*Kush nuk ka mësuar*
*të mbajë llogaritë për 3000 vjet,*
*jeton sot për nesër.*

Johann Wolfgang Goethe

## KOPSHTI I EDENIT

***...në njëfarë mënyre, diçka duhet të ketë ardhur nga asgjë...***

Sofie Amundsen po kthehej nga shkolla për në shtëpi. Një pjesë të rrugës e bëri së bashku me shoqen e saj Jorunin, duke biseduar për robotët. Joruni thoshte që truri i njeriut ishte si një kompjuter i ndërlikuar, por Sofia nuk ishte e sigurt a ishte në një mendje me të. Një qenie njerëzore duhet të jetë diçka më tepër se një makinë.

Tek supermarketi ato u ndanë. Sofia jetonte në fund të një grumbulli shtëpish dhe bënte dyfishin e rrugës së Jorunit për të vajtur në shkollë. Dukej sikur shtëpia ishte në fund të botës, sepse pas saj nuk kishte ndërtesë tjetër. Aty fillonte pylli.

Pasi kaloi rrugën kryesore, u fut tek kthesa e kapitenit. Vetëm të shtunave dhe të dielave mund të kalonte njeri andej.

Ishte një nga ditët e para të majit. Nëpër kopshte kurorat e luleve mbulonin tokën poshtë pemëve. Drurët e blirit ishin mbuluar nga një shtresë e hollë lulëzimi jeshil.

A nuk është e çuditshme që gjithçka çel e lulëzon pikërisht në këtë stinë të vitit? Çfarë e bën këtë masë të gjelbërt vegjetative të mbijë nga toka menjëherë sa gjen ngrohtësi, kur zhduket edhe gjurma e fundit e dëborës?

Sofia i hodhi një sy kutisë së postës, ndërsa hapte derën e kopshtit të saj. Si rregull, aty gjeje një grumbull reklamash dhe disa zarfe të mëdhenj për nënën, që duheshin hedhur në tavolinën e kuzhinës para se të ngjitej lart për të filluar detyrat. Për babain vinin vetëm disa letra nga banka. Babai i Sofies nuk ishte një baba i zakonshëm. Ai ishte kapiten i një anije-çisternë dhe pjesën më të madhe të vitit e kalonte jashtë shtëpisë. Gjatë atyre pak javëve që qëndronte në shtëpi, vinte rrotull duke e bërë të këndshme jetën, si për Sofien, ashtu dhe për nënën e saj. Por kur ai ikte për lundrim, ndihej tepër larg tyre.

Atë ditë kishte vetëm një letër, dhe ajo ishte për Sofien.

Mbi zarfin e bardhë shkruhej: "Sofie Amundsen", "Rruga e

Bilbilave", Nr. 3. Asgjë më tepër. Nuk kishte as emrin e dërguesit dhe as ndonjë pullë.

Ajo mbylli derën e kopshtit dhe hapi zarfin menjëherë. Prej andej nxori vetëm një letër në madhësinë e zarfit. Aty shkruhej: *Kush je ti?*

Asgjë më tepër. Letra nuk kishte as përshëndetje dhe as emrin e dërguesit, vetëm ato tri fjalë të shkruara me dorë me një pikëpyetje të madhe pas.

Ajo e kontrolloi zarfin edhe një herë. Zarfi ishte pikërisht për të. E kush mund ta kishte hedhur në kutinë e postës?

Sofia shpejtoi të futej në shtëpi. Si zakonisht, macja Sherakan doli nga shkurret, kërceu në shkallët e para dhe arriti të futej nëpër derë, përpara se ajo ta mbyllte.

Pës, pës, pës!

Kur e ëma mërzitej nga ndonjë gjë tjetër, shtëpinë ku banonin e quante menazheri. Menazheria ishte një koleksion kafshësh të ndryshme që i takonin Sofies, nga të cilat ajo ishte tepër e kënaqur. Në fillim ajo kishte marrë një akuarium me tre peshq të kuq, me emrat Gulltop, Rodhete dhe Svartepeter. Pastaj shtoi dhe papagajtë Smitt dhe Smule, më vonë breshkën Govinda, dhe në fund vinte mjalti: macja Sherakan.

Të gjitha këto ia kishin dhënë në këmbim të nënës, që vinte vonë nga puna, dhe babait që qëndronte gjatë në lundrim.

Sofia e hoqi çantën e shkollës dhe i vuri maces një tas me ushqim. Pastaj u ul në një stol në kuzhinë me letrën misterioze në dorë.

Kush je ti?

Nuk e dinte. Ajo ishte Sofie Amundsen, natyrisht, por se kush ishte në të vërtetë deri atë çast nuk e dinte saktësisht.

Çdo të ndodhte po të kishte pasur një emër tjetër? Anne Knutsen, për shembull. A do të kishte qenë tjetër njeri?

Iu kujtua se një herë babai kishte dashur ta thërrisnin Synnove. Sofia provoi të paraqitej si Synnove Amundsen. Jo, kjo nuk shkonte. Ishte gjithmonë një person tjetër që paraqitej kështu.

U ngrit dhe vajti në banjë me zarfin e çuditshëm në dorë. Qëndroi para pasqyrës dhe po shikonte veten drejt në sy.

- Unë jam Sofie Amundsen, - tha ajo.

Vajza në pasqyrë nuk reagoi fare. Çfarëdo lëvizje që bënte Sofia

e bënte edhe ajo. Sofia provoi ta kapte në befasi me një lëvizje të shpejtë, por edhe vajza tjetër iu përgjigj me të njëjtën shpejtësi.

- Kush je ti? - e pyeti Sofia.

Nuk mori ndonjë përgjigje, por ndjeu në çast se nuk ishte në gjendje të dallonte se kush e bëri pyetjen, ajo apo vajza në pasqyrë.

Sofia me gishtin tregues shtypi hundën në pasqyrë dhe tha:

- Ti je unë.

Meqenëse nuk mori ndonjë përgjigje, e ktheu fjalinë së prapthi dhe tha:

- Unë jam ti.

Sofia nuk kishte qenë ndonjëherë e kënaqur me paraqitjen e saj të jashtme. Kishte dëgjuar shpesh se kishte sy të bukur si bajame, por ishte e sigurt se këtë ia thoshin ngaqë hundën e kishte tepër të vogël dhe gojën pak si të madhe. Edhe veshët i kishte si shumë afër syve. Më keq nga të gjitha i kishte flokët dhe atyre nuk kishte se çfarë t'u bënte. Nganjëherë, i ati i shkonte dorën mbi flokë dhe e quante "vajza me flokë lini", sipas një pjese muzikore të Claude Debussy-it. Dhe kush ia thoshte këtë, ai që ishte i dënuar të mbante gjithë jetën ata flokët e tij të zinj, si presh. Asnjë lloj shampoje dhe kremi nuk i bënin derman flokëve të Sofies.

Nganjëherë ajo mendonte se mugesa e bukurisë i vinte ngaqë e ëma i kishte treguar se kishte pasur një lindje të vështirë. Po a është me të vërtetë lindja ajo që vendos se si do ta kesh paraqitjen tënde të jashtme?

A nuk është për t'u zemëruar kur nuk e di se cili je? Dhe a nuk ishte e pakuptueshme që nuk mund të vendoste për paraqitjen e saj të jashtme? Ajo kishte ardhur vetëm si dhuratë. Ndoshta miqtë e saj mund t'i zgjidhte, por veten e saj nuk kishte pasur mundësi ta zgjidhte. Pa le që ajo as që kishte pasur në dorë që të bëhej njeri.

Çfarë ishte një qenie njerëzore?

Sofia shikoi përsëri vajzën në pasqyrë.

Unë po shkoj lart për të bërë detyrat e biologjisë, tha si për t'u shfajësuar, dhe doli në korridor.

Jo, më mirë po dal jashtë në kopsht, mendoi ajo.

Pës, pës, pës!

Sofia e shtyu macen nga shkallët dhe mbylli derën pas saj.

Kur po rrinte jashtë në rrugicë, me zarfin enigmatik në dorë, ndjeu diçka të çuditshme. Iu duk vetja si një kukull, që papritmas kishte ardhur në jetë nga një dallgë magjike.

A nuk ishte një mrekulli që kishte ardhur në jetë pikërisht tani për të kërkuar përreth ndonjë aventurë të këndshme?

Sherakani kërceu lehtë në rrugicë dhe u fut në mes të disa shkurreve të dendura. Një mace e gjallë, e lëvizshme dhe gjithë energji, prej mustaqeve të saj të bardha e deri tek bishti i lakueshëm në fund të trupit të saj të zhdërvjellët. Edhe ajo ishte në kopsht, por jo për të njëjtën gjë që kishte shkuar Sofia.

Duke menduar për jetën, pak nga pak, filloi të kuptonte se nuk mund të jetonte mbi tokë përgjithmonë

Unë jam në këtë botë tani, mendonte ajo, por një ditë nuk do të jem më.

A kishte ndonjë jetë tjetër pas vdekjes? Kjo ishte një pyetje tjetër që mbetej gjithashtu pa përgjigje.

Nuk kishte kaluar shumë kohë që kur Sofies i kishte vdekur gjyshja. Ajo e kishte kujtuar atë pothuajse çdo ditë, për më tepër se gjysmë viti. A nuk ishte e padrejtë që njëherë merrte fund edhe vetë jeta?

Sofia vazhdonte të rrinte në rrugicë duke u menduar. Ajo provoi, në njëfarë mënyre, të harronte që nuk do të jetonte përgjithmonë, por ishte pothuajse e pamundur. Sapo fillonte të mendonte që ishte në jetë, menjëherë i vinte mendimi tjetër që jeta ka fund. E njëjta gjë ndodhte edhe kur mendonte të kundërtën. Sapo fillonte t'i vinte keq që një ditë do t'i duhej ta linte këtë botë, menjëherë mendonte se çfarë mrekullie është të jetosh. Ishin si dy anët e një monedhe, të cilën ajo e kthente dhe e rrotullonte nëpër gishta. Sa më e madhe dhe më e qartë bëhej njëra anë, aq më e madhe dhe më e qartë bëhej edhe ana tjetër. Jeta dhe vdekja ishin dy anë të të njëjtit proces.

Nuk mund të mendosh që je gjallë pa menduar se një ditë do të vdesësh, thoshte me vete. Mirëpo është po aq e pamundur të mendosh për vdekjen, pa menduar njëkohësisht se çfarë mrekullie është të jetosh.

Sofies iu kujtua se gjyshja kishte thënë afërsisht një gjë të tillë, ditën që mjeku ia kishte bërë të qartë sëmundjen: "Tani e kuptoj se sa

e vlefshme është jeta."

A nuk është e trishtueshme kur mendon se shumica e njerëzve sëmuren përpara se ta kuptojnë sa e bukur është jeta? Në çdo rast, atyre do t'u duhej të gjenin ndonjë zarf misterioz në kutinë e postës.

Ndoshta duhet të shikonte mos kishte ndonjë letër tjetër? Sofia vrapoi në drejtim të derës së kopshtit dhe pa brenda kutisë së postës. Dalloi një zarf tjetër të bardhë, krejtësisht si i pari. Mos nuk e kishte boshatisur plotësisht kutinë herën e parë?

Ky zarf, ashtu si i mëparshmi, mbante emrin e saj. Ajo e hapi dhe nxori një letër me të njëjtin format si letra e parë.

*Prej nga ka ardhur toka?* shkruhej aty.

Nuk e di, mendoi Sofia. Me siguri që asnjeri nuk e di dhe, për më tepër, kjo është një enigmë. Për herë të parë në jetën e saj, Sofia mendonte se nuk mund të jetohej në tokë pa pyetur të paktën se nga ka ardhur ajo.

Letrat misterioze ia kishin turbulluar kokën aq shumë, saqë ajo vendosi të shkonte të rrinte për njëfarë kohe në vendin e saj të fshehtë.

Ai ishte vendi i saj i preferuar supersekret. Ajo shkonte atje vetëm kur ishte shumë e zemëruar, shumë e mërzitur ose shumë e gëzuar. Atë ditë ajo ishte vetëm e turbulluar.

Shtëpia e kuqe gjendej në mes të një kopshti të madh. Aty kishte shumë shtretër të ngrohtë lulesh, kaçube frutash, pemë, një lëndinë me bar dhe një shilarës, si dhe një shtëpizë të vogël me një dhomë, të cilën gjyshi e kishte ndërtuar për gjyshen, kur ajo humbi fëmijën e parë, disa javë pas lindjes. Vajza e gjorë quhej Maria. Mbi gurin e varrit shkruhej: "Maria e vogël erdhi tek ne, na përshëndeti dhe iku përsëri."

Poshtë, në një cep të kopshtit, pas manave të tokës, ishte një vend i dendur, ku nuk rriteshin as lulet e as manat e tokës. Në të vërtetë ishte një gardh i dendur shkurresh që dikur tregonte kufirin me pyllin. Por, meqenëse askush nuk kishte vënë dorë këto njëzet vjetët e fundit, ai ishte rritur dhe ishte shndërruar në një masë të dendur e të pakalueshme. Gjyshja thoshte se kjo ishte gjë e mirë, sepse, gjatë kohës së luftës, nuk i linte dhelprat të rrëmbenin pulat, kur ushqeheshin nëpër kopsht.

Për gjithë të tjerët gardhi i vjetër ishte po aq i panevojshëm sa dhe strofkat e lepujve në anën tjetër të kopshtit, por jo për Sofien.

Me sa i kujtohej, ajo kishte hyrë rastësisht në një shteg midis busheve dhe ishte gjendur befas në një hapësirë bosh, të madhe sa një kolibe. Asnjeri nuk e dinte këtë vend.

Me të dy zarfet në dorë, Sofia vrapoi nëpër kopsht, eci këmbadorazi duke dredhuar nëpër kaçube derisa kaloi shtegun. Vendi i fshehtë ishte aq i lartë, sa mund të qëndronte edhe në këmbë, por ajo u ul mbi disa rrënjë të trasha. Prej aty mund të vrojtonte midis hapësirave që formonin gjethet dhe kaçubet. Megjithëse vrimat nuk ishin më të mëdha se dy gisht, ajo kishte një pamje të qartë të të gjithë kopshtit. Kur ishte e vogël, kishte dëshirë të shikonte prej andej nënën dhe babanë që e kërkonin në të gjithë kopshtin.

Sofia mendonte se kopshti ishte një botë më vete. Sa herë që dëgjonte të flitej për Kopshtin e Edenit në Bibël, ajo shkonte e ulej atje, duke admiruar parajsën e saj të vogël.

*Prej nga ka ardhur toka?*

Nuk ia kishte fare idenë. Ajo dinte se toka ishte një planet i vogël në hapësirën qiellore. Po vetë hapësira qiellore nga ka ardhur?

Mund të mendosh se hapësira qiellore ka ekzistuar gjithmonë dhe në këtë rast nuk është e nevojshme të vrasësh mendjen se nga ka ardhur ajo. Por a është e mundur që diçka të ketë ekzistuar vazhdimisht? Diçka thellë tek ajo e kundërshtonte këtë gjë. Çdo gjë që ekziston, me siguri, duhet të ketë edhe një fillim. Kështu që hapësira qiellore mund të jetë krijuar nga ndonjë gjë tjetër.

Por në qoftë se hapësira qiellore ka ardhur nga ndonjë gjë tjetër, kjo *gjëja tjetër* përsëri duhet të ketë ardhur nga diçka. Sofia ndjeu se po e shkallëzonte problemin. Në fund të fundit, diçka do të ketë ardhur nga asgjë.

Por a është e mundur kjo? Nuk është kjo po aq e pamundur sa dhe ideja që bota ka ekzistuar vazhdimisht?

Në shkollë ajo kishte mësuar se Zoti është krijuesi i botës. Sofia po përpiqej t'i mbushte mendjen vetes se kjo ishte zgjidhja më e mirë e problemit. Por filloi të mendonte përsëri. Me dëshirë do ta pranonte arsyetimin se Zoti krijoi hapësirën qiellore. Por si është puna me Zotin vetë? A e krijoi ai veten nga asgjëja?

Përsëri kishte diçka thellë brenda saj që protestonte për këtë gjë. Edhe sikur Zoti të kishte krijuar gjithçka, ai duhej të kishte krijuar *vete*, përpara se të krijonte *veten*. Kështu, mbetet vetëm mundësia që Zoti të ketë ekzistuar vazhdimisht. Por këtë mundësi ajo sapo e kishte përjashtuar.

Çdo gjë që ekziston duhet të ketë një fillim.

Peeh!

Ajo i hapi të dy letrat përsëri.

*Kush je ti?*
*Prej nga ka ardhur toka?*

Çfarë pyetjesh! Po letrat nga vijnë? Edhe kjo ishte për t'u zgjidhur.

Kush vallë e kishte nxjerrë Sofien nga jeta e saj e përditshme dhe e kishte vënë ballë për ballë me enigmat e mëdha të universit?

Për të tretën herë, Sofia vajti tek kutia e postës.

Sapo kishte ardhur posta e ditës. Sofia kapi një pako të madhe me reklama, gazeta dhe disa letra për të ëmën. Ishte edhe një kartolinë me pamjen e një bregdeti tropikal. E ktheu kartolinën dhe pa që kishte pullë norvegjeze dhe vulën: "UN batalion". A mund të ishte nga babai? Po a nuk ishte ai në një vend tjetër? Le që s'ishte as shkrimi i tij.

Sofia ndjeu pulsin t'i rrihte pak më shpejt, kur lexoi se kujt i ishte adresuar kartolina: "Hilde Møller Knag c/o Sofie Amundsen, Kløvervejen 3...". Pjesa tjetër e adresës ishte në rregull. Ajo lexoi përmbajtjen.

*E dashur Hilde. Të uroj nga zemra pesëmbëdhjetëvjetorin e lindjes. E kupton se unë dëshiroj të të bëj një dhuratë që do të të ndihmojë të rritesh. Kërkoj të falur që kartolinën e dërgoj në adresën e Sofies. Ishte rruga më e lehtë.*
*Të përqafoj, babai.*

Sofia u kthye me vrap në kuzhinë. Mendjen e kishte të turbulluar.

Kush ishte kjo Hilde që mbushte pesëmbëdhjetë vjeçe, një muaj

para ditëlindjes së saj?

Sofia mori librin e telefonave në korridor. Aty kishte shumë persona që mbanin mbiemrin Møller si dhe mbiemrin Knag, por asnjë, në të gjithë librin, nuk quhej Møller Knag.

Ajo e vështroi kartolinën edhe një herë. Ajo ishte krejt në rregull, me vulë dhe me pullë.

Përse duhej që një baba të dërgonte urimet e ditëlindjes në adresën e Sofies, kur duhej t'i dërgonte ato në një vend krejtësisht tjetër? Cili baba do të bënte një shaka të tillë, duke dërguar kartolinën e ditëlindjes së vajzës së tij në adresë tjetër. Si mundet që kjo të ishte "rruga më e lehtë" dhe si mund t'i gjente gjurmët e Hildes?

Sofia kishte një enigmë për të zgjidhur. Ajo provoi të vinte rregull në mendimet e saj.

Atë pasdite, në harkun kohor të dy orëve, ajo ishte ballafaquar me tre probleme. Problemi i parë ishte se kush i kishte hedhur dy zarfet e bardhë në kutinë e postës. Problemi i dytë kishte të bënte me pyetjet e vështira që përmbanin ato letra. Problemi i tretë ishte se kush ishte Hilde Møller Knag, dhe pse ajo mori një kartolinë ditëlindjeje të një vajze tjetër.

Ajo ishte e sigurt se tri problemet ishin të lidhur me njëri-tjetrin dhe kjo sepse deri atë ditë kishte bërë një jetë nga më të zakonshmet, pa e vrarë mendjen për asgjë.

# CILINDRI

***... e vetmja gjë që kërkohet për t'u bërë filozof i mirë është aftësia për t'u çuditur...***

Sofia ishte e sigurt se autori i letrave anonime do të lidhej me të përsëri. Për njëfarë kohe, ajo vendosi të mos i tregonte askujt për punën e letrave.

Në shkollë e pati vështirë të përqendrohej në ato që thoshte mësuesi. Ajo mendonte se ai fliste për gjëra të parëndësishme. Pse nuk na tregon se çfarë është një qenie njerëzore, apo se çfarë është toka dhe si është bërë ajo e tillë?

Për herë të parë ajo filloi të mendojë se në shkollë, ashtu si në jetën e përditshme, njerëzit merreshin me gjëra pak a shumë të rëndomta. Por kishte gjithashtu edhe disa pyetje të mëdha dhe të vështira, që kishin rëndësi të merrnin përgjigje, qoftë edhe nga një shkollar i zakonshëm.

A kishte ndonjë që dinte t'u përgjigjej pyetjeve enigmë?

Sofia e ndiente se të mendoje për këto gjëra ishte më e rëndësishme, sesa të mësoje përmendësh zgjedhimin e foljeve të parregullta.

Kur ra zilja e orës së fundit, ajo doli nga shkolla me aq shpejtësi, saqë Jorunit iu desh të vraponte për ta arritur.

Pas pak Joruni tha:

- Do të luajmë me letra sot pasdite?

Sofia ngriti supet.

- Nuk më pëlqen më loja me letra.

Joruni e shikoi sikur ajo të kishte rënë nga hëna.

- Uau, atëherë a vjen të luajmë badminton?

Sofia vështroi asfaltin, pastaj ngriti sytë nga shoqja e saj.

- Them se nuk më pëlqen as badmintoni.

- Ashtuuu?!

Sofia dalloi një nuancë trishtimi në zërin e Jorunit.

- Mund të më thuash të paktën se çfarë është bërë papritur kaq shumë e rëndësishme për ty?

Sofia tundi kokën.

- Është sekret.

- Eh! Ti me siguri ke rënë në dashuri!

Vajzat bënë edhe një copë rrugë pa folur. Kur arritën tek fusha e futbollit, Joruni tha:

- Po i bie përmes fushës.

"Përmes fushës" ishte rruga më e shkurtër për Jorunin, por ajo shkonte andej vetëm kur shpejtonte për të pritur miq në shtëpi ose kur kishte për të vajtur tek dentisti.

Sofia e kuptoi se nuk veproi mirë që e lëndoi shoqen. Por çfarë mund t'i thoshte tjetër? Që ajo ishte e zënë me zgjidhjen e problemit se kush ishte ajo dhe se nga ka ardhur toka, që nuk kishte kohë për të luajtur badminton? A do ta kuptonte këtë mikja e saj?

Pse duhej të ishte kaq e vështirë për t'u marrë me një nga më të rëndësishmet dhe njëkohësisht më natyralen e të gjitha çështjeve?

Ajo ndjeu zemrën t'i rrihte fort, kur hapi kutinë e postës. Në fillim gjeti një letër nga banka dhe disa zarfe të mëdhenj e të verdhë për të ëmën. Peh! Sofia kishte pritur me padurim ndonjë letër tjetër nga dërguesi i panjohur.

Sapo mbylli derën e kopshtit, dalloi emrin e saj në një prej zarfeve. Në anën tjetër të zarfit shkruhej: "Kurs filozofie. Të trajtohet me kujdes të veçantë".

Sofia vrapoi në rrugicë dhe hodhi çantën tek shkallët, futi zarfet e tjerë në të çarën e derës dhe vrapoi përsëri prapa shtëpisë, derisa arriti tek vendi i fshehtë. Zarfi i madh duhej hapur në këtë vend.

Sherakani shkoi pas saj me kërcime të lehta, por ajo e përzuri. Në këtë mënyrë i siguroi vetes një fshehtësi të plotë. Në zarf ishin tre letra të shkruara me makinë, të kapura së bashku.

Sofia filloi të lexojë.

## *Cili është objekti i filozofisë?*

E dashur Sofi! Shumë njerëz kanë në përgjithësi dëshira të ndryshme. Disa mbledhin monedha antike ose pulla të vjetra, disa merren me

punë dore, të tjerë e shpenzojnë një pjesë të kohës së tyre të lirë me sport.

Shumë njerëz pëlqejnë gjithashtu të lexojnë. Mirëpo këtu duhet parë se çfarë lexojnë ata.

Disa lexojnë gazeta, disa lexojnë romane, ndërsa të tjerë pëlqejnë libra me subjekte të ndryshme si astronomia, jeta e kafshëve apo zbulimet teknologjike.

Në qoftë se unë jam i interesuar për kuajt apo për gurët e çmuar, nuk mund të kërkoj që edhe të tjerët të jenë të interesuar për të njëjtën gjë. Në qoftë se unë shoh me kënaqësi të madhe të gjitha programet e sportit në televizor, duhet të toleroj të tjerët që e konsiderojnë sportin të mërzitshëm.

Por a ka ndonjë gjë që mund t'u interesojë të gjithëve? A gjendet vallë diçka që mund të ngjallë interes për të gjithë, pavarësisht se cilët janë dhe në ç'pjesë të planetit jetojnë?

Po, e dashur Sofi, gjenden çështje të tilla që mund t'u interesojnë të gjithëve. Dhe këto janë çështje që trajtohen nga ky kurs.

Çfarë është e rëndësishme për njeriun në jetë?

Po të pyesim ndonjë të uritur, do të përgjigjet: ushqimi. Nëse pyetjen ia drejtojmë dikujt që ka ftohtë, përgjigjja do të jetë: ngrohtësia. Dhe nëse pyesim ndonjë të vetmuar, do të përgjigjet: të qenët në shoqëri me njerëz të tjerë.

Por nëse të gjitha këto nevoja bazë do të plotësohen, a do të ketë ende ndonjë gjë që i nevojitet çdo njeriu?

Ky është objekti i filozofëve. Ata mendojnë se njerëzit nuk mund të jetojnë vetëm me bukë. Sigurisht që të gjithë njerëzit kanë nevojë për ushqim dhe të gjithë kanë nevojë për dashuri dhe kujdes. Por ka edhe një gjë tjetër për të cilën njerëzit kanë nevojë. Ne kemi nevojë të gjejmë një përgjigje për pyetjet se kush jemi ne dhe përse jetojmë.

Të interesohesh se përse jeton nuk është thjesht një hobi, siç është koleksionimi i pullave. Ata që interesohen për çështje të tilla, marrin pjesë në një debat, që ka filluar prej kohës që njeriu nisi jetën në këtë planet.

Si lindi universi, toka dhe jeta? Kjo është një çështje më e madhe dhe më e rëndësishme, sesa kush fitoi më shumë medalje ari në lojërat e fundit olimpike.

Mënyra më e mirë për t'iu afruar filozofisë është të bësh pyetje filozofike:

Si është krijuar toka? A ka ndonjë kuptim apo fuqi pas asaj që ndodh? A ka jetë pas vdekjes? Si mund t'u përgjigjemi gjithë këtyre pyetjeve? Dhe, mbi të gjitha, si arrijmë ne të jetojmë?

Pyetje të tilla janë bërë nga njerëzit në të gjitha kohët. Ne nuk njohim ndonjë kulturë që të mos jetë marrë me problemin se ç'janë njerëzit dhe prej nga vjen toka.

Në të vërtetë, ne nuk mund të bëjmë shumë pyetje filozofike. Kemi bërë vetëm ato më të rëndësishmet. Por historia jep përgjigje të ndryshme për secilën nga pyetjet që ne kemi shtruar.

Është më lehtë të bësh pyetje filozofike, sesa t'u përgjigjesh atyre.

Sot duhet gjithashtu që çdo individ të gjejë përgjigjen e tij për të njëjtat pyetje. Po të hapësh një enciklopedi, nuk mund të gjesh në ka Zot apo ndonjë jetë tjetër pas vdekjes. Enciklopedia nuk na jep ndonjë përgjigje se si mund të jetojmë. Sidoqoftë, të lexosh se ç'kanë menduar të tjerët, të ndihmon për të formuar mendimin tonë mbi jetën. Gjuetia e filozofëve pas së vërtetës ngjet me një roman dedektivësh. Dikush mendon se Anderseni është vrasësi, tjetri thotë që është Nilsi ose Jepseni. Kur bëhet fjalë pastaj për ndonjë krim të vërtetë, ndodh që policia e zbulon ose nuk e zbulon atë. Por misteri, sidoqoftë, e ka një zgjidhje. Kështu, edhe sikur të jetë e vështirë për t'iu përgjigjur ndonjë pyetjeje, do të jetë një, dhe vetëm një, përgjigje e drejtë, edhe kur bëhet fjalë për probleme të tilla si, a ka ndonjë lloj jete pas vdekjes, apo jo.

Shumë enigma të vjetra tashmë e kanë marrë përgjigjen nga shkencëtarët. Dikur ishte enigmë e madhe si mund të ishte faqja e pasme e hënës. Ky problem nuk mund të zgjidhej nëpërmjet diskutimit dhe zgjidhja i ishte lënë imagjinatës së individit. Por sot e dimë me saktësi se si duket pjesa e pasme e hënës dhe nuk ka asnjë që të besojë se në hënë banojnë njerëz, apo se hëna është një copë djathë.

Një nga filozofët e vjetër grekë, që ka jetuar rreth dy mijë vjet më parë, mendonte se filozofia e ka origjinën në aftësinë e njeriut për t'u çuditur. Duke menduar njeriu se sa e çuditshme është të ekzistosh, pyetjet filozofike lindën vetvetiu, thoshte ai.

Është njëlloj sikur shikon një truk magjik. Ne nuk e kuptojmë se si bëhet, kështu që pyesim: Si ka mundësi që iluzionisti, nxjerr një lepur

të gjallë, nga dy copa të mëndafshta?

Shumë njerëz e shohin botën me të njëjtin mosbesim që do të shihnin një iluzionist që nxjerr befas një lepur nga cilindri i tij, i cili një sekondë më parë ishte bosh.

Në rastin e lepurit ne e dimë që iluzionisti ka bërë një truk. Ajo që duam të dimë është se si e bën ai këtë gjë. Por kur bie fjala për tokën është pak më ndryshe. Ne e dimë që bota nuk është një truk apo magji, sepse ne ecim mbi të dhe jemi pjesë e saj. Në të vërtetë, ne jemi lepuri i trukuar që e nxjerrin nga cilindri. Ndryshimi midis nesh dhe lepurit është se lepuri nuk e kupton që merr pjesë në një truk magjik. Është ndryshe puna me ne. Ne e ndiejmë që jemi pjesë e diçkaje misterioze dhe duam të dimë se si funksionon ajo.

P.S. Për sa i përket lepurit të bardhë, ndoshta është më mirë ta krahasojmë me universin. Ne, banorët e këtushëm, jemi insekte mikroskopike që banojmë thellë në gëzofin e lepurit. Por filozofët përpiqen të kërcejnë lart në majë të qimeve, në mënyrë që ta shikojnë magjistarin e madh drejt në sy.

A je ende aty Sofi? Vijon...

Sofia ishte krejtësisht e çoroditur. A ishte ende aty?! Asaj nuk i kujtohej a kishte pasur kohë për të marrë frymë.

Kush ia kishte sjellë atë letër? Kush, kush?

Ishte e pamundur që të kishte qenë i njëjti person që kishte dërguar kartolinën për Hilde Møller Knagun, sepse kartolina i kishte të dyja, pullën dhe vulën. Zarfi i verdhë ishte hedhur drejt në kutinë e postës, njëlloj si dy zarfet e bardhë.

Sofia pa orën. Ishte tre e një çerek. Duheshin edhe dy orë derisa e ëma të vinte nga puna.

Sofia doli përsëri në kopsht dhe vrapoi tek kutia e postës. Mund të merrej me mend se do të kishte ndonjë gjë.

Ajo gjeti një zarf tjetër të verdhë me emrin e saj. Shikoi përreth, nuk kishte njeri. Sofia doli në rrugë dhe hodhi një sy në rrugicë, asnjë gjë e gjallë edhe aty.

Befas iu duk se dëgjoi kërcitjen e një dege thellë në pyll, por nuk ishte krejt e sigurt dhe, sidoqoftë, do të ishte e kotë të vraponte pas dikujt që kishte vendosur të largohej.

Sofia hyri në shtëpi dhe hoqi çantën. Postën e së ëmës e vendosi

në vendin e vet. Ajo u ngjit në dhomën e saj, mori një kuti ku mbante gurë të bukur, e zbrazi dhe vuri aty të dy zarfet e mëdhenj. Pastaj vrapoi në kopsht. Para se të ikte i hodhi një shikim Sherakanit.

Pës, pës, pës...

Kur u fut tek vendi i fshehtë, hapi zarfin e ri dhe gjeti disa fletë të shtypura me makinë shkrimi. Ajo filloi të lexojë.

## *Një krijesë e çuditshme*

Ja ku u takuam përsëri. Siç e sheh, kursi i shkurtër i filozofisë po të vjen me pjesë të vogla. Le të fillojmë duke nxjerrë në pah disa vrojtime.

Nuk të thashë se e vetmja gjë që kërkohet për t'u bërë filozof i mirë është aftësia për t'u çuditur? Nëse nuk ta kam thënë, po ta them tani: E VETMJA GJË QË KËRKOHET NGA NE, PËR T'U BËRË FILOZOFË TË MIRË, ËSHTË AFTËSIA PËR T'U ÇUDITUR.

Fëmijët e vegjël e kanë këtë dhunti, por tek disa edhe mund të mungojë.

Pas disa muajsh zhvillimi embrional, fëmija del në një realitet krejt të ri. Por duke u rritur aftësia e tij për t'u çuditur vjen duke u zvogëluar. Pse ndodh kjo? E di Sofie Amundseni përgjigjen për këtë?

Kështu, pra, në qoftë se një fëmijë i porsalindur do të kishte mundësi të fliste, me siguri do të kishte thënë diçka për botën e çuditshme në të cilën kishte ardhur. Vetëm pse fëmija nuk mund të flasë, ne shohim se si tregon me gisht rreth e përqark dhe sheh me kërshëri gjërat nëpër dhomë.

Pasi mëson fjalët e para, fëmija ngrihet dhe bën "um-um", sa herë që sheh një qen. Ne shohim që fëmija kërcen në karrocë dhe lëviz krahët: "um-um". Meqë kemi disa vjet në kurriz, ndihemi pak si të bezdisur nga entuziazmi i fëmijës: "Po, ai është një um-um", themi pa na bërë përshtypje, "por ti tani duhet të rrish urtë në karrocë." Ne nuk jemi fare entuziastë, sepse kemi parë qen edhe më parë. Këto shfaqje mund të përsëriten qindra herë, përpara se fëmija të mësohet që kur kalon qeni të mos bëjë si i harbuar dhe as kur kalon ndonjë elefant apo hipopotam. Por, shumë më parë se fëmija të fillojë të flasë, dhe shumë më parë se ai të mendojë në mënyrë filozofike, bota për të është bërë

e zakonshme.

Për të ardhur keq, do të thosha, po të më pyesnin mua.

Mendimi im është se ti nuk bën pjesë tek ata njerëz që e marrin jetën lehtë. Për siguri, do të bëjmë disa eksperimente mendore para se të fillojmë kursin e filozofisë.

Përfytyro sikur një ditë ke dalë shëtitje në pyll. Papritur sheh një anije të vogël kozmike përpara teje. Nga anija del një marsian i vogël, zbret në tokë dhe qëndron duke të vështruar ty...

Çfarë do të mendoje në këtë moment? Nuk ka rëndësi. Por, a të ka shkuar ndër mend ndonjëherë se edhe ti, në njëfarë mënyre, je një marsiane?

Tani për tani, nuk e dimë me siguri nëse ndonjë ditë, duke ecur, nuk ke për t'u penguar mbi ndonjë qenie nga ndonjë planet tjetër. Ne as që e dimë a ka jetë në planetet tjera. Por le të supozojmë se ti pengohesh mbi veten tënde. Mund të ndodhë që, një mëngjes të bukur, papritur, ngrihesh nga gjumi dhe fillon ta shohësh veten në një mënyrë krejt të re. Mundet që kjo të ndodhë kur je duke shëtitur në pyll. Unë jam një qenie e çuditshme, do të mendoje ti, unë jam një kafshë mistike... Është njëlloj sikur ngrihesh nga një gjumë i gjatë shumëvjeçar. Kush jam unë? pyet ti. Ti e di që po zvarritesh mbi një planet në një cep të universit. Po ç'është universi?

Në qoftë se e vrojton veten në këtë mënyrë, ke vrojtuar diçka që është po aq misterioze sa marsiani që përmendëm më sipër. Ti as që ke parë ende ndonjë krijesë nga universi. Kështu, ndien se je një qenie e jashtëzakonshme.

A po më ndjek, Sofi? Do të bëjmë edhe një eksperiment tjetër mendor:

Një ditë, mami, babi dhe Tomi i vogël, dy-tre vjeç, janë ulur në kuzhinë për të ngrënë mëngjes. Pas pak mami ngrihet dhe shkon në aneks, ndërsa babi po fillon të fluturojë lart në tavan, ndërkohë që Tomi rri dhe e vështron.

Çfarë mendon se mund të thotë Tomi atë çast? Mundet që tregon babin me gisht duke thënë: babi fluturon!

Tomi me siguri habitet për këtë, por ai është habitur edhe më përpara. Babi bën edhe gjëra të tjera të çuditshme, saqë një fluturim i vogël nuk është ndonjë gjë krejt e veçantë për sytë e tij. Çdo ditë babi

rruhet me një makinë të çuditshme, nganjëherë hipën në çati për të rregulluar antenën e televizorit, nganjëherë fut kokën poshtë motorit të makinës dhe del që andej i nxirë nga vajrat, si zezak.

Tani i vjen radha mamit, ajo e ka dëgjuar se çfarë ka thënëTomi dhe kthehet me vetulla përpjetë. Si do të reagojë ajo kur të shohë babin që fluturon i qetë mbi tavolinën e bukës.

Asaj do t'i binte tabakaja nga dora dhe do të bërtiste nga frika. Mundet që të ketë nevojë edhe për ndihmën e shpejtë, pasi babi gjithë respekt të jetë kthyer përsëri në tavolinë. (Ai prej kohësh ka mësuar të ulet bukur në tavolinë!)

Si mendon ti, pse Tomi dhe mami reagojnë në mënyra kaq të ndryshme?

Kjo ka të bëjë me shprehinë. (Mbaje shënim këtë!) Mami ka mësuar se njerëzit nuk mund të fluturojnë, ndërsa Tomi nuk e ka mësuar këtë. Ai ende nuk e di se çfarë mund të bëhet, apo çfarë nuk mund të bëhet në këtë botë.

Por ç'ndodh me vetë botën, Sofi? A mendon ti se ajo bën atë që duhet të bëjë? Toka gjithashtu vjen rrotull nëpër hapësirë.

E trishtueshme është se nuk është vetëm forca e gravitacionit, me të cilën mësohemi pak nga pak në procesin e rritjes dhe zhvillimit tonë trupor. Në të njëjtën mënyrë mësohemi edhe me çdo gjë tjetër. Duket se gjatë këtij procesi e humbasim aftësinë për t'u çuditur me botën. Duke vepruar kështu, ne humbasim diçka të rëndësishme, diçka që filozofët po bëjnë përpjekje për ta sjellë në jetë përsëri.

Diku thellë brenda nesh është një gjë që na thotë se jeta është një enigmë e madhe. Ajo është diçka që e kemi provuar një herë, përpara se të mësonim ta mendonim atë.

Po e saktësoj: Megjithëse problemet filozofike i përkasin gjithë njerëzimit, nuk është e thënë që të gjithë të bëhen filozofë. Për arsye të ndryshme, shumica e njerëzve janë të zënë me problemet e jetës së përditshme dhe me kohë e humbasin gradualisht aftësinë për t'u çuditur. (Ata futen thellë në gëzofin e lepurit dhe atje bëjnë një jetë të rehatshme deri në fund të jetës së tyre.)

Për fëmijët, bota dhe gjithçka që gjendet në të, është një gjë e re, që u rrit kuriozitetin. Kjo nuk ndodh tek të rriturit. Shumica e të rriturve

e pranojnë botën si një gjë fare të zakonshme.

Kjo është pikërisht ajo që i dallon filozofët nga të tjerët. Një filozof nuk mund ta shohë botën në mënyrë të zakonshme. Për atë bota është vazhdimisht pak absurde, pak enigmatike, pse jo dhe pak mistike. Filozofët dhe fëmijët kanë edhe një karakteristikë të përbashkët. Mund të thuhet se një filozof është gjatë gjithë jetës së tij po aq i ndjeshëm sa një fëmijë.

Kështu që tani mund të zgjedhësh, e dashur Sofi. Ke mbetur ende një fëmijë i parritur, apo je një filozofe, që betohet se kurrë nuk do të bëhet e tillë.

Nëse tund vetëm kokën dhe nuk paraqitesh as si filozofe dhe as si fëmijë, kjo ndodh sepse bota është bërë kaq e zakonshme, sa nuk të habit më. Në këtë rast duhet bërë kujdes. Kjo është arsyeja që po ndjek këtë kurs filozofie. Për çdo rast. Unë nuk mund të lejoj që të vazhdosh të jesh e plogësht dhe indiferente. Unë dua që të kesh një jetë plot gjallëri. Kursi është falas. Për këtë arsye nuk do të kthehen para, nëse nuk e ndjek deri në fund. Nëse dëshiron që ta ndërpresësh kursin, këtë mund ta bësh kur të duash. Në këtë rast duhet të vendosësh një mesazh në kutinë e postës. Një bretkocë e gjallë do të ishte plotësisht e pranueshme. Diçka jeshile, në fund të fundit, në mënyrë që postieri të mos befasohet.

Përmbledhje e shkurtër: Një lepur i bardhë nxirret nga një cilindër. Truku merr miliarda vjet, për arsye se lepuri ka dimensione shumë të mëdha. Në majë të qimeve të tij lindin qeniet njerëzore. Kështu ata janë në gjendje të habiten me trukun e pamundur. Sa më tepër që rriten e zhvillohen këto qenie, aq më thellë futen poshtë në gëzofin e lepurit dhe qëndrojnë aty. Meqenëse bëjnë një jetë të rehatshme, nuk kanë guxim të kthehen prapa në majë të qimeve të holla. Vetëm filozofët nisen për këtë ekspeditë të rrezikshme të gjuhës dhe ekzistencës së pakufizuar. Ndonjë prej tyre edhe rrëzohet, por ka nga ata që kapen fort pas qimeve të lepurit dhe u thërrasin gjithë atyre që qëndrojnë poshtë e kënaqen me ushqim të mirë e pije.

Zonja dhe zotërinj, thonë ata, ne po qëndrojmë pezull në një hapësirë bosh.

Por asnjë prej njerëzve poshtë në gëzof nuk u kushton vëmendje.

Eh, çfarë ngatërrestarësh, thonë ata, dhe vazhdojnë të bisedojnë

si më parë: Ka mundësi të ma japësh pak gjalpin? Sa është kursi i aksioneve bankare sot? Po ai i domateve? A ke dëgjuar se Lady Di do të bëhet me fëmijë përsëri?

Kur u kthye e ëma atë pasdite vonë, e gjeti Sofien pothuajse në gjendje shoku. Kutia me letrat nga filozofi misterioz ishte siguruar në vendin e fshehtë. Sofia ishte përpjekur të fillonte detyrat, por ishte e pamundur, pasi e kishte mendjen tek ato që kishte lexuar.

Asnjëherë nuk ishte menduar kaq shumë më parë. Tani ajo nuk ishte më fëmijë, por edhe të rritur nuk mund ta quaje. Sofia ndiente se kishte filluar të rrëshqiste poshtë në gëzofin e lepurit që kishte dalë nga cilindri i universit. Por filozofi e kishte mbajtur atë. Ai ose ajo e kishte kapur prapa qafës dhe e kishte ngritur përsëri lart, në atë pjesë të gëzofit ku ajo kishte luajtur kur kishte qenë fëmijë. Dhe atje, lart fare, në pjesën e sipërme të qimeve të holla, ajo e pa përsëri botën, ashtu si kishte qenë për të gjithë që nga fillimi i saj.

Filozofi e kishte shpëtuar. Nuk kishte asnjë dyshim. Dërguesi i panjohur i letrave e kishte shpëtuar nga jeta e plogësht që bënte.

Kur e ëma shkoi në shtëpi rreth orës pesë, Sofia e kapi nga dora dhe e uli në një poltron në dhomën e ndenjjes.

- Mama, nuk mendon sa e çuditshme është që jetojmë? - filloi ajo.

E ëma u gjend e befasuar dhe në fillim nuk dinte ç'të thoshte. Kur kthehej nga puna, ajo zakonisht e gjente vajzën duke bërë detyrat.

- Nganjëherë po, - tha ajo.

- Nganjëherë? Dua të them se, a nuk është e çuditshme që në gjithë këtë gjithësi gjen një botë si kjo jona?

- Dëgjo, Sofi, nuk duhet të flasësh në këtë mënyrë.

- Pse jo? Ti ndoshta mendon se bota është një gjë normale, apo jo?

- Posi, ashtu është. Dhe për këtë nuk kam asnjë dyshim.

Sofia e kuptoi se filozofi kishte të drejtë. Të rriturit e marrin botën lehtë. Ata do të përkunden në dremitjen e jetës së përditshme njëherë e përgjithmonë.

- Ty të duket aq e zakonshme kjo botë, saqë nuk të habit më asgjë prej saj.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Dua të them që je bërë fare apatike. Me fjalë të tjera, sikur të është ndryshkur pak truri.

- Nuk ke të drejtë të flasësh me mua në këtë mënyrë, Sofi.

- Do ta shpjegoj në një mënyrë tjetër. Ti ke gjetur rehat aty poshtë, thellë në gëzofin e lepurit të bardhë, i cili pikërisht në këtë moment ka dalë nga cilindri i universit. Dhe tani ti do të shkosh të merresh me patatet. Pastaj do të lexosh gazetën dhe, pas gjysmë ore pushimi, do të ndjekësh lajmet në televizor.

Fytyra e së ëmës mori një shprehje të shqetësuar. Ajo vajti me të vërtetë në kuzhinë dhe u mor me patatet. Pas pak u kthye në dhomën e ndenjjes dhe më pas ishte ajo që e uli Sofien në poltronë.

- Kam diçka pë të biseduar me ty, - filloi ajo.

Nga zëri Sofia e kuptoi se çështja ishte serioze.

- Mos je ngatërruar diku me ndonjë problem droge, mikja ime?

Sofia filloi të qeshë, por e mori me mend se pse pyetja iu bë pikërisht atë çast.

- Je në vete? - i tha. - Kështu bëhesh edhe më apatike.

Atë natë nuk u fol më tepër, as për drogën dhe as për lepurin e bardhë.

# MITET

***...një balancë me vlerë midis forcave të së mirës dhe të së keqes...***

Të nesërmen nuk kishte asnjë letër për Sofien në kutinë e postës. Sofia ishte e mërzitur gjatë gjithë kohës që ishte në shkollë. Ajo kishte qenë shumë e sjellshme me Jorunin në minutat e pushimit. Rrugës për në shtëpi ato planifikuan një kamping, sapo të largohej lagështia nga pylli.

Pastaj Sofia u gjend përsëri para kutisë së postës. Në fillim hapi një zarf që vinte nga Meksiko. Ishte një letër nga babai. Atë e kishte marrë malli për shtëpinë dhe, për herë të parë, po shkruante se si ishte zënë me shturmanin e parë. Gjithashtu, ai kishte mbaruar së lexuari të gjitha librat që kishte marrë me vete pas pushimeve të dimrit.

Dhe tani, ja ku ishte edhe një zarf i verdhë me emrin e saj. Sofia e la çantën dhe postën brenda në shtëpi dhe shkoi shpejt tek vendi i fshehtë. Ajo nxori nga zarfi një letër të shkruar me makinë shkrimi dhe filloi të lexojë.

## *Bota sipas miteve*

Përshëndetje, Sofi! Kemi shumë për të bërë, kështu që duhet të fillojmë sa më parë.

Me filozofi ne kuptojmë një mënyrë krejt të re mendimi që lindi në Greqi, rreth 600 vjet para Krishtit. Para kësaj kishte shumë besime të ndryshme, që i kishin dhënë njerëzve përgjigje për të gjitha pyetjet që ata bënin. Këto lloj shpjegimesh fetare u transmetuan nga brezi në brez në formën e miteve. Miti është një histori në të cilën Zoti shpjegon se pse jeta është kështu si është.

Gjatë kësaj periudhe mbizotëruan një gamë e madhe shpjegimesh mitologjike për problemet filozofike. Filozofët grekë u përpoqën t'i

mësojnë njerëzit se ato nuk duheshin besuar.

Për të kuptuar se si mendonte një filozof i atëhershëm, duhet të kuptojmë se çfarë do të thotë ta shikosh botën nga këndvështrimi mitik. Ne mund të përdorim ndonjë mit nordik si shembull. Nuk është nevoja të sillemi lart e poshtë.

Ti me siguri ke dëgjuar për *Torin* me çekan. Përpara se krishtërimi të vinte në Norvegji, njerëzit mendonin se Tori udhëtonte me një karrocë të tërhequr nga dy dhi. Kur ai rrotullonte çekanin bënte furtunë dhe vetëtinte. Fjala "torden" do të thotë pikërisht bubullima e Torit. Suedisht furtuna quhet "ska" ose "s-aka", domethënë udhëtimi i Zotit në qiell.

Kur vetëtin dhe bën furtunë, bie gjithashtu edhe shi, fenomen ky jetësor për fshatarin viking. Kështu që Tori u konsiderua si perëndia i pjellorisë.

Përgjigjja mitike se përse bie shi, ishte Tori që vërtiste çekanin. Kur binte shi, prodhimet ishin të mbara. Si dhe pse rriteshin prodhimet në fushë, ishte e pakuptueshme. Por që kjo, në njëfarë mënyre, ishte e lidhur me shiun, këtë e kishin të qartë fshatarët. Dhe përderisa shiu kishte të bënte me Torin, ai u bë perëndia më i rëndësishëm në Norvegji.

Kishte edhe një arsye tjetër që Tori ishte i rëndësishëm dhe kjo ishte e lidhur me faktin se si e shihnin botën vikingët.

Vikingët besonin se bota ishte një ishull i banuar, i kërcënuar vazhdimisht nga rreziqe të jashtme. Këtë pjesë të tokës ata e quanín *Midgard,* që do të thotë mbretëria e mesit. Në Midgard ishte për më tepër edhe *Osgardi,* që ishte shtëpia e perëndive. Jashtë Midgardit ishte *Utgardi,* që do të thotë mbretëria e jashtme. Këtu banonin gjigantë të rrezikshëm, të cilët vazhdimisht dhe me të gjitha mënyrat përpiqeshin të shkatërronin tokën. Monstra të tilla djallëzore ne i quajmë "forca të kaosit". Jo vetëm në mitologjinë e Norvegjisë, por edhe në shumicën e kulturave të tjera, ka një balancë midis fuqive të së mirës dhe të së keqes.

Një nga mënyrat me të cilën gjigantët mund të shkatërronin Midgardin ishte rrëmbimi i *Frøyas,* perëndeshës së pjellorisë. Po ta bënin ata këtë gjë, nuk do të mbinte në fushë asgjë dhe gratë nuk do të bënin fëmijë. Kështu, ishte jetësore që këta gjigantë të mbaheshin në gjendje "shah"-u.

Këtu Tori luante një rol të rëndësishëm. Çekani i tij jepte jo vetëm

shiun që ishte një armë e rëndësishme në luftën kundër forcave të rrezikshme të kaosit. Çekani i jepte atij edhe një forcë të pakufizuar. Ai e hedh atë, për shembull, kundër trollave duke i vrarë, pa e humbur, sepse i kthehet përsëri në dorë si bumerang.

Këto ishin shpjegimet mitike se si mbahet ekuilibri në natyrë dhe pse ndodh lufta pambarim midis së mirës dhe së keqes. Dhe janë pikërisht këto shpjegime mitike që filozofët duan t'i skualifikojnë.

Por nuk është fjala vetëm për shpjegimet.

Njerëzit nuk mund të rrinin duarkryq dhe të prisnin që perënditë të ndërhynin, kur katastrofa, si thatësira apo sëmundjet ngjitëse, i kërcënonin ata. Ata donin të merrnin pjesë në luftën kundër të keqes, dhe këtë e bënin nëpërmjet ceremonive dhe *riteve* të ndryshme fetare.

Ceremonia më e rëndësishme fetare për vikingët ishte *oferta*. T'i bësh ofertë një Zoti do të thotë të rritësh fuqinë e tij. Njerëzit u ofronin perëndive që të fuqizoheshin dhe të fitonin kundër katastrofave. Kjo bëhej duke sakrifikuar një kafshë. Në rastin e Torit sakrifikonin një dhi. Ofertat për *Odinin* nganjëherë bëheshin edhe me njerëz.

Miti më i njohur në Norvegji është ai që përmendet në poemën *"Trymskvida"*. Aty përshkruhet se si Tori, duke u ngritur nga gjumi, sheh se nuk e ka më çekanin. Nga kjo gjë ai u zemërua aq shumë, saqë i dridheshin duart dhe mjekra. Bashkë me mikun e tij, *Loke*, ai shkoi tek Froya dhe i kërkoi asaj hua krahët, në mënyrë që Loke të fluturonte deri në *Jotunheim*, që të gjente se kush e kishte marrë çekanin e Torit. Në Jotunheim, Loke takoi mbretin e gjigantëve, *Trymin*, i cili thërriste dhe thoshte se e kishte fshehur çekanin shtatë pashë nën tokë, dhe shtoi se perënditë nuk mund ta merrnin çekanin, po të mos i jepnin për grua Froyan.

Po më ndjek, Sofi? Perënditë e mira ndodhen në një situatë shumë të vështirë. Gjigantët kanë tani në zotërim armën e tyre më të fuqishme dhe kjo është një situatë e papranueshme. Për sa kohë gjigantët kanë në dorë çekanin e Torit, ata kanë fuqi mbi perënditë dhe njerëzit në tokë. Në këmbim të çekanit ata kërkojnë Froyan. Por një këmbim i tillë është i pamundur. Nëse perënditë do ta dorëzonin perëndeshën e pjellorisë, e cila mbronte gjithë jetën, bimët do të zhdukeshin nga toka dhe perënditë dhe njerëzit do të vdisnin. Situata është pa rrugëdalje. Po ta përfytyrosh veten si pjesëtare të një grupi terrorist vetëmohues, që kërcënon të shpërthejë një bombë atomike në mes të një kryeqyteti

të madh, do ta kuptosh se çfarë dua të them.

Miti tregon se Loke u kthye në Osgard. Ai i thotë Froyas që të veshë fustanin e martesës, sepse do të martohet me një gjigant. (Çfarë fatkeqësie!) Froya dëshpërohet dhe thotë që njerëzit do të mendojnë se ajo do të martohet me një gjigant për shkak të tyre.

Tani është perëndia *Heimdal* që ka një ide të mirë. Ai propozon që, në vend të Froyas, të veshin Torin me rrobat e nuses. Po të lidhte flokët dhe të vinte dy gurë në gjoks, ai do të ngjante si grua. Tori, natyrisht, nuk ishte i kënaqur me propozimin, por e kuptonte se e vetmja mundësi për të marrë çekanin, ishte të ndiqte këshillën e Heimdalit.

Si përfundim, Tori veshi rrobat e nuses dhe Loke e shoqëroi si dasmor. "Kështu, u nisëm ne dy gratë për në Jotunheim", thotë Loke.

Po të përdorim gjuhën moderne, mund të themi që Tori dhe Loke janë "polici antiterroriste". Të maskuar me veshje grash, ata shkojnë të shkatërrojnë kështjellën e gjigantëve dhe të marrin çekanin e Torit.

Me të mbërritur ata në Jotunheim, filloi dasma. Gjatë festës nusja (Tori) hëngri një ka të tërë dhe tetë salmonë. Ai piu gjithashtu tre fuçi me birrë. Kjo e futi në dyshime Trymin dhe "komandot" për pak sa nuk zbulohen. Këtu ndërhyn Loke dhe thotë se nusja, ngaqë mezi priste të martohej, nuk kishte ngrënë tetë ditë, prandaj ishte e uritur.

Pastaj Trymi fluturon që të puthë nusen, por stepet, sepse dallon sytë e zjarrtë të Torit. Edhe këtë herë situatën e shpëton Loke. Ai thotë se nusja nuk ka fjetur tetë ditë nga gëzimi. Kështu, më në fund, Trymi urdhëroi që çekani të sillej dhe të vendosej tek këmbët e nuses gjatë ceremonisë.

Kur Tori mori çekanin shpërtheu në të qeshura. Në fillim ai vrau Trymin dhe pastaj të gjithë gjigantët e Jotunheimit. Dhe gjithë kjo dramë terrorizuese mbaron me fund të lumtur. Përsëri Tori, "Batmani i perëndive" apo James Bond-i, fitoi mbi forcat e këqija.

Kaq për mitin, Sofi. Por çfarë na tregon ai? Ai nuk është krijuar vetëm për zbavitje. Miti provon që të shpjegojë diçka. Një interpretim i mundshëm do të ishte ky: Kur binte thatësira në vend, njerëzit kërkonin një shpjegim se përse nuk binte shi. Kjo mund të ndodhte sepse gjigantët kishin vjedhur çekanin e Torit?

Gjithashtu, mund të mendohet se miti provon të shpjegojë se pse ndryshojnë stinët. Në dimër natyra vdes, sepse çekani i Torit është në Jotunheim. Por në pranverë ai arrin që ta marrë përsëri. Kështu, miti

kërkon që t'u japë njerëzve përgjigje për diçka që ata nuk e kuptojnë.

Por miti nuk është vetëm një shpjegim. Njerëzit bënin shpesh ceremoni të ndryshme fetare që ishin të lidhura me mitet. Ne mund të përfytyrojmë që fatkeqësi të tilla natyrore, i detyronin njerëzit që të jepnin përgjigje për to, në këtë rast, në formën e dramës që miti tregon. Mundet që një burrë në fshat të vishet si grua, me dy gurë në gjoks, për t'u rrëmbyer gjigantëve çekanin. Pra njerëzit duhej të bënin diçka aktive, që të mund të binte shi, për sa kohë që të lashtat ishin në fushë.

Ne njohim me siguri shumë shembuj, nga vende të ndryshme të botës, ku njerëzit vinin në skenë një mit sezonal, për të përshpejtuar proceset natyrore.

Këtu vetëm sa kemi prekur pak botën e madhe të miteve skandinave. Ka një numër pambarim mitesh të tjera mbi Torin dhe Odinin, *Frøy* dhe *Frøya*, *Hodin* dhe *Balderin* dhe shumë perëndi të tjera. Kështu që koncepte të tilla mitologjike u pëhapën në të gjithë botën, përpara se filozofët të fillonin t'i kritikonin ato. Edhe grekët kanë pasur një botë mitologjike të pasur derisa lindi filozofia. Për shekuj me radhë janë treguar mitet mbi perënditë nga një brez në tjetrin. Në Greqi perënditë quheshin *Zeus* dhe *Apollon*, *Hera* dhe *Athina*, *Dionis* dhe *Asklepios*. Unë përmenda vetëm disa prej tyre.

Rreth 700 vjet para Krishtit, një pjesë e mirë e kësaj mitologjie u shkrua nga *Homeri* dhe *Hesiodi*. Kjo krijoi një situatë krejt të re. Menjëherë sapo u shkruan mitet, u krijua mundësia edhe për t'i diskutuar ato.

Filozofët e parë grekë i kritikuan mitet e Homerit, si për faktin që perënditë u ngjisnin shumë njerëzve, ashtu edhe për faktin që ata ishin po aq egoistë dhe besëpakë sa edhe njerëzit. Për herë të parë u tha që ndoshta mitet nuk ishin gjë tjetër veçse koncepte njerëzore.

Një shembull të kësaj mitkritike e gjejmë tek filozofi *Ksenofon* 570 para Krishtit. "Njerëzit i kanë krijuar perënditë sipas pamjes së tyre të jashtme", shkruan ai. "Ata mendojnë se perënditë lindin dhe kanë trup, veshje dhe flasin si ne. Negrit mendojnë që perënditë janë të zinj dhe hundështypur. Thrakasit mendojnë që janë bjondë dhe me sy të kaltër. Dhe në qoftë se qetë, kuajt apo luanët do të mund të pikturonin, do kishin bërë perënditë të dukeshin si qé, kuaj e luanë."

Në këtë kohë grekët themeluan shumë qytete-shtete, si në Greqi,

ashtu edhe në kolonitë greke në jug të Italisë dhe në Azinë e vogël. Atje të gjitha punët e bujqësisë i bënin skllevërit, kështu që qytetarët e lirë e kalonin kohën duke u marrë me politikë dhe kulturë.

Në këto qytete ekologjike njerëzit filluan të mendojnë në një mënyrë krejt të re. Duke folur, individi shprehte mendimin se si mund të organizohej shoqëria. Kështu që ai shtjellonte edhe probleme filozofike, pa iu referuar miteve të vjetra.

Qëllimi i filozofëve të parë grekë ishte që të gjenin shpjegime natyraliste për procese natyrore.

Sofia qëndroi gjatë duke shëtitur nëpër kopshtin e madh. Ajo po provonte të harronte gjithë ç'kishte mësuar në klasë. Në mënyrë të veçantë donte të harronte mësimin e natyrës.

Nëse ajo do të ishte rritur në këtë kopsht, pa ditur asgjë nga mësimi i natyrës, çfarë do të ndiente tani për pranverën?

A ishte ajo në gjendje të gjente ndonjë lloj shpjegimi se pse një ditë mund të binte papritur shi? A mund të punonte me fantazi për të shpjeguar se ku shkoi dëbora dhe pse dielli qëndron në qiell?

Po, përfundimisht, mundej. Dhe ajo filloi të fantazojë...

Dimri e mban tokën në kthetrat e tij të akullta, sepse Muriati i keq e ka futur princeshën e bukur, Sikita, në një burg të ftohtë. Por një mëngjes vjen princi trim Bravato dhe e liron nga burgu. Sikita u gëzua aq shumë, saqë filloi të kërcejë nëpër fusha dhe të këndojë një këngë, që e kishte bërë në burgun e akullt. Toka dhe pemët u prekën aq shumë nga kënga, saqë gjithë dëbora u shkri dhe u transformua në lotë. Por del dielli në qiell dhe i than lotët. Zogjtë këndojnë këngën e Sikitas. Dhe kur princesha e bukur lëshon flokët e artë, disa nga fijet e saj të arta bien në tokë e bëhen zambakë fushe. Sofia mendonte se kishte sajuar një histori të bukur. Sikur të mos e dinte se pse ndryshojnë stinët, ajo ishte e sigurt që, në fund të fundit, do t'i besonte asaj që ajo kishte sajuar.

Ajo e kuptonte se njerëzit gjithmonë kishin pasur nevojë për të gjetur shpjegime lidhur me fenomenet natyrore. Ndoshta ata nuk mund të jetonin pa këto shpjegime. Kështu që kishin bërë mitet në atë kohë që nuk njihej shkenca.

# FILOZOFËT NATYRALISTË

## *...asgjë nuk del nga asgjë...*

Kur u kthye nëna në shtëpi pasdite, Sofia rrinte në shilarësin e kopshtit dhe vriste mendjen se ç'lidhje mund të kishte midis filozofit dhe Hilde Møller Knag, e cila, për më tepër, nuk do të merrte ndonjë kartolinë ditëlindjeje nga babai i saj.

- Sofi, - i thirri e ëma nga larg, - ka ardhur një letër për ty.

Kjo e tronditi pak Sofien. Nëna e kishte marrë postën vetë dhe zarfi mund të ishte nga filozofi. Çfarë mund t'i thoshte asaj?

Ajo eci ngadalë derisa u gjend përballë saj.

- Nuk ka ndonjë pullë. Do të jetë me siguri letër dashurie.

Sofia e mori zarfin.

- Nuk do ta hapësh?

Ç'mund të thoshte?

- Ke parë ndonjë vajzë që të hapë letra dashurie në prani të nënës së saj?

Eshtë më mirë që nëna të mendojë se është letër dashurie. Në të vërtetë nuk ishte dhe aq mirë, sepse ajo ishte akoma e vogël për të marrë letra dashurie, por do të ishte më keq sikur e ëma të merrte vesh se ajo po bënte një kurs të plotë me korrespondencë, me një filozof krejt të panjohur, i cili luante me të si macja me miun.

Ishte një nga ata zarfet e vegjël të bardhë. Kur u ngjit lart në dhomën e saj, lexoi tre pyetje të reja që ishin në letër:

*A ka ndonjë substancë bazë, nga e cila të jetë bërë çdo gjë?*
*A mund të bëhet uji verë?*
*Si mundet që nga balta të dalë një bretkocë e gjallë?*

Megjithëse Sofies iu dukën pyetjet shumë të rëndomta, ato iu vërtitën në kokë gjithë mbrëmjen. Edhe ditën tjetër, në shkollë, ajo mendonte për to duke i analizuar një për një.

A mund të gjendej një substancë bazë. Dhe nëse gjendet, si do të mundej të bëhej përnjëherë lule apo elefant?

Të njëjtin mosbesim shfaqte edhe për pyetjen e ujit dhe të verës. Ajo kishte dëgjuar se Jezusi e kishte kthyer ujin në verë, por nuk ishte thelluar në këtë problem. Edhe po të ketë ndodhur me të vërtetë, kjo është një mrekulli, diçka që nuk mund të ndodhë në kushte normale. Sofia e dinte se uji ishte përbërësi kryesor i verës dhe pothuajse i të gjithë natyrës. Por edhe pse në një kastravec ka 95 për qind ujë, një kastravec mbetet gjithmonë një kastravec dhe jo ujë.

Pastaj vinte ajo puna e bretkocës. Mësuesi i filozofisë nuk u kishte përmendur ndonjë bretkocë në orën e mësimit. Ndoshta Sofia do ta kishte pranuar që, nga përzierja e tokës me ujë, mund të dalë ndonjë bretkocë, por në këtë rast toka përbëhet nga më shumë se një substancë. Nëse toka përbëhet nga shumë elemente, atëherë mund të pranosh që, duke u bashkuar me ujë, do të na dalë një bretkocë, gjithnjë në qoftë se toka dhe uji ecin *via* - vezë bretkoce - embrion, sepse një bretkocë nuk mund të rritet drejt në kopsht, sado që ta ujitësh atë.

Kur u kthye nga shkolla atë pasdite, gjeti një zarf të trashë në kutinë e postës. Sofia shkoi tek vendi i fshehtë, ashtu siç kishte bërë edhe ditët e tjera.

### *Projekti i filozofëve*

Ja ku jemi përsëri. Do të fillojmë drejt me leksionin, pa u shpërndarë tek lepujt e bardhë e të tjera si këto.

Unë do të flas pak për rrugën që ka ndjekur mendimi filozofik nga Greqia e lashtë deri në ditët tona, por gjithçka do ta bëjmë sipas një rendi të caktuar.

Meqenëse filozofët jetonin në një kohë tjetër dhe ndoshta kishin edhe një kulturë krejt ndryshe nga kjo jona, do të ishte një ide e mirë të shikonim në fillim se cili ishte *projekti* i secilit prej tyre. Me këtë nënkuptojmë që duhet të përpiqemi të zbulojmë se me çfarë është marrë secili filozof më vete. Njëri mund të ketë dashur të dijë se si erdhën bimët apo kafshët në jetë. Një tjetër do të ketë dashur të dijë

nëse ka perëndi apo nëse njeriu ka shpirt të pavdekshëm.

Po të gjejmë në fillim se cili është projekti i veçantë i një filozofi, e kemi të lehtë për të ndjekur vijën e tij të mendimit, sepse është e pamundur për një filozof të merret me të gjitha problemet filozofike.

Kur themi "vijën *e tij* të mendimit" i referohemi filozofit si mashkull. Femrat në atë kohë kanë qenë të nënvleftësuara si seks dhe si qenie që mendojnë. Është për të ardhur keq, sepse kështu ka humbur një pjesë e rëndësishme e përvojës botërore. Për herë të parë, femrat hynë në historinë e filozofisë në shekullin e 20-të.

Unë nuk jap detyra, as nga ato të matematikës, dhe zgjedhimi i foljeve në anglisht është fare jashtë interesit tim. Por, herë pas here, do të jap ndonjë rebus të vogël për të zgjidhur.

Në qoftë se ti i pranon këto kushte, fillojmë.

## *Filozofët natyralistë*

Filozofët e parë në Greqi janë quajtur filozofë *natyralistë*, sepse ata nga fillimi deri në fund u morën me natyrën dhe proceset natyrore.

Ne tashmë e kemi pyetur veten se prej nga vjen gjithçka. Shumë njerëz sot mendojnë se, dikur, diçka do të ketë ardhur nga asgjë. Kjo ide nuk ishte shumë e përhapur tek grekët e lashtë. Për një arsye apo për një tjetër, ata pranonin se diçka ka ekzistuar vazhdimisht.

Si u krijua gjithçka nga asgjë, atëherë nuk ishte pyetje në rend të ditës. Nga ana tjetër, grekët çuditeshin se si peshku i gjallë vjen nga uji, apo nga toka e vdekur mbijnë drurë dhe lule shumëngjyrëshe, për të mos folur se si një fëmijë i vogël lind nga jeta e nënës së tij.

Filozofët shikonin me sytë e tyre që ndodhte një transformim i vazhdueshëm në natyrë. Po si bëhej i mundshëm ky transformim?

Si mund të ndodhte që diçka, duke qenë substancë, transformohej në gjallesë, për shembull?

Të gjithë filozofët e hershëm ishin të një mendimi, se në themel të gjithë ndryshimeve ekzistonte një lëndë bazë. Se si arritën në këtë përfundim është vështirë të thuhet. Ne dimë vetëm që vjen nga një nocion mbi ekzistencën e një substance, e cila qëndronte fshehur pas të gjitha transformimeve në natyrë. Sipas tyre, duhet të ishte diçka nga

e cila vinte gjithçka dhe pastaj kthehej në origjinë.

Më interesantja nuk është se në çfarë zgjidhje arritën këta filozofë. Interesante është se çfarë pyetjesh bënin dhe çfarë përgjigjesh prisnin. Ne jemi më tepër të interesuar të dimë, se *si* mendonin, sesa *çfarë* mendonin ata ekzaktësisht.

Ne tashmë e dimë që ata bënin pyetje lidhur me transformimet e dukshme në natyrë. Ata tentuan të zbulonin ndonjë ligj të përjetshëm të natyrës dhe kërkonin të kuptonin se çfarë ndodhte rreth tyre pa iu referuar miteve të lashta. Dhe më e rëndësishmja, ata donin të kuptonin proceset natyrore duke studiuar natyrën vetë. Kjo mënyrë ndryshonte krejtësisht nga shpjegimi i stuhisë dhe rrufesë, dimrit ose pranverës duke treguar histori për perënditë.

Për këtë arsye, ata e distancuan veten nga feja. Ne do të shohim se filozofët natyralistë hodhën hapin e parë në drejtim të një mendimi shkencor dhe me këtë ata i dhanë një mbështetje gjithë shkencave të mëvonshme të natyrës.

Shumica e asaj që folën e shkruan filozofët natyralistë humbi nëpër kohë. Atë pak që njohim ne e gjen në shkrimet e *Aristotelit,* i cili jetoi nja 200 vjet pas filozofëve të parë. Aristoteli u referohet vetëm konkluzioneve të tyre. Kjo do të thotë që ne kurrë nuk do të marrim vesh se si i kanë nxjerrë këto konkluzione. Por ajo që dimë na lejon të mendojmë se projekti i filozofëve të hershëm grekë ishte substanca bazë dhe transformimet në natyrë.

## *Tre filozofë nga Mileti*

Filozofi i parë që njohim është *Thalesi,* nga kolonia greke e Miletus në Azinë e vogël. Ai udhëtoi shumë nëpër vende të ndryshme të botës. Për atë thonë, midis të tjerave, se ka matur lartësinë e një piramide në Egjipt, duke matur hijen e saj, në momentin që gjatësia e hijes ishte e barabartë me lartësinë e piramidës. Po kështu thuhet se ka llogaritur edhe një eklips të diellit që ndodhi në vitin 585 para Krishtit.

Thalesi mendonte se *uji* ishte burim i gjithçkaje. Nuk e dimë përse e thoshte ai këtë. Mund që të ketë besuar se jeta e ka origjinën nga uji. Dhe po kjo jetë kthehet në ujë përsëri kur shpërbëhet.

Kur ishte në Egjipt, ai kishte vërejtur se si të lashtat fillonin të rriteshin menjëherë sapo Nili tërhiqej në shtratin e tij. Ndoshta kishte vërejtur edhe bretkocat e krimbat që dilnin menjëherë mbas shiut.

Mund të jetë Thales që ka vrojtuar se si uji bëhet akull ose avull, dhe pastaj kthehet përsëri në ujë.

Thalesi supozohet të ketë thënë se "të gjitha gjërat janë plot me perëndi". Se çfarë ka dashur të thotë me këtë, nuk e dimë. Ndoshta, duke parë se toka e zezë ishte burimi i çdo gjëje, nga lulet e drithërat, deri tek insektet e karkalecat, e ka përfytyruar tokën të mbushur me qenie të padukshme mikroskopike. Një gjë është e sigurt, ajo që ai nuk nënkuptonte me këtë perënditë e Homerit.

Filozofi tjetër që njohim është *Anaksimander*, që ishte gjithashtu nga Mileti. Ai mendonte se bota ishte një nga shumë botët, që bëhej dhe shpërbëhej në atë që ai e quante "e padallueshme". Nuk e dimë me siguri se çfarë kuptonte ai me këtë, por është e qartë që nuk e kishte fjalën për ndonjë lëndë të veçantë, si ajo që përmend Thalesi. Ndoshta mendonte se lënda e transformuar ishte e ndryshme nga lënda bazë.

Pra, lënda bazë nuk mund të ishte uji, por diçka tjetër "e padallueshme".

Filozofi i tretë nga Mileti ishte *Anaksimenesi* (570-526 para Krishtit). Ai mendonte se substanca bazë për gjithçka ishin *ajri* dhe *avulli*.

Anaksimenesi sigurisht e njihte teorinë e Thalesit mbi ujin. Por nga vjen uji? Ai mendonte se uji mund të ishte ajër i kondensuar. Kur bie shi ne shohim se uji është nën presionin e ajrit. Kur rritet presioni mbi ujin, ai kthehet në baltë. Ai mund të ketë vërejtur se si toka dhe rëra gjenden nën presionin e akullit që shkrin. Ai mendonte gjithashtu se zjarri është ajër i rrallë. Sipas Anaksimenesit, ajri ishte origjina e tokës, e ujit dhe e zjarrit.

Rruga nga toka dhe uji deri tek bimët në fushë nuk është shumë e gjatë. Ndoshta Anaksimenes mendonte se toka, ajri, zjarri dhe uji ishin të nevojshëm për krijimin e jetës. Por burimi i të gjithave ishin "ajri" dhe "avulli". Ashtu si Thalesi, ai mendonte që duhet të ekzistojë një substancë në bazë të të gjitha ndryshimeve në natyrë.

## *Asgjë nuk del nga asgjë*

Të tre filozofët nga Mileti mendonin se duhej të ishte një, dhe vetëm një, lëndë bazë si burim i gjithë të tjerave. Por si ka mundësi që një substancë, papritur, të transformohet në diçka tjetër, krejtësisht të ndryshme nga ajo? Këtë problem ne do ta përkufizojmë: *problemi i ndryshimeve*.

Afërsisht në vitin 500 para Krishtit, jetonin disa filozofë në koloninë greke Elea, në jug të Italisë. Eleatët ishin të interesuar për këtë problem. Më i njohuri ishte *Parmenidesi* (afërsisht vitet 540-480 para Krishtit).

Parmenidesi mendonte se çdo gjë që ekziston ka ekzistuar edhe më parë. Ky ishte një mendim i zakonshëm tek grekët. Ata huazuan pak a shumë thënien: Çdo gjë në këtë botë është e përjetshme. Asgjë nuk mund të dalë nga asgjë, mendonte Parmenidesi, dhe një gjë që ekziston nuk mund të kthehet në asgjë. Por Parmenidesi shkoi edhe më larg. Ai mendonte se nuk mund të ndodhin ndryshime thelbësore. Asgjë nuk mund të transformohet në gjë tjetër, veçse në atë që është.

Parmenidesi e kishte sigurisht të qartë që natyra ishte në transformim të vazhdueshëm. Ndryshimet e gjërave ai i shpjegonte me *shqisat*, por nuk mundi ta sinkronizojë këtë, me atë që i thoshte arsyeja. Po t'i duhej të zgjidhte midis arsyes dhe shqisave, ai do të kishte zgjedhur arsyen.

Ne e njohim shprehjen: "Nëse nuk e shoh, nuk e besoj". Parmenidesi nuk e besonte fare këtë. Ai mendonte se shqisat na japin një pamje të gabuar mbi botën, një pamje që nuk përputhet me arsyen njerëzore. Si filozof, ai e konsideronte si detyrë të tij ekspozimin e të gjitha formave e iluzioneve të kapshme.

Ky lloj besimi ndaj arsyes njerëzore quhet *racionalizëm*. Racionalist është një person, i cili beson se arsyeja njerëzore është burimi kryesor i njohurive mbi botën.

## *Çdo gjë lëviz*

Bashkëkohës i Parmenidesit ishte *Herakliti* (540-480 para Krishtit), nga Efesos në Azinë e vogël. Ai ishte i mendimit se ndryshimi i vazhdueshëm ishte karakteristikë bazë e ndryshimeve në natyrë. Mund të thuhet se

Herakliti, për aq sa thoshte, kishte më tepër besim tek shqisat, sesa Parmenidesi.

Çdo gjë lëviz, thoshte Herakliti. Çdo gjë është në lëvizje dhe asgjë nuk është e përjetshme. Për këtë ne "nuk mund të shkelim dy herë mbi të njëjtin lumë, sepse kur shkelim herën e dytë, si unë, ashtu dhe lumi, kemi ndryshuar".

Herakliti theksonte se bota karakterizohet nga të kundërtat. Po të mos sëmureshim, nuk do të kuptonim se çdo të thotë të kesh shëndet të plotë. Po të mos jesh i uritur, nuk do të ndiesh kënaqësinë e të ngopurit. Po të mos kishte luftëra, nuk do të provohej kënaqësia e paqes, dhe po të mos bënte dimër nuk do të dinim kurrë se ç'është vera.

Të dyja, e mira dhe e keqja, zënë një vend të rëndësishëm në gjithësi. Nëse nuk do të ekzistonte një lojë e tillë e vazhdueshme e të kundërtave, bota do të pushonte së ekzistuari.

"Perëndi është dita dhe nata, dimri dhe vera, lufta dhe paqja, uria dhe ngopja", thoshte ai. Ai përdor fjalën "perëndi", por është e qartë se me këtë ai do të thotë diçka krejt tjetër nga perënditë mitologjike. Për Heraklitin, "perëndi" apo "mbretëri e perëndisë" është diçka në të cilën përmblidhet e gjithë bota. Po, perëndia shfaqet qartë në të gjitha ndryshimet e vazhdueshme dhe kontrastet e natyrës.

Në vend të fjalës "perëndi", ai përdorte shpesh fjalën greke *logos*, që do të thotë *arsye*. Herakliti mendonte se duhet të egzistojë një lloj "arsye universale", e cila drejton çdo gjë që ndodh në natyrë, edhe pse qeniet njerëzore nuk janë gjithmonë në një mendje dhe kanë shkallë të ndryshme arsyetimi.

Kjo "arsye universale", ose "ligj i natyrës", vlen për të gjithë dhe gjithçka është e drejtuar prej saj. Megjithatë, shumica jetojnë sipas arsyes së tyre individuale, thoshte Herakliti. Në përgjithësi ai nuk kishte ndonjë konsideratë të lartë për bashkëkohësit e tij. Opinionet e njerëzve, thoshte ai, në të shumtën e rasteve, janë si lojërat e kalamajve.

Në mes të gjithë ndryshimeve dhe të kundërtave në natyrë, Herakliti shikonte një unitet dhe përgjithësim. Atë "diçka" që ishte në themel të gjithçkaje ai e quajti "perëndi" ose "logos".

Në këtë mënyrë, Herakliti ishte në kundërshtim me Parmenidesin. *Arsyeja* e Parmenidesit e bënte të qartë se asgjë nuk mund të transformohej. Por *përvoja e shqisave* e Heraklitit bënte të qartë se natyra ishte në transformim të vazhdueshëm. Cili prej tyre kishte të drejtë? Duhet t'i besojmë arsyes, apo duhet t'u besojmë shqisave? Të dy, Parmenidesi dhe Herakliti, thonë dy gjëra. Parmenidesi thotë:

a) Asgjë nuk mund të transformohet.
b) Perceptimi i shqisave duhet të jetë joreal.
Herakliti në të kundërtën thotë:

a) Çdo gjë transformohet.
b) Perceptimi i shqisave është real.

Në kontradiktë më të madhe se kjo, filozofët nuk mund të bien! Cili prej tyre kishte të drejtë? Ishte *Empedoklesi* (494-434 para Krishtit), nga Siçilia, ai që hapi rrugën për të dalë nga vorbulla në të cilën kishin rënë filozofët. Ai thoshte se të dy filozofët kishin të drejtë në njërën pikë dhe gabonin në tjetrën.

Empedoklesi gjeti se shkaku kryesor i mosmarrëveshjes së tyre ishte se të dy filozofët pranonin vetëm një element bazë. Po të ishte e vërtetë kjo, pengesa midis asaj që arsyeja na thotë dhe asaj që "shohim me sytë tanë", do të ishte e pakapërcyeshme.

Uji, natyrisht, nuk mund të bëhet peshk apo flutur. Uji nuk mund të ndryshojë. Uji do të vazhdojë të mbetet ujë gjithnjë. Prandaj Parmenidesi kishte të drejtë kur thoshte që asgjë nuk ndryshon.

Gjithashtu, Empedoklesi ishte i një mendje me Heraklitin, që ne duhet t'u besojmë shqisave tona. Ne duhet të besojmë atë që shohim dhe ne shohim pikërisht transformime të vazhdueshme në natyrë.

Empedoklesi arriti në konkluzionin se ideja e vetëm një lënde bazë ishte e gabuar. Ashtu si uji, edhe ajri nuk mund të transformohen më vete në trëndafil ose në flutur. Kështu që natyra nuk mund të ketë vetëm një lëndë bazë.

Empedoklesi mendonte se natyra në përgjithësi kishte katër elemente bazë apo "rrënjë", siç i quante ai. Këta katër elemente ishin:

toka, ajri, zjarri dhe uji.

Të gjitha transformimet në natyrë ndodhnin falë këtyre katër elementeve bazë. Gjithçka tjetër përbëhej nga tokë, ajër, zjarr dhe ujë, por me sasi të ndryshme. Kur vdes një lule apo ngordh një kafshë, këta elemente ndahen përsëri. Këto ndryshime mund t'i shohim me sytë tanë. Por toka, ajri, zjarri dhe uji qëndrojnë përjetësisht të pandryshueshëm apo "të paprekshëm", për sa i përket përbërësve të tyre. Nuk është e drejtë të thuhet që "gjithçka" ndryshon. Në të vërtetë, asgjë nuk ndryshon. Ajo që ndodh është se këta katër elemente bashkohen dhe ndahen për t'u bashkuar përsëri.

Mund të bëjmë një krahasim me pikturën. Po qe se një piktor ka vetëm një ngjyrë, të kuqen për shembull, ai nuk mund të vizatojë drurë jeshilë. Por nëse ai ka të verdhë, të kuqe, blu dhe të zezë, atëherë ai mund të nxjerrë qindra ngjyra, në saje të kombinimeve të ndryshme.

Një shembull nga kuzhina na tregon të njëjtën gjë. Në qoftë se kemi vetëm miell, duhet të jesh magjistar që të gatuash një kek. Por në qoftë se kemi vezë, miell, qumësht dhe sheqer, atëherë mund të gatuajmë lloje të ndryshme kekësh prej këtyre katër elementeve.

Nuk është e rastit që Empedoklesi përmend si rrënjë të natyrës tokën, ajrin, zjarrin dhe ujin. Para tij, filozofë të tjerë kishin provuar të tregonin se uji, ajri dhe zjarri ishin lëndë parësore. Që uji dhe zjarri janë elemente të rëndësishëm të natyrës, e ka treguar edhe Thalesi dhe Anaksimenesi. Grekët besonin se edhe zjarri ishte i rëndësishëm. Ata shihnin rëndësinë që kishte dielli për jetën dhe natyrën dhe gjithashtu vlerësonin ngrohtësinë e trupit të njeriut dhe të kafshës.

Mundet që Empedoklesi të ketë vërejtur se si digjet një dru. Ajo që ndodh është shpërbërje. Ne e dëgjojmë që druri kërcet dhe nxjerr shkëndija - ky është "uji". Diçka ikën me tymin - ky është "ajri". "Zjarrin" ne mund ta shohim. Dhe në fund diçka mbetet. Ky është hiri, ose "toka".

Kur Empedoklesi tregon se transformimet në natyrë, ndodhin falë katër rrënjëve që bashkohen dhe ndahen përsëri, mbetet ende diçka për t'u sqaruar. Çfarë i bën këta elemente të bashkohen, në mënyrë që të lindë jeta? Dhe çfarë e bën përzierjen, të themi një lule, që të shpërbëhet përsëri?

Empedoklesi mendonte se ishin dy forca të ndryshme që vepronin në natyrë. Ai i quante ato "dashuri" dhe "urrejtje". Ajo që i lidhte ishte "dashuria" dhe ajo që i ndante ishte "urrejtja".

Ai ndahet midis "lëndës" dhe "forcës". Kjo është për t'u shënuar. Edhe në ditët e sotme, shkencëtarët ndahen midis "elementeve" dhe "forcave të natyrës". Shkencëtarët modernë mendojnë se të gjitha proceset natyrore shpjegohen si bashkërendim i *elementeve* të ndryshëm me *forca* të ndryshme të natyrës.

Empedoklesi ngriti dhe çështjen se çfarë ndodh kur perceptojmë diçka. Si mundem unë të *shoh* një lule, për shembull? Çfarë është ajo që ndodh në këtë rast? A ke menduar ndonjëherë për këtë, Sofi? Nëse jo, tani të erdhi rasti në dorë.

Empedoklesi mendonte se sytë ishin përbërë prej toke, ajri, zjarri dhe uji, si çdo gjë tjetër në natyrë. Kështu, "toka" në sytë e mi më bën të perceptoj atë që është prej toke në atë që shoh, "ajri" çfarë është prej ajri, "zjarri" se çfarë është prej zjarri, dhe "uji" çfarë është prej uji.

Dhe sikur në sytë e mi të kishte munguar qoftë dhe njëri prej këtyre elementeve, nuk do të kisha pasur fatin ta shihja natyrën të plotë.

### *Diçka nga e gjitha në të gjithë*

Anaksagora (500-428 para Krishtit) ishte një tjetër filozof, i cili nuk pranonte që një substancë e veçantë bazë, uji për shembull, mund të transformohej në çdo gjë. Gjithashtu, ai nuk pranonte që toka, ajri, zjarri dhe uji mund të transformoheshin në gjak apo kocka.

Anaksagora mendonte se natyra është e ndërtuar nga pjesë të vogla të padukshme për syrin. Të gjitha ndahen përsëri në pjesë akoma më të vogla, por edhe në pjesëzën më të vogël është e pranishme e tëra. Kur lëkura dhe flokët të mos mund të ndahen më tej, do të ketë lëkurë dhe flokë gjithashtu në qumështin që pimë dhe në ushqimin që hamë, thoshte ai.

Dy shembuj bashkëkohorë mund të na tregojnë se çfarë kishte parasysh Anaksagora me këtë gjë. Me teknikën moderne të lazerit është e mundur të bëjmë atë që është quajtur "hologram". Kur një hologram paraqet një makinë, për shembull, dhe hologramin e thyejmë, do të kemi pamje të gjithë makinës në të gjitha copat e thyera. Kjo ndodh sepse e gjithë pamja është e pranishme edhe në pjesët më të vogla.

Në të njëjtën mënyrë është ndërtuar edhe trupi i njeriut. Po të

humbisja një qelizë nga lëkura e gishtit, ajo do të përmbante jo vetëm karakteristikat e lëkurës. Në të do të gjendej gjithashtu informacion se si i kemi sytë, ngjyrën e flokëve, numrin dhe llojin e gishtave, e kështu me radhë. Në çdo qelizë të veçantë të trupit gjendet një përshkrim i detajuar i qelizave të tjera të tij. Kështu që ka "diçka nga e gjitha" në çdo qelizë të vetme. E gjitha ekziston në çdo pjesë të vogël.

Këto "pjesëza", që përmbajnë "diçka nga e gjitha", Anaksagora i quante *fara*.

Të kujtohet Empedoklesi që mendonte se ishte "dashuria" që i bashkonte elementet në një të tërë. Gjithashtu, Anaksagora mendonte se, një lloj fuqie bashkërendonte dhe krijonte njerëz dhe kafshë, lule dhe drurë. Këtë lloj fuqie ai e quante "frymëmarrje" ose "arsye".

Anaksagora ngjall interes edhe për faktin se është i pari filozof që përmend Athinën. Ai erdhi nga Azia e vogël dhe u vendos në Athinë në moshën 40 vjeç. Atë e akuzuan për ateizëm dhe ai u detyrua ta linte qytetin. Midis të tjerash, ai ka thënë se dielli nuk ishte perëndi, por një masë e kuqe e nxehtë, më i madh se gjithë gadishulli i Peloponezit.

Anaksagora ishte shumë i interesuar për astronominë. Ai mendonte se të gjithë trupat qiellorë kishin përbërje të njëjtë me atë të tokës. Ai arriti në këtë përfundim, pasi studioi një meteroit. Kjo e bëri të mendojë se mund të kishte jetë edhe në planete të tjerë. Më tej ai thoshte se hëna nuk ndriçon vetë. Ajo e merr dritën nga toka. Ai formuloi edhe një shpjegim për eklipset e diellit.

P. S. Të falënderoj për vëmendjen, Sofi. Nuk do të ishte keq sikur ta lexoje këtë kapitull dy ose tre herë, për ta kuptuar të gjithë. Sepse të kuptuarit kërkon pak mundim.

Shtjellimet më të mira të problemit mbi substancën bazë dhe transformimet në natyrë do t'i shohim nesër me Demokritin. Nuk po zgjatem më tepër.

Sofia qëndronte duke parë kopshtin nëpërmjet vrimës së vogël që kishte bërë midis busheve të dendur. Ajo po mundohej të sistemonte në mendjen e saj gjithë sa kishte lexuar.

Ishte e qartë që uji nuk mund të kthehej në gjë tjetër veçse në akull dhe avull. Uji nuk mund të kthehej as në shalqi, sepse vetë

shalqini ishte më tepër se ujë. Por tani ajo ishte e sigurt për këtë, falë atyre që kishte lexuar. A do të kishte qenë kaq e sigurt që akulli ishte vetëm ujë, po të mos e kishte lexuar këtë gjë? Ajo ndoshta kishte mësuar vetëm se si uji ngrin dhe se si akulli shkrin përsëri.

Sofia provoi të kthehej në mendimet e saj, pa u ndikuar nga ç'kishte mësuar më parë.

Parmenidesi mohonte idenë e transformimeve në çdo formë. Sa më tepër mendonte për këtë, aq më tepër i mbushej mendja që ai, në njëfarë mënyre, kishte të drejtë. Arsyeja e tij nuk mund ta pranonte që "diçka", krejt papritur, kthehej në "diçka tjetër". Duhet të ketë pasur kurajë të madhe, sepse ai njëkohësisht mohonte të gjitha ndryshimet që njerëzit i shihnin vetë në natyrë. Shumë njerëz do të kenë qeshur në atë kohë me të.

Empedoklesi duhet të ketë qenë shumë i mprehtë kur ka përdorur arsyen e tij për të provuar se bota përbëhet prej më tepër se një substance. Në këtë mënyrë bëhen të mundshme të gjitha ndryshimet në natyrë, pa qenë nevoja që diçka të transformohet.

Dhe këto filozofi i vjetër grek i kishte gjetur vetëm duke përdorur imagjinatën. Ai sigurisht e kishte studiuar natyrën, por nuk kishte pasur mundësi të bënte analiza kimike, si shkencëtarët e sotëm.

Sofia nuk ishte e sigurt nëse ishin pikërisht toka, ajri, zjarri dhe uji burim i gjithçkaje. Por sa rëndësi kishte kjo? Në parim, Empedoklesi duhet të ketë pasur të drejtë. E vetmja rrugë për të pranuar të gjitha transformimet që shohim me sytë tanë, pa humbur arsyen, është që të pranojmë ekzistencën e më tepër se një substance bazë.

Sofia mendonte se filozofia ishte shumë tërheqëse, sepse ajo e aftësonte për të zbërthyer idetë e saj, pa pasur nevojë të kujtonte ç'kishte mësuar në shkollë. Ajo arriti në përfundimin se filozofia nuk është diçka që mësohet, ndoshta njeriu mësohet vetë të mendojë në mënyrë filozofike.

## DEMOKRITI

### *...loja më gjeniale në botë...*

Sofia e mbylli kutinë me letrat nga filozofi i panjohur. Ajo doli nga vendi i fshehtë dhe qëndroi më këmbë një copë herë, duke parë nga kopshti. Iu kujtua se ç'kishte ndodhur një ditë më parë. Gjatë kohës që hanin mëngjes, nëna kishte bërë fjalë përsëri për "letrat e dashurisë". Ajo nxitoi tek kutia e postës, në mënyrë që kjo të mos përsëritej. Të marrësh letra dashurie dy herë radhazi, do të thotë të hapësh dy herë bisedë.

Ishte përsëri një zarf i vogël. Sofia filloi të dyshonte për njëfarë sistemi në lëvrimin e letrave. Çdo pasdite ajo gjente një zarf të madh të verdhë. Gjatë kohës që lexonte letrën e gjatë, filozofi kishte mundësi të shkonte tek kutia e postës për të lënë atje letrën tjetër.

Kjo do të thoshte se e kishte të lehtë të zbulonte se kush ishte ai ose ajo. Po të qëndronte në dritaren e dhomës, do të kishte mundësi të vrojtonte kutinë e postës. Atëherë mund ta merrte vesh se kush ishte filozofi misterioz, sepse zarfi i bardhë nuk kishte vajtur vetë atje.

Sofia vendosi të kishte mendjen për ditën e nesërme, që ishte e premte dhe kishte gjithë fundjavën përpara.

Ajo vajti në dhomën e saj dhe hapi zarfin. Atë ditë ishte vetëm një pyetje, por ishte më pa kuptim se tre të parat që kishin ardhur me "letrat e dashurisë":

*Pse legoklosser është loja më gjeniale në botë?*

Në fillim Sofia nuk ishte e bindur a ishte legoklosser loja më gjeniale në botë dhe, për më tepër, ajo nuk kishte luajtur me të prej vitesh. Ajo nuk mund të kuptonte se ç'lidhje kishin legot me filozofinë.

Mirëpo ajo nuk ishte një nxënëse e zakonshme. Duke kërkuar

në fund të sirtarit të sipërm të dollapit, gjeti një qese plot me figura plastike të ndryshme, të të gjitha madhësive.

Për herë të parë, pas një kohe të gjatë, filloi të ndërtojë objekte me to. Ndërsa bënte këtë, filluan t'i kalojnë nëpër kokë disa mendime.

Me legot është shumë lehtë të ndërtosh, mendonte ajo. Edhe pse kanë forma dhe madhësi të ndryshme, ato shkojnë fit me njëra-tjetrën. Janë dhe shumë të forta, ajo nuk mbante mend të kishte thyer ndonjë. Dhe dukeshin sikur të ishin blerë një ditë më parë. Mbi të gjitha me legot ajo mund të ndërtonte gjithçka. Mund t'i ndaje nga njëra-tjetra dhe të filloje të ndërtoje diçka krejt tjetër.

Ç'mund të kërkosh më tepër nga një lojë?

Sofia u bind që legot ishin loja më gjeniale në botë. Por se ç'kishte të bënte kjo me filozofinë, e kishte ende të paqartë.

Pas pak ajo ndërtoi një shtëpi të madhe kukullash. Kur e mbaroi ndjeu një kënaqësi që nuk e kishte provuar prej vitesh. Pse nuk vazhdojnë njerëzit të luajnë kur rriten?

Kur erdhi e ëma dhe e pa se ç'po bënte tha:

- Ç'kënaqësi që vazhdon të luash si fëmijë!

- Eh! Unë po merrem me një vrojtim të ngatërruar filozofik, mama.

E ëma nuk foli. Me siguri mendonte për lepurin e bardhë dhe cilindrin.

Ditën tjetër, kur u kthye nga shkolla, gjeti shumë fletë të shtypura në një zarf të madh të verdhë. Ajo e mori zarfin me vete dhe u ngjit në dhomën e saj. Do t'i lexonte aty ato që shkruheshin në letër, sepse atë ditë do të të vrojtonte kutinë e postës.

### *Teoria e atomit*

Ja ku jemi përsëri, Sofi. Sot do të lexosh për filozofin e fundit natyralist. Ai quhej *Demokrit* (afërsisht vitet 460-370 para Krishtit) dhe ishte nga qyteti bregdetar Abdera, në veri të detit Egje. Po të jesh në gjendje t'i përgjigjesh pa vështirësi pyetjes për legot, nuk do të kesh shumë probleme për të kuptuar projektin e këtij filozofi.

Demokriti ishte në një mendje me paraardhësit e tij, se

transformimet në natyrë nuk ndodhin sepse diçka ndryshon me të vërtetë. Ai pranonte se gjithçka duhet të jetë ndërtuar nga pjesëza të vogla mikroskopike, që ishin të përjetshme dhe të pandashme. Demokriti i quante këto pjesëza *atome*.

Fjala "atom" do të thotë "i pandashëm". Për Demokritin ishte e rëndësishme që të përcaktonte nëse këto pjesëza të vogla (këta gurë ndërtimi të natyrës), nga të cilat ishte e përbërë gjithçka tjetër, nuk mund të ndaheshin më tej në pjesë të tjera më të vogla. Po të ndaheshin, nuk do të mund të përdoreshin për ndërtim, sepse po të ndaheshin atomet në pjesë më të vogla, atëherë natyra do të shpërbëhej si një supë e lëngshme.

Pra, këto pjesëza të natyrës duhet të ishin edhe të përjetshme, sepse asgjë nuk vjen nga asgjë. Këtu Demokriti ishte në një mendje me Parmenidesin dhe Elasin. Më tej ai mendonte se atomet ishin të qëndrueshëm dhe solidë. Por ata nuk mund të ishin të njëjtë. Po të ishin të njëjtë, nuk do të kishte përgjigje të kënaqshme se si kombinohen për të formuar gjithçka, nga drurët e ullinjve deri tek lëkura e kecit dhe flokët e njerëzve.

Në natyrë ka një numër pambarim lloje atomesh, thoshte Demokriti. Disa janë të rrumbullakët dhe të butë, të tjerët të parregullt dhe të mprehtë. Dhe pikërisht sepse janë të parregullt në formë, mund të kombinohen në të gjitha llojet e trupave. Por edhe pse janë aq të panumërt dhe me aq lloje të ndryshme, janë të gjithë *të përjetshëm, të pandryshueshëm dhe të pandashëm*.

Kur një trup, një dru apo kafshë, vdes dhe dekompozohet, atomet shpërndahen dhe mund të përdoren përsëri në trupa të rinj. Atomet lëvizin në hapësirë dhe, duke pasur "thepa" dhe "grepa" të ndryshëm, bashkohen deri tek gjërat që shohim rreth nesh.

Tani ti e kupton se ç'kisha parasysh me legot. Ato kanë pak a shumë ngjashmëri me atomet, ashtu siç i përshkruan Demokriti. Dhe për këtë janë aq praktikë për t'u kombinuar. Së pari, ato janë të pandashme. Janë të ndryshme në formë e madhësi. Janë të qëndrueshme dhe masive. Legot kanë grepa dhe thepa që i bën ato të formojnë çdo lloj figure, të cilat mund të prishen për të formuar figura të reja.

Ajo që e ka bërë këtë lojë shumë popullore është fakti që përdoren përsëri e përsëri. Çdo lego mund të jetë pjesë e një makine sot, ndërsa

nesër pjesë e një keshtjelle. Mund të themi që legofigurat janë të përhershme. Fëmija mund të ulet të luajë me të njëjtat figura që ka luajtur i ati ose e ëma kur kanë qenë fëmijë.

Ne mund të formojmë figura edhe me kuba, por nuk mund të përdoren vazhdimisht për arsye se thyhen dhe pjesët e thyera nuk mund të bashkohen përsëri për t'u bërë diçka tjetër.

Sot mund të themi se teoria e atomit e Demokritit është pak a shumë e drejtë. Natyra është ndërtuar vërtet nga atome të ndryshme, që lidhen me njëri-tjetrin dhe ndahen përsëri. Një atom hidrogjeni që ndodhet, të themi, në majë të hundës sime, i përkiste më parë trombës së një elefanti. Një atom karboni i muskulit të zemrës sime ka qenë më parë në qafën e një dinosauri.

Në ditët tona, shkencëtarët kanë zbuluar se atomi mund të ndahet në pjesë të tjera më të vogla. Këto pjesëza quhen elektrone, protone dhe neutrone. Edhe këto mund të ndahen në pjesëza të tjera më të vogla. Por fizikanët mendojnë që diku do të ketë një kufi. Duhet ekzistojë një "pjesëz finale", prej së cilës është ndërtuar natyra.

Demokriti nuk kishte aparatura elektronike si këto që përdorim ne. I vetmi instrument që kishte ishte mendja e tij. Por imagjinata nuk i dha ndonjë zgjidhje reale. Po të pranojmë që në fillim se asgjë nuk ndryshon, se asgjë nuk lind vetvetiu dhe asgjë nuk zhduket, atëherë themi që natyra përbëhet nga pjesëza që lidhen së bashku dhe ndahen përsëri.

Demokriti nuk besonte në ndonjë "forcë" ose "shpirt" që mund të ndërhynte në proceset e natyrës. E vetmja gjë që ekziston, thoshte ai, është atomi dhe boshllëku.

Meqenëse ai nuk besonte në gjë tjetër veçse tek *materia* e quajnë *materialist.*

Sipas Demokritit, pas lëvizjes së atomeve nuk fshihet ndonjë "dorë". Në natyrë gjithçka bëhet në mënyrë mekanike. Kjo do të thotë se jo gjithçka ndodh rastësisht, sepse çdo gjë zbaton ligjet absolute të natyrës. Demokriti mendonte se gjendet një "shkak" natyral prapa gjithçkaje që ndodh, një shkak që gjendet në vetë gjërat. Ai tha njëherë se, sikur të zbulonte ndonjë ligj të natyrës, do të ishte mbreti i Persisë.

Teoria e atomit shpjegon gjithashtu "shqisat" tona, mendonte Demokriti. Kur perceptojmë diçka, kjo ndodh për shkak të lëvizjes së

atomeve në boshllëk. Kur shoh hënën, kjo ndodh sepse "atomet e hënës" takojnë sytë e mi.

Por si është puna me shpirtin?

Ai nuk mund të jetë bërë prej atomesh, prej lënde materiale. Sigurisht që po, thoshte Demokriti. Ai është përbërë prej atomesh të rrumbullakta dhe të buta, prej "atomesh të shpirtit". Kur njeriu vdes, atomet e shpirtit fluturojnë në të gjitha anët, derisa hyjnë përsëri në formacionin e një shpirti të ri.

Kjo do të thotë se njerëzit nuk kanë shpirt të pavdekshëm. Ky mendim sot ekziston në pjesën më të madhe të njerëzve. Ata, ashtu si Demokriti, mendojnë se shpirti është i lidhur me trurin dhe kur truri shpërbëhet, nuk mund të ekzistojë ndonjë formë e ndërgjegjes.

Teoria e atomit e Demokritit shënon fundin e përkohshëm të filozofisë natyraliste greke. Ai ishte i një mendimi me Heraklitin se çdo gjë në natyrë është në lëvizje, ndërsa format ndryshojnë. Por pas gjithçkaje që është në lëvizje, gjendet diçka e përjetshme dhe e pandryshueshme. Këtë diçka Demokriti e quante *atom*.

Ndërsa lexonte, Sofia shikonte herë pas here nga dritarja se mos dërguesi i panjohur dukej afër kutisë së postës. Ajo rrinte ulur dhe vështronte në kopsht duke menduar për gjithë ç'kishte lexuar.

Sa thjesht i kishte shfaqur Demokriti mendimet e tij, thjesht dhe me gjenialitet. Ai kishte gjetur zgjidhjen reale të problemit të "lëndës bazë" dhe "transformimeve". Ky problem ishte aq i ngatërruar, saqë filozofët i kishin ardhur rrotull për breza të tërë. Demokriti më në fund e kishte zgjidhur, duke vënë në përdorim arsyen e tij.

Sofia nuk e mbajti buzëqeshjen. *Duhet* të jetë e vërtetë se natyra është ndërtuar prej disa pjesëzash të vogla, që nuk ndryshojnë kurrë. Edhe Herakliti kishte të drejtë, kur thoshte se të gjitha format e natyrës janë në lëvizje, sepse, si çdo gjë, edhe njerëzit dhe kafshët vdesin dhe vetë malet shkojnë dalngadalë drejt shkatërrimit. Për më tepër, edhe malet janë ndërtuar nga diçka e vogël, e pandashme, që nuk thyhet kurrë.

Në të njëjtën kohë, Demokriti kishte ngritur probleme të reja. Ai kishte thënë se çdo gjë ndodh në mënyrë mekanike. Në kundërshtim me Empedoklesin dhe Anaksagorën, nuk e pranonte ekzistencën e

forcave të shpirtit në jetë.

Demokriti mendonte se njeriu nuk ka shpirt të pavdekshëm.

A ishte e sigurt Sofia për këtë?

Nuk e dinte.

Ajo sapo kishte filluar kursin e filozofisë.

## FATI

***...fallxhoret përpiqen të parashikojnë diçka që në të vërtertë është krejt e paparashikueshme...***

Sofia mbante një sy mbi kutinë e postës, në kohën që lexonte Demokritin. Për siguri vendosi të bënte edhe një rrugë deri tek kutia e postës.

Kur hapi derën për të dalë jashtë, dalloi një zarf të vogël tek shkallët. Mbi zarf shkruhej qartë: "Sofie Amundsen"

Ia kishin punuar. Pikërisht atë ditë që kishte vigjiluar mbi kutinë e postës, filozofi misterioz kishte hyrë në shtëpi nga ndonjë anë tjetër, kishte lënë zarfin dhe ishte zhdukur në pyll. Ta marrë e mira!

Nga e dinte ai, që Sofia atë ditë do të përgjonte kutinë e postës? Ndoshta e ka parë në dritare. Sidoqoftë, ajo ishte e kënaqur që zarfin e mori para se të kthehej e ëma në shtëpi.

Sofia u kthye në dhomë dhe hapi zarfin. Zarfi ishte pak i lagur në anët dhe kishte dy vrima. Çudi, sepse prej ditësh nuk kishte rënë shi.

Në letër lexoi:

*A beson tek fati?*
*A janë sëmundjet dënim nga Zoti?*
*Cilat forca e lëvizin historinë?*

A besonte tek fati. Jo, në të vërtetë nuk ishte e sigurt për këtë. Por ajo njihte shumë njerëz që besonin tek fati. Shumë prej shoqeve të saj e lexonin horoskopin e javës në gazetë. Po qe se besonin astrologjinë, besonin dhe fatin gjithashtu, sepse astrologët thoshin se, sipas vendosjes së yjeve në qiell, mund të parashikohet jeta e njerëzve në tokë.

Nëse dikush beson se një mace e zezë në rrugë do të thotë fatkeqësi, atëherë ky i beson fatit. Sa më tepër që mendonte për këtë,

aq më tepër shembuj i kujtoheshin. Përse shumë njerëz trokasin në dru, ose pse e premtja, e datës 13, është ditë fatkeqe. Sofia kishte dëgjuar se shumë hotele nuk e mbanin numrin 13 në dhoma dhe kjo ndodhte ngaqë kishte shumë njerëz supersticiozë.

Supersticioz. A nuk ishte një fjalë e çuditshme në fund të fundit? Kur njeriu beson te islami ose te krishtërimi, atëherë ky quhet besim. Por në qoftë se njeriu beson tek astrologjia apo të premtet e datës 13, ky është një supersticion.

Kush kishte të drejtë ta quante këtë besim të njerëzve, supersticion?

Megjithatë, për një gjë ishte e sigurt, që Demokriti nuk besonte tek fati. Ai ishte materialist. Ai besonte vetëm tek atomet dhe boshllëku.

Iu kujtuan pyetjet e tjera.

A është sëmundja dënim nga Zoti? Nuk ka njeri që ta besojë këtë gjë në ditët tona. Iu kujtua se shumë njerëz mendonin që lutja të ndihmon, kur je i sëmurë dhe si rrjedhim ata mendonin se Zoti kishte fuqi mbi shëndetin e tyre.

Pyetjes së fundit nuk ishte e lehtë për t'iu përgjigjur. Sofia nuk e kishte vrarë mendjen ndonjëherë se çfarë e shtyn historinë përpara. Me siguri këtë duhet ta bëjnë njerëzit. Po të kishte qenë Zoti apo Fati, njerëzit nuk do të kishin pasur vullnet të lirë.

Kjo e bëri të mendonte diçka krejt tjetër. Pse duhej që filozofi misterioz të luante me të si macja me miun? Pse të mos i shkruante një letër atij? Ai apo ajo me siguri do të linte një zarf të ri në kutinë e postës, gjatë natës ose të nesërmen paradite. Ajo duhet t'i shkruante një letër mësuesit të filozofisë.

Sofia u ul të shkruajë. E kishte vështirë t'i shkruante dikujt që nuk e kishte takuar ndonjëherë. Ajo madje nuk e dinte nëse ishte burrë apo grua. Gjithashtu, nuk e dinte nëse ishte i vjetër apo i ri. Për aq sa mund ta merrte me mend, filozofi misterioz mund ishte ndonjë nga të njohurit e saj.

Më në fund letra ishte gati:

*Shumë i nderuari filozof. Kursi me korrespondecë i filozofisë është pritur me kënaqësi të madhe këtu në shtëpinë tonë. Por*

*ajo që na shqetëson është se duam të dimë se kush jeni ju. Për këtë ju lutemi që të përdorni emrin tuaj të plotë. Si rezultat, do të jeni i mirëpritur përzemërsisht në shtëpi, për të pirë një kafe me ne, por në asnjë mënyrë kur mamaja të jetë këtu. Ajo është në punë nga ora 7.30 deri 17.00 çdo ditë, nga e hëna deri të premten. Unë jam në shkollë gjatë këtyre ditëve, por ndodhem në shtëpi në orën 14.15, me përjashtim të ditës së enjte. Gjithashtu, ju bëjmë të ditur se unë e bëj kafenë shumë të mirë.*
*Ju faleminderit dhe mbetem studentja juaj e vëmendshme, Sofie Amundsen.*

Poshtë, në cep të letrës, ajo shënoi RSVP (përgjigjuni shpejt).

Sofia mendonte se letra ishte tepër formale. Por nuk ishte aq e lehtë t'i zgjidhje fjalët që do t'i drejtoheshin një njeriu që nuk ia kishte parë ndonjëherë fytyrën. Ajo e futi letrën në një zarf rozë dhe e mbylli. Mbi të shkroi: "Për filozofin".

Problemi ishte si ta dërgonte letrën pa e parë e ëma. Duhet të priste derisa të kthehej ajo nga puna, pastaj ta hidhte në kutinë e postës. Të nesërmen duhet të kujtohej të shkonte tek kutia para se të vinin gazetat. Po qe se nuk do të vinte ndonjë letër deri në mbrëmje apo gjatë natës, ajo duhet ta merrte zarfin rozë përsëri.

Përse gjithçka duhet të ishte kaq e ndërlikuar?

Pasdite, megjithëse ishte e premte, ajo shkoi herët në dhomën e saj. E ëma iu lut që të hante diçka, por Sofia i tha që ishte e lodhur dhe kishte dëshirë të lexonte në shtrat. Ndërsa e ëma po rrinte dhe po shikonte televizorin, ajo doli dhe vajti me zarfin tek kutia postare.

E ëma dukej që ishte e merakosur. Që nga ajo historia e lepurit, kishte filluar t'i drejtohej me një ton tjetër. Sofies i vinte keq për të ëmën, por duhej të ngjitej lart, për të mbajtur kutinë e postës në vrojtim.

Kur e ëma u ngjit lart, rreth orës 11.00, Sofia po rrinte tek dritarja dhe po shikonte nga rruga.

- Mos je duke vrojtuar kutinë e postës?
- Unë mund të shikoj ku të dua.
- Unë mendoj se ti ke rënë me të vërtetë në dashuri, Sofi, dhe në qoftë se ai vjen me një letër, këtë nuk do ta bëjë në mes të natës.

Eh! Sofia nuk po e mbyllte dot këtë bisedë për dashurinë. Nga ana tjetër, ajo donte që e ëma ta besonte si të vërtetë këtë gjë.

E ëma vazhdoi:

- Mos është ky, ai i... lepurit dhe cilindrit?

Sofia bëri një shenjë me kokë.

- Me siguri që nuk përdor drogë?

Asaj i erdhi keq për të ëmën. Nuk mund ta linte të vuante në këtë mënyrë duke besuar që kishte të bënte me ndonjë që merr drogë. Nganjëherë të rriturit bëhen si fëmijë.

Ajo tha:

- Mama, të premtoj që kurrë nuk do të provoj gjëra të tilla... dhe ai nuk përdor drogë, por merret vetëm me filozofi.

- Është më i madh se ty?

Sofia pohoi me kokë.

- Dhe merret me fiolozofi.

Sofia tundi kokën për të dytën herë.

- Me siguri që është djalë shumë i mirë, vajza ime. Tani shtrihu për të fjetur.

Megjithatë, Sofia qëndroi zgjuar duke vrojtuar poshtë në rrugë. Rreth orës një ishte aq e lodhur sa po i mbylleshin sytë. Po bëhej gati të flinte, kur vuri re një hije që po dilte nga pylli.

Jashtë ishte errësirë, por ajo mundi të dallojë konturet e një njeriu. Ai ishte një burrë dhe Sofia mendoi se ishte edhe i shkuar në moshë. Pra nuk ishte në një moshë me të. Në kokë mbante një beretë, apo diçka të ngjashme.

Njëherë u duk sikur po shikonte nga shtëpia, por Sofia e kishte mbyllur dritën. Burri shkoi tek kutia e postës dhe la atje një zarf të madh. Atë çast pa letrën e Sofies. Futi dorën dhe e mori. Pak më vonë ai u gjend përsëri në rrugën e pyllit, pastaj u fut në një shteg dhe u zhduk.

Sofia ndiente zemrën që i rrihte fort. Në fillim mendoi të vraponte pas tij me pizhame, por nuk guxoi ta bënte këtë në mes të natës. Atë çast duhet të shkonte të merrte zarfin te kutia e postës.

Pas pak ajo rrëshqiti nëpër shkallë, eci me kujdes në korridor, hapi derën me ngadalë dhe shkoi tek kutia e postës. Shpejt u gjend përsëri në dhomën e saj me zarfin e madh në dorë. U ul në krevat dhe mbajti frymën. Nuk dëgjohej asgjë dhe ajo hapi zarfin e filloi të lexojë.

Nuk priste ndonjë përgjigje për letrën e saj, ajo do të vinte të nesërmen, në mëngjes herët.

### *Fati*

Mirëmëngjes përsëri e dashur Sofi. Më lejo në fillim të sqaroj se, për arsye sigurie, asnjëherë nuk do të provosh të më mbikëqyrësh mua. Ne do të takohemi një ditë, por unë do të vendos për kohën dhe vendin. Tani e thamë këtë gjë dhe ti nuk do të jesh e pabindur, apo jo?

T'u kthehemi filozofëve. Ne pamë se si filozofët u përpoqën të gjenin shpjegime natyraliste për transformimet në natyrë, të cilat më parë ishin shpjeguar nëpërmjet miteve.

Por besimi i vjetër kapte gjithashtu edhe fusha të tjera. Ne e shohim këtë kur bie fjala për *sëmundjet* dhe *shëndetin,* si edhe për *ngjarjet politike*. Për këto grekët kishin një besim supersticioz tek fati.

Me *fatalizëm* kuptojmë atë lloj besimi që e shpjegon gjithçka me anën e paracaktimit. Ne e ndeshim këtë gjatë gjithë historisë botërore deri në ditët tona. Tek ne, këtë lloj besimi e shohim tek "Lagnaden", ose fati, në sagën e vjetër islandeze të Eddas.

Si tek grekët, ashtu edhe në vende të tjera të botës, njerëzit e mësonin fatin nëpërmjet formave të ndryshme të *orakullit*. Me këtë kuptojmë se fati i një personi apo i një shteti mund të interpretohet në mënyra të ndryshme.

Vazhdon të ketë akoma shumë njerëz që besojnë në fallin me letra, në shikimin e dorës apo në vendosjen e yjeve.

Një variant i veçantë norvegjez është vrojtimi i llumit të kafesë. Kur boshatiset filxhani mbetet llumi që shpërndahet në fund të tij. Aty mund të formohen figura të ndryshme, të cilat bëhen të shpjegueshme me ndihmën e imagjinatës. Për shembull, po qe se formohet një si makinë, kjo do të thotë se ke ndër mend të bësh një rrugë të gjatë etj.

Këtu shohim se fallxhoret përpiqen të parashikojnë diçka që është krejtësisht e paparashikueshme. Kjo është tipike për të gjithë. Ajo që thonë është aq e mjegullt, saqë është vështirë t'u kundërvihesh.

Kur vështrojmë yjet lart në qiell, shohim vetëm një grumbull të ngatërruar xixash që ndriçojnë. Megjithatë, edhe sot ka njerëz që

besojnë se pozicioni i tyre mund të jetë domethënës për jetën në tokë. Aktualisht, ka akoma udhëheqës politikë që pyesin astrologët përpara se të marrin ndonjë vendim të rëndësishëm.

### *Orakulli i Delfit*

Grekët e vjetër besonin se mund të pyesnin orakullin e famshëm të Delfit për fatin e tyre. Ata besonin se aty banonte Apolloni, që ishte perëndia i orakujve. Ai fliste nëpërmjet priftëreshës *Pynthia,* e cila rrinte ulur mbi një stol, në një të çarë të tokës. Nga kjo e çarë dilnin gazra hipnotizues, që e bënin Pynthian t'i turbullohej mendja. Kjo kishte rëndësi për ta bërë zëdhënëse të Apollonit.

Kush shkonte në Delfi, në fillim i jepte pyetjen priftit të orakullit, i cili ia kalonte Pynthias. Kjo përgjigjej kaq turbull dhe me kaq nënkuptime, saqë priftit i duhej të bënte shpjegimin e përgjigjes. Grekët kishin besim tek njohuritë e Apollonit dhe besonin se ai i dinte të gjitha, si të kaluarën, ashtu edhe të ardhmen.

Shumë udhëheqës shteti nuk guxonin të shkonin në luftë, apo të merrnin vendime të tjera të rëndësishme, pa pyetur më përpara orakullin e Delfit. Në këtë mënyrë, priftërinjtë e Delfit konsideroheshin si diplomatë apo këshilltarë me njohuri të gjera për popullin dhe vendin.

Mbi tempullin e Delfit qëndronte mbishkrimi i njohur: NJIH VETEN. Kjo do të thoshte se njeriu nuk është gjë tjetër, veçse një krijesë e vdekshme, dhe asnjë krijesë e tillë nuk i shpëton dot fatit të tij.

Grekët kanë shumë histori ku tregohet se si njeriu nuk i shpëton dot fatit të tij. Me kohë u shkruan edhe një numër pjesësh teatrale (tragjedi) mbi persona të tillë "tragjikë". Më e dëgjuara është ajo që bën fjalë për mbretin Edip.

### *Historia dhe mjekësia*

Nuk ishte vetëm jeta e individëve që vendosej nga fati. Grekët besonin gjithashtu se historia botërore drejtohej nga fati, dhe se fati i një lufte varej nga ndërhyrja e perëndive. Edhe sot shumë njerëz mendojnë se

Zoti apo fuqi të fshehta drejtojnë atë që ndodh në histori.

Kur filozofët grekë u përpoqën të gjenin shpjegime natyrore për proceset që ndodhnin në natyrë, filluan edhe historianët e parë të kërkonin të gjenin shkaqe natyrore në procesin e zhvillimit të historisë. Thëniet e trubullta të orakujve, kur një vend e humbte luftën, nuk ishin më një shpjegim i pranueshëm. Historianët më të shquar ishin *Herodoti* (484-424 para Krishtit) dhe *Tuqiditi* (460-400 para Krishtit).

Edhe sëmundjet grekët i shpjegonin si ndërhyrje të perëndive. Shpesh ato shpjegoheshin edhe si dënim nga Zoti. Nga ana tjetër, perënditë mund t'i shëronin njerëzit, po qe se bënin sakrifica në altar.

Ky mendim ishte pa dyshim i veçantë tek grekët. Përpara se të zhvillohej mjekësia moderne, të gjithë ishin të mendimit se sëmundjet vinin si shkak i forcave të mbinatyrshme. Fjala "influencë" do të thotë se njeriu është nën ndikimin e keq të yjeve.

Edhe sot ka shumë njerëz që besojnë se sëmundje të ndryshme, si AIDS-i, janë dënim nga Zoti. Shumë mendojnë se njerëzit e sëmurë mund të kurohen në mënyrë të mbinatyrshme.

Në të njëjtën kohë me drejtimin e ri të filozofisë greke, lindi shkenca greke e mjekësisë, e cila provoi të gjente shkaqe natyrore për sëmundjet dhe shëndetin. Ai që themeloi shkencën mjekësore greke ka qenë *Hipokrati*, i cili ka lindur në ishullin Kos, rreth 460 para Krishtit.

Këshillat më të rëndësishme kundër sëmundjeve, sipas traditës hipokratike, janë sensi i masës në ushqim dhe jetesa e shëndetshme. E natyrshme për njerëzit është që të jenë të shëndetshëm. Sëmundja është një shenjë që natyra ka devijuar nga kursi, për shkak të prishjes së ekuilibrit fizik ose shpirtëror.

Për të pasur shëndet të mirë, duhet të kemi sensin e masës, harmoni dhe "një mendje të shëndoshë në trup të shëndoshë".

Sot flasin shumë për "etikën mjekësore". Kjo do të thotë se një mjek duhet ta praktikojë profesionin e tij në bazë të disa rregullave të njohura të etikës. Një mjek, për shembull, nuk ka të drejtë t'u lëshojë njerëzve të shëndoshë receta për narkotikë. Mjeku duhet të ketë të fshehta profesionale, që do të thotë, të mbajë fshehur ato që i thotë pacienti për sëmundjen e tij. Këto rregulla i kanë rrënjët që në kohën e Hipokratit. Ai kërkonte nga nxënësit e tij që bënin betimin e mëposhtëm:

*Unë do të ndihmoj një të sëmurë në bazë të gjykimit tim dhe mundësive të mia dhe asnjëherë me qëllim për të përkeqësuar sëmundjen apo për të shkaktuar dhembje. Asnjëherë nuk do t'i jap ilaçe helmuese ndonjërit që lutet për këtë dhe as nuk do t'i zbatoj tek ai. Po kështu, nuk do t'i jap asnjë gruaje mundësinë për të abortuar. Do të mbaj jetën dhe profesionin tim të pastër.*
*Nuk do të përdor asnjëherë thikën tek ata që kanë dhembje të padurueshme, por do t'i trajtoj si specialist në këtë fushë.*
*Në çdo shtëpi që do të hyj, do të shkoj me qëllim që të ndihmoj të sëmurin dhe do të qëndroj larg çdo tundimi për të shfrytëzuar trupin e tij, mashkull apo femër, skllav apo i lirë qoftë ky. Çdo herë që, lidhur me profesionin tim, do të shoh ose do të dëgjoj diçka që nuk duhet ta marrin vesh të tjerët, nuk do ta bëj objekt bisede, përkundrazi do ta ruaj si një sekret të shenjtë.*
*Për sa kohë që unë do ta mbaj këtë betim të pashkelur, më lejohet që të gëzoj respekt midis njerëzve, për jeten dhe profesionin tim. Në të kundërtën, pasojat le të bien mbi mua.*

Sofia u hodh përpjetë në krevat, kur u zgjua të shtunën në mëngjes. Mos kishte qenë në ëndërr, apo me të vërtetë e kishte parë filozofin?

Me njërën dorë kërkoi nën krevat. Po! Aty ishte letra që kishte ardhur natën. Iu kujtua që kishte lexuar për supersticionin e grekëve. Nuk kishte qenë në ëndërr.

Ishte e vërtetë që kishte parë filozofin dhe, për më tepër, ajo e kishte parë me sytë e saj, kur mori letrën.

Zbriti, u përkul nën krevat dhe mori të gjitha fletët e shtypura. Po kjo? Thellë nën krevat, afër murit, ishte diçka me ngjyrë të kuqe. Mos ishte shall?

Ajo u zgjat dhe e kapi një shall të kuq mëndafshi. Por shalli nuk ishte i saji.

Filloi ta vështrojë me kujdes dhe u shtang kur lexoi "Hilde" në një cep të tij.

Hilde? Po kush ishte kjo Hilde vallë dhe si mund t'u kryqëzoheshin rrugët në këtë mënyrë?

## SOKRATI

***...i zgjuar është ai që di atë që nuk di...***

Sofia veshi një fustan vere dhe zbriti në kuzhinë. Nëna ishte përkulur mbi sobë. Sofia vendosi të mos thoshte gjë për shallin e mëndafshit.

- I ke marrë gazetat? - e pyeti ajo.

E ëma u kthye.

- A e bën ti këtë punë, të lutem?

Sofia doli përjashta dhe arriti me një frymë tek kutia e postës.

Vetëm gazeta. As që duhej pritur një përgjigje kaq shpejt. Në faqen e parë të një gazete lexoi fluturimthi disa rreshta për një batalion norvegjez, kontigjent i Kombeve të Bashkuara në Liban.

Kontigjent i Kombeve të Bashkuara... a nuk shkruante kështu mbi kartolinën e babait të Hildes. Por ajo mbante pulla norvegjeze. Ndoshta batalioni ka me vete zyrën e tij të postës.

Kur u kthye në kuzhinë e ëma i tha:

- Ke filluar të interesohesh edhe për gazetat tani.

Fatmirësisht, ajo nuk foli më tepër, si gjatë mëngjesit, ashtu dhe gjatë ditës. Kur ajo doli një copë herë, Sofia mori letrat mbi fatin dhe vajti tek vendi i fshehtë.

Zemra filloi t'i rrahë me shpejtësi, kur vuri re një zarf të vogël të bardhë, mbi kutinë me letrat. Ishte e sigurt që letrën aty nuk e kishte lënë ajo.

Edhe ky zarfi ishte njëlloj i lagur anash dhe kishte dy vrima, njëlloj si ai që kishte marrë një ditë më parë.

Të ketë qenë filozofi këtu? E dinte ai vendin e saj të fshehtë? Pse ishin zarfet të lagur?

Këto pyetje e bënë që t'i vinte mendja rrotull. Hapi zarfin dhe lexoi përmbajtjen.

*E dashur Sofi. E lexova letrën tënde me interesim të madh dhe ndërkohë edhe me pak keqardhje. Jam i detyruar të të zhgënjej lidhur me ftesën për kafe. Ne do të*

*takohemi një ditë, por për njëfarë kohe jam i detyruar të mos dukem në rrugën e kapitenit.*

*Duhet të shtoj se këtej e tutje nuk do të t'i dorëzoj letrat personalisht. Do të ishte një punë e pamenduar mirë. Letrat do të t'i dërgoj me anën e lajmëtarit tim të vogël dhe, për këtë, ato do të vijnë drejt në vendin tënd të fshehtë në kopsht.*

*Ti mund të vazhdosh të mbash lidhje me mua derisa ta shohësh të arsyeshme. Nëse pranon, dërgo një zarf rozë, me një copë të vogël keku në të, ose një lugë sheqer. Kur ta gjejë lajmëtari atë, do ta sjellë tek unë.*

*P. S. Nuk është sjellje e mirë nga ana ime, që të refuzoj ftesën për kafe nga një damë e vogël. Por nganjëherë është e nevojshme.*

*P.P.S. Nëse do të gjesh ndonjë shall mëndafshi, të lutem që ta kesh kujdes. Nganjëherë gjërat personale ngatërrohen me njëra-tjetrën, veçanërisht në shkollë apo vende të ngjashme, dhe kjo është një shkollë filozofie.*

*Të fala, Alberto Knoks.*

Sofia ishte vetëm katërmbëdhjetë vjeçe dhe gjatë kësaj kohë kishte marrë shumë letra, veçanërisht për Krishtlindje dhe për ditëlindje, por letër si kjo nuk kishte marrë asnjëherë.

Letra nuk kishte ndonjë pullë dhe nuk e kishin lënë tek kutia e postës, por e kishin dërguar drejt tek vendi tepër i fshehtë. E çuditshme ishte që zarfi ishte i lagur, edhe pse nuk binte shi.

Edhe puna e shallit nuk ishte më pak e çuditshme. Filozofi kishte edhe një nxënëse tjetër. Shumë mirë. Dhe kjo nxënësja tjetër na paskësh humbur një shall të kuq të mëndafshtë. Shumë mirë. Por si kishte arritur ajo ta humbiste shallin, pikërisht nën krevatin e Sofies?

Edhe ky emri Alberto Knoks... çfarë lloj emri ishte ky?

Me këtë zarf asaj i ishte mbushur mendja top se kishte një lidhje midis mësuesit të filozofisë dhe Hilde Møller Knag. Por faktin që edhe babai i Hildes ngatërronte adresat, ajo nuk e kuptonte dot.

Sofia rrinte ulur dhe mendonte se ç'lidhje mund të kishte midis Hildes dhe asaj vetë. Më në fund e mbylli. Filozofi i kishte shkruar se një ditë ata do të takoheshin. A do të takohej edhe me Hilden?

Ajo vështroi letrën dhe aty dalloi që ishin shkruar edhe disa rreshta në faqen tjetër:

*A është ndrojtja e natyrshme?*
*I zgjuar është ai që di atë që nuk di.*
*Njohuritë e vërteta vijnë nga brenda.*
*Kush e njeh të drejtën, vepron drejt.*

Sofia e kishte kuptuar se fjalitë e shkurtra, që vinin me zarfe të bardhë, e përgatitnin për zarfin tjetër të madh që vinte pas tij. Papritur i erdhi një mendim: Nëse lajmëtari do ta sillte zarfin e verdhë deri tek vendi i fshehtë, ajo mund ta priste këtu. A ishte lajmëtari një "ai" apo një "ajo". Cilido që të ishte, do t'i jepte asaj pak më tepër sqarime lidhur me filozofin. Në letër thuhej se lajmëtari ishte i vogël. Mos ishte ndonjë fëmijë?

A është ndrojtja natyrale?! Sofia e dinte që ajo ishte një fjalë që përdorej, për shembull, për atë që ndien kur del lakuriq. Por a ia vlen të shqetësohesh për një gjë të tillë? Që të jetë diçka natyrale, do të thotë që vlen për të gjithë njerëzit. Por në shumë vende të botës nuk e kanë për gjë të dalin lakuriq, përkundrazi e kanë të natyrshme. Është "shoqëria" ajo që vendos, nëse diçka shkon apo nuk shkon. Kur ishte gjyshja e re, vajzat nuk bënin plazh me gjoksin jashtë. Por sot kjo është bërë një gjë e natyrshme. Në të njëjtën kohë, në shumë vende të botës kjo gjë ishte e ndaluar. Sofia tundi kokën. A mund të ishte kjo filozofi?

Pastaj vinte fjalia tjetër: "I zgjuar është ai që di atë që nuk di".

Nëse filozofi mendonte që i zgjuar mund të jetë ai që e di që nuk mund të dijë gjithë ç'ka mbi tokë e nën qiell, sesa një tjetër që di pak dhe mendon që di shumë, ajo ishte e një mendimi më të. Sofia nuk kishte menduar ndonjëherë për këtë gjë. Por sa më tepër e vriste mendjen, aq më e qartë i bëhej se të dish atë që nuk e di, është një formë "diturie". Idiotizmi më i madh ishte të hiqeshe sikur i di të gjitha, kur nuk di asgjë.

Më pas vinte çëshja lidhur me njohuritë. Të gjitha njohuritë vinin nga jashtë dhe në një kohë të caktuar hynin në kokat e njerëzve. Nga ana tjetër, Sofies i kujtohej se si e ëma apo mësuesit, përpiqeshin t'i

mësonin asaj diçka që nuk i hynte në kokë. Nëse ajo vërtet kishte mësuar diçka, kjo kishte ndodhur sepse ajo, në njëfarë mënyre, kishte punuar me veten për këtë gjë. Dukej sikur befasisht kishte kuptuar diçka, dhe kjo ishte sigurisht ajo që quhet njohuri.

Sofies iu duk se i kishte zgjidhur me sukses tre pyetjet e para, por vinte e katërta, që ishte kaq e çuditshme, saqë ajo filloi të buzëqeshë. Kush e njeh të drejtën, vepron drejt.

A donte të thoshte kjo se kur një person grabit një bankë, e bën këtë sepse nuk e di se ç'bën? Ajo nuk e besonte këtë gjë. Nga ana tjetër, kur fëmijët apo të rriturit bëjnë ndonjë gjë të ndaluar, më vonë pendohen, pikërisht sepse kjo gjë ishte bërë në kundërshtim me gjykimin e tyre të drejtë.

Ndërsa rrinte e mendohej, dëgjoi kërcitjen e degëve të thata të gardhit nga ana e pyllit. Mos ishte lajmëtari? Sofia ndjeu zemrën t'i rrahë në gjoks. Ajo filloi të frikësohej pak, kur dëgjoi frymëmarrjen e një kafshe.

Një sekondë më vonë, një qen i madh hyri në vendin e fshehtë. Ishte një labrador. Në gojë kishte një zarf të madh të verdhë, që e lëshoi tek këmbët e Sofies. E gjithë kjo ndodhi kaq shpejt, saqë Sofia nuk pati asnjë mundësi lëvizjeje. Pas pak ajo u gjend me zarfin e madh në dorë, ndërsa qeni i verdhë ishte zhdukur në pyll.

Menjëherë i erdhi për të qarë. Dhe filloi të qajë.

Nuk e dinte sa qëndroi aty, por pas njëfarë kohe u përmend.

Kështu, pra, ky na paska qenë lajmëtari. Ja pse zarfet e bardhë ishin të lagur anash dhe pikërisht për këtë kishin ato dy vrimat. Kuptohet vetiu se pse duhej që të vinte një copë të vogël keku apo një lugë sheqer në letrat që do të dërgonte.

Nuk ishte treguar aq e zgjuar. Që lajmëtari të ishte një qen i stërvitur, nuk i kishte vajtur mendja. Kështu që duhet ta harronte se me anën e tij do të zbulonte ku fshihej Alberto Knoks.

Sofia hapi zarfin e madh dhe filloi të lexojë.

### *Filozofia në Athinë*

E dashur Sofi. Ndërsa lexon këtë letër, do ta kesh takuar Hermesin. Për arsye sigurie, po dërgoj një qen tek ty. Vetëm mos u shqetëso. Ai është

shumë i sjellshëm dhe më i kuptueshëm se shumë njerëz. Mbi të gjitha, ai nuk përpiqet të lërë përshtypjen se është më i zgjuar se ç'është.

Duhet të kesh parasysh se edhe emri i tij nuk është i rastit. Hermesi ka qenë lajmëtari i perëndive. Ai ka qenë gjithashtu edhe perëndia i detarëve, por ne nuk do të merremi me këtë gjë, të paktën tani për tani. E rëndësishme është që Hermesi i ka dhënë emrin fjalës "hermetik", që do të thotë i fshehtë dhe i papranueshëm. Prandaj Hermesi do të kujdeset që të na mbajë fshehur nga njëri-tjetri.

Kështu, postieri u paraqit. Ai e meriton emrin dhe ka një sjellje me të vërtetë të mirë.

Po kthehemi përsëri te filozofët. Pjesën e parë tashmë e kemi lënë pas. Me këtë kuptojmë filozofët natyralistë dhe ndarjen e tyre të plotë nga bota mitologjike. Tani do të shohim tre nga filozofët më të mëdhenj klasikë. Ata quhen Sokrat, Platon dhe Aristotel. Secili, në mënyrën e tij, ka pasur ndikim të madh në civilizimin evropian.

Filozofët natyralistë u quajtën "parasokratikë", sepse kanë jetuar para Sokratit. Demokriti vdiq disa vjet pas Sokratit, por mendimet e tij i takojnë kohës parasokratike të filozofisë natyraliste. Ne i referohemi Sokratit, jo vetëm në kohë, por edhe gjeografikisht. Sokrati është filozofi i parë i lindur në Athinë dhe ai, së bashku me dy pasardhësit, ka jetuar dhe punuar në Athinë. Të kujtohet se edhe Anaksagora ka banuar për një kohë në këtë qytet, por e përzunë nga Athina kishte thënë që dielli është një top i zjarrtë. (Se mos Sokratin e trajtuan më mirë!)

Që nga koha e Sokratit, Athina u bë qendër e kulturës greke. Eshtë për t'u shënuar se vetë projekti i filozofëve ecën në mënyrë progresive nga filozofët natyralistë tek Sokrati. Para se të fillojmë me Sokratin do të flasim pak për *sofistët*, që dominonin në skenën e Athinës në kohën e Sokratit.

Perdja u ngrit, Sofi. Historia e mendimeve është si një dramë me shumë akte.

## *Njeriu në qendër*

Prej afro 450 vjetësh para Krishtit, Athina u bë qendra e kulturës greke. Tani filozofia mori një drejtim të ri.

Filozofët natyralistë ishin, prej të parit deri tek i fundit, shkencëtarë natyralistë. Për këtë ata zënë një vend të rëndësishëm edhe në historinë e shkencës. Në Athinë u përqendrua vëmendja më shumë mbi njeriun dhe vendin e tij në shoqëri.

Në Athinë u zhvillua gradualisht demokracia në mbledhjet popullore dhe gjykatat. Në mënyrë që demokracia të funksiononte, populli duhej të edukohej që të merrte pjesë në proceset demokratike. Që një demokraci e re ka nevojë të propagandohet, është diçka që vihet re edhe në ditët tona. Tek athinasit, mbi të gjitha, ishte e rëndësishme të zotërojnë artin e të folurit (gojëtarinë).

Nga kolonitë greke shkuan në Athinë një grup mësuesish shëtitës dhe filozofësh. Këta e quanin veten *sofistë.* Sofist do të thotë person i mësuar dhe i ditur. Në Athinë sofistët jepnin mësime kundrejt një pagese.

Sofistët kishin një karakteristikë të rëndësishme, të përbashkët me filozofët natyralistë. Ata kritikonin mitologjinë tradicionale. Por, në të njëjtën kohë, ata mohonin atë që ata quanin spekulim filozofik të panevojshëm. Ata mendonin se edhe pse mund të gjendeshin përgjigje për pyetje filozofike, njerëzit nuk do të mund ta njihnin të vërtetën për të fshehtat e natyrës dhe universit. Një pikëpamje e tillë në filozofi quhet *skepticizëm.*

Por edhe pse nuk mund të gjejmë përgjigje për të gjitha të fshehtat e natyrës, ne e dimë që jemi njerëz dhe duhet të mësojmë të rrojmë në shoqëri. Sofistët vendosën të merreshin me njeriun dhe vendin e tij në shoqëri.

"Njeriu është masë për çdo gjë", thoshte Protagora (487-420 para Krishtit). Me këtë ai donte të thoshte që çdo gjë, e drejtë apo e padrejtë, e mirë apo e keqe, duhej të shihej gjithmonë në lidhje me nevojat e njeriut. Kur e pyetën njëherë, a besonte në perënditë greke, ai u përgjigj se, "problemi është i vështirë dhe jeta është e shkurtër". Një person të tillë, që nuk është i sigurt në ekzistencën e Zotit, e quajmë *agnostik.*

Sofistët kishin udhëtuar shumë nëpër botë dhe kishin parë forma të ndryshme qeverisjeje. Ata kishin vënë re se, si mbledhjet, ashtu dhe ligjet e secilit qytet-shtet, ndryshonin nga njëri-tjetri. Mbi këtë bazë ata debatuan në Athinë për çfarë ishte *natyrale* dhe çfarë ishte *sociale.* Me këtë i hapën rrugë kritikës sociale në qytetin-shtet të Athinës.

Ata thoshin se shprehja "ndrojtje natyrale" jo gjithmonë ia arrin qëllimit, sepse po të ishte e natyrshme, atëherë duhet të ishte e lindur. Është e lindur kjo, Sofi, apo është sociale? Për dikë që ka udhëtuar nëpër botë, pyetja mund të jetë e thjeshtë: Nuk është natyrale, ose e lindur, që të kesh turp të dalësh kakuriq. Ndrojtja, ose paturpësia, janë katërcipërisht çështje të bindjes sociale.

Siç mund ta marrësh me mend, sofistët shtegtarë u hapën një debat të hidhur athinasve, për faktin që nuk ka *norma* absolute se çfarë është e drejtë dhe çfarë e gabuar.

Sokrati, nga ana tjetër, provoi të argumentojë se disa nga këto norma janë në fakt absolute dhe me vlerë të përgjithshme.

## *Kush ishte Sokrati*

Sokrati (470-399 para Krishtit) është ndoshta personi më enigmatik në gjithë historinë e filozofisë. Ai nuk ka lënë asgjë të shkruar, megjithatë është ndër ata që kanë pasur një ndikim të madh në mendimin evropian. Vdekja e tij dramatike nuk ka ndikuar në këtë gjë.

Dimë se ka lindur në Athinë dhe se e kalonte pjesën më të madhe të kohës nëpër porta dhe sheshe publike, ku bisedonte me njerëz të ndryshëm. Drurët e pyllit nuk mund të më mësojnë ndonjë gjë, thoshte ai. Nganjëherë binte në mendime me orë të tëra. Edhe pse gjatë jetës së tij shihej si person enigmatik, pas vdekjes u konsiderua si themelues i një radhe shkollash të mendimit filozofik. Pikërisht sepse ishte enigmatik dhe evaziv, shkolla të ndryshme të mendimit filozofik Sokratin e quanin secila të vetin.

Dimë gjithashtu se ka qenë shumë i shëmtuar, i pakët nga trupi dhe me sy të kërcyer e hundë të trashë. Gjithashtu, thonë se ishte "shumë i sjellshëm". Dhe më tej: "Mund të kërkosh në të kaluarën, mund të kërkosh në të ardhmen, por një të dytë si ai nuk e gjen kurrë". Megjithatë u dënua me vdekje për filozofinë e tij.

Jeta e Sokratit njihet kryesisht nëpërmjet Platonit, i cili ka qenë një nga nxënësit e tij dhe u bë një nga filozofët më të mëdhenj në histori. Platoni shkroi mjaft *dialogje*, ose biseda filozofike, ku përdor Sokratin

si zëdhënës të tij.

Kur Platoni vë në gojë të Sokratit ndonjë fjalë, nuk jemi të bindur që kjo është me siguri e Sokratit. Po kështu, nuk është e lehtë të dallosh se ku mbarojnë mësimet e Sokratit dhe ku fillojnë fjalët e Platonit. Të njëjtat probleme ndesh edhe për persona të tjerë historikë që nuk kanë lënë ndonjë gjë të shkruar. Shembulli më i njohur është natyrisht Jezusi. Ne nuk jemi të sigurt nëse "Jezusi historik" i ka thënë në të vërtetë ato fjalë që Mateu ose Luka, kanë vënë në gojën e tij. Kështu, gjithmonë do të mbetet enigmë se çfarë ka thënë në të vërtetë "Sokrati historik".

Se kush ishte në të vërtetë Sokrati, nuk ka edhe aq rëndësi. Është pa dyshim portreti që Platoni ka bërë për atë që frymëzoi mendimet e botës perëndimore për rreth 2500 vjet.

### *Gojëtaria*

Vetë thelbi i aktivitetit të Sokratit qëndron në atë që ai nuk paraqitej si njeri që donte të mësonte të tjerët. Përkundrazi, ai të linte përshtypjen se donte të mësonte nga bashkëbiseduesi. Në vend që të jepte mësime, siç bënin të tjerët, ai *bisedonte*.

Por ai nuk do të ishte bërë një filozof i dëgjuar dhe as që do të ishte dënuar me vdekje në qoftë se vetëm do të dëgjonte atë që fliste. Ai i bënte pyetjet për të filluar diskutimin dhe bënte sikur nuk dinte asgjë. Gjatë diskutimit i kujtonte bashkëbiseduesit pikat e dobëta në argumentet e tij. Kështu, bashkëbiseduesi e ndiente veten ngushtë dhe në fund ishte i detyruar të pranonte atë që ishte e drejtë dhe atë që ishte e gabuar.

Thuhet se nëna e Sokratit ka qenë mami dhe Sokrati e krahasonte aktivitetin e tij me funksionin e mamisë. Ajo nuk e lind fëmijën, por ndihmon në lindjen e fëmijës. Kështu, Sokrati e shihte si detyrë të tij të ndihmonte njerëzit që t'u lindte një gjykim i drejtë, përderisa të kuptuarit vjen nga brenda individit. Ai nuk mund të merret nga një tjetër. Vetëm kur kuptimi vjen nga brenda, të shpie në një gjykim të drejtë.

Po e saktësoj: aftësia për të lindur fëmijë është natyrale. Gjithashtu, cilido mund t'i kuptojë të vërtetat filozofike, mjafton që të përdorë arsyen. Të përdorësh arsyen do të thotë të futesh thellë në veten tënde dhe të përdorësh çfarë ka aty.

Duke luajtur rolin e atij që nuk di, Sokrati i bënte njerëzit, të përdornin imagjinatën e tyre. Sokrati jepte përshtypjen që ishte më i paditur se bashkëfolësi dhe kjo quhet "ironi sokratike". Në këtë mënyrë ai kishte mundësi të zbulonte pikat e dobëta në mendimet e athinasve. Kjo ndodhte në mes të sheshit, publikisht. Një takim me Sokratin ishte njëlloj sikur të bëheshe budalla dhe të bëje për të qeshur publikun rreth teje.

Për këtë, ai mori mbi vete urrejtjen e disa njerëzve, veçanërisht të atyre që kishin njëfarë peshe në komunitet. "Athina është një kalë i plogësht", thoshte Sokrati, "dhe unë jam zekthi, që provon ta zgjojë dhe ta futë në jetë". (Çfarë bëjnë me zekthin, Sofi? Mund të më përgjigjesh për këtë?)

## *Një zë hyjnor*

Sokrati nuk kishte si qëllim t'i bezdiste bashkëqytetarët kur i mbante vazhdimisht në shënjestër. Kishte diçka brenda tij, që nuk i linte rrugë tjetër. Ai thoshte vazhdimisht se kishte një "zë hyjnor" brenda tij. Sokrati protestonte, për shembull, kundër atyre që ishin për dënimin e njerëzve me vdekje. Ai refuzonte t'i denonconte armiqtë e tij politikë. Në fund kjo i kushtoi jetën.

Në vitin 399 para Krishtit, ai u akuzua për "njohje publike të perëndive të reja" dhe për "korruptim të rinisë". Me shumicë votash, u njoh fajtor nga një juri prej 500 vetash.

Ai kishte mundësi për ta apeluar vendimin dhe sigurisht mund ta kishte shpëtuar lëkurën po të ishte larguar nga Athina. Por, po ta kishte bërë këtë, nuk do të kishte qenë Sokrati. Ai e vlerësonte ndërgjegjen e tij dhe të vërtetën, shumë më lart se jetën e tij. Ai e siguroi jurinë, se kishte vepruar vetëm në interes të shtetit. Megjithatë e dënuan me vdekje. Pak më vonë, në prani të miqve të tij, piu gotën me helm. Pastaj u rrëzua dhe vdiq.

Pse, Sofi? Pse duhej të vdiste Sokrati? Ka 2400 vjet që njerëzit e bëjnë këtë pyetje. Por ai nuk është njeriu i vetëm në historinë njerëzore, që ka vuajtur dhe është dënuar me vdekje për shkak të bindjeve të tij. Tashmë e kemi përmendur Jezusin dhe mund të themi se ka me të

vërtetë shumë vija paralele midis tij dhe Sokratit. Unë do të përmend disa.

Të dy, si Jezusi edhe Sokrati, janë konsideruar si persona enigmatikë nga bashkëkohësit e tyre. Të dy nuk na kanë lënë asgjë të shkruar nga mësimet e tyre. Ne i njohim ata vetëm nëpërmjet përshkrimit të dishepujve të tyre. E sigurt është se që të dy kanë qenë mjeshtër në artin e gojëtarisë. Të dy flisnin me një vetëbesim të tillë që të entuziazmon dhe të bën për vete. Për më tepër, të dy thoshin se flisnin në emër të diçkaje më të madhe se ata vetë. Ata sfiduan të fuqishmit e komunitetit duke kritikuar të gjitha format e padrejtësisë dhe shtypjes, por ky aktivitet u kushtoi jetën.

Edhe gjykimi i tyre ka të njëjtat paralele. Që të dy mund ta apelonin vendimin, që t ë mund të shpëtonin jetën e tyre. Por ata e ndienin që kishin një mision për të kryer deri në fund, pavarësisht nga sakrifica që kërkonte. Duke e përballuar vdekjen me kaq kurajë, ata patën pasues të panumërt edhe pas vdekjes.

Kur bëj paralelizëm midis Jezusit dhe Sokratit, nuk dua të them që ata ishin njëlloj. Mbi të gjitha dua të theksoj se, të dy kishin një mesazh, që ishte lidhur në mënyrë të pazgjidhshme me kurajën e tyre.

## *Një xhol në Athinë*

Sokrati, Sofi! Ne nuk kemi mbaruar me të, thua ti me vete. Ne kemi thënë diçka për metodën e tij, por kush ishte projekti i tij filozofik?

Sokrati ka qenë bashkëkohës me sofistët. Ashtu si ata, edhe ai ishte më tepër i interesuar për njerëzit dhe jetën e tyre, sesa për probleme të filozofisë natyraliste. Një filozof romak, *Ciceroni,* tha disa qindra vjet më vonë se, Sokrati "e thirri filozofinë nga qielli dhe e vendosi në tokë të banojë në qytete, duke e futur nëpër shtëpi, e duke i bërë njerëzit të mendojnë për jetën dhe etikën, për të mirën dhe të keqen".

Por Sokrati ndahej nga sofistët në një pikë të rëndësishme. Ai nuk e quante veten sofist, që do të thotë person i mësuar dhe i ditur. Ndryshe

nga sofistët, ai nuk kërkonte të paguhej për mësimet e tij. Jo, Sokrati e quante veten "filozof" në kuptimin e vërtetë të fjalës. "Filo-sof" do të thotë ai që do diturinë.

Je ulur mirë, Sofi? Për vazhdimin e kursit është e rëndësishme që ti të bësh dallim midis një sofisti dhe një filozofi. Sofistët paguheshin për ato pak a shumë interpretime të sofistikuara dhe të tillë shkojnë e vijnë gjatë gjithë historisë. E kam fjalën për gjithë ata mësues dhe persona artificialë që, edhe pse dinë shumë pak, ngulin këmbë që dinë shumë dhe guxojnë të japin mendime për probleme që as ia kanë idenë. Ndonjë nga këta "sofistë" me siguri do ta kesh takuar tashmë gjatë jetës tënde të re. Një *filozof* i vërtetë është diçka krejt tjetër. Një filozof e di që realisht di shumë pak. Pikërisht për këtë ai përpiqet vazhdimisht të arrijë gjykimin e vërtetë. Sokrati ishte një nga këta njerëz të rrallë. Ai e dinte që nuk dinte asgjë për jetën dhe botën. Dhe më e rëndësishmja: ai ishte i shqetësuar ngaqë dinte kaq pak.

Një filozof, pra, e di që ka shumë gjëra që ai nuk i kupton. Dhe kjo e shqetëson atë. Në këtë drejtim, ai përsëri është më i zgjuar se ata që përpiqen të manifestojnë njohuritë e tyre të mëdha për gjëra që nuk i dinë. "I zgjuar është ai që di atë që nuk di", them unë. Vetë Sokrati ka thënë se ai dinte vetëm një gjë, që ai nuk dinte asgjë. Duhet ta mbash mend këtë gjë, sepse e gjen rrallë edhe tek vetë filozofët. Prandaj mund të jetë e rrezikshme po të deklarohet publikisht, madje mund të të kushtojë edhe jetën. Gjithmonë ai që *pyet* është i rrezikshëm. Nuk është fare e rrezikshme të përgjigjesh. Një pyetje e vetme mund të jetë më shpërthyese se një mijë përgjigje.

Ke dëgjuar për rrobat e reja të mbretit? Në të vërtetë, mbreti ishte fare i zhveshur, por asnjë vartës nuk guxonte t'ia thoshte këtë. Diku nga fundi ishte një djalë i vogël që thirri: Mbreti është lakuriq. Ai ishte një djalë me *kurajë*, Sofie. Njëlloj Sokrati guxoi dhe tha se sa pak dimë ne njerëzit. Për ngjashmërinë midis fëmijës dhe filozofit kemi folur tashmë më parë.

Po e saktësoj: njerëzimi është ballafaquar me një numër pyetjesh të vështira, të cilave ne nuk jemi në gjendje t'u përgjigjemi. Dhe ka vetëm dy mundësi: ose të gënjejmë veten dhe të tjerët duke ngulur këmbë që ne dimë atë që është e rëndësishme për t'u ditur, ose të mbyllim sytë para pyetjeve të rëndësishme njëherë e përgjithmonë

dhe t'i largohemi progresit. Në këtë mënyrë është i ndarë edhe njerëzimi. Njerëzit, të flasim në përgjithësi, nuk janë as plotësisht të sigurt dhe as plotësisht indiferentë. (Të dy llojet futen thellë në gëzofin e lepurit.) Është njëlloj sikur ndan letrat e bixhozit në dysh, e dashur Sofi. Letrat e kuqe në një anë dhe të zezat në anën tjetër. Por, herë pas here, del një xhol nga depozita, që nuk është as maço as karo, as kupë dhe as spathi. Sokrati ishte një xhol i tillë në Athinë. Ai nuk ishte as tepër i sigurt dhe as indiferent. Ai dinte vetëm atë që nuk dinte gjë, dhe kjo e shqetësonte atë. Kështu, ai u bë filozof, një njeri që nuk jepet, një njeri që pa u lodhur, kërkon të arrijë të vërtetën.

Thonë që një athinas pyeti një herë orakullin e Delfit se kush ishte njeriu më i zgjuar në Athinë. Orakulli ishte përgjigjur se ishte Sokrati. Kur Sokrati e dëgjoi këtë mbeti i çuditur. (Unë besoj se do të ketë qeshur, Sofi.) Ai doli menjëherë dhe shkoi tek një njeri, të cilin, ai dhe qytetarët e tjerë, e mbanin për shumë të ditur. Por, kur ai nuk mundi t'i japë Sokratit përgjigje të qartë për pyetjet që bëri, atëherë Sokrati kuptoi që orakulli kishte të drejtë.

Për Sokratin ishte e rëndësishme të gjente një themel të sigurt për njohuritë. Ai besonte që ky themel ishte arsyeja njerëzore. Me besimin e tij të plotë në arsyen njerëzore ai ishte një *racionalist* tipik.

### *Njohuritë e drejta të çojnë në veprime të drejta*

Unë të kam treguar tashmë se Sokrati thoshte se kishte një zë hyjnor brenda tij, dhe kjo "ndërgjegje" i thoshte atij çfarë ishte e drejtë. "Ai që e di se ç'është e mira, bën gjithashtu mirë", thoshte ai. Ai mendonte se njohuritë e drejta, të çojnë në veprime të drejta. Vetëm kush vepron drejt, është një "njeri i drejtë". Kur ne veprojmë gabim, e bëjmë sepse nuk dimë më shumë. Prandaj është e rëndësishme të rrisim dijet tona. Sokrati ishte i preokupuar të gjente përkufizime krejtësisht të qarta dhe universale për çfarë është e mirë dhe çfarë është e keqe. Në kundërshtim me sofistët, ai besonte se aftësia për të zgjedhur midis së mirës dhe së keqes gjendet në arsyen njerëzore dhe jo në gjirin e shoqërisë njerëzore.

Mund të mendosh që këtë të fundit nuk mund ta gëlltitësh kollaj, Sofi. Po provoj përsëri: Sokrati besonte se ishte e pamundur të ishe i

lumtur, nëse veproje kundër gjykimit tënd të drejtë. Dhe ai që e di se si mund të jetë një njeri i lumtur, do të provojë që të jetë i tillë. Për këtë edhe ai që e di se ç'është e drejta, do të dojë që të veprojë drejt, sepse nuk ka njeri që të dojë të jetë fatkeq.

Si mendon ti, Sofi? A mund të jetosh e lumtur, po qe se vazhdimisht bën gjëra që i ndien që nuk janë të drejta? Ka akoma shumë njerëz që gënjejnë, vjedhin dhe përflasin të tjerët. Shumë mirë! Ata e dinë që kjo nuk është gjë e mirë dhe është e padrejtë, po të duash ti. Por a mendon ti, se kjo gjë i bën ata të lumtur?

Sokrati mendonte që jo.

Kur Sofia mbaroi letrën mbi Sokratin, shpejtoi ta futë tek kutia dhe vrapoi në kopsht. Për të evituar një mori pyetjesh se ku kishte qenë, duhej të ishte në shtëpi përpara se e ëma të kthehej nga puna. Ajo i kishte premtuar të lante pjatat.

Nuk kishte arritur të thante ujin, kur e ëma hyri me dy qese të rënda. Ndoshta për këtë arsye ajo i tha:

- Je pak si e hutuar këto ditë, Sofi.

Sofia nuk e kuptoi si e tha, por fjalët dolën vetë:

- Sigurisht, nga Sokrati.

- Sokrati?

Nëna hapi sytë.

- Është për të ardhur keq që vdiq ashtu, - vazhdoi Sofia e thelluar në mendime.

- O Zot, Sofi! Nuk di ç'të bëj.

- Edhe Sokrati po kështu. E vetmja gjë që dinte ai, ishte që nuk dinte asgjë. Megjithatë, ishte njeriu më i zgjuar në Athinë.

E ëma mbeti pa fjalë. Më në fund tha:

- E ke mësuar në shkollë këtë?

Sofia tundi kokën fort.

- Atje ne nuk mësojmë asgjë... Ajo që e dallon një mësues nga një filozof i vërtetë është se mësuesi mendon se ka dijeni të mëdha, të cilat vazhdimisht ua dikton nxënësve. Një filozof përpiqet t'i gjejë gjërat së bashku me nxënësit e tij.

- Kështu, përsëri po flasim për lepurin e bardhë. E di çfarë, unë kërkoj të më thuash se kush është ky djali që njeh ti, po qe se nuk do

që të mendoj se është pak si i luajtur.

Sofia i la pjatat dhe tregoi të ëmën me gisht.

- Nuk është ai i luajtur. Ai do që t'i shqetësojë të tjerët dhe kjo për t'i bërë që të dalin nga mënyra e vjetër e të menduarit.

- Mjaft, tani e mbyllim. Unë mendoj që ai është pak i paformuar.

Sofia u kthye përsëri nga pjatat.

- Ai nuk është as i formuar dhe as i paformuar. Ai vetëm provon të arrijë diturinë e vërtetë. Ka një ndryshim të madh midis një xholi të vërtetë dhe gjithë letrave të tjera.

- Mos përmende gjë fjalën xhol?

Sofia pohoi.

- Ke menduar ndonjëherë sa karo apo spathi ka në tufën me letra? Ka edhe maço, dhe kupa gjithashtu, por ka vetëm një xhol.

- Sesi përgjigjesh kështu, vajza ime!

- Edhe ti, sesi pyet!

E ëma i kishte nxjerrë të gjitha ç'kishte blerë. Mori gazetat dhe shkoi në dhomën e ndenjjes. Sofies iu duk se ajo përsëri e mbylli derën pak me forcë.

Kur mbaroi me pjatat u ngjit lart në dhomën e saj. Shallin e kuq me legot i kishte lënë lart mbi dollap. Tani i mori përsëri dhe i vështroi me kujdes.

Hilde...

## ATHINA

### *...mbi rrënoja ishin ngritur shumë ndërtesa të larta...*

Pasdite nëna e Sofies shkoi për vizitë te një shoqe. Sapo iku ajo, Sofia doli në kopsht dhe vajti drejt tek vendi i fshehtë. Aty gjeti një paketë të trashë pas kutisë së madhe metalike. Sofia shpejtoi ta hapë. Ishte një videokasetë.

Ajo u kthye në shtëpi. Një videokasetë. Ishte diçka krejt e re. Nga e dinte filozofi që ajo kishte videoaparat dhe çfarë kishte në kasetë?

Sofia e vendosi kasetën në videoaparat. Në ekran doli pamja e një qyteti të madh. Nuk iu desh shumë kohë të kuptonte që ishte Athina, sepse menjëherë doli në ekran Akropoli. Sofia i kishte parë rrënojat edhe më parë.

Kjo ishte një pamje e gjallë. Midis rrënojave të tempullit lëviznin turistë me veshje të lehta dhe me aparate fotografikë në qafë. Një nga ata mbante një pllakat. Pllakati doli përsëri. Nuk shkruante "Hilde" aty?

Pak më vonë doli nga afër figura e një burri me moshë mesatare. Ai ishte i shkurtër, kishte mjekër të zezë dhe mbante një beretë blu. Ai pa kamerën dhe tha:

- Mirë se vjen në Athinë, Sofi. Sigurisht mund ta kesh kuptuar se unë jam Alberto Knoks. Nëse nuk e ke kuptuar po e përsëris se lepuri i bardhë vazhdon të dalë nga cilindri i zi i universit. Ne jemi në Akropol, që do të thotë "keshtjellë", ose më saktë "qytet në lartësi". Këtu kanë jetuar njerëz që prej kohës së gurit. Arsyeja është pozicioni strategjik. Kjo pllajë mbrohej lehtë nga armiqtë. Nga Akropoli shikon gjithashtu një pamje të mrekullueshme të njërit prej porteve më të mirë të Mesdheut... Që kur Athina filloi të zhvillohej në fushën poshtë pllajës, Akropoli u përdor si fortesë dhe si vend tempujsh. Në fillim të gjysmës së parë të viteve 400 para Krishtit, persët hynë në luftë me athinasit dhe, në vitin 480 para Krishtit, mbreti i Persisë, *Kserkses*,

e plaçkiti Athinën dhe dogji të gjitha shtëpitë e vjetra prej druri në Akropol. Një vit më vonë persët u mundën dhe prej kësaj kohe filluan vitet e arta për Athinën. Akropoli u rindërtua më krenar dhe më i bukur se më parë, por tani vetëm si vend i shenjtë. Ka qenë pikërisht kjo kohë kur Sokrati shkonte nëpër porta e sheshe dhe bisedonte me athinasit. Ai mund të ketë qenë dëshmitar i ringritjes së Akropolit dhe ndërtimit të gjithë këtyre ndërtesave krenare që shohim përreth. Dhe çfarë ndërtimesh! Nga pas shihet tempulli më i madh. Ai quhet Parthenon, vendi i Virgjëreshës, dhe është ngritur për nder të perëndeshës *Athina*, që ishte mbrojtësja e Athinës. Struktura madhështore prej mermeri nuk është e prerë. Të katër anët e saj vijnë të harkuara. Kjo është bërë në mënyrë që të ketë më shumë jetë në të. Edhe pse ndërtesa ka përmasa të mëdha nuk t'i rëndon sytë dhe kjo falë iluzionit optik. Kolonat shtrihen lehtë në brendësi dhe do të formonin një piramidë të lartë 1500 metra, po ta qarkonin dhe të takoheshin në një pikë sipër. E vetmja gjë që ndodhej brenda në tempull, ishte një statujë 12 metra e lartë e Athinasë, e bërë prej mermeri të bardhë, që ishte lyer me ngjyra të ndryshme, të gjalla dhe që ishte marrë nga një mal 16 kilometra larg...

Sofia ishte e befasuar. Me të vërtetë filozofi fliste nga videokaseta? Ajo i kishte parë vetëm siluetën një herë në errësirë. Duhet të jetë i njëjti njeri që është në Akropol, në Athinë.

Ai filloi të ecë përgjatë tempullit dhe kamera e shoqëronte. Shkoi deri në fund, në anë të shkëmbit nga tregoi pamjen. Kamera fokusoi një teatër të vjetër që shtrihej në këmbët e Akropolit.

- Ti tani po sheh teatrin e Dionisit, - vazhdoi burri me beretë. Ndoshta është teatri më i vjetër në Evropë. Këtu, në kohën e Sokratit, shfaqeshin tragjeditë e Eskilit, Sofokliut dhe Euripidit. Unë kam përmendur tragjedinë e mbretit fatkeq Edip. Kjo pjesë për herë të parë është shfaqur këtu. Por këtu shfaqeshin edhe komedi. Komediani më i madh ka qenë *Aristofani,* i cili, midis të tjerash, ka shkruar edhe një komedi qesharake për Sokratin. Prapa shihet muri prej guri, përkundrejt të cilit luanin aktorët. Kjo quhet *skene* dhe i ka dhënë emrin fjalës "skenë". Fjala *teatër* vjen nga një fjalë e vjetër greke, që do të thotë "të shikosh". Por të kthehemi tek filozofia, Sofi. Po i

poshtë në korridoret e hyrjes.

biem rrotull Parthenonit, poshtë në korridoret e hyrjes.

Tani burri i vogël eci rrotull tempullit të madh, duke lënë në të djathtë disa tempuj të tjerë të vegjël. Pastaj filloi të zbresë disa shkallë midis kolonash të mëdha. Kur arriti tek këmbët e Akropolit u ngjit në një breg të vogël dhe tregoi Athinën:

- Lartësia në të cilën ndodhem quhet *Areopag*. Ky ishte vendi ku Gjykata e Lartë e athinasve jepte dënimet me vdekje. Qindra vjet më vonë, prej këtu apostulli Pal u foli athinasve për Jezusin dhe krishtërimin. Për këtë do të flasim një herë tjetër. Poshtë, në të majtë, shihen rrënojat e tregut të vjetër të Athinës. Me përjashtim të tempullit të madh të *Hefaistos*, perëndisë së farkëtarëve, kanë mbetur vetëm disa blloqe mermeri. Zbresim poshtë...

Më pas ai u shfaq midis disa rrënojave. Në sfond të ekranit, dukej tempulli i madh i Athinasë, që ngrihej madhështor në Akropol. Filozofi ishte ulur mbi një bllok mermeri. Ai u kthye nga kamera dhe tha:

- Ne jemi ulur në periferi të tregut të vjetër të Athinës. Një pamje për të ardhur keq, apo jo? Për ditët tona, e kam fjalën. Dikur, këtu përreth, kishte tempuj krenarë, gjykata dhe ndërtesa të tjera zyrtare, dyqane, një sallë koncerti deri dhe një sallë gjimnastike. Të gjitha rreth sheshit që ishte një vend i madh dhe i hapur... Mbi këtë sipërfaqe modeste është ngritur i gjithë civilizimi evropian. Fjalë të tilla si *politikë, demokraci, ekonomi, histori, biologji, fizikë, matematikë, logjikë, teologji, filozofi, etikë, psikologji, teori, metodë, ide, sistem,* dhe shumë e shumë fjalë të tjera, vijnë nga ata pak njerëz që kalonin ditën rreth këtij sheshi. Këtu vinte Sokrati dhe bisedonte me njerëzit që takonte. Ndoshta këtu ai ka ndaluar ndonjë skllav që mbartte ndonjë calik me vaj ulliri dhe i ka bërë të varfrit ndonjë pyetje filozofike. Sokrati ishte i mendimit se truri i skllavit punon në të njëjtën mënyrë si ai i njeriut të lirë. Ndoshta është ulur në ndonjë qoshe me ndonjë qytetar, ose ka qenë duke biseduar me të riun Platon. Është e çuditshme po ta mendosh. Ne ende flasim për filozofinë e Sokratit apo filozofinë e Platonit, por është krejt ndryshe *të jesh* Sokrat ose Platon.

Sofia në të vërtetë mendonte se ishte e çuditshme t'i mendoje këto gjëra. Por ajo mendonte se ishte po aq e çuditshme, mënyra që

filozofi foli me të nëpërmjet një videoje të sjellë tek vendi i fshehtë nga një qen misterioz.

Pas pak filozofi u ngrit nga blloku i mermerit ku ishte ulur dhe tha me një ton fare të qetë:

- Kisha ndër mend të mjaftohesha me kaq, Sofi. Unë desha të tregoja Akropolin dhe rrënojat e tregut të vjetër të Athinës. Por ende nuk e di nëse e ke kuptuar se çfarë mrekullie ka qenë atëherë këtu... kështu që po përpiqem... të shkoj pak më tej. Nuk lejohet... por jam i sigurt që kjo do të mbetet midis nesh... Shumë mirë, prit dhe pakëz...

Nuk foli më tepër, vetëm qëndroi pa lëvizur, duke shikuar nga kamera. Momentin tjetër në ekran doli një pamje krejt tjetër. Lart mbi rrënojat, si me magji, ishin ngritur shumë ndërtesa të larta. Në horizont ajo vazhdonte të shihte Akropolin, por edhe Akropoli edhe ndërtesat dukeshin të reja. Ato ishin të mbuluara me ar dhe të lyera me ngjyra të ndritshme. Sheshi gumëzhinte nga njerëzit e veshur me tunika me ngjyra të ndryshme. Ndonjë mbante shpatë, një mbante jar mbi kokë, dhe një tjetër kishte një papirus nën krah.

Në këtë çast Sofia dalloi mësuesin e filozofisë. Ai vazhdonte të mbante në kokë beretën blu, por ishte i veshur me një tunikë të verdhë si gjithë të tjerët në ekran. Ai u kthye nga Sofia, shikoi kamerën dhe tha:

- Kështu, pra. Tani jemi në Athinën e kohëve të vjetra, Sofi. Unë desha që ti të ishe vetë këtu. Është viti 402 para Krishtit, vetëm tre vjet para vdekjes së Sokratit. Shpresoj se do të kënaqesh nga kjo vizitë jo e zakonshme. Ishte me të vërtetë e vështirë të gjeje një kamera...

Sofia ishte hutuar. Pse duhej që njeriu misterioz të gjendej në Athinën e 2400 viteve më parë? Si ishte e mundur që ajo shihte një xhirim të një kohe kaq të vjetër? Sofia e dinte që në atë kohë nuk kishte video. Mund edhe të ishte ndonjë film artistik, por gjithë ndërtesat prej mermeri dukeshin reale. Po të ndërtohej i gjithë sheshi i tregut të vjetër të Athinës si dhe Akropoli vetëm për një film, këto do të ishin skena që do të kushtonin shumë. Do të kishte qenë një çmim i shtrenjtë për t'u paguar, vetëm që Sofia të mësonte diçka për Athinën.

Burri me beretë shikoi përsëri në drejtim të saj.

- I sheh ata dy burrat që po rrinë atje tej tek kolonat?

Sofia pa një burrë të vjetër me një tunikë të arnuar. Ai kishte mjekër të thinjur, hundë të shtypur, sy zhbirues të kaltër dhe supe të ngushtë. Anash tij qëndronte një i ri simpatik.

- Ai është Sokrati dhe nxënësi i tij, i riu Platon. E kupton këtë, Sofi? Ti do t'i takosh personalisht ata.

Mësuesi i filozofisë shkoi në drejtim të dy burrave që po rrinin nën një hark të lartë. Kur ishte afër tyre, hoqi beretën dhe tha diçka që Sofia nuk e kuptoi. Sigurisht foli greqisht. Pas pak ai shikoi nga kamera përsëri dhe tha:

- Unë u thashë se ti je një vajzë norvegjeze dhe ke dëshirë t'i takosh. Tani Platoni do të të bëjë disa pyetje, për të cilat ti do të mendohesh. Duhet ta bëjmë këtë para se të na diktojnë rojat.

Sofia ndjeu tëmthat t'i rrihnin, kur i riu u afrua tek kamera.

- Mirë se vjen në Athinë, Sofi, - tha me një zë të ëmbël. Ai fliste me theks të veçantë. - Unë quhem Platon dhe do të të jap katër detyra: në fillim do të duhet të mendohesh se në ç'mënyrë një bukëpjekës mund të nxjerrë pesëdhjetë biskota të njëjta. Pastaj pyet veten, pse të gjithë kuajt janë njëlloj. Më tej duhet të mendohesh a beson se njerëzit kanë shpirt të pavdekshëm. Në fund duhet të përgjigjesh nëse gratë dhe burrat kanë arsye të njëjtë. Të uroj fat!

Dhe menjëherë pamja në ekran u zhduk. Sofia e lëvizi para dhe prapa videokasetën, por në të nuk kishte gjë tjetër.

Sofia provoi të qartësonte mendimet e saj, por sa fillonte të mendonte një gjë, menjëherë mendja i shkonte tek një gjë tjetër, që nuk kishte lidhje me mendimin e parë.

Që mësuesi i filozofisë ishte origjinal, këtë e dinte prej kohësh. Por tani ai filloi të përdorë metoda të tilla mesimdhënieje, që thyenin të gjitha ligjet e njohura të natyrës. Sofia mendonte se e kishte kaluar kufirin.

Ishin vërtet Sokrati dhe Platoni ata që kishte parë në ekran? Sigurisht që jo, kjo ishte krejtësisht e pamundur. Mirëpo as film me kartona nuk ishte ai që kishte parë.

Sofia e nxori videokasetën dhe vrapoi në dhomë. Ajo e vendosi lart së bashku me legot. Pastaj u shtri e lodhur në shtrat dhe e zuri

gjumi.

Disa orë më vonë, e ëma hyri në dhomë. Ajo e tundi Sofien dhe tha:

- Ç'po ndodh kështu me ty, Sofi?

- Mmm...

- Je shtrirë me fustan veshur?

Sofia mërmëriti pa hapur sytë:

- Unë kam qenë në Athinë.

Nuk foli më tepër, u kthye në anën tjetër dhe fjeti përsëri.

## PLATONI

***...një mall për t'u kthyer në banesën e vërtetë të shpirtit...***

Sofia u zgjua herët mëngjesin tjetër. Shikoi orën. Kishte kaluar vetëm pak nga pesa, por i kishte dalë gjumi dhe ndenji ulur mbi krevat.

Pse ishte me fustan? Iu kujtuan të gjitha. U zgjat lart në dollap dhe shikoi në sirtar. Po, videokasta ishte aty. Nuk kishte qenë një ëndërr, sidoqoftë, jo e gjitha.

Po a nuk e kishte parë Platonin dhe Sokratin? Eh, nuk mund të mendonte më tepër për këtë. Ndoshta e ëma kishte të drejtë të mendonte se sikur nuk kishte qenë fort në rregull këto ditët e fundit.

Sidoqoftë, nuk mund të flinte. Ndoshta duhej të shkonte poshtë tek vendi i fshehtë, për të parë se mos qeni kishte sjellë ndonjë letër tjetër.

Sofia rrëshqiti poshtë shkallëve pa u ndier, veshi një palë këpucë të lehta dhe doli jashtë.

Në kopsht ishte një qetësi e mrekullueshme. Zogjtë këndonin me kaq energji, sa Sofia buzëqeshi. Mbi bar vesa e mëngjesit dukej si kristal.

Përsëri po mrekullohej me këtë botë të çuditshme.

Në vendin e fshehtë kishte pak lagështi. Sofia nuk gjeti zarf të ri, por fshiu me dorë një rrënjë të trashë dhe u ul.

U kujtua se video-Platoni i kishte dhënë disa detyra për zgjidhje. E para ishte ajo me pesëdhjetë biskotat e njëllojta.

Sofia duhej të mendohej mirë për këtë, sepse vërtet nuk ishte e lehtë. Kur e ëma bënte ndonjëherë biskota, nuk ishin asnjëherë të gjitha njëlloj. Ajo nuk ishte profesioniste dhe madje shpesh improvizonte, por edhe biskotat e blera në dyqan nuk ishin të gjitha njëlloj. Çdo biskotë bëhej që nga fillimi prej duarve të atij që e gatuante. Befas fytyra iu ndriçua nga një buzëqeshje. Iu kujtua se kishte qenë një herë me të atin në qytet, ndërkohë që e ëma gatuante biskotat e Krishtlindjeve. Kur u kthyen, tavolina e bukës ishte e mbushur me biskota. Edhe pse nuk ishin të gjitha të përsosura, në

njëfarë mënyre ishin të njëllojta. Pse ishin ashtu? Sigurisht, ngaqë nëna kishte përdorur *formën* për t'i prerë.

Sofia ishte shumë e kënaqur që biskotat e Krishtlindjeve e ndihmuan të zgjidhte detyrën e parë. Kur një bukëpjekës gatuan pesëdhjetë biskota të njëjta, këtë e bën sepse përdor formën kur i pret. Pikë dhe mbaroi!

Pastaj video-Platoni kishte parë në drejtim të kamerës dhe kishte pyetur se përse të gjithë kuajt janë njëlloj. Por kjo nuk ishte e vërtetë. Përkundrazi, kuajt nuk janë të gjithë njëlloj, ashtu si dhe njerëzit nuk janë njëlloj.

Ajo ishte gati ta linte këtë pyetje, por iu kujtuan biskotat e Krishtlindjeve. Asnjë nga ato nuk ishte njëlloj, sepse disa ishin më të trasha e disa të tjera të thyera. Sidoqoftë, ishte e qartë se, në njëfarë mënyre, ishin njëlloj.

Ndoshta Platoni donte të pyeste se pse një kalë ishte gjithnjë kalë dhe jo diçka midis kalit dhe derrit, sepse vetë kuajt janë disa ngjyrë kafe, si arinjtë, dhe disa të bardhë, si delet. Por ka diçka të përbashkët tek të gjithë kuajt. Sofia, për shembull, nuk kishte takuar deri tani kuaj me gjashtë ose tetë këmbë.

Platoni me siguri nuk mendonte se kuajt ishin të njëjtë, sepse ishin bërë nga e njëjta formë.

Më tej, Platoni kishte bërë një pyetje me të vërtetë të vështirë. A është i pavdekshëm shpirti i njeriut? Sofia e ndiente se nuk ishte në gjendje t'i përgjigjej. Ajo dinte vetëm që trupin e vdekur ose e digjnin, ose e varrosnin, kështu që nuk kishte ndonjë të ardhme. Nëse njerëzit do të kishin një shpirt të pavdekshëm, atëherë mund të mendohej se njeriu përbëhej nga dy pjesë të ndryshme: nga trupi, që pas disa vitesh dekompozohet, dhe nga shpirti, që operon pak a shumë, pavarësisht nga ajo që ndodh me trupin. Gjyshja kishte thënë njëherë se vetëm trupi plaket. Brenda vetes ajo kishte mbetur vajzë e re gjithmonë.

Kjo "vajza e re" i kujtoi Sofies pyetjen e katërt: A kanë të njëjtën arsye si burrat dhe gratë? Në të vërtetë, nuk ishte e sigurt. Kjo varej nga ç'kuptonte Platoni me "arsye".

Iu kujtua se filozofi kishte thënë diçka për këtë lidhur me Sokratin. Sokrati kishte theksuar se të gjithë njerëzit mund t'i kuptojnë të vërtetat filozofike vetëm po të përdorin arsyen e tyre. Ai gjithashtu

kishte thënë se një skllav ka të njëjtën arsye që ka edhe një njeri i lirë. Sofia ishte e bindur që ai do të thoshte se gratë dhe burrat kanë të njëjtën arsye.

Ndërsa rrinte dhe mendonte, befas dëgjoi një lëvizje në gardh dhe një frymëmarrje si makinë avulli. Pak më vonë hyri në vendin e fshehtë qeni i verdhë. Ai kishte një zarf të madh në gojë.

- Hermes! - thirri Sofia. - Këtu, këtu.

Qeni i lëshoi zarfin në prehër, ndërsa Sofia zgjati dorën dhe e përkëdheli në kokë.

- Hermes, ti je një qen i mirë, - tha ajo.

Qeni u shtri përkundrejt dhe pushoi pak. Pas disa minutave u ngrit dhe filloi të ecë në drejtim të gardhit, nëpër të njëjtën rrugë nga kishte ardhur. Sofia u sul nga pas me zarfin e verdhë në dorë. Ajo çau midis busheve të dendur dhe doli jashtë kopshtit.

Hermesi kishte filluar të vraponte në anë të pyllit dhe Sofia e ndiqte me disa metra distancë. Qeni hungëroi dy herë, por Sofia nuk u dha. Këtë herë ishte e vendosur ta gjente filozofin edhe sikur t'i duhej të shkonte deri në Athinë.

Qeni e forcoi vrapin dhe pas pak u fut në një shteg. Sofia gjithashtu, por pas disa minutash qeni u kthye dhe tani dukej i egërsuar si qen roje. Sofia përsëri nuk u dha, ajo përfitoi nga rasti për të shkurtuar distancën.

Hermesi u kthye dhe vrapoi përsëri nëpër shteg. Më në fund Sofia e kuptoi se nuk mund ta arrinte. Për një kohë qëndroi duke dëgjuar qenin që largohej. Pastaj ra heshtja.

Sofia u ul në një cung druri aty në pyll. Në dorë kishte zarfin e madh të verdhë. E hapi, nxori shumë fletë të shtypura dhe filloi të lexojë:

## *Akademia e Platonit*

Faleminderit, Sofi. Sigurisht e kam fjalën për Athinën. Më në fund unë u paraqita dhe përderisa je njohur me Platonin, mund të fillojmë menjëherë.

Platoni (427-347 para Krishtit) ishte 29 vjeç kur Sokratit iu desh të

pinte kupën e helmit. Për një kohë të gjatë ai kishte qenë nxënës i Sokratit dhe e kishte ndjekur nga afër gjyqin e tij. Fakti që Athina mund të dënonte njerëz të tillë me vdekje, la më shumë se një përshtypje të thellë tek ai. Kjo bëri që të ndryshojë drejtimi i gjithë filozofisë së tij.

Për Platonin, vdekja e Sokratit ishte një shembull i kontradiktës në marrëdhëniet shoqërore, si janë në *fakt* dhe si duhet të jenë në të *vërtetë*. Akti i parë i Platonit si filozof ishte gjithashtu publikimi i "Apologjisë së Sokratit". Aty bëhet fjalë për ato që tha Sokrati para jurisë.

Ty me siguri të kujtohet se Sokrati nuk ka shkruar vetë asgjë. Shumë parasokratikë kanë shkruar, por shumica e këtyre materialeve kanë humbur. Ndërsa në rastin e Platonit ne besojmë se kryeveprat e tij janë ruajtur. (Përveç "Apologjisë së Sokratit", ai ka shkruar një përmbledhje dhe 35 dialogje filozofikë. Këto vepra janë ruajtur, dhe jo vetëm sepse Platoni themeloi shkollën e tij filozofike në periferi të Athinës, të quajtur sipas emrit të një heroi legjendar grek Akademos. Për këtë, shkolla filozofike e Platonit u quajt Akademi. Që atëherë janë hapur disa mijëra "akademi" në gjithë botën. Ne flasim ende për "akademikë" dhe "subjekt akademik".)

Në Akademinë e Platonit mësohej filozofi, matematikë dhe gjimnastikë, megjithëse kuptimi i fjalës "mësim" nuk është i saktë. Diskutimi i gjallë ishte ai që shihej si më i rëndësishëm. Prandaj nuk është krejt e rastit që shkrimet e Platonit kanë formën e *dialogut*.

### *E vërtetë e përjetshme, bukuri e përjetshme dhe mirësi e përjetshme*

Në hyrje të këtij kursi thamë se është mirë të pyesim për projektin e veçantë të çdo filozofi. Tani unë po të pyes: çfarë problemesh trajtoi Platoni?

Shkurt, mund të themi se Platoni trajtoi problemin e marrëdhënieve të së përjetshmes dhe të pandryshueshmes, me atë që "ndryshon". (Pikërisht si parasokratikët.)

Thamë që sofistët dhe Sokrati u kthyen nga pyetjet e filozofisë natyraliste, duke u marrë më tepër me njerëzit dhe shoqërinë. Gjithashtu, sofistët dhe Sokrati, në njëfarë mënyre, u morën me

marrëdhëniet midis asaj që është e përjetshme dhe e pandryshueshme nga njëra anë, me atë që "ndryshon", nga ana tjetër. Ata trajtuan problemet e lidhura me *moralin* njerëzor, me *idealet* e shoqërisë dhe *virtytet* e saj. Shkurt, sofistët mendonin se çështja, se ç'është e mirë dhe ç'është e keqe, ndryshonte nga qyteti-shtet në qytetin-shtet dhe nga një brez në tjetrin. Problemi i së mirës dhe së keqes është diçka që "ndryshon". Sokrati nuk mund ta pranonte këtë. Ai mendonte se duhet të kishte një rregull i përjetshëm absolut për ç'është mirë dhe ç'është keq. Duke përdorur arsyen të gjithë mund të arrijmë në të tilla norma absolute, sepse arsyeja njerëzore është e përjetshme dhe e pandryshueshme.

Më ndjek, Sofi? Tani vjen Platoni. Ai i trajton të dyja, ç'është e përjetshme dhe e pandryshueshme në natyrë, dhe ç'është e përjetshme dhe e pandryshueshme për moralin dhe shoqërinë. Po për Platonin ky është një problem i vetëm. Dhe ai kërkon vetëm një *të vërtetë* që është e përjetshme dhe e pandryshueshme. Të thuash të vërtetën, për këtë punë duhen filozofët. Ata nuk duhen për të zgjedhur "miss botën", apo për të na treguar domatet e lira të së enjtes. (Prandaj nuk janë edhe aq popullorë.) Filozofët nuk merren me probleme bombastike. Ata përpiqen të tërheqin vëmendjen mbi "të vërtetën" e përjetshme, "bukurinë" e përjetshme dhe "mirësinë" e përjetshme.

Tani mund të prekim paksa projektin filozofik të Platonit. T'i marrim gjërat me radhë. Do të përpiqemi të kuptojmë një mendje të jashtëzakonshme, që la një gjurmë të thellë në të gjithë filozofinë e mëvonshme evropiane.

## *Bota e ideve*

Empedokli dhe Demokriti kishin theksuar se të gjitha fenomenet në natyrë "ndryshojnë". Megjithatë, mund të gjendet "diçka" që nuk ndryshon asnjëherë ("katër rrënjët" ose "atomet"). Edhe Platoni është dakord me këtë, por në një mënyrë tjetër, krejt tjetër.

Platoni mendonte se *gjithçka* që prekim dhe ndiejmë në natyrë "ndryshon". Nuk mund të gjendet ndonjë "lëndë bazë" që nuk shpërbëhet. Në mënyrë absolute, çdo gjë që i takon "botës së shqisave"

(botës materiale), është bërë prej lënde që koha e gërryen. Nga ana tjetër, gjithçka është bërë prej "forme" të përjetshme dhe të pandryshueshme.

E shikon? Jo, por...

Pse janë të gjithë kuajt njëlloj, Sofi? Ndoshta ti do të mendosh që nuk janë njëlloj. Ka *diçka* që është e përbashkët tek ata, diçka që i bën ata të identifikohen si kuaj. Një kalë i veçantë "zhduket" natyrisht. Mund të jetë i vjetër ose i çalë, me kohë do të sëmuret dhe do të vdesë. Por vetë "forma" e kalit është e përjetshme dhe e pandryshueshme.

Kështu, për Platonin nuk është e përjetshme dhe e pandryshueshme ndonjë "lëndë bazë" fizike. Ajo që është e përjetshme dhe e pandryshueshme është prototipi shpirtëror dhe abstrakt sipas të cilit janë ndërtuar të gjitha fenomenet.

Po e saktësoj: parasokratikët na kanë dhënë një numër shpjegimesh bindëse për ndryshimet në natyrë, pa mundur të parashikojnë se diçka me të vërtetë "transformohet". Ata mendonin se në natyrë gjenden pjesëza të përjetshme të pandryshueshme që nuk shpërbëheshin. Shumë mirë, Sofi! Unë them shumë mirë! Por ata nuk kishin ndonjë shpjegim se *si* këto "pjesëza", që një herë ishin pjesë të trupit të një kali, pas katër ose pesëqind vjetëve papritmas bashkohen dhe na japin një kalë të ri, ose një elefant, ose një krokodil! Platoni thekson se atomet e Demokritit asnjëherë nuk mund të na japin një "krokofant" apo një "eledil". Kjo bëri që reflekset e tij filozofike të funksionojnë.

Po qe se tashmë e ke kuptuar se çfarë dua të them, e kalojmë këtë paragraf. Vetëm për siguri po saktësoj disa gjëra: Ti ke një sasi të caktuar legosh dhe ndërton me to një kalë. E prish kalin dhe i fut legot në një kuti. Ti nuk mund të presësh që të ndërtohet një kalë i ri vetëm duke e tundur kutinë. A do të mund të bashkoheshin legot vetë për t'u bërë një kalë i ri? Jo, je *ti* që do ta ndërtosh kalin përsëri, Sofi. Dhe ti mund ta bësh këtë, sepse ke në mendjen tënde figurën e kalit. Kali prej legosh është ndërtuar në bazë të një prototipi vazhdimisht të pandryshueshëm.

E kuptove problemin me pesëdhjetë biskotat e njëllojta? Të përfytyrojmë se ti vjen nga hapësira ndërplanetare dhe nuk ke parë ndonjë furrë pjekjeje. Hyn në një furrë të tillë dhe shikon mbi tavolinë pesëdhjetë biskota të njëjta. Unë e marr me mend që ti habitesh se si ato mund të jenë njëlloj . Mund të mendosh se njëra është më e trashë,

një tjetër pak e thyer, e një e tretë pak e shtrembër. Pasi të jesh menduar mirë, do të shikosh se ato kanë diçka *të përbashkët*. Edhe pse nuk janë krejtësisht të ngjashme do të mendosh se kanë *origjinë* të përbashkët. Do të arrish të kuptosh se janë bërë nga një formë. Për më tepër, ti do të kërkosh që ta *shikosh* këtë formë. Është e qartë se vetë forma duhet të jetë më e përsosur dhe, në njëfarë mënyre, më e bukur se disa nga kopjet delikate.

Ne qoftë se e ke zgjidhur krejtësisht vetë këtë problem, atëherë ke zgjidhur një problem filozofik në të njëjtën mënyrë si Platoni.

Ashtu si shumica e filozofëve, ai erdhi "duke rënë nga qielli". (Ai zuri vend lart, në majën e njërës prej qimeve të holla të gëzofit të lepurit.) Ai habitej me faktin se të gjitha fenomenet në natyrë kishin kaq ngjashmëri dhe arriti në përfundimin se kjo ndodhte sepse ka një numër të caktuar formash "mbi" ose "pas" gjithçkaje që shohim rreth nesh. Këto forma Platoni i quante *ide*. Pas gjithë kuajve, derrave ose njerëzve, gjen "idenë kalë", "idenë derr" ose "idenë njeri". (Njëlloj si në furrë, ku ka biskota të llojeve të ndryshme, sepse çdo furrë ka më tepër se një formë, dhe çdo formë është e mjaftueshme për një lloj biskote.)

Përfundim: Platoni mendonte se kishte një realitet pas "botës materiale". Këtë realitet ai e quan *bota e ideve*. Këtu gjenden "prototipet" e përjetshme dhe të pandryshueshme, pas fenomeneve të ndryshme që shohim në natyrë. Këto shpjegime të rëndësishme i quajmë *teoria e ideve* të Platonit.

## *Njohuri të vërteta*

Me siguri që më ndjek, e dashur Sofi. I mendonte seriozisht Platoni këto? mund të pyesësh ti. A mendonte ai se *ekzistojnë* forma të tilla në një realitet krejt të ndryshëm?

Ai ndoshta nuk i mendonte këto në të njëjtën mënyrë gjatë gjithë jetës, por, në disa nga dialogjet e tij, është pikërisht kjo që duhet nënkuptuar. Ne do të provojmë të ndjekim argumentet e tij.

Siç e kemi parë, një filozof trajton diçka që është e përjetshme dhe e pandryshueshme. Nuk do të ishte e nevojshme, për shembull, të shkruhej një traktat filozofik për ekzistencën e një flluske të veçantë

sapuni. Së pari, sepse nuk ke kohën e nevojshme për ta studiuar para se të pëlcasë. Së dyti, është e vështirë të gjesh ndonjë lexues për këtë disertacion filozofik, për diçka, të cilën as që e ka parë dhe që ka jetuar jo më tepër se pesë sekonda.

Platoni mendonte se gjithçka që shikojmë rreth nesh në natyrë, po, gjithçka që prekim e ndiejmë, mund ta krahasojmë me një flluskë sapuni. Asgjë që i përket botës së shqisave, nuk ka jetë të gjatë. Ne e dimë se shpejt ose vonë njerëzit apo kafshët vdesin dhe dekompozohen. Edhe një bllok mermeri ndryshon dhe me kalimin e kohës shkatërrohet. (Akropoli shtrihet mbi gërmadha, Sofi. Është për të ardhur keq, por kështu është.) Platoni thotë se ne nuk mund ta njohim me të vërtetë diçka që ndryshon vazhdimisht. Për ato që i përkasin botës së shqisave, që i prekim dhe i ndiejmë, mund të japim vetëm shpjegime të pasakta ose të kemi *opinione*. *Njohuri të vërtetë* ne kemi vetëm për atë që kuptojmë me anën e arsyes tonë.

Kështu, pra, Sofi. Po e shpjegoj më qartë. Një biskotë e vetme mund të ndryshojë aq shumë pas pjekjes, saqë mund të mos e marrësh vesh se ç'është. Vetëm pasi dalin njëzet apo tridhjetë biskota të tilla, që, pak a shumë, kanë formë të rregullt, atëherë me siguri e di se si duket forma. Do të jem i sigurt për këtë, megjithëse nuk e kam parë formën asnjëherë. Nuk do të kem asnjë përparësi edhe po ta shikoj formën me sy, sepse asnjëherë nuk mund t'u besojmë shqisave tona. Aftësia e perceptimit ndryshon nga një njeri tek tjetri. Nga ana tjetër, ne mund t'i besojmë arsyes, sepse arsyeja është e njëjtë tek të gjithë.

Po të jesh në një klasë me tridhjetë nxënës, ku mësuesi pyet se cila ngjyrë e ylberit është më e bukur, me siguri do të marrë përgjigje të ndryshme. Por po të pyesë mësuesi se sa bëjnë tetë shumëzim për tre, e gjithë klasa do t'i japë të njëjtën përgjigje, sepse tani flet arsyeja. Arsyeja, në njëfarë mënyre, është e kundërta e perceptimit dhe ndijimit. Ne mund të themi se arsyeja është e përjetshme dhe universale, sepse shpreh vetëm gjendje të pandryshueshme dhe universale.

Platoni ishte shumë i dhënë pas matematikës dhe kjo sepse statusi i saj nuk ndryshon kurrë. Për këtë ne kemi njohuri të vërteta. Tani duhet një shembull: mendo sikur gjen një kokërr lajthi jashtë në natyrë. Ndoshta ti mendon se ajo është e rrumbullakët ndërsa Joruni thotë se është pak e shtypur nga poshtë. (Kështu që ju filloni të diskutoni.) Por ju nuk mund të keni njohuri të sigurta për diçka që e shikoni me sy.

Nga ana tjetër, ju përgjigjeni me siguri të plotë kur thoni se rrethi ka 360 gradë. Kjo i përgjigjet një rrethi *ideal* që nuk mund të gjendet në natyrë, por që përfytyrohet shumë qartë. (Ju në këtë rast po merreni me formën e biskotave dhe jo me biskotat vetë.)

Shkurt, ne kemi koncepte të paqarta për atë që perceptojmë me anën e *shqisave* tona, por mund të kemi njohuri të vërteta për gjëra që i kuptojmë me arsyen tonë. Shuma e këndeve të një trekëndëshi do të jetë përjetësisht 180 gradë. Në të njëjtën mënyrë shpjegohet edhe "ideja" kali ka katër këmbë, edhe sikur të gjithë kuajt e botës të thyejnë njërën këmbë.

## *Një shpirt i pavdekshëm*

Kemi parë që Platoni mendonte se realiteti ishte ndarë në dy pjesë.

Një është *bota e shqisave,* për të cilën kemi njohuri jo të plota dhe të përafërta, duke përdorur pesë (afërsisht, jo të gjitha) shqisa. Çdo gjë në këtë botë ndryshon dhe nuk është e përjetshme. Në botën e shqisave nuk ka "është", ka vetëm një masë gjërash që vijnë dhe shkojnë.

Pjesa tjetër është *bota e ideve,* për të cilën kemi njohuri të vërteta duke vënë në përdorim arsyen tonë. Këtë botë të ideve nuk mund ta njohim me anën e shqisave. Në këmbim, idetë (ose format) janë të përjetshme dhe të pandryshueshme.

Sipas Platonit njeriu është një qenie duale. Ne kemi një trup që "ndryshon". Ky është lidhur në mënyrë të pazgjidhshme me botën e shqisave dhe ka të njëjtin fat të të gjitha gjërave në këtë lloj bote (si flluska e sapunit). Të gjitha shqisat janë të lidhura me trupin dhe si rezultat nuk mund të rivendosen. Por ne kemi gjithashtu edhe një *shpirt* të pavdekshëm, që është banesa e arsyes. Pikërisht se shpirti nuk është material, vrojton nga bota e ideve.

Por ka ende, Sofi. Po të them: ka më shumë!

Platoni mendonte më tej se shpirti ekziston para se të zërë vend në një trup. Ai qëndron në botën e ideve. (Ai rri në një sirtar së bashku me format e tjera.) Sapo shpirti zgjohet në trupin e një njeriu, i harron idetë e përkryera. Tani fillon të ndodhë diçka. Po, tani fillon një proces

i çuditshëm. Pas çdo përvoje që njerëzit marrin për formën në natyrë, del nga shpirti një kujtesë e vagëlluar e saj. Njerëzit shohin një kalë, një kalë jo të përsosur sigurisht dhe kjo është e mjaftueshme për të zgjuar në shpirt një kujtim të vagëlluar të "kalit" të përsosur, të cilin shpirti e ka parë në botën e ideve. Së bashku me të zgjohet gjithashtu edhe një dëshirë e shpirtit për t'u kthyer në banesën e tij të parë. Platoni këtë dëshirë e quan *eros* dhe kjo do të thotë dashuri. Kështu, shpirti ndien një "dëshirë-dashuri" për t'u kthyer në origjinën e tij. Tani të dy, trupi dhe bota e shqisave, duken si diçka jo e përsosur dhe pa kuptim. Me krahët e dashurisë shpirti dëshiron të fluturojë në "shtëpi", në botën e ideve. Ai do që të çlirohet nga "zinxhirët e trupit".

Duhet të nënvizoj këtu që Platoni përshkruan një largim ideal të shpirtit nga trupi, sepse asnjkush nuk do që shpirti të ikë dhe të fillojë rrugën e kthimit në botën e ideve. Njerëzit flasin shpesh për "reflektim" idesh në botën e shqisave. Ata shohin një kalë, pastaj edhe një kalë tjetër, nuk shohin se secili kalë është vetëm një imitim i dobët. (Ata futen në furrë dhe ngatërrohen nëpër biskota, pa u vajtur mendja të pyesin se nga vijnë këto biskota.) Ajo që përshkruan Platoni është një mënyrë filozofike. Filozofia e tij mund të lexohet si një përshkrim i filozofisë praktike.

Kur sheh një hije, Sofi, mendon se do të jetë diçka që e lëshon këtë hije. Ti sheh hijen e një kafshe. Ndoshta është kalë, mendon ti, por nuk mund të jesh plotësisht e sigurt. Pastaj kthehesh dhe sheh kalin e vërtetë, që sigurisht është më i bukur dhe me konture më të plota se "kali-hije". Kështu mendonte Platoni: *Të gjitha fenomenet në natyrë janë vetëm hije të formave dhe ideve të përjetshme.* Shumë njerëz janë të kënaqur që jetojnë në mes të figurave-hije, dhe nuk mendojnë se mund të jetë dikush që e lëshon këtë hije. Ata besojnë dhe mendojnë se hijet janë ashtu si janë, pa e kuptuar kurrë që ato vetë janë hije. Për këtë harrojnë edhe pavdekësinë e shpirtit të tyre.

## *Jashtë nga errësira e shpellës*

Platoni tregon një parabolë që ilustron pikërisht këtë gjë. Ne e quajmë këtë parabola e shpellës. Unë do ta përsëris me fjalët e mia.

Mendo disa njerëz që banojnë në një shpellë. Ata janë të ulur me

shpinë nga hyrja e shpellës dhe janë të lidhur këmbë e duar aq fort me njëri-tjetrin, saqë shikojnë vetëm murin përballë. Pas tyre është një mur i lartë, dhe pas murit ka përsëri forma njerëzore, që mbajnë mbi mur figura të ndryshme. Pas këtyre figurave është ndezur një zjarr, kështu që duken disa hije në murin e shpellës. E vetmja gjë që shikojnë banorët e shpellës është ky "teatër hijesh". Që kur kanë lindur, ata qëndrojnë në këtë pozicion dhe vazhdojnë të besojnë se hijet janë e vetmja gjë që ekziston.

Përfytyro sikur njëri nga banorët e shpellës përpiqet të çlirohet nga litarët. Ai fillon të pyesë veten se nga vijnë hijet në mur. Më në fund çlirohet dhe kthehet nga hyrja. Çfarë do të ndodhë kur të shikojë figurat që ngrihen lart mbi mur? Natyrisht, në fillim do të verbohet nga drita e fortë që vjen nga hyrja e shpellës. Ai gjithashtu do të verbohet edhe nga figurat e qarta, sepse deri tani ai ka parë vetëm hijet e tyre. Në qoftë se do të arrijë të kapërcejë murin, duke kaluar anash zjarrit për të dalë në natyrë, do të verbohet edhe më shumë. Pasi të fërkojë sytë do të mahnitet sa e bukur është gjithçka. Në fillim do të shohë ngjyrat dhe konturet e ndritshme. Ai do të shohë kafshë dhe lule të vërteta, pasi figurat-hije të shpellës ishin kopje të këqija. Mirëpo tani fillon të pyesë veten se nga kanë ardhur të gjitha këto. Pastaj shikon diellin dhe e kupton se është ai që i jep jetë të gjitha kafshëve dhe luleve në natyrë, ashtu si zjarri në shpellë bënte të dukeshin hijet në mur.

Tani banorit fatlum të shpellës iu dha mundësia të dalë në natyrë dhe të kënaqet me lirinë e tij, por ai mendon për gjithë ata që kanë mbetur atje poshtë në shpellë. Për këtë ai kthehet mbrapsht. Me t'u gjendur përsëri në shpellë, përpiqet t'i bindë banorët e tjerë që hijet në murin e shpellës janë vetëm kopje të gjërave *të vërteta*. Por asnjë nuk i beson. Ata tregojnë murin e shpellës dhe thonë se ajo që shohin atje është gjithçka. Më në fund e vrasin.

Ajo që na tregon Platoni në këtë parabolë është rruga e tij filozofike, nga shpjegimet e paqarta deri në idetë e vërteta që qëndrojnë pas fenomeneve të natyrës. Ai mendon gjithashtu për Sokratin, të cilin "banorët e shpellës" e vrasin, sepse ai u tronditi nocionet e tyre të zakonshme dhe donte t'u tregonte rrugën drejt arsyes së vërtetë. Po kështu, parabola bëhet një figurë e kurajës filozofike dhe e përgjegjësisë pedagogjike.

Platoni nënvizon se marrëdhëniet midis errësirës së shpellës dhe natyrës jashtë korrespondojnë me marrëdhëniet midis formave të natyrës dhe botës së ideve. Ai nuk mendonte se natyra është e errët dhe e trishtueshme. Ajo është e errët dhe e trishtueshme në krahasim me qartësinë e ideve. Piktura e një vajze të bukur nuk është as e errët dhe as e trishtuar, përkundrazi. Vetëm se ajo nuk është veçse një pikturë.

## *Filozofia e shtetit*

Parabolën e Platonit e gjejmë tek dialogu "Shteti". Këtu ai jep gjithashtu edhe përshkrimin e një shteti "ideal". Atë mund ta shikojmë si një shtet imagjinar, ose mund ta quajmë shtet "utopik". Shkurt, mund të themi se Platoni mendonte se shteti duhet të drejtohet nga filozofët. Kur i duhet të sqarojë se përse, ai niset nga ndërtimi i trupit të njeriut.

Sipas Platonit, trupi i njeriut është ndarë në tre pjesë: *koka, gjoksi* dhe *të përbrendshmet*. Secilës nga këto pjesë i korrespondojnë pjesë të shpirtit. Kokës i takon *arsyeja*, gjoksit i takon *vullneti* dhe të përbrendshmeve, dëshira ose *oreksi*. Secilës pjesë të shpirtit i takon një ideal ose "virtyt". Arsyeja aspiron *diturinë*, vullneti *kurajën* dhe oreksi *përmbajtjen*. Vetëm në qoftë se tre pjesët e trupit funksionojnë në unitet, do të kemi një individ harmonioz ose "të ndershëm". Në shkollë fëmijët duhet të mësojnë të jenë të përmbajtur në të ngrënë, pastaj duhet të zhvillojnë kurajën, dhe në fund arsyeja drejton nga dituria.

Platoni e përfytyron shtetin të ndërtuar si trupi i njeriut dhe pikërisht në tre pjesë. Ashtu si trupi që ka kokën, gjoksin dhe të brendshmet, edhe shteti ka *udhëheqësit, rojat* (ose ushtarët) dhe *prodhuesit* (për shembull, fshatarët). Është e qartë se këtu Platoni përdor shkencën mjekësore greke si model të tij. Ashtu si një njeri i shëndetshëm dhe harmonioz ushtron ekuilibrin dhe përmbajtjen, ashtu është një shtet i drejtë, ku secili e di vendin e tij në të përgjithshmen.

Si çdo aspekt i filozofisë së Platonit edhe filozofia e tij mbi shtetin karakterizohet nga *racionalizmi*. Krijimi i një shteti të mirë, kërkon që ai të drejtohet nga *arsyeja*. Ashtu si koka drejton trupin, ashtu edhe

filozofët duhet të drejtojnë shoqërinë.

Të përpiqemi të ilustrojmë thjesht marrëdhëniet midis tre pjesëve të njeriut, me tre pjesët e shtetit:

| Trupi | Shpirti | Virtytet | Shteti |
|---|---|---|---|
| koka | arsyeja | dituria | udhëheqësit |
| gjoksi | vullneti | kuraja | rojat |
| të përbrendshmet | oreksi | përmbajtja | prodhuesit |

Shteti ideal i Platonit është i ngjashëm me sistemin e kastës së vjetër indiane, ku secili kishte funksionin e tij të veçantë për të mirën e përgjithshme. Prej kohës së Platonit, ose edhe më përpara, sistemi indian i kastave kishte të njëjtën ndarje në tre pjesë: kasta drejtuese (ose kasta e "priftërinjve"), kasta e luftëtarëve dhe kasta e prodhuesve.

Sot shtetin e Platonit ndoshta do ta quanin shtet totalitar. Por është për t'u vënë në dukje që ai mendonte se gratë mund të ishin udhëheqëse të shtetit njëlloj si burrat, sepse shtetin e drejton forca e *arsyes*. Ai mendonte se gratë kanë të njëjtën arsye si dhe burrat, po të kenë të njëjtin shkollim dhe të lirohen nga punët e shtëpisë dhe rritja e fëmijëve. Në shtetin e Platonit udhëheqësit dhe rojat nuk kanë të drejtë të kenë familje dhe pronë private. Edukimi i fëmijëve ishte shumë i rëndësishëm, për ta lënë në duar të individëve. Ishte detyrë e shtetit që të merrej me edukimin e fëmijëve. (Ai ishte filozofi i parë që mbronte idenë e shkollave dhe kopshteve të organizuara nga shteti.)

Pasi provoi disa zhgënjime të mëdha në sferën e politikës, Platoni shkroi dialogun "Ligjet". Këtu ai përshkruan "shtetin ligjor" si shtetin më të mirë të së ardhmes. Tani ai riparaqet pronën private dhe lidhjet familjare. Në këtë dialog kufizohet liria e gruas. Sidoqoftë, ai thotë se një shtet që nuk edukon dhe nuk stërvit gratë, është si një burrë që ushtron vetëm dorën e tij të djathtë.

Thënë në mënyrë të përgjithshme, Platoni kishte një mendim pozitiv për gratë, po të marrim parasysh kohën në të cilën jetonte. Në dialogun "Simpozium" është një grua, priftëresha legjendare *Diotima*, që i shpjegon Sokratit filozofinë e të kuptuarit të fenomeneve.

Ky ishte Platoni, Sofi. Për rreth dy mijë vjet i kanë diskutuar dhe i

kanë kritikuar teoritë e tij magjepsëse. I pari që e bëri këtë ishte një ish-nxënës i Akademisë së tij. Emri i tij ishte *Aristotel,* filozofi i tretë i madh nga Athina. Nuk po zgjatem më tepër.

Ndërsa Sofia lexonte Platonin, ulur mbi një trung, dielli ishte ngritur mbi drurët lart nga lindja. Ai kishte kapur horizontin në momentin që Sofia po lexonte për Sokratin që doli nga shpella duke kapërcyer murin dhe qëndroi i mrekulluar para pamjes që i doli përpara syve.

I dukej sikur ajo vetë kishte dalë nga një shpellë nëntokësore. Sofia mendonte se tani, pasi kishte lexuar Platonin, e shikonte natyrën me një sy tjetër. I dukej sikur kishte qenë verbuar. Ajo kishte parë disa hije, por nuk kishte parë idetë e qarta.

Ajo nuk ishte e sigurt nëse Platoni kishte të drejtë për të gjitha ato që thoshte për prototipet e përjetshme, por ishte një mendim i bukur që gjithë qeniet e gjalla ishin kopje jo të përsosur të formave të përjetshme të botës së ideve. A nuk ishte e vërtetë që gjithçka, lulet dhe drurët, njerëzit dhe kafshët ishin "jo të përsosur"?

Gjithçka shihte përreth ishte aq e bukur dhe me aq gjallëri, sa Sofia fërkoi sytë që të mund ta besonte, por asgjë nga ato që shikonte nuk do të *zgjaste për* shumë kohë. Sidoqoftë, pas njëqind vjetësh, të njëjtat lule dhe të njëjtat kafshë do të ishin përsëri këtu. Edhe pse lulet dhe kafshët, në njëfarë mënyre, zhduken dhe harrohen, përsëri ishte diçka që "kujtohej" se si ishin ato më parë.

Sofia hodhi sytë mbi skarpatë. Me një kërcim të shkathët, një ketër u hodh mbi një bredh. Ai u rrotullua disa herë rreth tij, pastaj u zhduk midis degëve.

Këtë e kam parë edhe një herë tjetër! mendoi Sofia. Ajo natyrisht e kishte të qartë se nuk ishte i njëjti ketër, por kishte parë të njëjtën *formë.* Platoni, për aq sa dinte, ndoshta kishte të drejtë. Ajo mund ta kishte parë "ketrin" e përjetshëm në botën e ideve përpara se shpirti të futej në trupin e saj.

Ishte e vërtetë se mund të ketë jetuar edhe më parë? A kishte jetuar shpirti i saj para se të futej në trup për të lëvizur? A është e vërtetë se ajo mund të ketë një sferë të vogël ari, brenda saj një xhevahir që nuk e gërryen koha, një shpirt, i cili do të jetojë më tej, kur trupi i saj do të plaket dhe do të vdesë?

# SHTËPIZA E MAJORIT

***...vajza në pasqyrë përpëlit të dy sytë...***

Ora ishte shtatë e një çerek. Nuk kishte përse të nxitonte për në shtëpi. Nëna do të flinte edhe nja dy orë të tjera, sepse të dielave ngrihej vonë.

Duhej të hynte pak më thellë në pyll, ndoshta gjente Alberto Knoksin? Pse qeni ishte treguar aq armiqësor ndaj saj?

Sofia u ngrit dhe filloi të ecë nëpër shtegun nga ishte zhdukur Hermesi. Në dorë mbante zarfin me letrat mbi Platonin. Në ato vende ku shtegu ndahej në dysh, ajo zgjidhte rrugën më të gjerë.

Zogjtë fluturonin nga të gjitha anët, në ajër, mbi drurë, nëpër bushe dhe mbi bar. Atë mëgjes ata ishin të zënë. Në pyll nuk kishte ndryshim midis ditëve të pushimit dhe ditëve të zakonshme të punës. Po kush i kishte mësuar zogjtë të bënin ashtu? Mos kishte ndonjë minikompjuter në secilin prej tyre, ndonjë "program", që vendoste se çfarë duhej të bënin?

Shtegu ngjitej në një breg të vogël, pastaj merrte poshtë midis bredhave të lartë. Pylli ishte aq i dendur, saqë ajo shikonte vetëm disa metra nëpërmjet drurëve.

Papritur i zuri syri diçka që zbardhëllonte. Duhej të ishte ujë. Aty shtegu dilte në një rrugë tjetër, por Sofia u fut në mes të drurëve. Ajo nuk e dinte se pse, por ishin këmbët ato që e drejtonin tani.

Sipërfaqja e liqenit të vogël nuk ishte më e madhe se një fushë futbolli. Tutje në anën tjetër ajo dalloi një shtëpizë të kuqe, në mes të një kopshti të vogël, të rrethuar nga mështekna të bardha. Nga oxhaku dilte një tym i hollë.

Sofia zbriti deri tek buza e ujit. Kishte shumë lagështirë përreth, por shpejt i zuri syri një varkë. Ishte e nxjerrë përgjysmë nga uji dhe kishte edhe një palë lopata.

Shikoi përreth. Ishte e pamundur të shkoje tek shtëpiza nëpër tokë të thatë. E vendosur, vajti tek varka dhe e shtyu në ujë. U ul,

vendosi lopatat në vendin e tyre dhe filloi të vozisë. Shpejt u gjend në anën tjetër. Sofia u hodh në tokë dhe tërhoqi edhe varkën me vete. Këtu bregu ishte më rrëshqitës.

Ajo shikoi vetëm një herë prapa dhe u ngjit deri tek shtëpiza.

Sofia ishte pak e frikësuar. Si guxonte ta bënte këtë? Nuk e dinte, i dukej sikur "një tjetër" e drejtonte.

Shkoi tek dera dhe trokiti. Qëndroi një copë herë, por nuk erdhi njeri për ta hapur. Ajo kapi me kujdes dorezën dhe dera u hap menjëherë.

- Hej! - tha ajo. - A ka njeri në shtëpi?

Sofia hyri në një dhomë të madhe. Ajo nuk guxoi ta mbyllë derën pas vetes.

Dukej qartë se dikush banonte aty. Sofia dëgjonte drutë që digjeshin në një sobë të vjetër, duke kërcitur lehtë. Kuptohej se nuk kishte kaluar shumë kohë që dikush kishte qenë aty.

Mbi një tavolinë të madhe buke qëndronte një makinë shkrimi, disa libra, disa pena dhe një sasi letrash shkrimi. Afër dritares që binte nga ana e ujit, ishte një tavolinë dhe dy karrige. Nuk kishte shumë mobilje, por njëra nga faqet e murit ishte me rafte plot me libra. Mbi një komo të bardhë varej një pasqyrë me një kornizë tepër të rëndë. Dukej që ishte shumë e vjetër.

Në një nga muret vareshin dy piktura. Njëra ishte punim vaji dhe tregonte një shtëpi të bardhë, që ishte një të hedhur guri larg një gjiri me një mol dhe një kapanon të kuq. Midis dy shtëpive ishte një kopsht i braktisur, një dru molle, disa bushe të dendur dhe drurë të tjerë të vegjël. Rreth kopshtit kishte drurë të dendur mështeknash. Titulli i pikturës ishte "Bjerkeli".

Në anë të kësaj pikture varej portreti i vjetër i një burri, që ishte ulur në një karrige afër një dritareje, me një libër në prehër. Edhe këtu kishte në sfond një gji deti me drurë. Piktura me siguri ishte bërë para qindra vjetësh dhe titulli i saj ishte "Berkelei". Ai që i kishte bërë pikturat quhej Smibert.

Berkelei dhe Bjerkeli. Nuk ishte pak e çuditshme?

Sofia vazhdoi të shikonte nëpër shtëpi. Nga dhoma një derë të çonte në një kuzhinë të vogël. Këtu dikush sapo kishte mbaruar larjen

e pjatave. Pjatat dhe gotat ishin vendosur mbi një pecetë dhe tek gotat dalloheshin ende pika të ndritshme uji. Në dysheme ishte një tas me mbeturina ushqimi. Paska edhe kafshë këtu, ndonjë qen ose ndonjë mace.

Sofia u kthye në dhomë. Një derë tjetër të shpinte në një dhomë të vogël gjumi. Para krevatit kishte dy tapete të vegjël të mbledhur. Mbi tapete kishte disa fije të verdha flokësh. Këto ishin prova dhe tani Sofia ishte plotësishte bindur që banorët e shtëpizës ishin Alberto Knox dhe Hermesi.

Kur u kthye në dhomën e ndenjjes qëndroi para pasqyrës mbi komo. Ajo ishte e vjetër dhe nuk jepte një pamje të qartë. Sofia filloi të bënte grimasat që kishte bërë para pasqyrës së saj. Vajza e pasqyrës bënte të njëjtën gjë. Në të vërtetë nuk pritej tjetër.

Mirëpo ndodhi diçka e çuditshme. Papritur, vetëm për një sekondë, Sofia pa qartë se vajza në pasqyrë përpëliti të dy sytë. Sofia u kthye prapa e trembur. Në qoftë se ajo vetë kishte përpëlitur sytë, si kishte mundësi që të kishte parë që ajo tjetra përpëliste sytë? Dhe për më tepër dukej sikur Sofia e pasqyrës i kishte përpëlitur sytë sikur donte t'i thoshte: unë të shoh, Sofi. Unë jam këtej në anën tjetër.

Sofia ndiente zemrën t'i rrihte fort. Në të njëjtën kohë, dëgjoi të lehurën e një qeni nga larg. Me siguri ishte Hermesi. Ajo duhet të dilte jashtë menjëherë.

Tani dalloi një kuletë jeshile mbi komonë nën pasqyrë. Sofia vajti me nxitim dhe e hapi me kujdes. Aty kishte një qindëshe korona, një pesedhjetëshe dhe ...një vërtetim shkolle. Vërtetimi kishte një fotografi të një vajze me flokë të verdhë. Nën të shkruhej: "Hilde Møller Knag"... shkolla... etj."

Sofies iu ftohën duart. Pastaj dëgjoi qenin që lehu përsëri. Tani duhej të dilte patjetër.

Kur po kalonte afër tavolinës, i zuri syri një zarf të bardhë në mes të librave dhe letrave që ishin aty. Mbi zarf lexoi "Sofie".

Pa arritur të mendonte se ç'po bënte, kapi zarfin e bardhë dhe e futi në zarfin e madh me letrat e Platonit. Pastaj doli nga dhoma dhe mbylli derën nga pas.

Jashtë dëgjoi qenin që po afrohej. Më e keqja ishte që varka nuk

ishte aty. Pas dy sekondash e pa në mes të ujit. Anash saj ishte njëra nga lopatat dhe kjo kishte ndodhur sepse nuk e kishte nxjerrë varkën plotësisht në tokë. Dëgjoi përsëri qenin dhe iu duk se dikush lëvizi midis drurëve, në anën tjetër të ujit.

Sofia nuk mendoi më gjatë. Me zarfin e madh në dorë çau midis busheve pas shtëpisë. Iu desh të kalojë nëpër një zonë të mbushur me ujë dhe shpesh fundosej deri në kyçet e këmbëve. Por asaj i duhej vetëm të vraponte. Duhet të shkonte në shtëpi.

Pas njëfarë kohe arriti tek një shteg. Ishte vallë i njëjti, nga kishte ardhur? Ajo ngriti fustanin, sepse uji vinte rrëke. Filloi të qajë.

Pse ishte kaq budallaqe? Më e keqja nga të gjitha ishte puna me varkën. Ajo nuk mund të harronte kurrë pamjen e një varke të braktisur dhe një lopatë që lundronte në mes të ujit. Gjithçka ishte kaq tronditëse, kaq për të ardhur keq...

Tashmë filozofi mund të ketë arritur tek uji. Atij i duhet varka për të vajtur në shtëpi. Sofia e ndiente veten si ndonjë keqbërëse. Por ajo nuk kishte pasur qëllim të keq.

Zarfi! Ndoshta kjo ishte më e keqja. Pse e kishte marrë zarfin me vete? Mbi të ishte emri i saj, sigurisht, për këtë punë ishte pak edhe i saji. Sidoqoftë, e ndiente veten pak si hajdute. Kishte dhënë një provë të qartë se *ajo* kishte qenë atje.

Sofia nxori nga zarfi një letër të vogël. Aty shkruhej:

*Kush vjen më përpara - pula apo ideja "pulë"?*
*A kemi lindur me ide?*
*Cili është ndryshimi midis një bime, një kafshe dhe një njeriu?*
*Pse bie shi?*
*Çfarë duhet që njeriu të bëjë një jetë të mirë?*

Sofia nuk mund të mendonte për pyetjet pikërisht tani, por e kuptoi se ato kishin të bënin me filozofin tjetër. A nuk quhej ai Aristotel?

Pasi vrapoi një copë herë, i zunë sytë gardhin e vjetër. Iu duk sikur kishte dalë në breg nga një anije e mbytur. Ishte një gjë e veçantë të shihje gardhin nga ana tjetër. Sa hyri në vendin e fshehtë pa orën. Ishte dhjetë e gjysmë. Zarfin e madh e la në kuti së bashku me letrat e tjera. Letrën me pyetjet e reja e futi nën fustan.

Kur hyri brenda, e ëma po telefononte. Ajo e ndërpreu bisedën menjëherë sa pa Sofien tek dera.

- Ku ishe, Sofi?

- Isha... shëtitje... në pyll, - belbëzoi ajo.

- E shoh.

Sofia nuk u përgjigj, ajo shikonte ujin që rridhte nga fustani.

- Më duhet t'i telefonoj Jorunit...

- Jorunit?

Nëna i solli ndërresa të pastra. Sofia arriti ta fshihte letrën me pyetjet nga filozofi. Pastaj u ul në kuzhinë dhe nëna i bëri një kakao.

- Mos ke qenë bashkë me atë? - e pyeti pas pak.

- Me kë?

Sofia e kishte mendjen vetëm tek mësuesi i filozofisë.

- Me atë, po. Me atë... "lepurin" tënd.

Sofia tundi kokën.

- Çfarë bëni kur jeni bashkë, Sofi? Pse ishe lagur ashtu?

Sofia qëndronte serioze duke shikuar tavolinën, por thellë i vinte për të qeshur. E gjora nënë, tani kishte dhe halle *të tilla* për të hequr.

Ajo tundi kokën përsëri. Kështu që rrodhën pyetje të tjera në drejtim të saj.

- Tani dua të di të vërtetën. Ke qenë jashtë gjatë natës? Pse kishe rënë në krevat me fustan veshur? A dole menjëherë jashtë, sapo unë u shtriva në krevat? Ti je vetëm katërmbëdhjetë vjeçe, Sofi. Tani kërkoj të më thuash se me cilin ke qenë.

Sofia filloi të qajë. Dhe filloi të tregojë. Ajo ishte akoma e frikësuar dhe kur njeriu është i frikësuar, si rregull tregon të vërtetën.

Ajo tregoi që ishte ngritur herët dhe kishte bërë një shëtitje në pyll. Ajo tregoi gjithashtu për shtëpizën dhe për varkën si dhe për pasqyrën e çuditshme. Por nuk tregoi asgjë që kishte të bënte me kursin e fshehtë me korrespondencë. Ajo nuk përmendi as kuletën jeshile. Nuk e kuptonte, por Hilden ajo e mbajti për vete.

E ëma e përqafoi. Sofia e kuptoi se tani ajo i besonte.

- Unë nuk kam ndonjë të dashur, - tha ajo. - Unë e thashë atë vetëm sepse ti u bëre shumë merak për lepurin e bardhë.

- Kështu ti paske qenë deri tek shtëpiza e majorit... - tha e ëma mendueshëm.

- Shtëpiza e majorit? - Sofia ngriti sytë.

- Shtëpiza ku ke qenë është thirrur "shtëpiza e majorit", sepse shumë vjet më parë, aty ka banuar një major plak. Ai ishte pak ekcentrik dhe jo fort normal, Sofi. Që atëherë shtëpiza është bosh.

- Kështu beson ti, por tani atje banon një filozof.

- Jo, tani mos fillo të fantazosh përsëri.

Sofia ishte ulur në dhomën e saj dhe mendonte për gjithë ç'kishte ndodhur. Kokën e kishte si një cirk të mbushur me elefantë të mëdhenj, klounë qesharakë, gjimnastë fluturues dhe majmunë të stërvitur. Megjithatë një pamje nuk i hiqej nga mendja. Një varkë e vogël dhe një lopatë që kishin mbetur në mes të ujit, atje thellë në pyll, dhe dikush që i duhej varka për t'u kthyer në shtëpi...

Ajo ishte e sigurt që mësuesi i filozofisë nuk i donte të keqen; edhe sikur ta merrte vesh se ajo kishte qenë te shtëpiza, ai do ta falte për këtë. Por ajo kishte thyer një marrëveshje. Kështu e falënderonte ajo për mësimet e filozofisë që merrte prej tij? Si mund ta rregullonte këtë punë?

Sofia mori nga mbajtësja një letër dhe filloi të shkruajë.

*I dashur filozof. Të dielën në mëngjes herët, tek shtëpiza isha unë. Unë dëshiroja kështu t'ju takoja për të diskutuar nga afër disa probleme filozofike. Për momentin jam fanse e Platonit, por nuk jam aq e sigurt a kishte të drejtë për idetë ose prototipet që ekzistojnë në një realitet tjetër. Natyrisht, ato ekzistojnë në shpirtin tonë, por kjo, sipas mendimit tim të përkohshëm, është një çështje krejt tjetër. Më duhet fatkeqësisht të shtoj se ende nuk jam plotësisht e bindur që shpirti është i pavdekshëm. Personalisht nuk më bie ndër mend asgjë nga jeta ime e mëparshme. Në qoftë se do të mund të më bindnit që shpirti i gjyshes sime të vdekur është mirë në botën e ideve, do t'u isha shumë mirënjohëse.*

*Në të vërtetë, nuk është filozofia shkaku që po shkruaj këtë letër, të cilën do ta fut në një zarf rozë me pak sheqer në të. Dua vetëm të më falësh që nuk respektova marrëveshjen. Unë provova që ta nxirrja varkën krejt në tokë, por duket se nuk kisha shumë fuqi.*

*Për këtë duhet menduar se do të ketë qenë ndonjë valë e madhe, që do ta ketë tërhequr varkën përsëri në ujë.*
*Shpresoj se jeni kthyer në shtëpi i palagur. Nëse jo dhe po qe se kjo ju qetëson, ju njoftoj se unë u ktheva në shtëpi e lagur e tëra, dhe ndoshta mund të kaloj ndonjë të ftohur. Por kjo ndodhi për fajin tim.*
*Unë nuk kam prekur asgjë në shtëpizë, por ju kërkoj të falur që nuk munda t'i rezistoj tundimit për të marrë zarfin me emrin tim përsipër. Kjo ndodhi jo sepse unë desha të merrja diçka fshehurazi, por përderisa ishte emri im mbi zarf, unë mendova në ato sekonda konfuze se zarfi më përket mua. Ju lutem të më falni dhe ju premtoj se nuk do t'ju zhgënjej herë tjetër.*
*P.S. Do të mendohem për të gjitha pyetjet që ishin në letër menjëherë.*
*P.P.S. Pasqyra mbi komonë e bardhë është pasqyrë e zakonshme apo pasqyrë magjike? Pyes vetëm sepse nuk është e zakonshme për mua, kur shoh se si figura ime në pasqyrë përpëlit të dy sytë.*

*Të fala nga nxënësja juaj shumë e interesuar, Sofia.*

Sofia e lexoi letrën dy herë para se ta mbyllte. Ajo mendoi se ishte më pak formale se letra e parë që kishte dërguar. Para se të shkonte për të marrë pak sheqer poshtë në kuzhinë, i hodhi një sy letrës me pyetjet e ditës.

"Kush vjen më përpara - pula apo ideja pulë?" Pyetja ishte pothuaj po aq e vështirë sa enigma e vjetër e pulës me vezën. Pa vezën nuk mund të kemi pulë, por pa pulë nuk mund të kemi vezë. Ishte vërtet aq e ngatërruar për të gjetur se kush vjen më përpara - pula, apo "ideja" pulë? Sofia e kishte të qartë se ç'donte të thoshte Platoni. Ai mendonte se ideja "pulë" ekzistonte në botën e ideve, përpara se të gjendej ndonjë pulë në botën e shqisave. Sipas Platonit, shpirti e kishte "parë" idenë pulë, përpara se të futej në një trup. Por a nuk ishte pikërisht kjo që Platoni e kishte gabim? Një njeri që nuk ka parë ndonjëherë pulë të gjallë, ose ndonjë figurë pule, nuk mund të ketë ndonjë "ide" se si është pula. Me kaq kaloi në pyetjen tjetër.

"A kanë lidur njerëzit me ide?" Shumë e dyshimtë, mendoi Sofia.

Është e vështirë të mendosh që një fëmijë i porsalindur të jetë i pasur me ide. Natyrisht, nuk mund të jetë fare e sigurt, sepse fakti që fëmijët nuk mund të flasin, nuk do të thotë që truri i tyre është fare bosh nga idetë.

Por a duhet t'i shohim patjetër gjërat më përpara, që të mund të dimë diçka për to?

"Cili është ndryshimi midis një bime, një kafshe dhe një njeriu?"

Sofia mendonte se kishte një ndryshim të madh. Ajo mendonte se bima nuk ka ndonjë jetë të ngatërruar emocionale. Kush ka dëgjuar ndonjëherë për ndonjë bimë me zemër të thyer? Një bimë rritet, thith lëndët që i nevojiten dhe prodhon farëra që i duhen për t'u riprodhuar. Kjo është e gjitha që mund të thuhet për një bimë. Sofia erdhi në përfundimin se çfarë u tha për bimën, ishte e vlefshme edhe për kafshën dhe njeriun. Por kafshët kishin edhe disa cilësi të tjera. Ato, për shembull, mund të lëvizin. (Kur e ka bërë ndonjë trëndafil njëqindmetërshin?) Ishte pak e vështirë të mendoje për ndryshimet midis njerëzve dhe kafshëve. Njerëzit mund të mendonin, por këtë mund ta bënin edhe kafshët. Sofia ishte e bindur se macja Sherakan mund të mendonte. Të paktën kështu mund ta marrësh me mend. Por a ka mundësi që macja të mendojë për probleme filozofike? A ka mundësi macja të mendojë se cili është ndryshimi midis një bime, një kafshe dhe një njeriu? Asnjëherë! Sigurisht, një mace mund të jetë në qejf ose e acaruar, por e pyet macja veten a ka Zot, ose a ka shpirt të pavdekshëm? Sofia erdhi në përfundimin se kjo ishte tepër e dyshimtë. Kjo është njëlloj si pyetja për fëmijën dhe idetë. Ishte njëlloj e vështirë të bisedoje për çështje të tilla, si me macen, ashtu dhe me një fëmijë të porsalindur.

"Pse bie shi?" Sofia ngriti supet. Shi bie, sepse deti avullon dhe retë e kthejnë atë në shi. A nuk i kishte mësuar këto që në klasën e tretë? Por sigurisht mund të thuhet përse bie shi, sepse bimët dhe kafshët duhet të rriten. Por a ishte e vërtetë kjo? A kishte shiu ndonjë qëllim?

Pyetja e fundit kishte përfundimisht një qëllim: "Çfarë i duhet njeriut për të bërë një jetë të mirë?" Filozofi kishte shkruar diçka për këtë në fillim të kursit. Të gjithë njerëzve u duhet ushqim, ngrohtësi, dashuri dhe kujdes. Kjo ishte në radhë të parë baza e një jete të mirë.

Pastaj ai kishte thënë se të gjithë kanë nevojë për të gjetur përgjigje për pyetje të caktuara filozofike. E rëndësishme është të kesh një punë që të pëlqen. Në qoftë se ty, për shembull, nuk të pëlqen trafiku, nuk mund të jesh kurrë i lumtur duke punuar si shofer taksie. Ose, në qoftë se ti nuk ke qejf të bësh detyrat, me siguri nuk do të ishte ide e mirë që të bëheshe mësues. Sofia i donte kafshët, kështu që i pëlqente veterinaria. Por në asnjë mënyrë nuk mendonte, se duhet të fitosh në llotari një milion, për të bërë një jetë të mirë. Përkundrazi. Thuhet se "dembelizmi është rrënja e gjithë të këqijave".

Sofia qëndroi në dhomën e saj derisa e ëma e thirri për të ngrënë drekë. Ajo kishte gatuar biftek me patate të skuqura. Shkëlqyer! Kishte ndezur edhe qirinj. Si ëmbëlsirë do të kishin krem me luleshtrydhe.

Folën për shumë gjëra. Nëna e pyeti se si do ta festonte pesëmbëdhjetëvjetorin. Kishin mbetur vetëm disa javë deri atëherë.

Sofia ngriti supet.

Nuk do të ftosh ndonjë? Dua të them, nuk do të bëjmë ndonjë festë?

- Ndoshta...

- Mund të ftojmë Martën, Ane Marien... dhe Hegen. Jorunin, sigurisht. Dhe Jorgen, ndoshta... Por për këtë do të vendosësh ti. A e di, më kujtohet pesëmbëdhjetëvjetori im. Nuk më duket sikur ka kaluar shumë kohë. Atëherë e ndieja veten të rritur. A nuk është e çuditshme? Më duket sikur nuk kam ndryshuar fare që atëherë.

- Nuk ke ndryshuar fare. Asgjë nuk ndryshon. Ti vetëm se je zhvilluar, je plakur...

- Hm... doje të thoshe, rritur. Unë mendoj se vitet kanë ikur shumë shpejt, bija ime.

# ARISTOTELI

***...një organizator i përsosur që kërkonte të spastronte konceptet e njerëzve...***

Pasdite, ndërsa nëna po pushonte, Sofia vajti tek vendi i fshehtë. Ajo kishte futur pak sheqer në zarfin rozë dhe sipër kishte shkruar: “Për Alberton”.

Nuk kishte ndonjë zarf të ri, por pas disa minutash Sofia ndjeu qenin që po afrohej.

- Hermes! - thirri ajo.

Menjëherë qeni hyri në vendin e fshehtë me një zarf të madh të verdhë në gojë.

- Qeni im i mirë!

Sofia me një dorë përkëdheli kokën e qenit, i cili shfrynte si një lokomotivë. Me dorën tjetër mori zarfin rozë dhe ia vuri qenit në gojë. Pastaj qeni çau midis busheve dhe u zhduk në pyll.

Sofia hapi letrën me padurim. Mos kishte ndonjë gjë për shtëpizën dhe varkën?

Zarfi përmbante letrat e zakonshme të shtypura me makinë dhe të kapura me kapëse. Por kishte edhe një fije letër tjetër, në format më të vogël. Aty shkruhej:

*E dashur Zonjushë Dedektive, ose për të qenë më i saktë, Zonjushë Tinzare! Çështjen tashmë ia kemi kaluar policisë. Nuk është e vërtetë. Nuk jam dhe aq i mërzitur. Po të jesh kaq kurreshtare edhe për problemet filozofike, them se nuk është keq. Budallallëku qe se unë isha i detyruar të ikja. Po, është faji im. Unë duhet ta dija, që ti je nga ato që u shkon punëve deri në fund.*

*Të fala, Alberto.*

Sofia mori frymë e lehtësuar. Pas gjithë kësaj ai nuk ishte i mërzitur. Por pse duhej të ikte?

Mori me vete letrat dhe vajti në dhomën e saj. Sa mirë të ishte në shtëpi, para se e ëma të ngrihej. U rehatua në një qoshe të krevatit dhe filloi të lexojë.

## *Filozof dhe shkencëtar*

E dashur Sofi. Me siguri ke mbetur e çuditur nga teoria e Platonit për idetë. Dhe nuk je e para. Nuk e di a i ke gëlltitur të gjitha njëherësh, apo ke ndonjë koment kritik për të bërë. Në qoftë se ke komente kritike, të siguroj se këto kritika janë bërë tashmë nga *Aristoteli* (384-322, para Krishtit), i cili ka qenë nxënës i Akademisë së Platonit për njëzet vjet me radhë.

Aristoteli vetë nuk ishte nga Athina. Ai ishte nga Maqedonia, por shkoi në Akademinë e Platonit kur Platoni ishte gjashtëdhjetë e një vjeç. Babai i tij ishte një mjek i respektuar dhe, për më tepër, shkencëtar. Gjithë kjo njohuri tregon diçka për projektin e tij filozofik. Mbi të gjitha atij i interesonte natyra e gjallë. Ai nuk ishte vetëm filozofi i fundit i madh grek, ai ishte edhe biologu i parë i madh evropian.

Duke e parë skajshëm, Platoni ishte aq i zënë me format e përjetshme ose "idetë", saqë nuk u kushtoi vëmendjen e duhur ndryshimeve në natyrë. Aristoteli trajtoi pikërisht këto ndryshime, apo siç i quajmë ne sot, procese natyrore.

Duke e tepruar pak, mund të themi se Platoni i ktheu kurrizin botës së shqisave dhe kështu mbylli sytë para gjithçkaje që shohim rreth nesh. (Ai donte të dilte jashtë shpellës, ai donte të shihte botën e përjetshme të ideve!) Aristoteli bëri të kundërtën: ai nguli të dy këmbët në tokë dhe studioi peshq dhe bretkoca, fillikate dhe lulëkuqe.

Ti mund të thuash me plot të drejtë se aty ku Platoni përdorte imagjinatën, Aristoteli përdorte edhe shqisat.

Jo pak ndryshime rrënjësore gjejmë midis tyre edhe në vetë shkrimet që kanë lënë. Platoni ishte poet dhe mitolog, ndërsa shkrimet e Aristotelit janë pa ujë dhe të sakta si një enciklopedi. Për më tepër, shumica e shkrimeve të tij bazohen në të dhënat e fundit për kohën kur ka jetuar.

Në atë kohë numëroheshin 170 tituj të shkruar nga Aristoteli. Nga

këta vetëm 47 janë ruajtur dhe nuk janë libra të përfunduar. Ato ngjajnë më shumë me leksione. Në kohën e Aristotelit, filozofia, ishte një veprimtari gojore. Merita e Aristotelit në kulturën evropiane nuk është vetëm në krijimin e terminologjisë që shumë shkencëtarë përdorin sot. Ai ishte një organizator shumë i madh, i cili themeloi dhe organizoi shkenca të ndryshme.

Megjithëse Aristoteli shkroi për të gjitha shkencat, unë do të kufizohem me fushat më të rëndësishme. Meqenëse të kam folur kaq shumë për Platonin, në fillim do të dëgjosh se si e kundërshton ai teorinë e ideve të Platonit. Më tej do të shohim se si e ka zhvilluar filozofinë e tij natyraliste, sepse ishte Aristoteli ai që bëri përmbledhjen e asaj që filozofët natyralistë kishin thënë para tij. Ne do të shohim se si e kategorizon ai logjikën si shkencë.

Në fund do të flasim pak për pikëpamjet e tij mbi njeriun dhe shoqërinë.

Nëse i pranon këto kushte, të fillojmë sa më parë.

## *Nuk ka ide të lindura*

Ashtu si filozofët para tij, Platoni donte të gjente të përjetshmen dhe të pandryshueshmen në mes të gjithë ndryshimeve. Kështu, ai gjeti idetë e përsosura që ngriheshin mbi botën e shqisave. Më tej Platoni mendonte se idetë ishin më reale se të gjitha fenomenet në natyrë. Në fillim vinte vetë ideja "kalë", pastaj vinin të gjithë kuajt e botës së shqisave duke trokuar si figura-hije në murin e një shpelle. Ideja "pulë" vjen kështu përpara të dyjave, pulës dhe vezës.

Aristoteli mendonte që Platoni e kishte kthyer gjithçka kokëposhtë. Ai ishte në një mendje me mësuesin e tij që çdo kalë i veçantë "lëviz" dhe nuk ka asnjë kalë të përjetshëm. Ai gjithashtu ishte i të njëjtit mendim se, vetë forma e kalit është e përjetshme dhe e pandryshueshme. Por "ideja" kalë është vetëm një koncept, që njerëzit e kanë formuar *pasi* kanë parë një numër të caktuar kuajsh. Kështu, "ideja" apo "forma" kalë nuk ekziston në vetvete. "Forma" kalë përmbledh për Aristotelin karakteristikat e kalit, atë që ne sot e quajmë *specie* e kuajve.

Po e saktësoj: me "formën" kalë Aristoteli mendonte atë që është e njëjtë për të gjithë kuajt. Krahasimi me biskotat nuk hyn fare, sepse forma e biskotave ekziston e pavarur nga çdo biskotë. Aristoteli nuk besonte se ekzistonte ndonjë lloj forme, e cila, si të thuash, qëndron në raftin e saj jashtë natyrës. Për Aristotelin "format" janë tek gjërat, sepse ato janë karakteristikat e veçanta të këtyre gjërave.

Aristoteli gjithashtu nuk është i një mendimi me Platonin se "ideja" pulë vjen para pulës. Ajo që Aristoteli e quan "forma" pulë, është tek çdo pulë, si karaktaristikë e veçantë e saj, për shembull, që ajo bën vezë. Po kështu pula dhe "forma" pulë janë të pandashme, si shpirti me trupin.

Ky është në thelb qëndrimi kritik i Aristotelit ndaj teorisë së ideve të Platonit. Mendo se po flasim për një kthesë dramatike të mendimeve. Për Platonin shkalla më e lartë e realitetit është fakti që ne mendojmë me arsye. Aristoteli ishte po aq i bindur se shkalla më e lartë e realitetit është fakti që ne perceptojmë me anën e shqisave. Platoni mendon se gjithçka që shohim përreth në natyrë, është vetëm refleks i asaj që ekziston në një realitet më të lartë në botën e ideve, dhe për këtë edhe në shpirtin e njeriut. Aristoteli mendonte të kundërtën: ajo që është në shpirtin e njeriut, është vetëm reflektim i objekteve të natyrës. Kështu që natyra është në fakt bota reale. Sipas Aristotelit, Platoni kishte mbetur në imazhin mitik të botës, ku përfytyrimi i njeriut ngatërrohet me botën reale.

Aristoteli thoshte se asgjë nuk ekziston në ndërgjegje pa u perceptuar më parë nga shqisat. Platoni do të kishte thënë se nuk ka asgjë në natyrë që të mos ketë qenë më parë në botën e ideve. Për këtë, Aristoteli thoshte se Platoni "e dyfishon numrin e gjërave". Ai e shpjegonte një kalë duke iu referuar "idesë" kalë. Po çfarë lloj shpjegimi është ky, Sofi? Dua të them, nga vjen "ideja" kalë? A nuk mund të ekzistojë një kalë i tretë, ku "ideja" kalë të jetë një kopje e tij?

Aristoteli mendonte se të gjitha mendimet dhe idetë brenda nesh kanë ardhur në ndërgjegjen tonë nëpërmjet asaj që kemi parë dhe dëgjuar. Ne kemi gjithashtu edhe një forcë arsyetimi që ka lindur bashkë me ne. Ne kemi një dhunti të tillë të lindur që na lejon t'i klasifikojmë përshtypjet nga shqisat, në grupe të ndryshme dhe klasa. Kështu, kemi konceptet "gur", "bimë", "kafshë" dhe "njeri". Në të njëjtën mënyrë kemi konceptet "kalë", "derr" dhe "kanarinë".

Aristoteli nuk e mohonte se njerëzit kanë arsye të lindur. Përkundrazi, sipas Aristotelit, është *arsyeja* karakteristika më dalluese për njeriun. Por arsyeja jonë ka qenë krejtësisht bosh, përpara se të perceptonim diçka. Kështu që njeriu nuk ka lindur me asnjë "ide".

### Format janë karakteristikë e gjërave

Pasi sqaroi qëndrimin e tij ndaj teorisë së Platonit mbi idetë, Aristoteli konstatoi se realiteti përbëhet prej gjërash të ndryshme të ndara, që kanë unitet në *formë* dhe *lëndë*. "Lënda" është materiali nga e cila është bërë një gjë, ndërsa "forma" është karakteristika e veçantë e saj.

Përpara teje një pulë rreh krahët, Sofi. "Forma" e pulës është pikërisht që ajo rreh krahët, kakaris dhe bën vezë. Me "formë" të pulës kuptohen kështu karakteristika të veçanta të pulës, me fjalë të tjera, çfarë pula *bën*. Kur pula ngordh, dhe nuk kakaris më, "forma" e saj pushon së ekzistuari. E vetmja gjë që mbetet është "lënda" (Për të ardhur keq, Sofi!) Por tashmë kjo nuk është më një "pulë".

Ashtu siç e kam thënë më lart, Aristoteli u mor me ndryshimet në natyrë. Tek "lënda" mbetet gjithnjë një mundësi për të arritur një "formë" të caktuar. Ne kështu shohim se "lënda" drejtohet për të realizuar një mundësi të lindur. Çdo ndryshim në natyrë është sipas Aristotelit një riformim (transformim) i lëndës nga "mundësi" në "realitet".

Do të përpiqem të jem më i qartë, Sofi. Po e provoj me një histori të lezetshme: Dikur një skulptor po punonte një bllok të madh graniti. Çdo ditë ai shkëpuste copa nga blloku. Një ditë erdhi për vizitë një djalë i vogël. Çfarë po bën? e pyeti djali. Prit dhe do të shohësh, i tha skulptori. Pas disa ditësh djali u kthye dhe shikon se nga blloku i granitit skulptori kishte bërë një kalë madhështor. Djali e vështroi kalin i mahnitur. Pastaj u kthye nga skulptori dhe e pyeti: "Nga e dije që ishte aty brenda?"

Po, nga e dinte ai? Skulptori, në njëfarë mënyre, kishte parë formën e kalit në bllokun e granitit, sepse ky bllok graniti kishte një mundësi të lindur për t'u formuar si kalë. Kështu, Aristoteli mendonte se të gjitha gjërat në natyrë kanë një mundësi të lindur për të realizuar ose arritur një formë të caktuar.

Të kthehemi prapa tek pula dhe veza. Një vezë pule ka një mundësi të lindur për t'u bërë pulë. Kjo nuk do të thotë se të gjitha vezët e pulave bëhen pula, sepse shumë prej tyre përfundojnë në tavolinën e mëgjesit, si vezë të skuqura, ose të ziera, pa realizuar "formën" e lindur. Po kështu jemi të bindur se veza e pulës nuk mund të bëhet patë. Kjo mundësi nuk gjendet tek veza e pulës. Kështu, "forma" e gjërave tregon diçka si për mundësinë e gjërave, ashtu dhe për kufizimin e tyre.

Kur Aristoteli flet për "formën" dhe "lëndën" nuk mendon vetëm për organizmat e gjallë. Njëlloj sikundër "forma" e pulës është të kakarisë, të rrahë krahët dhe të bëjë vezë, po kështu forma e gurit është të bjerë në tokë. Njëlloj si pula që nuk mund të rrijë pa kakarisur edhe guri nuk mund të rrijë pa rënë në tokë. Ti natyrisht, mund të hedhësh një gur lart në ajër, por pikërisht se është e natyrshme për gurin të bjerë në kodër, nuk mund ta hedhësh atë në hënë. (Kujdes kur të bësh një eksperiment të tillë, sepse guri kur kthehet ndjek rrugën më të shkurtër!)

## Shkaku final

Përpara se të përfundojmë me formën e gjërave të gjalla dhe të vdekura, e cila tregon diçka për "aktivitetin" e mundshëm të tyre, dua të shtoj se Aristoteli zotëronte një pamje të gjerë të shkaqeve në natyrë.

Kur flasim sot për "shkakun" e asaj ose kësaj, kuptojmë *pse* ndodh diçka. Xhami u thye sepse Peteri hodhi një gur; një këpucë është gati për t'u përdorur, sepse këpucari qepi disa copa lëkurë së bashku etj. Por Aristoteli mendonte se gjenden shumë lloje shkaqesh në natyrë. Gjithsej ai numëronte katër shkaqe të ndryshme. Është e rëndësishme të kuptohet se ç'kishte ai parasysh me atë që quante "shkaku final".

Tek xhami i thyer është krejt e natyrshme të pyesim se pse e hodhi gurin Peteri. Ne pyesim edhe se çfarë qëllimi kishte. Që qëllimi ose "shkaku" luan një rol të rëndësishëm edhe në rastin e këpucëve, ne nuk kemi asnjë dyshim. Por Aristoteli llogarit të njëjtin "shkak final" edhe kur është fjala për proceset pa jetë në natyrë. Këtu kemi një shembull: Pse bie shi, Sofi? Me siguri në shkollë ke mësuar që bie shi, sepse avulli i reve ftohet dhe kthehet në pika uji, që bien në tokë të

tërhequra nga forca e gravitetit. Aristoteli do të pohonte me kokë, por do të kishte shtuar se i ke treguar vetëm tre nga shkaqet. "Shkaku material" është se avulli (retë) ishte aty pikërisht kur ajri u ftoh. "Shkaku prodhues" është se avulli u ftoh, dhe "shkaku formal" është që kjo "formë", ose natyra e ujit, është që të bjerë mbi tokë. Nëse ti nuk ke gjë për të thënë, ka Aristoteli, i cili do të shtonte se shiu bie, *sepse* u nevojitet kafshëve dhe bimëve për t'u rritur. Këtë ai e quante "shkaku final". Siç e sheh, Aristoteli i jep pikave të shiut një detyrë jetësore, ose një "qëllim".

Ne mund ta kthejmë të gjithë këtë kokëposhtë dhe të themi se bimët rriten sepse gjejnë ujë. A e sheh ndryshimin këtu, Sofi? Aristoteli mendonte se ka një qëllim pas çdo gjëje në natyrë. Bie shi, sepse bimët duhet të rriten, dhe portokallet e pemët e tjera rriten, që njerëzit t'i hanë.

Shkenca sot nuk mendon kështu. Ne themi se uji dhe ushqimi janë kushte që njerëzit dhe kafshët të jetojnë. Po të mos ishin këto kushte, ne nuk do të ekzistonim. Por nuk është qëllimi i ujit dhe portokalleve që të jenë ushqim për ne.

Në lidhje me shkakun, mund të themi se Aristoteli ka gabuar, por nuk duhet të nxitohemi. Shumë njerëz besojnë se Zoti e krijoi tokën në mënyrë që njerëzit dhe kafshët të banojnë në të. Duke e parë nga kjo pikë, mund të thuhet se uji rrjedh nëpër lumenj, sepse u duhet njerëzve dhe kafshëve për të jetuar. Por ky është qëllimi dhe kushti i *Zotit*. Pikat e shiut dhe uji i lumit nuk tregojnë ndonjë interes për jetën tonë.

## *Logjika*

Ndryshimi midis "formës" dhe "lëndës" luan një rol të madh, kur Aristoteli përshkruan se si i njohin njerëzit gjërat në këtë botë.

Kur i njohim gjërat, i sistemojmë në grupe dhe kategori të ndryshme. Unë shikoj një kalë, pastaj një kalë tjetër dhe më vonë një tjetër. Kuajt nuk janë fare të ngjashëm, por ata kanë *diçka* që është njëlloj për të gjithë kuajt, dhe pikërisht e njëjtë për të gjithë është "forma" e tyre. Ajo që është e ndryshme ose individuale, i përket

"lëndës" së kalit.

Kështu që jemi ne njerëzit që i vendosim gjërat në vendet e tyre në këtë botë. Lopët i fusim nëpër stalla lopësh, kuajt në stallat e kuajve, derrat në stallat e tyre dhe pulat nëpër kotece. E njëjta gjë ndodh edhe kur Sofie Amundseni vendos rregull në dhomën e saj. Librat i vë në bibliotekën personale, librat e shkollës në raftin e tyre dhe gazetat në komodinë. Rrobat e palosura bukur janë të sistemuara në komo, pantallonat në një sirtar, këmishat në një tjetër dhe trikot në një sirtar më vete. Të njëjtën gjë bëjmë edhe në kokën tonë: ne i ndajmë gjërat prej guri nga ato që janë bërë prej leshi dhe ato prej gome. Dimë të ndajmë gjallesat nga sendet pa jetë dhe ndajmë "bimët" nga "kafshët" dhe "njerëzit".

Më ndjek, Sofi? Aristoteli donte të bënte një sistemim rrënjësor në "dhomën-natyrë". Ai u përpoq të tregonte se të gjitha gjërat në natyrë u përkasin grupeve dhe nëngrupeve të ndryshme. (Hermesi është një qenie e gjallë, një kafshë, vertebror, sisor, qen, labrador, mashkull.)

Ec nëpër dhomën tënde, Sofi. Merr diçka nga dyshemeja, një gjë çfarëdo. Çfarëdolloj gjëje që të kesh marrë, do të dallosh se i përket një kategorie të caktuar. Ditën që nuk do të jesh në gjendje të klasifikosh diçka, do të kalosh në gjendje shoku. Në qoftë se do të gjesh diçka dhe nuk do të jesh në gjendje të thuash që është kafshë, bimë apo mineral, nuk do të guxosh ta prekësh me dorë.

Duke përmendur bimët, kafshët dhe mineralet më kujtohet një lojë, ku dikush del nga dhoma dhe kur kthehet përsëri duhet të gjejë se për çfarë mendojnë të pranishmit. Të gjithë kanë rënë në ujdi për macen "Mons", që në atë çast ndodhet në kopshtin e fqinjit. Ai vetëm pyet dhe të tjerët duhet të përgjigjen me "po" ose "jo". Po të ishte një aristotelian i mirë, biseda duhej të zhvillohej kështu: Është konkrete? (Po!) Është mineral? (Jo!) Është gjallesë? (Po!) Është kafshë? (Po!) Është zog? (Jo!) Është sisor? (Po!) Është mace? (Po!) Është Monsi? (Poooooo!) Të qeshura...

Është Aristoteli ai që e ka gjetur këtë lojë. Platoni ka nderin e gjetjes së lojës së "kukafshethi". Demokriti ka pasur nderin të gjente legot.

Aristoteli ishte një organizator i kujdesshëm, që kishte vendosur t'i bënte të qarta konceptet e njerëzve. Në këtë mënyrë, u bë themeluesi

i *logjikës* si shkencë. Ai ka demonstruar një numër ligjesh për përfundimet dhe provat që janë logjikisht të vlefshme. Një shembull për këtë: Në qoftë se arrij në përfundimin se "të gjitha qeniet e gjalla janë të vdekshme" (premisa e parë) dhe "Hermesi është një qenie e gjallë" (premisa e dytë), mund të dal me konkluzionin elegant se "Hermesi është i vdekshëm".

Shembulli demonstron se logjika e Aristotelit bazohet në lidhjen midis koncepteve, në këtë rast koncepti "qenie e gjallë" dhe koncepti "i vdekshëm". Edhe sikur dikush të dojë të shtojë se Aristoteli ka njëqind për qind të drejtë, mund të themi se nuk na thotë ndonjë të re. Ne tashmë e dimë që Hermesi është i "vdekshëm". (Ai është "një qen" dhe të gjithë qentë janë "qenie të gjalla", që janë gjithashtu "të vdekshme" në kundërshtim me shkëmbinjtë e Galhøpiggenit.) Po, Sofi, këtë e dinim ne shumë mirë. Por jo gjithmonë marrëdhëniet midis grupeve janë kaq bindëse. Herë pas here mund të jetë e nevojshme të sqarojmë konceptet tona.

Do të mjaftohem me një shembull: a është e vërtetë se minjtë e vegjël thithin qumësht nga nëna e tyre, njëlloj si qengjat dhe derrkucët? Duket pak si pa lidhje, por të shkojmë më tej: Miu nuk bën vezë. (Kur kemi parë ndonjëherë vezë miu?) Gjithashtu, ai i ushqen të vegjlit, njëlloj si delet dhe derrat. Mirëpo kafshët që i ushqejnë të vegjlit e tyre ne i quajmë sisorë, dhe sisorët janë kafshë që thithin qumësht nga nëna e tyre. Kështu erdhëm ku duhet. Ne i jemi përgjigjur vetes tonë, por duhet të mendohemi për këtë. Për momentin kemi harruar se miushi me të vërtetë pi qumësht nga nëna e tij. Ndoshta kjo ndodh ngaqë nuk kemi parë kurrë ndonjë miush të ushqehet nga nëna e tij. Sigurisht, arsyeja për këtë është se minjve u vjen turp nga njerëzit, kur ushqejnë të vegjlit e tyre.

### *Shkallët e natyrës*

Kur Aristoteli filloi të "sistemojë" dhomën-natyrë, që në fillim tha se gjërat në natyrë ndahen në dy grupe kryesore. Në njërën anë janë gjërat *pa jetë*, si gurët, pikat e shiut dhe plisat e dheut. Këto nuk kanë mundësi të lindur për t'u transformuar. Të tilla gjëra pa jetë, sipas Aristotelit, mund të transformohen vetëm nën ndikimin e jashtëm. Në

anën tjetër kemi të gjitha gjërat e gjalla, që kanë mundësi të lindur për t'u transformuar.

Kur flet për gjëra të gjalla, Aristoteli ato i ndan në dy grupe kryesore. Në njërën anë kemi *bimët* dhe në anën tjetër *qeniet e gjalla*. Përfundimisht edhe "qeniet e gjalla" ndahen në dy nëngrupe, dhe pikërisht në *kafshë* dhe *njerëz*.

Ti duhet t'i japësh Aristotelit të drejtë që kjo ndarje është e qartë dhe e thjeshtë. Ka një ndryshim rrënjësor midis gjërave të gjalla dhe jo të gjalla, për shembull, midis një trëndafili dhe një guri. Po kështu ka ndryshim rrënjësor midis bimës dhe kafshës, për shembull, midis një trëndafili dhe një kali. Atëherë, unë do të thosha se ka me të vërtetë ndryshim të dukshëm midis një kali dhe një njeriu. Po ku qëndron tamam ky ndryshim? A mund të më përgjigjesh për këtë?

Fatkeqësisht, nuk kam kohë për të pritur, derisa ti të shkruash përgjigjen dhe ta futësh në një zarf rozë me pak sheqer në të. Prandaj po përgjigjem vetë: kur Aristoteli i ndau fenomenet e natyrës në grupe të ndryshme, doli jashtë cilësive të gjërave, duke përkufizuar me përpikmëri se çfarë *mund* dhe çfarë *bëjnë*.

Të gjitha "gjërat e gjalla" (bimë, kafshë dhe njerëz) kanë aftësinë të thithin ushqimin, të rriten dhe të formohen. Të gjitha "qeniet e gjalla" (kafshë dhe njerëz) kanë si shtesë aftësinë të perceptojnë mjedisin dhe të lëvizin në natyrë. Për më tepër, të gjithë njerëzit kanë aftësinë të mendojnë dhe të sistemojnë perceptimet e tyre në grupe dhe klasa.

Në të vërtetë, nuk ka kufij absolutë në natyrë. Ne vrojtojmë një kalim gradual nga bimët e thjeshta deri tek drurët më të komplikuar, nga kafshët më të thjeshta deri tek kafshët më të komplikuara. Në majën e kësaj shkalle qëndrojnë njerëzit, të cilët, sipas Aristotelit, jetojnë gjatë gjithë jetës së natyrës. Njerëzit rriten dhe ushqehen si drurët, ata kanë aftësinë të ndiejnë dhe të lëvizin si kafshët, por ata kanë edhe një karakteristikë krejtësisht të veçantë për ta dhe kjo është *aftësia për të menduar në mënyrë racionale*.

Për këtë njerëzit kanë një shkëndijë të arsyes hyjnore, Sofi. Po, sigurisht, hyjnore. Aristoteli disa herë prek faktin që dikur do të ketë ekzistuar një Perëndi, që ka vendosur të gjitha lëvizjet në natyrë. Kështu, Perëndia është në majën absolute të shkallës së natyrës.

Aristoteli mendonte se lëvizja e yjeve dhe planeteve drejton lëvizjet në tokë. Por duhet gjithashtu që të jetë diçka që i bën trupat qiellorë të

lëvizin. Këtë Aristoteli e quante "lëvizja e parë" ose "Zoti". "Lëvizja e parë" tani është në gjendje qetësie, por ishte ajo "shkaku i parë" i lëvizjes së trupave qiellorë dhe si rezultat edhe i gjithë lëvizjeve në natyrë.

## *Etika*

Do të kthehemi prapa tek njerëzit, Sofi. "Forma" e njeriut është sipas Aristotelit një shpirt që ka një pjesë nga bimët, një pjesë nga kafshët dhe një pjesë nga arsyeja. Dhe tani ai pyet: si mund të jetojë njeriu? Si mund të bëjë njeriu një jetë të mirë? Unë do të përgjigjem shkurt: Njerëzit do të ishin të lumtur, në qoftë se do të përdornin të gjitha aftësitë dhe mundësitë e tyre.

Aristoteli përmend tre forma të lumturisë: Forma e parë e lumturisë është të jetosh *i kënaqur* dhe *i gëzuar*. Forma e dytë është tër jetosh si qytetar *i lirë* dhe *i përgjegjshëm*. Forma e tretë e lumturisë është të jetosh si *mendimtar* dhe *filozof*.

Por Aristoteli nënvizon se tri kriteret duhet të ndodhen në të njëjtin vend dhe në të njëjtën kohë, në mënyrë që njeriu të ndihet plotësisht i lumtur. Ai përjashton çdo formë të mungesës së ekuilibrit. Po të kishte jetuar në ditët tona, ndoshta do të kishte thënë që kush zhvillon vetëm trupin e tij, jeton po aq i paekuilibruar sa edhe ai që zhvillon vetëm mendjen e tij. Të dy ekstremet janë shprehje e një devijimi nga ajo që ai quante rrugë normale e jetës.

E njëjta gjë vlen edhe për marrëdhëniet midis njerëzve. Ai në këtë rast këshillon "të mesmen e artë": Ne nuk duhet të jemi as shumë të hedhur dhe as shumë të squllur, ne duhet të jemi *me kurajë*. (Shumë kurajë, të bën të hedhur. Pak kurajë, të bën të squllur.) Nuk duhet të jesh as strikt dhe as ekstravagant, duhet të jesh *liberal*. (Pak liberal, je strikt. Shumë liberal, je ekstravagant.)

E njëjta vlen edhe për ushqimin. Është e dëmshme për shëndetin të hash pak, por është po aq e dëmshme të hash shumë. Etika e Platonit dhe e Aristotelit bazohet në shkencën mjekësore greke: Vetëm duke njohur dhe zbatuar ekuilibrin dhe përkorjen njeriu bëhet i lumtur dhe "harmonik".

Që njerëzit nuk duhet të kultivojnë asnjë nga ekstremet, duket edhe në pikëpamjet që ka Aristoteli për shoqërinë. Ai ka thënë se njeriu është një "qenie politike". Pa shoqërinë që na rrethon, ne nuk jemi njerëz realë, thoshte ai. Ai pranonte se familja dhe fshati i plotësojnë kërkesat kryesore të nevojshme për të jetuar si: ushqim, ngrohtësi, martesë dhe rritjen e fëmijëve. Por forma më e lartë e të jetuarit së bashku është vetëm shteti.

Lind pyetja: si duhet të jetë organizuar shteti? (Të kujtohet shteti filozofik i Platonit?) Aristoteli përmendte tri forma të mira shteti. E para është *monarkia,* ku ka vetëm një kryetar shteti. Që kjo formë shteti të shkojë mbarë, nuk duhet të degjenerojë në *tirani,* që ndodh kur dikush e drejton shtetin vetëm për të mirën e tij. Forma e dytë e shtetit është *aristokracia,* në të cilin drejton një grup i madh ose i vogël qeveritarësh. Kjo formë shteti nuk duhet të degjenerojë në "oligarki" ose në atë që sot quhet juntë. Formën e tretë të shtetit Aristoteli e quante *polici,* që do të thotë demokraci. Edhe kjo formë shteti ka një të metë. Demokracia nuk duhet të vulgarizohet. (Edhe sikur Hitleri të mos ishte bërë kryetar shteti në Gjermani, që të gjithë nazistët e vegjël mund të bënin një shtet vulgar të shumicës.)

## *Për gratë*

Më në fund të shohim se cili ishte mendimi i Aristotelit për gratë. Fatkeqësisht nuk është dhe aq kurajoz sa i Platonit. Aristoteli mendonte se grave u mungonte diçka. Sipas mendimit të tij, gruaja ishte një "burrë i pambaruar". Në riprodhim gruaja është pasive dhe marrëse, ndërsa burri është aktiv dhe dhënës, sepse fëmija ka vetëm karakteristikat e burrit, thoshte Aristoteli. Ai mendonte se të gjitha karakteristikat e fëmijës qëndronin të gatshme në spermën e burrit. Gruaja është si tokë humusore që ngroh dhe zhvillon farën, ndërsa burri është "mbjellësi". Ose, thënë sipas Aristotelit: "Burri i jep *formën,* ndërsa gruaja kontribuon me *substancën*".

Që një njeri kaq i arsyeshëm si Aristoteli të bëjë një gabim kaq të madh në marrëdhëniet midis sekseve, është njëkohësisht për t'u çuditur

dhe vështirë për t'u falur. Por ajo tregon dy gjëra: e para, Aristoteli nuk do të ketë pasur dhe aq njohuri praktike për jetën e grave dhe fëmijëve; e dyta, tregon se sa keq mund të shkojnë punët, kur vetëm burrat lejohen të jenë sovranë për gjithçka në filozofi dhe shkencë.

Aristoteli bëhet dyfish fajtor, sepse mendimet mbi sekset që mbizotëruan në Mesjetë, ishin të tijat dhe jo të Platonit. Kisha gjithashtu ndoqi në këtë mënyrë një mendim mbi gruan që nuk gjendet në asnjë Bibël. Jezusi nuk ishte kundër grave.

Nuk po të them më tepër. Por do të dëgjohemi përsëri.

Pasi e kishte lexuar kapitullin mbi Aristotelin një herë e gjysmë, Sofia i futi letrat përsëri në zarfin e verdhë dhe u ul duke parë nëpër dhomë. Që në fillim e kuptoi rrëmujën që ishte aty. Në dysheme kishte libra dhe shënime telefonash. Jashtë dollapit të rrobave kishte çorape dhe bluza, geta dhe veshje të brendshme. Mbi karrige afër tavolinës së shkrimit kishte një pirg me rroba të palara.

Sofia pati një dëshirë të menjëhershme për të vendosur rregull. E para gjë që bëri ishte boshatisja e sirtarëve të komosë. Ajo i hodhi të gjitha përtokë. Ishte e rëndësishme të fillonte me themel. Kështu, filloi t'i palosë rrobat me kujdes dhe t'i vendosë nëper vendet e tyre në sirtar. Komoja kishte shtatë sirtarë. Sofia rezervoi nga një për çdo lloj sendi apo veshjeje dhe i mbushi pa pasur problem vendi. Rrobat e palara u futën në një qese plastike që e gjeti në sirtarin e fundit.

I vetmi problem që pati ishte me një çorape të gjatë. Nuk po gjente tjetrën për ta bërë palë. Për më tepër, i dukej se ato nuk kishin qenë asnjëherë të sajat.

Ajo qëndroi dhe po shikonte çorapen me vëmendje. Nuk kishte ndonjë emër, por Sofia kishte një dyshim se kujt i përkiste. Ajo e vuri atë lart në një qese me legot, videokasetën dhe shallin e kuq.

I erdhi radha dyshemesë. Sofia i ndau librat, revistat dhe posterat më vete, ashtu siç e kishte përshkruar filozofi në kapitullin për Aristotelin. Kur mbaroi me librat, rregulloi krevatin dhe pastaj sistemoi tavolinën e shkrimit.

E fundit gjë që bëri ishte ishte vendosja në një dosje, të sistemuar mirë e bukur, e fletëve të kapitullit mbi Aristotelin. Pasdite vonë, kishte ndër mend të merrte nga vendi i fshehtë kutinë me letrat e

tjera.

Që nga ajo ditë e tutje do të vinte rregull, dhe jo vetëm për gjërat që ishin në dhomë. Pasi lexoi Aristotelin, ajo kuptoi se duhet të vendoste rregull edhe në konceptet dhe mendimet e saj. Ajo kishte rezervuar sirtarin e sipërm të dollapit për probleme të tilla. Ai ishte vendi i vetëm mbi të cilin ajo nuk kishte kontroll të plotë.

E ëma nuk kishte dhënë shenjë se ishte gjallë prej dy orësh. Sofia zbriti poshtë në katin e parë. Para se të zgjonte të ëmën, duhej të ushqente kafshët e saj.

Ajo u përkul mbi akuarium. Një peshk ishte i zi, tjetri portokalli dhe i treti i kuq dhe i bardhë. Për këtë ata quheshin Svartepetter, Gulltop dhe Rødhette. Ndërsa hidhte ushqim në akuarium thoshte:

- Ju i përkisni gjallesave në natyrë. Kështu, ju tretni ushqimin, ju rriteni dhe riprodhoheni. Më saktë, ju i përkisni kafshëve. Kështu që ju mund të lëvizni dhe të shikoni botën. Për të qenë fare të saktë, ju jeni peshq dhe merrni frymë me verza dhe notoni andej-këtej në ujë të freskët.

Sofia ishte e kënaqur me sistemimin e peshqve në rendin që kanë ata në natyrë, dhe në mënyrë të veçantë ajo ishte e kënaqur me termin "ujë i freskët". Pastaj i erdhi radha papagajve. Sofia hodhi pak ushqim zogjsh në kafazin e tyre dhe tha:

- Të dashur Smitt dhe Smule. Ju jeni papagaj të vegjël dhe të ëmbël, sepse ju keni dalë nga vezë të vogla papagajsh dhe sepse ishte forma e këtyre vezëve që ju të bëheni papagaj dhe që fatmirësisht nuk jeni bërë papagaj-peshkaqenë.

Sofia hyri në banjën e madhe. Këtu në një kuti rrinte breshka e saj. Herë pas here, kur dilte nga dushi, e ëma thoshte se do ta hidhte përjashta. Mirëpo deri tani kishte mbetur vetëm në nivelin e kërcënimit. Sofia mori nga një pjatancë një gjethe lakre dhe e vuri në kuti.

- E dashur Govina, - tha ajo - Ti nuk futesh tek kafshët e shpejta. Megjithatë, je një kafshë që ndien dhe shikon një pjesë nga gjithë kjo botë e madhe në të cilën jetojmë. Ti duhet të kënaqesh me faktin se nuk je e vetmja që nuk mund t'i kapërcesh kufijtë e tu.

Sherakani ishte me siguri jashtë duke gjuajtur minj, sepse kjo

ishte dhe natyra e maceve. Sofia kaloi nëpër dhomën e ndenjjes, për të vajtur në dhomën e së ëmës. Në sallon ishte një vazo me lule. Dukej sikur lulet e verdha përkuleshin me respekt kur kalonte ajo. Sofia ndaloi dhe i preku me butësi.

- Edhe ju gjithashtu i përkisni botës së gjallë, - tha ajo. - Dhe ky është privilegji që keni, në krahasim me vazon ku jeni. Mirëpo fatkeqësisht ju nuk mund ta ndieni këtë.

Sofia hyri në dhomën e së ëmës. Nëna bënte gjumë të thellë, por ajo i vuri dorën në kokë.

- Ti je më me fat nga të gjitha këtu, - tha ajo, - sepse ti nuk je vetëm një gjë e gjallë si lulet në fushë. Ti nuk je vetëm një qenie e gjallë, si Sherakani dhe Govinda. Ti je njeri, kështu ke aftësinë e rrallë të mendosh.

- Çfarë thua, Sofi?

Mamaja e Sofies u ngrit më herët se zakonisht.

- Unë sapo të thashë që ti dukesh si një breshkë përtace dhe po të raportoj se sapo mbarova së rregulluari dhomën time. Këtë punë e bëra me skrupulozitet filozofik.

E ëma u ngrit përgjysmë në krevat.

- Tani erdha dhe unë, - tha ajo. - A mund të bësh pak kafe?

Sofia bëri siç i tha ajo dhe shpejt u gjendën të dyja në kuzhinë me kafe, kakao dhe lëng frutash përpara. Pas pak Sofia tha:

- A ke menduar ndonjëherë se si ndodh që ne jetojmë, mama?

- Fillove përsëri?

- Pse jo? Tani unë e di përgjigjen. Njerëzit jetojnë mbi këtë planet, sepse është dikush që i vjen përqark dhe i vë emra të gjitha gjërave.

- Jo moj! Këtë nuk e kisha menduar ndonjëherë.

- Nga kjo do të kesh një problem serioz, sepse njerëzit janë qenie që mendojnë. Nëse ti nuk mendon, nuk je njeri.

- Sofi!

- Mendo sikur të jetonin vetëm kafshë dhe bimë këtu. Kështu, nuk do të ishte dikush që do të bënte dallimin midis "maceve" dhe "qenve", apo midis "luleve" dhe "frutave". Edhe bimët e kafshët janë gjallesa, por jemi vetëm ne që mund të sistemojmë natyrën në grupe dhe klasa.

- Ti je vajza më origjinale që unë kam pasur ndonjëherë, - i tha e

ëma atë çast.

- Edhe kjo na mungonte, - tha Sofia. - Të gjithë njerëzit janë pak a shumë origjinalë. Unë jam njeri, kështu jam pak a shumë origjinale. Ti ke vetëm një vajzë, kështu unë jam më origjinalja.

- Desha të them që ti më frikëson me këtë bisedë që ke filluar.

- Ti je frikësuar vetëm pak.

Pasdite vonë Sofia vajti tek vendi i fshehtë. Ajo arriti ta futë fshehurazi në dhomën e saj kutinë me letrat nga filozofi. E ëma nuk kuptoi gjë.

Në fillim sistemoi fletët, pastaj, pasi u bëri vrimat e nevojshme, i futi në dosje para kapitullit të Aristotelit. Në fund i vuri secilës faqe nga një numër, lart në anën e djathtë. Tashmë ishin bërë mbi pesëdhjetë faqe. Sofia po bënte librin e saj të filozofisë. Vërtet nuk ishte ajo që e kishte shkruar, por ai ishte shkruar në mënyrë të veçantë për të.

Për detyrat e së hënës nuk kishte pasur kohë të mendonte. Ndoshta do të bënin detyrë me shkrim në mësimin e fesë, por mësuesi kishte thënë se kjo ishte një çështje angazhimi personal dhe vlerësimi individual. Sofia ndiente se kishte filluar të pozicionohej për të dyja.

## HELENIZMI

***... një shkëndijë nga zjarri...***

Mësuesi i filozofisë tani i dërgonte letrat drejt tek vendi i fshehtë. Por, e shtyrë nga forca e zakonit, Sofia i hodhi një sy kutisë së postës të hënën në mëngjes.

Ajo ishte bosh, por edhe ajo nuk priste ndonjë gjë tjetër. Ajo filloi të ecë poshtë në Klovervejen.

Befas vuri re një fotografi në anë të rrugës. Ishte një fotografi me një xhip me flamur blu. Mbi flamur shkruhej "UN". A nuk ishte flamuri i Organizatës së Kombeve të Bashkuara?

Sofia e ktheu foton dhe e pa se ishte një fotoprospekt. Ajo i drejtohej "Hilde Møller Knag, c/o Sofie Amundsen...". Kishte pulla norvegjeze dhe ishte vulosur "UN batalion", e premte 15 qershor, 1990.

Pesëmbëdhjetë qershor! Ishte ditëlindja e Sofies!

Në kartolinë shkruhej:

*E dashur Hilde. E marr me mend se je ende duke festuar ditën e lindjes. Apo mos është mëngjesi tjetër? Sidoqoftë, nuk luan ndonjë rol se sa zgjat dhurata. Në njëfarë mënyre, ajo zgjat gjithë jetën. Por unë dua të të uroj edhe një herë. Tani ndoshta e kupton se pse po i dërgoj kartolinat tek Sofia. Jam i sigurt se ajo do të t'i japë ty.*
*P.S. Mamaja më tregoi se ke humbur kuletën. Të premtoj që do t'i dërgoj njëqind e pesëdhjetë koronat. Një vërtetim të ri e merr me siguri në shkollë, para pushimeve të verës.*
*Të përqafon babai.*

Sofia mbeti duke parë asfaltin. Kur ishte vulosur kartolina e parë? Asaj i kujtohej si vagëlluar që edhe kartolina e parë ishte vulosur në qershor, dhe me sa i kujtohej ishte një muaj i tërë përpara. Ndoshta

nuk e kishte parë mirë.

Ajo pa orën, pastaj u kthye në shtëpi. Sot mund të shkonte edhe me vonesë në shkollë.

Sofia u fut në shtëpi dhe u ngjit në dhomën e saj. Kartolinën e parë e gjeti nën shallin e kuq. Edhe ajo ishte vulosur më 15 qershor! Ditëlindja e Sofies dhe dita para pushimeve verore.

Ndërsa shpejtonte për tek supermarketi që të takonte Jorunin, po mendonte.

Kush ishte Hilde? Si mundej që babai i saj të mendonte kaq lehtë se Sofia do ta gjente atë? Sidoqoftë, nuk kishte kuptim që ai i dërgonte kartolinat tek Sofia, në vend që t'i dërgonte drejt tek vajza e tij. Sofia mendoi që ishte e pamundur të ndodhte kjo, sepse ai nuk e dinte adresën e vajzës së tij. Mos ishte ndonjë shaka? Mos ndoshta ai donte ai të befasonte vajzën e tij për ditëlindje, duke i dërguar një vajzë të huaj, si detektiv ose postier? Ndodhi kjo sepse ishin një muaj përpara? Mos ai e përdorte si ndërmjetëse në mënyrë që t'i bënte vajzës së tij, si dhuratë, një mike? A mund të ishte ajo një dhuratë që mund të zgjaste përjetë?

Në qoftë se ky njeri i çuditshëm ishte vërtet në Liban, si kishte mundur të merrte adresën e Sofies? Por kishte edhe diçka tjetër: Sofia dhe Hilde kishin dy gjëra të ngjashme. Nëse Hilde ka lindur më 15 qershor, ato kanë lindur në të njëjtën datë. Dhe të dyja kanë nga një baba që udhëton nëpër botë.

Sofia e ndiente veten të futur në një botë të magjepsur. Ndoshta nuk do të ishte budallallëk të mendoje për fatin, megjithatë, ajo ende nuk mund të nxirrte përfundime, çdo gjë duhej të kishte një shpjegim të natyrshëm. Por si e ka gjetur kuletën e Hildes Alberto Knoks, kur Hilde banonte në Lillesand? Lillesandi ishte qindra kilometra larg. Dhe përse e gjeti Sofia kartolinën në rrugë? Si kishte mundësi postieri ta humbiste, pikërisht në afërsi të kutisë postare të Sofies? Dhe pse e kishte humbur pikërisht atë kartolinë?

- Je mirë nga mendja? - thirri Joruni, sa ia zuri syri Sofien tek supermarketi.

- Më fal!

Joruni e vështroi rreptë.

- Shpresoj të kesh një justifikim të mirë.

- Është diçka që ka të bëjë me Kombet e Bashkuara, - tha Sofia.
- Unë jam e ndjekur nga një polic armik në Liban.

- Na mbushe mendjen! Vetëm se ke rënë në dashuri.

Dhe vrapuan për në shkollë sa u hanin këmbët.

Detyra me shkrim e fesë, për të cilën Sofia as që ishte përgatitur, u bë orën e tretë. Pyetjet ishin këto:

### Si e shohim jetën dhe tolerancën

1. Bëj një listë për ato që di, pastaj bëj një listë tjetër për ato që vetëm beson.

2. Trego disa faktorë që ndikojnë në pikëpamjen që kemi për jetën.

3. Çfarë kuptojmë me ndërgjegje? A mendon se të gjithë njerëzit e kanë ndërgjegjen njëlloj?

4. Çfarë kuptojmë me përparësi të vlerësimit?

Përpara se të shkruante, Sofia qëndroi gjatë duke u menduar. A mund të përdorte këtu diçka nga ato që kishte mësuar nga Alberto Knoks? Nuk kishte rrugë tjetër, sepse kishte kohë që nuk e kishte hapur librin e fesë. Sapo nisi të shkruajë, fjalët iu derdhën lumë.

Sofia shkroi se hëna nuk është një copë e madhe djathi dhe se në anën tjetër të saj ka gjithashtu kratere; se të dy, Jezusi dhe Sokrati, u dënuan me vdekje; se të gjithë njerëzit, kush më shpejt e kush më vonë, vdesin; se tempulli i madh në Akropol ishte ndërtuar në vitet 400 para Krishtit dhe se orakulli më i rëndësishëm i grekëve ishte orakulli i Delfit. Si shembuj se çfarë mund të besojmë, ajo përmendi jetën e mundshme në planetet e tjerë; mundësinë e ekzistencës së Zotit; mundësinë e ekzistencës së jetës pas vdekjes dhe a ishte Jezusi me të vërtetë biri i Perëndisë, apo ishte vetëm një njeri i zgjuar. "Ne me siguri nuk e dimë se nga vjen toka," shkroi ajo duke plotësuar mendimet. "Universi mund të krahasohet me një lepur të madh që nxirret nga një cilindër i madh (një lloj kapeleje e thellë). Filozofët përpiqen të ngjiten lart në qimet më të holla të gëzofit të lepurit, për ta shikuar magjistarin e madh drejt në sy. A do të kenë sukses ata, kjo

është ende një çështje e hapur. Por në qoftë se filozofët hipin një mbi një në supet e njëri-tjetrit, më në fund do të gjenden aq lart mbi gëzof, saqë, sipas mendimit tim, ata një ditë do të kenë mundësi të kenë sukses. P.S. Në Bibël është përshkruar diçka që mund të ketë qenë një nga qimet e gëzofit të lepurit. Kjo qime quhet Kulla e Babelit dhe u rrafshua me tokën, sepse Magjistari i Madh nuk donte që milingonat-njerëz të ngjiteshin lart në sipërfaqe të gëzofit të lepurit që sapo kishte nxjerrë nga cilindri."

Pastaj vinte pyetja tjetër. "Trego disa faktorë që ndikojnë në pikëpamjen që kemi për jetën." Këtu, natyrisht, mjedisi dhe edukimi janë faktorë shumë të rëndësishëm. Njerëzit që jetonin në kohën e Platonit kanë pasur tjetër pikëpamje, thjesht sepse ata jetonin në një kohë dhe mjedis tjetër. Me fjalë të tjera, kjo do të thotë se ç'përvojë zgjidhet për t'u marrë. Edhe arsyeja njerëzore është e rëndësishme kur vjen puna për të zgjedhur ç'këndvështrim do të zgjedhësh, por arsyeja nuk ndikon në mjedis. Atë e kanë të gjithë. Ndoshta mund të krahasohet mjedisi dhe marrëdhëniet shoqërore, me kushtet që ishin në shpellën e thellë të Platonit. Duke përdorur arsyen, individi fillon të ngjitet lart nga errësira e shpellës. Por një veprim i tillë kërkon guxim të madh. Sokrati ishte një shembull i mirë se si njeriu mund të çlirohet nga paragjykimet e kohës, duke përdorur arsyen e vet. Më në fund ajo shkroi: "Në ditët tona, njerëz nga vende të ndryshme dhe me kultura të ndryshme jetojnë bashkë. Për këtë, myslimanë, të krishterë dhe budistë jetojnë së bashku në një bllok ndërtesash. Prandaj është më e rëndësishme të tolerojmë besimin e njëri-tjetrit, në vend që të pyesim se pse nuk kemi besim të njëjtë."

Kështu po. Sofia mendonte se diçka kishte mësuar nga leksionet e mësuesit të filozofisë. Ajo e kishte plotësuar me një pjesë arsye të lindur dhe me ato që kishte mësuar dhe dëgjuar në lidhje me këto probleme.

Ajo u hodh tek pyetja e tretë. "Ç'mendon për ndërgjegjen? Mendon se të gjithë njerëzit e kanë ndërgjegjen të njëjtë?" Kjo ishte diçka për të cilën kishin folur shumë në klasë. Sofia shkroi: "Me ndërgjegje kuptojmë aftësinë e njerëzve për të reaguar ndaj asaj që konsiderohet drejt ose gabim. Sipas mendimit tim të gjithë njerëzit e kanë këtë aftësi, që do të thotë se ndërgjegjja është e lindur. Sokrati

do të thoshte të njëjtën gjë. Por ajo që dikton ndërgjegjja, mund të ndryshojë shumë nga një njeri tek tjetri. Dikush mund të thotë se sofistët në këtë rast mund të fitojnë pikë. Ata mendonin se ajo që është drejt ose gabim, në radhë të parë vendoset nga mjedisi në të cilin është rritur individi. Sokrati, në të kundërtën, mendonte se ndërgjegjja është e njëjtë për të gjithë njerëzit. Ndoshta të dyja palët kanë të drejtë. Edhe pse një pjese të njerëzve mund të mos u bëjë përshtypje të dalin lakuriq jashtë, shumë të tjerëve nuk do t'u pëlqente po të shihnin se këtë e bën dikush tjetër. Prandaj duhet saktësuar fakti se të kesh ndërgjegje nuk është njëlloj sikur ta përdorësh. Këtë mund ta shohim në situata të rralla, kur njerëzit sillen si të pandërgjegjshëm, por sipas mendimit tim edhe në këtë rast gjen tek ata një lloj ndëgjegje të fshehur thellë. E njëjta mund të shihet tek ata që duken si të paarsyeshëm. Kjo ndodh vetëm sepse ata nuk e përdorin atë. P.S. Të dyja, ndërgjegjja dhe arsyeja, mund të krahasohen me një muskul. Në qoftë se nuk e përdorim, ai gradualisht squllet."

Tani mbetet dhe pyetja e fundit. "Ç'kuptojmë me prioritet të vlerësimit?" Edhe kjo ishte diçka që e kishin diskutuar shumë kohët e fundit. Ia vlente, për shembull, të shkoje me makinë nga një vend në tjetrin, sepse shkon shpejt. Por në qoftë se ti duke kaluar me makinë në një pyll, ia shkel gazin dhe ndot mjedisin, këtu ballafaqohesh me problemin e vlerësimit. Sofia, pas një analize të kujdesshme, arriti në përfundimin se pylli i freskët dhe natyra e pastër janë më të vlefshëm se e vajtura shpejt në punë. Asaj iu kujtuan edhe shumë shembuj të tjerë analogë. Në fund shkroi: "Është mendimi im personal se filozofia është më e rëndësishme se gramatika angleze. Për këtë, do të kishim një prioritet të arsyeshëm të vlerësimit, nëse do të vendosej në krye të lëndëve të tjera, edhe sikur të duhej të shkurtoheshin pak orët e anglishtes".

Në pushimin e fundit mësuesi e mori Sofien mënjanë.

- E lexova detyrën tënde, - tha ai. - Është nga më të mirat.

- Shpresoj se ju ka bërë të mendoni diçka.

- Kjo është dhe arsyeja që po bisedoj me ty. Në shumë pika kishte mendime shumë të pjekura. Një surprizë për mua, Sofi. Kishte pavarësi. Por a i ke lexuar shënimet që u kam dhënë në klasë?

Sofia u vrenjt.

- Por ju na keni thënë se problemet duhet t'i shohim nga këndvështrimi ynë.

- Po... sigurisht. Por ka dhe kufij.

Tani Sofia e pa mësuesin drejt në sy. Ajo mendonte se kjo i lejohej, pas gjithë atyre që kishte mësuar gjatë këtyre ditëve të fundit.

- Unë kam filluar të lexoj filozofi, - tha ajo. - Ajo të jep një bazë të mirë për të pasur mendime të pavarura.

- Por nuk është aq e lehtë që ta vlerësoj detyrën tënde. Unë nuk mund të jap as D dhe as A.

- Për arsye se është krejt në rregull, apo se është krejt gabim?

- Le të themi A, - tha mësuesi, - por herën tjetër lexo edhe shënimet që merr në klasë.

Pasdite, kur Sofia u kthye nga shkolla në shtëpi, e la çantën tek shkallët dhe shkoi menjëherë tek vendi i fshehtë. Tek rrënja e trashë ishte një zarf i verdhë. Vendi ishte fare i thatë, kjo do të thoshte se Hermesi kishte kohë që kishte qenë atje.

Ajo mori zarfin me vete dhe hyri në shtëpi. Në fillim ushqeu kafshët, pastaj u ngjit lart në dhomë. U ul në krevat, hapi zarfin që vinte nga Alberto dhe lexoi:

## *Helenizmi*

Ja ku jemi përsëri, Sofi! Tashmë ke dëgjuar për filozofët natyralistë dhe Sokratin, Platonin dhe Aristotelin. Pra, je njohur me themeluesit e filozofisë evropiane. Prej këtej e tutje nuk do t'i përdorim më pyetjet hyrëse, që më parë dërgoheshin me zarfe të bardhë. Detyra, teste dhe të tjera si këto ti ke më shumë se ç'duhet në shkollë.

Tani do të tregoj për periudhën e gjatë, prej Aristotelit, nga fundi i viteve 300 para Krishtit, deri në fillim të Mesjetës, rreth viteve 400 pas Krishtit. Ki parasysh se tani shkruajmë para dhe pas Krishtit, sepse një nga dukuritë më të rëndësishme dhe më të çuditshme, në këtë periudhë, ishte pikërisht krishterimi.

Aristoteli vdiq në vitin 322 para Krishtit, kur Athina e kishte humbur rolin e saj drejtues. Kjo nuk kishte të bënte me ndryshimet e mëdha politike që ndoqën pushtimet e *Aleksandrit të Madh* (356 - 323).

Aleksandri i Madh ishte mbret i Maqedonisë. Aristoteli ishte nga Maqedonia dhe, për njëfarë kohe, ai kishte qenë mësues i Aleksandrit të ri. Aleksandri fitoi edhe luftën e fundit kundër persëve. Dhe, më shumë se kaq Sofi, me pushtimet e tij ai lidhi Egjiptin dhe Orientin, deri në Indi, me civilizimin grek.

Tani fillon një epokë krejt e re në historinë e njerëzimit. U ngrit një civilizim i ri, ku gjuha dhe kultura greke luanin një rol dominues. Këtë periudhë, që zgjati rreth 300 vjet, e quajmë periudhë *helenike*. Me "periudhë helenike" kuptohen të dyja, si periudha e kohës, ashtu dhe mbizotërimi i kulturës greke në tri mbretëritë e mëdha helenike: Maqedoni, Siri dhe Egjipt.

Rreth vitit '50 para Krishtit, Roma mori fuqinë ushtarake dhe politike. Kjo superfuqi e re pushtoi gradualisht të gjitha mbretëritë helenike dhe tani ishte kultura romake dhe gjuha latine që dominonin nga Spanja, deri thellë në Azi. Me këtë fillon *periudha romake*, që quhet ndryshe *Antikiteti i Lashtë*. Por duhet të kesh parasysh një gjë. Përpara se romakët të arrinin të pushtonin botën helenike, Roma vetë ishte shndërruar në një provincë të kulturës greke. Kështu, kultura dhe filozofia greke luajtën një rol të rëndësishëm edhe shumë kohë më pas se ndikimi politik grek të quhej një gjë e së kaluarës

## *Feja, filozofia dhe shkenca*

Helenizmi u karakterizua nga fakti që kufijtë midis vendeve të ndryshme u fshinë. Më përpara grekët, romakët, egjiptianët, babilonasit, sirianët dhe persët kishin secili perënditë e tyre dhe i kultivonin në atë që ne quajmë besim i një kombi. Tani kulturat e ndryshme u përzien në një kazan të madh me ide fetare, filozofike dhe shkencore.

Në këtë rast mund të themi se sheshi i qytetit u zëvendësua nga arena botërore. Gjithashtu, sheshi i vjetër i qytetit u mbush me zëra që sillnin mallra të reja në treg dhe sigurisht edhe mendime dhe ide të ndryshme. E re ishte tani se sheshi i qytetit u mbush me mallra dhe ide nga e gjithë bota. Zërat dëgjoheshin tani në shumë gjuhë të ndryshme.

E kemi përmendur se pikëpamjet greke mbi jetën ishin shumë më të gjera se në fillim. Por, në këtë kohë, në të gjitha vendet e Mesdheut u kultivuan edhe perënditë orientale. U shfaqën shumë formacione të

reja fetare, që i merrnin perënditë dhe nocionet e tyre më shumë nga kombet e vjetra. Kjo quhet *sinkretizëm* ose përzierje e besimeve.

Përpara kësaj, njeriu kishte një afërsi dhe lidhje të madhe me njerëzit dhe qytetin-shtet të tij. Por, pasi u fshinë kufijtë dhe ndarjet, shumë njerëz filluan të kenë dyshim dhe pasiguri lidhur me probleme dhe pikëpamje mbi jetën. Antikiteti i Vjetër u karakterizua i tëri nga dyshimi mbi besimin, shpërbërja e kulturës dhe pesimizmi. "Bota u plak", u tha atëherë.

E zakonshme për formacionet fetare të atëhershme ishte se ato predikonin mësime se si njeriu mund të shpëtonte nga vdekja. Këto predikime shpesh ishin të fshehta. Duke marrë mësime të tilla të fshehta dhe duke ndjekur rituale të caktuara, njerëzit mund të shpresonin në pavdekësinë e shpirtit dhe një jetë të përhershme. Një perceptim i brendshëm për natyrën e vërtetë të universit, do të mund të ishte po aq i vlefshëm për shpëtimin e shpirtit, sa dhe ritualet fetare.

Këto ishin besimet e reja, Sofi. Por edhe *filozofia* u zhvillua më shumë në drejtim të "shpëtimit" dhe qetësisë. Perceptimi i brendshëm filozofik nuk kishte më ndonjë vlerë në vetvete, ai duhet t'i lironte njerëzit nga ankthi i vdekjes dhe pesimizmi. Kështu, kufijtë midis filozofisë dhe besimit fetar filluan gradualisht të zhduken.

Mund të themi në përgjithësi se filozofia në helenizëm nuk ishte shumë origjinale. Nuk u shfaq ndonjë Platon ose Aristotel i ri. Në të kundërtën, tre filozofët e mëdhenj u bënë burim i madh frymëzimi për shumë rryma filozofike, pë të cilat do të flasim më poshtë.

Edhe shkenca në helenizëm ishte ndikuar nga një përzierje njohurish të kulturave të ndryshme. Qyteti i Aleksandrisë në Egjipt luante një rol kyç, si pikë takimi midis lindjes dhe perëndimit. Athina mbeti kryeqytet i filozofisë me shkollat filozofike pas Platonit dhe Aristotelit. Aleksandria u bë kryeqytet i shkencës. Me bibliotekën e saj të madhe, qyteti u bë një qendër për matematikën, astronominë, biologjinë dhe mjekësinë.

Kulturën helenike mund ta krahahsojmë pa frikë me botën sot. Shekulli i njëzetë karakterizohet nga një hapje drejt një civilizimi në rritje. Kjo hapje gjithashtu ka shkaktuar një tronditje, për sa i përket shkencës dhe besimit. Dhe ashtu si mund të shikoje në Romë, në fillim të erës së re besime greke, egjiptiane ose orientale, mundet edhe tani, në fund të shekullit të njëzetë, të shikojmë në të gjitha qytetet evropiane

besime të ndryshme nga të gjitha anët e botës.

Gjithashtu, në kohën tonë mund të shohësh një konglomerat besimesh të vjetra e të reja, filozofish dhe shkencash që formojnë bazën e një oferte të re për tregun e "koncepteve mbi jetën". Shumë nga këto "njohuri të reja" janë mendime të vjetra që, midis të tjerash, i kanë rrënjët në helenizëm.

Ashtu siç e kemi përmendur, filozofia helenike vazhdoi të merret me probleme që ishin ngritur nga Sokrati, Platoni dhe Aristoteli. E përbashkët ishte se ata donin të zbulonin se si njerëzit mund të jetonin më mirë para se të vdisnin. Në rend të ditës ishte dhe etika. Në civilizimin tonë të ri, ky bëhet një nga projektet më të rëndësishëm të filozofisë. Pyetja është se ku qëndron lumturia e vërtetë dhe si mund të arrihet ajo. Ne do të shohim katër nga këto rryma filozofike.

## *Cinikët*

Tregojnë se njëherë Sokrati po qëndronte para një dyqani, ku shiteshin shumë gjëra të ndryshme. Më në fund ai tha: "Sa shumë gjëra që nuk më duhen paska këtu!"

Kjo thënie mund të jetë motoja e *shkollës filozofike cinike* që u themelua nga *Antisthenes* në Athinë rreth vitit 400 para Krishtit. Ai kishte qenë nxënës i Sokratit dhe ishte interesuar mbi të gjitha për modestinë e Sokratit.

Cinikët thoshin se lumturia e vërtetë nuk qëndron tek gjërat e jashtme materiale si luksi, fuqia politike dhe shëndeti i mirë. Lumturia e vërtetë është të mos tërhiqesh nga gjëra të tilla të rastit dhe të paqëndrueshme. Dhe pikërisht sepse nuk është e tillë, është e arritshme nga të gjithë. Prandaj po u arrit një herë, nuk humbet përsëri.

Më i njohuri i cinikëve ishte *Diogjeni,* që kishte qenë nxënës i Antisthenesit. Për atë thonë që banonte në një fuçi dhe nuk kishte pasuri tjetër, përveç një rrobe për ta hedhur përsipër, një shkop dhe një trastë. (Nuk ishte lehtë për t'ia hequr lumturinë.) Njëherë, kur po rrinte para fuçisë së tij dhe kënaqej duke u ngrohur në diell, i shkoi për vizitë Aleksandri i Madh. Ai qëndroi përpara njeriut të ditur dhe e pyeti a kishte ndonjë dëshirë, të cilën ai mund t'ia plotësonte menjëherë. Diogjeni u përgjigj: "Mos ma ndalo atë që nuk ma jep dot!" Kështu,

Diogjeni tregoi se ishte më i pasur dhe më i lumtur se komandanti i madh ushtarak. Ai kishte gjithçka që dëshironte.

Cinikët thoshin se njerëzit nuk duhet të bënin kujdes për shëndetin e tyre. As vuajtjet dhe as vdekja nuk i shqetësonte ata. Po kështu, ata nuk bëheshin merak edhe për vuajtjet e të tjerëve.

Sot fjalët "cinik" dhe "cinizëm" përdoren në kuptimin e mungesës së keqardhjes për vuajtjet e të tjerëve.

## *Stoikët*

Cinikët ndikonin shumë në shkollën filozofike të *stoikëve*, që u themelua në Athinë rreth viteve 300 para Krishtit. Themeluesi i saj ishte *Zenon* nga Qiproja, që frekuentonte cinikët në Athinë, pas mbytjes së anijes. Ai i mblidhte pasuesit e tij nën një portik. Emri stoik vjen nga fjala greke "stoa" që do të thotë portik. Stoikët më vonë patën një ndikim të madh në kulturën romake.

Ashtu si Herakliti, ata mendonin se të gjithë njerëzit kishin pjesë në të njëjtën arsye universale, ose "logos". Ata mendonin se çdo individ është si një botë më vete në miniaturë dhe ky është "mikrokozmosi", që është reflektim i "makrokozmosit".

Kjo të bënte të mendoje se mund të gjendej një ligj universal, i ashtuquajtur "ligj natyral". Për shkak se ky ligj i natyrës bazohet në arsyen e pakohë të universit dhe njerëzve, nuk ndryshon në kohë dhe vend. Këtu ata morën anën e Sokratit, kundër sofistëve.

Ky ligj natyral ishte i vlefshëm për të gjithë njerëzit, gjithashtu për skllevërit. Stoikët i konsideronin librat e ligjeve të shteteve të ndryshme, kopje të paplotësuara të një "ligji" që ishte bërë nga vetë natyra.

Në të njëjtën rrugë që mohon ndryshimin midis individit dhe universit, stoikët mohuan edhe ekzistencën e kontradiktës midis "shpirtit" dhe "materies". Ka vetëm një natyrë, thoshin ata. Një interpretim i tillë quhet "monizëm" (në kundërshtim me *dualizmin* e Platonit për dy realitetet).

Si pjellë e vërtetë e kohës së tyre, stoikët u quajtën "kozmopolitë". Ata ishin më të pranueshëm për kulturën e kohës, sesa "filozofët e fuçive" (cinikët). Ata e kthyen vëmendjen nga shoqëria njerëzore.

merreshin me politikë dhe shumë prej tyre ishin burra shteti aktivë si, për shembull, perandori romak *Mark Aurel* (121-180). Ata inkurajuan kulturën dhe filozofinë greke në Romë. Në mënyrë të veçantë, këtë e bëri oratori, filozofi dhe politikani Ciceron (106-43 para Krishtit). Ishte ky që formoi konceptin "humanizëm", që do të thotë ta shohësh jetën në mënyrë që njeriu të jetë në qendër të saj. Stoiku *Seneka* (viti 4 para Krishtit - 65 pas Krishtit) tha disa vjet më vonë se "njeriu për njeriun është i shenjtë". Që atëherë kjo thënie mbeti si citat për humanizmin.

Stoikët, mbi të gjitha, nënvizonin se të gjitha proceset e natyrës si, për shembull, sëmundja dhe vdekja, ndjekin ligjet e pathyeshme të natyrës. Njerëzit duhet të mësohen që ta pranojnë fatin e tyre. Asgjë nuk ndodh aksidentalisht, thoshin ata, çdo gjë ndodh sepse duhet të ndodhë. Gjithashtu edhe lumturia duhet pritur me qetësinë më të madhe. Këtu shohim një afërsi me cinikët që thoshin se të gjitha gjërat e jashtme janë pa vlerë. Në ditët tona flasim për "qetësi stoike", kur dikush nuk i lejon ndjenjat të dalin jashtë.

## *Epikurianët*

Siç e kemi thënë, Sokrati trajtoi problemin e mirëqenies së njerëzve. Si cinikët, ashtu dhe stoikët, e shpjeguan atë në drejtim të largimit të njerëzve nga materialet e luksit. Por Sokrati kishte edhe një nxënës tjetër që quhej *Aristip*. Ai thoshte se qëllimi i jetës është të arrihen kënaqësitë më të mëdha. "E mira më e madhe është kënaqësia", thoshte ai, "e keqja më e madhe është dhembja". Kështu që ai dëshironte të zhvillonte një mënyrë të tillë jetese ku të mos kishte asnjë lloj dhembjeje. (Cinikët dhe stoikët ishin për të *duruar* të gjitha llojet e dhembjeve, gjë që është një gjë krejt tjetër nga *mospasja* e dhembjeve.)

Rreth viteve 300 para Krishtit, *Epikuri* (341-270 para Krishtit) themeloi një shkollë filozofike në Athinë (epikurianët). Ai zhvilloi kënaqësinë etike të Aristipit, duke e kombinuar me teorinë e atomit të Demokritit.

Thonë që epikurianët jetonin në një kopsht. Nga kjo ata u quajtën "filozofët e kopshteve". Në hyrje të kopshtit ata kishin varur një tabelë me fjalët: "O i huaj, këtu do ta kalosh mirë. Këtu kënaqësia është gjëja

më e mirë."

Epikuri kishte parasysh se rezultatet e kënaqësisë nuk duhet të kishin efekte anësore. Në qoftë se ndonjëherë e ke tepruar duke ngrënë çokollata, e kupton se çdo të thotë kjo. Nëse jo, vepro si më poshtë: Merr të hollat që ke kursyer dhe shko bli çokollata për dyqind korona. (Unë mendoj që të pëlqejnë çokollatat.) Për të kuptuar veprimin, është e nevojshme që ti t'i hash çokollatat menjëherë. Afërsisht pas gjysmë ore do ta marrësh vesh se çdo të thotë "efekte anësore".

Epikuri gjithashtu mendonte se kënaqësia e çastit mund të mos shijohet në favor të një mundësie për një kënaqësi tjetër më të madhe dhe që zgjat më tepër. (Në qoftë se vendos të mos hash çokollata për një vit, sepse mendon të kursesh të hollat për të blerë një biçikletë, ose për të bërë pushime në një vend tjetër.) Ndryshe nga kafshët, njeriu ka një mundësi për të planifikuar jetën e tij. Ai ka aftësinë të provojë një "kënaqësi të llogaritur". Një çokollatë është e mirë, por një biçikletë apo një udhëtim në Angli është akoma më mirë.

Epikuri nënvizonte se "kënaqësi" nuk do të thotë patjetër kënaqësi e shqisave, për shembull, ngrënia e çokollatës. Vlera të tilla si miqësia apo soditja e një vepre arti hyjnë gjithashtu këtu. Për më tepër, të shijuarit e jetës kërkonte sipas idealeve të vjetra greke, vetëkontroll, përkorje dhe qetësi. Dëshira mund të frenohet, ndërsa qetësia na ndihmon për të duruar dhembjen.

Kishte shumë njerëz, me frikë nga Zoti, që frekuentonin kopshtin e Epikurit. Lidhur me këtë, teoria e atomit e Demokritit ishte një mjet i nevojshëm kundër besimit dhe supersticionit. Për ta shijuar jetën është e rëndësishme ta heqësh frikën nga vdekja. Kur binte fjala për këtë, Epikuri i referohej teorisë së "atomeve të shpirit" të Demokritit. Ndoshta të kujtohet që ai thoshte se nuk kishte ndonjë jetë tjetër pas vdekjes, sepse kur vdesim "atomet e shpirtit" shpërndahen në të gjitha anët.

"Vdekja nuk na intereson ne", thoshte Epikuri fare thjesht, "sepse sa jemi gjallë, ajo nuk është këtu dhe kur vjen ajo, ne nuk jemi më këtu." (Kur e mendon këtë, asnjeri nuk ka më frikë nga vdekja.)

Epikuri e përmblidhte filozofinë e tij liberale në atë që ai quante "katër bimët mjekësore":

Perënditë nuk janë për t'u pasur frikë. Vdekja nuk është diçka për

t'u shqetësuar. E mira është lehtë për t'u arritur. Frika është lehtë për t'u hequr.

Nuk ishte ndonjë gjë e re për grekët krahasimi i thënieve filozofike me mjekësinë. Mendimi është që njeriu duhet të pajiset me një "minifarmaci filozofike", e cila përmban kështu katër barna të rëndësishme.

Në kundërshtim me stoikët, epikurianët tregonin pak interes për politikën dhe jetën shoqërore. "Jeto në fshehtësi", ishte këshilla e Epikurit. Ndoshta po ta krahasojmë kopshtin e tij me jetën tonë kolektive, mund të themi se shumë njerëz në ditët tona kërkojnë një ishull apo një "port të sigurt", larg nga shoqëria.

Pas Epikurit, shumë epikurianë u zhvilluan në drejtim të jetës së qejfeve, në mënyrë të njëanshme. Motoja e tyre ishte: "Jeto për momentin". Fjala "epikurian" përdoret sot për të nënkuptuar një njeri që jeton vetëm për qejf.

## *Neoplatonizmi*

Kemi parë se cinikët, stoikët dhe epikurianët i kishin rrënjët e tyre tek mësimet e Sokratit. Ata anonin pak edhe nga presokratikët si Herakliti dhe Demokriti. Rrymat më të njohura filozofike të periudhës se hershme helenike ishin në radhë të parë të frymëzuara nga filozofia e Platonit. Për këtë ne i quajmë ato neoplatonike.

Neoplatoniku më i rëndësishëm ishte *Plotini* (205-270), i cili studioi filozofi në Aleksandri. Më vonë shkoi në Romë. Vlen të përmendet se ai ishte nga Aleksandria, qyteti që prej qindra vjetësh kishte qenë vendi i takimit të filozofisë greke me misticizmin oriental. Plotini solli në Romë një doktrinë shpëtimi, e cila do të bëhej një konkurrente serioze për krishterimin që sapo kishte filluar të përhapej. Edhe neoplatonizmi do të kishte një ndikim të madh mbi teologjinë kristiane.

Ty të kujtohet filozofia e Platonit. Ai e ndante botën e ideve nga bota e shqisave. Kështu, ai vendosi një ndarje të plotë midis shpirtit dhe trupit të njeriut. Në këtë mënyrë njeriu bëhej një qenie e dubluar: pra kemi trupin tonë, që përbëhet prej balte e pluhuri, si çdo gjë në botën e shqisave, dhe kemi gjithashtu një shpirt të pavdekshëm. Ky ishte një nocion që besohej nga shumë grekë, shumë kohë përpara

Platonit. Plotini ishte njohur me nocione të njëjta që vinin nga Azia.

Plotini mendonte se bota ishte tendosur midis dy poleve. Në njërën anë qëndron drita hyjnore, që ai e quante "Njëshi". Nganjëherë ai e quan këtë edhe "Perëndi". Në anën tjetër është errësira e plotë, e cila nganjëherë merr pak dritë nga "Njëshi". Por Plotini thotë se kjo errësirë nuk ka ekzistencë. Është thjesht një mungesë drite, me fjalë të tjera, është asgjë. I vetmi që ekziston është "Njëshi", ose Perëndia. Në të njëjtën mënyrë një grumbull shkëndijash dalin nga zjarri, shkëlqejnë për një moment dhe shuhen gradualisht në errësirë. Ka diku një kufi ku drita hyjnore nuk arrin.

Sipas Plotinit, shpirti është i ndriçuar nga drita e "Njëshit", ndërsa lënda është errësira, e cila në të vërtetë nuk ekziston. Por format në natyrë kanë një dritë të dobët nga "Njëshi".

Përfytyro një zjarr të madh që digjet natën, e dashur Sofi. Nga zjarri shpërndahen shkëndijat në të katër anët. Një hapësirë e madhe është ndriçuar, është bërë ditë, por ky zjarr duket vetëm nga një largësi prej disa kilometrash. Po të largohemi, drita do të zvogëlohet dhe do të duket si një fener që ndriçon dobët. Në qoftë se largohemi edhe më tepër, nuk do të arrijmë ta shohim dritën. Aty-këtu mund të duket ndonjë shenjë si shkëndijë, dhe më në fund errësira bëhet e plotë. Nuk ka më as konture dhe as hije.

Përfytyro realitetin si një zjarr të madh të tillë. Ai që digjet është "Njëshi" dhe errësira jashtë është lënda e ftohtë nga e cila janë bërë njerëzit e kafshët. Fare afër Zotit janë idetë e përjetshme, që janë forma primare të gjitha qenieve. Shpirti i njeriut, mbi të gjitha, është një "shkëndijë nga zjarri" dhe kudo në natyrë shkëlqen diçka nga drita hyjnore. Ne mund ta shohim atë në të gjitha qeniet e gjalla. Edhe një trëndafil ose lule tjetër ka një dritë hyjnore të tillë. Më tej, larg nga Perëndia i gjallë, është toka, uji dhe gurët.

Unë them se ka diçka nga misteri hyjnor në gjithçka që ekziston. Ne e shohim të shkëlqejë tek një luledielli apo lulëkuqe. Më tepër nga ky mister i pashpjegueshëm shohim tek një flutur që fluturon nga një gjethe, apo një peshk që noton në një akuarium. Mirëpo më afër Perëndisë ne jemi me shpirtin tonë. Vetëm aty mund të bëhemi një me të fshehtën e madhe të jetës. Por, në momente të caktuara, ne ndiejmë se vetë ne jemi kjo e fshehtë hyjnore.

Metafora e Plotinit të kujton historinë e shpellës së Platonit: sa më

shumë i afrohemi hyrjes së shpellës, gjendemi aq më afër asaj nga e cila shpërthen gjithë ekzistenca. Në kontrast me realitetin e qartë, dypjesësh, të Platonit, doktrina e Plotinit karakterizohet nga përvoja e unikes. Gjithçka është një, për çdo gjë është Zoti. Vetë hijet, thellë në shpellën e Platonit, kanë një dritë të zbehtë nga "Njëshi".

Nganjëherë, Plotini e ndiente se shpirti i tij bëhej një me Zotin. Këtë e quajmë *përvojë mistike*. Plotini nuk ishte i vetmi që kishte një përvojë të tillë. Për këtë është folur në të gjitha kohët dhe nga të gjitha kulturat. Hollësitë mund të jenë të ndryshme, por thelbi është i njëjtë. T'i hedhim një sy ndodhive të tilla.

## *Misticizmi*

Përvoja mistike është njësimi i njeriut me Zotin, ose "shpirtin kozmik". Në shumë besime nënvizohet se ka ndryshim midis Zotit dhe Krijuesit, por mistikët thonë se një ndryshim i tillë nuk ekziston. Ai ose Ajo kanë ndier se "janë ngjitur tek Zoti" dhe "janë bërë një" me të.

Mendimi është se ajo që quajmë "unë", nuk është "unë" në të vërtetë. Për një çast do të provojmë se jemi njëlloj me një "unë" të madh. Një mistik e quan Zot, një tjetër e quan "shpirt kozmik", "natyrë" ose "univers". Kur ndodh fuzioni (shkrirja në një), mistikët ndiejnë që "humbasin veten" dhe futen brenda Zotit, ashtu siç ndodh kur një pikë ujë bie në oqean dhe bëhet një me të. Një mistik indian është shprehur njëherë kështu: "Kur isha unë, nuk ishte Zoti. Tani është Zoti dhe unë nuk jam më." Mistiku kristian *Silensius* (1624-1677) është shprehur kështu: "Det bëhet çdo pikë, kur bie në oqean, po kështu bëhet shpirti Zot, kur ngjitet tek Zoti".

Mund të mendosh se nuk është ndonjë kënaqësi e veçantë "të humbasësh veten". Po, Sofi, unë e kuptoj se ç'do të thuash. Por ajo që humbet është pafundësisht e vogël, në krahasim me atë që fiton. Ti humbet vetveten vetëm në formën që ke për momentin, por njëkohësisht kupton se në realitet je diçka pafundësisht e madhe. Ti je gjithë universi. Ti je shpirti kozmik, e dashur Sofi. Ti je Zoti. Nëse do të humbisje si Sofie Amundsen, do të duhet të mësoheshe edhe me faktin që ai "uni" i përditshëm është diçka që një ditë, sidoqoftë, do ta humbasësh. Uni yt i vërtetë, të cilin mund ta ndiesh vetëm në qoftë se

humbet vetveten, është sipas mistikëve, zjarri i mrekullueshëm që digjet në përjetësi.

Por një përvojë e tillë mistike asnjëherë nuk vjen vetvetiu. Mistikët duhet të kalojnë në "rrugën e ndriçimit dhe pastrimit", derisa të takohen me Zotin. Kjo bëhet me një jetë të thjeshtë dhe në mënyra të ndryshme meditimi. Me t'ia mbërritur qëllimit ai ose ajo mund të thotë: "unë jam Zoti", ose "unë jam ti".

Drejtime mistike gjen në të gjithë botën e madhe të besimeve. Përshkrimi që mistikët i bëjnë përvojës mistike, tregon një ngjashmëri për t'u shënuar tek të gjitha kulturat, pa kufi. E para që vihet re, kur mistikët bëjnë një shpjegim filozofik ose fetar të përvojës së tyre mistike, është bagazhi i tyre kulturor.

Tek *misticizmi perëndimor*, domethënë brenda islamit, judaizmit dhe krishterimit, mistikët theksojnë se ai që do të takojnë është Zoti i tyre personal. Edhe pse Zoti është i pranishëm në natyrë dhe në shpirtin e njeriut, ai është larg, lart në qiell. Tek *misticizmi lindor*, domethënë, brenda hinduizmit, budizmit dhe besimit kinez, zakonisht mistikët theksojnë se ndiejnë një njësim të plotë me Zotin ose "shpirtin kozmik". "Unë jam shpirti kozmik", mund të thonë mistikët, ose "Unë jam Zoti". Sepse Zoti nuk është vetëm në tokë, ai nuk mund të jetë edhe në vend tjetër.

Përpara Platonit, India, në mënyrë të veçantë, ka pasur rryma të forta mistikësh. Ai që solli hinduizmin në perëndim, *Svami Vivekananda*, ka thënë njëherë:

> "Ashtu si besime të njohura në botë thonë se njerëzit që nuk besojnë në një zot personal jashtë vetes së tyre, janë ateistë, ne themi se një njeri që nuk beson në veten e tij, është ateist. Të mos besosh në madhështinë e shpirtin tënd, këtë ne e quajmë ateizëm."
> Një përvojë mistike mund të ketë një domethënie etike. Një ish-president i Indisë, *Radhakrishnan*, ka thënë: "Duhet ta duash fqinjin tënd, sepse ti *je* fqinji yt. Është iluzioni që të bën të besosh, se fqinji yt është dikush tjetër dhe jo ti."

Gjithashtu, njerëz të kohës, të cilët nuk i përkasin ndonjë besimi, mund të tregojnë për përvoja mistike. Papritur kanë ndier diçka që e kanë quajtur "ndërgjegje kozmike", ose "ndijim oqeanik". Ata e kanë

ndier veten jashtë kohës dhe botën e kanë parë "nën perspektivën e përjetësisë".

Sofia u ngrit nga krevati. Ajo donte të ndiente a e kishte ende trupin e saj...

Pas çdo paragrafi që lexonte për Plotinin dhe mistikët, i dukej se po fluturonte nëpër dhomë, jashtë nëpër dritare dhe lart mbi qytet. Prej andej kishte parë njerëzit poshtë tek sheshi, pastaj kishte fluturuar më tej mbi glob, që ishte shtëpia e saj; mbi Detin e Veriut dhe Evropë, poshtë mbi Sahara dhe mbi stepat e gjera të Afrikës.

E gjithë bota ishte bërë njeri i gjallë dhe ky njeri ishte Sofia vetë. Unë jam bota, mendonte ajo. I gjithë universi, që shpesh i dukej i frikshëm dhe i papërfytyrueshëm, ishte uni i saj. Tani universi u bë tepër i madh dhe madhështor. Ishte ajo vetë që ishte e madhe dhe madhështore.

Ndjenja e çuditshme u zhduk, por Sofia ishte e sigurt se nuk do ta harronte kurrë. I dukej sikur diçka nga brenda kishte dalë nëpërmjet ballit të saj dhe ishte përzier me gjithçka, ashtu si një pikë bojë i jep ngjyrë një vaske të tërë me ujë.

Kur mbaroi gjthçka, dukej sikur u zgjua me dhembje koke nga një ëndërr e çuditshme. Sofia vuri re me një prekje zhgënjyese se trupi i saj vazhdonte të rrinte shtrirë në shtrat. Ajo kishte dhembje në kurriz nga të ndenjurit përmbys, duke lexuar letrat e Alberto Knoksit. Por ajo kishte provuar diçka që nuk kishte për ta harruar kurrë.

Më në fund, u ul në dysheme. U bëri fletëve vrimat e nevojshme dhe i sistemoi bashkë me leksionet e tjera. Ajo doli të shëtiste në kopsht.

Zogjtë këndonin, sikur bota sapo të ishte krijuar. Jeshilja mbi drurët pas strofkave të vjetra të lepujve ishte kaq e freskët, saqë dukej sikur krijuesi nuk kishte mbaruar së përzieri bojën.

A mund të besonte me të vërtetë se çdo gjë ishte një "unë" hyjnor? A mund të besonte se kishte një shpirt që ishte një "shkëndijë nga zjarri"? Po të ishte kështu, atëherë ajo ishte një krijesë hyjnore.

## KARTOLINAT

### *...i kam vënë vetes një censurë të fortë...*

Për disa ditë Sofia nuk mori letër nga mësuesi i filozofisë. E enjtja ishte 17 maj. Ato e kishin pushim edhe datën 18.

Të mërkurën, më 16 maj, kur po ktheheshin nga shkolla për në shtëpi, Joruni tha befas:

- Bëjmë një piknik me çadra?

E para gjë që i shkoi nëpër mend Sofies ishte që nuk mund të largohej nga shtëpia për një kohë të gjatë.

Pastaj e mblodhi dhe tha:

- Me gjithë qejf.

Dy orë më vonë, Joruni ishte para shtëpisë së Sofies, me një çantë të madhe shpine. Sofia gjithashtu e kishte bërë gati çantën e saj. Përveç këtyre, ato kishin dyshekë fjetjeje dhe veshje të ngrohta, shtroja dhe elektrikë dore, termusë të mëdhenj me çaj dhe shumë ushqime të shijshme.

Kur u kthye e ëma rreth orës pesë, ato morën një varg të tërë porosish se çfarë duhej të bënin dhe çfarë nuk duhej të bënin. E ëma kërkonte të dinte gjithashtu se ku do ta ngrinin kampin.

Ato i thanë që do ta ngrinin çadrën në Tiurtopen. Ndoshta dëgjonin këngën e bilbilave mëngjesin tjetër.

Sofia kishte një arsye të veçantë që zgjodhi atë vend për kamping, pasi prej andej nuk ishte shumë larg deri tek shtëpiza e majorit. Diçka e tërhiqte përsëri atje, por ajo ishte e sigurt se nuk do të guxonte të shkonte më vetëm.

Ato u nisën nëpër shtegun që dilte drejt nga porta e kopshtit të Sofies. Sofia dhe Joruni flisnin për atë dhe për këtë gjë, dhe Sofia mendonte se ishte mirë që ishte larg çdo gjëje që kishte të bënte me filozofinë.

Rreth orës tetë ato e kishin ngritur çadrën në një vend të hapur në Tiurtopen. Ato ishin të përgatitura për natën dhe bënë gati dyshekët e fjetjes. Pasi hëngrën ushqim, Sofia tha:

- Ke dëgjuar gjë për shtëpizën e majorit?
- Shtëpizën e majorit?
- Është një shtëpizë këtu brenda në pyll, në një vend afër një liqeni të vogël. Dikur atje banonte një major i çuditshëm, për këtë e quanin shtëpiza e majorit.
- Banon njeri atje tani?
- Ke qejf të shkojmë ta shohim?
- Po, ku është?
Sofia tregoi me dorë midis drurëve.
Joruni nuk ishte shumë e guximshme, por më në fund vendosën. Dielli ishte ngritur lart në qiell.
Në fillim ato kaluan midis disa pishave të mëdha, pastaj hapën rrugë midis busheve derisa dolën në një shteg. A ishte ai shtegu në të cilin kishte vrapuar Sofia të dielën në mëngjes?
Po, ky është. Sofia tregoi diçka që zbardhëllonte midis drurëve në të djathtë të shtegut.
- Është atje poshtë, - tha ajo.
Pak më vonë ishin buzë ujit. Sofia vështroi në anën tjetër, në drejtim të shtëpizës. Tani ajo ishte e mbyllur me dërrasa të vendosura kryq nëpër dritare. Shtëpiza e kuqe dukej nga më të braktisurat që kishte parë ndonjëherë.
Joruni shikoi rreth e përqark.
- Do të kalojmë përmes ujit? - pyeti ajo.
- Sigurisht që jo, do të vozisim.
Sofia tregoi me dorë varkën, që ishte në vendin e saj, ashtu si herën e parë.
- Po ti ke qenë më përpara këtu?
Sofia tundi kokën. Çdo gjë do të komplikohej, po t'i tregonte shoqes së saj për vizitën e saj të parë. Si do ta sqaronte për Alberto Knoksin dhe kursin e filozofisë?
Ato folën e qeshën kur vozisnin në ujë. Sofia u kujdes që ta nxirrnin të gjithë varkën nga uji në anën tjetër. Shpejt u gjendën përpara derës. Joruni kapi dorezën e derës. Dukej qartë se nuk ndodhej njeri në shtëpi.
- Mbyllur... mendoje se vërtet do të ishte hapur?
- Ndoshta gjejmë ndonjë çelës, - tha Sofia.
Ajo filloi të kërkojë nëpër gurët e themelit.

- Eh, kthehemi tek tenda, - tha Joruni pas pak.

Sofia thirri:

- E gjeta, e gjeta!

Ajo ngriti lart triumfalisht një çelës. E futi në vrimë dhe dera u hap.

Dy miket u futën fshehurazi, sikur po bënin ndonjë vepër të palejueshme. Brenda ishte ftohtë dhe ërrësirë.

- Nuk duket asgjë, - tha Joruni.

Por Sofia kishte menduar më përpara për këtë. Ajo nxori një kuti shkrepësesh dhe ndezi një fije shkrepëse. Arritën të shihnin se dhoma ishte bosh, përpara se shkrepësja të fikej. Sofia ndezi një shkrepëse tjetër dhe syri i zuri një copë të vogël qiriu, në një mbajtëse qirinjsh mbi sobë. Ajo ndezi qiriun me shkrepësen e tretë dhe dhoma u ndriçua, aq sa ato mund të shikonin përreth.

- A nuk është e çuditshme që një dritë e vogël ndriçon gjithë këtë errësirë? - tha Sofia.

Shoqja pohoi me kokë.

- Por diku drita humbet në errësirë, - vazhdoi Sofia. - Në të vërtetë errësira nuk ekziston në vetvete. Ka vetëm mungesë drite.

- Shsht, ti flet kot. Eja të ikim...

- Jo, më parë duhet të shikojmë pasqyrën.

Sofia tregoi pasqyrën që varej mbi komo, njëlloj si herën e fundit.

- Kaq e nevojshme...

- Është pasqyrë magjike.

- "Pasqyrë e vogël e varur në mur, kush është më e bukur në këtë botë?"

- Nuk bëj shaka. Unë mendoj se nëpërmjet saj mund të shikosh në anën tjetër.

- A nuk më the se nuk ke qenë kurrë këtu? Pse mendon se është zbavitëse të më frikësosh mua?

Për këtë pyetje Sofia nuk kishte përgjigje.

- Më fal!

Joruni dalloi diçka në një qoshe. Ishte një kuti e vogël. Joruni e mori nga toka.

- Kartolina, - tha ajo.

Sofia bëri një lëvizje.

- Mos i prek! Dëgjon moj, mos i prek ato!

Joruni kërceu. Ajo e lëshoi kutinë sikur t'i kishte djegur duart. Kartolinat u shpërndanë mbi dysheme. Pas disa sekondash ajo filloi të qeshë.

- Qenkan vetëm disa kartolina.

Joruni u përkul dhe filloi t'i mbledhë. Edhe Sofia u përkul.

- Liban... Liban... Liban... Të gjitha janë postuar në Liban, - vuri re Joruni.

- E di, - tha Sofia, pothuajse duke iu marrë goja.

Joruni u drejtua dhe e vështroi drejt në sy.

- Atëherë ke qenë këtu më parë.

- Po, kam qenë.

Iu duk se do të ishte shumë më lehtë për të, po të pranonte se kishte qenë më parë atje. Nuk ishte ndonjë gjë e madhe, nëse mikja e saj merrte vesh se ç'i kishte ndodhur kohët e fundit.

- Nuk desha të flisja për këtë, përpara se të vinim këtu.

Joruni kishte filluar t'i lexonte kartolinat.

- Të gjitha janë për një që quhet Hilde Møller Knag.

Sofia nuk kishte prekur ende asnjë.

- Është e gjithë adresa?

Joruni lexoi:

- Hilde Møller Knag, c/o Alberto Knoks, Lillevann, Norvegji.

Sofia mori frymë e lehtësuar. Ajo kishte pasur frikë se mos ishte c/o Sofie Amundsen edhe tek këto kartolina. Vetëm atë çast filloi t'i shikonte nga afër.

- 28 prill... 4 maj... 6 maj... 9 maj... janë postuar vetëm pak ditë më parë.

- Por ka edhe diçka tjetër... Të gjitha vulat janë norvegjeze. Shiko "UN batalion". Edhe pullat janë norvegjeze...

- Unë mendoj se kështu duhet bërë. Ata duhet të jenë neutralë, kështu që kanë një zyrë postare norvegjeze atje.

- Po si e dërgojnë postën në shtëpi?

- Me avion ushtarak, mendoj unë.

Sofia e vendosi qiriun poshtë në dysheme dhe dy miket filluan të lexojnë kartolinat. Joruni i sistemoi dhe filloi të lexojë e para:

*E dashur Hilde. Më beson se sa dua që të vij në shtëpi, në Lillesand. Unë llogaris se do të arrij në Kjevik në mbrëmjen e*

*natës së shën Hansit. Them që mund të arrij në kohë për pesëmbëdhjetëvjetorin e ditëlindjes tënde, por unë jam në shërbim ushtarak. Për ta zëvendësuar, të premtoj se do të fut të gjithë konsideratën time në një dhuratë të madhe që do ta marrësh për ditëlindje. Të përqafon ai që vazhdimisht mendon për të ardhmen e vajzës së tij.*
*P.S. Po i dërgoj një kopje të kësaj kartoline një të njohurës sonë. Ti duhet të më kuptosh Hildushkë. Pikërisht tani jam shumë i fshehtë, por ti duhet të më kuptosh.*

Sofia mori kartolinën tjetër:

*E dashur Hilde. Këtu ne numërojmë ditët. Në ka gjë që do të kujtoja nga këta muaj në Liban, është pritja. Por do të bëj të pamundurën që ti të festosh një ditëlindje sa më të gëzueshme që të jetë e mundur. Për momentin nuk mund të them gjë tjetër. I kam vënë vetes një censurë të fortë.*
*Të fala babai.*

Dy miket rrinin pa marrë frymë nga tensioni. Asnjëra nuk fliste, vetëm lexonin kartolinat.

*E dashur vajza ime. Gjithçka që dua tani është të dërgoj mendimet e mia të fshehta me një pëllumb të bardhë. Por të tillë nuk ka në Liban. Në ka gjë që i duhet këtij vendi në luftë, janë pëllumbat e bardhë. Në këtë mënyrë, për herë të parë, Kombet e Bashkuara do të vendosnin paqe në botë.*
*P.S. Ndoshta dhuratën e pesëmbëdhjetëvjetorit do të duhet ta ndash me njerëz të tjerë, por për këtë do të flasim kur të kthehem në shtëpi. Ti ende nuk e kupton se për çfarë bëhet fjalë. Të përqafon ai që ka kohë të mjaftueshme për të menduar për të dy.*

Pasi kishin lexuar gjashtë kartolina, kishte mbetur vetëm një në fund. Aty shkruhej:

*E dashur Hilde. Jam kaq i mbushur me të fshehtat rreth*

*ditëlindjes tënde, saqë disa herë në ditë më duhet ta përmbaj veten që të mos të telefonoj për të t'i thënë të gjitha. Është diçka që rritet vazhdimisht. Dhe ti e di se kur diçka zmadhohet vazhdimisht, është vështirë për t'u mbajtur për vete.*
*Të fala babai.*
*P.S. Një ditë do të takosh një vajzë që quhet Sofi. Në mënyrë që ju të keni mundësi të dini diçka për njëra-tjetrën, para se të takoheni, kam filluar t'i dërgoj asaj kopje nga të gjitha kartolinat e tua. Mendon se nuk do të fillojë shpejt të kuptojë lidhjen, Hildushkë? Ajo ka një shoqe që quhet Jorun. Ndoshta mund të na ndihmojë për këtë gjë?*

Pasi e lexuan edhe kartolinën e fundit, ato po rrinin duke parë njëra-tjetrën në sy. Joruni kish kapur dorën e Sofies dhe nuk e lëshonte.

- Unë kam frikë, - tha ajo.

- Edhe unë.

- Kur ishte postuar kartolina e fundit?

Sofia pa poshtë.

- Më 16 maj, - tha ajo. - Është sot.

Ato e kontrolluan vulën përsëri dhe nuk kishte asnjë dyshim, aty dukej shumë qartë "16.05.90".

- Është e pamundur, - nguli këmbë Joruni. - Nuk mund ta marr me mend se kush e ka shkruar këtë. Duhet të jetë ndonjë që na njeh. Por nga e dinte ai se ne do të vinim pikërisht sot?

Joruni ishte më e frikësuar. Për Sofien puna e Hildes dhe e babait të saj nuk ishte ndonjë gjë e re.

- Unë mendoj se kjo gjë ka të bëjë me pasqyrën.

Joruni kërceu përsëri.

- Nuk besoj që mendon se kartolinat kërcejnë jashtë nga pasqyra, sapo vulosen nga një zyrë poste në Liban?

- Ke ndonjë sqarim më të mirë ti?

- Jo.

- Por këtu ka edhe diçka tjetër misterioze.

Sofia u ngrit dhe e ngriti qiriun lart para dy pikturave në mur. Joruni u përkul mbi pikturat.

- "Berkeley" dhe "Bjerkely". Ç'do të thotë kjo?

- Nuk ia kam idenë.

Qiriu pothuaj u dogj i tëri.

- Ikim tani, - tha Joruni. - Eja!

- Erdha, vetëm sa të marr pasqyrën!

Sofia u zgjat dhe e hoqi pasqyrën e madhe që varej mbi komo. Joruni provoi ta kundërshtonte, por Sofia nguli këmbë.

Kur dolën jashtë ishte aq errësirë, sa mund të jetë në një natë maji. Qielli jepte ende pak dritë, sa drurët dhe bushet vazhdonin të kishin konture të qarta. Liqeni i vogël shtrihej si një pasqyrim i qiellit sipër tij. Dy miket vozitën ngadalë deri në anën tjetër.

Asnjëra nuk tha ndonjë gjë të veçantë, por secila e dinte që edhe tjetra mendonte për ato që kishin parë. Aty-këtu ngrihej duke fluturuar ndonjë zog i frikësuar dhe nja dy herë dëgjuan hutin.

Me të arritur në çadër, u futën në dyshekët e fjetjes. Joruni nuk deshte në asnjë mënyrë ta futnin pasqyrën brenda në çadër. Përpara se të flinin, ranë në një mendje se ishte e mjaftueshme që ato e dinin se ajo ndodhej jashtë në hyrje të çadrës. Sofia kishte marrë me vete edhe kartolinat. Ato i kishte futur në një nga xhepat anësorë të çantës.

Të nesërmen u ngritën herët në mëngjes. Sofia doli e para nga dysheku i fjetjes. Ajo veshi çizmet dhe doli jashtë nga çadra. Mbi bar ishte pasqyra e madhe e mbuluar me pika vese. Sofia e fshiu vesën me triko dhe vështroi veten në pasqyrë. Iu duk se shikonte veten poshtë dhe lart, në të njëjtën kohë. Fatmirësisht nuk gjeti ndonjë kartolinë të hershme ditëlindjeje nga Libani.

Dy miket veshën nga një pulovër tjetër dhe hëngrën mëngjes jashtë çadrës. Shpejt filluan të flisnin për shtëpizën e majorit dhe për kartolinat misterioze.

Pas mëngjesit mblodhën çadrën dhe u nisën për në shtëpi. Gjithë rrugës Sofia e mbajti pasqyrën e madhe në krahë. Herë pas here bënin nga një pushim, sepse Joruni nuk pranonte në asnjë mënyrë ta prekte pasqyrën me dorë.

Kur po i afroheshin rrethinave të qytetit, dëgjuan disa krisma. Sofies iu kujtua se ç'kishte shkruar babai i Hildes për luftën në Liban. Aty e kuptoi sa me fat ishte që kishte lindur në një vend paqësor. Krismat vinin nga fishekzjarret e festës.

Sofia e ftoi Jorunin për një kakao të ngrohtë. E ëma donte të dinte se ku e kishin gjetur pasqyrën e madhe. Sofia i tha se e kishin gjetur jashtë shtëpizës së majorit. Përsëri e ëma tha se nuk banonte njeri në atë shtëpi prej shumë e shumë vjetësh.

Kur Joruni iku në shtëpi, Sofia veshi një fustan të kuq. Pjesa tjetër e Ditës Kombëtare kaloi në mënyrë të zakonshme. Në lajmet e mbrëmjes u dha një reportazh se si e kishin kaluar festën beretat blu norvegjeze në Liban. Sofia hapte sytë në ekran. Ndonjë nga njerëzit që shikonte, mund të ishte babai i Hildes.

Gjëja e fundit që bëri Sofia më 17 maj ishte vendosja e pasqyrës në dhomën e saj. Mëngjesin tjetër ajo gjeti tek vendi i fshehtë një zarf të ri të verdhë. E hapi dhe filloi ta lexojë menjëherë.

# DY KULTURA

### ...vetëm kështu nuk mund të shpërbëhesh në vakuum...

Nuk do të kalojë shumë kohë derisa të takohemi, e dashur Sofi. Unë e kam llogaritur se ti do të kthehesh tek shtëpiza e majorit, prandaj i kam lënë aty kartolinat nga babai i Hildes. Vetëm në këtë mënyrë ato do të bien në dorë të Hildes. Ti nuk duhet të shqetësohesh se si do t'i marrë ajo këto kartolina. Do të rrjedhë shumë ujë deri më 15 qershor.

Kemi parë se si filozofët helenikë ricikluan filozofët e vjetër grekë. Disa provuan t'i kthejnë paraardhësit e tyre në profetë. Plotini nuk ishte larg nga shpallja e Platonit si shpëtimtar të njerëzimit.

Por ishte një tjetër shpëtimtar, që lindi pikërisht në këtë periudhë, dhe ai ishte jashtë sferës greko-romake. E kam fjalën për *Jezusin* nga *Nazareti*. Ne do të shohim në këtë kapitull si hyri krishterimi gradualisht në botën greko-romake, pak a shumë ashtu si bota e Hildes ka filluar të hyjë gradualisht në botën *tonë*.

Jezusi ishte çifut dhe çifutët i përkasin kulturës semite. Grekët dhe romakët i përkasin kulturës indoevropiane. Ne do të themi kalimthi se civilizimi evropian ka dy rrënjë. Përpara se të shikojmë si u përzie gradualisht krishterimi me kulturën greko-romake, le të shikojmë nga afër të dyja rrënjët.

### Indoevropianët

Me indoevropianë ne kuptojmë të gjitha vendet dhe kulturat që përdorin gjuhë indoevropiane. Gjuhë të tilla janë gjuhët evropiane përveç gjuhëve fine-ugrike (samisht, finlandisht, estonisht dhe hungarisht) dhe gjuhës baske. Gjithashtu, shumë gjuhë indiane dhe iraniane i përkasin familjes së gjuhëve indoevropiane.

Dikur, rreth 4000 vjet më parë, indoevropianët primitivë jetonin rreth Detit të Zi dhe detit Kaspik. Prej këtej, valë të këtyre tribuve filluan

të vërshojnë në juglindje deri në Iran dhe Indi, në jugperëndim deri në Greqi, Itali dhe Spanjë, në perëndim përmes Evropës Qendrore deri në Angli dhe Francë, në veriperëndim deri në Skandinavi dhe veri deri në Evropën Lindore e Rusi. Kudo që vajtën ata u përzien me kulturat paraindoevropiane, por, si gjuha indoevropiane, ashtu edhe besimi, luajtën një rol dominues.

Shkrimet e vedas së vjetër indiane, filozofia greke dhe po kështu edhe mitologjia e Snorri Sturlusonit janë shkruar në gjuhë analoge. Por nuk është vetëm gjuha që ka analogji. Gjuhët analoge shpien shpesh në analogjinë e mendimeve. Kjo është arsyeja që ne flasim zakonisht për "kulturë" indoevropiane.

Kultura indoevropiane ishte ndikuar kryesisht nga besimi në shumë perëndi. Ky quhet *politeizëm*. Si emrat e perëndive, ashtu dhe terminologjinë fetare, i gjen në të gjithë hapësirën indoevropiane. Ja disa shembuj:

Indianët e vjetër besonin tek zoti i qiellit *Dyaus*. Grekët e quanin këtë zot *Zeus*, latinisht quhet *Jupiter* (iov-pater, ose baba i qiellit) dhe në norvegjishten e vjetër *Tyr*. Emrat Dyaus, Zeus, Iov dhe Tyr, janë variante dialekti të së njëjtës fjalë.

Të kujtohet që vikingët besonin në perëndi që i quanin *aser*. Këtë fjalë për "perënditë" ne e gjejmë gjithashtu në të gjithë hapësirën indoevropiane. Në gjuhën e vjetër indiane (sanskritisht) perënditë i quanin *asura* dhe në gjuhën iraniane ahura. Një fjalë tjetër për perënditë në sanskritisht quhet *deva*, në gjuhën iraniane quhet *daeva*, latinisht *deus* dhe norvegjishten e vjetër *tivur*.

Në Skandinavi besonin edhe në një grup perëndish të pjellorisë (për shembull, Njord, Froi, Froja). Këto perëndi quheshin me një emër *vaner*. Ky emër është analog me emrin latin të perëndeshës së pjellorisë *Venus*. Në sanskritisht gjendet fjala analoge *vani*, që do të thotë "qejf" ose "dëshirë".

Gjithashtu, mite të veçanta tregojnë një ngjashmëri të madhe në gjithë hapësirën indoevropiane. Kur Snore tregon për perënditë e vjetra norvegjeze, disa nga këto mite të kujtojnë mitet e vjetra indiane, që kanë qenë treguar dy-tre mijë vjet më parë. Sigurisht që mitet e Snores përshkruajnë mjedisin nordik dhe mitet indiane atë të Indisë, por shumë prej tyre përmbajnë gjurmë të së njëjtës origjinë. Këto gjurmë janë

edhe më të qarta në mitet mbi pijen e pavdekësisë dhe në mitet mbi luftën e perëndive kundër monstrave të kaosit.

Gjithashtu, ngjashmëri të madhe midis kulturave indoevropiane shohim në vetë mënyrën e të menduarit. Ngjashmëri tipike është rruga se si shihet bota si subjekt i dramës në të cilën forcat e mira dhe forcat e këqija kundërshtojnë njëra-tjetrën në një luftë konsekuente. Për këtë, indoevropianët kanë tentuar të predikojnë se çfarë do të ndodhë me botën.

Mund të themi me bindje të plotë se nuk është e rastit që filozofia greke lindi në hapësirën indoevropiane. Mitologjia indiane, ashtu dhe ajo greke dhe nordike, kanë tendenca të qarta për një vrojtim filozofik.

Indoevropianët tentuan që të arrijnë një "njohje" në historinë botërore. Për shembull, le të marrim fjalën *njohuri* (norvegjisht *viten*). Sanskritisht kjo quhet *vidya*. Kjo fjalë është identike me fjalën greke *ide*, e cila luante një rol të rëndësishëm në filozofinë e Platonit. Nga latinishtja ne njohim fjalën *video*, por për romakët kjo fjalë do të thoshte thjesht *me pa*. (Në ditët tona fjala *me pa* është njësuar me fjalën shikoj në ekranin e TV.) Në anglisht ne njohim fjalën *wise* dhe *wisdom*, në gjermanisht kemi fjalën *wissen* dhe në norvegjisht *viten*. Fjala në norvegjisht, *viten*, ka të njëjtën rrënjë që ka fjala indiane *vidya*, fjala greke *ide* dhe fjala latine *video*.

Ne mund të vërejmë në mënyrë të përgjithshme se *shikimi* ishte shqisa më e rëndësishme për indoevropianët. Midis indianëve dhe grekëve, iranianëve dhe gjermanëve, literatura është karakterizuar nga vizione të mëdha kozmike. (Këtu del po ajo fjalë: fjala *vizion* vjen nga fjala latine *video*.) Karakteristikë për kulturën indoevropiane ishin pikturat dhe skulpturat me temë nga mitet.

Së fundi, indoevropianët kanë pasur një vizion *ciklik* për historinë. Kjo do të thotë që ata besonin se historia zhvillohej në formë rrethi ose "cikli", pikërisht si stinët e vitit. Në histori nuk gjen ndonjë fillim dhe as ndonjë fund. Bëhet fjalë vetëm për civilizime të ndryshme, të cilat ngrihen e bien në një ndërthurje të përjetshme midis lindjes dhe vdekjes.

Dy besimet e mëdha të lindjes, hinduizmi dhe budizmi, kanë origjinë indoevropiane. Po kështu edhe filozofia greke. Ne shohim paralele shumë të qarta, midis hinduizmit dhe budizmit nga njëra anë dhe filozofisë greke, nga ana tjetër. Në ditët tona hinduizmi dhe budizmi

karakterizohen nga nota të forta refleksioni filozofik.

Jo rrallë, tek hinduizmi dhe budizmi gjejmë shprehje të faktit që e përditshmja është e pranishme në të gjitha gjërat (panteizmi), dhe që njeriu mund të bëhet një me Zotin nëpërmjet ndërhyrjes së fesë. (Të kujtohet Plotini, Sofi?) Për ta arritur këtë duhet të futesh thellë në vetvete ose të meditosh. Për këtë, në Lindje pasiviteti dhe tërheqja e plotë nga jeta, janë një ideal fetar. Gjithashtu, në Greqinë e vjetër kishte shumë që mendonin se duhej të jetoje si asket, ose të tërhiqeshe plotësisht nga jeta, në mënyrë që të shpëtoje shpirtin. Shumë aspekte të jetës së manastireve në Mesjetë, të kujtojnë nocione të tilla të botës greko-romake.

Po kështu, riinkarnacioni, ose cikli i rilindjes, është një besim themelor në shumë kultura indoevropiane. Për afro 2500 vjet, qëllimi final i çdo indiani ka qenë shpëtimi prej riinkarnacionit. Ne duhet të na kujtohet që edhe Platoni besonte në riinkarnacionin.

## *Semitët*

Tani kemi semitët, Sofi. Këtu do të flasim për një kulturë krejt tjetër, që flet një gjuhë fare të ndryshme. Semitët e kanë origjinën nga gadishullin arabik, por kanë emigruar në vende të ndryshme të botës. Për afro 2000 vjet, çifutët kanë jetuar larg atdheut të tyre. Edhe pse larg gjeografikisht, historia dhe besimi semit është i njohur në vendet e krishtera. Kultura semite është futur nëpërmjet ekspansionit islamik.

Të tre besimet perëndimore, islamizmi, judaizmi dhe krishterimi, kanë një bazë semite. Si shkrimi i shenjtë mysliman, *Kurani,* ashtu dhe *Testamenti i Vjetër,* janë shkruar në gjuhë analoge semite. Një nga fjalët e *Testamentit të Vjetër* që përdoret për "Zotin", ka të njëjtën rrënjë semantike si fjala që përdorin myslimanët *Allah*. (Fjala "Allah", thjesht, do të thotë "Zot".)

Për sa i përket krishterimit, pamja bëhet më e ndërlikuar. Edhe krishterimi ka një bazë semite. *Testamenti i Ri* u shkrua në greqisht dhe kur u formua teologjia dhe doktrina e krishterë, ajo ishte e ndikuar nga gjuha greke dhe latine, si dhe nga filozofia helenike.

Ne thamë se indoevropianët besonin në shumë Perëndi. Kur bie

fjala për semitët, prej fillimit, në mënyrë të veçantë, ata besonin vetëm tek një Zot.

Një karakteristikë tjetër dalluese është se semitët kanë një shtrirje *lineare* në histori. Me këtë kuptojmë që historia është vrojtuar vetëm në një linjë. Dikur Zoti krijoi tokën dhe prej këtu fillon historia. Por një ditë historia do të mbarojë, dhe kjo në "Gjyqin e fundit", ku Zoti do t'i gjykojë të gjallët dhe të vdekurit.

Një pikë e rëndësishme e tre besimeve perëndimore është patjetër edhe roli që luan historia. Mendimi është se Zoti ndërhyn në histori, sepse historia është bërë me qëllim që Zoti të realizojë qëllimin e tij ndaj botës. Ashtu si e udhëhoqi Abrahamin deri tek "toka e premtuar", Ai udhëheq jetën e njerëzve gjatë historisë, nga fillimi deri në ditën e "gjyqit të fundit". Kur të vijë ajo ditë, e keqja në botë do të zhduket.

Me besimin e tyre të plotë në ndikimin e Zotit në histori, semitët për mijëra vjet u morën me shkrimin e historisë. Dhe janë pikërisht këto rrënjë historike bërthama e shkrimeve të shenjta.

Në ditët e sotme qyteti i Jerusalemit është një qendër e rëndësishme fetare për të tre besimet, çifut, kristian dhe mysliman. Edhe kjo tregon diçka për bazën e përbashkët historike. Këtu ndodhen xhami (islame), sinagoga (çifute) dhe kisha (kristiane) të rëndësishme. Prandaj është tragjik fakti që pikërisht Jerusalemi është kthyer në një mollë sherri, ku njerëzit vrasin njëri-tjetrin, sepse nuk bien dakord se kush do të jetë zot në "qytetin e përjetshëm". Duhet që një ditë Kombet e Bashkuara ta kthejnë Jerusalemin në një vend takimi për të tre besimet. (Këtë pjesë praktike të kursit nuk do ta zhvillojmë me hollësi këtë herë. Këtë do t'ia lëmë krejtësisht babait të Hildes, sepse tashmë e ke kuptuar që ai është me detyrë në Liban. Më saktë po të them se ai shërben atje si major. Nëse ti fillon të kuptosh ndonjë lidhje, kjo është krejtësisht puna jote. Nga ana tjetër, duhet të mos i përshpejtojmë ngjarjet.)

Thamë se shqisa më e rëndësishme tek indoevropianët ishte shikimi. Nuk është më pak interesant fakti, se çfarë roli të rëndësishëm luante të *dëgjuarit* në vendet semite. Nuk është e rastit që lutja çifute fillon me fjalët: "Dëgjo, Izrael!" Në *Testamentin e Vjetër* lexojmë se njerëzit "dëgjonin" fjalën e Zotit dhe profetët çifutë e fillonin predikimin e tyre me formulën: "Kështu thotë Jehva (Zoti)". Edhe krishterimi i kushton rëndësi "dëgjimit" të fjalës së Zotit. Në veçanti, shërbimi fetar

i të tri feve, çifute, krishtere dhe myslimane, karakterizohet nga leximi me zë ose "recitimi".

Gjithashtu, ne kemi përmendur se indoevropianët bënin piktura dhe skulptura të perëndive. Semitët nuk e praktikonin këtë, përkundrazi e kishin "tabu". Me këtë kuptojmë se ata nuk lejonin të bëheshin piktura ose skulptura të Zotit dhe të gjërave të shenjta. Edhe në *Testamentin e Vjetër* shkruhet se njerëzit nuk duhet të bëjnë ndonjë pikturë të Zotit. Kjo është në fuqi në ditët tona si tek çifutët, ashtu edhe tek myslimanët. Brenda islamit gjen edhe sot në përgjithësi një antipati ndaj pikturës dhe fotografisë, motivuar nga fakti që njerëzit nuk duhet të konkurrojnë Zotin duke "krijuar" diçka.

Por në kisha gjen plot piktura të Zotit dhe Jezusit, do të thoje ti. Ti ke të drejtë, Sofi. Ky është një shembull se si bota greko-romake ka ndikuar mbi krishterimin. (Brenda kishës ortodokse, në Greqi dhe Rusi, vazhdojnë të jenë të ndaluara figurat "e gdhendura" me temë nga historia biblike.)

Në kundërshtim me besimet e mëdha të lindjes, tri besimet e perëndimit predikojnë se ka një distancë midis Zotit dhe krijesave. Qëllimi nuk është që të shpëtohesh prej riinkarnacionit, por që të shpëtosh nga mëkatet dhe gabimet. Jeta fetare karakterizohet më tepër nga lutjet, predikimi dhe leximi i shkrimeve të shenjta, sesa nga thellimi në vetvete dhe meditimi.

## *Izraeli*

Nuk dua të hyj në konkurrencë me mësuesin tënd të fesë, e dashur Sofi. Le të bëjmë një përshkrim të shkurtër të origjinës çifute të krishterimit.

Çdo gjë filloi kur Zoti krijoi botën. Si ndodhi kjo, mund ta lexosh në faqet e para të Biblës. Mirëpo njerëzit u rebeluan kundër Zotit. Dënimi për këtë nuk ishte vetëm dëbimi i Adamit dhe Evës nga Kopshti i Edenit. Tani erdhi edhe vdekja në tokë.

Pabindshmëria e njerëzve ndaj Zotit, përshkon si një fill i kuq të gjithë Biblën. Nëse shkojmë më tej, në librin e parë të Moisiut kemi përmbytjen e madhe dhe varkën e Noes. Pastaj lexojmë se Zoti bën

një marrëveshje me Abrahamin dhe njerëzit e tij. Kjo marrëveshje ose besëlidhje, thoshte që Abrahami dhe njerëzit e tij do të mbanin porositë e Zotit. Në këmbim, Zoti premtoi të mbronte pasardhësit e Abrahamit. Më vonë marrëveshja u përtëri, kur Moisiu mori pllakat prej guri të ligjit në malin e Sinait. Kjo ndodhi rreth vitit 1200 para Krishtit. Deri atëherë izraelitët kishin qenë skllevër për një kohë të gjatë në Egjipt, por me ndihmën e Zotit njerëzit u kthyen në Izrael.

Rreth një mijë vjet para Krishtit, pra shumë më përpara se të ekzistonte ajo që quhet filozofi greke, dëgjojmë për tre mbretër të mëdhenj në Izrael. I pari ishte *Sauli*, pastaj erdhi *Davidi* dhe pas tij mbreti *Solomo*. Tani të gjithë izraelitët ishin të mbledhur në një mbretëri, dhe veçanërisht nën mbretin David jetuan një periudhë të lavdishme politike, ushtarake dhe kulturore.

Kur vendosej që dikush të bëhej mbret, ai duhet të merrte patjetër edhe pëlqimin e popullit. Në këtë mënyrë mbretit i jepej titulli *Mesia*, që do të thotë “i konsakruar”. Nga pikëpamja fetare mbretërit shiheshin si ndërmjetës midis popullit dhe Zotit. Për këtë mbretërit thirreshin “Bij të Zotit” dhe vendi quhej “Mbretëri e Zotit”.

Nuk kaloi shumë kohë dhe Izraeli u dobësua si shtet. Vendi u nda në mbretërinë e veriut (Izraeli) dhe në mbretërinë e jugut (Judea). Në vitin 722 para Krishtit, mbretëria e veriut u pushtua nga asirianët dhe e humbi të gjithë kuptimin politik dhe fetar. Fat më të mirë nuk pati as mbretëria e jugut, e cila u pushtua nga babilonasit në vitin 586 para Krishtit. Tempulli u shkatërrua dhe pjesa më e madhe e popullsisë u shpërngul në Babiloni. “Robërimi babilonas” zgjati deri në vitin 539 para Krishtit. Në këtë vit populli u lejua të kthehej në Jerusalem dhe tempulli i madh mundi të rindërtohej, por deri në lindjen e Krishtit ata vazhduan të ishin nën sundimin e huaj.

Pyetja që i bënin vazhdimisht çifutët vetes ishte, se *pse* u shkatërrua mbretëria e Davidit dhe fatkeqësitë njëra pas tjetrës binin mbi popullin. Zoti kishte premtuar se do të mbante dorën e tij mbrojtëse mbi Izraelin, por edhe populli kishte premtuar që do të ruante porositë e Zotit. Gradualisht, filloi të pranohej se Zoti e dënonte popullin e Izraelit për mosbindjen e tij.

Prej vitit 750 para Krishtit dolën një radhë profetësh, të cilët paralajmëronin dënimin e Izraelit nga Zoti, sepse populli nuk e kishte ruajtur porosinë e tij. Një ditë Zoti do ta gjykojë popullin e Izraelit,

thoshin ata. Profeci të tilla ne i quajmë "profeci të gjyqit".

Më vonë erdhën profetë të tjerë që proklamonin se Zoti do shpëtonte një pjesë të popullit dhe do të dërgonte një "princ të paqes", ose mbret të paqes nga njerëzit e Davidit. Ai do të ringrinte mbretërinë e vjetër të Davidit dhe populli do të kishte një të ardhme të lumtur.

"Populli që ecën në errësirë, do të shikojë një dritë të madhe", thoshte profeti *Jesaja*", dhe mbi ata që banojnë në hije, do të shpërthejë drita." Profeci të tilla quhen "profeci të shpëtimit".

Përmbledhje: Populli i Izraelit jetonte i lumtur nën mbretin David. Por, meqenëse më vonë situata për izraelitët u keqësua, profetët shpallën se do të vinte një mbret i ri nga njerëzit e Davidit. "Mesia", ose "Biri i Zotit", i cili do të "shpëtonte" popullin, do të ribënte Izraelin fuqi të madhe dhe do të themelonte një "Mbretëri të Zotit".

## *Jezusi*

Në rregull, Sofi. Mendoj se je ende me mua. Fjalët kyç janë "Mesia", "Biri i Zotit", "Shpëtim" dhe "Mbretëri e Zotit". Në fillim ato morën një kuptim politik. Edhe në kohën e Jezusit kishte shumë njerëz që përfytyronin se duhej të vinte një "Mesi" i ri, në kuptimin e një udhëheqësi politik, ushtarak dhe fetar, i të njëjtit kalibër me mbretin David. Ky "shpëtimtar" shihej gjithashtu si çlirimtar për kombin, i cili duhet t'i jepte fund vuajtjes së çifutëve nën sundimin romak.

Shumë mirë. Por kishte edhe shumë të tjerë që ishin më të përparuar. Nja dyqind vjet para Krishtit, kishte disa profetë që besonin se "Mesia" i premtuar duhet të ishte shpëtimtar i gjithë botës. Ai nuk do të çlironte vetëm izraelitët nga shtypja e huaj, ai do të çlironte të gjithë njerëzit nga mëkatet dhe fajet, dhe, për më tepër, nga vdekja. Shpresa për një "shpëtim" të tillë ishte gjithashtu e përhapur nëpër të gjithë botën helenike.

Tani vjen Jezusi. Ai nuk ishte i vetmi që pretendonte të ishte "Mesia" i premtuar. Edhe Jezusi përdorte fjalët "Biri i zotit", "Mbretëri e Zotit", "Mesia" dhe "Shpëtim". Duke vepruar kështu ai mbante një linjë me profecitë e vjetra.

Ai hyri në Jerusalem dhe e lejoi veten të shihej nga masa si shpëtimtar i popullit. Kjo ndodhi në të njëjtën mënyrë si me mbretërit

e vjetër, kur vendoseshin në fron nëpërmjet një rituali tipik shugurimi. Ai e la veten gjithashtu të konsakrohej nga populli. "Koha ka ardhur", tha ai, "mbretëria e Zotit është afër".

E gjithë kjo është e rëndësishme për t'u vënë në dukje. Ecim më tej: Jezusi u distancua nga "mesiat" e tjerë, duke demonstruar qartë se ai nuk ishte ndonjë kryengritës ushtarak ose politik. Detyra e tij ishte më e madhe. Ai predikonte shpëtim dhe falje nga Zoti për të gjithë njerëzit. Ai futej midis njerëzve të mbledhur dhe thoshte: "Mëkatet e tua janë falur."

Një "falje mëkatesh" e tillë ishte e padëgjuar. Dhe më e keqja ishte se ai i drejtohej Zotit si "baba" (abba). Ky ishte një rast i padëgjuar ndonjëherë në mjediset e atëhershme çifute. Kështu, nuk kaloi shumë dhe filloi një valë e madhe protestash kundër tij nga ana e mësuesve të shkrimeve të shenjta. Në fund ata bënë gjithçka për ta kryqëzuar.

Përmbledhje: Shumë njerëz në kohën e Jezusit prisnin një Mesi që do të rivendoste "Mbretërinë e Zotit", me çak dhe bam (domethënë me zjarr dhe shpatë). Vetë shprehja "Mbretëri e Zotit" është përdorur shumë nga Jezusi, por me një kuptim më të gjerë. Jezusi thoshte se *"Mbretëria e Zotit"* është dashuria për të afërmin, kujdesi për të dobëtin dhe të vafrin dhe falje për ata që kishin gabuar.

Bëhet fjalë për një ndryshim dramatik në kuptimin e një shprehje të vjetër gjysmëushtarake. Populli priste një komandant ushtarak që do të shpallte së shpejti "Mbretërinë e Zotit". Por vjen Jezusi me këmishë të gjatë dhe sandale dhe thotë se "Mbretëria e Zotit", ose "Besëlidhja e re", është që "ti duhet ta duash të afërmin tënd si veten", për më tepër, Sofi, ai tha se ne duhet të duam armiqtë tanë. Kur ata na godasin, ne nuk duhet t'ua kthejmë me të njëjtën mënyrë, asnjëherë, ne duhet "t'u kthejmë edhe faqen tjetër". Ne duhet të falim jo shtatë herë, por shtatëdhjetë e shtatë herë.

Gjithashtu, Jezusi tha se ai nuk donte të fliste me njerëz të korruptuar dhe armiq të popullit. Por ai shkoi edhe më larg: Ai tha se një djalë plangprishës ose një nëpunës i korruptuar janë të falur, në qoftë se ata kthehen nga Zoti dhe i luten atij t'i falë, kaq e madhe është mëshira e Zotit.

Ai shkoi akoma më larg: Jezusi tha se "mëkate" të tilla janë *më të vogla* në sytë e Zotit, dhe për këtë arsye *më lehtë* për t'u falur, sesa

mëkatet e farisenjve të panjollë që sillen vërdallë, krenarë për virtytet e tyre.

Jezusi theksonte se asnjeri nuk e meriton mëshirën e Zotit. Ne nuk mund ta shpëtojmë vetveten. (Këtë e besonin shumë grekë!) Kërkesat e vështira etike të Jezusit tek Predikimi në mal, nuk janë vetëm për të na treguar vullnetin e Zotit. Ato janë edhe për të na treguar se asnjeri nuk është i denjë për Zotin. Mëshira e Zotit është e pakufishme, por ne duhet gjithashtu të kthehemi nga Zoti dhe t'i lutemi atij për falje.

Një studim më të thellë për Jezusin dhe mësimet e tij po ia lë mësuesit tënd të fesë. Kjo është detyra e tij. Unë mendoj se ai do të arrijë t'ju tregojë se çfarë person i jashtëzakonshëm ka qenë Jezusi. Me gjenialitet, ai përdori gjuhën e kohës së tij, për t'u dhënë klithmave të vjetra të luftës një përmbajtje të re dhe një kuptim më të gjerë. Nuk është e çuditshme që ai përfundoi në kryq. Mesazhi i tij radikal i shpëtimit ra ndesh me kaq interesa dhe pozicione të fuqishme, saqë duhej larguar nga rruga.

Kur folëm për Sokratin, e pamë sa e rrezikshme është po t'i drejtohesh arsyes njerëzore. Me Jezusin shikojmë sa e rrezikshme mund të jetë të kërkosh dashuri vëllazërore të pakushtëzuar dhe falje të pakushtëzuar. Edhe në ditët e sotme ne shikojmë se si shtete të fuqishme tërhiqen mënjanë, kur ballafaqohen me kërkesa të thjeshta për paqe, dashuri, ushqim për të varfrit dhe falje për armiqtë e shtetit.

Ty të kujtohet se si u skandalizua Platoni kur pa se njeriu më i drejtë në Athinë duhet ta paguante me jetën e tij. Sipas krishterimit, Jezusi është njeriu më i drejtë që ka lindur deri tani dhe ai vdiq për të larë mëkatet e njerëzve. Kjo është ajo që e bën Jezusin të quhet "zëvendësues i dhembjeve". Jezusi ishte "shërbëtori i shumëvuajtur", që mori mbi vete të gjitha mëkatet tona, në mënyrë që ne të jemi "pajtuar" me Zotin dhe të shpëtuar nga dënimi i tij.

### *Pali*

Pak ditë pasi ishte kryqëzuar dhe varrosur Jezusi, u hapën fjalë se ai ishte ngritur nga varri. Kështu ai tregoi se ishte diçka më tepër se një njeri. Në këtë mënyrë, ai tregoi se ishte me të vërtetë "Biri i Zotit".

Ne mund të themi se kisha kristiane filloi mëngjesin e pashkëve me fjalët që u përhapën për ngjalljen e Jezusit. Kjo tashmë ishte vendosur nga Pali: "Dhe në qoftë se Krishti nuk është ngjallur, nuk ka as lajm të mirë dhe besimi ynë është pa kuptim".

Tani të gjithë njerëzit mund të shpresonin në "ringjalljen e trupit": Sepse Jezusi u kryqëzua për shpëtimin tonë. Dhe tani, e dashur Sofi, duhet të dish se sipas besimit çifut as që bëhet fjalë për "pavdekësi të shpirtit" ose ndonjë formë "ringjallje". Kjo ishte një bindje greke, ose më mirë të themi indoevropiane. Sipas krishterimit, nuk ka ndonjë gjë tek njeriu, për shembull shpirti, që të jetë i pavdekshëm në vetvete. Kisha beson në "ringjalljen dhe jetën e përjetshme", por është mëshira e Zotit që do të na shpëtojë nga vdekja dhe "mallkimi". Kjo nuk është merita jonë dhe nuk bëhet falë ndonjë dhuntie të lindur ose natyrale.

Të krishterët e parë filluan të predikonin "lajmin e mirë" mbi shpëtimin nëpërmjet besimit tek Jezusi. Me ndërhyrjen e tij "Mbretëria e Zotit" ishte në prag të ardhjes. Tani e gjithë bota do të fitonte me Krishtin. (Fjala "Krisht" është përkthimi greqisht i fjalës çifute "Messias", që do të thotë "i konsakruari")

Vetëm pak vjet pas vdekjes së Krishtit, fariseu *Pal* u kthye në kristian. Me udhëtimet e tija të shumta misionare në të gjithë botën greko-romake, ai e bëri krishterimin një fe botërore. Këtë e lexojmë tek Veprat e Apostujve. Predikimet dhe udhëzimet e tij na bëhen të njohura nëpërmjet shumë letrave që u ka shkruar kongregacioneve të para të krishtera.

Pastaj u shfaq në Athinë dhe u fut drejt e në kryeqytetin e filozofëve. Tregojnë se ai "u trondit kur pa se qyteti ishte plot me idole". Ai vizitoi sinagogën çifute në Athinë dhe hyri në bisedë me filozofë stoikë dhe epikurianë. Këta e morën dhe u ngjitën në kodrën e Areopagut. Aty i thanë: "A mund të dimë se me çfarë lloj doktrine të re ke ardhur? Ne dëgjuam gjëra interesante dhe duam të dimë se për çfarë bëhet fjalë."

E shikon se ç'ndodhi, Sofi? Shfaqet një çifut në sheshin e Athinës dhe flet për një shpëtimtar që e varën në një kryq dhe që më vonë u ngrit nga varri. Tashmë edhe me vizitën e Palit në Athinë mund të kuptojmë shkrirjen e ardhshme të filozofisë greke me doktrinën kristiane. Pali arriti me sukses t'i bëjë athinasit ta dëgjojnë. Ndërsa qëndronte mbi Areopag - natyrisht nën tempullin krenar të Akropolisit - mbajti fjalimin e mëposhtëm:

"Burra të Athinës", filloi ai. "Unë e shoh nga të gjitha gjërat se ju jeni besimtarë të mëdhenj. Pak më parë, duke vizituar vendet e shenjta, pashë një altar me mbishkrimin "Zotit të panjohur". Ai që ju adhuroni pa e njohur, atë do t'u shpall unë tani. Zoti, ai që krijoi botën dhe gjithçka mbi të, ai që mbretëron në tokë dhe në qiell, ai nuk banon në tempuj të bërë nga duart e njerëzve. Dhe atij as që i duhen duart e njerëzve për t'i shërbyer. Është ai që i jep gjithçkaje jetë, frymë dhe çdo gjë tjetër. Prej një njeriu krijoi të gjithë popujt e tjerë, që ata të banojnë në tërë sipërfaqen e tokës; me mirësinë e tij ai u jep stinë e vendbanime. Këtë ai e bëri për atë që e kërkon Zotin, për atë që e ndien dhe e gjen atë. Ai nuk është shumë larg nga secili prej nesh. Sepse prej tij jetojmë ne, lëvizim dhe jemi gjallë, ashtu siç thonë disa prej poetëve tuaj: Edhe ne jemi fëmijët e tij. Dhe pikërisht sepse jemi krijesat e Zotit, ne nuk duhet të mendojmë se Zoti gjendet në një statujë ari, argjendi ose guri, formë kjo e artit dhe mendjes së njerëzve. Këto kohë të injorancës Zoti i ka varrosur, por tani ai i urdhëron të gjithë njerëzit atje ku janë që të kthehen nga ai. Sepse ai e ka caktuar një ditë që do ta gjykojë botën me drejtësi dhe për këtë ka caktuar një njeri. Dhe këtë e dëshmoi para gjithë botës, duke e ngritur atë nga vdekja."

Pali në Athinë, Sofi. Ne po flasim për mënyrën se si krishterimi filloi të futet në botën greko-romake. Si diçka krejt tjetër nga një filozofi epikuriane, stoike apo neoplatonike. Megjithëse një pikë mbështetje e kishte në këtë kulturë, ai theksonte se kërkimi i Zotit është brenda çdo njeriu. Kjo nuk ishte ndonjë gjë e re për grekët. E reja që Pali predikonte, ishte se Zoti u drejtohej njerëzve dhe u shfaqej atyre me të vërtetën. Kështu, ai nuk është vetëm një "Zot filozofik", që njerëzit mund t'i afrohen duke e kuptuar. Dhe ai nuk ndodhej as në ndonjë "figurë prej ari, argjendi apo prej guri", gjëra që i gjeje me shumicë në Akropol apo tek sheshi i qytetit. Ai është një zot që "nuk banon në tempull të bërë nga duart e njerëzve". Ai është një Zot-person që ndërhyn në histori dhe vdes në kryq për mëkatet e njerëzve.

Tek Veprat e Apostujve thuhet se, pasi Pali kishte mbaruar së foluri, njerëzit u afruan dhe e pyetën në lidhje me ringjalljen e Jezusit. Por dëgjues të tjerë thanë gjithashtu: "Për këtë do të dëgjojmë një herë tjetër." Kishte edhe nga ata që e ndoqën Palin pas dhe u kthyen në fenë e krishterë. Një nga ato ishte dhe gruaja *Damaris* dhe kjo është

për t'u shënuar. Nuk ishin pak gratë që u kthyen në fenë e krishterë.

Kështu e vazhdoi Pali aktivitetin e tij misionar. Disa dhjetëra vjet pas vdekjes së Krishtit, kongregacionet e krishtera ishin vendosur në të gjithë qytetet kryesore greko-romake si, Athinë, Romë, Aleksandri, Efes dhe Korinth dhe tre-katërqind vjet më vonë e gjithë bota helenike ishte bërë e krishterë.

## *Kredua*

Pali për krishterimin nuk kishte rëndësi vetëm si misionar. Ai kishte gjithashtu një ndikim të madh brenda kongregacioneve të krishtera. Në atë kohë kishte një nevojë të madhe për udhëheqje shpirtërore.

Një pyetje e rëndësishme, vitet e para pas Krishtit, ishte nëse joçifutët mund të bëheshin të krishterë, pa kaluar njëherë nëpër rrugën e fesë çifute. A duhej që një grek, për shembull, të pranonte Ligjin e Moisiut? Pali mendonte se kjo nuk ishte e nevojshme. Krishterimi ishte diçka më tepër se një sekt çifut. Ai i drejtohej të gjithë njerëzimit me lajmin universal të shpëtimit. "Besëlidhja e vjetër" ndërmjet Zotit dhe Izraelit, ishte zëvendësuar nga "Besëlidhja e re", që Jezusi kishte vendosur ndërmjet Zotit dhe njerëzimit.

Por krishterimi nuk ishte e vetmja fe e re në atë kohë. Ne kemi parë se si ishte ndikuar helenizmi nga përzierja e besimeve të ndryshme. Prandaj ishte e rëndësishme për kishën që të dilte sa më parë me një përmbledhje thelbësore të doktrinës kristiane. Kjo ishte e rëndësishme si për të distancuar veten nga besimet e tjera, ashtu edhe për të shmangur të çarat në kishën e krishterë. Kështu, doli *kredua* e parë. Një kredo përmbledh "dogmat" e rëndësishme të krishterimit ose teoremat.

Një teoremë e tillë e rëndësishme ishte që Jezusi ishte Zot dhe njeri. Kështu ai nuk ishte vetëm "Biri i Zotit", në kuptimin e ngushtë të fjalës. Ai ishte Zoti vetë. Por ai ishte edhe "njeri i vërtetë", që kishte ndarë fatkeqësitë me njerëzit dhe për këtë vuajti në kryq.

Kjo mund të duket si kontradiktë. Por mesazhi i kishës ishte që *Zoti u bë njeri*. Jezusi nuk ishte një "gjysmë Zot" (që ishte gjysmënjerëzor dhe gjysmëhyjnor). Besimi mbi këta "gjysmë Zotër" ishte shumë i përhapur në fetë helenike. Kisha mësonte që Jezusi ishte një "Zot i përsosur dhe njeri i përsosur".

Po provoj të them disa fjalë për ato që u thanë më sipër, e dashur Sofi. Kur hyri krishterimi në botën greko-romake, bëhet fjalë për një takim dramatik të dy kulturave. Por, gjithashtu, bëhet fjalë edhe për një nga revolucionet e mëdhenj të kulturës në histori.

Ne jemi duke mbaruar me antikitetin. Që nga filozofët e parë grekë, kanë kaluar afërsisht një mijë vjet. Para nesh kemi Mesjetën kristiane. Edhe ajo zgjati gjithashtu rreth një mijë vjet.

Poeti gjerman *Gëte* tha njëherë se "ai që nuk është në gjendje të mbajë llogaritë e tij për 3000 vjet, jeton sot për nesër." Unë nuk dua që të jesh një prej tyre. Unë do të bëj ç'është e mundur që të njohësh rrënjët e tua historike. Vetëm kështu do të bëhesh njeri. Vetëm kështu bëhesh diçka më shumë se një majmun. Vetëm kështu shmang qëndrimin pezull në vakuum.

"Vetëm kështu do të bëhesh njeri. Vetëm kështu do të bëhesh diçka më tepër se një majmun..."

Sofia qëndroi ulur një copë herë duke parë kopshtin nëpërmjet vrimave të vogla të gardhit. Ajo kishte filluar të kuptonte sa e rëndësishme ishte që të njohësh rrënjët e tua historike. Kjo kishte qenë e rëndësishme edhe për popullin e Izraelit.

Ajo vetë nuk ishte gjë tjetër veçse një njeri i rëndomtë. Por në qoftë se do të njihte rrënjët e saj historike, do të bëhej më pak e rëndomtë.

Ajo do të jetonte në këtë planet vetëm për një kohë të caktuar. Por në qoftë se historia njerëzore është historia e saj, ajo në njëfarë mënyre ishte mijëravjeçare.

Sofia mori me vete të gjitha letrat dhe doli nga vendi i fshehtë. Ajo bëri disa kërcime të gëzuara në kopsht dhe u ngjit në dhomën e saj.

## MESJETA

***...të shmangesh pak nga rruga,***
***nuk do të thotë se ke marrë rrugë të gabuar...***

Kaloi një javë para se Sofia të dëgjonte ndonjë gjë për Alberto Knoksin. Ajo nuk mori ndonjë kartolinë tjetër nga Libani, por fliste vazhdimisht me Jorunin për kartolinat që kishin gjetur tek shtëpiza e majorit. Joruni kishte qenë tepër e frikësuar, por meqenëse nuk kishte ndodhur ndonjë gjë, frika e parë ishte zhdukur nëpër detyrat e shtëpisë dhe në lojën e badmintonit.

Sofia i lexonte letrat e Albertos herë pas here, për të parë se mos hidhte dritë mbi të fshehtën që kishte të bënte me Hilden.

Duke vepruar kështu, pati mundësi që të kuptonte mirë filozofinë antike. Tani nuk kishte ndonjë vështirësi për të dalluar Demokritin nga Sokrati dhe Platonin nga Aristoteli.

Të premten, më 25 maj, po rrinte në kuzhinë duke përgatitur drekën derisa të kthehej e ëma nga puna. Ishte marrëveshja e zakonshme e së premtes. Atë ditë po gatuante supë peshku me karrota. Shumë e thjeshtë.

Jashtë filloi të frynte. Ndërsa rrinte duke trazuar tenxheren, ajo shikonte nga dritarja drurët e mështeknave që përkuleshin si të ishin kashtë misri.

Befas u dëgjua një si gërvishtje dhe Sofia pa diçka që ishte tek e çara e parvazit të dritares.

Vajti tek dritarja dhe pa një kartolinë. Ajo lexoi nëpër xham: "Hilde Møller Knag, c/o Sofie Amundsen...".

Këtë nuk ia kishte marrë mendja. Hapi dritaren dhe mori kartolinën. Atë nuk e kishte sjellë era që nga Libani i largët.

Edhe kjo kartolinë mbante datën 15 qershor.

Sofia hoqi tenxheren mënjanë dhe u ul afër tavolinës. Në kartolinë shkruhej:

*E dashur Hilde. Nuk e di a do ta lexosh këtë kartolinë ditën e*

*lindjes tënde. Në njëfarë mënyre, shpresoj të paktën të mos kenë kaluar shumë ditë. Një javë ose dy, nuk do të thotë për Sofien një kohë e gjatë sa për ne. Unë do të vij në shtëpi natën e shën Hansit. Atëherë do të ulemi gjatë në kopsht dhe do të vështrojmë detin, Hilde. Kemi shumë për të thënë.*
*Të fala nga babai, që nganjëherë është me depresion në luftën mijëvjeçare, midis çifutëve, të krishterëve dhe myslimanëve. Vazhdimisht më vete mendja që të tri besimet i kanë rrënjët e tyre tek Abrahami. Prandaj mendoj se i luten të njëjtit Zot. Këtu poshtë Kaini me Abelin nuk kanë të mbaruar së vrari njëri-tjetrin.*
*P.S. Ndoshta duhet të lutem që t'i japësh të fala Sofies? Fëmija i gjorë ende nuk e kupton se si janë lidhur gjërat. Ndoshta e kupton ti?*

Sofia uli kokën mbi tavolinë e menduar. Ishte plotësisht e qartë se ajo nuk e dinte si ishin lidhur gjërat. Por Hildja i dinte.

Kur babai i Hildes i lutej asaj për të përshëndetur atë, do të thoshte që Hildja dinte më shumë për Sofien, sesa Sofia për Hilden. Çdo gjë ishte kaq e ngatërruar, saqë Sofia u kthye tek gatimi i drekës.

Një kartolinë që ngjitet vetë tek parvazi i dritares mund ta quash postë ajrore...

Sapo e kishte vënë tenxheren përsëri mbi sobë, ra zilja e telefonit.

Sikur të ishte babai! Po të kishte ardhur në shtëpi, do t'i kishte treguar gjithçka kishte ndodhur këto kohët e fundit. Por do të jetë Joruni ose mamaja... Sofia ngriti dorezën.

- Sofie Amundsen.

- Jam unë, - u dëgjua në anën tjetër.

Sofia ishte e sigurt për tri gjëra. Nuk ishte babai, por ishte një zë burri dhe këtë zë ajo e kishte dëgjuar edhe më parë dhe e njihte.

- Kush jeni ju? - pyeti ajo.

- Jam Alberto.

- Ah...

Sofia nuk dinte ç'të thoshte. Zërin e njihte nga videoja e Athinës.

- Jeni mirë?

- Po, sigurisht...

- Që tani e tutje nuk do të ketë më letra.

- Por unë nuk të kam dërguar ndonjë bretkocë.

- Ne duhet të takohemi personalisht, Sofie. Kjo punë po bëhet urgjente, e kupton?

- Pse kështu?

- Babai i Hildes na ka rrethuar.

- Si na ka rrethuar?

- Nga të katër anët. Tani duhet të bashkëpunojmë.

- Si...

- Ti nuk mund të ndihmosh shumë para se të kem treguar për Mesjetën, gjithashtu Rilindjen dhe vitet 1600. Një rol kyç luan këtu Berkeley...

- Nuk është ai i pikturës tek shtëpiza e majorit?

- Ai është. Ndoshta ndeshja po bëhet për hir të filozofisë së tij.

- Ju e bëni atë të tingëllojë si luftë.

- Do ta quaja luftë të vullneteve. Ne duhet të tërheqim vëmendjen e Hildes dhe ta kthejmë në anën tonë, përpara se i ati të kthehet në shtëpi në Lillesand.

- Nuk kuptoj asgjë.

- Ndoshta filozofët do t'i hapin sytë. Takohemi nesër në mëngjes në orën 4.00, tek kisha e shën Marisë. Por hajde vetëm, vajza ime.

- Duhet të vij në mes të natës?

- ...klikk!

- Alo?

E kishte mbyllur. Sofia u kthye tek soba, pikërisht në kohën kur supa po fillonte të ngrihej lart. Hodhi karrotat dhe copat e peshkut dhe uli nxehtësinë.

Tek kisha e shën Marisë? Ajo ishte një kishë e vjetër prej guri, e kohës së Mesjetës. Sofia kishte përshtypjen se ajo përdorej vetëm për koncerte dhe ceremoni të veçanta fetare. Në verë, tek-tuk, ajo hapej për turistët, por me siguri nuk ishte e hapur në mes të natës.

Kur u kthye e ëma në shtëpi, Sofia e kishte vënë kartolinën lart në dollap bashkë me gjërat e tjera nga Albertua dhe Hildja. Pasdite vajti tek Joruni.

- Ne duhet të kryejmë një detyrë pak të veçantë, - i tha shoqes sapo hapi derën.

Më shumë nuk foli, para se ta mbyllte derën e dhomës së Jorunit pas vetes.

- Është pak e vështirë, - vazhdoi Sofia.

- Fol, tani!

- Jam e detyruar t'i them mamit që do ta kaloj natën këtu tek ty.

- Je e mirëpritur.

- Por kam edhe diçka tjetër, kupton ti. Më duhet të shkoj në një vend tjetër.

- Kjo s'është mirë. Është punë çunash?

- Jo, ka të bëjë me Hilden.

Joruni fishkëlleu lehtë, por Sofia e pa me këmbëngulje drejt në sy.

- Unë do të vij këtu në mbrëmje, - tha ajo. - Në të gdhirë do të shkoj diku. Ti duhet të jesh e përgatitur që të më mbulosh derisa të vij unë.

- Por, ku do të shkosh ti? Çfarë do të bësh?

- Më vjen keq, por kam marrë porosi të rrepta.

Sofia nuk pati ndonjë problem për ta kaluar natën tek shoqja e saj, përkundrazi asaj iu duk se e ëma ishte e kënaqur që e kishte shtëpinë të gjithë për vete.

- Do të vish të hash mëngjes këtu? - ishin të vetmet fjalë që tha e ëma, kur po dilte.

- Po nuk erdha, ti e di ku jam.

Pse e tha këtë gjë? Kjo ishte e vetmja pikë e dobët.

Nata kaloi, si të gjitha netët në të tilla raste, me biseda deri vonë. Ndryshimi ishte se Sofia e vuri zilen të binte në orën tre e një çerek, kur ranë për të fjetur rreth orës 1.00.

Joruni u zgjua papritur, kur dy orë më vonë Sofia po shtypte zilen e orës.

- Me kujdes, - tha ajo.

Sofia u nis për rrugë. Kisha e shën Marisë ishte larg, por Sofia edhe pse kishte fjetur pak, ishte e freskët. Mbi kodrat në lindje horizonti dukej i kuq.

Kur u gjend para hyrjes së kishës prej guri, ora ishte katër. Sofia

shtyu derën e rëndë, ajo ishte e hapur!

Brenda kisha ishte bosh dhe mbretëronte qetësi si në një kishë e vjetër. Rreze të holla drite filtroheshin nga xhamat e vegjël të dritareve dhe bënin të dukej pluhuri që qëndronte pezull në ajër. Dukej sikur rrezet e dritës bashkoheshin tek kryqi prej druri dhe prej andej dilnin për t'u shpërndarë përsëri. Sofia u ul në një nga bankat e mesit. Ajo qëndroi ulur duke parë altarin dhe një kryq të lyer me ngjyra të zbehta.

Kaluan disa minuta. Befas organoja filloi të punojë. Sofia nuk guxonte të shikonte përreth. Dëgjohej një si himn, ndoshta i kohës së Mesjetës.

Pas njëfarë kohe u bë përsëri qetësi, por shpejt ajo dëgjoi disa hapa që afroheshin nga pas. Mos duhej të shikonte përreth? Ajo vendosi t'i mbajë sytë tek Jezusi lart në kryq.

Hapat kaluan pranë saj duke vazhduar më tej nëpër kishë. Ajo vuri re një siluetë të veshur me një rrobë murgjish bojëkafe. Sofia ishte e sigurt se ai ishte një murg nga Mesjeta.

Ajo ishte e shqetësuar, por jo e frikësuar. Murgu u kthye para altarit dhe u ngjit tek vendi ku mbahej fjala. Ai u përkul dhe iu drejtua Sofies latinisht:

- Gloria Patri, et Filio, et Spiritus Sancto. Sicut erat in principio, et nunc, et semper et in saecula saeculorum. Amen.

- Fol si është për të folur, ti i humbur! - i thirri Sofia.

Fjalët oshëtinë në gurët e vjetër.

Ajo e kuptoi se murgu duhet të ishte Alberto Knoksi. Sidoqoftë, u pendua që kishte thirrur në atë mënyrë atje në kishën e vjetër. Por ajo kishte pasur frikë, dhe kur njeriu ka frikë, i thyen të gjitha tabutë.

- Ssst! Albertua ngriti një dorë lart, siç bënin priftërinjtë kur donin që kongregacioni të ulej.

- Sa është ora, bija ime? - pyeti ai.

- Katër e pesë, - u përgjigj Sofia. Ajo nuk kishte më frikë.

- Është pikërisht koha. Tani fillon Mesjeta.

- Fillon Mesjeta në orën katër? - pyeti Sofia duke e ndier veten pak si budallaqe.

- Rreth orës katër, po. Pastaj ora shkon pesë, gjashtë dhe shtatë dhe është njëlloj sikur koha të ketë qëndruar në vend. Ora shkon tetë,

nëntë dhe dhjetë, por vazhdon të jetë Mesjetë. Koha për t'u ngritur në një ditë të re, do të mendosh ti. Unë e kuptoj se çfarë do të thuash me këtë, por është fundjavë, e kupton, e vetmja fundjavë e gjatë. Ora shkon njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë, trembëdhjetë. Kjo është koha, që e quajmë Mesjeta e Vonë. Në këtë kohë u ngritën katedralet e mëdha në Evropë. Në fillim të orës katërmbëdhjetë filloi të këndojë gjeli i mëngjesit. Tani fillon të shuhet ngadalë Mesjeta e Gjatë.

- Pra, Mesjeta zgjati dhjetë orë, - tha Sofia.

Alberto pohoi me kokën që e nxori nga kapuçi i rrobës bojëkafe dhe vrojtoi kongregacionin e tij, që për momentin përbëhej vetëm nga një vajzë katërmbëdhjetë vjeçe.

- Në qoftë se një orë është njëqind vjet, po. Ne mendojmë se Jezusi ka lindur në mesnatë. Pali filloi misionet e tij pak para dymbëdhjetë e gjysmës dhe vdiq në Romë një çerek ore më vonë. Diku rreth orës 3.00, kisha e krishterë ishte pak a shumë e ndaluar, por në vitin 31 krishterimi u bë një fe e pranueshme në të gjithë Perandorinë Romake. Kjo ndodhi nën perandorin Konstandin. Vetë perandori i shenjtë u pagëzua shumë vjet më vonë në shtratin e vdekjes. Prej vitit 380, krishterimi u bë fe zyrtare në gjithë Perandorinë Romake.

- Nuk u shkatërrua Perandoria Romake?

Sapo kishte filluar të kriste. Jemi përpara një prej ndryshimeve më të mëdha të historisë së kulturës botërore. Rreth viteve 300, Roma ishte e kërcënuar nga Veriu prej tribuve barbare, si dhe prej shpërbërjes nga brenda. Në vitin 330, Perandori Konstandin e shpërnguli kryeqytetin e Perandorisë nga Roma në Konstandinopol, të cilin e kishte themeluar vetë në brigjet e Detit të Zi. Kryeqyteti i ri u quajt nga shumë njerëz si "Roma e dytë". Në vitin 395 Perandoria Romake u nda në dy pjesë, në Perandorinë e Perëndimit, me Romën si qendër, dhe në Perandorinë e Lindjes, me Konstandinopolin si kryeqytet. Në vitin 410, Roma u plaçkit nga fiset barbare, dhe më 476 u shkatërrua e gjithë Perandoria e Perëndimit. Perandoria e Lindjes zgjati deri më 1453, kur turqit pushtuan Konstandinopolin.

- Dhe që atëherë e mori qyteti emrin Stamboll?

- Pikërisht atëherë. Një datë tjetër me rëndësi është viti 529. Ky

është viti, kur kisha mbylli Akademinë e Platonit në Athinë. Në të njëjtin vit u themelua *Urdhri Benediktian*. Ky ishte i pari urdhër i madh i murgjve. Kështu, viti 529 mbeti një simbol i mbylljes së filozofisë greke nga ana e kishës së krishterë. Prej këtej e tutje, monopolin e edukimit arsimor, të reflektimit dhe të meditimit e kanë manastiret. Ora tregon 5.30.

Sofia tashmë e kishte kuptuar se ç'donte të thoshte Albertua me orët. Mesnata ishte viti 0, ora 1.00 ishte viti 100 pas Krishtit, ora 6.00 ishte viti 600 pas Krishtit, ora 14.00 ishte viti 1400 pas Krishtit...

Alberto vazhdoi:

- Me "Mesjetë" kuptojmë zakonisht kohën që gjendet midis këtyre dy epokave të ndryshme. Shprehja vjen nga Rilindja. Mesjeta u quajt si një natë e gjatë njëmijëvjeçare që kishte rënë në Evropë midis Antikitetit dhe Rilindjes. Fjala "mesjetar" përdoret sot për të treguar çdo gjë autoritare dhe jotolerante. Por ka njerëz që e quajnë Mesjetën edhe "mijëvjeçar të rritjes". Në Mesjetë, për shembull, sistemi shkollor mori formë. Kështu në Mesjetën e hershme u hap shkolla e parë e murgjve. Rreth vitit 1100 erdhën shkollat e katedraleve dhe rreth vitit 1200 u hap universiteti i parë. Edhe në ditët tona studimet janë ndarë në grupe ose "fakultete", si në Mesjetë.

- Një mijë vjet janë me të vërtetë një kohë e gjatë.

- Krishterimit i duhej kohë e gjatë derisa të futej thellë në popull. Gjatë Mesjetës u zhvilluan shumë kombe me qytete dhe popullsi, me muzikë dhe poezi popullore. Çfarë do të ishin përrallat dhe këngët popullore pa Mesjetën? Çfarë do të ishte Evropa pa Mesjetën? Një provincë romake? Po, rezonanca e emrave të tillë Norvegji, Angli ose Gjermani është tek kjo thellësi pa kufi që quhet Mesjetë. Ka edhe shumë peshq të tjerë të shndritshëm që notojnë në këtë thellësi, por ne nuk arrijmë gjithnjë t'i shikojmë. Snorre ishte njeri i Mesjetës. Po kështu edhe Olavi i shenjtë. Edhe Karli i Madh. Për të mos përmendur Romeon dhe Zhuljetën, Benedikun dhe Oroliljen, Olav Ostesonin ose gjigantët e pyllit Hedal. Shto edhe një numër të madh mbretërish e princeshash të veshur me shkëlqim e krenari, kalorës trima dhe dama të bukura, artistë dhe mjeshtër anonimë. Dhe nuk kam përmendur ende fretërit, kryqtarët dhe magjistricat.

- Ti nuk ke përmendur fare priftërinjtë.

- Shumë e drejtë. Krishterimi nuk erdhi në Norvegji para viteve 1000, dhe nuk do të ishte e drejtë të thuhej se kjo u bë menjëherë pas betejës së Stiklestadit. Nocione të fshehura të besimeve të vjetra notonin ende nën sipërfaqen e krishterimit dhe shumë prej këtyre elementeve parakristianë arritën të integrohen në të. Këtë e shohim në festat e Krishtlindjeve. Pa dyshim që krishterimi këtu ka luajtur një rol dominues. Për këtë arsye thuhet zakonisht se Mesjeta ishte në mënyrë të veçantë, kulturë e krishterimit.

- Dhe nuk paska qenë vetëm errësirë dhe trishtim.

- Katërqind vitet e para, pas vitit 400, shënuan vërtet një rënie të kulturës. Periudha Romake ishte kulturë e lartë me qytete të mëdha me ujëmbledhës, banja dhe biblioteka publike, për të mos folur për arkitekturën krenare. E gjithë kjo kulturë u shkatërrua në qindvjeçarët e parë të mesjetës. E njëjta gjë ndodhi edhe në tregti e ekonomi. Në Mesjetë njerëzit u kthyen në mënyrën e pagesës me mall dhe ekonominë individuale. Ekonomia u karakterizua nga feudalizmi që do të thotë zotërimi nga ana e disa njerëzve të fuqishëm i sipërfaqeve të mëdha të tokës, ku fshatarët punonin për të mbajtur veten gjallë. Numri i popullsisë ra gjithashtu në mënyrë të ndjeshme në këta qindvjeçarët e parë. Roma ishte një qytet me një milion banorë. Afërsisht rreth viteve 600, popullsia e këtij qyteti të vjetër të botës ishte reduktuar në 40.000 vetë. Vetëm kaq kishin mbetur nga shkëlqimi dhe madhështia e dikurshme. Kjo natyrisht bëhet një burim keqardhje për arkeologët e sotëm, kur shohin se njerëzit në Mesjetë banonin në monumente me vlerë të pallogaritshme kulturore.

- Është lehtë t'i njohësh faktet pasi kanë ndodhur.

- Nga fundi i viteve 300, Roma kishte mbaruar edhe si fuqi politike. Megjithatë, peshkopi i Romës u bë shpejt kryetari i gjithë *Kishës Katolike Romake*. Ai mori emrin "Papë" ose "baba" dhe gradualisht u quajt zëvendës i Krishtit në tokë. Kështu Roma mbeti si kryeqytet i Kishës gjatë pothuaj gjithë Mesjetës. Nuk kaloi shumë dhe filloi të flitej për "Romën në mes të të gjithave". Mbretërit dhe peshkopët e kombit të ri shtet rriteshin e fuqizoheshin dhe disa nga ata arritën të vendoseshin në majë të kishës së fuqishme. Një nga ata ishte mbreti ynë Sverre...

- Ti the që kisha e mbylli Akademinë e Platonit në Athinë. U

harrua e gjithë filozofia greke?

- Vetëm pjesërisht. Disa nga shkrimet e Aristotelit dhe Platonit njiheshin aty-këtu. Perandoria e vjetër Romake u nda gradualisht në tre rajone kulture. Evropa Perëndimore me kulturë kristiane, latinishtfolëse dhe me kryeqytet Romën. Evropa Lindore me kulturë Kristiane, greqishtfolëse dhe me kryeqytet Konstandinopolin. Më vonë qyteti mori emrin grek Bizant. Kështu që flitet për një "Mesjetë Bizantine" për ta dalluar nga Mesjeta katoliko-romake. Por edhe Afrika e veriut dhe Lindja e Mesme i përkisnin Perandorisë Romake. Në këtë rajon u zhvillua një kulturë myslimane që fliste arabisht. Pas vdekjes së Muhamedit në vitin 632, Lindja e Mesme dhe Afrika e Veriut u pushtuan nga islami. Shpejt u bë edhe Spanja pjesë e rajonit kulturor mysliman. Islami mori qytetet e tij të shenjta si, Meka, Medina, Jerusalemi dhe Bagdati. Në kuptimin e historisë së kulturës, ia vlen të përmendim se arabët morën edhe qytetin e vjetër helenik Aleksandrinë. Kështu, arabët mësuan shumë nga shkenca greke. Gjatë gjithë mesjetës arabët udhëhoqën në shkenca si, matematika, kimia, astronomia dhe mjekësia. Edhe në ditët tona ne përdorim sistemin numerik arab. Në shumë vende të botës kultura arabe qëndronte më lart se kultura kristiane.

- Unë pyeta se ç'ndodhi me filozofinë greke.

- A mund të përfytyrosh një lumë të gjerë, që ndahet përkohësisht në tre degë, për t'u bashkuar përsëri në një lumë të gjerë e të madh?

- Po.

Kështu u nda edhe kultura greko-romake, por mbijetoi pjesërisht nëpërmjet kulturës katolike romake në perëndim, pjesërisht në kulturën romake të lindjes dhe pjesërisht në kulturën arabe në jug. Edhe pse e thjeshtojmë shumë problemin, mund të themi se neoplatonizmi mbijetoi në perëndim, Platoni në lindje dhe Aristoteli tek arabët në jug. Por kishte edhe diçka të përbashkët tek të tria degët. Nga fundi i Mesjetës të tria degët u bashkuan në Italinë e Veriut. Ndikimi arab erdhi nga arabët në Spanjë dhe ndikimi grek nga Greqia dhe Bizanti. Kështu filloi "Rilindja", kultura antike filloi të lindë përsëri dhe, në njëfarë mënyre, mund të themi se kjo kulturë kishte mbijetuar Mesjetën e gjatë.

- E mora vesh.

- Mirëpo nuk do të shpejtohemi, le të flasim pak për filozofinë e Mesjetës, bija ime. Dhe nuk do të flas më nga podiumi. Do të zbres poshtë.

Sofia i kishte të rënduar sytë nga pagjumësia. Kur po shikonte murgun e çuditshëm që filloi të zbriste shkallët, iu duk se ishte në ëndërr.

Aberto vajti pranë altarit. Këtu qëndroi dhe i hodhi një vështrim altarit me kryqin e vjetër. Pastaj u kthye dhe me hapa të ngadalshëm u afrua dhe u ul në një bankë afër saj.

Ishte e çuditshme të ndodheshe kaq pranë tij. Poshtë kapuçit, Sofia pa një palë sy të zinj. Ata i takonin një burri mesatar nga mosha, me një mjekër të vogël.

Kush je ti? mendoi ajo. Çfarë kërkon në jetën time?

- Ne do të fillojmë të njihemi pak nga pak, - tha ai, sikur t'i kishte lexuar mendimet e saj.

Ndërsa rrinin ashtu, drita që hynte në kishë nga dritaret bëhej më e fortë, Alberto Knoksi filloi të tregojë për filozofinë e Mesjetës.

- Vërtetësinë e krishterimit disa filozofë të mesjetës as që e diskutonin, - filloi ai. - Pyetja shtrohej: a duhej t'i *besohej* plotësisht Apokalipsit, apo njeriu mund t'i afrohej të vërtetës kristiane edhe me ndihmën e arsyes? Si bëhej lidhja midis filozofëve grekë dhe shkrimeve të Biblës? Kishte ndonjë kontradiktë midis Biblës dhe arsyes dhe a ishte besimi në konkurencë me dijen? Afërsisht e gjithë filozofia mesjetare u mor gjithë kohën me këtë problem.

Sofia pohoi me kokë padashur. Ajo tashmë ishte përgjigjur për besimin dhe dijen në testin që kishin bërë në klasë në orën e fesë.

- Ne do të shohin se si e trajtuan këtë problem dy nga filozofët më të njohur të mesjetës, dhe do të fillojmë me *Augustinin*, që ka jetuar nga viti 354 deri në vitin 430. Në jetën e këtij personi ne do të studiojmë kalimin nga senantika (Antikiteti) në fillimin e Mesjetës. Augustini lindi në qytetin Tagastë të Afrikës së Veriut dhe, kur mbushi gjashtëmbëdhjetë vjeç, shkoi në Kartagjenë për studime. Më vonë udhëtoi në Romë dhe Milano dhe vitet e fundit të jetës së tij i kaloi si peshkop i qytetit Hipo, disa kilometra në perëndim të Kartagjenës. Por ai nuk ishte kristian gjatë gjithë jetës së tij. Augustini studioi shumë rryma filozofike dhe fetare para se të bëhej kristian.

- Mund të më japësh ndonjë shembull?

- Një periudhë ai ishte *manike*. Manikenët ishin një sekt fetar tipik për Antikitetin. Doktrina e tyre ishte gjysmëfetare, gjysmëfilozofike dhe këmbëngulte në faktin që bota ishte ndarë më dysh, midis të mirës dhe të keqes, errësirës dhe dritës, shpirtit dhe materies. Me shpirtin e tyre njerëzit ngriheshin mbi botën materiale dhe kështu përgatisnin bazën për shpëtimin e tij. Por ndarja e prerë midis të mirës dhe të keqes e shqetësonte Augustinin e ri. Ai u mor me atë që ne quajmë "problemi i së keqes". Me këtë kuptojmë pyetjen se nga vjen e keqja. Një kohë ai ishte nën ndikimin e stoikëve, dhe sipas filozofisë së tyre, midis së mirës dhe së keqes nuk kishte ndonjë ndarje të prerë. Mbi të gjitha ai u ndikua nga filozofia tjetër e rëndësishme e antikitetit, neoplatonizmi. Kjo e bëri të mendojë se çdo gjë në natyrë është hyjnore.

- Kështu, ai u bë një peshkop neoplatonik?

- Po, mund ta thuash këtë. Para së gjithash ai u bë kristian, por kristianizmi i tij kishte një gradë të lartë ndikimi platonik. Dhe për këtë, Sofi, për këtë duhet të kuptosh se nuk bëhet fjalë për ndonjë martesë dramatike me filozofinë greke, kur sapo kemi hyrë në Mesjetën e krishterë. Një pjesë e mirë e filozofisë greke u mbart në kohën e re prej etërve të tillë kishtarë si Augustini.

- Do të thuash se Augustini ishte pesëdhjetë për qind kristian dhe pesëdhjetë për qind neoplatonik?

- Natyrisht që ai vetë mendonte se ishte njëqind për qind kristian, por nuk pa ndonjë ndarje të prerë midis krishterimit dhe filozofisë së Platonit. Ai shikonte se ngjashmëria midis filozofisë së Platonit dhe doktrinës kristiane ishte aq e dukshme, saqë filloi të mendojë se ishte e pamundur që Platoni të mos kishte pasur njohuri për pjesët e shkëputura të *Testamentit të Vjetër*. Kjo sigurisht është shumë e dyshimtë. Ne mund të themi vetëm se ishte Augustini ai që e "kristianizoi" Platonin.

- Nuk i tha faleminderit dhe mirupafshim filozofisë, kur filloi të besojë tek kristianizmi?

- Ai thoshte se ka kufij, se sa thellë mund të futet arsyeja tek problemet fetare. Krishterimi është gjithashtu një mister hyjnor që mund t'i afrohemi vetëm nëpërmjet besimit. Kështu, besimi tek

krishterimi, bën që Zoti të "ndriçojë" shpirtin tonë dhe të ndiejmë një lloj njohurie të mbinatyrshme për Zotin. Vetë Augustini ndiente se kishte kufij se sa larg mund të shkojë filozofia. Vetëm kur u bë i krishterë i gjeti shpirti qetësi. "Shpirti ynë ishte i paqetë, derisa gjeti qetësi tek Ty", shkruan ai.

- Unë nuk mund të kuptoj se pse filozofia e Platonit nuk mund të shkojë me krishterimin, - tha Sofia. - Ç'ndodh me idetë e përjetshme.

- Augustini qëndron fort në atë që Zoti e krijoi botën nga asgjë dhe ky është një mendim i Biblës. Grekët parapëlqenin idenë se bota ka ekzistuar gjithnjë. Por ai mendonte që, përpara se Zoti të krijonte botën, vetë "ideja" ka pas qenë në mendjen e Zotit. Kështu që ai i vendosi idetë e Platonit tek Zoti dhe në këtë mënyrë, i shpëtoi nocionet platonike mbi idetë e përjetshme.

- Ishte i zgjuar.

- Po, kjo na tregon se Augustini dhe shumë etër të kishës kanë punuar shumë për t'i sjellë në një vijë mendimet greke dhe çifute. Ata ishin në njëfarë mënyre qytetarë të dy kulturave. Gjithashtu, në trajtimin filozofik të së keqes, Augustini është me neoplatonikët. Ashtu si Plotini, ai mendonte se e keqja ishte një "mungesë e Zotit". Ajo nuk ka ekzistencë, ajo është diçka që nuk është. Krijimtaria e Zotit është vetëm e mira. E keqja vjen nga mosbindja e njerëzve, mendonte Augustini. Ai thoshte: "E mira është punë e Zotit, e keqja është të dalësh jashtë nga puna e Zotit".

- A mendonte ai se njerëzit gjithashtu kanë shpirt të shenjtë?

- Po dhe jo. Augustini mendonte se ka një ndarje të pakapërcyeshme midis Zotit dhe tokës. Këtu ai qëndron fort pas themelit të Biblës dhe mohon doktrinën e Plotinit që gjithçka është një. Por ai gjithashtu nënvizon se njerëzit janë qenie me shpirt. Ata kanë një trup që i takon botës materiale, por kanë edhe një shpirt që mund ta njohë Zotin.

- Ç'ndodh me shpirtin, kur njerëzit vdesin?

- Sipas Augustinit, e gjithë raca njerëzore është e humbur pas mëkatit të Adamit. Megjithatë, Zoti ka vendosur që disa njerëz do të shpëtojnë nga humbja e përjetshme.

- Unë mendoj se shumë mirë mund të kishte vendosur që asnjë të mos humbiste, - ndërhyri Sofia.

- Në këtë pikë Augustini u mohon njerëzve të drejtën për të kritikuar Zotin. Këtu ai i referohet asaj që Pali shkroi në letrën drejtuar romakëve:

Si guxojmë ta kritikojmë Perëndinë? A i thotë vepra krijuesit të vet:

Përse më ke krijuar kështu? Mendo për poçarin, ai ka të drejtë ta përdorë daltën e tij ashtu si i pëlqen.

- Kështu pra, Zoti rri lart në qiell dhe luan me njerëzit dhe kur është i pakënaqur me ndonjë, e hedh menjëherë mënjanë.

- Augustini thotë se asnjeri nuk e meriton shpëtimin nga Zoti. Megjithatë, Zoti i ka zgjedhur ata që do të shpëtojë nga humbja. Për atë nuk është e fshehtë se kush do të shpëtojë dhe kush do të humbasë. Kjo është vendosur më parë. Ne jemi baltë në duart e Zotit. Ne jemi plotësisht të varur nga falja e tij.

- Në njëfarë mënyre, ai shkon pas, në besimin tek fati.

- Ka diçka, por Augustini nuk u heq njerëzve përgjegjësinë për jetën. Ai këshillon të jetojmë në mënyrë të tillë që ta ndiejmë se jemi midis të zgjedhurve, sepse nuk e mohon që kemi vullnet të lirë. Por, Zoti ka "paravendosur" se si do të jetojmë ne.

- A nuk është pak si e padrejtë? - pyeti Sofia. - Sokrati mendonte se të gjithë njerëzit i kanë njëlloj mundësitë, sepse të gjithë kanë të njëjtën arsye. Por Augustini i ndan njerëzit në dy grupe: një grup është i shpëtuar, ndërsa tjetri i humbur.

- Po, por teologjia e Augustinit është larg nga humanizmi i Athinës dhe nuk është Augustini që e ndan njerëzimin në dy grupe. Këtu ai i referohet mësimeve të Biblës për shpëtimin dhe humbjen. Këto ai i parashtron në një vepër të madhe, që quhet "Mbi qytetin e Zotit".

- Më trego!

- Shprehja "Qyteti i Zotit" ose "Mbretëria e Zotit" vjen nga Bibla dhe mësimet e Jezusit. Augustini mendonte se historia njerëzore është një luftë midis "Qytetit të Zotit" dhe "Qytetit të tokës". Dy qytetet nuk janë qytete politike të ndarë në mes tyre. Ata luftojnë për zotërimin e çdo personi të veçantë. Megjithatë, "Qyteti i Zotit" është pak a

shumë i pranishëm në kishë, ndërsa "Qyteti i tokës" është i pranishëm tek shteti, për shembull, tek Perandoria Romake, e cila po shkonte drejt shkatërrimit pikërisht në kohën e Augustinit. Ky koncept filloi të duket edhe më qartë, pak nga pak, në Mesjetë, kur kisha dhe shteti filluan luftën për dominim. "Nuk ka shpëtim jashtë kishës", u tha atëherë. "Qyteti i Zotit" i Augustinit, më së fundi, u identifikua me kishën. Deri në kohën e Reformacionit në vitet 1500, nuk pati asnjë protestë kundër mendimit se njerëzit mund ta marrin shpëtimin vetëm nëpërmjet kishës.

- Paska qenë në kohë!

- Ne mund të nënvizojmë se Augustini ishte filozofi i parë që e ka futur *historinë* në filozofi. Lufta midis së mirës dhe së keqes, ishte pa dyshim diçka e re. E reja është se kjo luftë zhvillohet në histori. Në këtë aspekt, nuk ka shumë platonizëm në veprën e Augustinit. Këtu ai qëndron fort në linjën e historisë që shohim tek *Testamenti i Vjetër*. Mendimi është që Zotit i duhet e gjithë historia, për të realizuar Mbretërinë e Tij. Historia është e nevojshme për të edukuar njerëzit dhe për të shkatërruar të keqen, ose për ta thënë me fjalët e Augustinit: "Parashikimi hyjnor e udhëheq historinë njerëzore, prej Adamit deri në fund të historisë, sikur të ishte historia e një njeriu të vetëm, prej fëmijërisë deri në pleqëri".

Sofia i hodhi një sy orës.

- Ora është tetë, duhet të largohem, - tha ajo.

- Por më parë do të tregoj për një filozof tjetër të madh të Mesjetës. Shkojmë ulemi jashtë?

Albertua u ngrit nga banka. Ai bashkoi shuplakat dhe filloi të ecë gjatë korridorit të kishës. Dukej sikur i lutej Zotit dhe meditonte thellë për ndonjë të vërtetë shpirtërore. Sofia i vajti pas duke menduar se nuk kishte zgjidhje tjetër.

Jashtë vazhdonte të qëndronte një mjegull e hollë. Dielli kishte kohë që ishte ngritur lart, por ende nuk po e çante dot shtresën e reve të mëngjesit. Kisha e Marisë ndodhej në periferi të pjesës së vjetër të qytetit.

Albertua u ul në një bankë përpara kishës. Sofia po mendonte se

çfarë do të ndodhte, po të kalonte ndonjë njeri aty afër. Nuk ishte gjë e zakonshme të uleshe në një bankë në orën tetë të mëngjesit dhe fakti që ishte ulur me një murg mesjetar, nuk e përmirësonte gjendjen.

- Ora është 8.00, - filloi ai. - Kanë kaluar rreth katërqind vjet që prej Augustinit dhe tani fillon dita e gjatë e shkollës. Që tani deri në orën 10.00, janë shkollat e manastireve që kanë monopolin e arsimit. Midis orës 10.00 dhe 11.00, shfaqen shkollat e para të katedraleve dhe në orën 12.00, universitetet e para. Prandaj u ndërtuan tani katedralet e mëdha gotike. Edhe kjo kishë është ndërtuar rreth viteve 1200, pra në Mesjetën e vonë. Këtu qyteti nuk ngriti ndonjë katedrale të madhe.

- Dhe as që ishte e nevojshme, - tha Sofia. - Një kishë bosh nuk më pëlqen fare.

- Por katedralet e mëdha nuk u ngritën vetëm për kongregacionet e mëdha. Ato u ngritën për lavdinë e Zotit dhe ishin në vetvete një lloj shërbimi ndaj Tij. Por ishte edhe diçka tjetër që ndodhi në Mesjetën e vonë dhe kjo ka një interes të veçantë për filozofë si ne.

- Më trego!

Alberto vazhdoi:

- Në këtë kohë ndikimi e arabëve të Spanjës filloi të bëjë të vetën. Gjatë gjithë Mesjetës arabët patën një traditë të gjallë Aristoteliane. Nga fundi i viteve 1100, filluan të vijnë në Italinë e veriut shkollarë arabë të ftuar nga fisnikët e atjeshëm. Kështu, u bënë të njohura shumë shkrime të Aristotelit dhe pak nga pak u përkthyen, nga greqishtja dhe arabishtja, në latinisht. Kjo ngjalli një interes të ri për problemet e shkencave të natyrës. Prandaj u rihap problemi i marrëdhënieve të mësimeve kristiane me filozofinë greke. Në problemin e shkencave të natyrës, nuk dolën jashtë Aristotelit. Mirëpo kur duhej dëgjuar filozofi dhe kur duhej mbajtur Bibla ekskluzivisht? E kupton këtë gjë?

Sofia tundi kokën, kështu që murgu vazhdoi:

- Filozofi më i madh i Mesjetës së vonë ishte *Tomas Akuinas*, që jetoi nga 1225 deri 1274. Ai ishte nga qyteti i vogël Akuino, midis Romës dhe Napolit, por punonte edhe si mësues në Universitetin e Parisit. Unë e quaj "filozof", por ai ishte më tepër teolog. Në fakt, ndonjë ndarje të madhe midis filozofisë dhe teologjisë nuk kishte në

atë kohë. Fare shkurt do të shohim se si Tomas Akuinasi e kristianizoi Aristotelin, ashtu si Augustini kishte kristianizuar Platonin në fillim të Mesjetës.

- A nuk është pak si çudi të kristianizosh filozofë që kanë jetuar qindra vjet para Krishtit?

- Mund ta thuash këtë. Por me "kristianizim" të filozofëve të mëdhenj grekë kuptojmë interpretimin dhe shpjegimin, në mënyrë të tillë që të mos përbënin ndonjë rrezik për doktrinën kristiane. Për Tomas Akuinasin në këtë rast thuhet se e "kapi demin prej brirësh".

- Nuk e dija që filozofia kishte të bënte me toreadorët.

- Tomas Akuinasi ishte midis atyre që u përpoqën ta bashkojnë filozofinë e Aristotelit me krishterimin. Ne themi se ai bëri sintezën e besimit dhe dijes dhe e bëri këtë duke hyrë thellë në filozofinë e Aristotelit dhe duke u kapur pas fjalëve të tij.

- Ose pas brirëve. Fatkeqësisht, nuk kam fjetur mirë mbrëmë dhe kam frikë se duhen shpjegime të mëtejshme.

- Tomas Akuinasi mendonte se nuk kishte kundërshtim midis asaj që thotë filozofia ose arsyeja, me atë që thotë doktrina dhe besimi kristian. Shpesh ato na thonë të njëjtën gjë, prandaj, me ndihmën e arsyes, i afrohemi të vërtetave të njëjta që lexojmë në Bibël.

- Si është e mundur? A mundet që arsyeja të na thotë se Zoti e krijoi botën në gjashtë ditë, ose që Jezusi është biri i Zotit?

- Jo, të vërteta të tilla fetare ne i marrim vetëm nëpërmjet besimit dhe doktrinës kristiane. Por Akuinasi mendonte se mund të ketë gjithashtu edhe një varg të vërtetash të natyrshme teologjike. Me këtë ai kuptonte të vërteta të tilla që mund të arrihen nëpërmjet besimit kristian dhe arsyes sonë të lindur ose natyrale. Një e vërtetë e tillë është, për shembull, që Zoti ekziston. Kështu, Akuinasi mendonte se ka dy rrugë për tek Zoti. Njëra rrugë është nëpërmjet besimit dhe doktrinës kristiane, rruga tjetër është nëpërmjet arsyes dhe shqisave. Nga këto, ajo e besimit dhe doktrinës kristiane është më e sigurta, sepse është më lehtë të humbasësh rrugën duke i besuar vetëm arsyes. Akuinasi thekson edhe se nuk është e nevojshme të ketë ndonjë konflikt midis filozofëve si Aristoteli dhe doktrinës kristiane.

- Kështu që ne duhet të zgjedhim. Të besojmë Aristotelin apo të besojmë Biblën?

- Jo, jo. Aristoteli shmanget pak nga rruga, sepse ai nuk e njihte doktrinën kristiane. Por të shmangesh pak nga rruga nuk do të thotë se ke marrë rrugë të gabuar. Nuk është gabim, për shembull, të thuash se Athina gjendet në Evropë. Por nuk është shumë e saktë. Në qoftë se në një libër lexon se Athina është një qytet evropian, do të ishte mirë të hapësh gjithashtu edhe një libër gjeografie. Aty e gjen të vërtetën të plotë: Athina është kryeqyteti i Greqisë, që është një vend në juglindje të Evropës, po të jesh me fat gjen edhe pak informacion për Akropolin, për të mos përmendur Sokratin, Platonin dhe Aristotelin!

- Por edhe të dhënat e para për Athinën ishin të vërteta.

- Sigurisht. Kryesore për Akuinasin ishte të dinte se kishte vetëm një të vërtetë. Kur Aristoteli na tregon diçka që arsyeja na thotë se është e vërtetë, kjo nuk është në kundërshtim me mësimet kristiane. Një pjese të së vërtetës mund t'i afrohemi me ndihmën e arsyes dhe perceptimit të shqisave, dhe këto janë të vërtetat që u referohet Aristoteli, kur përshkruan mbretërinë e bimëve dhe të kafshëve. Pjesën tjetër të së vërtetës Zoti e thotë nëpërmjet Biblës. Të dyja pjesët e së vërtetës puqen në shumë pika të rëndësishme. Aty gjen një sërë problemesh, ku Bibla dhe arsyeja na thonë pikërisht të njëjtën gjë.

- Për shembull, se Zoti ekziston?

- Pikërisht. Edhe filozofia e Aristotelit e pranon ekzistencën e Zotit ose shkakun e parë, që vuri të gjitha proceset natyrore në lëvizje. Por ai nuk jep përshkrime të mëtejshme të Zotit. Për këtë gjë duhet të mbështetemi plotësisht tek Bibla dhe mësimet e Jezusit.

- Je kaq i sigurt se me të vërtetë ka Zot?

- Kjo me siguri që mund të diskutohet. Në ditët e sotme shumë njerëz mendojnë se arsyeja nuk është në gjendje të provojë të kundërtën. Akuinasi shkoi më larg. Ai besonte se mbi bazën e filozofisë së Aristotelit, mund të provonte ekzistencën e Zotit.

- Nuk është keq.

- Arsyeja na thotë se gjithçka rreth nesh duhet ta ketë një "shkak të parë", thoshte ai. Zoti u është shfaqur dhe drejtuar njerëzve nëpërmjet Biblës dhe arsyes. Kështu gjejmë një "teologji fetare" dhe një "teologji natyrale". E njëjta gjë ndodh edhe me moralin. Ne mund të lexojmë në Bibël se si do Zoti që të jetojmë ne. Zoti na ka dhënë

edhe një ndërgjegje, e cila është në gjendje që të zgjedhë midis së mirës dhe së keqes në baza "natyrale". Ka gjithashtu "dy rrugë" për jetën morale. Ne e dimë se nuk është mirë t'u bësh keq të tjerëve, edhe sikur të mos jetë shkruar në Bibël që "ti duhet të sillesh me të afërmin tënd, ashtu si do të doje që i afërmi tënd të sillej me ty". Edhe këtu, rruga më e sigurt është të ndjekësh porositë e Biblës.

- Mendoj se e kam kuptuar, - tha Sofia. - Njeriu e di që vjen furtuna, kur shikon shkreptimën dhe dëgjon bubullimën.

- Ashtu është. Edhe po të jemi qorruar, e dëgjojmë furtunën. Edhe po të jemi të shurdhër, e shikojmë atë . Më e mira është sigurisht që ta shohësh dhe ta dëgjosh. Nuk ka ndonjë *kundërshti* midis asaj që shohim dhe asaj që dëgjojmë. Përkundrazi, të dy shprehjet plotësojnë njëra-tjetrën.

- E kuptoj.

- Më lejo të shtoj një kuadër tjetër. Kur lexojmë një roman, ta zëmë "Viktorian" e Knut Hamsunit...

- Në fakt e kam lexuar...

- A nuk merr disa të dhëna për shkrimtarin, kur lexon romanin e tij?

- Mund të them që këtë libër e ka shkruar një shkrimtar.

- Nuk di diçka më tepër për të?

- Ai e shikon dashurinë me një sy tepër romantik.

- Kur e lexon këtë roman, që është një krijim i Hamsunit, formon gjithashtu edhe një mendim mbi natyrën e Hamsunit. Por aty mos prit të gjesh të dhëna personale për shkrimtarin. A mund të kuptosh nga leximi i "Viktorias", se sa vjeç ka qenë shkrimtari kur e ka shkruar, ku banonte, ose sa fëmijë kishte ai?

- Sigurisht që jo.

- Të dhëna të tilla i gjen në biografinë e Knut Hamsunit. Vetëm një biografi e tillë, ose autobiografi, të bën të njihesh më afër me shkrimtarin si *person*.

- Po, kjo është e vërtetë.

- Pak a shumë, kështu janë edhe marrëdhëniet midis krijimtarisë së Zotit dhe Biblës. Mjafton t'i hedhësh një sy natyrës, që të kuptosh se ka Zot. Mund ta shohësh shumë lehtë që Ai i do lulet dhe kafshët, edhe sikur të mos i ketë krijuar Ai. Por njohuritë për Zotin si person,

i marrim vetëm nga Bibla, ose "Autobiografia" e Tij.

- Jeni i mirë në zgjedhjen e shembujve.

- Mmmm...

Për herë të parë Albertua u ul dhe po mendonte pa u përgjigjur.

- A ka të bëjë me Hilden e gjithë kjo?

Sofia nuk mundi ta përmbante pyetjen.

- Ne nuk e dimë a ka në të vërtetë ndonjë "Hilde".

- Por ne shohim aty-këtu ndonjë gjurmë të saj. Kartolina, një shall, një kuletë jeshile, një çorape...

Albertua tundi kokën.

- Duket sikur është babai i Hildes që vendos se sa gjurmë do të lërë. Deri tani ne dimë vetëm se është një person që ka dërguar kartolinat. Do të doja që ai të shkruante edhe për veten. Por kësaj çështje do t'i kthehemi më vonë.

- Ora është dymbëdhjetë. Duhet të kthehem në shtëpi, para se ta mbyllim Mesjetën.

- Do ta mbyllim duke thënë disa fjalë se si Tomas Akuinasi e përshtati filozofinë e Aristotelit në të gjitha fushat ku ajo nuk ishte në kundërshtim me teologjinë kishtare. Dhe këtu futet logjika e tij, filozofia e njohurive dhe jo më pak filozofia e tij natyraliste. Të kujtohet se si e përshkruan Aristoteli shkallën progresive nga bimët dhe kafshët, deri tek njerëzit?

Sofia tundi kokën.

- Aristoteli mendonte se kjo shkallë tregonte për një Zot që kishte një lloj maksimumi të ekzistencës. Kjo skemë ishte lehtë t'i përshtatej teologjisë kristiane. Sipas Akuinasit, ka një shkallë progresive të ekzistencës nga bimët dhe kafshët deri tek njeriu, nga njeriu deri tek engjëjt dhe nga engjëjt tek Zoti. Njerëzit, ashtu dhe kafshët, kanë trupin dhe organet e shqisave, por njerëzit kanë edhe një arsye. Engjëjt nuk kanë trup dhe të tilla organe dhe për këtë ata kanë një inteligjencë spontane të menjëhershme. Ata nuk "mendojnë" si njerëzit dhe nuk arsyetojnë për përfundimin. Ata dinë gjithçka që dinë njerëzit, pa e mësuar atë hap pas hapi si ne dhe nuk vdesin asnjëherë, sepse nuk kanë trup. Ata nuk janë të përjetshëm si Zoti, sepse janë krijuar dikur nga Zoti, por nuk kanë trup nga i cili të shkëputen, dhe për këtë nuk vdesin.

- Duket e çuditshme, kur e dëgjon.

- Mbi engjëjt mbretëron Zoti. Ai mund të shohë e të dijë gjithçka vetëm me një vizion koherent.

- Kështu që ai na shikon ne.

- Po, ndoshta na shikon, por jo "tani". Për Zotin nuk ekziston koha, ashtu si për ne. "Tani" e jona, nuk është "tani" e Zotit. Kur kalojnë disa javë për ne, nuk do të thotë që edhe për Zotin kanë kaluar disa javë.

- Kjo është e frikshme, - i shpëtoi Sofies.

Ajo vuri njërën dorë tek goja. Albertua po e vështronte dhe Sofia vazhdoi:

- Kam marrë një kartolinë të re nga babai i Hildes. Ai shkruan diçka të tillë: Në qoftë se për Sofien kalon një javë ose dy, nuk do të thotë që ka kaluar e njëjta kohë edhe për ne. Është afërsisht e njëjta gjë që the ti për Zotin.

Sofia mundi të kapte një lëvizje nervoze në fytyrën poshtë kapuçit bojëkafe.

- Atij duhet t'i vijë turp nga vetja!

Sofia nuk e kuptoi se çfarë do të thoshte ai me këtë shprehje. Alberto vazhdoi:

- Për fat të keq, Tomas Akuinasi, përshtati edhe mendimet e Aristotelit për gratë. Të kujtohet ndoshta që Aristoteli ka thënë se gruaja është një burrë i pambaruar tërësisht. Prandaj ai mendonte se fëmijët marrin karakteristikat e babait dhe kjo sipas tij, sepse gratë janë pasive dhe marrëse ndërsa burrat janë aktivë dhe formues. Mendime të tilla, sipas Akuinasit, përputhen me fjalët e Biblës, për shembull, thënia se gruaja është krijuar nga brinja e burrit.

- S'ka kuptim!

- Më duhet të vë në dukje këtu, se vezët e sisorëve u studiuan për herë të parë në vitin 1827. Për këtë ndoshta nuk ishte aq e çuditshme që mendohej se burri ishte formues dhe jetëdhënës në riprodhim. Ne duhet të mbajmë shënim se, sipas Akuinasit, është e natyrshme që gruaja të jetë më poshtë se burri. Shpirti i gruas është i njëjtë me atë të burrit. Në qiell ka barazi gjinore, thjesht sepse atje ndryshimet fizike gjinore, pushojnë së qeni.

- Tingëllon bukur. Nuk kishte ndonjë filozofe në Mesjetë?

- Jeta kishtare në Mesjetë ishte kryesisht e mbizotëruar nga burrat, por kjo nuk do të thotë se nuk kishte gra mendimtare. Një nga ato ishte *Hildegard av Bingen*...

Sofia hapi sytë:

- Mos ka të bëjë gjë me Hilden?

- Meqenëse pyete. Hildegardja jetoi si murgeshë në luginën e Rinit prej vitit 1098 deri në vitin 1179. Megjithëse ishte grua, ajo punonte si predikuese, shkrimtare, mjeke, botaniste dhe shkencëtare. Ajo ndoshta është një simbol që na tregon se sa praktike ishin gratë që merreshin me shkencë në Mesjetë.

- Të pyeta a kishte të bënte me Hilden.

- Ka ekzistuar një besim i vjetër çifut dhe kristian që besonte se Zoti nuk ishte vetëm burrë. Ai kishte edhe një anë femërore të quajtur "nëna natyrë", sepse edhe gratë janë krijuar sipas shëmbëlltyrës së Zotit. Në greqisht kjo anë femërore e Zotit quhet *Sofia*. Sofia ose Sofie, do të thotë dituri.

Sofia tundi kokën e dorëzuar. Si nuk ia kishte thënë njeri këtë? Pse nuk kishte pyetur asnjëherë?

Albertua vazhdoi:

- Si tek çifutët ashtu edhe tek kisha greko-ortodokse, Sofia, ose nëna natyrë e Zotit, luante një rol të veçantë në Mesjetë. Në perëndim ajo u harrua, por ja ku vjen Hildegardja. Ajo tregonte se Sofia i dilte asaj në vizione e veshur me një tunikë ari të qëndisur me xhevahirë...

Tani Sofia u ngrit nga banka ku ishte ulur. Ajo e kishte parë vetë Hildegarden në vizione...

- Ndoshta unë i shfaqem Hildes.

Ajo u ul përsëri. Për të tretën herë Alberto i vuri dorën në sup.

- Kjo është një gjë që duhet parë, por ora po shkon 1.00. Duhet të shkosh të hash mëngjes dhe një ditë tjetër do të shohim një epokë të re. Unë do të të thërras në takim për Rilindjen. Hermesi do të vijë të marrë në kopsht.

Me kaq murgu i çuditshëm u ngrit dhe filloi të ecë në drejtim të kishës. Sofia qëndroi ulur duke menduar për Hildegarden dhe Sofinë, Hilden dhe Sofien. Befas një e dridhur i përshkoi trupin. Ajo u ngrit dhe vrapoi pas mësuesit të filozofisë të veshur me rroba murgu.

- Mos jetonte edhe ndonjë Alberto në Mesjetë?

Alberto u përmend nga mendimet në të cilat kishte rënë, ktheu kokën dhe tha:

- Tomas Akuinasi kishte një mësues filozofie të njohur. Ai quhej Alberti i Madh...

Pastaj ai u fut në portën e kishës së shën Mërisë dhe u zhduk.

Sofia nuk u dorëzua me kaq. Ajo hyri brenda në kishë, por kisha ishte krejtësisht bosh. Mos kishte dalë nëpërmjet murit?

Kur po dilte jashtë, i vajtën sytë tek piktura e Marisë. Ajo iu afrua pikturës dhe po e vrojtonte me vëmendje. Befas dalloi një pikë ujë në njërin sy të pikturës. Mos ishte lot?

Sofia doli me vrap nga kisha dhe vrapoi për në shtëpi tek Joruni.

## RILINDJA

### *...o gjini hyjnore me veshje njerëzore...*

Joruni po rrinte para shtëpisë së saj të verdhë, kur Sofia rreth orës një e gjysmë u duk në hyrje të kopshtit duke marrë frymë me zor.

- Nga humbe kështu për më tepër se dhjetë orë? - i shfryu Joruni.

Sofia pohoi me kokë.

- Kisha humbur për afro një mijë vjet, - i tha.
- Po nga ishe kështu?
- Kisha takim me një murg të Mesjetës. Tip i çuditshëm!
- Mos ke luajtur. Nëna jote telefonoi para gjysmë ore.
- Çfarë i the?
- Që kishe vajtur në dyqan.
- Po ajo?
- Tha se duhet t'i telefonosh kur të kthehesh. Më keq ishte me nënën dhe babanë tim që erdhën në dhomë me kakao dhe biskota dhe panë krevatin bosh.
- Çfarë ju the?
- Ishte vërtet keq puna. U thashë që kishe ikur në shtëpi sepse ishim zemëruar me njëra-tjetrën.
- Eja të pajtohemi përsëri, kështu që ata të mos kenë mundësi të bisedojnë për këtë me mamanë time. Thua se do t'ia hedhim kësaj here?

Joruni ngriti supet. Momentin tjetër u duk në kopsht babai i Jorunit me një karrocë dore. Kishte veshur një palë kominoshe dhe po merrej me pastrimin e gjetheve të rëna në tokë.

- Jeni përsëri shoqe? - tha ai. - Nuk kam lënë asnjë gjethe pa pastruar.
- Shumë mirë, - tha Sofia. - Ndoshta e pimë tani kakaon që do ta pinim në krevat.

Babai qeshi me zor dhe kjo e bëri Jorunin me mornica. Flitej më lirisht në shtëpinë e Sofies, sesa në shtëpinë e këshilltarit financiar,

Ingebrigtsen, dhe gruas së tij.

- Më fal Jorun, por e kam për detyrë të marr pjesë edhe unë në mbulimin që i bëre problemit.

- Do më tregosh ndonjë gjë?

- Në qoftë se vjen me mua në shtëpi, sepse nuk është as për veshët e këshilltarit financiar dhe as për kukullën e tij.

- Pse flet kështu. Mos ndodh më mirë me martesat e tjera, ku një nga partnerët hidhet në det?

- Me siguri jo, por unë pothuajse nuk kam fjetur mbrëmë dhe kam filluar të dyshoj se Hilde i shikon të gjitha ato që bëjmë ne.

Ato kishin filluar të ecnin nëpër rrugën e Tërfilit.

- Mendon se i shikon të gjitha?

- Ndoshta po, ndoshta jo.

Dukej qartë se Joruni nuk ishte fort entuziaste për gjithë këtë të fshehtë.

- Por kjo nuk e sqaron faktin se pse babai i saj dërgon gjithë ato kartolina të çmendura, në një shtëpizë të humbur në mes të pyllit.

- E pranoj se kjo është një pikë e dobët.

- Nuk do të më thuash se ku ke qenë?

Ajo filloi t'i tregojë. I tregoi edhe për kursin e fshehtë të filozofisë. Ajo e bëri Jorunin të betohej me zë të lartë se gjithçka do të mbetej midis tyre.

Ato ecën gjatë pa thënë asnjë fjalë.

- Mua nuk më pëlqen kjo gjë, - tha Joruni, kur iu afruan shtëpisë së Sofies.

Ajo qëndroi para portës së Sofies dhe la të kuptohet se do të kthehej mbrapsht.

- Asnjeri nuk të detyron për këtë. Filozofia nuk është ndonjë lojë e rrezikshme. Ajo merret me probleme të tilla si kush jemi ne dhe nga vijmë. Mendon se mësojmë mjaft për këtë gjë në shkollë?

- Sidoqoftë, asnjeri nuk di t'i përgjigjet këtyre pyetjeve.

- Por ne as që kemi mësuar si t'i formulojmë ato.

Dreka e priste Sofien mbi tavolinë, kur hyri në kuzhinë. Nuk u bë ndonjë koment se pse nuk mori në telefon nga Joruni.

Pasi hëngri e ndjeu se duhet të flinte pasdite. Ajo tha se nuk

kishte fjetur pothuajse fare tek Joruni, gjë që nuk ishte e pazakontë kur shkon si mysafir.

Para se të binte në krevat qëndroi një copë herë para pasqyrës së madhe që e kishte varur në mur. Fillimisht, pa vetëm fytyrën e saj të nxirë e të lodhur, por pas fytyrës së saj filluan të ravijëzoheshin konturet e dobëta të një fytyre tjetër.

Sofia mori dy herë frymë thellë. Nuk duhet të shihte gjëra të tilla tani.

Ajo studioi konturet e mprehta të fytyrës së saj të rrethuar nga flokë të zinj, që nuk ishin krijuar për tjetër frizurë veç asaj të nënës natyrë, por pas kësaj fytyre doli fytyra e një vajze tjetër.

Befas, vajza tjetër filloi të përpëlisë të dy sytë me shpejtësi. Të krijohej përshtypja se ajo e bënte këtë gjë vetëm për të treguar se me të vërtetë ndodhej në anën tjetër të pasqyrës. Kjo zgjati vetëm pak sekonda. Pastaj u zhduk.

Sofia u ul në krevat. Nuk kishte asnjë dyshim se ishte fytyra e Hildes, ajo që kishte parë në pasqyrë. Vetëm për pak sekonda e kishte parë fytyrën e saj në fletëhyrjen e shkollës tek shtëpiza e majorit. Duhet të ketë qenë e njëjta vajzë, ajo që pa në pasqyrë.

A nuk ishte e çuditshme që ajo provonte gjëra të tilla vetëm kur ishte tmerrësisht e lodhur? Kjo do të thotë, që, në fund të fundit, duhet të pyesë veten se mos ka parë ëndërr.

Sofia rregulloi rrobat mbi karrige dhe u fut në krevat. E zuri gjumi menjëherë dhe pa një ëndërr të çuditshme.

Ajo pa në ëndërr sikur rrinte në një kopsht që zbriste drejt një moli të kuq. Në një vend të molit rrinte një vajzë flokartë që shikonte në ujë. Sofia vajti dhe u ul në krah të saj. Dukej që vajza e huaj nuk e vuri re që ishte aty. “Unë quhem Sofie”, e prezantoi veten ajo. Por e huaja nuk mundi ta dëgjonte dhe as ta shikonte. “Ti as dëgjon dhe as shikon”, i tha Sofia. Vajza e huaj ishte vërtet e shurdhër kur i fliste Sofia. Papritur, Sofia dëgjoi një zë që thirri “Hilde!”. Menjëherë vajza kërceu nga vendi ku ishte dhe vrapoi drejt shtëpisë. Pra ajo nuk mund të ishte e shurdhër dhe qorre. Nga shtëpia doli një burrë mesatar nga mosha dhe vrapoi në drejtim të saj. Ai kishte uniformë dhe beretë blu. Vajza e huaj iu hodh në qafë dhe burri e rrotulloi dy herë. Sofia vuri re një kryq të artë me zinxhir tek vendi ku kishte ndenjur vajza.

Ajo e mori në dorë dhe këtu i doli gjumi.

Sofia pa orën. Kishte fjetur dy orë. Tani u ul në krevat dhe po mendonte për ëndrrën e çuditshme. Ajo ishte aq reale dhe e qartë, saqë asaj i dukej si e vërtetë. Sofia ishte e sigurt që shtëpia dhe vendi ku vajza rrinte ulur në ëndërr gjendeshin me të vërtetë diku. Nuk ngjanin me pikturën tek shtëpiza e majorit? Sidoqoftë, nuk kishte asnjë dyshim se vajza në ëndërr ishte Hilde Møller Knag dhe burri ishte babai i saj, që kishte ardhur në shtëpi nga Libani. Në ëndërr ai të kujtonte pak Alberto Knoksin...

Kur Sofia u ngrit për të rregulluar krevatin, gjeti nën jastëk një kryq të artë me zinxhir. Në anën e pasme të kryqit ishin gdhendur tre shkronja "HMK".

Nuk ishte hera e parë që Sofia gjente në ëndërr sende me vlerë, por ishte hera e parë që ajo e sillte atë me vete nga ëndrra.

- Ta marrë e mira! - thirri me zë të lartë.

Ishte aq e zemëruar, saqë hapi dollapin dhe e hodhi varësen e çmuar lart fare, bashkë me shallin, çorapen e bardhë dhe kartolinat nga Libani.

Mëngjesin tjetër Sofia u ngrit dhe u gjend para një tryeze të shtruar me simite të ngrohta, lëng portokalli, vezë dhe sallatë italiane. Nuk ndodhte shpesh që e ëma të ngrihej para Sofies të dielave në mëngjes, por kur ndodhte, asaj i pëlqente t'i përgatiste Sofies një mëngjes të mirë, para se ta zgjonte.

Duke ngrënë e ëma tha:

- Është një qen i huaj në kopsht. Ka gjithë mëngjesin që vjen vërdallë andej nga gardhi i vjetër. Di gjë se ç'bën atje?

- Oj, po, - i shpëtoi Sofies, që e mbylli gojën me po atë shpejtësi që e hapi.

- Ka qenë edhe më parë këtu ai qeni?

Sofia ishte ngritur dhe kishte vajtur tek dritarja e dhomës që shikonte nga kopshti i madh. Dukej sikur po mendohej. Hermesi ishte shtrirë para hyrjes së vendit sekret.

Ç'mund të thoshte? Nuk i erdhi në mendje ndonjë përgjigje, para se e ëma të gjendej përkrah saj.

- Pyeta a ka qenë më parë këtu?

- Me siguri do të ketë fshehur ndonjë kockë aty, kështu që është kthyer të marrë thesarin e tij. Qentë kanë kujtesë...

- Ndoshta, Sofi. Ti je më e fortë se unë në psikologjinë e kafshëve.

Sofia mendonte si në ethe.

- Po e çoj në shtëpinë e tij, - tha ajo më në fund.

- E di se ku banon?

Ajo ngriti supet.

- Do të ketë me siguri ndonjë rrip me adresën në qafë.

Dy minuta më vonë Sofia ishte në kopsht. Kur e vuri re, Hermesi erdhi duke vrapuar dhe filloi të hidhej rreth saj.

- Hermesi është qen i mirë, - i tha Sofia.

Ajo e dinte se e ëma ishte në dritare. Vetëm andej nga vendi i fshehtë të mos shkojë, por qeni u drejtua nga rrugica e shtëpisë dhe kërceu mbi portën e gardhit.

Pasi Sofia mbylli portën, Hermesi vazhdoi të ecë disa metra para saj. Për njëfarë kohe ecën në rrugën e vilave. Sofia dhe Hermesi nuk ishin të vetmit që kishin dalë për shëtitje atë të dielë. Familje të tëra ishin jashtë dhe shëtisnin. Sofia ndihej jo fort në rregull.

Qëllonte që Hermesi shkonte pas ndonjë qeni tjetër ose pas ndonjë gardhi, por sapo Sofia i thërriste "këtu", ai vinte menjëherë në krah të saj.

Kaluan një fushë të vjetër ushtrimesh, një shesh lojërash dhe një shesh tjetër. Tani u futën në një zonë me trafik. Këtu vazhduan në një rrugë me trolejbuse poshtë qytetit.

Me të mbërritur në qendër, Hermesi mori për nga sheshi i madh drejt rrugës së kishës. Këtu dolën në pjesën e vjetër të qytetit me masivet e ndërtesave të fillimit të shekullit të njëzetë, ora po shkonte 1.30. Tani ishin në anën tjetër të qytetit. Sofia nuk kishte qenë shpesh këtej. Kur ishte e vogël, kishte qenë vetëm një herë për vizitë tek një teze e vjetër, që banonte në njërën prej këtyre rrugëve.

Shpejt dolën në një shesh të vogël në mes të disa ndërtesave të vjetra. Ky quhej Sheshi i ri, edhe pse dukej i vjetër. Edhe vetë qyteti ishte i vjetër, ai ishte themeluar dikur në Mesjetë.

Hermesi vajti tek numri 14 dhe priti derisa Sofia hapi derën. Ajo ndiente një si shpim në stomak.

Brenda në korridor në njërën faqe të murit ishin kutitë postare.

Sofia dalloi një kartolinë të kapur në njërën nga kutitë e sipërme. Mbi kartolinë ishte një vulë e postës që thoshte se adresa e marrësit ishte e panjohur. Marrësi ishte "Hilde Møller Knag. Sheshi i Ri 14...". Vula mbante datën 15 qershor. Duheshin edhe dy javë deri atëherë, por si dukej postieri nuk e kishte parë.

Sofia e mori kartolinën dhe filloi ta lexojë.

*E dashur Hilde. Sofia po shkon tani në shtëpinë e mësuesit të filozofisë. Ajo së shpejti do të mbushë pesëmbëdhjetë vjeçe, por ti u bëre pesëmbëdhjetë që dje. Apo mos është sot, Hilde? Në qoftë se është sot, duhet të jetë patjetër vonë pasdite, por orët tona nuk shkojnë njëlloj. Një brez plaket, ndërsa një brez rinohet. Ndërkohë, historia ecën në rrugën e saj. E ke menduar se historia e Evropës mund të krahasohet me jetën e njeriut? Antikiteti është fëmijëria e Evropës. Pastaj vjen Mesjeta e gjatë, këto janë ditët e shkollës. Më vonë vjen Rilindja. Ditët e shkollës kanë marrë fund dhe Evropa e re hidhet e paduruar për të jetuar jetën. Mund të themi se Rilindja është pesëmbëdhjetëvjetori i saj. Është mesi i qershorit vajza ime dhe është një mrekulli që të jesh gjallë!*
*P.S. Më vjen keq që e ke humbur kryqin prej ari. Ky duhet të jetë një mësim si të kujdesesh më shumë për sendet e tua!*
*Të fala babai, që është pikërisht tek cepi.*

Hermesi ishte duke iu ngjitur shkallëve. Sofia mori kartolinën dhe i vajti pas. Ajo duhet të nxitonte që të mos shkëputej prej tij. Kaluan katin e dytë, të tretë, të katërt dhe në fund të pestin. Këtu ishte vetëm një shkallë e vogël që vazhdonte më tej. Nuk do të ngjiteshin lart në çati! Por Hermesi vazhdoi të ngjitej edhe më tej. Ai ndaloi para një dere të ngushtë dhe filloi ta gërvishtë me këmbë.

U dëgjuan ca këmbë. Pastaj dera u hap dhe aty qëndroi Alberto Knoksi. Ai i kishte ndërruar rrobat dhe sot ishtę veshur me një kostum tjetër, çorape të bardha deri tek gjuri, pantallona të gjera, të kuqe dhe xhaketë të verdhë, të gufuar tek supet. Ai të kujtonte xholin e letrave të bixhozit. Nuk gaboje fare, po të thoshe se ishte një kostum tipik i Rilindjes.

- Kloun! - i thirri Sofia dhe, duke e shtyrë lehtë, hyri brenda në

apartament.

Përsëri e kishte zbrazur frikën dhe ndrojtjen mbi mësuesin e shkretë të filozofisë. Zemërimi i Sofies ishte shkaktuar edhe nga kartolina që kishte gjetur poshtë në hyrje të shkallëve.

- Jo me kaq vrull bija ime, - tha Alberto, duke mbyllur derën pas tij.

- Këtu ke postën, - tha Sofia, duke i zgjatur kartolinën, thua se ai e kishte fajin edhe për këtë.

Alberto e lexoi atë që ishte shkruar dhe u ul, duke tundur kokën.

- Ai po bëhet përherë e më i padurueshëm. Mund të thuhet se ai po na përdor si diversion për ditëlindjen e vajzës së tij.

Me kaq e mori kartolinën dhe e bëri copa-copa. Copat i hodhi pastaj në një kosh letrash.

- Në kartolinë shkruhej se Hilde kishte humbur një kryq ari, - tha Sofia.

- E lexova.

- Dhe pikërisht këtë kryq e gjeta unë në shtëpi, në krevatin tim. Mund të më thuash se si ka ardhur deri aty.

Albertua e vështroi drejt në sy:

- Është për t'u menduar, por ky është vetëm një truk i lirë që atij nuk i kushton shumë mundim. Për ne është më mirë të përqendrohemi tek lepuri i madh që doli nga cilindri i universit.

Ata vajtën në dhomën e ndenjjes. Kjo dhomë ishte nga më të rrallat që Sofia kishte parë ndonjëherë.

Albertua banonte në një apartament të madh me tavan të pjerrët, pjesën më të madhe të të cilit e zinte një dritare e madhe. Nga kjo dritare hynte drita e qartë, drejt nga qielli. Dhoma kishte edhe një dritare tjetër që shikonte nga qyteti. Nga kjo dritare dukeshin të gjitha çatitë e qytetit të vjetër.

Por ajo që e mrekulloi Sofinë ishin objektet dhe orenditë që ndodheshin aty. Dhoma ishte e mbushur me orendi dhe objekte që i përkisnin epokave të ndryshme të historisë. Një divan ishte ndoshta i viteve tridhjetë, një tavolinë shkrimi e fillimit të shekullit të njëzetë, dhe një nga karriget mund të ishte qindravjeçare. Por nuk ishin vetëm mobiliet. Objekte antike, të përdorshme apo zbukuruese, qëndronin njëra mbi tjetrën nëpër të ndara dhe mbi komodina. Kishte orë të

vjetra dhe vazo antike, mortaja, thika dhe kukulla, pena dhe mbajtëse librash, oktanë dhe sekstanë, busulla dhe barometra. Një faqe e tërë muri ishte e mbuluar me libra të tillë që nuk mund t'i gjeje nëpër librari. Koleksioni i librave ishte si një seksion i një prodhimi qindravjeçar. Mbi mure vareshin vizatime dhe piktura. Ndonjë edhe mund të ishte bërë këto dhjetëvjeçarët e fundit, por shumë nga pikturat ishin me të vërtetë shumë të vjetra. Në mure kishte harta të vjetra. Në ndonjë nga hartat gjeje edhe pasaktësi, kaq të vjetra ishin.

Sofia qëndroi pa folur për disa minuta, duke parë të gjitha ato që ishin në dhomë.

- Mbledh shumë vjetërsira këtu, - tha ajo më në fund.

- Ho, ho. Pa mendo një herë se sa shekuj historie janë mbledhur bashkë në këtë dhomë. Unë nuk do t'i quaja vjetërsira.

- Mos ke ndonjë dyqan antikitetesh, apo diçka aty afër?

Albertua u bë pak melankolik.

- Ne nuk duhet ta lëmë veten të na përlajë vala e historisë. Duhet edhe ndonjë që të mbledhë ato që kanë mbetur në brigjet e lumit.

- Kjo u tha në mënyrë të çuditshme.

- Por të vërtetë, bija ime. Ne nuk jetojmë vetëm kohën tonë. Ne bartim me vete edhe historinë tonë. Pa mendo njëherë se të gjitha gjërat që sheh në këtë dhomë, dikur kanë qenë fare të reja. Kukulla e viteve 1500, ndoshta do të ketë qenë bërë me rastin e pesëvjetorit të ditëlindjes së ndonjë vajze të vogël, nga ndonjë gjysh i vjetër, ndoshta... Pastaj ajo u bë dhjetë vjeçe, Sofi. Pastaj u rrit dhe u martua. Ndoshta pati edhe ajo ndonjë vajzë dhe ia dha kukullën asaj. Pastaj ajo u plak, pastaj një ditë iku nga kjo botë. Megjithëse jetoi për një kohë të gjatë, një ditë iku përgjithmonë dhe nuk do të kthehet kurrë më këtu. Si përfundim, ajo ishte këtu vetëm për një vizitë të shkurtër. Por kukulla e saj është atje lart.

- Çdo gjë bëhet e trishtueshme dhe solemne, kur thuhet në këtë mënyrë.

- Por jeta është sa solemne aq dhe e trishtueshme. Ne na hodhën në këtë botë të çuditshme, takojmë njëri-tjetrin, përshëndetemi dhe kalojmë bashkë një copë herë. Pastaj ndahemi dhe zhdukemi po aq shpejt dhe në mënyrë të pashpjegueshme si erdhëm.

- Më lejon të pyes për diçka?

- Ne nuk luajmë më symbyllazi.

- Pse kishe vajtur tek shtëpiza e majorit?

- Për të mos qenë dhe aq larg njëri-tjetrit, kur bisedonim me letra. Unë e dija se shtëpiza e vjetër ishte bosh.

- Kështu ti vetëm sa vajte atje.

- Vetëm sa vajta atje.

- Ndoshta mund të më sqarosh se nga e dinte babai i Hildes këtë gjë.

- Nëse nuk gaboj, ai i di faktikisht të gjitha.

- Sidoqoftë, nuk mund ta kuptoj se si mund të gjendet një postier, që të sjellë postën në mes të pyllit.

Albertua buzëqeshi sikur të kishte tjetër gjë në mendje.

- Edhe gjërat e tjera që bën ai, janë pa kuptim. Një hokus-pokus i lirë, lojëra pa kuptim. Ne jemi nën mbikëqyrjen më të rreptë, që i është bërë ndonjëherë ndonjë njeriu.

Sofia e ndjeu që ai ishte zemëruar.

- Në qoftë se do ta takoj ndonjëherë, do t'ia nxjerr sytë.

Albertua shkoi tek divani dhe u ul. Sofia i vajti pas dhe u ul në një kolltuk të thellë.

- Vetëm filozofët mund të na afrojnë me babanë e Hildes, - tha ai. - Sot do të flas për Rilindjen.

- Jepi.

- Vetëm pak vjet pas Tomas Akuinasit, filluan të duken të çara në kulturën unike kristiane. Filozofia dhe shkenca filluan të largohen gjithnjë e më shumë nga teologjia kristiane, por kjo ndihmoi që edhe jeta fetare të kishte marrëdhënie të ngushta me arsyen. Gjithnjë e më shumë besohej se nuk mund t'i afrohesh Zotit me anë të të kuptuarit, sepse, sidoqoftë, ai ishte i pakapshëm për mendjen. E rëndësishme nuk ishte të kuptoje të fshehtën hyjnore, por t'i nënshtroheshe vullnetit të Zotit.

- E kuptoj.

- Meqë jeta fetare dhe shkenca mund të hynin në lidhje më lirshëm me njëra-tjetrën, u hap rruga si për një metodë të re shkencore, ashtu dhe për një ndjenjë më të thellë fetare. Kështu u krijua baza e dy shpërthimeve të fuqishme të viteve 1400-1500, që ishin *Rilindja* dhe *Reformacioni*.

- Mund t'i marrim një nga një?

- Me Rilindje kuptojmë lulëzimin e madh kulturor që ndodhi nga mbarimi i viteve 1300. Filloi në Italinë e Veriut, por u përhap me shpejtësi drejt veriut në vitet 1400 dhe 1500.

- A nuk the që Rilindje do të thotë të lindësh përsëri?

- Pikërisht, dhe ajo që rilindi ishte arti dhe kultura antike. Ne flasim me kënaqësi edhe për humanizmin e Rilindjes, sepse çdo gjë tani i drejtohej njeriut, pas një Mesjete të gjatë, në të cilën çdo aspekt i jetës shihej nën dritën hyjnore. Motoja ishte: "Të shkojmë te burimi", domethënë te humanizmi i Antikitetit. U bë pothuajse një sport popullor gërmimi dhe gjetja e skulpturave dhe gravurave antike. Po kështu u bë i modës mësimi i greqishtes. Kjo hapi rrugë për një studim të ri të kulturës greke. Studimi i humanizmit grek nuk kishte vetëm qëllim pedagogjik. Studimi i humanizmit dha "formacione klasike" dhe zhvilloi ato që quhen "kualitete humane". "Kuajt lindin", u tha atëherë "njerëzit nuk lindin, ata formohen."

- Duhet të edukohemi, për të qenë njerëz?

- Po, ky është kuptimi. Por, para se të shohim idetë humanitare të Rilindjes, do të flasim pak për bazën politiko-kulturore të saj.

Alberto u ngrit dhe filloi të kërkonte me sy rreth dhomës. Pastaj i nguli sytë tek një instrument tepër i vjetër, në një nga të ndarat e dollapit dhe duke e treguar me gisht pyeti:

- Ç'është ajo atje?

- Duket si busull e vjetër.

- Shumë mirë.

Pastaj tregoi me gisht një pushkë të vjetër, që varej në mur, mbi divan.

- Po kjo?

- Një pushkë e vjetër.

- Mirë. Po kjo?

Alberto mori një libër nga rafti.

- Ai është një libër i vjetër.

- Për të qenë më të saktë ky është një *incunabulum*.

- Një *incunabulum*?

- Në të vërtetë kjo do të thotë "fëmijëri". Kjo fjalë përdoret për të treguar se libri është shtypur në fëmijërinë e shtypshkrimit, që do

të thotë para vitit 1500.

- Me të vërtetë është aq i vjetër?

- Po, aq i vjetër është. Dhe pikërisht këto tre zbulime, busulla, arma e zjarrit dhe shtypshkrimi, janë pikat kyçe të kohës së re, që e quajmë Rilindje.

- Këtë duhet të ma sqarosh pak më tepër.

- Busulla e bëri të lehtë lundrimin. Me fjalë të tjera, ishte bazë për lundrimet që çuan në zbulimet e mëdha gjeografike. Po kështu edhe armët e zjarrit. Armët e reja i dhanë superioritet ushtrive evropiane mbi kulturat amerikane dhe aziatike. Edhe për Evropën armët e zjarrit ishin një faktor i rëndësishëm. Shtypshkrimi luajti një rol të rëndësishëm për të përhapur mendimet e reja të humanistëve të Rilindjes. Jo më pak shtypshkrimi ndihmoi në heqjen e monopolit të vjetër të kishës mbi shkencat dhe njohuritë në përgjithësi. Shpikje dhe instrumente të tjera u dukën gjatë kohës. Një instrument i rëndësishëm, për shembull, ishte teleskopi, që hodhi baza krejt të reja për astronominë.

- Dhe në fund erdhën raketat dhe modulet hënore.

- Nuk duhet nxituar shumë, por filloi në kohën e Rilindjes ai proces, që më në fund e hodhi njeriun në hënë. Dhe për të njëjtën arsye ndodhën edhe Hiroshima dhe Çernobili. Kjo filloi me një radhë transformimesh ekonomike dhe kulturore. Një ndryshim i rëndësishëm ishte kalimi nga këmbimi në natyrë, në pagesën me para. Nga mbarimi i Mesjetës ishin zhvilluar qytete me ekonomi efektive dhe tregti të gjallë, me produkte të reja, me ekonomi monetare dhe ente bankare. U rrit një klasë e mesme, e cila kultivoi një liri të tillë të kushtëzuar nga raportet me natyrën. Gjërat e domosdoshme ishin diçka që mund të bliheshin me para. Këto zhvillime favorizuan skrupulozitetin e individit, fantazinë dhe krijimtarinë. Në këtë mënyrë dolën kërkesa të reja përpara individit.

- Të kujton pakëz rrugën se si u zhvilluan qytetet greke dy mijë vjet më parë.

- Ashtu është. Unë të kam treguar si filozofia greke u shkëput nga bota mitologjike që ishte lidhur me kulturën fshatare. Në të njëjtën mënyrë njerëzit e klasës së mesme filluan të çliroheshin nga feudalët dhe pushteti i kishës. Kjo ndodhi në të njëjtën kohë me rizbulimin e

kulturës greke, për shkak të lidhjeve të ngushta me arabët në Spanjë dhe kulturën bizantine të lindjes.

- Tre lumenjtë e Anikitetit, u bashkuan në një lumë të gjerë.

- Ti je një nxënëse e vëmendshme, por kjo ishte vetëm baza e Rilindjes. Do të tregoj tani për idetë e reja.

- Fillo, vetëm mos harro se duhet të jem në shtëpi për drekë.

Albertua u ul përsëri në divan. Ai vështronte nga Sofia:

- Mbi të gjitha Rilindja del me një *pamje të re të njerëzimit*. Humanistët e Rilindjes sollën një besim të ri për njeriun dhe vlerat e tij, diçka që ishte në kontrast të madh me theksin unilateral mesjetar, për natyrën mëkatare të njeriut. Njeriu filloi të shihet si diçka pafundësisht i madh dhe plot vlerë. Një nga figurat qendrore të Rilindjes quhet *Marsilio Ficino*. Ai u shpreh: "Njih veten, o gjini hyjnore në veshje njerëzore!". Një tjetër, *Piko della Mirandola*, shkroi: "Elozhe për dinjitetin njerëzor". Një gjë e tillë do të ishte e papërfytyrueshme në Mesjetë. Gjatë gjithë Mesjetës pika e nisjes ka qenë gjithmonë Zoti. Humanistët e Rilindjes si pikënisje morën njeriun.

- Por të njëjtën gjë kanë bërë edhe filozofët grekë.

Për këtë po flasim, pra, për një "rilindje" të humanizmit të Antikitetit. Por humanizmi i Rilindjes kishte më tepër *individualizëm*, se ai i Antikitetit. Ne nuk jemi vetëm njerëz, ne jemi edhe individë unikë. Ky mendim të shpie në një kultivim të pafrenueshëm të gjeniut. Ideali u bë ai që ne quajmë njeriu i Rilindjes. Me këtë kuptojmë një njeri që merr pjesë gjithkund, në jetë, në art dhe në shkencë. Pamja e re e njeriut shoqërohej edhe në interesin për anatominë e njeriut. Ashtu si në Antikitet, filluan përsëri ta hapin të vdekurin, për të parë se si është ndërtuar trupi. Kjo ishte e rëndësishme si për shkencën mjekësore, ashtu edhe për artin. Në art u bë i zakonshëm punimi lakuriq. Dhe kjo ndodhi pas një mijë vjet ndrojtjeje. Njeriu guxoi përsëri të jetë ai që është. Nuk kishte më ndonjë gjë për të pasur turp.

- Duket më tepër si një dehje, - tha Sofia, duke vënë duart mbi një tavolinë që gjendej midis saj dhe filozofit.

- Patjetër. Pamja e re mbi njeriun, bëri që të lindnin koncepte të reja për jetën. Njerëzit nuk rronin vetëm për hir të Zotit. Zoti i kishte krijuar edhe për hir të tyre. Kështu, ata mund ta gëzonin jetën këtu

tani dhe me lirinë e re që po zhvillohej, mundësitë ishin të mëdha. Qëllimi ishte të zgjeroheshin të gjithë kufijtë. Edhe kjo ishte diçka e re në krahasim me humanizmin antik. Humanizmi antik kërkonte që njerëzit të ishin të qetë, të përkorë dhe me vetëkontroll.

- Pse, humanistët e Rilindjes e humbën vetëkontrollin?

- Në të vërtetë nuk kishte fare përkorje. Ata silleshin sikur bota të ishte rizgjuar. Kështu u formua një ndërgjegje e fortë epokale. Tani ishin ata, njerëzit, që paraqisnin fjalën "mesjetë", tek të gjithë shekujt që shtriheshin midis Antikitetit dhe kohës së tyre. Filloi një lulëzim i jashtëzakonshëm në të gjitha fushat, si art dhe arkitekturë, literaturë dhe muzikë, filozofi dhe shkencë. Do të përmend një shembull konkret. Ne kemi folur për Romën e vjetër, që njihej me emrat krenarë si "qyteti i qyteteve" dhe "kërthiza e botës". Gjatë Mesjetës qyteti u rrënua deri në atë pikë sa, në vitin 1417, arriti në 17.000 banorë.

- Nuk banojnë më tepër në Lillesand.

- Për humanistët e Rilindjes, rilindja e Romës u bë objektiv politiko-kulturor. Para së gjithash, u fillua ndërtimi i Katedrales së shën Pjetrit mbi varrin e Apostullit Pjetër. Për sa i përket kishës së shën Pjetrit nuk mund të flasim as për thjeshtësi dhe as për vetëpërmbajtje. Në këtë projekt ndërtimor, që ishte më i madhi në botë, morën pjesë shumë artistë të mëdhenj të Rilindjes. Prej vitit 1506, puna vazhdoi për 120 vjet, dhe u deshën edhe pesëdhjetë vjet të tjera, para se sheshi i madh i shën Pjetrit të ishte mbaruar.

- Duhet të jetë kishë e madhe.

- Ajo ka një gjatësi rreth 200 metra, një lartësi rreth 130 metra dhe një sipërfaqe prej 16000 metër katror. Por mjaft me vrullin e njerëzve të Rilindjes. Një kuptim të madh pati edhe fakti që Rilindja solli një vizion të ri mbi natyrën. Që njeriu ndihej si në shtëpinë e tij në jetë dhe nuk e shihte jetën në tokë, si një përgatitje për jetën në qiell, krijoi një princip të ri mbi botën fizike. Natyra filloi të vështrohej si një gjë pozitive. Shumë njerëz ishin të mendimit se Zoti ishte i pranishëm në krijimin e tij. Ai ishte i pafund, kështu që duhej të ishte gjithashtu kudo. Një shpjegim të tillë e quajmë *panteizëm*. Filozofët e Mesjetës kishin theksuar me këmbëngulje se kishte një pengesë të pakapërcyeshme midis Zotit dhe krijesës së tij. Tani mund të thuhej

se natyra ishte hyjnore, po, dhe ky ishte një "manifestim i Zotit". Mendime të tilla të reja nuk ishin gjithmonë të lejueshme nga kisha. Fati i Xhordano Brunos është një shembull dramatik për këtë. Ai nuk tha vetëm se Zoti është në natyrë, ai mendonte edhe se universi është i pakufishëm. Për këtë ai u dënua shumë ashpër.

- Si?

- Atë e dogjën në Sheshin e Luleve, në Romë në vitin 1600...

- Kjo është e tmerrshme... dhe idiotizëm. Dhe këtë ma quan humanizëm?

- Jo, jo këtë. Bruno ishte humanist, nuk ishin xhelatët e tij. Por gjatë Rilindjes ekzistonte edhe ai që quhet "antihumanizëm". Me këtë kuptojmë pushtetin e autoritetit të kishës dhe të shtetit. Gjatë periudhës së Rilindjes u bënë proceset e shtrigave, djegia e heretikëve, magji dhe bestytni, luftëra të përgjakshme fetare deri tek pushtimi brutal i Amerikës. Prandaj humanizmi ka pasur gjithmonë anën e tij të errët. Asnjë epokë historike nuk është gjithë kohën e mirë, ose gjithë kohën e keqe. E mira dhe e keqja kanë qenë gjithmonë bashkë, gjatë gjithë historisë njerëzore. Shpesh ato gërshetohen me njëra-tjetrën. Kjo vlen jo më pak edhe për *metodën e re shkencore*, që është një tjetër gjë e re në Rilindje.

- Tani u ndërtuan fabrikat e para?

- Jo, ende jo. Por si parakusht për të gjithë zhvillimin teknik që ndodhi pas Rilindjes, ishte metoda e re shkencore. Me këtë kuptojmë një paraqitje të re të asaj që quhet shkencë. Frutat teknike të metodës së re erdhën më vonë, pak nga pak.

- Për çfarë bëhej fjalë në metodën e re?

- Mbi të gjitha ky ishte një proces i vrojtimit të natyrës me anën e shqisave tona. Prej viteve 1300 kishte ende shumë njerëz që besonin verbërisht tek autoritetet. Këto autoritete ishin doktrina kishtare dhe filozofia natyraliste e Aristotelit. Për këtë praktikohej besimi se një problem mund të zgjidhej nëpërmjet një meditimi të pastër. Një besim i tillë i zmadhuar për rëndësinë e arsyes e ka përshkuar gjithë Mesjetën. Tani u tha se çdo kërkim në natyrë duhet të bëhet mbi bazën e vrojtimit, përvojës dhe eksperimentimit. Këtë ne e quajmë *metodë empirike*.

- Që do të thotë?

- Nuk do të thotë gjë tjetër veçse ndërtimi i dijeve në bazë të përvojës, dhe jo me papiruse të pluhurosura dhe as me imagjinatë. Edhe në Antikitet u morën me shkencat empirike. Po kështu Aristoteli ka bërë shumë vrojtime të rëndësishme mbi natyrën. Por *eksperimentet* sistematike ishin një gjë krejt e re.

- Ata nuk kishin aparatura teknike si sot?

- Ata nuk kishin as makina llogaritëse dhe as aparate të tjera elektronike, por ata kishin matematikën dhe ndarjet matematikore. Mbi të gjitha, tani u bë e domosdoshme që vrojtimet shkencore të shpreheshin me një gjuhë të saktë matematikore. "Mate atë që mund të matet, dhe atë që nuk mund të matet bëje të matshme", tha *Galileo Galilei*, që ishte një nga shkencëtarët më të dëgjuar të viteve 1600. Ai tha gjithashtu se "libri i natyrës është shkruar me gjuhë matematikore".

- Dhe me gjithë këto eksperimente dhe matje u hap rruga për një zhvillim të ri.

- Faza e parë ishte metoda e re shkencore. Kjo e bëri revolucionin shkencor të mundshëm dhe përparimi teknik hapi rrugën për të gjitha shpikjet që erdhën më vonë. Mund të thuhet me siguri se njeriu kishte filluar të dilte prej kushteve natyrore. Njerëzit nuk e quanin më veten vetëm pjesë të natyrës. Ajo ishte diçka që mund të përdorej dhe të shfrytëzohej. "Dituria është pushtet", tha filozofi anglez *Francis Bakon*. Në këtë mënyrë ai nënvizonte përdorimin praktik të njohurive, dhe kjo ishte një gjë e re. Njerëzit filluan seriozisht të hulumtojnë natyrën dhe ta vënë atë në zotërim.

- Por jo vetëm pozitivisht.

- Jo, e mira dhe e keqja futen vazhdimisht tek njëra-tjetra te gjithçka që bën njeriu. Progresi teknik që filloi në Rilindje na çoi tek makinat e tekstilit dhe papunësia, tek mjekësia dhe sëmundjet e reja, tek efektiviteti i bujqësisë dhe varfërimi i natyrës, tek pajisjet e reja shtëpiake si frigoriferi dhe makinat e larjes, gjithashtu dhe tek ndotja e mjedisit dhe mbeturinat industriale. Në sfond të rrezikut të mjedisit që shohim ne sot, kanë qenë shumë njerëz që e kanë parë përparimin teknik si një kërcënim tepër serioz për natyrën. U tha se kishte filluar një proces, i cili nuk do të ishte në gjendje të kontrollohej në të ardhmen. Më optimistët mendojnë se ne vazhdojmë të jetojmë në

fëmijërinë e teknikës. Edhe pse civilizimi teknik ka sëmundjet e tij të foshjërisë, pak nga pak njerëzit do të mësojnë të kontrollojnë natyrën pa kërcënuar jetën dhe ekzistencën e tyre.

- Cili është mendimi tuaj?

Ndoshta që të dyja palët kanë nga pak të drejtë. Në disa vende, njerëzit duhet ta pushojnë ndërhyrjen në natyrë, por në disa të tjera duhet ta vazhdojnë. E sigurt është vetëm një gjë, që nuk ka ndonjë rrugë për kthim prapa në Mesjetë. Prej Rilindjes njerëzimi nuk është më vetëm pjesë e krijimit. Njerëzit filluan vetë të kërkojnë në natyrë dhe ta formojnë atë sipas përfytyrimit të tyre. Kjo tregon se çfarë krijese e mrekullushme është njeriu.

- Ne tashmë kemi qenë edhe në hënë. Asnjë njeri në Mesjetë nuk do të guxonte ta mendonte se një gjë e tillë ishte e mundur.

- Jo, për këtë duhet të jesh e sigurt. Dhe kjo na çon te *pamja e re mbi botën*. Gjatë gjithë Mesjetës njerëzit ngrinin sytë nga qielli dhe vështronin diellin dhe hënën, yjet dhe planetet. Asnjë nuk dyshonte se toka ishte qendra e universit. Asnjë vrojtim nuk kishte shfaqur ndonjë dyshim se toka qëndronte e palëvizur dhe se ishin trupat qiellorë që rrotulloheshin rreth saj. Ky quhet *sistemi gjeocentrik*, që do të thotë se gjithçka rrotullohet rreth tokës. Koncepti kristian mbi Zotin që mbretëron sipër mbi të gjithë trupat qiellorë, ka ndihmuar gjithashtu për mbajtur për një kohë të gjatë një pamje të tillë mbi botën.

- Do të dëshiroja të ishte kaq e thjeshtë.

- Por në vitin 1543 doli një libër i vogël me titull "Mbi lëvizjet e trupave qiellorë". Atë e kishte shkruar astronomi polak Nikolla *Kopernik*, i cili vdiq po atë ditë që libri doli në qarkullim. Koperniku pohonte se nuk ishte dielli në orbitë rreth tokës, por e kundërta. Ai mendonte se kjo ishte bërë e mundur nga vrojtimet që ishin bërë mbi trupat qiellorë. Ai thoshte se arsyeja e vetme që njerëzit besonin se dielli rrotullohet rreth tokës, ishte se toka rrotullohet rreth vetes. Ai tregoi se në bazë të të gjitha vrojtimeve mbi trupat qiellorë, ishte e lehtë të kuptoje se toka dhe planetet e tjerë rrutulloheshin rreth diellit. Ky quhet *sistemi heliocentrik*, që do të thotë se gjithçka rrotullohet rreth diellit.

- Dhe kjo pikëpamje ishte e drejtë?

- Jo e gjitha. Kryesorja, pra, që toka rrotullohet rreth diellit, natyrisht që ishte e drejtë. Mirëpo ai thoshte se dielli ishte qendra e universit. Sot ne e dimë se dielli është një nga yjet e panumërt dhe gjithë yjet rreth nesh, përbëjnë vetëm një pjesë të shumë miliard galaktikave të gjithësisë. Koperniku besonte se toka dhe planetet e tjerë bënin lëvizje në rrethore rreth diellit.

- Nuk është e vërtetë kjo?

- Jo, lëvizjen rrethore ai nuk kishte ku ta bazonte, veçse në pikëpamjen e vjetër, që trupat qiellorë janë të rrumbullakët dhe bëjnë këtë lëvizje thjesht sepse janë "qiellorë". Qysh në kohën e Platonit, sfera dhe rrethi shiheshin si figura gjeometrike të përsosura. Por nga fillimi i viteve 1600, astronomi gjerman *Johan Kepler* paraqiti rezultatet e vrojtimeve të tij voluminoze, ku tregonte se planetet bënin lëvizje eliptike, ose ovale, me diellin në qendër. Ai tha gjithashtu se sa më afër diellit të ndodhet planeti, aq më e madhe është shpejtësia e tij dhe sa më larg diellit të ndodhet planeti, aq më e vogël është shpejtësia e tij. Për herë të parë me Keplerin u tha se toka është një planet si të gjithë planetet e tjerë. Kepleri theksoi se të njëjtat ligje fizike vlejnë për të gjithë universin.

- Si mund të ishte kaq i sigurt?

- Kjo ishte e mundur sepse ai i vrojtoi lëvizjet e planeteve me shqisat e tij, në vend që të besonte verbërisht në gojëdhënat e vjetra. Afërsisht në një kohë me Keplerin jetonte edhe shkencëtari i njohur italian Galileo Galilei. Edhe ai përdorte teleskopin për të vrojtuar trupat qiellorë. Ai studioi krateret e hënës dhe tregoi se hëna kishte male dhe fusha, pikërisht si toka. Galilei zbuloi se planeti Jupiter kishte katër hëna. Kështu, toka nuk ishte planeti i vetëm që kishte hënë. Më e rëndësishmja është se Galilei formuloi atë që quhet *Ligji i inercisë*.

- Që thotë?

- Galilei e ka përkufizuar kështu: "Një trup qëndron në gjendjen që është, në qetësi ose në lëvizje, për aq kohë sa asnjë shkak i jashtëm nuk e detyron të ndryshojë gjendjen e tij."

- Mirë e paska përkufizuar.

- Po, ky është një vëzhgim i rëndësishëm. Qysh në kohët e Antikitetit, një nga argumentet kryesorë kundër rrotullimit të tokës

rreth vetes ishte fakti që toka duhet të rrotullohet me kaq shpejtësi, sa një gur i hedhur lart në ajër, duhet të bjerë disa metra larg nga vendi i hedhjes.

- Pse, nuk është kështu?

- Në qoftë se jemi ulur në kabinën e një treni dhe të bie nga dora një mollë, kjo nuk bie prapa kur treni është në lëvizje. Ajo bie poshtë dhe kjo për arsye të ligjit të inercisë. Molla mban të njëjtën shpejtësi që kishte para se të binte nga dora.

- Besoj se e kuptova.

- Në kohën e Galileit nuk kishte tren. Por në qoftë se rrotullojmë një sferë në dysheme dhe papritmas e lëshojmë...

- ...sfera do të vazhdojë të lëvizë...

- ...sepse shpejtësia ruhet edhe pasi ta kemi lëshuar sferën.

- Por më në fund ajo ndalon, po të jetë dhoma e madhe.

- Kjo ndodh sepse forca të tjera e frenojnë shpejtësinë. Së pari, frenon dyshemeja, veçanërisht po të jetë e ashpër. Po kështu edhe forca tërheqëse e tokës shpejt a vonë do ta çojë sferën në qetësi, por prit pak se do të tregoj diçka.

Albertua vajti tek një tavolinë e vjetër pune. Mori diçka prej një sirtari. Kur u kthye e la atë mbi tavolinën e sallonit. Ishte një plan druri disa milimetra i trashë në njërën anë dhe fare i hollë në anën tjetër. Afër planit që zinte pjesën më të madhe të tavolinës, vuri një sferë të vogël jeshile.

- Ky quhet plan i pjerrët, - tha ai. - Ç'do të ndodhë në qoftë se e lëshoj sferën këtu ku plani është më i ngritur?

Sofia ngriti supet, pa ditur ç'të thotë:

- Vë bast dhjetë korona, se sfera do të rrëshqasë mbi plan derisa në fund të bjerë në tokë.

- Do ta shohim.

Alberto e lëshoi sferën dhe ajo rrëshqiti ashtu si tha Sofia. Ajo rrëshqiti mbi plan, vazhdoi mbi tavolinë, ra mbi dysheme me një tingull të lehtë dhe ndaloi në fund afër pragut të derës.

- Mbresëlënëse, - tha Sofia.

- Pse, jo? Pikërisht me të tilla eksperimente u mor Galilei, e kupton?

- Ishte me të vërtetë kaq budalla?

- Me ngadalë, tani. Ai donte të vrojtonte gjithçka me shqisat e tij, por ne sapo kemi filluar. Më thuaj pse rrëshqiti sfera dhe ra në dysheme?

- Për shkak të forcës tërheqëse të tokës.

- Pikërisht. Pesha gjithashtu ka të bëjë me forcën tërheqëse të tokës. Ishte *kjo* forcë që e vuri në lëvizje sferën.

Albertua ndërkohë e kishte marrë sferën nga dyshemeja. Ai u përkul përsëri mbi planin e pjerrët.

- Tani do ta shtyj sferën mbi planin e pjerrët. Vështro me kujdes se si do të lëvizë sfera.

Ai u përkul edhe më tepër dhe e shtyu sferën. Sofia pa se sfera rrëshqiti ngadalë në formë harku deri në fund të planit.

- Çfarë ndodhi? - pyeti Albertua.

- Rrëshqitja u shmang sepse ishte një plan i pjerrët.

- Do ta lyejmë sferën me bojë... kështu ndoshta do të kesh mundësi ta vrojtosh më qartë shmangien.

Ai mori një penë dhe e leu sferën me bojë të zezë. Pastaj e shtyu sferën mbi plan. Tani Sofia e pa qartë rrugën që bëri sfera, sepse ajo kishte lënë një gjurmë të qartë të lëvizjes së saj.

- Si mund ta përshkruash lëvizjen e sferës? - pyeti Albertua.

- Është me hark... duket si një pjesë rrethi.

- Pikërisht.

Alberto ngriti sytë dhe po e shikonte.

- Nuk është rreth tamam. Figura quhet parabolë.

- E kuptoj.

- Pse lëviz sfera në këtë mënyrë?

Sofia u mendua thellë. Më në fund tha:

- Ngaqë plani ishte i pjerrët, gjithashtu sferën e tërhoqi poshtë forca tërheqëse e tokës.

- Po, pikërisht ashtu. Ky është një bum. Rastësisht vjen një vajzë këtu dhe bën të njëjtën gjë që bëri dhe Galilei, vetëm me një provë.

Në të njëjtën kohë ai kishte bashkuar duart në formë lutje. Sofia për një moment pati frikë se mos kishte luajtur mendsh. Ai vazhdoi.

- Ti vrojtove se ç'ndodh kur *dy forca* veprojnë njëkohësisht mbi të njëjtin objekt. Galilei zbuloi se kjo vlen edhe për predhën e një topi, për shembull. Ajo fluturon në ajër, vazhdon lëvizjen e saj mbi

kodër, por pak nga pak do të bjerë në tokë. Ajo ka përshkuar një rrugë, që i përgjigjet rrugës që ka bërë sfera mbi planin e pjerrët. Faktikisht, ky ishte një zbulim i ri në kohën e Galileit. Aristoteli besonte se një predhë e hedhur në mënyrë oblike në ajër, fillimisht do të bëjë një kurbë të lehtë dhe pastaj do të bjerë vertikalisht mbi tokë. Nuk është kështu, por asnjë nuk e dinte që Aristoteli e kishte gabim, para se kjo gjë të *demonstrohej*.

- Në rregull. Por, kaq e rëndësishme është kjo?

- Po, është e rëndësishme! Kjo ka një kuptim kozmik, bija ime. Nga të gjithë zbulimet shkencore në historinë e njerëzimit, ky është më i rëndësishmi.

- Nuk të duket se duhet të më shpjegosh se përse?

- Më vonë erdhi fizikani anglez *Isak Njuton*, që ka jetuar nga viti 1642 deri në vitin 1727. Ai bëri përshkrimin përfundimtar të sistemit diellor dhe lëvizjes së planeteve. Ai jo vetëm që përshkroi lëvizjen e planeteve rreth diellit, por bëri të qartë edhe se *pse* bëhej kjo gjë. Ai arriti në këto përfundime duke njohur midis të tjerash edhe atë që quhet dinamika e Galileit.

- A janë planetet sfera në një plan të pjerrët?

- Diçka e tillë, por prit pak.

- Nuk kam zgjidhje tjetër.

- Kepleri kishte treguar se duhet të ekzistonte një forcë që i bën trupat qiellorë të tërheqin njëri-tjetrin. Duhet të ishte, për shembull, forca e diellit ajo që i mbante planetet fort në orbitat e tyre. Një forcë e tillë mund të sqaronte edhe zvogëlimin e shpejtësisë së planeteve, me zmadhimin e largësisë së tyre nga dielli. Kepleri gjithashtu mendonte se batica dhe zbatica, domethënë rritja dhe ulja e nivelit të detit, duhet të jetë rezultat i forcës tërheqëse të hënës.

- Dhe kjo është e vërtetë.

- Po, e vërtetë është, por ishte diçka që e kishte hedhur poshtë Galilei. Ai tallej me Keplerin që kishte "miratuar kontrollin e hënës mbi ujin". Kjo ndodhte sepse Galilei mohonte që forca të tilla tërheqëse mund të vepronin në largësi të tilla të mëdha dhe po kështu midis trupave të ndryshëm qiellorë.

- Këtë e kishte gabim.

- Po, në këtë pikë gabonte. Dhe është për t'u çuditur, sepse ai

merrej me forcën tërheqëse të tokës dhe rënien e trupave. Po kështu ishte ai që kishte vënë në dukje i pari se shumë forca mund të kontrollojnë lëvizjen e një trupi.

- Sikur the diçka për Njutonin.

- Po, Njutoni erdhi më vonë. Ai përkufizoi atë që quhet *ligji universal i gravitacionit*. Ky ligj thotë që, një objekt tërheq një objekt tjetër me një forcë që rritet në proporcion të drejtë me madhësinë e objektit dhe në proporcion të zhdrejtë me distancën midis dy objekteve.

- Mendoj se e kam kuptuar. Ka një forcë tërheqëse më të madhe midis dy elefantëve, sesa midis dy minjve. Gjithashtu, ka një forcë tërheqëse më të madhe midis dy elefantëve në të njëjtin kopsht zoologjik, sesa një elefanti indian në Indi dhe një elefanti afrikan në Afrikë.

- Edhe këtë e ke kuptuar drejt. Dhe tani vjen më e rëndësishmja. Njutoni tregoi se kjo forcë tërheqëse, ose "gravitacion", është universale. Kjo do të thotë se vlen gjithkund, edhe në hapësirë midis trupave qiellorë. Thonë se kjo ide i erdhi kur po rrinte nën një dru molle. Kur pa një mollë që po binte nga pema, ai pyeti veten a tërhiqej hëna nga toka me të njëjtën forcë dhe për këtë arsye hëna vazhdonte të rrotullohej rreth tokës përjetë.

- Menduar mirë, por jo dhe aq mprehtë.

- Pse, Sofi?

- Në qoftë se toka do të tërhiqte hënën me të njëjtën forcë që tërheq mollën për të rënë, atëherë hëna më së fundi do të binte në tokë, në vend që të vinte rrotull si macja rreth poçes me qumësht...

- Ne po fillojmë t'i afrohemi ligjit të Njutonit mbi lëvizjet e planeteve. Për sa i përket problemit, si e tërheq hënën forca tërheqëse e tokës, ke pesëdhjetë për qind të drejtë, por ke dhe pesëdhjetë për qind gabim. Pse nuk bie hëna në tokë, Sofi? Është e vërtetë se forca tërheqëse e tokës e tërheq hënën me një fuqi marramendëse. Mendo vetëm se çfarë forcash duhen për të ngritur nivelin e detit një ose dy metër, kur ka baticë.

- Jo, këtë nuk e kuptoj fare.

- Të kujtohet plani i pjerrët i Galileit? Ç'ndodhte me sferën, kur rrëshqiste nëpër plan?

- Janë dy forca të ndryshme që veprojnë mbi hënën?

- Pikërisht. Një herë e një kohë, kur u formua sistemi diellor, hëna u shkëput nga toka me një forcë të papërfytyrueshme. Këtë forcë ajo e ruan përgjithmonë, sepse ajo lëviz në një hapësirë bosh, pa rezistencë...

- Po kështu tërhiqet edhe nga toka, për arsye të gravitacionit.

- Ashtu është. Të dy forcat janë të barabarta dhe veprojnë në të njëjtën kohë. Për këtë hëna do të vazhdojë orbitën e saj rreth tokës.

- Është me të vërtetë kaq e thjeshtë?

- Po, kaq e thjeshtë. Pikërisht "thjeshtësia e problemit" është një çështje studimi për Njutonin. Ai tregoi se vetëm pak ligje fizike janë të vlefshëm për të gjithë universin. Për sa i përket lëvizjes së planeteve, ai vetëm zbatoi dy ligje të natyrës, të cilat tashmë ishin vënë në dukje nga Galilei. I pari ishte *ligji i inercisë*, të cilin Njutoni e formuloi kështu: "Një trup e ruan gjendjen e tij të qetësisë ose të lëvizjes së njëtrajtshme, derisa mbi këtë trup të mos veprojnë forca të jashtme për ta detyruar që ta ndryshojë gjendjen e tij." Ligjin e dytë Galilei e kishte demonstruar me sferën mbi planin e pjerrët: Kur dy forca veprojnë njëkohësisht mbi një objekt, ky do të lëvizë në orbitë në formë elipsi.

- Dhe kështu Njutoni mundi të shpjegojë se përse planetet rrotullohen në orbitë rreth diellit.

- Pikërisht. Të gjithë planetet rrotullohen me orbita eliptike rreth diellit si rezultat i dy lëvizjeve jo të ngjashme. E para është lëvizja drejtvizore, që e kishin kur u formua sistemi diellor dhe e dyta është lëvizja drejt diellit për arsye të forcës tërheqëse dhe forcës së inercisë.

- Në mënyrë shumë të zgjuar.

- Mundet. Njutoni e dinte se ligjet për trupat qiellorë ishin të vlefshëm për gjithë universin. Kështu që ai hodhi poshtë pikëpamjet e vjetra mesjetare se në qiell vlejnë ligje të tjera që nuk vlejnë në tokë. Sistemi heliocentrik kishte gjetur më në fund shpjegimin dhe konfirmimin e tij.

Tani Albertua mori planin dhe e futi në vendin e tij në sirtar. Ai u përkul dhe mori edhe sferën nga dyshemeja, por atë e la mbi tavolinën që gjendej midis tyre.

Sofies i dukej e pabesueshme sa shumë studime ishin bërë me

një sferë dhe një plan të pjerrët. Kur u ul, duke vështruar sferën jeshile, që tani ishte bërë pak e zezë pas lyerjes, nuk mundi të mos mendonte për lëmshin tokësor. Ajo tha:

- Njerëzit duhet të pranojnë se në këtë univers të madh po jetojnë në një planet të rastit.

- Po, pamja e re mbi lëmshin tokësor ishte nga shumë anë një sprovë e madhe. Gjendjen ndoshta mund ta krahasojmë me atë që ndodhi më vonë, kur Darvini tregoi se njerëzit e kishin prejardhjen nga kafshët. Në të dy rastet njerëzimi humbi diçka nga statusi i Krijimit. Në të dy rastet kisha kundërshtoi ashpër.

- Këtë e kuptoj mirë, sepse ku mund të ishte Zoti aty sipër? Sidoqoftë, ishte më e thjeshtë kur toka ishte në qendër dhe Zoti dhe trupat qiellorë ishin lart.

- Megjithatë, nuk ishte kjo sfida e madhe. Kur Njutoni vuri në dukje se të njëjtat ligje fizike vlenin për të gjithë universin, ndoshta ndonjë ka menduar se ai, në të njëjtën kohë, tundi besimin mbi plotfuqishmërinë e Zotit. Por besimi i Njutonit tek Zoti nuk u tund. Ai i shikonte ligjet e natyrës si një dëshmi e ekzistencës së Zotit të madh e të plotfuqishëm. Më keq ndoshta ishte përfytyrimi i njeriut për veten.

- Ç'do të thuash me këtë?

- Prej Rilindjes njerëzit duhet të mësoheshin se po jetonin në një planet të rastit në hapësirën e madhe qiellore. Nuk e di a janë mësuar të gjithë me këtë gjë deri tani. Në Rilindje kishte ndonjë që tregonte se individi ishte fokusuar tani më në qendër se më parë.

- Edhe këtë nuk e kuptoj.

- Më përpara toka kishte qenë qendra e botës. Mirëpo tani astronomët treguan se nuk gjendej ndonjë qendër absolute e universit, dhe kishte aq shumë qendra, sa kishte dhe njerëz.

- E kuptoj.

- Rilindja ndërtoi gjithashtu *marrëdhënie të reja me Zotin.* Pak nga pak që filozofia dhe shkenca largoheshin nga feja, rritej një devotshmëri e re kristiane. Kështu erdhi Rilindja me pikëpamjet e saj individualiste mbi njeriun. Kjo ndikoi në jetën fetare. Më e rëndësishme se marrëdhënia me kishën si organizatë, u bë marrëdhënia e individit me Zotin.

- Lutjet e mbrëmjes, për shembull.

- Po, edhe ato. Në kishën katolike të Mesjetës, liturgjia latine kishtare dhe lutjet rituale kishin qenë shtylla kurrizore e shërbesës fetare. Vetëm priftërinjtë dhe murgjit lexonin Biblën, sepse ajo ishte shkruar vetëm latinisht. Por, prej Rilindjes, Bibla u përkthye në gjuhë të ndryshme. Kjo ishte e rëndësishme për atë që ne e quajmë *Reformacion*.

- Martin Luter...

- Po, *Luteri* ishte i rëndësishëm, por nuk ishte i vetmi reformator. Kishte edhe reformatorë të tjerë kishtarë, që parapëlqyen të qëndrojnë brenda kishës katolike. Një nga ata ishte *Erasmusi i Roterdamit*.

- Luteri u prish me kishën katolike sepse nuk donte të blinte *indulgjenca* për faljen e mëkateve.

- Edhe për ato, por fjala është për diçka më të rëndësishme. Sipas Luterit, njerëzit nuk kishin nevojë të merrnin faljen nga Zoti nëpërmjet kishës apo priftit. Për një kohë kjo bëhej duke blerë *indulgjenca*, por edhe kjo u ndalua gjithashtu brenda kishës katolike nga mesi i viteve 1500.

- Mendoj se Zoti do të jetë gëzuar për këtë.

- Luteri u largua krejtësisht nga shumë zakone dhe dogma që kishin hedhur rrënjë gjatë historisë së kishës në Mesjetë. Ai donte të kthehej prapa tek fillimi i krishterimit ashtu siç kishte qenë në *Testamentin e Ri*. "Vetëm Shkrimet", tha ai. Me këtë thënie Luteri donte të kthehej pas tek "burimi" i krishterimit, ashtu si humanistët e Rilindjes donin të ktheheshin pas tek burimet e artit dhe kulturës. Ai e përktheu Biblën gjermanisht, duke themeluar kështu gjuhën e shkruar gjermane. Çdo njeri duhej të lexonte Biblën, kështu, në njëfarë mënyre, do të bëhej prift i vetes.

- Prift i vetes, nuk të duket se ka shkuar pak larg?

- Ajo që donte të thoshte ai ishte se prifti nuk ka ndonjë pozicion të veçantë në marrëdhëniet me Zotin. Kongregacionet luteriane i kishin priftërinjtë për arsye praktike në drejtim të shërbimeve dhe punëve të përditshme klerikale. Por ai mendonte se nuk ishin shërbimet kishtare ato që u jepnin njerëzve faljen nga Zoti dhe larjen e mëkateve. Shpëtimin njerëzit e merrnin krejtësisht "pa pagesë", nëpërmjet besimit individual, thoshte ai. Ky besim arrihej nëpërmjet

leximit të Biblës.

- Kështu, edhe Luteri ishte një rilindas tipik.

- Po dhe jo. Cilësi tipike rilindasi mund të jetë rëndësia që ai i jep individit dhe marrëdhënieve të veçanta të individit me Zotin. Pastaj ai mësoi greqisht, në moshën 35-vjeçare, dhe filloi punën e lodhshme të përkthimit të Biblës gjermanisht. Edhe zëvendësimi i latinishtes me gjuhën e popullit ishte tipike për Rilindjen. Por Luteri nuk ishte humanist, si Ficino dhe Leonardo da Vinçi. Ai u kundërshtua nga humanistë si Erasmusi i Roterdamit, sepse ata mendonin se ai kishte pikëpamje tepër negative për njerëzit. Në të vërtetë, Luteri theksonte se njerëzit janë shkatërruar krejtësisht nga mëkatet. Ata mund të shfajësohen vetëm nga mëshira e Zotit. Fati i mëkatit është vdekja.

- Tingëllon pak trishtueshëm kjo.

Tani Alberto u ngrit. Ai mori sferën jeshile nga tavolina dhe e futi në xhep.

- Ora e paska kaluar katrën! - thirri Sofia.

- Epoka tjetër e madhe në historinë e njerëzimit është Baroku. Këtë do ta zhvillojmë një herë tjetër, e dashur Hilde.

- Çfarë the tani?

Sofia u hodh nga karrigia ku po rrinte.

- "E dashur Hilde", the ti.

- Ishte vetëm një gabim në të folur.

- Por një gabim i tillë nuk bëhet kurrë rastësisht.

- Ndoshta ke të drejtë. Ti e shikon që babai i Hildes ka filluar të vendosë fjalët në gojën tonë. Unë mendoj se ai shfrytëzon rastin kur jemi të lodhur, kështu që nuk e kemi fort të lehtë të mbrohemi prej tij.

- Ti më ke thënë se nuk je babai i Hildes. Është e vërtetë kjo?

Albertua tundi kokën.

- Por a jam unë ajo që quhet Hilde?

- Jam i lodhur tani, Sofi. Duhet të më kuptosh. Ne kemi ndenjur bashkë më shumë se dy orë dhe kam qenë unë ai që kam folur më shumë. Nuk do të shkosh në shtëpi për drekë?

Sofies i dukej sikur ai po e dëbonte. Ndërsa po shkonte drejt daljes, mendonte vazhdimisht për atë gabimin në të folur. Albertua e ndiqte nga pas.

Poshtë, në një si garderobë, ku vareshin shumë rroba të rralla, që të kujtonin kostumet teatrale, po flinte Hermesi. Alberto bëri me shenjë nga ai dhe tha:

- Ai të solli deri këtu.

- Faleminderit për sot, - tha Sofia.

Ajo u zgjat dhe e përqafoi.

- Ti je mësuesi më i mirë dhe më i sjellshëm i filozofisë që kam pasur ndonjëherë, - tha ajo.

Hapi derën për të dalë. Pa u mbyllur dera mirë Alberto i tha:

- Nuk do të kalojë shumë derisa të takohemi përsëri, Hilde.

Me këto fjalë Sofia mbeti vetëm.

Alberto ishte ngatërruar përsëri në të folur, po ky? Sofies i erdhi që të kthehej, por diçka e mbajti.

Në rrugë u kujtua se nuk kishte të holla me vete, kështu që duhet ta bënte më këmbë të gjithë rrugën për në shtëpi. Ta marrë e mira! E ëma do të zemërohej dhe do të bëhej merak po të mos shkonte në shtëpi para gjashtës. Nuk kishte bërë as disa metra, kur dalloi një dhjetë koronshe mbi trotuar. Një biletë me këmbim autobusi, kushtonte dhjetë korona.

Sofia priti në një stacion që të çonte te Sheshi i Madh. Aty mori një autobus që e çonte pothuajse deri në shtëpi.

Kur po priste tek sheshi, filloi të mendonte sa fat kishte pasur që e kishte gjetur dhjetëshen atëherë kur i duhej

Nuk mund ta kishte vënë atje i ati i Hildes? Ai ishte mjeshtër për të vendosur gjëra nga më të ndryshmet në vendet më të volitshme.

Si mund ta bënte këtë, po qe se ishte në Liban?

Pastaj si i ishte ngatërruar goja atij? Dhe jo vetëm një, por dy herë.

Sofia ndjeu një të ftohtë që i përshkoi shpatullat.

## *...ashtu si bëhen ëndrrat...*

Kaluan disa ditë dhe Albertua nuk po dëgjohej. Disa herë në ditë ajo vështronte në kopsht për Hermesin. Të ëmës i kishte thënë se qenin e kishte çuar deri tek shtëpia ku e kishte ftuar brenda i zoti i qenit, që ishte një fizikan plak. Ai i kishte folur për sistemin diellor dhe shkencën e re që u zhvillua pas viteve 1500.

Jorunit i tregoi më tepër. Ajo i tregoi për vizitën tek Albertua, pastaj për kartolinën tek shkallët e hyrjes dhe në fund për dhjetë koronat që kishte gjetur rrugës për në shtëpi. Ëndrrën për Hilden dhe kryqin e artë i mbajti për vete.

Të martën, më 29 maj, Sofia po rrinte në kuzhinë dhe po thante ujin e lavapjatës, ndërsa e ëma po rrinte në dhomë duke parë televizorin. Kur ra sinjali i fillimit të lajmeve, dëgjoi në kuzhinë se një major nga kontigjenti norvegjez i Kombeve të Bashkuara në Liban, ishte vrarë nga një granatë.

Sofia e hodhi pecetën e tharjes tutje dhe shkoi me të shpejtë në dhomën e ndenjjes. Në pak sekonda mundi të shohë një pamje të ushtarëve të UN-së në ekran, pastaj vazhdonin lajmet.

- Oh, jo! - thirri ajo.

Nëna u kthye nga e bija.

- Lufta është dhembje...

Sofia shpërtheu në të qara.

- Por, Sofi edhe kaq e tmerrshme, nuk është.

- E tha emrin e tij?

- Po... por nuk më kujtohet. Ai ishte nga Grimstadi më duket.

- Nuk është njëlloj si Lillesandi?

- Jo, tani mos i ngatërro gjërat.

- Por, po të jetë njeriu nga Grimstadi, shkon në shkollë në Lillesand.

Ajo tashmë kishte pushuar së qari, por tani e kishte radhën e

ëma. Ajo u ngrit nga vendi dhe fiku televizorin.

- Çfarë ka ndodhur, Sofi?

- Asgjë prej gjëje...

- Jo, këtu ka diçka! Ti ke një të dashur dhe unë kam filluar të besoj se ai është shumë më i vjetër se ty. M'u përgjigj: Njeh ndonjë burrë që ndodhet në Liban?

- Jo, jo tamam...

- Atëherë mos njihesh me djalin e ndonjërit që ndodhet në Liban?

- Jo, dëgjon ti? Unë nuk kam takuar akoma të bijën e tij.

- Të kujt?

- Kjo është punë për mua.

- Unë mendoj se më takon edhe mua.

- Atëherë po filloj edhe unë të pyes ty. Pse nuk rri babai fare në shtëpi? Mos ndodh kjo se që të dy nuk keni guxim të ndaheni? Mos ndoshta ke ndonjë të dashur, që as unë dhe as babai nuk e dimë? Dhe kështu më tej, dhe kështu më tej. Njeriu gjen pyetje sa të dojë.

- Unë mendoj se duhet të flasim pak bashkë.

- Këtë mund ta bëjmë, por tani jam kaq e lodhur dhe e dërrmuar, prandaj do të shkoj të shtrihem. Dhe sa për njoftim po të them se më kanë ardhur ato.

Sofia u ngrit dhe duke përmbajtur të qarën që po i mbushte gjoksin u ngjit lart në dhomën e saj.

Sapo kishte mbaruar banjën dhe ishte shtrirë në krevat, kur në dhomë hyri e ëma.

Sofia bëri sikur po flinte, megjithëse e dinte se e ëma nuk do ta besonte këtë gjë. Edhe e ëma bëri sikur e besoi që Sofia ishte në gjumë. Ajo u ul në anë të krevatit dhe i përkëdheli flokët.

Sofia po mendonte se sa e ngatërruar ishte të jetoje dy jetë njëkohësisht. Ajo dëshironte përfundimin e kursit të filozofisë. Ndoshta do ta kishte përfunduar deri në ditëlindje, ose deri nga fundi i qershorit, kur babai i Hildes do të kthehej nga Libani.

- Kam qejf ta festoj ditëlindjen në shoqëri, - tha ajo papritur.

- Kjo më gëzon. Cilin do të ftosh?

- Shumë...A mund ta bëj këtë?

- Sigurisht. Ne kemi një kopsht të madh... Ndoshta mban edhe koha.

- Por unë dua ta festoj ditëlindjen natën e shën Hansit, më 24 qershor.

- Edhe këtë e bëjmë.

- Është një ditë e rëndësishme, - tha Sofia, që tani nuk po mendonte më për ditëlindjen.

- Po...

- Unë mendoj se jam rritur kohët e fundit.

- Nuk është më mirë?

- Nuk e di.

Sofia gjatë gjithë kohës që fliste e mbante kokën mbi jastëk. Tani e ëma i tha:

- Sofi, pse ishe sot kështu...e paekuilibruar.

- Nuk ke qenë asnjëherë e paekuilibruar, kur ke qenë pesëmbëdhjetë vjeçe?

- Sigurisht që kam qenë, por ti e kupton se për çfarë e kam fjalën unë.

Sofia u kthye nga e ëma:

- Qeni quhet Hermes, - tha ajo.

- Po?

- Ai i takon një burri që quhet Alberto.

- Në rregull.

- Ai banon poshtë, në pjesën e vjetër të qytetit.

- Ke ndjekur qenin kaq larg?

- Por vërtet që nuk ka asgjë të rrezikshme këtu.

- Kështu, ti the që i njëjti qen ka qenë shumë herë këtu.

- E thashë unë këtë?

Tani duhej të mendohej. Ajo donte të tregonte sa më shumë, por nuk mund t'i tregonte të gjitha.

- Ti pothuajse nuk rri në shtëpi, - filloi ajo.

- Jo, jam shumë e zënë.

- Alberto dhe Hermesi kanë qenë shumë herë këtu.

- Si kështu? Kanë qenë edhe këtu brenda?

- Nuk mund t'i bësh pyetjet me radhë? Nuk kanë qenë brenda në shtëpi. Por ata shkojnë shpesh në pyll për shëtitje. Mendon se ka ndonjë gjë të fshehtë këtu?

- Jo, nuk ka.

- Si të gjithë edhe ata kalojnë nga porta jonë, kur bëjnë shëtitje. Një herë kur po kthehesha nga shkolla, përkëdhela Hermesin. Kështu u njoha me Alberton.

- Po lepuri i bardhë dhe gjithë të tjerat?

- Ishte diçka që ma kishte thënë Abertua. Ai është një filozof i vërtetë. Ai më ka folur për të gjithë filozofët.

- Dhe të gjitha këto mbi gardhin e kopshtit.

- Ne jemi ulur, ti e kupton këtë mirë. Por ai më ka dërguar edhe letra, në të vërtetë shumë. Disa herë letrat kanë ardhur me postë, herët e tjera i ka hedhur vetë në kutinë e postës sa herë që i binte rruga këtej.

- Këto ishin "letrat e dashurisë", për të cilat kemi folur?

- Përveç faktit që nuk ka pasur ndonjë dashuri aty.

- Të ka shkruar vetëm për filozofi?

- Po, këtë mund ta marrësh me mend. Dhe kam mësuar më shumë prej tij, sesa prej tetë viteve të shkollës. A ke dëgjuar ndonjëherë për Xhordano Brunon, që e kanë djegur në turrën e zjarrit, në vitin 1600, ose për ligjin e gravitacionit universal të Njutonit?

- Jo, ka shumë gjëra që nuk i di, unë...

- Dhe unë them që ti nuk e di se pse toka rrotullohet në orbitë rreth diellit dhe pse është planeti ku banon.

- Sa vjeç është afërsisht?

- Nuk e di mirë. Sigurisht, pesëdhjetë.

- E përse ka të bëjë me Libanin?

Kjo ishte më e keqja. Sofies i erdhën dhjetë përgjigje në kokë. Ajo përdori të parën që i erdhi në majë të gjuhës:

- Alberto ka një vëlla, që shërben në një batalion të OKB-së në Liban, dhe që është nga Lillesandi. Ndoshta është ai që ka banuar në shtëpizën e majorit.

- Nuk është emri Alberto pak si i çuditshëm?

- Ndoshta.

- Tingëllon si italian.

- E di. Afërsisht çdo gjë që ka kuptim vjen nga Italia ose nga Greqia.

- Flet norvegjisht ai?

- Aq pastër sa unë dhe ti.

- E di se çfarë mendoj unë, Sofi? Unë mendoj se ti duhet ta ftosh një ditë këtë Albertonë tënd këtu në shtëpi. Unë nuk kam takuar asnjëherë ndonjë filozof të vërtetë.

- Të shohim.

- Ndoshta e ftojmë në ditëlindjen tënde. Është kënaqësi t'i përziesh brezat. Ndoshta do të më lejosh edhe mua të marr pjesë. Unë meqë ra fjala mund të shërbej. A nuk është ide e mirë kjo?

- Në qoftë se ai pranon. Ai është më shumë i interesuar të flasë me ndonjë djalë të klasës time. Por...

- Po?

- Ata me siguri do të mendojnë se Alberto është miku yt i ri.

- Mjafton që t'u thuash se kjo nuk është e vërtetë.

- Të shohim deri atëherë.

- Mirë thua. Është e vërtetë se jo gjithnjë ka shkuar mirë midis meje dhe babit, por asnjëherë nuk ka pasur ndonjë tjetër...

- Tani më flihet. Kam një dhembje të tmerrshme në stomak.

- Do një paracetamol?

- Po, të lutem.

Kur u kthye e ëma me gotën e ujit dhe tabletën, Sofia kishte fjetur.

Data 31 maj ishte e enjte. Sofia po përfundonte orët e fundit të shkollës. Në disa lëndë ajo kishte përparuar shumë që kur kishte filluar kursin e filozofisë. Zakonisht vlerësimet kishin qenë të mira në shumë lëndë, por tani ishin edhe më të mira, me përjashtim të matematikës.

Orën e fundit bënë diskutim hartimi. Sofia kishte trajtuar një temë që titullohej "Njerëzit dhe teknika". Ajo kishte shkruar shumë për Rilindjen dhe arritjet shkencore, mbi pamjen e re mbi natyrën, për Fransis Bakonin që kishte thënë se "dituria është pushtet", dhe për metodat e reja shkencore. Ajo kishte pasur kujdes të saktësonte se metodat empirike ishin zbatuar përpara shpikjeve teknike. Pastaj kishte shkruar se teknologjia jo gjithmonë kishte qenë pozitive për njerëzimin. Në fund ajo e kishte mbyllur duke shkruar se gjithçka që bëjnë njerëzit, mund të përdoret për të mirë ose për të keq. E mira dhe e keqja janë si filli i bardhë me fillin e zi, të thurur bashkë. Nganjëherë ata ngatërrohen kaq fort me njëri-tjetrin, saqë është e

pamundur të ndahen.

Kur mësuesi po u kthente fletoret e hartimit, u ndal para Sofies dhe i dha fletoren duke i buzëqeshur e duke tundur kokën në formë miratimi.

Ajo kishte marrë vlerësimin më të lartë, së bashku me komentin: "Prej nga vijnë të gjitha këto?"

Sofia mori një penë dhe shkroi mbi fletore me shkronja të mëdha: "Unë studioj filozofi".

Në momentin që po e vinte fletoren bashkë me librat e tjerë, prej saj ra diçka. Ishte një kartolinë nga Libani.

Sofia e mori dhe filloi të lexojë përmbajtjen.

*E dashur Hilde. Tashmë kemi folur në telefon për vdekjen tragjike që ndodhi këtu. Kjo më bën të pyes veten nëse lufta dhe dhuna do të mund të ndaloheshin vetëm duke i bërë njerëzit të mendojnë më tepër. Ndoshta mjeti më i mirë kundër luftës dhe dhunës do të ishte një kurs i shkurtër filozofie. Po një "UN-libër i vogël mbi filozofinë", të cilin të gjithë banorët e globit mund ta merrnin të përkthyer në gjuhët përkatëse, si të duket? Do t'ia propozoj këtë ide sekretarit të përgjithshëm të Organizatës së Kombeve të Bashkuara.*

*Në telefon më the se je bërë më e kujdesshme për sa i përket gjërave të tua. Kjo është një gjë e mirë, sepse ti je njeriu më dorëlëshuar që kam parë unë ndonjëherë. Pastaj më the se e vetmja gjë që ke humbur prej kohës që kemi folur bashkë, është një dhjetëshe. Do të bëj të pamundurën që të ndihmoj ta gjesh përsëri. Megjithëse jam larg nga shtëpia, e kam një dorë që më ndihmon atje. (Nëse e gjej dhjetëkoronëshen, do ta vë tek dhurata e ditëlindjes.)*

*Të fala, babai, që i duket se ka filluar rrugën e gjatë për t'u kthyer në shtëpi.*

Sofia sapo kishte mbaruar së lexuari letrën, kur ra zilja e orës së fundit. Një stuhi e tërë mendimesh i sillej nëpër kokë.

Jashtë në oborrin e shkollës gjeti si zakonisht Jorunin. Rrugës për në shtëpi, hapi çantën e shkollës dhe i tregoi kartolinën.

- Kur është vulosur? - pyeti Joruni.

- Me siguri më 15 qershor...

- Jo, prit... 30 qershor 1990 është aty.

- Domethënë dje... ditën pas fatkeqësisë në Liban.

- Unë dyshoj që një kartolinë e nisur nga Libani të vijë në Norvegji për një ditë, - vazhdoi Joruni.

- Veçanërisht kur mendon edhe adresën jo të zakonshme. "Hilde Møller Knag, c/o Sofie Amundsen, shkolla e mesme..."

- Thua të ketë ardhur me postë? Pastaj mësuesi vetëm sa e ka futur në fletoren tënde të hartimit.

- Nuk e di. Dhe as që kam guxim të pyes.

Më shumë nuk folën për kartolinën.

- Do të organizoj një festë të madhe jashtë në kopsht më 24 qershor, - tha Sofia.

- Me djem?

Sofia ngriti supet.

- Nuk jemi të detyruara të ftojmë të gjithë kokëqypat.

- Jurgenin them se mund ta ftosh.

- Po të duash ti. Nuk do të jetë keq të kemi një ketër në kopsht ditën e festës. Meqë ra fjala, do të ftoj edhe Alberto Knoksin.

- Ty të ka ikur mendja.

- E di.

Pastaj biseda vazhdoi derisa u ndanë tek supermarketi.

E para gjë që bëri Sofia kur arriti në shtëpi, ishte të shikonte a ishte Hermesi në kopsht. Sot ai po vinte duke dredhuar midis pemëve.

- Hermes!

Qeni qëndroi për një sekondë pa lëvizur. Sofia e dinte mirë se çfarë po ndodhte në atë sekondë. Qeni dëgjoi që Sofia e thirri, ai do të rikujtonte zërin e saj dhe do të kuptonte nëse ishte ajo që e kishte thirrur. Sapo e dalloi, qeni vrapoi drejt saj.

Në fakt, ndodhën shumë gjëra në një sekondë.

Ai erdhi duke vrapuar, iu fërkua me qafën dhe kërceu me dy këmbët e para.

- Hermes, sa qen i mirë! Kështu, kështu... jo, mos lëpi kështu, merr vesh. Në vend... kështu, po!

Sofia u fut në shtëpi. Tani kërceu edhe Sherakani nga bushet. Ajo u tregua pak skeptike ndaj kafshës së huaj, por Sofia i vuri përpara pjatën me ushqim. Po kështu bëri edhe për zogjtë, la një gjethe sallate për breshkën në banjë dhe shkroi një letër për të ëmën.

Ajo i shkroi se po shpinte Hermesin në shtëpi dhe se do të telefononte, po të mos kthehej deri në orën shtatë.

Kështu u nisën për në qytet. Sofia ishte kujtuar të merrte me vete të holla. Ajo po mendonte që të merrte autobusin, por vendosi ta përjashtojë këtë variant se iu kujtuan fjalët e Albertos lidhur me këtë çështje.

Ndërsa vazhdonte të ecte me Hermesin, mendonte për kafshët.

Cili ishte ndryshimi midis qenit dhe njeriut? Asaj iu kujtua se ç'kishte thënë Aristoteli për këtë gjë. Ai thoshte se njerëzit dhe kafshët janë qenie të gjalla natyrore me shumë karakteristika të përbashkëta. Por kishte edhe një dallim thelbësor midis njeriut dhe kafshës, dhe kjo ishte arsyeja njerëzore.

Si mund të ishte kaq i sigurt për këtë dallim?

Demokriti nga ana e tij mendonte se njerëzit dhe kafshët ishin mjaft të ngjashëm, përderisa që të dy ishin ndërtuar prej atomesh. Ai përmendte gjithashtu se si njerëzit ashtu dhe kafshët nuk kanë shpirt të pavdekshëm. Sipas tij, edhe shpirti është i ndërtuar prej atomesh që shpërndahen në të katër anët, sapo njerëzit vdesin. Ai mendonte edhe se shpirti i njeriut ishte i lidhur në mënyrë të pazgjidhshme me trurin.

Si ishte e mundur që shpirti të ishte i përbërë prej atomesh? Shpirti ishte diçka që nuk mund ta prekje dhe as ta ndieje, si pjesët e tjera të trupit. Shpirti ishte diçka "shpirtërore".

E kishin kaluar Sheshin e Madh dhe po i afroheshin pjesës së vjetër të qytetit. Kur mbërritën tek trotuari ku Sofia kishte gjetur dhjetëkoronëshen, ajo pa poshtë instiktivisht. Dhe aty, pikërisht aty ku ajo ishte përkulur dhe kishte marrë dhjetëkoronëshen para disa ditësh, aty ishte një kartolinë. Ajo tregonte një kopsht me palma dhe portokalle.

Sofia u përkul dhe mori kartolinën. Në të njëjtën kohë Hermesi filloi të hungërojë. Dukej sikur atij nuk i pëlqente që Sofia mori kartolinën.

Në kartolinë shkruhej:

*E dashur Hilde. Jeta është si një zinxhir i gjatë rastësish. Nuk është krejt e pabesueshme që dhjetëkoronëshja që humbe, përfundoi pikërisht këtu. Ndoshta e ka gjetur tek sheshi në Lillesand ndonjë damë e moshuar që priste autobusin për Kristiansand. Nga Kristiansandi do të ketë udhëtuar më tej me tren, për të takuar nipat e saj, dhe shumë orë më vonë, e humbi dhjetëkoronëshen përsëri këtu tek Sheshi i Ri. Më tej është krejtësisht e mundur që e njëjta dhjetëkoronëshe gjatë ditës është gjetur nga ndonjë vajzë, së cilës i duheshin pikërisht dhjetë korona, për t'u kthyer në shtëpi. Kush i di këto punë Hilde, por po të jetë kështu, njeriu mund të pyesë që është, apo nuk është hiri i Zotit pas këtyre punëve.*

*Të fala, babai që mendjen e ka në Lillesand.*

*P.S. Tashmë të kam shkruar se do të ndihmoj të gjesh dhjetëkoronëshen.*

Adresa ishte kjo: "Hilde Møller Knag, c/o kalim i rastit...". Kartolina ishte vulosur më 15 qershor.

Sofia i ngjiti me vrull shkallët pas Hermesit. Me të hapur derën Albertua, ajo i tha:

- Hap rrugën se po vjen postieri!

Ajo mendonte se kishte të drejtë të ishte pak e ngrysur pikërisht tani. Albertua hapi rrugën, për ta lënë që të futej brenda. Hermesi vajti dhe zuri vend tek e ndara si garderobë, njëlloj si herën e fundit.

- Të ka dërguar majori ndonjë kartvizitë tjetër, bija ime?

Sofia e pa me vërejtje. Në fillim vuri re se kishte veshur një kostum të ri. Ajo që binte në sy, ishte një parukë e gjatë kaçurrelë. Mbante një si xhaketë të gjatë me shumë lidhëse, në qafë kishte një shall spitullaq të mëndafshtë dhe mbi kokë një kapele të kuqe. Kishte veshur edhe një palë çorape të bardha dhe në këmbë mbante këpucë me xhufka. Kostumi i kujtonte Sofisë oborrin e Luigjit të 14-të.

- Si... kloun, - i tha dhe i zgjati kartolinën.

- Hm... dhe ke gjetur me të vërtetë një dhjetëkoronëshe tek vendi ku ishte vendosur kartolina?

- Pikërisht.

- Ai po bëhet i padurueshëm, por ndoshta është më mirë kështu.

- Pse?

- Sepse kështu është më lehtë për ta zbuluar. Sa për veshjen time, ajo është njëkohësisht pompoze dhe qesharake, duket sikur bie erë parfumi të lirë.

- Parfum?

- Pa dyshim duket si elegante, por është vetëm një mashtrim. E sheh se si përpiqet të bëjë krahasimin e mbikëqyrjes së tij të fëlliqur mbi ne, me dorën hyjnore të Zotit?

Ai tregoi kartolinën. Pastaj e bëri copa, njëlloj si herën e parë. Për të mos i prishur më tepër humorin, Sofia nuk e përmendi kartolinën që kishte gjetur në fletoren e hartimit në shkollë.

- Ulemi në dhomë, nxënësja ime e dashur. Sa është ora?

- Katër.

- Dhe ne do të flasim për vitet 1600.

Shkuan në dhomën e ndenjjes me tavanin e pjerrët nga hynte drita e ditës. Sofia vuri re se disa nga sendet që kishin qenë herën e fundit ishin lëvizur. Në vend të tyre kishte të tjera.

Mbi tavolinë ishte një kuti e vjetër me një koleksion të vogël gjyslykësh. Në anë të kutisë ishte një libër i hapur. Ai ishte shumë i vjetër.

- Çfarë është ky? - pyeti Sofia.

- Libri është botimi i parë i librit të njohur të *Dekartit* "Diskutimi i metodave". Është i vitit 1637 dhe bën pjesë në margaritarët e koleksionit tim.

- Dhe kutia...

- ...është një koleksion i rrallë gjyslykësh, ose xhamash optikë. Ata janë lëmuar nga filozofi holandez *Spinoza* rreth mesit të viteve 1600. Më kanë kushtuar shumë dhe bëjnë pjesë në gjërat më me vlerë që kam.

- Me siguri do ta kuptoja vlerën e tyre, po ta dija se kush janë Spinoza dhe Dekarti.

- Natyrisht, por të provojmë të futemi në kohën në të cilën kanë jetuar. Fillojmë.

Ata u ulën si herën e fundit, Sofia në një kolltuk të thellë dhe

Alberto Knoksi në divan. Midis tyre ishte tavolina me librin dhe kutinë. Me t'u ulur, Albertua e hoqi parukën dhe e la mbi tavolinë.

- Ne do të flasim për vitet 1600, ose kohën e stilit barok.

- Barok, duket si emër i dëgjuar?

- Fjala "barok" është përdorur për të përshkruar një perlë me forma jo të rregullta. Tipike për periudhën e Barokut ishin format kontradiktore, në kundërshtim me stilin e Rilindjes që ishte i thjeshtë dhe harmonik. Vitet 1600 ishin karakteristike për tensionin midis kontrasteve të papajtueshme. Nga njëra anë ishte optimizmi i pandalshëm i Rilindjes, nga ana tjetër ishin shumë njerëz që kërkonin një qëndrim ekstremist, me një jetë të mbyllur ne vetvete dhe përvuajtshmëri fetare. Si në art, ashtu dhe në jetën reale, takohen forma pompoze dhe të shkëlqyeshme të lulëzimit të jetës. Në të njëjtën kohë u përhapën manastiret që qëndronin larg nga bota.

- Të dyja, pallate krenare dhe manastire të mbyllura.

- Mund ta thuash këtë, po. Një nga thëniet më të preferuara në këtë kohë ka qenë shprehja latine "carpe diem", që do të thotë "mate ditën". Një shprehje tjetër latine që përdorej shpesh ishte "memento mori", që do të thotë "kujtohu që do të vdesësh". Në art, një pikturë mund të paraqeste një mënyrë jetese tepër luksoze, me një kafkë të vogël pikturuar diku në një cep të saj. Në shumë drejtime periudha e Barokut karakterizohet nga shtirja dhe kotësia. Shumë njerëz ishin të zënë edhe me anën tjetër të medaljes. Ata u morën me natyrën e përkohshme të gjërave, që do të thotë se çdo gjë e bukur që shohim rreth nesh, një ditë do të vdesë ose do të shkatërrohet.

- Kjo është e vërtetë. Unë them se është i trishtueshëm mendimi se asgjë nuk zgjat.

- Ti mendon tamam si shumë njerëz në vitet 1600. Edhe politikisht periudha e Barokut ishte e mbushur me kontradikta të mëdha të kohës. Evropa ishte e mbytur në luftëra. Më e keqja ishte "lufta tridhjetëvjeçare", që plasi në shumë vende të kontinentit, nga viti 1618 deri në vitin1648. Në realitet ajo ishte një seri luftërash, nga të cilat më tepër e pësoi Gjermania. Mund të thuhet se lufta tridhjetvjeçare nuk bëri gjë tjetër veçse, pak nga pak, e bëri Francën fuqi dominuese në Evropë.

- Për çfarë luftonin?

- Në pjesën më të madhe ishte një luftë midis protestantëve dhe katolikëve, por bëhet fjalë edhe për pushtet politik.

- Pak a shumë, si në Liban.

- Përveç luftës, vitet 1600 u karakterizuan edhe nga një larmi e madhe klasash. Ti me siguri ke dëgjuar për fisnikërinë franceze dhe oborrin mbretëror të Versajës. Unë nuk e di nëse ke dëgjuar në të njëjtën kohë edhe për varfërinë e madhe të popullit francez. Çdo shfaqje madhështie kushtëzohet nga shfaqja e forcës. Është thënë se situata politike në periudhën e Barokut mund të krahasohet me artin dhe arkitekturën e asaj kohe. Ndërtesat e periudhës së Barokut karakterizoheshin nga shumë grepa dhe gremça. Po kështu edhe jeta politike karakterizohej nga intriga, komplote dhe vrasje.

- Nuk ishte një mbret suedez që e vranë në teatër?

- Ti e ke fjalën për *Gustavin e 3-të,* dhe ky është një shembull i mirë për sa fola më sipër. Por vrasja e Gustavit të 3-të ka ndodhur në vitin 1792, dhe rrethanat ishin plotësisht baroke. Ai u vra në një ballo të madhe me maska.

- Unë mendoja se kjo ka ndodhur në teatër.

- Balloja e madhe me maska u dha në teatër. Pas vrasjes së Gustavit të 3-të mund të themi se periudha e Barokut në Suedi mori fund. Nën të mbretëronte një "absolutizëm i ndritshëm", pak a shumë si nën Luigjin e 14-të, afro njëqind vjet para tij. Gustavi i 3-të ishte gjithashtu njeri i zbrazët që i kishte qejf ceremonitë franceze dhe mënyrën mondane të bisedimit. Kuptohet që ai e donte teatrin...

- Që i mori jetën.

- Po, por teatri ishte në periudhën e Barokut diçka më tepër se një formë arti. Ai ishte gjithashtu simboli më i madh i kohës.

- Simbol i kujt?

- I jetës, Sofi. Unë nuk e di sa herë është thënë gjatë atyre viteve se "jeta është një teatër". Duhet të jetë thënë shumë herë. Pikërisht në periudhën e Barokut teatri pati një lulëzim të madh, me të gjitha format e kulisave dhe makinerive teatrale. Në teatër njeriu ndërtonte një iluzion për skenën, për të zbuluar pastaj që loja në skenë ishte vetëm një iluzion. Kështu, teatri u bë një shfaqje e jetës njerëzore në përgjithësi. Teatri mund të tregonte se "krenaria qëndron para rënies". Kështu mund të jepte një portret të pamëshirshëm të mjerimit njerëzor.

- A jetonte Shekspiri në periudhën e Barokut?

- Ai ka shkruar pjesët e tij të mëdha teatrale rreth vitit 1600. Në këtë mënyrë ai qëndronte me një këmbë tek Rilindja dhe me tjetrën tek Baroku. Tek Shekspiri gjejmë një mori citatesh, ku thuhet se jeta është një teatër. Ke dëshirë të dëgjosh ndonjë?

- Me kënaqësi.

- Në pjesën "As you like it" ai thotë:

*Gjithë bota është një skenë,*
*dhe gjithë burrat dhe gratë, thjesht aktorë*
*që shkojnë e vijnë. Dhe një njeri*
*luan disa role në jetën e tij.*

Ndërsa tek "Makbethi" ai thotë:

*Jeta nuk është gjë tjetër veçse një hije që ecën.*
*Një aktor i mjerë, që shkon krenar dhe përpëlitet lart në skenë*
*dhe pastaj s'dëgjohet më, është një përrallë*
*e treguar nga një idiot, plot tinguj dhe zhurmë,*
*që nuk të thonë asgjë.*

- Kjo është shumë pesimiste.

- Ai tregonte interes për jetën që është e shkurtër. Ti ndoshta e ke dëgjuar citatin e famshëm të Shekspirit.

- "To be or not to be, that is the question."

- Po, këtë e ka thënë Hamleti. Një ditë vijmë vërdallë nëpër tokë, ditën tjetër kemi shkuar.

- Faleminderit. E mora mesazhin.

- Poetët e periudhës së Barokut, kur nuk e krahasonin jetën me një teatër, e krahasonin me një ëndërr. Shekspiri ka thënë: "Jemi bërë ashtu si bëhen ëndrrat, jeta jonë e vogël rrethuar nga gjumi...".

- Kjo është poetike.

- Poeti spanjoll *Kalderoni*, që ka lindur në vitin 1600, ka shkruar një pjesë teatrale që quhet "Jeta është një ëndërr". Aty ai thotë: "Ç'është jeta? Marrëzi. Ç'është jeta? Një iluzion, një hije? E mira e madhe ka pak vlerë, sepse e gjithë jeta është një iluzion..."

- Ndoshta ka të drejtë. Në shkollë kemi lexuar një pjesë teatrale

të titulluar "Jeppe në mal".

- E *Ludvig Holbergut*. Ai ka qenë një figurë e madhe në Skandinavi në periudhën midis Barokut dhe Iluminizmit.

- Jeppen e zë gjumi në një kanal... pastaj zgjohet në krevatin e baronit. Kështu që ai mendon se ka parë ëndërr që ishte vetëm një fshatar i varfër. Pastaj kur e zuri gjumi përsëri, e çuan në anën e kanalit. Aty zgjohet. Kësaj here ai mendonte se kishte qenë në ëndërr në krevatin e baronit.

- Këtë motiv Holbergu e ka huazuar nga Kalderoni dhe Kalderoni e ka huazuar nga përrallat e vjetra arabe të "Një mijë e një netëve". Por krahasimi i jetës me një ëndërr është një motiv, që e gjejmë edhe më thellë në histori, dhe jo më pak në Indi dhe Kinë. Plaku i mençur kinez *Çuangce* ka thënë: Një herë pashë në ëndërr sikur isha flutur dhe tani nuk e di më, a jam Çuangceja që ëndërronte që ishte bërë flutur, apo jam një flutur që po sheh ëndërr se jam Çuangceja.

- Është e pamundur të provosh se cila është e vërtetë.

- Në Norvegji ne kemi një poet të mirëfilltë të periudhës së Barokut që quhet *Peter Das*. Ai ka jetuar nga viti 1647 deri në vitin 1707. Nga një anë ai është marrë me përshkrimin e jetës, nga ana tjetër ai theksonte se vetëm Zoti është i përjetshëm dhe i pandryshueshëm.

- "Zoti është Zot, edhe po të shkretohen vendet, Zoti është Zot edhe po të vdisnin të gjithë."

- Por në të njëjtin psalm, ai përshkruan edhe natyrën e Norvegjisë Veriore, ai shkruan për lloje të ndryshme peshqish. Kjo është tipike për Barokun. Në të njëjtin tekst përshkruhet tokësorja me të tanishmen, dhe qiellorja me të ardhmen. E gjitha kjo të kujton ndarjen e Platonit midis botës konkrete të shqisave dhe botës së pandryshueshme të ideve.

- Po filozofia?

- Edhe ajo u karakterizua nga konflikte të ashpra midis mënyrave diametralisht të kundërta të mendimit. Ashtu si e kemi përmendur, disa filozofë besonin se ekzistenca, e parë thellë, ka natyrë shpirtërore. Një qëndrim i tillë quhet *idealizëm*. Qëndrimi i kundërt quhet *materializëm*. Me këtë kuptojmë një filozofi që thotë se realiteti e ka burimin tek lënda konkrete materiale. Edhe materializmi ka pasur

zëdhënësit e tij në vitet 1600. Ndoshta ai që ka patur më shumë ndikim ka qenë filozofi anglez *Tomas Hobes*. Të gjitha fenomenet, edhe njerëzit e kafshët, përbëhen ekskluzivisht nga pjesëza materiale, thoshte ai. Vetë ndërgjegjija njerëzore, ose shpiri i njeriut, i atribuohet lëvizjes së pjesëzave edhe më të vogla në trurin e tij.

- Ai mendonte njëlloj si Demokriti dy mijë vjet përpara tij.

- Të dy, "materializmi" dhe "idealizmi", e përshkojnë historinë si një fill i kuq. Por shumë rrallë të dyja pikëpamjet kanë qenë të pranishme kaq qartë, sa në periudhën e Barokut. Materializmi mori ushqim të ri nëpërmjet shkencave të reja të natyrës. Njutoni tregoi se të njëjtat ligje të lëvizjes janë të vlefshme për të gjithë universin. Ai thoshte se të gjitha ndryshimet në natyrë, në tokë dhe në hapësirën qiellore, i atribuohen ligjit të gravitacionit dhe ligjit të lëvizjes së trupave. Kështu, gjithçka drejtohet nga të njëjtat ligje të pathyeshme, ose nga e njëjta *mekanikë*. Prandaj, në princip, është e mundur që të llogaritet çdo ndryshim në natyrë me një saktësi matematike. Në këtë mënyrë, Njutoni vendosi tullën e fundit në atë që quhet *pamje mekanike e botës*.

- Ai e mendonte botën si një makinë të madhe.

- Pikërisht. Fjala "mekanikë" vjen nga fjala greke "mehane", që do të thotë makinë. Me këtë rast, vlen të përmendet se as Hobes dhe as Njutoni, nuk panë ndonjë kundërshtim midis pamjes mekanike të botës dhe besimit tek Zoti. Kjo nuk ndodhte gjithmonë midis materialistëve të viteve 1700 dhe 1800. Filozofi dhe mjeku francez, *La Metrie,* ka shkruar në mes të viteve 1700 një libër me titull "L'homme machine", që do të thotë "Njeriu makinë". Ashtu si ka këmba ka muskul për të lëvizur, thotë ai, po ashtu edhe truri ka "muskuj" për të menduar. Më vonë matematikani francez *Laplas* shprehu një pikëpamje mekanike ekstreme në mendimin e mëposhtëm: Në qoftë se një inteligjencë, në një kohë të caktuar, njeh pozicionin e të gjitha grimcave të materies, "asgjë nuk do të jetë e panjohur, dhe e kaluara dhe e ardhmja do të hapen para syve të tij". Pra, gjithçka që ndodh është e paracaktuar. Atë që do të ndodhë e gjen me anën e yjeve. Një pikëpamje e tillë quhet *determinizëm*.

- Kështu njerëzit nuk kanë vullnet të lirë.

- Jo, në këtë mënyrë çdo gjë vjen si rezultat i proceseve mekanike,

edhe mendimet dhe ëndrrat tona. Në vitet 1800, nga materialistët gjermanë u tha se proceset mendore janë në raport me trurin, si urina me veshkat dhe vreri me mëlçinë.

- Por urina dhe vreri janë materiale. Mendimet nuk janë kështu.

- Ke thënë një gjë të rëndësishme tani. Do të tregoj një histori për të njëjtën gjë. Një astronaut rus dhe një kirurg, specialistë për trurin, po diskutonin për fenë. Specialisti i trurit ishte i krishterë, ndërsa astronauti jo. "Unë kam qenë në qiell shumë herë", thoshte astronauti, "por nuk kam parë asnjëherë as Zotin dhe as engjëjt". "Edhe unë kam operuar shumë tru të zgjuar", u përgjigj specialisti i truve, "por asnjëherë nuk kam parë ndonjë mendim."

- Por kjo nuk do të thotë se mendimet nuk ekzistojnë.

- Kjo nënvizon faktin se mendimet janë diçka krejt tjetër nga gjëra të tilla që mund të operohen dhe ndahen vazhdimisht në pjesë të tjera më të vogla. Nuk është lehtë, për shembull, të operosh një zhgënjim. Një gjë e tillë është shumë e thellë për t'u operuar. Një filozof i rëndësishëm i viteve 1600, që quhet *Leibnic*, ka thënë se ndryshimi midis materiales dhe shpirtërores është se, e para ndahet në pjesë të vogla dhe më të vogla, por shpirti nuk mund të ndahet në dysh.

- Jo. Çfarë lloj thike do të përdorej në këtë rast?

Albertua vetëm tundi kokën. Pastaj duke treguar tavolinën midis tyre tha:

- Dy filozofët më të rëndësishëm të viteve 1600 ishin Dekarti dhe Spinoza. Edhe ata patën kundërshti lidhur me çështje të tilla si marrëdhëniet midis "shpirtit" dhe "trupit". Ne do t'i shohim këta të dy nga afër.

- Fillo, por po të mos kemi mbaruar deri në orën shtatë, duhet të telefonoj.

## DEKARTI

***...ai donte të hiqte të gjitha materialet e vjetra nga sheshi i ndërtimit...***

Albertua ishte ngritur dhe kishte vënë kapelen e kuqe. Tani e la mbi një stol dhe u ul përsëri në divan.

- *Rene Dekarti* ka lindur në vitin 1596 dhe ka jetuar në disa vende evropiane. Ende i ri, kishte dëshirë të madhe të njihte thellë natyrën e njeriut dhe universit, por pasi studioi filozofi, u bind plotësisht për paditurinë e tij.

- Afërsisht si Sokrati.

- Ashtu si Sokrati, ai ishte i bindur që njohuritë e thella mund të na i japë vetëm arsyeja. Ne nuk mund të besojmë asnjëherë ato që janë shkruar në librat e vjetër. Ne nuk duhet t'u besojmë plotësisht shqisave.

- Edhe Platoni kështu mendonte. Ai thoshte se vetëm arsyeja mund të na japë njohuri të vërteta.

- Pikërisht. Ka një linjë që fillon nga Sokrati dhe Platoni duke kaluar nga Augustini deri tek Dekarti. Të katër ishin racionalistë tipikë. Ata mendonin se arsyeja është i vetmi burim i sigurt për dituritë. Pas studimeve të thella, Dekarti arriti në përfundimin se ishte e pamundur t'u besoje njohurive që kishin ardhur nga Mesjeta. Ndoshta mund ta krahasosh me Sokratin që nuk i besonte pamjes së përgjithshme të sheshit në Athinë. Dhe çfarë mund të bëjë njeriu në këto kushte, Sofi? Di të më përgjigjesh për këtë?

- Njeriu fillon të filozofojë sipas mënyrës së tij.

- Ashtu është. Dekarti vendosi të udhëtojë nëpër Evropë, si Sokrati që e kaloi jetën duke biseduar me njerëzit në Athinë. Ai thotë se vendosi të kërkonte të gjitha njohuritë që mund të gjendeshin, si brenda vetes së tij, ashtu dhe në "librin e madh botëror". Kështu ai u fut në ushtri dhe në këtë mënyrë qëndroi për njëfarë kohe në shumë shtete të Evropës Qendrore. Më vonë jetoi disa vjet në Paris, por në

vitin 1629 shkoi në Holandë, ku jetoi afërsisht njëzet vjet, duke punuar për shkrimet e tij filozofike. Në vitin 1649 u ftua në Suedi nga mbretëresha Kristina, por qëndrimi në atë që ai e quante vend i "arinjve, akullit dhe shkëmbinjve", i solli një goditje pneumonie dhe vdiq në vitin 1650.

- Ai ishte vetëm pesëdhjetë e katër vjeç kur vdiq.

- Por në filozofi pati një ndikim të madh pas vdekjes së tij. Mund ta themi pa e tepruar se Dekarti është themeluesi i filozofisë moderne. Me rizbulimet e mëdha mbi njeriun dhe natyrën në Rilindje, lindi përsëri nevoja për mbledhjen dhe renditjen e mendimeve të kohës në një sistem të vetëm filozofik. I pari që e ndërtoi këtë sistem ishte Dekarti, pas tij vazhdoi Spinoza dhe Leibnici, Loke dhe Berkelei, Hume (Jumi) dhe Kanti.

- Çfarë do të thotë "sistem filozofik"?

- Me këtë kuptojmë një filozofi të ndërtuar krejt nga fillimi dhe provon të gjejë përgjigje për të gjitha problemet e rëndësishme filozofike. Antikiteti kishte ndërtuesit e mëdhenj të sistemeve si Platoni dhe Aristoteli. Mesjeta kishte Tomas Akuinasin që donte të ndërtonte një urë midis filozofisë së Aristotelit dhe teologjisë kristiane. Pastaj erdhi Rilindja me një përzierje mendimesh të vjetra dhe të reja mbi natyrën dhe shkencën, Zotin dhe njerëzit. Për herë të parë, në vitet 1600, filozofia u përpoq t'i mblidhte mendimet e reja në një sistem të qartë filozofik. I pari që e bëri këtë ishte Dekarti. Ishte ai që ngriti zërin për të pasur një projekt të rëndësishëm filozofik për brezin që do të vinte. Me sa dimë, mbi të gjitha, ai trajtoi problemin e *njohurive të mirëfillta*. Çështja tjetër e rëndësishme që trajtoi ai, ishte *raporti midis shpirtit dhe trupit*. Të dyja këto çështje do të bëheshin objekt diskutimi për 150 vjetët e ardhshëm.

- Ka qenë jashtë kohës së tij.

- Por problemi mbetet aktual. Kur bie fjala për të marrë dijeni të mirëfillta, ka shumë njerëz që bien në një *skepticizëm* filozofik total. Ata thonë se njeriu duhet të pranojë që nuk di asgjë. Mirëpo Dekarti nuk ishte dakord me këtë gjë. Po ta kishte pranuar këtë, nuk do të kishte qenë një filozof i vërtetë. Përsëri mund të bëjmë një paralelizëm me Sokratin që nuk ishte dakord me skepticizmin e sofistëve. Pikërisht në kohën e Dekartit, shkencat e reja të natyrës kishin zhvilluar një

metodë, e cila jepte një përshkrim të mirëfilltë të proceseve natyrore. Dekarti pyeste veten, nëse gjendej ndonjë metodë e tillë e sigurt dhe e saktë edhe për refleksionet filozofike.

- E kuptoj.

- Por kjo është vetëm një gjë. Ndërkohë fizika e re kishte ngritur problemin e natyrës së materies, si dhe cila mbizotëron në proceset fizike në natyrë. Shumë e më shumë njerëz ishin në favor të kuptimit mekanik të natyrës. Sa më mekanike shfaqej bota fizike, aq më i mprehtë bëhej problemi i raporteve të trupit me shpirtin. Para viteve 1600, ishte e zakonshme të shihej shpirti si një lloj "frymëmarrje e jetës", që përshkon të gjitha qeniet e gjalla. Kuptimi i mirëfilltë i fjalës "shpirt" është "frymë" ose "frymëmarrje", në të gjitha gjuhët evropiane. Për Aristotelin shpirti ishte i pranishëm në të gjithë organizmin, si "koncept jetësor" i tij dhe i pandashëm nga trupi. Për këtë ai fliste edhe për "shpirt bimor" dhe "shpirt shtazor". Për herë të parë në vitet 1600, filozofët bënë një dallim të prerë midis shpirtit dhe trupit. Arsyeja ishte se të gjitha objektet fizike, edhe trupi i kafshës dhe trupi i njeriut, u shpjeguan si procese mekanike. Por shpirti i njeriut nuk mund të ishte pjesë e kësaj "makinerie trupore". Atëherë, çfarë ishte shpirti? Jo më pak, duhej shpjeguar përsëri, se si diçka "shpirtërore" ishte në gjendje të vinte në lëvizje një proces mekanik.

- Në të vërtetë është një gjë jo e zakonshme për t'u menduar.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Po të dua të lëviz njërën dorë, hop, dora lëviz vetë. Ose po të dua të vrapoj tek autobusi, menjëherë këmbët fillojnë të lëvizin si shkopinj tamburi. Një herë tjetër mendoj për diçka të trishtueshme: menjëherë fillojnë lotët të rrjedhin. Kështu, duhet të ketë ndonjë lidhje misterioze midis trupit dhe shpirtit.

- Pikërisht ky problem e vuri mendjen e Dekartit në lëvizje. Ashtu si Platoni ai ishte i bindur se ka një ndarje të prerë midis "shpirtit" dhe "materies". Por, për pyetjen se si ndikon trupi mbi shpirtin, ose shpirti mbi trupin, Platoni nuk kishte ndonjë përgjigje.

- Atë nuk e kam as unë, por jam kureshtare të di se çfarë thotë Dekarti për këtë.

- Të ndjekim arsyetimin e tij.

Albertua tregoi me gisht librin që ishte mbi tavolinën midis tyre

dhe vazhdoi:

- Në këtë libër të vogël, "Diskutim për metodën", Dekarti ngre problemin e metodës që duhet të përdorë filozofi, kur duhet të zgjidhë një problem filozofik. Shkencat e natyrës tashmë e kishin metodën e tyre...

- Këtë e the më parë.

- Dekarti i jepte rëndësi faktit që nuk duhet të pranojmë një të vërtetë, pa qenë krejtësisht të qartë dhe të bindur se ajo është e tillë. Për ta arritur këtë është e nevojshme që problemin për zgjidhje ta ndajmë në sa më shumë pjesë që të jetë e mundur. Pastaj duhet të fillojmë me mendimin më të thjeshtë. Mund të thuash ndoshta se çdo mendim i veçantë duhet të "peshohet dhe të matet", pak a shumë, si thoshte Galilei që çdo gjë duhet të matet dhe ajo që nuk mund të matet, duhet të bëhet e matshme. Dekarti mendonte se filozofia duhet të kalonte nga më e thjeshta deri tek më e ndërlikuara. Kështu bëhet e mundur që të krijohet një bindje e re. Në fund, duhet që, nëpërmjet një numrimi të vazhdueshëm dhe një kontrolli të rreptë, të sigurohemi se asgjë nuk është lënë jashtë. Vetëm tani konkluzioni filozofik është në rrezen tënde të veprimit.

- Duket si detyrë matematike.

- Po, Dekarti ishte matematikan. Ai shihet si baba i gjeometrisë analitike dhe ka dhënë një ndihmesë të rëndësishme edhe për algjebrën. Ai përdorte "metoda matematike" edhe kur bëhej fjalë për refleksione filozofike. Ai donte t'i vërtetonte të vërtetat filozofike, pak a shumë, në të njëjtën mënyrë që vërtetohet një teoremë. Me fjalë të tjera, ai donte të përdorte të njëjtin instrument që përdorim kur punojmë me numra, domethënë *arsyen*. Vetëm arsyeja mund të na bindë plotësisht. Nuk është dhe aq e qartë a duhet t'u besojmë shqisave. Ne tashmë kemi folur për afërsinë e tij me Platonin, që kishte vrojtuar se matematika dhe numrat na japin njohuri më të sakta se dëshmitë e shqisave.

- Por a është e mundur të zgjidhësh probleme filozofike në këtë mënyrë?

- Do të kthehemi prapa tek arsyetimi i Dekartit. Qëllimi i tij ishte të krijonte një bindje të vërtetë mbi natyrën e jetës dhe filloi duke pasur parasysh se, së pari, duhet të dyshonte për gjithçka. Ai,

në asnjë mënyrë, nuk donte ta ngrinte sistemin e tij filozofik mbi rërë.

- Po lëvizi themeli, mund të rrëzohet e gjithë shtëpia.

- Faleminderit për ndihmën, bija ime. Me këtë Dekarti nuk do të thotë se duhet të dyshosh patjetër në çdo gjë, por në parim është e mundur të dyshosh për gjithçka. Nuk është dhe aq e sigurt që i zgjerojmë njohuritë tona filozofike duke lexuar Platonin ose Aristotelin. Mund të themi se zgjerojmë njohuritë tona historike, por jo njohjen tonë mbi botën. Për Dekartin ishte e rëndësishme që të largohej nga të gjitha idetë e vjetra, para se të fillonte hulumtimet e tija filozofike.

- Ai donte t'i largonte të gjitha materialet e vjetra nga sheshi i ndërtimit, para se të fillonte të ndërtonte shtëpinë nga e para.

- Po. Për të qenë i sigurt që ndërtesa e re e mendimeve do të qëndronte më këmbë, ai përdori vetëm materiale të reja dhe të freskëta. Por dyshimi i Dekartit u thellua edhe më tepër. Ne nuk duhet të besojmë asnjëherë atë që na tregojnë shqisat, thoshte ai, sepse mund të na zhgënjejnë.

- Si është e mundur?

- Kur ëndërrojmë, duket sikur ëndrra është e vërtetë. Ku është dallimi midis asaj që ndiejmë kur jemi në ëndërr, me atë që ndiejmë kur jemi zgjuar? "Kur e vrojtoj me kujdes, nuk gjej asnjë provë bindëse për ndryshimin midis gjendjes zgjuar dhe të qenit në ëndërr", shkruan Dekarti. Dhe ai vazhdon: "Si mund të jesh i sigurt që e gjithë jeta jote nuk është një ëndërr?"

- Jeppe në mal sigurisht besonte se ëndërronte që kishte qenë në krevatin e baronit.

- Dhe kur ishte në krevatin e baronit, besonte se jeta si fshatar i varfër kishte qenë vetëm një ëndërr. Kështu, Dekarti përfundoi në dyshimin absolut për çdo gjë. Shumë filozofë para tij, i kishin përfunduar në të njëjtën mënyrë vrojtimet e tyre filozofike.

- Në këtë mënyrë ata nuk shkuan shumë larg.

- Dekarti e filloi punën pikërisht nga kjo pikë zero. Ai arriti në përfundimin se duhej dyshuar në gjithçka. Kjo ishte e vetmja gjë, për të cilën ishte i sigurt. Dhe tani ka një gjë që e shqetëson: Gjëja për të cilën është krejt i sigurt është dyshimi për gjithçka. Por kur ai

dyshon, është i sigurt që mendon, dhe kur mendon, duhet të jetë e sigurt që është një qenie që mendon. Kështu që ai e pranoi vetë: "Cogito, ergo sum."

- Që do të thotë?

- "Unë mendoj, kështu që jam unë."

- Nuk jam shumë e çuditur që arriti në këtë përfundim.

- Mjaft e vërtetë. Shiko se me çfarë sigurie intuitive e kuptoi se ishte një qenie që mendon. Të kujtohet si thoshte Platoni se ajo që kapim me arsye është më reale se ajo që perceptojmë me shqisa? E njëjta gjë mund të thuhet edhe për Dekartin. Ai kupton jo vetëm që është një qenie që mendon, por ai njëkohësisht kupton se kjo qenie që mendon është më reale se bota fizike që perceptojmë me shqisat. Dhe ai vazhdon më tej.

- Vazhdojmë dhe ne.

- Dekarti pyeti veten a ka ndonjë gjë tjetër që ai e kupton me të njëjtën siguri intuitive, si ajo që ai është një qenie që mendon. Ai erdhi në përfundimin se kishte në mendje një mendim të qartë për qenien perfekte. Këtë ide ai e ka pasur vazhdimisht dhe ishte i bindur që kjo ide nuk kishte mundësi të vinte nga vetja e tij. Mendimi për qenien perfekte, nuk mund të vijë nga një qenie jo perfekte, thoshte ai. Kështu që mendimi mbi qenien perfekte vjen nga një qenie perfekte, ose, me fjalë të tjera, nga Zoti. Ekzistenca e Zotit ishte për Dekartin po aq e qartë sa dhe ekzistenca e qenies që mendon.

- Unë mendoj se tani filloi të nxjerrë përfundime të shpejta. Ai ishte më i kujdesshëm në fillim.

- Shumë njerëz e kanë treguar këtë si pikën e dobët të Dekartit, por ti the përfundime. Në fakt, nuk mund të flitet për ndonjë provë. Dekarti mendonte vetëm se të gjithë e kemi idenë e një qenieje perfekte dhe vetë të qenit e kësaj ideje, është një fakt se qenia perfekte ekziston. Qenia perfekte nuk mund të jetë perfekte, në qoftë se nuk ekziston. Për këtë nuk do të kishim ndonjë ide të qenies perfekte, në qoftë se nuk do të gjendej një qenie e tillë. Meqenëse ne jemi jo perfektë, nuk mund të vijë nga ne ideja e prejardhjes perfekte. Sipas Dekartit, ideja e Zotit është një ide e lindur. Ajo është e vulosur mbi ne qysh në lindje ashtu "si mjeshtri vë vulën e tij mbi punën që ka nxjerrë".

- Por vetëm sepse unë kam idenë për një "krokofant", nuk do të thotë që krokofanti ekziston me të vërtetë.

- Dekarti do të thoshte se nuk ekziston koncepti i "krokofantit". Përkundrazi, në qoftë se koncepti "një qenie e përsosur" ekziston, atëherë një qenie e tillë ekziston. Sipas Dekartit kjo është po aq e sigurt, sa dhe ideja që të gjitha pikat e një rrethi janë të baraslarguara nga qendra e tij. Pra, nuk mund të bëhet fjalë për një rreth, po të mos plotësohet kushti i mësipërm. Po kështu, nuk mund të bëhet fjalë për një "qenie të përsosur", po të mungojë karakteristika më e rëndësishme e saj, vetë ekzistenca e saj.

- Është një mënyrë krejt e veçantë të menduari kjo.

- Është një mënyrë të menduari tipike "racionale". Dekarti mendonte ashtu si Sokrati dhe Platoni, se ka një lidhje midis mendimit dhe të qenit. Sa më i qartë të jetë mendimi, aq më i sigurt është të qenit e tij.

- Përderisa arriti në përfundimin se është një qenie që mendon, patjetër që gjendet një qenie perfekte.

- Dhe me këtë pikënisje, ai vazhdoi më tej. Realiteti i jashtëm mund të mendohet se është fantazi. Por realiteti i jashtëm ka disa karakteristika që i kapim me anë të shqisave. Një nga ato është raporti matematik, që do të thotë se ne mund të matim dhe mund të matim pikërisht gjatësinë, gjerësinë dhe lartësinë. Karakteristika të tilla "sasiore" janë aq të qarta për arsyen sa dhe unë që jam një qenie që mendoj. Karakteristika "cilësore" si, ngjyra, era dhe shija, në të kundërtën, janë të lidhura drejtpërdrejt me shqisat dhe, në fakt, nuk përshkruajnë realitetin e jashtëm.

- Sidoqoftë, natyra nuk është një ëndërr.

- Jo, dhe në këtë pikë Dekarti i drejtohet përsëri konceptit tonë mbi qenien perfekte. Kur arsyeja kap diçka qartë dhe kthjellët, si në rastin e matematikës, ajo është patjetër ashtu. Sepse një Zot perfekt nuk luan me ne. Dekarti thotë se, në saje të "Garancisë së Zotit", çdo gjë që kuptojmë me arsye i përgjigjet realitetit.

- Vazhdojmë. Tani kemi arritur deri aty ku ai pranon se është një qenie që mendon, pra një qenie e arsyeshme, që ka një Zot dhe për këtë ka një realitet të jashtëm.

- Mirëpo realiteti i jashtëm është krejt ndryshe nga realiteti i

mendimeve. Dekarti konstatoi se ka dy forma të realitetit, ose dy "lëndë". Lënda e parë është *mendimi* ose "shpirti", lënda tjetër është *masa* ose "materia". Shpirti është vetëm ndërgjegjësor, ai nuk zë ndonjë vend në hapësirë dhe për këtë nuk mund të ndahet në pjesë të tjera më të vogla. Materia, në të kundërtën, është vëllimore. Ajo zë vend në hapësirë dhe mund të ndahet vazhdimisht në copa të vogla e më të vogla, por nuk është e ndërgjegjshme. Sipas Dekartit të dyja lëndët burojnë nga Zoti, sepse vetëm Zoti ekziston i pavarur nga ndonjë gjë tjetër. Edhe pse të dyja, "mendimi" dhe "masa", burojnë nga Zoti, janë krejt të pavarura nga njëra-tjetra. Mendimi është krejt i lirë në raport me materien, dhe e kundërta, proceset materiale veprojnë në mënyrë të pavarur nga mendimi.

- Kështu, ai e ndau krijimin e Zotit në dysh.

- Ashtu është. Ne themi se Dekarti është *dualist*, që do të thotë se ai ndjek vijën e një ndarjeje të thellë midis realitetit të mendimit dhe realitetit vëllimor. Vetëm njerëzit, për shembull, kanë shpirt. Kafshët i përkasin krejtësisht realitetit vëllimor. Jeta dhe lëvizjet e tyre bëhen në mënyrë mekanike. Dekarti i shikonte kafshët si një lloj automati i ndërlikuar. Për sa i përket realitetit vëllimor, ai ka një botëkuptim mekanik, pra, materialist.

- Nuk më besohet që Hermesi të jetë një makinë ose një automat. Dekarti nuk e ka provuar kurrë çdo të thotë të duash ndonjë kafshë. Po me ne si është puna? Edhe ne jemi automatë?

- Po dhe jo. Dekarti arriti në përfundimin se njerëzit janë dygenësorë (dualë), domethënë *mendojnë* dhe *zënë vend* në hapësirë. Kështu njerëzit i kanë të dyja, shpirtin dhe trupin. Diçka të ngjashme kanë thënë Augustini me Tomas Akuinasin. Ata mendonin se njeriu ka një trup ashtu si kanë dhe kafshët, dhe një shpirt ashtu si engjëjt. Sipas Dekartit, trupi i njeriut është një makinë e përsosur. Por njerëzit kanë edhe shpirt, i cili mund të veprojë në mënyrë krejt të pavarur nga trupi. Proceset trupore nuk e kanë këtë pavarësi, ato ndjekin ligjet e tyre individuale. Ajo që mendojmë me arsye, nuk ndodh në trup. Ajo ndodh në mendjen tonë, është fare e pavarur nga realiteti vëllimor. Marr leje të vë në dukje se Dekarti nuk e mohonte mundësinë që edhe kafshët mund të mendojnë, por në qoftë se kafshët e kanë këtë dhunti, duhet që i njëjti dualizëm të jetë i vlefshëm edhe për to.

- Për këtë folëm më përpara. Kur vrapoj për të kapur autobusin, fillon të lëvizë i gjithë "automati" dhe në qoftë se e humbas atë, fillojnë të më bien lotët.

- Vetë Dekarti nuk mund ta mohonte se ka një ndikim të ndërsjellë midis shpirtit dhe trupit. Për sa kohë që shpirti është në trup, thoshte ai, është i lidhur me trupin nëpërmjet një organi të veçantë në tru, që e quante "gjendra e boçes". Këtu ndodh ndikimi i ndërsjellë midis "shpirtit" dhe "materies". Kështu, mendja, në mënyrë konstante, ndikohet nga ndjenjat dhe pasionet që janë të lidhura me nevojat e trupit. Mendja mund të shkëputet nga impulse të tilla "të dobëta" dhe të operojë në mënyrë të pavarur prej trupit. Qëllimi është të lejojë arsyen për të marrë drejtimin, sepse edhe sikur të kem dhembje të mëdha në stomak, shuma e këndeve të një trekëndëshi është dhe do të jetë 180 gradë. Kështu, mendja ka aftësinë të dalë mbi nevojat e trupit dhe të paraqitet "arsyeshëm". Në këtë aspekt mendja është superiore në krahasim me trupin. Këmbët tona mund të plaken dhe të dridhen, shpina mund të na dalë dhe dhëmbët mund të na bien, por dy plus dy janë dhe do të bëjnë gjithnjë katër, derisa të mbetet arsye tek ne, sepse arsyeja nuk plaket dhe as shtrembërohet. Është trupi ynë që plaket. Për Dekartin arsyeja është "shpirti". Pasionet bazë dhe ndjenja, si dëshira dhe urrejtja, janë të lidhura më shumë me funksionet trupore dhe për pasojë me realitetin vëllimor.

- Nuk jam shumë e qartë si e krahason Dekarti trupin me një makinë apo automat.

- Krahasimi bëhet për faktin që njerëzit në kohën e Dekartit ishin magjepsur shumë pas makinave dhe mekanizmave të orëve që punonin vetë. Fjala automat do të thotë pikërisht diçka që lëviz vetë. Në fakt, kjo "që lëviz vetë" është vetëm një iluzion. Një orë astronomike, për shembull, është ndërtuar dhe kurdisur nga duart e njerëzve. Dekarti fiton një pikë këtu, sepse aparate të tilla jo të natyrshme janë montuar thjesht dhe kanë vetëm pak pjesë, po ta krahasosh me numrin e madh të kockave, muskujve, nervave, venave dhe arterieve, me të cilat është ndërtuar trupi i njeriut dhe i kafshës. Nuk mund të ndërtonte Zoti një trup kafshe ose një trup njeriu duke u bazuar vetëm në ligjet e mekanikës.

- Sot flitet shumë për "zgjuarsi artificiale".

- Po, është fjala për automatët e kohës sonë. Ne kemi krijuar makina që na bëjnë të besojmë se janë me të vërtetë të zgjuara. Makina të tilla do ta kishin lënë pa mend Dekartin. Ndoshta do të fillonte të dyshonte që arsyeja njerëzore të ishte aq e lirë dhe e pavarur sa besonte ai, sepse ka filozofë që mendojnë se jeta shpirtërore e njerëzve nuk është e lirë nga proceset trupore. Shpirti i njeriut është natyrisht shumë më i ndërlikuar se ndonjë program kompjuterik, por ndonjë beson se ne jemi po aq të kufizuar sa dhe programe të tilla. Por këtu do të tregoj diçka, Sofi.

Albertua tregoi një tavolinë të madhe shkrimi në anën tjetër të dhomës. Aty ishte një kompjuter i vogël. Ai vajti atje dhe Sofia e ndoqi pas.

Albertua e vuri kompjuterin në punë dhe pas pak doli një "C" lart në cep të ekranit. Ai shkroi "Laila" dhe tha:

- Ky është një program i përparuar bisedash.

Pas pak doli në ekran një tekst:

"Hai, unë quhem Laila. A je ulur?"

Sofia preku dy tasta:

"Po", shkroi ajo, megjithëse nuk ishte ulur ende. Albertua i afroi një stol.

"Si quhesh?", doli në ekran.

"Sofie Amundsen", shkroi Sofia dhe makina u përgjigj:

"Rruga e Tërfilit, Nr. 3. Është kënaqësi që takohem me ty, Sofi. Gëzohesh për pesëmbëdhjetëvjetorin tënd?"

Sofia u befasua. Alberto i vuri një dorë mbi sup dhe tha:

- Unë i kam dhënë vetëm emrin tënd, adresën dhe ditën e lindjes. Është njëlloj sikur paraqitesh në një shoqëri për herë të parë. Është mirë të dish diçka paraprakisht.

"Jo keq", shkroi Sofia.

"Mos nuk je mirë, Sofi? Duhet të flasësh me fjali të plota."

"Faleminderit. Jam shumë mirë. Mund të pyes për diçka?"

"Gëzohem që je shumë mirë. Urdhëro dhe pyet për diçka."

"Sa vjeç je?", shkroi Sofia.

"Unë jam ndërtuar në Atlanta më 8 gusht 1988, por jam përkthyer në norvegjisht nga Shkolla e Lartë Teknike norvegjeze, më 28 mars 1990."

"Gosh!"
"Të thashë që duhet të përgjigjesh me fjali të plota."
"Unë thashë vetëm gosh."
"Unë nuk e kuptoj zhargonin. Unë njoh më shumë se 100.000 fjalë dhe më afër 'gosh'-it është 'gospel'."
"Kjo do të thotë evangelium."
"Je kristiane, Sofi?"
"Nuk e di."
"Si rregull të mos dish, është një hap drejt njohurive të reja."
"Të njëjtën gjë do të kishte thënë edhe Sokrati, dhe për këtë arsye, edhe Dekarti."
"Sokrati ishte një filozof grek që ka jetuar nga viti 470 deri në vitin 399 para Krishtit. Për më tepër, shtyp F7. Dekarti ishte një filozof francez që ka jetuar nga viti 1596 deri në vitin 1650. Për më tepër, shtyp F8."
"Faleminderit, mjafton. Mund të pyes për një gjë tjetër?"
"Gëzohem që mjafton. Vazhdo të pyesësh për një gjë tjetër."
Albertua qeshi lehtë. Sofia shkruajti:
"Kush është Hilde Møller Knag?"
"Hilde Møller Knag banon në Lillesand dhe është po aq vjeçe sa Sofie Amundsen."
"Nga e di ti këtë?"
"Nuk e di se si, por e gjeta në një vend në hard disk."
Sofia ndjeu një dorë në sup.
- Unë i kam hedhur në program ato pak të dhëna që kemi për Hilden.
"Di më tepër për Hilden?", shkroi Sofia.
"Babai i Hildes është vëzhgues i Kombeve të Bashkuara në Liban. Ai mban gradën e majorit dhe i dërgon rregullisht kartolina vajzës së tij."
"Unë dua që ta gjesh atë!"
"Nuk mundem. Ai nuk është në ndonjë nga kolonat e mia dhe unë nuk jam lidhur me ndonjë kompjuter tjetër."
"Unë thashë: Gjeje atë!!!!"
"Je e zemëruar, Sofi? Kaq shumë pikëçuditëse janë shenjë e një emocioni të papërmbajtshëm."

"Dua të flas me babanë e Hildes."

"Ti ke probleme vetëkontrrolli. Dëshiron të flasim për fëmijërinë tënde, shtyp F9."

Albertua i vuri përsëri dorën në sup:

- Ajo ka të drejtë. Kjo nuk është sferë kristali, bija ime. "Laila" është vetëm një program.

"Mbylle gojën!", shkroi Sofia tani.

"Si të duash, Sofi. Njohja jonë zgjati vetëm trembëdhjetë minuta e pesëdhjetë e dy sekonda. Unë jam në gjendje t'i kujtoj të gjitha sa thamë. Tani po e mbyll programin."

Shenja "C:" doli përsëri në ekran.

- Tani mund të fillojmë përsëri, - tha Albertua.

Por Sofia i kishte shkruar tashmë germat e reja.

"Knag", kishte shkruar ajo.

Sekondën tjetër doli kjo gjë në ekran:

"Këtu jam."

Tani ishte Albertua që u befasua.

"Kush je ti?", shkroi Sofia

"Major Alberto Knag në shërbimin tuaj. Vij drejt nga Libani. Cilat janë urdhrat tuaja?"

- Kjo është më e keqja që kam parë, - psherëtiu Alberto. - Mausi është strukur tani tek hard disku.

Ai e ngriti Sofien nga stoli dhe u ul vetë para tastierës.

"Si ke mundur të futesh në konpjuterin tim?", shkroi ai.

"Çikërrima, i dashur koleg. Unë jam tamam atje ku dua të jem."

"Ti virus kompjuterash i neveritshëm!"

"Shiko, shiko! Për momentin po paraqitem si virus ditëlindjeje. Më lejoni të dërgoj një përshëndetje të veçantë?"

"Faleminderit, kemi mjaft nga ato."

"Do të jem i shpejtë: Gjithçka është për ty Hilde. Edhe një herë të uroj nga zemra pesëmbëdhjetëvjetorin. Do të më falësh për rrethanat, por dua që urimet e mia të jenë kudo ku shkon ti. Përshëndetje babai, që e ka marrë malli të jetë afër teje."

Përpara se Albertua të arrinte të shkruante diçka, doli shenja "C:" në ekran.

Alberto shtypi "dir knag*:*" dhe tani dolën këto të dhëna në

ekran:

knag.lib147.46315/06-9012.47

knag.lil 326.43923/06-9022.34

Albertua shkroi "erase knag*.*" dhe e fiku kompjuterin.

- Kështu tani e përzura, - tha ai. - Por është e pamundur të thuash se kur do të duket përsëri.

Ai qëndronte ulur duke vështruar kompjuterin, pastaj shtoi:

- Më e keqja nga të gjitha ishte emri Albert Knag...

Për herë të parë, Sofia vuri re ngjashmërinë e emrave. Albert Knag dhe Alberto Knoks. Por Albertua ishte kaq i hidhëruar, saqë ajo nuk guxoi t'i thotë ndonjë gjë. Ata shkuan dhe u ulën përsëri tek tavolina.

## SPINOZA

### *...Zoti nuk është aktor teatri kukullash...*

Ata ndenjën ulur një copë herë. Më në fund, Sofia foli vetëm sa për ta nxjerrë Alberton nga mendimet e thella:

- Dekarti duhet të këtë qenë njeri i shquar. U bë i famshëm?

Alberto psherëtiu thellë para se të përgjigjej.

- Ai pati një ndikim të madh dhe veçanërisht tek një filozof tjetër. E kam fjalën për filozofin holandez *Barush Spinoza*, që ka jetuar nga viti 1632 deri në vitin 1677.

- Do të më tregosh edhe për të?

- Kështu ishte plani dhe nuk do ta ndërpresim për arsye të provokacioneve ushtarake.

- Po dëgjoj me vëmendje.

- Spinoza bënte pjesë në komunitetin izraelit të Amsterdamit, por e përjashtuan nga komuniteti për herezi. Asnjë filozof i kohëve të reja nuk ka qenë kaq i përndjekur për idetë e tij, sa ky njeri. U arrit deri aty, sa u përfol edhe për një tentativë vrasjeje. Arsyeja ishte se ai kritikoi besimin zyrtar. Ai thoshte se vetëm dogmat e ngurta dhe ritualet e jashtme e kanë mbajtur gjallë krishterimin dhe fenë çifute. Ai ishte i pari që zbatoi atë që quhet shpjegim "historiko-kritik" i Biblës.

- Kam nevojë për sqarime!

- Ai thoshte se as edhe një germë e Biblës nuk ishte frymëzuar nga Zoti. Kur lexojmë Biblën, duhet të mendojmë gjithë kohën se kur është shkruar ajo. Një lexim i tillë "kritik" zbulon gjithashtu një varg mospërputhjesh midis shkrimeve të ndryshme. Në *Testamentin e Ri* takojmë gjithashtu Jezusin, që mund ta quajmë zëdhënës të Zotit. Mësimet e Jezusit paraqesin një çlirim nga fanatizmi i fesë çifute. Jezusi predikonte një "fe të arsyeshme", që e vendoste dashurinë në shkallën më të lartë. Spinoza e ka fjalën si për dashurinë ndaj Zotit, ashtu dhe dashurinë midis njerëzve. Megjithatë, edhe krishterimi ngriu

shpejt në dogma të ngurta dhe rituale të jashtme.

- Më duket se mendime të tilla nuk gëlltiten kollaj, si nga kishat, ashtu dhe nga sinagogat.

- Kur punët shkuan keq, Spinoza u braktis edhe nga familja e tij. Ata provuan t'i heqin të drejtën e trashëgimisë, për shkak të herezisë së tij. Paradoksal është fakti se ishin pak ata që kishin folur kaq hapur për lirinë e fjalës dhe tolerancën fetare, sa Spinoza. Armiqësia që grumbulloi rreth vetes, e detyroi të bëjë një jetë të thjeshtë, duke u dhënë krejtësisht pas filozofisë. Për të jetuar, lëmonte syze optike, disa prej të cilave janë këtu tek unë.

- Të lë mbresë.

- Ka diçka simbolike në faktin që ai jetonte duke lëmuar xhama optikë. Filozofët duhet t'i ndihmojnë njerëzit që ta shohin jetën nga një perspektivë e re. Thelbi i filozofisë së Spinozës është pikërisht që ta shohësh jetën nga "këndvështrimi i së përjetshmes".

- Nga këndvështrimi i së përjetshmes?

- Po, Sofi. A mund ta shohësh jetën në një kontekst kozmik? Mbylli sytë dhe mos mendo për jetën tënde këtu tani...

- Hm... nuk është dhe aq lehtë.

- Mendoje veten tënde sikur po jeton si një grimcë e vogël e gjithë jetës në natyrë. Ti je pjesë e një raporti pafundësisht të madh.

- Them se e kuptoj se çfarë thua.

- Ke mundësi që edhe ta ndiesh këtë gjë? Ke mundësi ta përfshish të gjithë natyrën menjëherë, të gjithë universin, në një vështrim të vetëm?

- Nuk besoj. Ndoshta më duhen një palë syze optike.

- E kam fjalën jo vetëm për hapësirën e pamatë. Unë mendoj edhe kohën e pamatë. Njëherë, këtu e tridhjetë mijë vjet më parë, jetonte një djalë i vogël në luginën e Rinit. Ai ishte një grimcë e vogël e natyrës, një pikë e vogël në oqeanin e pamatë. Kështu edhe ti Sofi, kështu jeton edhe ti, si një grimcë e vogël e jetës në natyrë. Nuk ka ndonjë ndryshim midis teje dhe këtij djali.

- Vetëm se unë jam e gjallë tani.

- Sigurisht, por ishte pikërisht kjo që duhej të përfytyroje. Kush je ti pas tridhjetë mijë vjetësh?

- Ishte kjo herezia?

- Jo e gjitha... Spinoza nuk tha vetëm se çdo gjë është natyrë. Ai vuri barazimin midis natyrës dhe Zotit. Ai tha se Zoti është gjithçka dhe gjithçka është Zot.

- Kështu ai na del panteist.

- Plotësisht e vërtetë. Për Spinozën Zoti nuk e krijoi botën për të qëndruar pastaj jashtë saj. Jo, Zoti *është* bota. Nganjëherë ai shprehet edhe ndryshe. Ai thekson se bota është *tek* Zoti. Këtu ai i referohet fjalës së Palit drejtuar athinasve tek sheshi i Areopagut. "Tek Ai jetojmë, lëvizim dhe jetojmë ne", ka thënë Pali. Të ndjekim arsyetimin e Spinozës. Libri i tij më i rëndësishëm është "Etika demonstruar me metoda gjeometrike".

- Etika... dhe metodat gjeometrike?

- Tingëllon pak e çuditshme për ne. Me etikë filozofët kuptojnë mësimet se si duhet të jetojmë për të pasur një jetë të mirë. Ky është kuptimi, kur flasim, për shembull, për etikën e Sokratit, apo të Aristotelit. Vetëm se në kohën tonë etika është reduktuar në vendosjen e rregullave për të mos i shkelur tjetrit gishtat e këmbëve.

- Sepse të menduarit vetëm për vete shihet si egoizëm.

- Diçka e tillë, po. Kur Spinoza përdor fjalën etikë mund ta përkthesh lirisht si arti i të jetuarit me moral.

- Sidoqoftë... "arti i të jetuarit demonstruar me metoda gjeometrike"?

- Metoda gjeometrike i referohet terminologjisë që përdor për formulimin. Të kujtohet se Dekarti gjithashtu përdorte metoda matematikore për refleksionet filozofike. Me këtë ai kuptonte një formë të refleksioneve filozofike të ndërtuara mbi bazën e konkluzioneve rreptësisht logjike. Spinoza qëndron në të njëjtën traditë racionaliste. Në etikën e tij ai dëshiron të tregojë se jeta e njerëzve është subjekt i ligjeve universale të natyrës. Ne duhet të çlirohemi nga ndjenjat dhe pasionet. Vetëm kështu e gjejmë qetësinë, thoshte ai.

- Nuk jemi të kushtëzuar vetëm nga ligjet e natyrës?

- Spinoza nuk është i lehtë për t'u kuptuar, Sofi. Do t'i marrim gjërat një nga një. Të kujtohet Dekarti që thoshte se realiteti përbëhet nga dy lëndë të veçanta, që janë pikërisht "mendimi" dhe "masa".

- Si do ta harroja këtë gjë?

- Fjala "lëndë" do të thotë "ajo nga e cila diçka përbëhet", ose ajo që në të vërtetë është ose do të bëhet. Dekarti operonte me dy lëndë të tilla. Gjithçka është ose "mendim" ose "masë", thoshte ai.

- Nuk është nevoja ta përsërisësh.

- Mirëpo Spinoza nuk e pranonte këtë ndarje. Ai mendonte se gjendej vetëm një lëndë. Çdo gjë që ekziston mund të reduktohet në një *lëndë* të vetme, mendonte ai. Herë të tjera ai e quan këtë Zot ose natyrë. Kështu, Spinoza nuk e ka pikëpamjen persekutuese "duale" mbi realitetin, si Dekarti. Ne themi se ai është "monist". Kjo do të thotë se ai e redukton të gjithë natyrën dhe raportet jetësore në një lëndë të vetme.

- Më të kundërt në mendime nuk mund të gjesh.

- Ndryshimi midis Dekartit dhe Spinozës nuk është dhe aq i madh sa e kanë bërë. Edhe Dekarti thoshte se ka vetëm një Zot që ekziston i pavarur. Vetëm kur Spinoza identifikon Zotin me natyrën, ose Zotin me krijimin, largohet shumë nga Dekarti dhe doktrinat çifute dhe kristiane.

- Kështu, natyra *është* Zoti dhe pikë.

- Por kur Spinoza përdor fjalën "natyrë", nuk mendon vetëm për Natyrën në përgjithësi. Me Lëndë, Zot ose Natyrë, ai kupton çdo gjë që ekziston, edhe shpirtërоren.

- Të dyja atëherë, "mendimin" dhe "masën".

- Po, ti e the këtë. Sipas Spinozës njerëzit njohin dy dhunti ose manifestime të Zotit. Spinoza i quan këto *atribute* të Zotit, dhe dy atributet janë pikërisht "mendimi" dhe "masa" e Dekartit. Zoti, ose natyra, manifestohet si mendim ose si masë. Zoti mund të ketë edhe shumë dhunti të tjera përveç "mendimit" dhe "masës", por janë vetëm këto dy atribute që njihen nga njerëzit.

- Mrekulli, por mënyra e të thënit është e koklavitur.

- Po, duhet daltë dhe çekiç për të gdhendur gjuhën e Spinozës. Rezultati është që në fund gjen një mendim të qartë si kristalet e diamantit.

- Po pres me padurim.

- Gjithçka në natyrë nuk është gjë tjetër veçse mendim dhe masë. Fenomenet e veçanta, me të cilat ndeshemi në jetën e përditshme,

për shembull, një lule apo një poezi nga Henrik Uergelandi, janë *moduse* të ndryshme të atributit të mendimeve dhe masës. Me "modus" kuptojmë mënyrën se si shfaqet Lënda, Zoti ose Natyra. Një lule është një modus i atributit të masës dhe një poezi për të njëjtën lule, është një modus i atributit të mendimit. Të dyja janë në të vërtetë shfaqje të Lëndës, Zotit ose Natyrës.

- Më duket vetja si budallaqe.

- Vetëm gjuha e tij është e ngatërruar. Pas formulimeve të ngurta fshihet një dituri e mahnitshme që është kaq e thjeshtë, saqë nuk mund të shprehet me gjuhën e përditshme.

- Sidoqoftë, unë do të zgjidhja gjuhën e përditshme.

- Shumë mirë. Po filloj me ty. Kur ke dhembje në stomak, kush e ka dhembjen?

- E the këtë, unë e kam.

- Shumë e vërtetë. Më vonë, kur mendon se ke pasur një herë dhembje në stomak, kush e mendon këtë?

- Përsëri jam unë.

- Pra ti je një person që kishe dhembje në këtë minutë dhe minutën tjetër je në mendime. Në këtë mënyrë, edhe Spinoza mendonte se gjitha fenomenet fizike që ndodhin rreth nesh, janë shfaqje e Zotit ose e Natyrës. Po kështu, të gjitha mendimet janë mendime të Zotit ose të Natyrës, sepse gjithçka është një. Ka vetëm një Zot, një Natyrë ose një Lëndë.

- Por kur unë mendoj diçka, jam unë që mendoj. Ose kur lëviz, jam *unë* ajo që lëviz. Pse duhet të futet Zoti në këtë mes?

- Më pëlqen kjo. Kush je ti? Ti je Sofie Amundsen, por je gjithashtu edhe një shfaqje e diçkaje pafundësisht të madhe. Ti me të vërtetë mund të thuash se *ti* mendon dhe *ti* lëviz, por a nuk mund të thuash edhe se është natyra që i mendon mendimet e tua ose është natyra që lëviz tek ti? Mbetet vetëm të zgjedhësh se me çfarë lloj syzesh do ta shikosh këtë.

- Mos do të thuash se unë nuk vendos dot për veten time?

- Po dhe jo. Ti ndoshta ke një lloj lirie për të lëvizur gishtin e madh të dorës nga të kesh qejf, por ai mund të lëvizë vetëm në përshtatje me natyrën e tij. Ai nuk mund të kërcejë nga dora dhe të hidhet hop nëpër dhomë. Po kështu edhe ti ke vendin tënd në gjithësi,

bija ime. Ti je Sofia, por ti je gjithashtu një gisht në trupin e Zotit.

- Prandaj është Zoti i cili vendos për gjithçka që bëj unë.

- Ose natyra, ose ligjet e natyrës. Spinoza mendonte se Zoti, ose ligjet e natyrës, është *shkaku i brendshëm* për çdo gjë që ndodh. Ai nuk është shkak i jashtëm, sepse Zoti shfaqet nëpërmjet ligjeve të natyrës ose vetëm nëpërmjet tyre.

- Nuk jam në gjendje të dalloj ndryshimin..

- Zoti nuk është ndonjë aktor teatri kukullash që tërheq të gjithë penjët dhe në këtë mënyrë vendos për gjithçka ndodh. Një aktor i tillë i drejton kukullat nga jashtë, kështu që është "shkaku i jashtëm" për lëvizjen e kukullave. Zoti nuk e drejton botën në këtë mënyrë. Zoti e drejton botën nëpërmjet ligjeve të natyrës. Në këtë mënyrë Zoti, ose Natyra, është "shkaku i brendshëm" për gjithçka ndodh. Kjo do të thotë se gjithçka që ndodh në natyrë, ndodh e kushtëzuar nga domosdoshmëria. Spinoza kishte një opinion determinist për jetën e natyrës

- Më duket se ke thënë diçka të ngjashme edhe më parë.

- Ndoshta e ke fjalën për stoikët. Edhe ata kanë theksuar se gjithçka ndodh kushtëzohet nga domosdoshmëria. Për këtë ishte aq e rëndësishme që të përballoje gjithçka me "qetësi stoike". Njerëzit nuk duhet të rrëmbehen nga emocionet. Shkurt, kjo ishte edhe etika e Spinozës.

- Them se e kam kuptuar se çfarë do të thotë ai, por nuk më pëlqen mendimi se nuk mund të vendos për veten time.

- Të kthehemi prapa tek djali i kohës së gurit, që jetonte tridhjetë mijë vjet përpara. Duke u rritur ai fillon edhe gjuetinë e kafshëve të egra, martohet me një grua që bëhet nëna e fëmijëve të tij dhe të jesh e sigurt që kultivon perënditë prej guri. Si mendon ti, ai vendos vetë për të gjitha?

- Nuk e di.

- Ose të marim një luan në Afrikë. Ta merr mendja se ka vendosur vetë që të jetojë si kafshë e egër? Ndodh kjo për arsye se ai i hidhet një antilope të çalë? Ndoshta atij do t'i pëlqente më mirë të jetonte si vegjetarian.

- Jo, luanët jetojnë sipas natyrës së tyre.

- Ose sipas ligjeve të natyrës. Këtë bën edhe ti Sofi, sepse je

pjesë e natyrës. Ti sigurisht, me mbështetjen e Dekartit, mund të protestosh dhe të thuash se luani është kafshë dhe jo qenie njerëzore me aftësi mendore. Por mendo një fëmijë të porsalindur, një vajzë. Ajo thërret dhe qan dhe, në qoftë se nuk i japin qumësht, fillon të thithë gishtat. A ka ky fëmijë i vogël vullnet të lirë?

- Jo.

- Kur e fiton pra ky fëmijë i vogël vullnetin e lirë? Dy vjeç vjen rrotull dhe tregon me gisht çdo gjë që sheh përqark tij. Tre vjeç belbëzon "mama" dhe katër vjeç, papritur, ka frikë nga errësira. Ku është liria, Sofi?

- Nuk e di

- Kur bëhet pesëmbëdhjetë vjeç, rri para pasqyrës dhe bën prova tualeti. Është kjo koha kur vendos vetë dhe bën si të dojë?

- E di se ku do dalësh.

- Ajo është Sofie Amundsen, sigurisht. Por ajo jeton edhe sipas ligjeve të natyrës. Puna është se ajo nuk e kupton këtë gjë, sepse janë kaq e kaq arsye të komplikuara pas çdo veprimi që bën ajo.

- Nuk dua të dëgjoj më tepër.

- Megjithatë duhet t'i përgjigjesh një pyetje të fundit. Dy drurë të njëjtë frutorë rriten në një kopsht të madh. Njëri rritet në mjedis me diell dhe tokë të shëndoshë me ujë. Tjetri rritet në mjedis pa diell dhe tokë të varfër. Cili nga këta drurë do të japë më shumë fruta?

- Sigurisht, ai që ka pasur kushte më të mira për t'u zhvilluar.

- Sipas Spinozës ky dru është i lirë. Ai kishte liri të plotë që të zhvillonte mundësitë e tij të lindura. Por në qoftë se është dru molle, nuk mund të prodhojë dardha ose kumbulla. Kështu ndodh edhe me njerëzit. Ne mund të pengohemi në rritjen dhe zhvillimin personal nga raportet politike, për shembull. Po kështu mund të na pengojë edhe dhuna nga jashtë. Vetëm kur jemi *të lirë* për t'i zhvilluar mundësitë tona të lindura, jetojmë si njerëz të lirë. Por ne jemi po aq të varur nga dhuntitë e brendshme dhe kushtet e jashtme, sa dhe djali i kohës së gurit në luginën e Rinit, luani në Afrikë dhe druri i mollës në kopsht.

- Unë po dorëzohem.

- Spinoza nënvizon se është vetëm një qenie që është plotësisht "shkak i vetvetes" dhe mund të veprojë në liri të plotë. Vetëm Zoti

ose natyra mund të jetë shprehje e një procesi të tillë të lirë dhe "jo të rastit". Njeriu mund të përpiqet për të pasur liri në mënyrë që të jetojë pa dhunë të jashtme, por kurrë nuk mund të arrijë "liri vullneti". Ne nuk mund të vendosim për gjithçka që ndodh në trupin tonë, që është një modus i atributit të masës. Dhe as që mund të zgjedhim çfarë mendojmë. Njerëzit po ashtu nuk kanë një "shpirt të lirë", ai është pak a shumë i burgosur në një trup mekanik

- Pikërisht kjo është pak e vështirë për t'u kapur.

- Spinoza mendonte se janë pasionet, për shembull, ambicia dhe lakmia, që na pengojnë të arrijmë lumturinë dhe harmoninë e vërtetë. Në qoftë se pranojmë se gjithçka ndodh nga domosdoshmëria, atëherë mund të arrijmë një kuptim intuitiv mbi natyrën në përgjithësi. Ne duhet ta kemi plotësisht të qartë se të gjitha lidhen bashkë, por gjithçka është një. Qëllimi është ta përfshish gjithçka që ekziston në një pamje të plotë. Vetëm atëherë mund të realizojmë lumturinë më të madhe dhe qetësinë e shpirtit. Kjo është ajo që Spinoza quan "të shikosh gjithçka" (sub specie aeternitatis).

- Që do të thotë?

- Të shikosh gjithçka nën perspektivën e përjetësisë. A nuk e filluam këtu?

- Dhe duhet ta mbyllim këtu. Duhet të shpejtoj për në shtëpi.

Albertua mori një pjatë me fruta dhe e vendosi mbi tavolinë.

- Nuk do të hash ndonjë frut para se të ikësh?

Sofia mori një banane, Albertua një mollë jeshile.

Ajo e kapi bananen nga maja dhe filloi ta qëronte.

- Ka diçka këtu, - tha ajo.

- Ku?

- Këtu në brendësi të lëkurës së bananes. Duket sikur është shkruar me bojë...

Sofia u përkul nga Albertua dhe i tregoi bananen. Ai lexoi me zë të lartë: *"Këtu jam përsëri, Hilde. Unë jam kudo, bija ime. Gëzuar ditëlindjen."*

- Shumë zbavitëse, - tha Sofia.

- Po bëhet gjithnjë e më i hollë.

Mirëpo kjo është... krejt e pamundur. Di gjë, a bëhen bananet në Liban?

Albertua tundi kokën.

- Unë nuk do ta ha.

- Atëherë lëre aty. Ai që shkruan urime ditëlindjeje për vajzën e tij nën lëkurën e një bananeje të paqëruar, sigurisht që nuk është në rregull nga mendja. Por mund të jetë dhe shumë i zgjuar...

- Të dyja, po.

- Prandaj ne mund ta zgjidhim këtu dhe tani, faktin që Hilde ka një baba të zgjuar? Me fjalë të tjera, jo aq budalla.

- Këtë them dhe unë. Duhet të ketë qenë ai, që të bëri ty papritur të më thërrasësh Hilde, herën e fundit që isha këtu. Duhet të jetë ai që i vë fjalët në gojën tonë.

- Nuk duhet përjashtuar, por edhe duhet dyshuar për gjithçka.

- Sepse e dimë që e gjithë jeta jonë mund të jetë një ëndërr.

- Por nuk duhet të nxitohemi. Gjithçka mund të ketë edhe një shpjegim të thjeshtë.

- Sidoqoftë, duhet të nxitoj për në shtëpi. Më pret mamaja.

Albertua e shoqëroi Sofien deri tek dera. Sapo doli, ai tha:

- Do të shihemi përsëri, e dashur Hilde.

Dhe pas një çasti dera ishte mbyllur.

***...si një tabelë e pashkruar, para se të hyjë mësuesi në klasë...***

Sofia ishte në shtëpi në orën tetë e gjysmë. Ishte një orë e gjysmë me vonesë sipas marrëveshjes, e cila, në të vërtetë, nuk ishte ndonjë marrëveshje. Ajo kishte harruar të hante drekë dhe kishte lënë një shënim për të ëmën se do të kthehej e shumta deri në orën shtatë.

- Kjo duhet të marrë fund, Sofi. Mora në telefon informacionin dhe pyeta nëse kishte ndonjë Alberto në pjesën e vjetër të qytetit. Ato qeshën me mua.

- Nuk munda të shkëputesha. Mendoj se jemi përpara zgjidhjes së një misteri të madh.

- Lojëra!

- Është krejt e vërtetë.

- E ftove të vijë në festë?

- Jo, harrova fare.

- Por unë dua ta takoj atë. Dhe pikërisht nesër. Sikur nuk shkon që një vajzë e re të takohet me një burrë të moshuar, në këtë mënyrë.

- Nuk ke arsye të kesh frikë nga Albertua. Do të ishte më keq me babanë e Hildes.

- Cila Hilde?

- Vajza e atij që është në Liban. Ai është që mos të rëntë në derë. Ai ndoshta kontrollon gjithë botën...

- Në qoftë se nuk më njeh menjëherë me këtë Alberton tënd, do të ndaloj që ta takosh përsëri. Nuk e ndiej veten të sigurt pa e ditur se ç'pamje ka.

Sofies i ra ndër mend diçka. Ajo vrapoi në dhomën e saj.

- Ku po shkon kështu? - thirri e ëma nga pas.

Sofia u kthye shumë shpejt.

- Do ta shohësh menjëherë se ç'pamje ka dhe shpresoj se do të qeshësh me frikën tënde.

Ajo tundi një videokasetë dhe u drejtua nga aparati.

- Të ka dhënë një videokasetë?

- Për Athinën...

Filluan të dalin pamje nga Akropoli. E ëma mbeti pa folur nga habia, kur Albertua u shfaq dhe filloi të flasë me Sofien.

Tani ishte Sofia që dalloi diçka që e kishte harruar. Akropoli gumëzhinte nga grupe njerëzish të ndarë sipas qëllimit të vizitës. Në mes të një grupi ishte ngritur një pllakat i vogël. Mbi pllakat ishte shkruar "Hilde"...

Albertua vazhdonte të ecte nëpër Akropol. Pastaj u fut në një nga korridoret dhe doli në kodrën e Areopagut, ku Pali u ishte drejtuar athinasve. Ai vazhdoi t'i flasë Sofies nga sheshi i vjetër.

E ëma po rrinte ulur dhe komentonte videon me gjysma fjalish:

- E pabesueshme... ky është Albertua? Tani na doli lepuri përsëri... Por... është duke folur me ty, Sofi. Unë nuk e dija që Pali ka qenë në Athinë...

Në video po shfaqej pjesa ku Athina e vjetër papritur ngrihej mbi rrënoja. Në momentin e fundit Sofia shpejtoi ta mbyllte videon. Tani që e kishte prezantuar Alberton tek e ëma, nuk ishte nevoja t'i prezantonte edhe Platonin.

Në dhomë mbretëronte qetësia.

- Si t'u duk, nuk ishte simpatik? - i tha Sofia duke e ngacmuar.

- Por duhet të jetë njeri i çuditshëm që të bëjë një film në Athinë vetëm për t'ia dërguar një vajze të panjohur. Kur ka qenë në Athinë?

- Nuk e di fare.

- Por ka dhe diçka tjetër...

- Po?

- Ai ngjet shumë me majorin që ka banuar disa vjet në shtëpizën e vogël në pyll.

- Ndoshta është ai, mama.

- Por atë nuk e ka parë njeri për afro pesëmbëdhjetë vjet.

- Ndoshta ai lëviz lart e poshtë. Mund të ketë qenë në Athinë, për shembull.

E ëma tundi kokën.

- Kur e kam parë një herë aty nga vitet '70, nuk ishte asnjë ditë më i ri se ky Albertua që pashë sot. Ai kishte një mbiemër të huaj...

- Knoks?

- Ndoshta këtë, Sofi. Ndoshta quhet Knoks.

- Apo ishte Knag?

- Jo, nuk jam në gjendje ta kujtoj... Për cilin Knoks apo Knag e ke fjalën?

- Njëri është Albertua, tjetri është babai i Hildes.

- Nuk e di, të gjitha këto ma kanë turbulluar kokën.

- Ka ndonjë gjë për të ngrënë në shtëpi?

- Mund të ngrohësh qofte po të duash.

Kaluan dy javë pa dëgjuar ndonjë gjë për Alberton. Ajo mori një kartolinë të re për Hilden, por edhe pse dita po afrohej, nuk po merrte qoftë edhe një kartolinë urimi për veten e saj.

Një pasdite Sofia vajti deri tek pjesa e vjetër e qytetit dhe trokiti tek dera e Albertos. Ai nuk ishte në shtëpi, por tek dera varej një copë letër. Aty shkruhej:

*Gëzuar ditëlindjen, Hilde! Pika e kthesës së madhe qëndron tek pragu i derës. Momenti i së vërtetës, bija ime. Gati çdo ditë që mendoj për këtë, nuk e mbaj dot të qeshurën. Natyrisht, kjo ka të bëjë me Berkelein dhe duhet të mbahesh fort.*

Sofia e palosi letrën dhe e futi në kutinë e postës së Albertos, menjëherë sapo doli nga shtëpia e tij.

Ta marrë e mira! Nuk do të jetë nisur për në Athinë përsëri! Si mund ta linte Sofien vetëm, me gjithë ato pyetje pa përgjigje?

Kur u kthye nga shkolla, të enjten më 14 qershor, ajo pa Hermesin që sillej nëpër kopsht. Sofia vrapoi në drejtim të tij dhe ai iu afrua me kërcime. Ajo ia hodhi duart rreth qafës a thua se qeni do t'i zgjidhte të gjitha misteret e mbledhura deri tani.

Përsëri la një shënim për të ëmën, por këtë here la edhe adresën e Albertos.

Ndërsa po ecnin nëpër qytet, Sofia po mendonte për ditën e nesërme. Ajo nuk mendonte dhe aq shumë për ditëlindjen e saj. Sido që të ishte nuk do të festohej përpara 24 qershorit. Por të nesërmen ishte edhe ditëlindja e Hildes. Sofia ishte e bindur se do të ndodhte

diçka e jashtëzakonshme atë ditë. Në fund të fundit nuk do të vinin më kartolina urimi nga Libani.

Kaluan Sheshin e Madh dhe një park lojërash në pjesën e vjetër të qytetit. Aty Hermesi ndaloi para një stoli të gjatë. Dukej sikur ai donte që Sofia të ulej aty.

Ajo u ul dhe, njëkohësisht, e kapi qenin me të dyja duart, duke e parë në sy. Në këtë kohë qeni bëri disa lëvizje që e bënë Sofien të mendojë se ai do të lehte, por ai as lehu dhe as u acarua. Ai hapi gojën dhe tha:

- Gëzuar ditëlindjen, Hilde!

Sofia mbeti pa gojë. Ishte e vërtetë se qeni kishte folur me të? E pamundur. Me siguri është produkt i imagjinatës, sepse ishte duke menduar për Hilden. Megjithatë, brenda saj ishte e bindur se qeni i kishte thënë ato tre fjalë. Ato u thanë me një zë basi të thellë.

Momentin tjetër ishte çdo gjë si më parë. Hermesi lehu nja dy herë, sikur donte të mbulonte faktin që sapo kishte folur me zë njeriu, dhe vazhdoi më tej drejt shtëpisë së Albertos. Me të mbërritur tek hyrja, Sofia ngriti kokën dhe pa qiellin. Kishte qenë kohë e mirë gjithë ditën, por tani filluan të dukeshin disa re të dendura tej në horizont.

Kur Albertua hapi derën, Sofia tha:

- Nuk është nevoja për fraza mirësjellje. Ti je një... një... ti e di vetë se çfarë je.

- Ç'ka ndodhur, bija ime?

- Majori ka mësuar Hermesin të flasë.

- Au, edhe kjo ka ndodhur. Paska arritur deri aty?

- Po, merre me mend.

- Dhe çfarë të tha ai?

- Gjeje!

- Mund të ketë thënë "Gëzuar ditëlindjen!", ose diçka të tillë.

- Bingo!

Albertua e futi Sofien brenda. Edhe sot ishte veshur me një kostum të ri. Nuk kishte ndonjë ndryshim të madh nga i fundit, por sot nuk kishte dhe aq lajle e lule.

- Kam edhe një gjë tjetër, - tha Sofia.

- Për çfarë e ke fjalën?

- Nuk e gjete atë letrën në kutinë e postës?

- Aha, atë, e hodha menjëherë.

- Ai mund të qeshë sa herë të dojë, kur t'i kujtohet Berkelei, por ç'ka të veçantë ky filozof që shkakton reagime të tilla?

- Duhet të presim ta shikojmë.

- Nuk do të më tregosh sot për atë?

- Po, sot do të tregoj.

Albertua u ul dhe filloi:

- Herën e fundit që ishim këtu folëm për Dekartin dhe Spinozën. Ishim në një mendje se ata kishin një gjë të përbashkët, pra, të dy ishin *racionalistë*.

- Dhe racionalist është ai që ka një besim të madh në rëndësinë e arsyes.

- Po, një racionalist beson tek arsyeja si burim i njohurive. Ai mendon se njerëzit kanë ide të caktuara të lindura, që ekzistojnë në mendje, pavarësisht nga përvoja. Sa më e qartë është një ide ose nocion, aq më e sigurt është se i përgjigjet realitetit. Të kujtohet Dekarti që kishte një nocion të qartë dhe të kuptueshëm për një "qenie perfekte". Nga ky nocion ai arriti në përfundimin se Zoti ekziston me të vërtetë.

- Unë nuk jam harraqe.

- Një mendim i tillë racionalist ishte tipik për filozofinë e viteve 1600. Ai u mbajt fort edhe në Mesjetë dhe na kujtohet edhe nga Platoni dhe Sokrati. Por nga vitet 1700 u bë objekt i një kritike të thellë e të vazhdueshme. Shumë filozofë mendonin se ne nuk kemi në mendjen tonë absolutisht asgjë që nuk është provuar nga shqisat. Një pikëpamje e tillë quhet *empirizëm*.

- Dhe për këta empiristë do të më tregosh sot?

- Do të përpiqem. Empiristët më të rëndësishëm, ose filozofët e përvojës, ishin Loke, Berkelei dhe Hume (Jumi) dhe të tre ishin britanikë. Më të rëndësishmit dhe ata që i dhanë tonin racionalizmit, ishin francezi Dekart, holandezi Spinoza dhe gjermani Leibnic. Për këtë ne zakonisht e ndajmë *empirizmin britanik* nga *racionalizmi kontinental*.

- Fare mirë, por ka pak si shumë fjalë. Mund ta përsëritësh se çfarë kuptojmë me empirizëm?

- Një empirist i formon njohuritë e tij mbi botën nëpërmjet asaj që i tregojnë shqisat. Formulimin klasik për përmbajtjen e empirizmit e kemi prej Aristotelit. Ai ka thënë se "asgjë që nuk ka qenë fillimisht tek shqisat, nuk është në ndërgjegje". Ky mendim kritikon drejt Platonin që thoshte se njeriu sjell me vete "ide" nga bota e ideve. Loke përsërit fjalët e Aristotelit dhe, kur i përdor, janë drejtuar kundër Dekartit.

- Nuk ka gjë në ndërgjegje... që nuk ka kaluar më parë nga shqisat?

- Ne nuk kemi ide ose nocione të lindura mbi botën. Mbi të gjitha nuk dimë asgjë mbi botën në të cilën kemi ardhur, para se ta kemi *parë* atë. Nëse kemi ndonjë nocion ose ide që nuk lidhet me fakte të përvojës sonë, atëherë ai është një nocion i gënjeshtërt. Kur përdorim, për shembull, fjalët "Zot", "përjetësi" ose "lëndë", arsyeja punon bosh, sepse asnjë nuk e ka përjetuar ose provuar as Zotin dhe përjetësinë dhe as atë që filozofët e quajnë lëndë ose substancë. Po kështu mund të shkruhen disertacione akademike, të cilat, në të vërtetë, nuk përmbajnë dije të vërteta. Një sistem i tillë filozofik i ngushtë dhe i pakonceptueshëm mund të bëjë përshtypje, por nuk është gjë tjetër veçse fantazi. Filozofët e viteve 1600 dhe 1700 trashëguan shumë disertacione të tilla. Ato duheshin parë me lente. Ato duheshin pastruar nga konceptet boshe. Ndoshta mund të krahasohet me larjen që bënin kërkuesit e arit. E gjitha është rërë dhe baltë, por aty mund të shkëlqejë edhe ndonjë copë e vogël ari.

- Dhe copa të tilla ari janë përvojë reale?

- Ose, në fund të fundit, mendime që mund të lidhen me përvojën. Për empiristët britanikë ishte e rëndësishme që të vrojtonin të gjitha konceptet njerëzore, për të parë nëse dëshmonin për përvojë reale. Por ne do t'i marrim filozofët me radhë.

- Shumë mirë, fillojmë.

- I pari ishte anglezi *John Locke (Loke)*, që ka jetuar nga viti 1632 deri në vitin 1704. Libri i tij më i rëndësishëm ishte "An essay concerning human understanding", që doli në qarkullim në vitin 1690. Aty ai u përpoq të sqarojë dy probleme. Problemi i parë ishte se nga i marrin njerëzit idetë dhe konceptet e tyre, ndërsa i dyti, nëse mund t'i besojmë asaj që na tregojnë shqisat?

- Duket pak si një projekt.

- Do t'i marrim problemet me radhë. Loke ishte i bindur se të gjitha mendimet dhe nocionet janë vetëm refleks i asaj që kemi parë dhe dëgjuar. Përpara se të perceptojmë diçka, ndërgjegjja jonë është si një "tabula rasa" ose "tabelë e pashkruar".

- E kuptoj.

- Para se të perceptojmë diçka, ndërgjegjja jonë është po aq e zbrazët dhe bosh, sa edhe një tabelë para se mësuesi të hyjë në klasë. Loke e krahason ndërgjegjen me një dhomë të pamobiluar. Pastaj fillojmë të perceptojmë gjërat. Shohim botën përreth, nuhasim, shijojmë, prekim dhe dëgjojmë, dhe asnjë nuk e bën këtë me më shumë intensitet se një fëmijë i vogël. Në këtë mënyrë formohen ato që Loke i quan *idetë e thjeshta të shqisave*. Por ndërgjegjja nuk qëndron fare pasive kundrejt këtyre përshtypjeve të jashtme. Diçka ndodh edhe në ndërgjegje. Idetë e thjeshta të shqisave përpunohen nëpërmjet mendimit, arsyetimit, besimit dhe dyshimit. Kështu, lindin ato që Loke i quan *ide reflektive*. Ai ndahet kështu midis "ndijimit" dhe "reflektimit", sepse ndërgjegjja nuk është vetëm një marrës pasiv. Ajo sistemon dhe përpunon të gjitha përshtypjet e shqisave kur ato vërshojnë në të. Dhe pikërisht këtu duhet të jesh syhapur.

- Syhapur?

- Loke nënvizon se ajo që marrim nëpërmjet shqisave është vetëm *mbresë e thjeshtë*. Kur ha një mollë, për shembull, nuk kam mundësi ta perceptoj të gjithë "mollën" vetëm me një mbresë të thjeshtë. Në të vërtetë, unë marr një varg të tërë mbresash të tilla të thjeshta, si ngjyrën jeshile, aromën e freskët dhe shijen majoshe. Vetëm pasi të kem ngrënë mollë disa herë, mund të mendoj se unë tani po ha "një mollë". Loke do të thoshte se tani kemi formuar një *ide të plotë* për "një mollë". Kur ishim fëmijë të vegjël dhe kemi shijuar për herë të parë një mollë, nuk e kemi pasur këtë ide të plotë. Ne shikonim një gjë jeshile, nuhasnim diçka të freskët dhe aromatike, nam, nam... posi, ishte edhe pak e athët. Pak nga pak mblidhnim ndijime të tilla dhe formuam konceptet "mollë", "dardhë", dhe "portokall". Pra gjithçka materiale në njohuritë tona për botën hyn, nga e para deri tek e fundit, nëpërmjet aparatit të shqisave. Njohuria që nuk mund të kthehet në ndijim të thjeshtë, është njohuri e gënjeshtërt dhe për këtë

duhet hedhur poshtë.

- Prandaj duhet të sigurohemi se ajo që shohim dhe dëgjojmë, nuhasim dhe shijojmë është ashtu si e perceptojmë.

- Po dhe jo. Kjo është një pyetje tjetër që Loke u përpoq t'i jepte përgjigje. Në fillim ai iu përgjigj pyetjes se nga vijnë idetë dhe konceptet, por pastaj ai pyet gjithashtu, nëse bota është vërtet ashtu siç e perceptojmë. Kjo nuk është edhe aq e qartë. Nuk duhet të nxitohemi shumë. Kjo është e vetmja gjë që nuk i lejohet një filozofi të vërtetë.

- Jam e heshtur si guaskë deti.

- Loke ndahej midis atyre që ai i quante cilësi "parësore" të ndijimeve dhe cilësi "dytësore" të ndijimeve. Këtu e shtrin dorën tek filozofët përpara tij si, për shembull, Dekarti.

- Më qartë.

- Me *cilësi parësore të ndijimeve* kuptojmë madhësinë, peshën, formën, lëvizjen dhe numrin e gjërave. Kur bëhet fjalë për cilësi të tilla, mund të jemi të sigurt se shqisat riprodhojnë cilësitë reale të gjërave. Por ne perceptojmë edhe cilësi të tjera. Ne themi se diçka është e ëmbël ose e thartë, jeshile ose e kuqe, e ngrohtë ose e ftohtë. Këto Loke i quante *cilësi dytësore të ndijimeve*. Ndijime të tilla si ngjyra, shija, era dhe zëri nuk riprodhojnë cilësitë reale që gjenden tek vetë gjërat. Ato riprodhojnë vetëm efektin e jashtëm të realitetit mbi shqisat tona.

- Kënaqësia dhe shija nuk mund të diskutohen.

- Ashtu është. Cilësitë parësore, si madhësia dhe pesha, janë diçka për të cilat të gjithë mund të jenë në një mendje, sepse ato janë tek vetë gjërat. Cilësitë dytësore, si ngjyra dhe shija, ndryshojnë nga kafsha tek kafsha dhe nga njeriu tek njeriu, sipas natyrës së shqisave të secilit individ.

- Kur Joruni ha ndonjë portokall, të jep përshtypjen sikur po ha ndonjë limon. Nuk fut në gojë më tepër se një thelë. "E thartë", thotë ajo. Unë mendoj se i njëjti portokall për mua është i ëmbël.

- Dhe asnjëra prej jush nuk ka të drejtë, por nuk mund të thuash edhe që e keni gabim. Ju e përshkruani secila sipas mënyrës së vet, atë që shijoni. E njëjta gjë ndodh edhe me ngjyrat. Ndoshta ty nuk të pëlqen ndonjë nuancë e të kuqes. Joruni ka blerë një fustan me këtë

ngjyrë. Në këtë rast, do të bëje mirë që mendimin tënd ta mbaje për vete. Ju e perceptoni ngjyrën në mënyra të ndryshme, kurse fustani nuk është as i bukur dhe as i shëmtuar.

- Mirëpo të gjithë e pranojnë se një portokall është i rrumbullakët.

- Po, në qoftë se ti ke një portokall të rrumbullakët, nuk mund të "mendosh" se është katror. Ti mund të "mendosh" se ai është i ëmbël ose i thartë, por nuk mund të "mendosh" se ai peshon tetë kile, kur ai peshon vetëm dyqind gramë. Sigurisht mund të "besosh" se peshon disa kilogramë, por në këtë rast gabon. Në qoftë se disa persona duan të gjejnë sa peshon një send, gjithmonë është dikush që ka më shumë të drejtë se të tjerët. E njëjta gjë vlen edhe për numrin e gjërave, janë apo nuk janë 986 bizele në kavanoz. Po kështu edhe për lëvizjen, lëviz apo nuk lëviz makina.

- E kuptoj.

- Kur bie fjala për realitetin e "vëllimshëm", Loke është në një mendje me Dekartin, se janë cilësi të tjera ato që bëjnë njeriun të kuptojë me mendjen e tij.

- Nuk është dhe aq vështirë të jesh në një mendje me këtë gjë.

- Loke pranon atë që ai e quan njohuri intuitive ose njohuri "demonstrative" edhe në fusha të tjera. Ai mendonte se për të gjithë mund të zbatohen rregulla etike bazë. Ai besonte në atë që quhet e *drejta natyrale për të menduar* dhe ky është një tipar racionalist. Një tipar tjetër i qartë racionalist është se Loke mendonte që arsyeja njerëzore e pranon ekzistencën e Zotit.

- Ndoshta kishte të drejtë.

- Për çfarë?

- Që ka Zot.

- Sigurisht, këtë mund ta mendosh, por ai nuk mjaftohet duke e lënë këtë vetëm në kuadrin e besimit. Ai besonte se njohja e Zotit nga njerëzit del nga vetë arsyeja njerëzore. Ky është një tipar racionalist. Duhet vënë në dukje se ai fliste për liri mendimi dhe tolerancë. Ai ishte gjithashtu për barazinë midis sekseve. Vartësinë e gruas prej burrit e quante diçka të shpikur nga njerëzit, kështu që njerëzit e kishin në dorë për ta ndryshuar atë.

- Nuk jam kundër.

- Loke ishte filozofi i parë i kohëve të reja që u mor me rolin e

gruas në shoqëri. Ai kishte një ndikim të madh mbi *Xhon Stjuart Millin*, i cili gjithashtu ka luajtur një rol të rëndësishëm në barazinë e sekseve. Loke ishte përpara kohës me mendimet e tij liberale, të cilat më vonë lulëzuan me të gjithë fuqinë e tyre në kohën e *iluminizmit francez* të viteve 1700. Ai përmendi për herë të parë ato që quhen *principe të ndarjes së pushtetit*...

- Që do të thotë se pushteti shtetëror është i ndarë në shumë institucione.

- Të kujtohet se për cilat institucione bëhet fjalë?

- Është "pushteti ligjvënës", ose parlamenti, pastaj vjen "pushteti gjyqësor", ose gjykatat, dhe është edhe "pushteti ekzekutiv", ose qeveria.

- Kjo ndarje treshe vjen nga filozofi iluminist francez *Monteskjë*. Loke mbi të gjitha theksonte se pushteti ligjvënës duhet të jetë i ndarë nga pushteti ekzekutiv për të shmangur tiraninë. Ai ka jetuar në kohën e Luigjit të 14-të, i cili e kishte marrë të gjithë pushtetin në duart e tij. "Shteti jam unë", thoshte ai. Ne themi se ai kishte pushtet absolut. Sot këtë lloj pushteti e quajmë pushtet arbitrar. Loke mendonte se për të pasur një shtet ligjor duhet që përfaqësuesit e popullit të bëjnë ligjet dhe mbreti ose qeveria t'i vërë ato në zbatim.

# HUME

### *...hidhini në zjarr ato atje...*

Albertua po rrinte ulur duke parë tavolinën që ishte midis tyre. Pastaj u kthye dhe po shikonte nga dritarja.

- Po mbushet me re, - tha Sofia.

- Po, atmosfera është rënduar.

- Do të më tregosh tani për Berkelein?

- Ai është një prej tre empiristëve britanikë. Meqenëse në shumë pikëpamje është një kategori më vete, në fillim do të përqendrohemi tek Davi Hume, që ka jetuar nga viti 1711 deri në vitin 1776. Filozofia e tij vazhdon të jetë më e rëndësishmja në mes të empiristëve. Ai ka gjithashtu një rëndësi të veçantë, sepse e vuri filozofin e madh *Immanuel Kant* në rrugën e filozofisë së tij.

- Dhe nuk prish punë që mua më pëlqen më shumë filozofia e Berkeleit?

- Jo, nuk luan asnjë rol. Hume u rrit në Skoci në rrethinat e Edinburgut. Familja donte që ai të bëhej jurist. Por, siç thotë edhe vetë, ai ndiente "një kundërshtim të pamposhtshëm ndaj çdo gjëje tjetër, përveç filozofisë dhe diturisë". Ai ka jetuar në të njëjtën kohë me iluministët e mëdhenj *Voltaire (Volter)* dhe *Rousseau (Ruso)* dhe ka udhëtuar shumë nëpër Evropë, para se, nga fundi i jetës së tij, të vendosej përsëri në Edinburg. Vepra e tij më e rëndësishme, *Një traktat mbi natyrën njerëzore*, doli kur ai ishte njëzet e tetë vjeç. Ai ka thënë se ideja për një libër të tillë i kishte ardhur që kur ishte pesëmbëdhjetë vjeç.

- Me sa duket, edhe unë nuk duhet të humbas kohë.

- Ti tashmë ke filluar.

- Por, në qoftë se unë dua të bëj filozofinë time, ajo duhet të jetë ndryshe nga të gjitha ato që kam dëgjuar deri tani.

- Ke ndonjë dëshirë të veçantë?

- E para, të gjithë filozofët për të cilët kemi folur deri tani kanë

qenë burra dhe burrat duket se jetojnë brenda botës së tyre. Unë jam më tepër e dhënë pas botës reale, me lulet, kafshët dhe me fëmijët që lindin dhe rriten. Filozofët për të cilët kemi biseduar, flasin vazhdimisht për "njerëzit", por përsëri na vjen një traktat mbi "natyrën njerëzore". Duket sikur ky njeri për të cilin flasin, është njeri i Mesjetës. Unë mendoj se jeta fillon me shtatzëni dhe lindje dhe unë mendoj se deri tani ka pasur shumë pak pelena dhe të qara fëmijësh. Ndoshta ka pasur gjithashtu shumë pak dashuri dhe miqësi.

- Natyrisht që ke shumë të drejtë, por ndoshta pikërisht Hume është një filozof që mendon pak më ndryshe. Më shumë se ndonjë tjetër, ai ka jetën e përditshme si pikënisje. Për këtë besoj se ai ka një vizion të qartë se si fëmijët, pra, qytetarët më të rinj të botës, e ndiejnë jetën.

- Po e mpreh vëmendjen.

- Si empirist, Hume mori përsipër të pastrojë të gjitha konceptet dhe mendimet e paqarta që kishin krijuar filozofët përpara tij. Kishte plot mbeturina të vjetra, të folura dhe të shkruara, nga filozofët e Mesjetës dhe racionalistët e viteve 1600. Hume donte të kthehej tek mënyra spontane e perceptimit të botës. Asnjë filozofi "nuk është në gjendje të na drejtojë në sfondin e pëvojës sonë të përditshme, ose të na japë rregulla sjelljeje, që ndryshojnë nga ato që marrim duke reflektuar mbi jetën tonë të përditshme".

- Duket premtuese. Mund të japësh ndonjë shembull?

- Në kohën e tij u përhap një besim i madh tek engjëjt. Me engjëll kuptojmë një figurë njeriu me krahë. Ke parë ndonjëherë qenie të tillë, Sofi?

- Jo.

- Por njeri ke parë, apo jo?

- Kjo më duket pyetje pa kuptim.

- Krahë ke parë, gjithashtu.

- Sigurisht, por jo tek ndonjë njeri.

- Sipas Humes "engjëlli" është një *koncept kompleks*. Ai përbëhet prej dy përvojash të ndryshme që në realitet nuk janë bashkë, por janë lidhur bashkë në fantazinë e njeriut. Me fjalë të tjera, ai është një përfytyrim i gënjeshtërt që duhet hedhur menjëherë poshtë. Në të njëjtën mënyrë duhet të pastrojmë edhe mendimet e konceptet tona.

Po kështu edhe me librat. Hume thotë: "Kur mbajmë një libër në dorë duhet të pyesim veten: Ka ndonjë arsyetim abstrakt mbi madhësinë dhe numrin? Jo. Përmban ndonjë arsyetim eksperimental lidhur me faktin dhe ekzistencën? Jo. Hidhe në zjarr, sepse nuk ka gjë tjetër veçse sofizma dhe iluzione."

- Është drastike.

- Por, na mbetet bota, Sofi, më e freskët dhe me konture më të qarta se më parë. Hume do që të kthehet prapa tek përvoja e fëmijëve mbi botën, para se mendimet dhe reflekset të zënë vend në ndërgjegje. Nuk the që shumë nga filozofët për të cilët ke dëgjuar, jetonin brenda botës së tyre dhe se ishe më e interesuar për botën reale?

- Diçka të tillë, po.

- Hume do të thoshte të njëjtën gjë, por të ndjekim mënyrën e tij të të menduarit më nga afër.

- Jam me ty.

- Hume filloi duke konstatuar se njerëzit kanë dy tipa të ndryshëm konceptesh, të cilat janë *përshtypjet* dhe *idetë*. Me "përshtypje" ai kuptonte ndijimin e menjëhershëm të realitetit të jashtëm, me "ide", regjistrimin në kujtesë të këtij ndijimi.

- Shembuj, të lutem.

- Në qoftë se digjesh në një sobë të nxehtë, do të krijohet një "përshtypje" për këtë. Më vonë kjo të kujton se u dogje nga soba dhe kjo është ajo që Hume e quan "ide". Ndryshimi është se, "përshtypja" është më e fortë dhe më e gjallë se reflektimi i kujtimit të përshtypjes. Mund të thuhet se përshtypjet e shqisave janë *origjinalet* dhe idetë ose regjistrimi në kujtesë i përshtypjeve janë një *kopje* e zbehtë, sepse janë përshtypjet shkaku i drejtpërdrejtë që idetë futen në ndërgjegje.

- Po të ndjek me vëmendje.

- Më tej Hume nënvizon se si "idetë" ashtu dhe "përshtypjet" mund të jenë të *thjeshta* ose *komplekse*. Të kujtohet kur folëm për mollën tek Loke? Përvoja e drejtpërdrejtë nga një mollë është një *përshtypje* e tillë *komplekse*. Po kështu, edhe përfytyrimi në ndërgjegje për mollën është një *ide komplekse*.

- Më fal që po të ndërpres, por është e rëndësishme kjo?

- Po, është e rëndësishme. Edhe pse filozofët mund të jenë marrë me një numër të madh problemesh, ti nuk duhet të dorëzohesh para

ndërtimit të një argumenti. Hume me siguri do t'i kishte dhënë të drejtë Dekartit që është e rëndësishme të ndërtosh një mënyrë të menduari krejt nga fillimi.

- Në rregull.

- Hume thotë se ne nganjëherë formojmë komplekse të tilla idesh, që nuk përputhen me realitetin. Në këtë mënyrë formohen ide dhe koncepte të tilla që nuk i gjen në natyrë. Ne i kemi përmendur tashmë engjëjt. Më parë kemi folur për "krokofanët". Shembull tjetër është "pegasus", kali që fluturon. Në të gjitha këto raste, duhet të pranojmë se "të parën" dhe "të thënën" mendja i ka prerë dhe i ka ngjitur me dorën e saj. Ajo ka marrë krahë nga një përshtypje dhe kuaj nga një përshtypje tjetër. Secili element më vete është perceptuar njëherë dhe ka hyrë në teatrin e ndërgjegjes si *përshtypje* reale. Në fakt, nuk gjen asgjë në vetë ndërgjegjen. Mendja ka prerë dhe ka ngjitur dhe në këtë mënyrë ka ndërtuar ide dhe koncepte jo të vërteta.

- E kuptoj. Tani e kuptoj se edhe kjo është e rëndësishme.

- Mirë. Hume donte të studionte secilën ide më vete, për të parë se mos ishte përbërë në atë mënyrë që mund të mos përputhej me realitetin. Ai pyeste: Nga cila përshtypje ka ardhur kjo ide? Mbi të gjitha donte të gjente se cila "ide e thjeshtë" merr pjesë në formimin e një kompleksi idesh. Në këtë mënyrë, përdori një metodë kritike në analizën e ideve. Kështu, ai donte t'i pastronte deri në fund mendimet dhe konceptet tona.

- Ke ndonjë shembull?

- Në kohën e Humes kishte shumë njerëz që kishin përfytyrime të qarta për "qiellin" dhe "Jerusalemin e ri". Ndoshta të kujtohet Dekarti, i cili thoshte se përfytyrimet e "pastra dhe të qarta" në vetvete mund të jenë një garanci, që i përgjigjen diçkaje që ekziston realisht.

- Ashtu si e thashë dhe më parë, unë nuk harroj.

- Ne e kuptojmë shumë mirë se "qielli" është një përfytyrim i përbërë nga shumë elemente. Disa prej tyre janë "porti i perlave", "rrugët prej ari", "engjëjt" etj., etj. Por ende nuk kemi zbërthyer asgjë nga elementet e tyre të thjeshtë, sepse edhe "porti i perlave", "rrugët prej ari" dhe "engjëjt" janë nocione komplekse. Vetëm kur kuptojmë se përfytyrimi ynë për qiellin përbëhet nga nocione të thjeshta si "perlë", "port", "rrugë", "ar", "figurë e veshur me të bardha" dhe

"krahë", mund të pyesim nëse me të vërtetë kemi pasur ndonjë "përshtypje të thjeshtë" të tillë.

- Dhe e kemi këtë. Vetëm se ne kemi prerë dhe ngjitur të gjitha "përshtypjet e thjeshta" në një figurë të ëndërruar...

- Po, ashtu është, sepse në ka gjë që përdorim ne njerëzit kur ëndërrojmë, janë gërshërët dhe ngjitësi. Por ajo që nënvizon Hume është se të gjithë këto elemente që bashkojmë në figurën e ëndërruar, duhet të kenë hyrë një herë në mendjen tonë si "përshtypje të thjeshta". Një njeri që nuk ka parë ndonjëherë "ar", nuk mund të përfytyrojë kurrë një rrugë prej ari.

- Ai ka qenë shumë i zgjuar. Si është puna me Dekartin që kishte një përfytyrim të pastër dhe të qartë për Zotin?

- Edhe për këtë, Hume e ka gati përgjigjen. Ta mendojmë për një moment Zotin si një "qenie inteligjente, të zgjuar dhe të mirë" pambarim. Kemi kështu një "ide komplekse" për diçka inteligjente pambarim, të zgjuar pambarim dhe të mirë pambarim. Në qoftë se nuk do të kishim përvojë mbi inteligjencën, zgjuarsinë dhe mirësinë, nuk do të kishim mundësi që të kishim një koncept të tillë mbi Zotin. Ndoshta në përfytyrimin tonë për Zotin themi se ai është edhe "një baba i rreptë, por i drejtë", një përfytyrim që përbëhet nga "baba", "i rreptë" dhe "i drejtë". Pas Humes, shumë kritikë të fesë kanë theksuar se një koncept i tillë mbi Zotin mund të shpjerë prapa, në mënyrën se si e shikonim ne babanë tonë kur ishim fëmijë. Koncepti për një baba na ka shpënë drejt një koncepti për një "baba në qiell", është thënë atëherë.

- Dhe mund të jetë e drejtë. Por unë asnjëherë nuk e kam pranuar se Zoti duhet patjetër të jetë burrë. Nëna ime ndonjëherë thotë Perëndia.

- Sidoqoftë, Hume i kundërshton të gjitha mendimet dhe konceptet që nuk kthehen prapa tek ndijimet korresponduese. Ai donte "të hidhte jashtë të gjitha diskutimet pa vlerë që, për një kohë të gjatë, kishin mbizotëruar mendimin metafizik, duke e shpënë në diskreditim". Edhe në jetën e përditshme ne përdorim koncepte komplekse, pa u menduar a kanë ndonjë vlerë. Për shembull, të marrim konceptin "unë", ose egon. Ky koncept ishte baza e filozofisë së Dekartit. Ky ishte koncepti më i pastër dhe më i qartë rreth të cilit

ishte ndërtuar e gjithë filozofia e tij

- Nuk besoj se Hume përpiqet të mohojë se unë jam unë. Ndryshe shtohet edhe një llafazan më tepër.

- Sofi, nëse ka ndonjë gjë që unë me të vërtetë do të dëshiroja të mësoje nga ky kurs filozofie, është që ti nuk duhet të nxjerrësh përfundime të nxituara.

- Vazhdo, të lutem.

- Jo, duhet të përdorësh metodën e Humes për të analizuar atë që kupton ti me "unin" tënd.

- Në fillim duhet të pyes nëse koncepti "unë" është i thjeshtë apo i përbërë.

- Nga nisesh për këtë gjë?

- Unë duhet të pranoj se e ndiej veten krejtësisht të hutuar, për shembull, jam fare pa humor dhe e kam të vështirë për të vendosur për ndonjë gjë. Për këtë, në të njëjtën kohë, mund ta pëlqej ose të mos e pëlqej të njëjtin njeri.

- Kështu, koncepti "unë" është një "ide komplekse".

- Në rregull. Tani më duhet të pyes a kam pasur ndonjë "përshtypje komplekse" korrespondente në "unin" tim dhe, po ta kem pasur, a e kam pasur gjithë kohën.

- Ka ndonjë gjë, që të bën të pasigurt?

- Unë ndryshoj gjithmonë. Nuk jam e njëjta që kam qenë kur isha katër vjeçe. Si humori ashtu dhe mendimet e mia ndryshojnë nga një moment në tjetrin. Ndodh që përnjëherë e ndiej veten "tjetër njeri".

- Kështu, ndjenja që ke një ego të pandryshueshme është një ide jo e vërtetë. Nocioni i "unit", në realitet, është një zinxhir i gjatë përshtypjesh të thjeshta që ti nuk i ke provuar asnjëherë *njëkohësisht*. Ky nuk është gjë tjetër veçse "një grumbull mendimesh të ndryshme që vijnë njëri pas tjetrit me shpejtësi të pabesueshme, të cilat lëvizin dhe ndryshojnë vazhdimisht", thotë Hume. Mendja është "një lloj teatri, ku mendime të ndryshme shfaqen njëri pas tjetrit, ikin, vijnë përsëri, humbasin ose përzihen me njëri-tjetrin në gjendje dhe situata të shumëllojshme dhe të pafund". Hume thotë se nuk ka ndonjë "ego" të fshehur prapa këtyre mendimeve dhe ndijimeve që shkojnë e vijnë. Është njëlloj si në një film: Ngaqë pamjet ndërrohen shpejt, nuk e

dallojmë dot që filmi është i përbërë prej shumë pamjesh të tilla të veçanta. Në të vërtetë, ato nuk janë të lidhura bashkë. Filmi në të vërtetë është shuma e momentit.

- Edhe në këtë rast më duhet të tërhiqem.

- Do të thotë se ti e tërheq idenë se ke një ego të pandryshueshme.

- Pikërisht.

- Vetëm një moment më parë ti mendoje ndryshe! Duhet të shtoj se analiza e Humes mbi ndërgjegjen njerëzore dhe hedhja poshtë e idesë që njerëzit kanë një ego të pandryshueshme, në anën tjetër të botës, është parathënë afro 2500 vjet më parë.

- Nga kush?

- Nga *Buda*. Është interesant sa ngjasin të dy formulimet. Buda e vrojtonte jetën njerëzore si një proces të pandërprerë fizik dhe mendor që i ndryshon njerëzit nga momenti në moment. Një fëmijë nuk është si një i rritur dhe unë nuk jam njëlloj si dje. Për asgjë nuk mund të them "kjo është imja", thoshte Buda, dhe për asgjë nuk mund të them "ky jam unë". Pra, nuk ka ndonjë "unë" apo ndonjë bërthamë personaliteti të pandryshueshëm.

- Po, e mahnitshme, do të thoshte dhe Hume.

- Në vazhdim të idesë së unit të pandryshueshëm, shumë racionalistë e kanë shpjeguar sipas mënyrës së tyre këtë gjë, duke thënë se njerëzit kanë "shpirt" të pavdekshëm.

- Edhe kjo është një ide false.

- Për të dy, Humen dhe Budën. E di se çfarë u tha Buda dishepujve të tij para se të vdiste?

- Jo, nga ta di unë këtë?

- "E përbëra është kalimtare", - tha ai. - Ndoshta edhe Hume do të kishte thënë të njëjtën gjë. Edhe Demokriti, për të njëjtën arsye. Ne dimë të paktën se Hume ka hedhur poshtë çdo përpjekje për të provuar pavdekësinë e shpirtit ose ekzistencën e Zotit. Kjo nuk do të thotë se ai përjashton çdo gjë, por të besosh se mund të argumentosh besimin fetar me anë të arsyes njerëzore është një budallallëk racionalist. Hume nuk ishte kristian, por nuk ishte as ateist i bindur. Ai ishte *agnostik*.

- Që do të thotë?

- Një agnostik nuk e di ka apo nuk ka Zot. Kur ishte një herë tek

një miku i tij në shtratin e vdekjes, ky e pyeti a kishte jetë tjetër pas vdekjes. Thuhet që Hume është përgjigjur: "Është e mundur si edhe një copë qymyr që ndodhet në zjarrin e vatrës, të mos digjet".

- Posi...

- Përgjigjja ishte tipike për mungesën e plotë të paragjykimeve tek ai. Ai pranonte si të vërtetë vetëm atë që i jepnin shqisat, por e linte rrugën të hapur për të gjitha mundësitë e tjera. Ai nuk e hidhte poshtë si besimin kristian ashtu edhe të besuarit e mrekullive. Të dyja kanë të bëjnë me *besimin* dhe jo me njohuritë dhe arsyen. Mund të themi me siguri se edhe lidhja e fundit midis besimit fetar dhe njohurive u këput me filozofinë e Humes.

- Ai nuk i mohonte mrekullitë.

- Por kjo nuk do të thotë se ai i besonte ato, përkundrazi. Ai kishte vënë re faktin që njerëzit kanë nevojë të madhe të besojnë ato që quhen ngjarje të "mbinatyrshme". Puna është që mrekullia për të cilën dëgjon ka ndodhur diku në një vend të largët, ose dikur, shumë kohë më përpara. Të tilla mrekulli Hume i hedh poshtë, për arsyen e thjeshtë se nuk i ka përjetuar dhe meqenëse nuk i ka përjetuar, ato nuk mund të kenë ndodhur.

- Kjo kërkon pak më tepër sqarime.

- Një mrekulli është, sipas Humes, thyerje e ligjeve të natyrës. Mirëpo është pa kuptim të themi se *kemi përvojë* për ligjet e natyrës. Ne mund të themi se kemi parë se si një gur bie në tokë, pasi e kemi hedhur dhe në qoftë se *nuk* bie, shumë mirë, tani e provuam edhe këtë.

- Do të thosha se kjo është një mrekulli, ose diçka e mbinatyrshme.

- Kështu që ti mendon se ka dy natyra, një "natyrë" dhe një "mbinatyrë". Nuk jemi kështu prapa tek bisedat e mjegullta racionaliste?

- Ndoshta, por unë mendoj se guri duhet të bjerë në tokë, sa herë që dikush e hedh atë

- Pse kështu?

- Më duket sikur bën shaka.

- Jo, Sofi nuk bëj shaka. Një filozof nuk bën asnjëherë gabim kur pyet. Ndoshta jemi duke folur për pikat më të rëndësishme të

filozofisë së Humes. Përgjigju tani, pse je kaq e sigurt që guri gjithmonë do të bjerë në tokë?

- E kam parë shumë herë këtë gjë dhe për këtë jam krejtësisht e sigurt.

- Hume do të thoshte se ti ke parë shumë herë se si një gur bie në tokë. Por ti nuk e ke provuar që kjo gjë ndodh *gjithmonë*. Zakonisht thuhet se guri bie në tokë për shkak të *ligjit të gravitetit*. Por ne nuk kemi përvojë për ndonjë një ligj të tillë. Ne kemi parë vetëm që gjërat bien.

- Nuk është njëlloj?

- Jo e gjitha. Ti the se mendon që guri do të bjerë në tokë, sepse e ke parë shumë herë këtë gjë. Pikërisht këtë do të tregojë Hume. Ti je mësuar kaq shumë me njërën që vjen pas tjetrës, saqë, pak nga pak, pret të ndodhë e njëjta gjë sa herë që provon të hedhësh një gur. Në këtë mënyrë formohen nocione të tilla që quhen "ligjet e pathyeshme të natyrës".

- Mos mendonte ai se një gur mund edhe të mos bjerë në tokë?

- Ai ishte po aq i bindur sa dhe ti që guri bie në tokë sa herë që ta hedhësh, por do që të tregojë se nuk e di se *pse* ndodh kjo gjë.

- Nuk të duket se jemi larguar përsëri nga fëmijët dhe lulet?

- Jo, përkundrazi. Me kënaqësi mund t'i përdorësh fëmijët si dëshmitarë të së vërtetës për Humen. Kush, mendon ti, do të mbetet i habitur po të shikojë një gur që rri pezull mbi tokë një orë ose dy, ti apo një fëmijë njëvjeçar?

- Unë.

- Pse, Sofi?

- Pikërisht sepse unë e di më mirë se një fëmijë, se sa jo natyrale është kjo gjë.

- Po përse fëmija nuk e di se sa jo natyrale është kjo?

- Sepse ai ende nuk ka mësuar se ç'është natyra.

- Ose sepse natyra ende nuk i është bërë *shprehi*.

- Mendoj se e mora vesh ku do të dalësh. Hume donte që t'u mprihte njerëzve shqisat e tyre.

- Tani ke një detyrë të vogël për të zgjidhur: Në qoftë se ti dhe një fëmijë i vogël do të shikoni një iluzionist të madh, që i bën gjërat, për shembull, të qëndrojnë pezull në ajër, kush nga ju do të zbavitet

më shumë për sa kohë zgjat truku?

- Faktikisht unë duhet të jem ajo.

- Dhe pse?

- Sepse unë e kuptoj atë.

- Shumë mirë. Fëmija i vogël nuk ka ndonjë kënaqësi të veçantë, kur shikon se si shfuqizohen ligjet e natyrës, para se të mësojë t'i njohë ato.

- Shumë e drejtë.

- Dhe ne jemi pikërisht në thelbin e filozofisë së përvojës së Humes. Ai do të shtonte se fëmija ende nuk është bërë skllav i forcës së zakonit. Fëmija i vogël ka më pak paragjykime. Nuk është për t'u çuditur që është dhe filozofi më i madh. Fëmija në këtë rast nuk ka mendime të njëanshme. Ky, e dashur Sofi, është virtyti më i madh i një filozofi. Fëmija e percepton botën ashtu si është, pa i shtuar gjërave ndonjë gjë tjetër, veç atyre që provon.

- Kur jam e njëanshme, provoj një ndjenjë jo fort të këndshme.

- Kur Hume diskuton forcën e zakonit, përqendrohet tek "ligji i shkakut". Ky ligj thotë se çdo gjë që ndodh, ka një shkak. Hume përdor dy gurë bilardoje si shembull. Po të godasësh me një gur të zi, një gur të bardhë që qëndron mbi bilardo, ç'ndodh me gurin e bardhë?

- I bardhi fillon të lëvizë.

- Pse ndodh kjo?

- Sepse e goditi i ziu.

- Në këtë rast, zakonisht thuhet se goditja e gurit të zi ishte *shkaku* i lëvizjes së gurit të bardhë. Tani duhet të kujtojmë se kemi të drejtë të flasim me siguri për ndonjë gjë, vetëm pasi ta kemi provuar atë.

- Unë e kam provuar disa herë. Joruni ka një bilardo në katin përdhes.

- Hume thotë se e vetmja gjë që ke provuar është që guri i zi godet gurin e bardhë dhe për këtë, ky fillon të lëvizë nëpër tavolinën e bilardos. Ti nuk e ke provuar vetë shkakun që e bëri gurin e bardhë të lëvizë. Ti ke provuar që një ndodhi shoqëron tjetrën në kohë, por nuk ke provuar që ndodhia tjetër *shkaktohet* nga e para.

- Nuk është pak si e stërholluar kjo?

- Jo, është e rëndësishme. Hume nënvizon se parashikimi që një gjë do të vijë pas tjetrës nuk gjendet në vetë sendin, por në mendjen

tonë. Dhe parashikimi, kemi thënë, ka të bëjë me shprehinë. Kjo vlen edhe për fëmijën e vogël që nuk i hap sytë me habi kur një gur godet tjetrin ose të dy gurët rrinë pa lëvizur. Kur flasim për ligje të *natyrës* ose për *shkakun* dhe *pasojën*, flasim aktualisht për shprehi të njerëzve dhe jo për atë që është e *arsyeshme*. Ligjet e natyrës nuk janë as të arsyeshme dhe as të paarsyeshme, ato vetëm janë. Parashikimi që guri i bardhë vihet në lëvizje, kur goditet nga guri i zi, nuk është i lindur. Ne, në përgjithësi, nuk kemi lindur me një komplet parashikimesh se si sillet bota, apo gjërat në botë. Bota është ashtu si është, është një gjë që ne e njohim pak nga pak.

- Përsëri mendoj se kjo nuk mund të jetë shumë e rëndësishme.

- Bëhet e rëndësishme kur parashikimet tona na detyrojnë të nxjerrim përfundime të shpejta. Hume nuk e mohon se gjenden ligje të pathyshme *të natyrës*, por meqë nuk jemi në gjendje t'i njohim, mund të arrijmë shpejt në nxjerrjen e përfundimeve të nxituara.

- Ke ndonjë shembull për këtë?

- Në qofë se unë shikoj një tufë me kuaj të zinj, nuk do të thotë që të gjithë kuajt janë të zinj.

- Për këtë ke sigurisht të drejtë.

- Dhe në qoftë se gjatë gjithë jetës time kam parë vetëm laraska të zeza, nuk do të thotë që nuk mund të gjendet një laraskë e bardhë. Si për një filozof, ashtu edhe për një shkencëtar është e rëndësishme që të mos e hedhë poshtë mundësinë e gjetjes së një laraske të bardhë. Mund të themi se gjuetia pas "laraskës së bardhë" është detyra më e rëndësishme e një shkencëtari.

- E kuptoj.

- Për sa i përket lidhjes midis shkakut dhe pasojës, shumë njerëz ndoshta mendojnë se vetëtima është shkaku i shtrëngatës, sepse shtrëngata vjen gjithmonë pas vetëtimës. Ky shembull nuk është dhe aq i ndryshëm nga ai i bilave të bilardos. Por, a është vetëtima shkaku i shtrëngatës?

- Aspak, të dyja ndodhin në të njëjtën kohë.

- Të dyja ndodhin si rezultat i një shkarkimi të fuqishëm elektrik. Fakti që ne kemi parë se shtrëngata vjen pas vetëtimës, nuk do të thotë se vetëtima është shkaku i shtrëngatës. Në realitet është një faktor i tretë që i shkakton të dyja.

- E kuptoj.

- Një empirist i shekullit tonë, *Bertrand Russell*, ka dhënë një shembull grotesk. Një pulë që është mësuar të marrë ushim sa herë që kujdestarja kalon në oborr, më në fund arrin në përfundimin se ka një lidhje shkaku midis ardhjes së kujdestares në oborr dhe ushqimit që gjendet në tas.

- Por një ditë pula nuk gjen ushqim në tas.

- Një ditë vjen kudestarja dhe i këput kokën pulës.

- Uau, sa keq.

- Në qoftë se një gjë vjen pas një tjetre në kohë, nuk do të thotë medoemos se ka ndonjë "lidhje shkaku". Një nga detyrat më të rëndësishme të filozofisë është të paralajmërojë njerëzit në nxjerrjen e përfundimeve të nxituara. Faktikisht, kjo gjë është një lloj shkaku për shumë forma supersticioni.

- Pse?

- Dikush shikon që kalon një mace e zezë në rrugë. Pak më vonë qëllon që rrëzohet dhe thyen krahun. Kjo nuk do të thotë se ka ndonjë lidhje shkaku midis dy ndodhive. Në shkencë, sidomos, është e rëndësishme të mos nxirren përfundime të nxituara. Në qoftë se disa njerëz mund të jenë shëruar duke përdorur një ilaç të caktuar, nuk do të thotë se ilaçi i ka shëruar. Për këtë është e nevojshme që të kesh një grup tjetër njerëzish të cilët besojnë se përdorin të njëjtin ilaç, por që në të vërtetë marrin vetëm miell me ujë. Në qoftë se edhe këta shërohen, duhet të jetë një faktor i tretë, për shembull, besimi se ky ilaç që i ka shëruar është i mirë.

- Po filloj të kuptoj se çdo të thotë empirizëm.

- Edhe për sa i përket etikës dhe moralit, Hume i kundërshton mendimet racionaliste. Racionalistët mendonin se dallimi i së mirës nga e keqja është konservuar në arsyen njerëzore. Të ashtuquajturin mendim të drejtë natyral e kemi takuar tek shumë filozofë, nga Sokrati deri tek Loke. Mirëpo, sipas Humes, nuk është arsyeja ajo që vendos se çfarë bëjmë ne.

- Po kush vendos?

- Janë *ndjenjat* tona. Në qoftë se ti vendos të ndihmosh një njeri që kërkon ndihmë, janë ndjenjat e tua ato që të vënë në lëvizje dhe jo arsyeja.

- Po të mos dua ta bëj një gjë të tillë?

- Edhe në këtë rast varet nga ndjenjat e tua. Nuk është as e arsyeshme dhe as e paarsyeshme të mos ndihmosh një njeri që kërkon ndihmë. Mund të jetë e pahijshme.

- Sidoqoftë, diku ka një kufi. Të gjithë e dimë se nuk është e drejtë të vrasësh një njeri tjetër.

- Sipas Humes, të gjithë njerëzit e kanë ndjenjën e mirëqenies së tjetrit. Ne jemi në gjendje t'i shfaqim ndjenjat tona, por këto nuk kanë të bëjnë me arsyen.

- Nuk jam dhe aq e sigurt për këtë.

- Nuk është gjithmonë e paarsyeshme të mënjanosh dikë nga rruga jote, Sofi. Në qoftë se njeriu do që të arrijë një qëllim, faktikisht kjo gjë mund të jetë shumë efektive.

- E di çfarë, unë protestoj!

- Ndoshta do të mund të më sqaroje se pse nuk duhet vrarë një njeri i bezdisshëm.

- Edhe të tjerët e duan jetën. Për këtë nuk duhet vrarë ai.

- Është logjik ky argument?

- Nuk e di.

- Ajo që bëre ishte kalimi nga një *fjali përshkruese* - "edhe të tjerët e duan jetën", në atë që quhet *fjali normative* - "për këtë nuk duhet vrarë ai". Thënë me arsye të shëndoshë këto janë fjalë boshe. Po kështu, ti mund të thuash se "ka shumë njerëz që mashtrojnë lidhur me taksat, për këtë do të mashtroj dhe unë". Hume thoshte se njeriu nuk duhet të kalojë nga një fjali me "është", në fjali me "duhet". Sidoqoftë një gjë e tillë tashmë është bërë e zakonshme edhe në artikujt e gazetave, programet e partive dhe fjalimet në parlament. Do ndonjë shembull?

- Me kënaqësi.

- "Numri i njerëzve që duan të udhëtojnë me avion, është në rritje të vazhdueshme. Për këtë duhet të ndërtohen shumë aeroporte." Si mendon ti, qëndron ky konkluzion?

- Jo, është pa kuptim. Ne duhet të mendojmë edhe për mjedisin. Unë mendoj se në vend të tyre duhen ndërtuar hekurudha.

- Ose thonë: "Me ndërtimin e platformave të reja të naftës është ngritur standardi i jetesës dhjetë për qind. Për këtë duhet të shpejtojmë

ndërtimin e platformave të reja."

- Pa kuptim. Edhe në këtë rast duhet menduar për mjedisin. Megjithatë standardi i jetës këtu është mjaft i lartë.

- Thuhet edhe: "Ky ligj është miratuar nga Parlamenti, për këtë të gjithë shtetasit duhet ta zbatojnë". Por nganjëherë është kundër bindjes së njerëzve që të zbatojnë "ligje" të tilla "të miratuara".

- E kuptoj.

- Kemi thënë se arsyeja nuk ka të bëjë me mënyrën se si sillemi. Të sillesh në mënyrë të përgjegjshme, do të thotë të përdorësh ndjenjat për të mirën e tjetrit dhe jo arsyen. "Nuk është kundër arsyes sime të dua më parë shkatërrimin e të gjithë botës, sesa gërvishtjen e gishtit tim", ka thënë Hume.

- Nuk është për t'u pasur zili.

- Ndoshta është më e pakëndshme një gjë tjetër. Ti e di që nazistët kanë vrarë shumë çifutë. Mund të më thuash, kishte lajthitur arsyeja e këtyre njerëzve, apo kishin lajthitur ndjenjat e tyre?

- Me siguri që kishin lajthitur ndjenjat e tyre.

- Shumë prej tyre ishin të kthjellët në kokë. Kështu, shpesh gjen llogaritje të ftohta akull prapa vendimeve pa ndjenjë. Pas luftës shumë nazistë u dënuan, por ata nuk u dënuan sepse ishin "të paarsyeshëm". Ata u dënuan sepse ishin të pashpirt. Në fakt, ndodh që njerëz që kanë qenë të paqartë në kokë, marrin pafajësi për ato që kanë bërë. Për këta themi se kanë qenë njerëz me "ndjenja me dobësim të zgjatur" ose "të pandërgjegjshëm" për veprimet e tyre. Nuk ka ndodhur ndonjëherë që dikush të ketë marrë pafajësinë sepse ka qenë i pandjenjë.

- Shpresoj se nuk do të ndodhë asnjëherë.

- Por nuk duhet të merremi shumë me shembuj groteskë. Në qoftë se një përmbytje e madhe bën që shumë njerëz të kërkojnë ndihmë, janë ndjenjat ato që na bëjnë t'u vemi menjëherë në ndihmë. Po të kishim qenë pa ndjenja, ose po t'ia kishim lënë zgjidhjen "arsyes së ftohtë", mund të kishim menduar se është mirë të vdesin disa miliona njerëz në këtë botë që kërcënohet nga mbipopullimi.

- Më ikën mendja vetëm po ta mendoj një gjë të tillë.

- Dhe nuk është arsyeja ajo që zemërohet.

- Faleminderit, mjafton.

## BERKELEI

*...si një planet marramendës rreth një dielli që digjet...*

Albertus u ngrit dhe shkoi te dritarja që binte nga qyteti. Sofia zuri vendin pranë tij.

Pikërisht në këtë kohë mbi çatitë e shtëpive kaloi një avion i vogël me elikë. Prapa kishte të lidhur një banderolë. Sofia mendoi se do të ishte ndonjë reklamë ose lajmërim për ndonjë koncert të madh. Por, kur avioni u afrua, pa se ishte diçka tjetër.

"URIME PËR PESËMBËDHJETËVJETORIN E DITËLINDJES HILDE!"

- Bezdisëse, - ishte komenti i vetëm i Albertos.

Poshtë në jug, re të zeza kishin filluar të mbulonin qiellin. Avioni i vogël u fut në një re të dendur.

- Kam frikë se do fillojë shtrëngata, - tha Albertus.

- Atëherë do marr autobusin për në shtëpi.

- Shpresoj se majori nuk është pas gjithë kësaj kohë të keqe.

- Ai nuk është i gjithëfuqishëm.

Albertus nuk u përgjigj. Ai u kthye dhe shkoi përsëri në karrigen afër tavolinës së vogël.

- Ne do flasim pak për Berkelein, - tha ai pas pak.

Sofia ndërkohë ishte ulur. Ajo po qetësonte veten duke ngrënë thonjtë.

- *George Berkeley* (Berkelei) ishte një peshkop irlandez, që ka jetuar nga viti 1685 deri në vitin 1753, - filloi Albertus, pastaj pushoi dhe nuk tha gjë tjetër.

- Berkelei ishte një peshkop irlandez, - tha Sofia.

- Por ai ishte edhe filozof...

- Po?

- Ai e ndjente se filozofia dhe shkenca e kohës ishin një kërcënim për jetën kristiane. Jo më pak, ai ndiente që materializmi konsekuent përbënte një kërcënim për besimin kristian tek Zoti si krijues dhe

mbrojtës i gjithçkaje në botë...

- Po?

- Në të njëjtën kohë, Berkelei ishte edhe empirist konsekuent.

- Ai mendonte se njeriu nuk mund të dijë më tepër për botën, veç asaj që i japin shqisat.

- Më tepër se kjo. Berkelei mendonte se gjërat në botë janë ashtu si i perceptojmë, vetëm se ato nuk janë "gjëra".

- Kjo duhet sqaruar pak.

- Të kujtohet se Loke ka treguar se nuk mund të shprehemi për "cilësitë primare" të gjërave. Nuk mund të themi se një mollë *është* jeshile dhe majoshe. Ne vetëm sa e perceptojmë mollën në këtë mënyrë. Por Loke ka thënë gjithashtu se "cilësitë primare", si fortësia, dendësia dhe pesha, realisht i përkasin realitetit të jashtëm. Kështu që realiteti i jashtëm ka "lëndë" materiale.

- Vazhdoj të kem të njëjtën kujtesë. Dhe për më tepër Loke fliste edhe për një dallim të rëndësishëm.

- Po, Sofie, sikur të kishte qenë vetëm kjo.

- Vazhdo, të lutem.

- Loke, po kështu Dekarti dhe Spinoza, mendonte se bota materiale është një realitet.

- Po?

- Pikërisht kjo e bëri Berkelein të dyshojë dhe ai e bëri këtë me logjikën e empiristit. Ai tha se e vetmja gjë që ekziston është ajo që ndiejmë, por nuk ndiejmë materien apo "lëndën". Ne nuk i ndiejmë gjërat si gjëra "të prekshme". Të marrësh me mend se pas asaj që ndiejmë gjendet "lënda", do të thotë të nxjerrësh përfundim të nxituar. Mbi të gjitha ne nuk kemi absolutisht asnjë përvojë ku ta bazojmë një përfundim të tillë.

- Gjepura, shiko këtu!

Sofia i ra tavolinës me grusht.

- Au, - thirri ajo, - i rashë fort. A nuk është kjo një provë se tavolina është një tavolinë reale, materiale edhe "lëndë"?

- Çfarë ndjeve ti?

- Diçka të fortë.

- Ti pate një perceptim të qartë të diçkaje të fortë, por ti nuk e ndjeve vetë "lëndën" tek tavolina. Në të njëjtën mënyrë mund të

shikosh në ëndërr sikur godet diçka të fortë, por a ka vërtet ndonjë gjë të fortë në ëndërr?

- Jo, nuk ka.

- Duhet bërë dallim midis njërës dhe tjetrës. Mund ta hipnotizosh dikë dhe ai pas kësaj mund të ndiejë të ftohtë apo të ngrohtë, përkëdheli apo goditje.

- Mirëpo, në qoftë se nuk ishte tavolina e fortë, kush më bëri mua të ndiej fortësinë?

- Berkelei besonte tek një lloj "vullneti" ose "shpirti". Ai mendonte se të gjitha idetë kanë një shkak jashtë ndërgjegjes tonë, por ky shkak nuk ka natyrë lëndore. Ai ka natyrë shpirtërore.

Sofia kishte filluar përsëri të kafshonte thonjtë. Alberto vazhdoi:

- Sipas Berkeleit shpirti im mund të jetë shkak për idetë e mia, si në ëndërr, por vetëm një vullnet ose shpirt tjetër janë shkak për idetë që e bëjnë botën tonë "materiale". Gjithçka "i detyrohet atij shpirti që është shkak i gjithçkaje në çdo gjë dhe nga i cili janë bërë të gjitha", ka thënë ai.

- Çfarë lloj shpirti do të jetë ky?

- Berkelei e ka fjalën patjetër për Zotin. Ai ka thënë se "edhe do të pohojmë se ekzistenca e Zotit kuptohet shumë më qartë se ekzistenca e njerëzve".

- Nuk qenka e qartë që ne ekzistojmë?

- Mirë... Gjithçka shohim dhe ndiejmë është "shfaqje e fuqisë së Zotit", ka thënë Berkelei. Sepse Zoti "është i pranishëm në ndërgjegjen tonë, duke shkaktuar ekzistencën e ideve dhe ndijimeve subjekt i të cilave jemi ne". Gjithë natyra përreth dhe gjithë ekzistenca mbështetet kështu tek Zoti. Ai është shkaku i vetëm i ekzistencës.

- Të them të drejtën jam mahnitur.

- "Të jesh apo të mos jesh", nuk është e gjithë çështja. Çështja është edhe se *çfarë* jemi ne. Jemi me të vërtetë njerëz prej mishi dhe gjaku? A përbëhet jeta jonë nga gjëra të zakonshme, apo jemi të rrethuar nga vetëdija?

Sofia filloi përsëri të hante thonjtë. Alberto vazhdoi:

- Por Berkelei nuk vuri në dyshim vetëm realitetin material. Ai vuri në dyshim edhe faktin që "koha" dhe "hapësira" kanë një ekzistencë absolute dhe të pavarur. Perceptimet tona për kohën dhe

hapësirën mund të jenë diçka që ndodhet vetëm në ndërgjegjen tonë. Një javë ose dy për ne, nuk do të thotë që janë edhe për Zotin kështu...

- Kjo do të thotë se për Berkelein, shpirti të cilit i dedikohet gjithçka, është Zoti kristian.

- Po kështu thotë, por për ne...

- Po?

- ...për ne, ky "vullnet ose shpirt" që "shkakton gjithçka në çdo gjë" mund të jetë edhe babai i Hildes.

Sofies i iku goja. Fytyra i mori pamjen e një pikëpyetjeje të madhe. Në të njëjtën kohë i erdhi diçka në mendje.

- Thua të jetë kështu?

- Nuk shoh ndonjë mundësi tjetër. Ndoshta ky është sqarimi i vetëm për gjithçka kemi përjetuar. E kam fjalën për gjithë ato letra dhe referime që kemi parë aty-këtu, Hermesin që filloi të flasë dhe lajthitjet padashje në të folurën time.

- Unë...

- Mendo që duhej të të quaja Sofie, Hilde! Unë e kam ditur gjithë kohën që ti nuk quhesh Sofie.

- Çfarë thua ashtu? Tani më duket po të vjen mendja rrotull.

- Po, ajo vjen vërdallë, bija ime. Si një planet marramendës rreth një dielli që digjet.

- Dhe ky diell është babai i Hildes?

- Mund ta thuash edhe këtë.

- Ti mendon se ai ka qenë një lloj Zoti për ne?

- Pa dyshim, po, por atij duhet t'i vijë turp nga vetja!

- Po me Hilden si është puna?

- Ajo është një engjëll, Sofi.

- Një engjëll?

- Hilde është ajo që ky "shpirt" na e kthen.

- Mendon se Albert Knag i tregon Hildes për ne?

- Ose i shkruan për ne, sepse ne nuk mund ta ndiejmë vetë lëndën nga e cila është bërë realiteti ynë, për aq sa kemi mësuar. Ne nuk kemi mundësi ta dimë nëse realiteti ynë i jashtëm është bërë prej valëve të zërit, letrës apo shkrimit. Sipas Berkeleit ne mund të dimë vetëm se jemi shpirtra.

- Dhe Hilde është një engjëll...

- Ajo është një engjëll, po. Le të jetë fjala e fundit që thuhet! Urime për ditëlindjen, Hilde!

Në moment dhoma u ndriçua nga vetëtima. Momentin tjetër u dëgjua një bubullimë e fuqishme, që e bëri të dridhet të gjithë shtëpinë.

Albertua po rrinte ulur me shikimin tretur tutje larg.

- Duhet të iki në shtëpi, - tha Sofia.

Ajo u ngrit dhe bëri për nga dera. Kur po dilte, Hermesi u ngrit nga vendi ku po flinte tek garderoba dhe, në momentin që po mbyllte derën, iu duk se dëgjoi:

- Mirupafshim, Hilde.

Ajo zbriti shkallët dhe doli në rrugë. Nuk kishte njeri. Shiu filloi të binte me rrëmbim.

Kaluan dy makina duke llapashitur në asfaltin e lagur, por nuk po dukej asnjë autobus. Ajo vrapoi në drejtim të Sheshit të Madh. Ndërsa vraponte kishte vetëm një mendim në kokë.

Nesër kam ditëlindjen, mendonte ajo. A nuk është pak e hidhur të mendosh se jeta është një ëndërr, një ditë para se të mbushësh pesëmbëdhjetë vjeçe? Është njëlloj sikur sheh ëndërr ku ke fituar një milion dhe kupton që është ëndërr në momentin që të japin paratë.

Sofia vraponte nëpër fushën e futbollit të mbushur me ujë. Pas pak dalloi dikë që po vraponte në drejtim të saj. Ishte e ëma. Qyteti ndriçohej prej shkreptimave.

Kur u takuan, e ëma i hodhi dorën mbi shpatulla.

- Çfarë po ndodh kështu me ne, bija ime?

- Nuk e di, - qau Sofia. - Është si një ëndërr e keqe.

## BJERKELI

***...një pasqyrë e vjetër magjike,***
***që stërgjyshja e kishte blerë nga një cigane...***

Hilde Møller Knag u zgjua në papafingon e vilës së vjetër të kapitenit jashtë Lillesandit. Ajo pa orën, ishte gjashtë. Megjithatë, ishte akoma ditë. Një brez i gjerë i diellit mëngjesor mbulonte pothuajse plotësisht një faqe muri.

Ajo u ngrit nga krevati dhe shkoi tek dritarja. Kur kaloi afër tavolinës këputi një fletë nga kalendari. E enjte, 14 qershor 1990. Ajo e mblodhi letrën shuk dhe e hodhi në koshin e letrave.

Tani mbi kalendarin, që dukej sikur ndriçonte mbi tavolinë, shkruhej: 5 qershor 1990. Që në janar kishte shkruar "15 VJET" mbi këtë faqe kalendari. Ajo mendonte se ishte diçka e veçantë që mbushte pesëmbëdhjetë vjeçe në datën pesëmbëdhjetë. Një gjë të tillë nuk do ta përjetonte ndonjëherë tjetër.

Pesëmbëdhjetë vjet! A nuk ishte dita e parë e jetës së saj si e "rritur"? Nuk donte të shkonte në shtrat përsëri. Ishte edhe dita e fundit e shkollës, para pushimeve. Sot do të takoheshin në kishë në orën një. Kishte edhe një gjë tjetër: Pas një jave vjen babai nga Libani. Ai i kishte premtuar se do të vinte në shtëpi deri më 24 qershor.

Hilde po rrinte tek dritarja duke parë me radhë kopshtin, molin e vogël dhe kapanonin e kuq mbi të. Sezoni i riparimeve nuk kishte mbaruar plotësisht dhe varka e vjetër rrinte e lidhur tek moli. Ajo duhej të kujtohej që të hiqte ujin prej saj, pas shirave të fundit.

Ndërsa po shikonte gjiun e vogël, iu kujtua se kur ishte gjashtë ose shtatë vjeçe, kishte marrë varkën me rrema dhe kishte vozitur nëpër fjord fare vetëm. Pastaj kishte rënë nga varka në ujë dhe kishte arritur të dilte në breg. E lagur qull kishte çarë nëpër bushet e dendur dhe kur ishte gjendur në kopshtin para shtëpisë e ëma ishte sulur me vrap drejt saj. Varka e braktisur kishte mbetur në fjord. Edhe tani i kujtohet nganjëherë varka e braktisur në fjord, duke lundruar andej

nga e shpinte uji. Kishte qenë me të vërtetë një përvojë e hidhur.

Kopshti nuk ishte as shumë i veçantë dhe as i mbajtur mirë, por ishte i madh dhe ishte i saji. Një dru molle që i rezistonte klimës dhe disa kaçube me rrush toke, që pothuaj nuk bënin fruta, kishin përballuar për mrekulli furtunat e dimrit.

Aty pranë ishte shilarësi i vjetër, që dukej si i drobitur dhe i vetmuar në dritën vezulluese të mëngjesit. Ai dukej edhe më i vetmuar sepse nëna i kishte hequr litarët natën e kaluar para se të fillonte furtuna.

Kopshti ishte rrethuar nga mështekna që ishin përkulur anash nga erërat e forta që frynin andej. Drurët ishin bërë shkak, që dikur, para mëse njëqind vjetësh, prona kishte marrë emrin "Bjerkeli".

Shtëpinë e kishte ndërtuar stërgjyshi i Hildes, pak para ndërrimit të shekujve. Ai kishte qenë kapiten në njërën nga anijet e fundit të mëdha me vela. Edhe sot kishte njerëz që e quanin shtëpinë "vila e kapitenit".

Atë mëngjes kopshti ishte rrahur nga rrebeshe shiu që kishin filluar qysh natën. Hilde ishte zgjuar disa herë nga bubullimat. Tani nuk kishte në qiell asnjë re.

Pas shirave të tillë gjithmonë është freskët. Javët e fundit kishte qenë ngrohtë dhe thatë dhe majat e gjetheve të mështeknave kishin filluar të zverdheshin pakëz. Dukej sikur bota sapo ishte larë, dhe sikur e gjithë fëmijëria e saj ishte larë dhe ishte larguar me furtunën.

"Po, vërtet është dhembje kur çelin gonxhet..." Nuk ishte suedez poeti që e kishte thënë këtë? Apo mos ishte finlandez?

Hilde qëndroi para pasqyrës së rëndë prej bronzi që varej mbi komonë e gjyshes.

Ishte e bukur? Sidoqoftë, nuk ishte e shëmtuar? Ndoshta ishte diçka midis...

Ajo kishte flokë të gjatë të verdhë dhe mendonte se nuk duheshin as më të çelët dhe as më të mbyllur. Kështu dukeshin sikur nuk të thoshin asgjë. Befas vuri re kaçurrelat e butë. Shumë nga shoqet e saj bënin të pamundurën për ndonjë valëzim në flokë. Hilde nuk kishte nevojë të mundohej, ajo i kishte kaçurrelat natyralë. Pastaj vështroi sytë jeshilë, jeshilë të bukur. "I ke vërtet jeshilë?", bënin shaka tezet dhe xhaxhallarët, duke u përkulur për t'i parë.

Hilde po vriste mendjen të gjente nëse ajo që po shihte ishte një çupkë apo një vajzë e re. Arriti në përfundimin se nuk ishte as ashtu dhe as kështu. Trupi nuk dukej dhe aq prej vajze të re dhe fytyrës nuk i kishte ikur plotësisht pamja fëminore.

Kishte diçka në pasqyrën e vjetër që e bënte të mendonte gjithmonë babanë. Dikur ajo ishte varur në "atelie". Atelieja ishte një dhomë mbi kapanonin e kuq që babai, kur shkruante, e përdorte si bibliotekë dhe vend meditimi e frymëzimi. Alberti, siç e quante Hilde kur ai ishte në shtëpi, kishte dëshirë të shkruante diçka të madhe. Ai kishte filluar një herë një roman, por kishte përfunduar si një përpjekje e dështuar. Ndonjë vjershë apo skicë për arqipelagun edhe kishte arritur ta botonte në një revistë kombëtare. Hilde e kishte ndier veten krenare sa herë që kishte parë emrin e tij të shtypur, Albert Knag. Në mënyrë të veçantë në Lillesand ky emër kishte njëfarë kuptimi. Edhe stërgjyshi quhej Albert.

Pasqyra. Disa vjet më parë babai kishte bërë shaka, duke thënë se vetëm në atë pasqyrë bronzi, kishe mundësi t'i përpësitje sytë njëkohësisht me pamjen tënde në pasqyrë. Dhe kjo ndodhte sepse ajo ishte një pasqyrë e vjetër magjike, që stërgjyshja e kishte blerë nga një cigane, në ditët e para të martesës.

Hilde u përpoq për një kohë të gjatë ta bënte këtë punë, por ishte me të vërtetë vështirë t'i përpëlisje sytë pa t'u zhdukur pamja jote në pasqyrë. Vite me radhë ajo ishte përpjekur ta bënte këtë gjë dhe çdo herë kishte përfunduar duke thënë se më vonë do të bënte një përpjekje të re për ta mësuar trukun e vështirë.

Nuk ishte e çuditshme që sot ishte plot mendime. Dhe nuk ishte e pazakontë që mendonte për veten. Pesëmbëdhjetë vjeçe...

Hodhi sytë mbi tavolinë. Pa shiko, qenka një pako e madhe aty! Embështjellë me letër xixëlluese blu dhe e lidhur me fjongo të kuqe. Ajo duhej të ishte patjetër dhuratë ditëlindjeje!

Ishte kjo "dhurata"? Mund të ishte kjo DHURATA e madhe nga babai, ajo që bartte gjithë ato të fshehta mbi vete? Ai kishte shkruar me shumë nënkuptime në kartolinat nga Libani, sepse ai "i kishte vënë vetes një censurë të rreptë".

Dhurata ishte diçka që "rritet vazhdimisht", kishte shkruar ai.

Pastaj ai kishte folur me nënkuptim për një vajzë me të cilën do të njihej dhe që i kishte dërguar një kopje të të gjitha kartolinave.

Hilde kishte provuar të nxirrte ndonjë fjalë nga e ëma lidhur me këto, por ajo nuk ia kishte idenë fare.

Më e çuditshme ishte se flitej me nënkuptim se dhurata ndoshta "mund të ndahej me njerëz të tjerë". Ai nuk punonte kot për Kombet e Bashkuara. Nëse babai i Hildes kishte ndonjë ide fikse, dhe ai kishte shumë të tilla, ishte që OKB-ja duhet të bëhej një lloj qeverie për të gjithë botën. "Duhet që OKB-ja, një ditë vërtet, t'i bashkojë të gjithë njerëzit", kishte shkruar ai në njërën nga kartolinat.

Mund ta hapte pakon para se mamaja të ngjitej lart me ëmbëlsirat dhe brusin, këngën e ditëlindjes dhe flamurin norvegjez? Patjetër, prandaj e kishin lënë aty.

Hilde u afrua në majë të gishtave dhe mori pakon nga tavolina. Ajo ishte e rëndë! Gjeti kartolinën: "Hildes për pesëmbëdhjetëvjetorin e lindjes, nga babai."

Ajo u ul mbi krevat. Filloi ta zgjidhë me kujdes fjongon e kuqe dhe e hapi pakon shpejt.

Ishte një dosje e madhe!

Kjo ishte dhurata? Ishte kjo dhurata e pesëmbëdhjetëvjetorit për të cilën ishte folur aq shumë? Ishte kjo dhurata që ishte "rritur e rritur", dhe për këtë mund të ndahej edhe me të tjerët?

Një vështrim i shpejtë i dha të kuptojë se dosja ishte plot me fletë të shkruara me makinë. Hilde i njihte shkronjat e makinës së shkrimit që babai kishte marrë me vete në Liban.

Mos kishte shkruar një libër të tërë për të?

Në faqen e parë shkruhej me shkronja të mëdha: BOTA E SOFIES.

Pak më poshtë, anash, shkruhej edhe një gjë tjetër:

DRITA E SË VËRTETËS ËSHTË PËR NJERIUN,
SI DRITA E DIELLIT PËR TOKËN DHE JETËN

*N.F.S Grundtvig*

Hilde ktheu faqen e parë. Në faqen tjetër, sipër, fillonte kapitulli i parë. Titullin e kishte "Kopshti i Edenit". Ajo u ul mirë në krevat, e vuri dosjen në prehër dhe filloi të lexojë.

Sofie Amundsen po kthehej nga shkolla për në shtëpi. Një pjesë të rrugës e bëri së bashku me shoqen e saj, Jorunin, duke biseduar për robotët. Joruni thoshte se truri i njeriut ishte si një kompjuter i ndërlikuar, por Sofia nuk ishte e sigurt a ishte e një mendimi me të. Një qenie njerëzore duhet të jetë diçka më tepër se një makinë.

Hilde vazhdoi të lexojë. Ajo harroi gjithçka, ajo harroi edhe që kishte ditëlindjen. Megjithatë, herë pas here, një mendim i vogël i përshkonte trurin, ndërsa lexonte nëpër rreshta:

Kishte arritur të shkruante babai një roman? Kishte filluar të shkruante një roman të vërtetë dhe e kishte mbaruar në Liban? Ai kishte thënë shpesh se koha nuk ishte në dorën e tij, në atë pjesë të botës.

Edhe babai i Sofies ishte jashtë, në udhëtim. Ndoshta kjo ishte vajza me të cilën Hilde do të njihej….

Sapo fillonte t'i vinte keq që një ditë do duhej ta linte këtë jetë, menjëherë mendonte se çfarë mrekullie është të jetosh.... Prej nga vjen toka?... Në fund të fundit diçka do të ketë ardhur nga asgjë. Por a është e mundur kjo? Nuk është kjo gjë po aq e pamundur sa dhe ideja që bota ka ekzistuar përgjithmonë?

Hilde lexonte vazhdimisht. Ajo u hodh përpjetë nga habia kur lexoi se Sofie Amundsen mori një kartolinë nga Libani. "Hilde Møller Knag, c/o Sofie Amundsen, Kloverveien 3…."

*E dashur Hilde.Të uroj nga zemra pesëmbëdhjetëvjetorin e lindjes. E kupton se unë dëshiroj të të bëj një dhuratë, që do të të ndihmojë ty të rritesh. Kërkoj të falur që kartolinën e dërgoj në adresë të Sofies. Ishte rruga më e lehtë.*
*Të përqafoj babai.*

Çfarë tinzari! Hilde e dinte se babai ishte njeri me humor, por sot ai

e kishte befasuar krejt. Në vend që ta vendoste kartolinën tek dhurata, e kishte shkruar brenda në dhuratë.

Por e gjora Sofi! Ajo ishte hutuar fare.

Pse duhej që një baba t'i dërgonte urimet e ditëlindjes në adresën e Sofies, kur duhej t'i dërgonte në një vend krejt tjetër? Cili baba do të bënte një shaka të tillë, duke dërguar kartolinën e ditëlindjes së vajzës së tij në adresë tjetër? Si mundej që kjo të ishte rruga më e lehtë? Dhe mbi të gjitha si mund t'i gjente gjurmët e Hildes?

Jo, si mund ta sqaronte ajo këtë gjë?

Hilde ktheu faqen dhe filloi të lexonte kapitullin tjetër. Ai quhej "Cilindri". Shpejt erdhi tek letra e gjatë që personi misterioz i kishte shkruar Sofies. Hilde mbajti frymën.

Të interesohesh se përse jetojmë, nuk është një interesim i rastit, si koleksionimi i pullave. Ata që interesohen për probleme të tilla marrin pjesë në një debat që ka filluar prej kohës që njeriu nisi jetën në këtë planet...

"Sofia ishte krejt e topitur." Gjithashtu edhe Hilde. Babai nuk kishte shkruar një libër vetëm për ditëlindjen e saj. Ai kishte shkruar një libër të mrekullueshëm dhe të çuditshëm.

Përmbledhje e shkurtër: Një lepur i bardhë nxirret nga një cilindër. Për shkak se lepuri ka përmasa shumë të mëdha, truku merr miliarda vjet. Në majë të qimeve të tij lindin qeniet njerëzore. Këtu ata janë në gjendje të habiten me trukun e pamundur. Sa më tepër që rriten e zhvillohen këto qenie, aq më tepër futen poshtë në gëzofin e lepurit. Dhe qëndrojnë aty...

Nuk ishte vetëm Sofia që ndiente se kishte qenë gati duke rrëshqitur thellë për të gjetur një vend në gëzofin e lepurit të bardhë. Sot Hilde mbushte pesëmbëdhjetë vjeçe. Edhe ajo ndjeu se ishte koha për të vendosur se çfarë rruge duhet të merrte.

Ajo lexoi për filozofët natyralistë grekë. Hilde e dinte që i ati merrej me filozofi. Ai kishte shkruar në një gazetë se filozofia duhej

të bëhej si lëndë më vete në shkollë. Titulli i artikullit ishte: "Pse duhet filozofia në programet shkollore". Ai e kishte ngritur si problem këtë në një mbledhje prindërish në klasën e Hildes. Hildes i kishte ardhur shumë turp.

Ajo pa orën. Kishte vajtur shtatë e gjysmë. Fatmirësisht, duhej edhe një orë derisa e ëma të ngjitej lart me gjërat e ditëlindjes. Hilde tani ishte e zënë me Sofien dhe problemet filozofike. Ajo lexoi kapitullin mbi Demokritin. Në fillim Sofia mori një pyetje, për të cilën duhej të përgjigjej: "Pse ishin legot loja më gjeniale në botë." Pastaj ajo gjeti një zarf të madh të verdhë në kutinë e postës:

> Demokriti ishte në një mendje me paraardhësit e tij se transformimet në natyrë nuk ndodhin sepse diçka "ndryshon" me të vërtetë. Ai pranonte se gjithçka duhet të jetë ndërtuar nga pjesëza të vogla mikroskopike, që ishin të përjetshme dhe të pandashme. Demokriti i quante këto pjesëza *atome*.

Hilde u befasua për shallin e saj që Sofia e gjeti nën krevatin e vet. Kështu, atje paska përfunduar ai! Por si ka mundësi që shalli të zhduket në një tregim? Duhet të jetë diku në ndonjë vend tjetër…

Kapitulli mbi Sokratin fillonte me atë që Sofia lexoi në një gazetë "disa rreshta mbi një batalion norvegjez në Liban". Tipike për babanë! Atij nuk i vinte mirë që njerëzit në Norvegji ishin pak të interesuar për punën e trupave paqeruajtëse të OKB-së. Meqenëse asnjë tjetër nuk e bënte këtë, duhej që patjetër ta bënte Sofia. Në këtë mënyrë ai mendonte të tërhiqte vëmendjen e medias.

Ajo buzëqeshi kur lexoi pas shkrimin në letrën që mësuesi i filozofisë i shkruante Sofies:

> Nëse do të gjesh ndonjë shall mëndafshi, të lutem që ta kesh shumë kujdes. Nganjëherë gjërat personale ngatërrohen me njëra-tjetrën, veçanërisht në shkollë apo vende të ngjashme. Dhe kjo që ne po bëjmë është një shkollë filozofie.

Hilde dëgjoi se po vinte dikush. Ishte me siguri e ëma me gjërat e ditëlindjes. Në kohën që trokiti tek dera, Hilde kishte filluar të lexonte

pjesën ku, në vendin e saj të fshehtë në kopsht, Sofia kishte gjetur një videokasetë me pamje të Athinës.

- Urime për ditëlindjen...

Ajo kishte filluar të këndonte që nga mesi i shkallëve.

- ...të gjithë rreth teje qëndrojmë...

- Eja këtu, - tha Hilde.

Ajo po lexonte për mësuesin e filozofisë që kishte filluar të fliste me Sofien drejt nga Akropolisi. Ai ishte pothuaj njëlloj si babai i Hildes, me "mjekër të zezë të mbajtur mirë" dhe beretë blu.

- Urime për ditëlindjen, Hilde!

- Mmmm...

- Dëgjon se çfarë të them?

- Lëri ato aty.

- Nuk do të...

- Ti e shikon mirë që jam e zënë.

- Mendo se je pesëmbëdhjetë vjeçe.

- Ke qenë në Athinë, mama?

- Jo, pse kështu?

- Sepse është shumë e çuditshme që tempujt e vjetër vazhdojnë të jenë atje. Janë 2500-vjeçarë. Më i madhi, meqë ra fjala, quhet "Vendi i Virgjëreshës".

- E hape dhuratën nga babai?

- Cilën dhuratë?

- Duhet të kesh mendjen tani. Dukesh fare e hutuar.

Hilde e la dosjen e madhe t'i binte në prehër.

E ëma u ul në anë të krevatit me tabaka në dorë. Aty kishte qirinj të ndezur dhe ushqime të këndshme. Kishte edhe një pako të vogël dhe meqenëse kishte vetëm dy duar, flamurin norvegjez e mbante nën krah.

- Shumë faleminderit, mama. Ti je shumë e këndshme, por ti e kupton që jam shumë e zënë.

- Nuk do të shkosh në kishë para orës një.

Vetëm tani e mblodhi veten, po kështu edhe e ëma, që e la tabakanë mbi tavolinë.

- Më fal. Isha krejtësisht e dhënë pas kësaj këtu.

Ajo tregoi me gisht dosjen dhe vazhdoi:

- Kjo është nga babai…

- Çfarë ka shkruar ai, Hilde. Edhe unë kam qenë po aq e interesuar sa ti. Nuk ka qenë e mundur të nxjerrësh prej tij asnjë fjalë të qenë, prej muajsh.

Për një arsye krejt tjetër Hildes i erdhi pak turp tani.

- Kjo… është vetëm një histori.

- Një histori?

- Po një histori. Gjithashtu edhe një libër filozofie. Diçka e tillë.

- Nuk do ta hapësh dhuratën time?

Hilde nuk donte të bënte dallim, kështu që e hapi edhe dhuratën e së ëmës. Ishte një zinxhir dore prej ari.

- Sa e bukur. Shumë faleminderit!

Hilde u ngrit dhe e përqafoi të ëmën.

Ato qëndruan ulur duke biseduar për disa minuta.

- Tani mund të shkosh, - tha Hilde pas pak. - Pikërisht tani ai është lart në Akropol, e di ti?

- Kush kështu?

- Nuk e di. Po kështu edhe Sofia. Aty është e gjithë puna.

- Mirë, unë do të shkoj në zyrë. Ti mund të hash pak më vonë. Fustanin e ke poshtë.

Më në fund e ëma zbriti shkallët. Të njëjtën gjë bënte edhe mësuesi i filozofisë. Ai zbriti shkallët e Akropolit dhe vajti në lartësinë e Areopagut, para se të shfaqej sërish tek sheshi i vjetër i Athinës.

Hilde përfytyroi se si nga rrënojat u ngritën befas lart ndërtesat e vjetra. Një nga idetë fikse të babait ishte që të gjitha vendet anëtare të Organizatës së Kombeve të Bashkuara duhej të binin dakord për të ndërtuar një kopje të tregut të vjetër të Athinës. Ai do të përdorej si forum për probleme filozofike, si dhe për bisedime që kishin të bënin me problemet e çarmatimit. Një projekt i tillë gjigant do të forconte unitetin midis popujve, mendonte ai. "Ne kemi mundur të ndërtojmë platforma nafte dhe module lunare."

Më poshtë ajo lexoi për Platonin. "Me krahët e dashurisë shpirti donte të fluturonte në 'shtëpi' në botën e ideve. Ai donte të çlirohej nga 'burgu i trupit'…."

Sofia çau nëpër gardhin e vjetër duke ndjekur Hermesin, por ai u largua menjëherë prej saj. Pasi kishte lexuar Platonin, ajo shkoi

përsëri në pyll dhe vajti deri tek një shtëpizë e vogël me ngjyrë të kuqe afër një buze uji. Aty ishte varur një pikturë e Bjerkelit. Nga përshkrimi dilte qartë që duhej të ishte Bjerkeli i Hildes. Pastaj ishte edhe një pikturë e një burri që quhej Berkelei. "Nuk ishte e çuditshme kjo?"

Hilde e la dosjen e madhe mbi krevat, vajti tek rafti i librave dhe mori fjalorin e madh enciklopedik që ia kishin dhuruar kur kishte mbushur katërmbëdhjetë vjeçe.

- Berkelei… këtu!

*Berkelei, George (1685-1753), filozof anglez, peshkop i Klojnit. Mohonte ekzistencën e botës materiale jashtë ndërgjegjes njerëzore. Perceptimet që marrim nga shqisat tona janë të urdhëruara nga Zoti. Berkelei, përveç kësaj, është i përmendur për kritikën ndaj koncepteve të përgjithshme abstrakte. Vepra e tij kryesore: "Një traktat mbi principet e njohurisë njerëzore", viti 1710.*

Kjo ishte vërtet e çuditshme. Hilde mbeti për disa sekonda ulur mbi dysheme, para se të kthehej përsëri në krevat tek dosja.

Nga njëra anë kishte qenë babai që i kishte varur të dyja pikturat. A mund të kishte ndonjë lidhje tjetër midis tyre, apo ndonjë ngjashmëri emrash?

Berkelei ishte një filozof që mohonte ekzistencën e botës materiale jashtë ndërgjegjes njerëzore. Ishte shumë e vështirë që të ishe në një mendje me të. Por nuk është aq lehtë t'u kundërvihesh qëndrimeve të tilla. Në botën e Sofies kjo shkonte për mrekulli. Për perceptimet e shqisave të saj ishte përgjegjës babai i Hildes.

Për këtë do të mësonte më tepër po të lexonte më tej. Hilde pa dosjen dhe qeshi kur lexoi se Sofia pa në pasqyrë një vajzë që përpëliste të dy sytë. "Dukej sikur vajza që përpëliste sytë ishte Sofia. Dukej sikur ajo donte të thoshte: Unë jam ti, Sofi. Unë jam këtu brenda në anën tjetër."

Ajo gjeti aty edhe kuletën jeshile, me të hollat dhe gjithë të tjerat! Si do të ketë vajtur deri atje?

E pamundur! Për një sekondë ose dy, Hilde besoi se Sofia e kishte gjetur me të vërtetë kuletën e saj. Pastaj u përpoq të përfytyronte

se si mund ta shikonte Sofia këtë gjë nga ana e saj. Për të ishte gjithçka sa pa bazë, aq edhe mistike.

Për herë të parë Hilde ndjeu një dëshirë të fortë për t'u takuar me Sofien ballë për ballë. Ajo ndiente një dëshirë për të folur me të dhe për t'i treguar gjithçka.

Por tani Sofies i duhej të largohej nga shtëpiza me të shpejtë për të mos e kapur mat. Varka patjetër që duhet të ishte në mes të ujit. Nuk i rrihej babait pa treguar historinë e vjetër me varkën.

Hilde piu pak brus dhe filloi të hajë pak nga ushqimet e shijshme që i kishte përgatitur e ëma, ndërkohë që lexonte për "njeriun e rregullit", Aristotelin, që kishte kritikuar teoritë e Platonit.

> Aristoteli tregonte se asgjë nuk ekziston në ndërgjegje pa u perceptuar më parë nga shqisat tona. Platoni thoshte se nuk ka asgjë në natyrë që të mos ketë qenë më parë në botën e ideve. Për këtë Aristoteli thoshte se Platoni e "dyfishon numrin e gjërave".

Hilde, në të vërtetë, nuk e dinte se kishte qenë Aristoteli ai që kishte nxjerrë lojën mbi "kafshët, bimët dhe mineralet".

> Aristoteli donte të sistemonte "dhomën-natyrë". Ai provoi të tregojë se çdo gjë në natyrë i përket grupeve dhe nëngrupeve të ndryshme.

Kur lexoi për pikëpamjen e Aristotelit mbi gratë, mbeti e zhgënjyer dhe e zemëruar. Shkon kjo kështu, të jesh një filozof kaq i madh dhe njëkohësisht kaq mediokër?

Sofia u frymëzua nga Aristoteli për të vendosur rregull në dhomën e saj. Dhe aty, mes gjithë gjërave të saj, ajo gjeti çorapen e bardhë, që ishte zhdukur nga dollapi i Hildes një muaj më parë! Sofia i sistemoi të gjitha letrat që kishte marrë nga Albertua në një dosje. "Ishin gjithsej pesëdhjetë faqe". Hilde nga ana e saj kishte vajtur në faqen 124, por ajo kishte të gjithë historinë e Sofies, si shtesë mbi të gjitha "letrat e kursit" nga Alberto Knoksi.

Kapitulli tjetër quhej "Helenizmi". E para gjë që ndodhte në këtë kapitull, ishte që Sofia gjeti një kartolinë me pamjen e një xhipi të OKB-së. Ajo ishte vulosur UN batalion data 15 qershor. Përsëri

një "kartolinë" e tillë për Hilden, që babai e kishte futur në roman në vend që ta dërgonte me postë:

*E dashur Hilde. E marr me mend se je duke festuar ditën e lindjes. Apo mos është mëngjesi tjetër? Sidoqoftë, nuk luan ndonjë rol se sa zgjat dhurata. Në njëfarë mënyre ajo zgjat gjithë jetën. Por unë dua të uroj përsëri. Tani ndoshta e kupton se pse i dërgoj kartolinat tek Sofia. Jam i sigurt se ajo do t'i japë ty. P.S. Mamaja më tregoi se ke humbur kuletën tënde. Të premtoj se do t'i zëvendësoj njëqind e pesëdhjetë koronat. Një vërtetim të ri e merr me siguri në shkollë, para pushimeve të verës. Të përqafon babai.*

Nuk ishte keq, me këtë ajo kishte fituar njëqind e pesëdhjetë korona. Ai ka menduar se nuk mjaftonte vetëm një dhuratë e përgatitur në shtëpi.

Kuptohej që 15 qershori ishte gjithashtu edhe ditëlindja e Sofies. Por kalendari i Sofies nuk kishte kaluar më tëpër se gjysma e parë e majit. Do të ketë qenë koha kur babai ka shkruar këtë kapitull, kështu që i ka postuar "kartolinat e ditëlindjes" tek Hilde.

E gjora Sofi që u hodh deri tek supermarketi për të takuar Jorunin:

Kush ishte Hilde? Si mund ta mendonte kaq lehtë babai i saj se Sofia do ta gjente atë? Sidoqoftë, nuk kishte kuptim që i dërgonte kartolinat tek Sofia, në vend që t'i dërgonte drejt tek vajza e tij.

Hilde gjithashtu ndjeu të njëjtën gjë, kur lexoi për Plotinin.

Unë them që ka diçka nga misteri hyjnor në çdo gjë që ekziston. Ne e shohim që shkëlqen tek një luledielli apo një lulëkuqe. Më tepër nga ky mister i pashpjegueshëm ne e shohim tek një flutur që fluturon nga një gjethe, apo tek një peshk që noton në akuarium. Por më afër perëndisë ne jemi me shpirtin tonë. Vetëm aty mund të bëhemi një, me të fshehtën e madhe të jetës. Po, në momente të caktuara ne ndiejmë se vetë *ne jemi kjo e fshehtë hyjnore.*

Deri tani, kjo ishte më marramendësja që kishte lexuar. Por njëkohësisht ishte dhe më e thjeshta: Gjithçka është një dhe ky "njësh" është misteri hyjnor ku bëjnë pjesë të gjithë.

Në të vërtetë, nuk kishte ndonjë gjë që duhej ta besoje. Ishte thjeshtë *kështu*, mendonte Hilde. Kështu që çdo njeri mund ta lexonte si të donte fjalën "hyjnor".

Ajo shfletoi shpejt deri tek kapitulli tjetër. Sofia dhe Joruni bënë një piknik me çadra natën para 17 majit. Kështu ato vajtën tek shtëpiza e majorit....

Hilde nuk kishte lexuar shumë faqe, kur u ngrit duke e flakur mbulesën e krevatit e zemëruar dhe filloi të ecë nëpër dhomë me dosjen në duar.

Ky ishte kulmi. Atje tek shtëpiza e vogël në pyll, babai kishte lejuar që dy vajzat të gjenin kopje të të gjitha kartolinave që ai i kishte dërguar Hildes, në gjysmën e parë të majit. Dhe kopjet ishin mjaft reale. Hilde kishte lexuar të njëjtat fjalë dy-tri herë. Ajo i mbante mend fjalë për fjalë.

*E dashur Hilde. Jam kaq i mbushur me të fshehta rreth ditëlindjes tënde, saqë disa herë në ditë më duhet ta përmbaj veten për të mos të telefonuar dhe për të t'i thënë të gjitha. Është diçka që rritet vazhdimisht. Dhe ti e di se kur diçka zmadhohet vazhdimisht është e vështirë për ta mbajtur për vete...*

Sofia mori një zarf të ri për kursin e filozofisë. Aty bëhej fjalë për çifutë dhe grekë, si dhe për dy kulturat e mëdha. Hildes i pëlqeu një këndvështrim i tillë i gjerë i historisë. Diçka të tillë nuk e kishte mësuar asnjëherë në shkollë. Atje të japin hollësira, vetëm hollësira. Kur e mbaroi së lexuari krejt, kuptoi se babai e kishte bërë ta shikonte nga një perspektivë e re Jezusin dhe krishterimin.

Ajo e pëlqeu citatin nga Gëte që thotë: "Kush nuk mëson të mbajë llogaritë e tij për tre mijë vjet, jeton sot për sot".

Kapitulli tjetër fillonte me një copë letër që ishte ngjitur tek dritarja e kuzhinës së Sofies. Sigurisht ishte një urim i ri për ditëlindjen e Hildes.

*E dashur Hilde. Nuk e di në se do ta lexosh këtë kartolinë në ditëlindjen tënde. Në njëfarë mënyre, shpresoj të paktën të mos kenë kaluar shumë ditë. Një javë ose dy nuk do të thotë për Sofien një kohë kaq e gjatë sa për ne. Unë do të vij në shtëpi natën e shën Hansit. Atëherë do të ulemi gjatë në kopsht dhe do të vështrojmë detin, Hilde. Kemi shumë për të thënë...*

Pastaj Alberto i telefonoi Sofies. Ishte hera e parë që ajo i dëgjonte zërin.

- Ju e bëni atë të tingëllojë si luftë.

- Unë do ta quaja luftë të vullneteve. Ne duhet të tërheqim vëmendjen e Hildes dhe ta kthejmë në anën tonë, përpara se i ati të kthehet në shtëpi në Lillesand.

Kështu ndodhi që Sofia e takoi Alberto Knoksin të veshur si murg mesjetar në kishën e vjetër prej guri të viteve 1100.

Kisha, po. Hilde pa orën. Një e një çerek... Ajo e kishte humbur konceptin e kohës.

Nuk ishte fakti që nuk vajti në kishë për ditëlindje, por ishte diçka në vetë ditëlindjen që e zemëronte. Ajo u ishte larguar gjithashtu shumë urimeve. Edhe pse kishte ndodhur kjo, kishte pasur shumë admirues.

Sidoqoftë, së shpejti duhet të dëgjonte një predikim të gjatë. Albertua nuk pati ndonjë problem për të hyrë në rolin e priftit.

Kur lexoi se Sofia e kishte parë veten si vizion të Hildegardes, vajti përsëri tek fjalori enciklopedik. Por tani nuk gjeti gjë, as për këtë dhe as për të tjera. Nuk ishte tipike kjo? Sapo bëhej fjalë për gra ose diçka femërore, enciklopedia ishte bosh si ndonjë krater hëne. Mos ishte censuruar enciklopedia nga ndonjë shoqatë për mbrojtjen e meshkujve?

Hildegard of Bingen kishte qenë predikuese, shkrimtare, mjeke, botaniste dhe biologe. Për këtë duhej që ajo të shihej si simbol i faktit që shpesh gratë ishin më praktike dhe më shkencëtare, qoftë edhe në Mesjetë. Por në enciklopedi nuk kishte asnjë fjalë për të. Për të ardhur keq!

Hilde nuk kishte dëgjuar ndonjëherë se Zoti kishte ndonjë "anë

femërore" ose "natyrë nëne". Emri ishte Sofia, në qoftë se nuk ishte bërë ndonjë gabim shtypi.

Shpjegimi më i afërt në enciklopedi ishte diçka mbi kishën e Sofisë në Konstandinopol. Ajo quhej "Haxhi Sofi", dhe do të thoshte "Dituri e shenjtë". Një kryeqytet dhe shumë mbretëresha ishin quajtur me këtë emër, por nuk kishte asnjë fjalë në enciklopedi që kjo ishte femërore. Nuk ishte censurë kjo?

Nga ana tjetër ishte shumë e vërtetë se Sofia e ndiente veten përbrenda "një Hilde". Ajo gjithë kohën dukej sikur shikonte vajzën me flokë të zinj...

Kur u kthye Sofia nga kisha e Marias, ku kishte kaluar pothuajse gjithë natën, vajti përpara pasqyrës që kishte marrë nga shtëpiza në pyll.

Ajo studioi konturet e mprehta të fytyrës së saj të rrethuar nga flokë të zinj, që nuk ishin krijuar për tjetër frizurë veç asaj të nënës natyrë, por pas kësaj fytyre doli fytyra e një vajze tjetër. Befas, vajza tjetër filloi të përpëlitë të dy sytë energjikisht. Të krijohej përshtypja se ajo e bënte këtë gjë vetëm për të treguar se me të vërtetë ndodhej në anën tjetër të pasqyrës. Kjo zgjati vetëm disa sekonda. Pastaj u zhduk.

Sa herë mund të kishte qëndruar Hilde përpara pasqyrës në të njëjtën mënyrë, duke kërkuar të shikonte figurën në anën tjetër të pasqyrës. Po nga e dinte babai këtë gjë? Nuk ishte edhe një grua flokëzezë që kishte parë pastaj? Posi, gjyshja e kishte blerë pasqyrën nga një cigane...

Hilde ndjeu që i dridheshin duart që mbanin dosjen e madhe. Asaj iu ngulit në mendje se Sofia gjendej me të vërtetë diku "në anën tjetër".

Tani Sofia po ëndërronte për Hilden dhe Bjerkelin. Hilde as e shikonte dhe as e dëgjonte, po pastaj, pastaj ajo gjeti kryqin prej ari tek moli. Dhe ai kryq prej ari, me inicialet e Hildes dhe me të gjitha, ai ndodhej në krevatin e Sofies, kur u zgjua nga ëndrra!

Hilde u mendua thellë. Ajo as që e kishte humbur kryqin prej ari. Vajti tek komodina dhe hapi kutinë e arturinave. Kryqi prej ari,

që ia kishte dhuruar gjyshja ditën e pagëzimit, nuk ishte aty!

Kështu që e kishte humbur me të vërtetë. Shumë mirë! Po nga e dinte babai, kur ajo vetë nuk e dinte?

Kishte edhe një gjë tjetër: Sofia kishte parë në ëndërr se babai i Hildes do të kthehej nga Libani. Por kishte edhe një javë deri atëherë. Ishte profetike ëndrra e Sofies? A nuk thoshte babai se, kur të kthehej në shtëpi, në njëfarë mënyre, edhe Sofia do të ishte aty? Ai kishte shkruar se ajo do të kishte një shoqe të re...

Në një vizion momenti të një qartësie të plotë, Hilde u bind se Sofia ishte diçka më tepër se letër dhe bojë. Ajo *ekzistonte*.

## ILUMINIZMI

### *...nga gjilpëra deri tek topi...*

Hilde kishte filluar të lexonte kapitullin mbi Rilindjen, kur dëgjoi se e ëma hyri poshtë në paradhomë. Ajo pa orën. Kishte vajtur katër.

E ëma ngjiti shkallët me vrap dhe hyri në dhomë.

- Nuk ishe në kishë?

- Posi.

- Por... çfarë kishe veshur?

- Këto që kam veshur tani.

- Këmishë nate?

- Mmm... Isha tek kisha e Marias.

- Kisha e Marias?

- Është një kishë e vjetër prej guri e Mesjetës.

- Hilde!

Ajo e la dosjen në prehër dhe pashikoi nga e ëma.

- E kisha harruar kohën, mama. Më vjen keq për këtë, por duhet të më kuptosh. Po lexoj diçka tepër tërheqëse.

E ëma nuk mundi ta përmbante buzëqeshjen.

- Është një libër magjepsës, - shtoi Hilde.

- Mirë, mirë. Edhe një herë gëzuar ditëlindjen, Hilde!

- Nuk e di a më pëlqejnë shumë urimet tani.

- Por unë nuk... Dëgjo, tani po shkoj të pushoj pak, pastaj do të filloj të përgatis një darkë të mrekullueshme. Bleva dhe luleshtrydhe.

- Unë do të vazhdoj të lexoj.

Me këtë e ëma iku dhe Hilde vazhdoi leximin.

Sofia ndiqte Hermesin nëpër qytet. Në hyrje të shkallëve të Albertos gjeti një kartolinë të re nga Libani. Edhe ajo mbante datën 15 qershor.

Vetëm tani e kuptoi ajo sistemin e datave. Kartolinat e datuara para 15 qershorit, ishin kopje të kartolinave që Hilde i kishte marrë më parë. Ato që mbanin datën e sotme, ajo po i lexonte për herë të

parë në dosje.

*E dashur Hilde. Sofia po shkon në shtëpinë e mësuesit të filozofisë. Së shpejti ajo do të jetë pesëmbëdhjetë vjeçe, por ti u bëre pesëmbëdhjetë dje. Apo mos është sot, Hilde? Po të jetë sot, duhet të jetë vonë pasdite. Orët tona nuk shkojnë gjithmonë njësoj...*

Hilde lexonte si Albertua i tregonte Sofies për Rilindjen dhe shkencën e re, racionalistët e viteve 1600 dhe për empiristët britanikë.

Ajo kërcente nga habia për çdo kartolinë të re dhe urim që i ati kishte futur në roman. Ai kishte bërë që ato të binin nga një fletore hartimi, të shfaqeshin brenda në një banane ose të fshiheshin në programin e një kompjuteri. Pa u munduar fare, e kishte bërë Alberton t'i merrej goja dhe ta quante Sofien, Hilde. Kulmi ndoshta ishte kur e kishte bërë Hermesin të thoshte: "Gëzuar ditëlindjen, Hilde!"

Hilde ishte në një mendje me Alberton se ai kishte filluar të shkonte pak larg, kur e krahasonte veten me Zotin dhe providencën hyjnore. Me kë ishte në fakt? Nuk ishte babai, që kishte vënë në gojën e Albertos ato fjalë qortuese? Erdhi në përfundimin se krahasimi me Zotin nuk ishte dhe aq i pamend. Babai ishte Zot i gjithëfuqishëm për botën e Sofies.

Kur Albertua filloi të tregonte për Berkelein, Hilde nuk ishte më pak e tensionuar se Sofia. Çfarë do të ndodhë? Ishin të gjitha parashikimet që diçka e veçantë do të ndodhte sapo të vinin tek ky filozof, që mohonte ekzistencën e botës materiale jashtë ndërgjegjes njerëzore. Hilde kishte kërkuar edhe në enciklopedi.

Kapitulli fillonte me atë që ata po rrinin tek dritarja dhe babai i Hildes kishte ngritur një aeroplan me një banderolë të gjatë urimi prapa. Në të njëjtën kohë, re të zeza kishin filluar të mblidheshin mbi qytet.

"Të jesh, apo të mos jesh", nuk është e gjithë çështja. Problemi është gjithashtu se çfarë jemi ne. A jemi ne njerëz të vërtetë prej mishi dhe gjaku? Përbëhet bota jonë nga gjëra reale, apo jemi të rrethuar nga vetëdija?

Nuk ishte për t'u çuditur që Sofia filloi të hajë thonjtë e gishtave. Hilde nuk e kishte pasur kurrë këtë zakon, mirëpo ajo nuk ishte e kënaqur me veten dhe në mënyrë të veçantë tani.

Pastaj vjen një ditë dhe "...për ne ky *vullnet* ose *shpirt* që është shkak i çdo gjëje në çdo gjë, mund të jetë babai i Hildes."

- Ti mendon se ai ka qenë një lloj Zoti për ne?
- Pa dyshim, po, por atij duhet t'i vijë turp nga vetja!
- Po me Hilden si është puna?
- Ajo është një engjëll, Sofi.
- Një engjëll?
- Hilde është ajo që ky "shpirt" na e kthen.

Me kaq Sofia u shkëput nga Albertua dhe doli jashtë në furtunë. Nuk duhet të ketë qenë e njëjta furtunë që ishte mbrëmë mbi Bjerkeli, disa orë pasi Sofia kishte vrapuar nëpër qytet?

Nesër kam ditëlindjen, mendonte ajo. Nuk është pak si e hidhur që të kuptosh se jeta është një ëndërr, një ditë para se të mbushësh pesëmbëdhjetë vjeçe? Është njëlloj sikur ëndërron, kur ke fituar një milion dhe kupton se je në ëndërr pikërisht në momentin që po të japin paratë.

Sofia vraponte nëpër fushën e futbollit të mbushur me ujë. Pas pak dalloi dikë që po vraponte në drejtim të saj. Ishte e ëma. Qyteti ndiçohej prej shkreptimave.

Kur u takuan, e ëma i hodhi dorën mbi shpatulla.

- Çfarë po ndodh kështu me ne, bija ime?
- Nuk e di, - qau Sofia. - Është si një ëndërr e keqe.

Hilde ndjeu lotët t'i binin. "Të jesh, apo të mos jesh - kjo është çështja."

Ajo e la dosjen mbi krevat dhe filloi të ecë nëpër dhomë. Më në fund qëndroi para pasqyrës së vjetër dhe ndenji aty, derisa e ëma e mori poshtë për të ngrënë darkë. Në kohën që e ëma trokiti në derë, Hilde nuk e dinte sa kohë kishte qëndruar aty. Por ajo ishte fare e sigurt që tek pasqyra i kishte përpëlitur të dy sytë.

Gjatë darkës u përpoq të tregohej sa më e sjellshme, por mendjen e kishte gjithë kohën tek Sofia dhe Albertua.

Si do të shkonte puna me ta, tani që *e dinin* se ishte babai i Hildes që vendoste për gjithçka? Ndoshta "e dinin" ishte e pasaktë, sepse ishte e pamend të mendoje se dinin ndonjë gjë. A nuk ishte babai ai që bënte sikur ata dinin? Sidoqoftë, problemi mbetej i njëjtë: Kur Albertua dhe Sofia ta "merrnin vesh" se si lidheshin gjërat bashkë, në njëfarë mënyre, do të gjendeshin në fund të rrugës.

Ajo u përtyp për të gëlltitur një copë patate, kur befas iu kujtua se i njëjti problem shtrohej edhe në botën e saj të brendshme. Njerëzimi kishte bërë një progres të vazhdueshëm në kuptimin e ligjeve të natyrës. A është e mundur që historia të vazhdojë pambarim edhe pasi copa e fundit e filozofisë dhe shkencës të jetë vendosur në kuadratin e vet? Ndoshta njerëzit e afrojnë vetë fundin e historisë së tyre. A ka lidhje midis zhvillimit të mendimit dhe shkencës nga njëra anë, dhe shpyllëzimit dhe efektit serë, nga ana tjetër? Sidoqoftë, nuk do të ishte edhe aq e pamend ndoshta, që ta quaje etjen e njeriut për dituri "rënie në mëkat".

Problemi ishte kaq i madh dhe kaq i frikshëm, saqë Hilde u përpoq ta harronte. Ajo me siguri do të kuptonte më shumë në qoftë se do të lexonte më tej në dhuratën e ditëlindjes së babait.

- "Më thuaj se ç'do më shumë", - filloi të këndojë e ëma pasi kishte ngrënë akulloren me luleshtrydhe italiane. - Tani do të bëjmë atë që ke qejf më shumë!

- E di që mund të duket pak si pa takt, por unë dua të lexoj më tej dhuratën e babait.

- Vetëm mos lejo të të bëjë me fiksime.

- Jo, pra.

- Mund të marrim nga një picë, kur të fillojë Deriku...

- Si të duash.

Hildes iu kujtua biseda e Sofies me të ëmën. Thua që babai të mos ketë futur asgjë nga mamaja e Hildes në atë mamanë tjetër? Për arsye sigurie, ajo vendosi të mos flasë për lepuj të bardhë që trukohen nga cilindri i universit. Të paktën sot.

- Nga ana tjetër... - tha ajo, kur po ngrihej.

- Po?

- Nuk e gjej kryqin tim prej ari.
E ëma e vështroi në mënyrë enigmatike.
- E kam gjetur unë tek moli, javë më parë. Do të ketë rënë nga qafa ty humbanike!
- I ke treguar babait?
- Nuk më kujtohet. Po, i kam thënë më duket...
- Ku e ke vënë?
E ëma vajti të merrte kutinë e saj të arturinave. Hilde dëgjoi një klithmë habie nga dhoma e gjumit. E ëma u kthye menjëherë në dhomën e ndenjjes.
- Nuk e kuptoj, tani nuk po e gjej.
- E dija këtë gjë.
Ajo i dha të ëmës një të puthur dhe u ngjit në dhomën e saj përsëri. Më në fund do të vazhdonte të lexonte për Sofien dhe Alberton. Ajo u ul ashtu si herën e fundit në krevat me dosjen e rëndë në prehër.

Sofia u zgjua mëngjesin tjetër, kur e ëma hyri në dhomë. Ajo kishte një tabaka plot me dhurata në dorë. Në një shishe të vogël bosh kishte futur një flamur.
- Urime për ditëlindjen, Sofi!
Sofia përpëliti sytë për të larguar gjumin. Ajo u përpoq të kujtonte gjithçka kishte ndodhur një ditë më parë, por ato ishin si copa të shkëputura të vendosura njëra mbi tjetrën. Një nga copat ishte Albertua, një tjetër ishte Hilde me majorin, tjetra ishte Berkelei, pastaj vinte Bjerkeli. Copa më e zezë ishte shtrëngata e furishme.
Ajo kishte qenë në gjendje shoku. E ëma e kishte fshirë me një peshqir të thatë dhe e kishte shtrirë në krevat, duke i dhënë më parë një filxhan qumësht të ngrohtë me mjaltë. Atë e kishte zënë gjumi menjëherë.
- Besoj se jam gjallë, - tha me zë të ulët.
- Po, sigurisht që je gjallë dhe sot je pesëmbëdhjetë vjeçe.
- Je e sigurt për këtë?
- Fare e sigurt, po. Nuk do ta dinte një nënë se kur lindi fëmija i saj i vetëm? 15 qershor 1975... në orën një e gjysmë, Sofi. Ishte momenti më i lumtur i jetës sime.

- Je e sigurt se e gjitha nuk është një ëndërr?

- Duhet të jetë së paku një ëndërr e mirë, me ushqim të mirë, pije freskuese dhe dhurata.

Ajo e lëshoi tabakanë me dhurata mbi një stol dhe u largua për një minutë. Kur u kthye, kishte me vete një tabaka tjetër me ushqime dhe pije freskuese që e vuri mbi shtrat përpara Sofies.

Tani filloi mëngjesi tradicional i ditëlindjes me hapjen e pakove me dhurata dhe kujtimet sentimentale të së ëmës për shtrëngimet e para, këtu e pesëmbëdhjetë vjet më parë. Nga e ëma mori një raketë tenisi. Ajo nuk kishte luajtur asnjëherë tenis, por disa minuta larg nga shtëpia ishte një fushë e hapur tenisi. Babai i kishte dërguar një televizor të vogël që kapte edhe valët e radios në FM. Ekrani nuk ishte më i madh se një fotografi e zakonshme. Të tjerat ishin nga tezet plaka dhe miq të familjes.

Pas njëfarë kohe e ëma tha:

- T'u them në punë që ta bëj pushim sot?

- Jo, pse?

- Ti ishe shumë e shqetësuar dje. Po të vazhdojë kjo gjendje, mendoj se duhet të shkojmë te ndonjë psikolog.

- Nuk është nevoja.

- Ishte vetëm shtrëngata, apo hyn edhe ky Albertua këtu?

- Po me ty si është puna? "Çfarë po ndodh kështu me ne, vajza ime?", the ti.

- Mendova se ti ke filluar të shkosh në qytet dhe takon njerëz të çuditshëm. Ndoshta është faji im...

- Nuk është "faji" i asnjeriu që unë bëj një kurs të shkurtër filozofie në kohën time të lirë. Shko në punë. Në orën dhjetë kemi një takim në shkollë. Na japin vetëm notat dhe do ta kalojmë këndshëm.

- E di se çfarë nota do të marrësh?

- Më të mira se ato të semestrit të kaluar.

E ëma nuk kishte shumë që ishte larguar, kur ra telefoni.

- Sofie Amundsen.

- Jam Albertua.

- Ah...

- Majori nuk i kurseu municionet dje.

- Nuk e kuptoj se çfarë do të thuash.

- Shtrëngata, Sofi.

- Nuk di çfarë të besoj më parë.

- Ky është virtyti më i çmuar që duhet të ketë një filozof i vërtetë. Jam krenar sa shumë ke mësuar brenda një kohë kaq të shkurtër.

- Kam frikë se nuk është asgjë reale.

- Kjo quhet frikë ekzistenciale dhe si rregull është një kalim në njohuri të reja.

- Mendoj se më duhet një pushim i shkurtër.

- Ka shumë bretkoca për momentin në kopshtin tënd?

Sofia qeshi. Alberto vazhdoi:

- Unë mendoj se duhet të vazhdojmë. Nga ana tjetër, urime për ditëlindjen. Ne duhet ta mbarojmë kursin përpara 24 qershorit (nata e shën Hansit). Kjo është shpresa jonë e fundit.

- Shpresa jonë e fundit për çfarë?

- Je ulur mirë? Kjo kërkon pak kohë për t'u shpjeguar.

- Jam ulur.

- Të kujtohet Dekarti?

- "Unë mendoj, kështu që jam unë". Lidhur me dyshimet tona metodike, për momentin jemi në vijën e nisjes. Ne nuk e dimë a jemi në gjendje të mendojmë. Ndoshta duket sikur jemi mendimi vetë, por kjo është faktikisht gjë krejt tjetër nga vetë të menduarit. Kemi shumë arsye të mendojmë se jemi krijuar nga babai i Hildes, i cili, në njëfarë mënyre, e bën, si të thuash, argëtuese ditëlindjen e vajzës së tij në Lillesand. Më dëgjon?

- Po...

- Mirëpo këtu ka edhe një mospërputhje. Në qoftë se ne jemi të sajuar, nuk kemi të drejtë që të "besojmë"asgjë. Në një rast të tillë kjo bisedë telefonike është thjesht imagjinare.

- Dhe ne nuk kemi asnjë grimcë lirie, sepse është majori që planifikon gjithçka që themi dhe çdo gjë që bëjmë. Prandaj ne mund ta mbyllim.

- Jo, tani po i thjeshtëson shumë gjërat.

- Më sqaro!

- Mos deshe të thuash se njeriu mund të realizojë çdo gjë që ëndërron? Mund të jetë e vërtetë se babai i Hildes di gjithçka që bëjmë

ne. Të ikësh nga vëmendja e tij është po aq e vështirë sa të kërkosh të ikësh nga hija jote. Por, edhe duke u nisur nga kjo pikë, unë po përpunoj një plan, dhe nuk është e sigurt nëse majori tashmë ka vendosur për çdo gjë që do të ndodhë. Ai nuk mund të vendosë pa ardhur momenti i duhur, që është, le të themi, momenti i krijimit. Pikërisht në këtë moment duhet të marrim iniciativën për të drejtuar veprimet tona. Një iniciativë e tillë natyrisht përbëhet nga impulse shumë të dobëta, në krahasim me artilerinë e rëndë të majorit. Ne jemi pothuajse të pambrojtur para bezdive të tilla të ndërsjella, si qen që flasin, aeroplanë me banderola urimi, mesazhe nëpër banane dhe shtrëngata me porosi. Por ne nuk duhet ta përjashtojmë forcën e vullnetit tonë, sado e dobët që të jetë ajo.

- Si është e mundur kjo?

- Majori me siguri di gjithçka për botën tonë të vogël, por kjo nuk do të thotë se ai është i gjithëfuqishëm. Ne duhet të provojmë të jetojmë jetën tonë sikur të mos jetë ai.

- Mendoj se e kuptoj se çfarë do të thuash.

- E mira do të ishte që të bënim diçka vetë, diçka që majori të mos jetë në gjendje ta zbulojë.

- Si do të jetë e mundur kjo, në qoftë se ne nuk ekzistojmë.

- Kush ka thënë se nuk ekzistojmë? Problemi nuk është a jemi ne, por *çfarë* jemi dhe *kush* jemi ne. Edhe sikur të dalë që jemi impulse të ndërgjegjes së dyfishtë të majorit, kjo nuk e heq atë pak ekzistencë prej nesh.

- Dhe as vullnetin tonë të lirë.

- Po punoj për këtë, Sofi.

- Por edhe pse ti "punon për këtë", mundet që babai i Hildes ta dijë fije për pe çdo gjë.

- Ashtu është. Por ai nuk e di planin. Unë po përpiqem të gjej pikën mbështetëse të Arkimedit.

- Një pikë të Arkimedit?

- *Arkimedi* ishte një shkencëtar grek. "Më jepni një pikë mbështetëse", tha ai "dhe unë do të ngre botën përpjetë". Kjo është pika që duhet të gjejmë, për të dalë nga bota e brendshme e majorit.

- Do të jetë trimëri e madhe.

- Mirëpo ne nuk mund të shkëputemi prej majorit para se të

mbarojmë kursin e filozofisë. Ndërkohë, ai është i lidhur pas nesh. Është e qartë se ai ka vendosur që unë të drejtoj ty nëpër shekuj, deri në ditët tona. Por kemi vetëm pak ditë, para se ai të hipë në avion diku andej poshtë nga Lindja e Mesme. Po nuk u shkëputëm nga fantazia e tij ngjitëse përpara se të vijë në Bjerkeli, jemi të humbur.

- Ti po më frikëson...

- Fillimisht do të jap të gjitha të dhënat e nevojshme lidhur me iluminizmin francez. Pastaj do të shohim linjat kryesore të filozofisë së Kantit, para se t'i afrohemi Romantizmit. Hegeli nuk është më pak i rëndësishëm dhe me të nuk mund të lëmë mënjanë larjen e llogarive të Kirkegardit të zemëruar me filozofinë hegeliane. Do të themi disa fjalë për Marksin, Darvinin dhe Frojdin. Po të arrijmë të bëjmë disa komente përfundimtare për Sartrin dhe ekzistencializmin, plani ynë mund të vihet në jetë.

- Është si shumë për një javë.

- Prandaj duhet të fillojmë menjëherë. Mund të vish tani?

- Duhet të shkoj në shkollë. Kemi një takim klase dhe marrjen e rezultateve përfundimtare.

- Lëri ato! Në qoftë se jemi fiktivë, shija e pijeve freskuese dhe e kekut është imagjinare.

- Por dëftesa e notave...

- Sofi, ti ose jeton në një univers të çuditshëm, në një planet të vockël, në një nga miliarda galaktikat, ose je rezultat i disa impulseve elektromagnetike në mendjen e majorit. Na flet edhe për dëftesë notash, pastaj! Si mund të mendosh për këtë?!

- Më fal.

- Në rregull, shko në shkollë një herë, pastaj takohemi. Nuk do të jetë mirë për Hilden, po ta marrë vesh se ke humbur ditën e fundit të shkollës. Ajo me siguri shkon në shkollë edhe kur ka ditëlindjen, sepse ti e di, ajo është një engjëll.

- Atëherë po vij drejt nga shkolla.

- Do të takohemi tek shtëpiza e majorit.

- Tek shtëpiza e majorit?

- ...klik!

Hilde e la dosjen në prehër. E kishte hedhur babai një fjalë për punën

e ditës së fundit të shkollës. Ç'paska qenë dhe ky!?

Ajo ndenji për një moment dhe mendoi se çfarë plani mund të sajonte Albertua. T'i hidhte një sy faqes së fundit të dosjes? Jo, nuk do të ishte punë e mirë. Më mirë të shpejtonte leximin.

Ajo ishte e bindur se Albertua kishte të drejtë në një pikë thelbësore. Një gjë ishte e vërtetë, babai kishte një ide të përgjithshme për atë që ndodhte me Sofien dhe Alberton. Por ndërsa shkruante, me siguri nuk dinte gjithçka që do të ndodhte. Ndoshta në shpejtësi e sipër i ka shpëtuar ndonjë gjë, diçka që nuk e ka diktuar kur e ka shkruar. Pikërisht në situata të tilla Sofia dhe Albertua mund të përfitonin.

Përsëri Hilde kishte një parandjenjë të qartë se Sofia dhe Albertua ekzistonin. Kur deti në sipërfaqe është i qetë, nuk do të thotë se nuk ndodh gjë në thellësi, mendonte ajo.

Pse e mendonte këtë gjë?

Sidoqoftë, nuk ishte një mendim i sipërfaqshëm.

Në shkollë Sofien e uruan dhe e brohoritën si në një ditëlindje fëmijësh. Ndoshta i kushtuan një vëmendje të veçantë edhe pse ishte dita e fundit e shkollës dhe ishte gëzimi i shpërndarjes së dëftesave dhe shisheve me pije freskuese.

Me t'u shpërndarë klasa, me urimin e mësueses për pushime të gëzuara, Sofia shpejtoi për në shtëpi. Joruni përpiqej ta ngadalësonte, por Sofia i fliste me kokën e kthyer pas, se kishte një punë për të bërë.

Në kutinë e postës gjeti dy kartolina. Në të dyja shkruhej: "GËZUAR DITËLINDJEN - 15 VJET". Ishin kartolina të blera.

Një ishte për "Hilde Møller Knag, c/o Sofie Amundsen..." Kartolina tjetër ishte për Sofien. Të dyja kartolinat ishin vulosur "UN batalion", 15 qershor.

Sofia lexoi kartolinën e saj përpara:

E dashur Sofie Amundsen. Sot do të uroj edhe ty ditëlindjen. Gëzuar ditëlindjen, Sofi. Të falënderoj për gjithçka ke bërë për Hilden deri tani.
Përshëndetje të përzemërta, Alberto Knag, major.

Sofia nuk dinte si të vepronte tani që babai i Hildes më në fund i kishte dërguar edhe asaj një kartolinë. Në njëfarë mënyre i dukej pak prekëse.

Në kartolinën e Hildes shkruhej:

E dashur Hilde. Nuk e di as ditën dhe as orën e mbërritjes në Lillesand, por kjo, siç të kam thënë, nuk luan ndonjë rol të madh. Në qoftë se të njoh mirë, nuk jam vonë me urimin e fundit, apo së paku të fundit prej këtej. Mos rri zgjuar deri vonë. Së shpejti Alberto do të tregojë për idetë e iluminizmit francez që përqendrohet në shtatë pika:

1. Kundërshtim ndaj autoriteteve
2. Racionalizëm
3. Lëvizje iluministe
4. Kulturë optimiste
5. Kthim në natyrë
6. Krishterim human
7. Të drejtat e njeriut

Ishte e qartë se ai i mbante sytë mbi ta.

Sofia u fut në shtëpi dhe la dëftesën me gjithë notat e mira mbi tavolinën e kuzhinës. Pastaj kaloi nëpër gardh dhe vrapoi në pyll.

Tek liqeni i vogël iu desh të voziste përsëri. Kur mbërriti Albertua po rrinte tek shkalla e hyrjes. Ai i bëri me shenjë që të ulej pranë tij.

Koha ishte e mirë, por një erë e ftohtë frynte nga ana e liqenit. Dukej sikur natyra nuk e kishte marrë veten nga shtrëngata e kaluar.

- Do të hyjmë drejt e në temë, - tha Albertua. - Pas Humes sistemndërtuesi tjetër i madh ishte gjermani *Kant*. Por edhe Franca e viteve 1700 kishte mendimtarët e saj të mëdhenj. Ne mund të themi se qendra e gravitetit të filozofisë në Evropë, në pjesën e parë të viteve 1700 ishte në Angli, në mes të viteve 1700 në Francë, dhe në mbarim të viteve 1700 në Gjermani.

- Një zhvendosje nga perëndimi në lindje.

- Pikërisht. Do të shohim shkurt disa mendime që shumë filozofë iluministë francezë i kishin të përbashkëta. Bëhet fjalë për emra të rëndësishëm si Monteskjë, Volter, Ruso dhe shumë e shumë të tjerë. Unë do të përqendrohem në shtatë pika të rëndësishme.

- Faleminderit, më janë bërë të qarta në mënyrë prekëse.

Sofia i zgjati kartolinën e ardhur nga babai i Hildes. Abertua psherëtiu thellë.

- Mund t'ia kishte kursyer vetes mundimin... Pra, fjala e parë kyç është *kundërshtim ndaj autoriteteve*. Shumë filozofë francezë të iluminizmit kishin qenë në Angli, e cila në atë kohë në shumë drejtime ishte më liberale se vendi i tyre. Atje ata mbetën të habitur nga shkencat e natyrës, në mënyrë të veçantë nga Njutoni dhe fizika e tij universale. Ata u frymëzuan nga filozofët britanikë dhe në mënyrë të veçantë nga Loke dhe filozofia e tij politike. Me t'u kthyer në Francë, ata iu kundërvunë autoriteteve. Ata mendonin se ishte e rëndësishme të tregoheshe skeptik ndaj të vërtetave të trashëguara. Mendimi ishte se vetë individi duhet të gjente përgjigje për të gjitha pyetjet. Në këtë drejtim duket se ishin frymëzuar nga tradita e Dekartit.

- Sepse ai kishte ndërtuar gjithçka nga themeli.

- Pikërisht. Kundërshtimi që i bëhej autoriteteve të vjetra ishte drejtuar kundër pushtetit të kishës, mbretit dhe aristokracisë. Këto institucione në vitet 1700 ishin më të fuqishme në Francë se në Angli.

- Pastaj filloi revolucioni.

- Më 1789, po, por idetë e reja kishin ardhur më parë. Fjala tjetër kyç është *racionalizëm*.

- Unë mendoja se racionalizmi vdiq me Humen.

- Vetë Hume vdiq në vitin 1776. Kjo ndodhi afërsisht njëzet vjet pas Monteskjësë, dhe vetëm dy vjet para Volterit dhe Rusoit, që vdiqën të dy në vitin 1778. Të tre kishin qenë në Angli dhe e njihnin mirë filozofinë e Lokes. Të kujtohet se Loke nuk ka qenë ndonjë empirist konsekuent. Ai mendonte, për shembull, se si besimi tek Zoti, ashtu dhe normat e njohura morale, ekzistojnë në mënyrë të natyrshme në arsyen njerëzore. Kjo është vetë bërthama e filozofisë iluministe franceze.

- Ti the madje se francezët gjithë kohën kanë qenë pak më tepër racionalistë se anglezët.

- Dhe ky ndryshim i ka rrënjët thellë në Mesjetë. Kur anglezi flet për "common sense", francezi flet zakonisht për "evidence".

- E kuptoj.

- Në ngjashmëri me humanistët antikë, si Sokrati dhe stoikët,

shumica e filozofëve iluministë kishin një besim të patundur tek arsyeja njerëzore. Kjo ishte aq karakteristike, saqë shumë e quajtën iluminizmin francez thjesht "vitet e arsyes". Shkencat e reja të natyrës kishin zbuluar se natyra ishte përshtatur në mënyrë të arsyeshme. Tani filozofët iluministë e panë si detyrë të tyre të hidhnin themelet për një moral, besim dhe etikë, që do të ishte në përshtatje me arsyen e pandryshueshme njerëzore që i çoi në *lëvizjen iluministe*.

- Dhe kjo ishte pika e tretë.

- Tani kishte ardhur koha për të filluar "ndriçimin" e mendjes së njerëzve. Kjo do të ishte baza për një shoqëri më të mirë. Mendohej se varfëria dhe shtypja ishin shkaktarët e injorancës dhe supersticionit. Një vëmendje e madhe iu kushtua edukimit të fëmijëve dhe popullit. Nuk është e rastit që pedagogjia si shkencë u formua gjatë Iluminizmit.

- Pra, shkolla daton prej Mesjetës dhe pedagogjia prej Iluminizmit.

- Mund ta thuash këtë. Vetë monumenti i mendimit iluminist, ishte një enciklopedi e madhe tepër tipike. E kam fjalën për Enciklopedinë në 28 volume të shtypur prej vitit 1751 deri në vitin 1772, me kontribut të gjithë filozofëve të mëdhenj iluministë. "Çdo gjë gjendet aty", u tha në atë kohë, "nga mënyra e bërjes së një gjilpëre, deri tek derdhja e një topi."

- Pika tjetër ishte *kulturë optimiste*.

- Ka mundësi ta lësh mënjanë atë kartolinën, kur flas unë?

- Më fal!

- Iluministët mendonin se vetëm me arsye dhe dituri njerëzimi do të bënte përparim të madh. Ishte vetëm çështje kohë se kur mungesa e arsyes dhe injoranca do të tërhiqeshin përpara një njerëzimi të arsimuar. Ky mendim mbizotëronte në Evropën Perëndimore deri vonë, para dy dekadash. Sot nuk jemi dhe aq të bindur se i gjithë "zhvillimi" bëhet për të mirë. Por kjo kritikë ndaj "civilizimit" është bërë që në atë kohë prej filozofëve iluministë francezë.

- Ndoshta do të ishte dashur t'i dëgjonim ata.

- Për disa u bë moto *kthimi në natyrë*, por "natyrën" iluministët e kuptonin gati njëlloj si "arsyen", sepse arsyeja njerëzore është dhënë nga natyra, në ndryshim nga kisha dhe "civilizimi". U tha se njerëzit që jetonin në natyrë (të ashtuquajtur njerëz primitivë) ishin më të shëndetshëm dhe më të lumtur se evropianët, sepse ata nuk ishin të

"civilizuar". Ishte Rusoi ai që hodhi parullën: "Duhet të kthehemi pas tek natyra". Sepse natyra është e mirë dhe njerëzit nga natyra janë të mirë. E keqja ndodhet në vetë "shoqërinë". Rusoi mendonte gjithashtu se fëmijët duhet të lejoheshin të qëndronin në gjendjen e tyre të pafajshme "natyrale", sa të ishte e mundur më shumë. Nuk është gabim të thuhet se vlerësimi i kohës së fëmijërisë rrjedh nga iluminizmi. Përpara kësaj, fëmijëria shihej si përgatitje për jetën madhore. Por ne jemi njerëz, dhe jetojmë jetën tonë mbi tokë edhe kur jemi fëmijë.

- Duhet ta mendoj këtë.

- Jo më pak "natyrale" duhej të bëhej edhe feja.

- Çfarë donin të thoshin me këtë?

- Edhe besimi duhej të përshtatej me arsyen "e natyrshme" njerëzore. Kishte shumë njerëz që luftonin për atë që mund ta quajmë *krishterim human*, që është edhe pika e gjashtë e listës. Kishte shumë materialistë konsekuentë që nuk besonin në ndonjë Zot dhe prandaj ishin të afirmuar në qëndrimin e tyre ateist. Por shumica e iluministëve mendonin se ishte e paarsyeshme që të mendoje një botë pa Zot. Kësaj gjëje bota i ishte përshtatur me shumë arsye. Të njëjtin opinion kishte edhe Njutoni. Në të njëjtën mënyrë, u pa e arsyeshme të besoje pavdekësinë e shpirtit. Ashtu si për Dekartin, çështja e pavdekësisë së shpirtit u bë më shumë një problem i arsyes, sesa një problem i besimit.

- Pikërisht kjo është pak e çuditshme. Për mua ky është një shembull tipik se si njeriu vetëm beson dhe nuk di.

- Por ti nuk jeton në vitet 1700. Sipas filozofëve iluministë, ajo që duhet të bënte feja ishte të hiqte dogmat e paarsyeshme dhe doktrinat që ishin ngjitur pas mësimeve të thjeshta të Jezusit gjatë historisë së kishës.

- Me këtë jam edhe unë në një mendje.

- Shumë njerëz ishin ithtarë të *deizmit*.

- Më sqaro.

- Me "deizëm" kuptojmë pikëpamjen që thotë se Zoti e krijoi botën një herë e një kohë dhe që atëherë nuk është shfaqur më në tokë. Në këtë mënyrë Zoti ka marrë pamjen e "Qenies Supreme", që u shfaqet njerëzve vetëm nëpërmjet natyrës dhe ligjeve të saj, dhe asnjëherë nuk shfaqet në pamje të "mbinatyrshme". Një "Zot filozofik" të tillë ne e takojmë edhe tek Aristoteli. Për të, Zoti ishte "shkaku i parë" ose

lëvizja e parë".

- Tani na mbeti vetëm një pikë, *të drejtat e njeriut.*

- Dhe kjo është më e rëndësishmja. Mund të thuhet se, në përgjithësi, filozofia iluministe ishte më praktike se filozofia angleze.

- Kjo do të thotë se ata jetonin sipas filozofisë së tyre.

- Po, iluministët francezë nuk kënaqeshin me leksione teorike mbi vendin e njeriut në shoqëri. Ata luftuan aktivisht për atë që quanin "e drejtë natyrale" e qytetarit. Në fillim mori formën e luftës kundër censurës, pra për lirinë e shtypit. Por edhe për sa i përket besimit, moralit dhe politikës, individi duhet të siguronte të drejtën për të menduar dhe për të shprehur lirisht mendimet e tij. Madje u luftua kundër skllavërisë dhe për një trajtim më të mirë të shkelësve të ligjit.

- Mendoj se jam dakord me shumicën e tyre.

- Principet mbi "paprekshmërinë e individit" u pasqyruan më në fund në "Deklaratën e të Drejtave të Njeriut dhe Qytetarit", që u miratua nga Asambleja Kombëtare e Francës, në vitin 1789. Kjo deklaratë u bë bazë e rëndësishme për Kushtetutën tonë të vitit 1814.

- Por shumë njerëz vazhdojnë të luftojnë për këto të drejta.

- Fatkeqësisht, po. Iluministët mendonin se të gjithë njerëzit e kanë të drejtën për të lindur si njerëz. Këtë mendonin ata me të drejta "natyrale". Ne ende flasim për një "të drejtë natyrale", e cila shpesh bie ndesh me ligjet e një vendi. Ende ka individë dhe mund të themi kombe të tëra, që kërkojnë këtë "të drejtë natyrale", kur rebelohen kundër padrejtësisë, robërisë dhe shtypjes.

- Çfarë ndodhi me të drejtat e grave?

- Revolucioni i vitit 1789 vendosi një radhë të drejtash që duhej të vlenin për të gjithë "qytetarët". Por si qytetar shihej, pak a shumë, burri. Po pikërisht në revolucionin francez kemi shembujt e parë të luftës së grave për të drejtat e tyre.

- Ishte në kohë.

- Që në vitin 1787, filozofi iluminist *Kondorse* botoi një shkrim mbi të drejtat e grave. Ai thoshte se gratë kanë të njëjtat "të drejta natyrale" si burrat. Gjatë revolucionit të vitit 1789, gratë ishin shumë aktive në luftën kundër shoqërisë së vjetër feudale. Për shembull, ato ishin të parat që udhëhoqën demonstratat dhe e detyruan mbretin që të largohet nga pallati i Versajës. Në Paris u formuan shumë grupe

grash. Krahas kërkesave për të pasur të njëjtat të drejta politike si burrat, ato kërkonin edhe ndryshimin e ligjeve të martesës dhe marrëdhënieve sociale të grave.

- I fituan këto të drejta?

- Jo. Si shumë herë të tjera më parë, problemi i të drejtave të grave u ngrit gjatë revolucionit. Por sapo gjërat u vendosën në vendin e ri të tyre, mbizotëroi përsëri koncepti i vjetër i supremacisë së mashkullit.

- Tipike.

- Një nga ato që luftoi më shumë për të drejtat e grave gjatë revolucionit francez, ishte *Olympe de Gouges*. Në vitin 1791, pra dy vjet pas revolucionit, ajo bëri një deklaratë zyrtare mbi të drejtat e grave. Deklarata e "të drejtave të qytetarit", nuk kishte pasur ndonjë paragraf mbi "të drejtat e natyrshme" të grave. Olympe de Gouges kërkonte tani të gjitha të drejtat për gratë, njëlloj si burrat.

- Si shkoi kjo punë?

- Ajo u ekzekutua në vitin 1793. Prej kësaj kohe u ndalua i gjithë aktiviteti politik i grave.

- Ky është turp.

- Vetëm nga vitet 1800 filloi përsëri lufta për të drejtat e grave, si në Francë ashtu dhe në të gjithë Evropën. Pak nga pak kjo luftë filloi gjithashtu të japë frytet e veta, por në Norvegji, për shembull, gratë nuk e fituan të drejtën e votës para vitit 1913. Gratë në vende të ndryshme të botës kanë shumë arsye për të luftuar.

- Ato mund të llogarisin edhe mbështetjen time.

Albertua qëndronte ulur dhe shikonte liqenin. Pas pak tha:

- Kjo ishte gjithçka për filozofinë iluministe.

- Çfarë kupton me "gjithçka"?

- Kam përshtypjen se nuk ka më tepër.

Ndërsa thoshte këto, diçka ndodhi në liqen. Në mes të ujit diçka gurgullonte nga thellësia. Befas mbi sipërfaqe doli një gjë e madhe e gjatë dhe e frikshme.

- Gjarpër uji, - thirri Sofia.

Figura e errët bëri disa herë para-prapa, pastaj u zhyt përsëri në fund dhe uji mbeti i qetë si më parë.

Alberto vetëm sa u kthye.

- Shkojmë brenda, - tha ai.

Me kaq u ngritën të dy dhe u futën në dhomën e vogël.

Sofia qëndroi përpara pikturave të Berkeleit dhe Bjerkelit. Ajo tregoi me gisht pikturën e Bjerkelit dhe tha:

- Unë besoj se Hilde banon në një vend brenda kësaj pikture.

Midis pikturave ishte varur tani një qëndismë ku lexoheshin fjalët: "LIRI BARAZI VËLLAZËRI".

Sofia u kthye nga Albertua:

- Ti e ke varur këtë këtu?

Ai vetëm sa tundi kokën me një grimasë të trishtuar.

Tani Sofia dalloi një zarf mbi oxhak. Mbi të shkruhej: "Për Hilden dhe Sofien". Sofia e kuptoi menjëherë nga vinte. Ajo filloi të bluante në mendje diçka.

Hapi zarfin dhe filloi të lexojë me zë të lartë:

*Të dashura të dyja. Mësuesi i filozofisë do të ketë theksuar patjetër sa e rëndësishme ka qenë filozofia iluministe franceze, për idealet dhe principet mbi të cilat është ndërtuar Organizata e Kombeve të Bashkuara. Dyqind vjet përpara, parulla "Liri, barazi, vëllazëri" ndihmoi në bashkimin e borgjezisë franceze. Sot duhet që të njëjtat fjalë ta lidhin botën bashkë. Si asnjëherë më përpara është e rëndësishme të kuptohet që njerëzimi është një familje. Pasardhësit tanë janë fëmijët tanë dhe fëmijët e fëmijëve tanë. Çfarë bote do të trashëgojnë ata prej nesh?*

Mamaja e Hildes lajmëroi se Deriku fillonte për dhjetë minuta dhe se kishte futur një picë në furrë. Hilde e ndiente veten fare të rraskapitur pas gjithë atyre që kishte lexuar. Ajo ishte aty sipër që nga ora gjashtë.

Ajo vendosi që pjesën tjetër të mbrëmjes ta kalonte duke festuar pesëmbëdhjetëvjetorin me të ëmën. Në fillim fare do të shikonte diçka në fjalorin enciklopedik.

Gouges... jo. De Gouges? Jo, përsëri. Olympe de Gouges, këtu? Asgjë! Fjalori enciklopedik nuk kishte asnjë fjalë për gruan që ishte ekzekutuar për shkak të angazhimit të saj politik në çështjen e grave. A nuk ishte skandaloze?

Ajo me siguri nuk ishte diçka e sajuar nga babai.

Hilde zbriti në katin e parë, për të marrë një enciklopedi të madhe.

- Sa të shikoj diçka, - i tha të ëmës, që po e priste.

Ajo mori me vete volumin nga FORV deri GP, të enciklopedisë të shtëpisë botuese "Aschehougs", dhe u ngjit me vrap në dhomë.

Gouges... këtu, po.

*Gouges*, Marie Olympe (1748 - !793), shkrimtare franceze, luajti një rol të rëndësishëm gjatë revolucionit francez, midis të tjerash, duke shkruar në një numër të madh broshurash mbi probleme sociale, si dhe një radhë pjesësh teatrale. Ajo ishte një nga të paktat, që gjatë revolucionit punoi për të drejtat e njeriut edhe për sa i përket grave dhe botoi në vitin1791 "Deklaratën e të drejtave të grave". U ekzekutua në vitin 1793, sepse guxoi të mbrojë Luigjin e 16-të dhe të sulmojë Robespierin. (Litt. L. Lacour, "Les Origines du fèminisme contemporain", 1900)

# KANTI

***...qielli me yje sipër meje dhe ligji i moralit brenda meje...***

Në mesnatë telefonoi në shtëpi major Alberto Knag, për të uruar Hilden për pesëmbëdhjetëvjetorin e saj.

E ëma e Hildes kapi telefonin.

- Është për ty, Hilde.

- Alo?

- Jam babai.

- Por... ora është afro dymbëdhjetë.

- Desha vetëm të të uroja ditëlindjen...

- Këtë e ke bërë gjithë ditën.

- ...po unë desha të telefonoja në mbarim të ditës.

- Pse kështu?

- Nuk e ke marrë dhuratën?

- A, po! Shumë të faleminderit.

- Si të duket?

- Tepër interesant. Pothuajse nuk kam ngrënë fare sot.

- Duhet të hash.

- Por është kaq tërheqës.

- Deri ku ke arritur? Këtë më thuaj.

- Ata hynë në shtëpizën e majorit, sepse ti fillove t'i ngacmosh me gjarprinj uji...

- Iluminizmi.

- Dhe Olympe de Gouges.

- Sidoqoftë, nuk kam bërë ndonjë gabim të madh.

- Si "gabim"?

- Unë besoj se është edhe një urim tjetër për t'u bërë, por ai është bërë me nota muzikore.

- Do të lexoj pak në shtrat, përpara se të fle.

- Ke kuptuar ndonjë gjë deri tani?

- Kam mësuar më shumë këtë ditë të vetme se... ndonjëherë tjetër.

Është e pabesueshme. Nuk kanë kaluar më shumë se njëzet e katër orë, që kur Sofia u kthye nga shkolla dhe gjeti zarfin e parë.

- Është e çuditshme sa pak kohë merr në lexim.
- Por unë ndiej njëfarë keqardhje për të.
- Për mamanë?
- Jo, për Sofien.
- O...
- Ajo është hutuar, e gjora.
- Por ajo është vetëm një... dua të them...
- Do të thuash se është dikush që e ka krijuar.
- Diçka të tillë, po.
- Unë besoj se Sofia dhe Albertua *ekzistojnë*.
- Do të bisedojmë më tepër kur të kthehem në shtëpi.
- Mirë.
- Dhe tani uroj të kesh një ditë të mirë.
- Si the?
- Natën e mirë, desha të them.
- Natën e mirë.

Gjysmë ore më vonë, Hilde u shtri në krevat. Jashtë kishte aq dritë, saqë mund të shikonte kopshtin dhe gjirin e detit. Në këtë stinë të vitit nuk errësohej.

Ajo mendonte sikur ishte në një pikturë, që varej në murin e një shtëpize të vogël, në mes të pyllit. A mund të shikonte prej aty, ato që ishin jashtë pikturës?

Para se të flinte, ajo vazhdoi leximin e dosjes së madhe:

Sofia e la letrën e dërguar nga babai i Hildes mbi oxhak.

- Kjo me Kombet e Bashkuara mund të jetë mjaft e rëndësishme, - tha Albertua, - por mua nuk më pëlqen që ai përzihet në punët e mia.
- Mos i jep edhe kaq rëndësi.
- Sidoqoftë, që tani e tutje, nuk do t'i përfill fenomene të tilla si gjarprinj deti apo të tjera si këto. Ne do të ulemi këtu para dritares. Do të tregoj për Kantin.

Sofia dalloi një palë syze mbi një tavolinë të vogël në mes të dy stolave. Ajo vuri re se xhamat ishin të kuq. Ishin ndonjë lloj i veçantë

syzesh dielli?

- Ora po shkon dy, - tha ajo. - Unë duhet të jem në shtëpi para pesës. Mamaja ka me siguri ndonjë plan për ditëlindjen.

- Kemi tre orë.

- Fillo atëherë.

- *Immanuel Kant* ka lindur në Prusinë Lindore, në Koningsberg, në vitin 1724, si djalë i një saraçi. Këtu ai e kaloi gjithë jetën e tij, derisa vdiq, në moshën tetëdhjetë vjeç. Ai vinte nga një familje me bindje të forta kristiane. Një bazë e rëndësishme për të gjithë filozofinë e tij ishte bindja e tij kristiane. Ashtu si për Berkelein edhe për atë ishte e rëndësishme që të shpëtonte bazën e besimit kristian.

- Për Berkelein kam dëgjuar mjaft, të faleminderit.

- Kanti është gjithashtu i pari nga filozofët që kemi parë deri tani, që jepte mësim në universitet si profesor filozofie. Ai ishte si të thuash një "filozof profesionist".

- Filozof profesionist?

- Fjalën "filozof" e përdorim sot me dy kuptime pak të ndryshme. Me "filozof" kuptojmë një person që kërkon të gjejë përgjigjet e tij për probleme filozofike. Por "filozof" mund të jetë edhe një ekspert në historinë e filozofisë, pa qenë e nevojshme që të jetë marrë me ndonjë filozofi të tijën.

- Dhe Kanti ishte një filozof i tillë profesionist.

- Ai i kishte të dyja. Po të kishte qenë vetëm profesor i mirë dhe ekspert për mendimet e filozofëve të tjerë, nuk do të kishte zënë ndonjë vend në historinë e filozofisë. Është e rëndësishme të vihet në dukje, se Kanti kishte njohuri të gjera për filozofinë tradicionale përpara tij. Ai i njihte mirë racionalistët si Dekarti dhe Spinoza dhe empiristët si Loke, Berkelei dhe Hume.

- Unë mendoja se nuk do të flisje më për Berkelein.

- Racionalistët mendonin se baza për gjithë njohuritë njerëzore ndodhet në ndërgjegjen e njeriut. Empiristët thoshin se gjithë njohuritë mbi botën vijnë nga përvoja e shqisave. Hume kishte treguar se ka kufij të caktuar për konkluzionet që mund të nxjerrim nga perceptimet e shqisave tona.

- Me cilin ishte në një mendje Kanti?

- Ai mendonte se që të gjithë kishin pak të drejtë, por, në të njëjtën

kohë, thoshte se ata kishin gabuar pakëz. I gjithë problemi qëndronte në atë se ç'dimë për botën. Ky projekt filozofik ishte i njëjtë për të gjithë filozofët pas Dekartit. U prekën dy mundësi: A është bota pikërisht ashtu si na e japin shqisat, apo është ashtu si shfaqet në arsyen tonë?

- Dhe çfarë mendonte Kanti?

- Kanti mendonte se të dyja, si "shqisat" ashtu dhe "arsyeja", luajnë një rol të rëndësishëm në përvojën tonë për botën. Ai mendonte se racionalistët i kishin dhënë rëndësi shumë të madhe arsyes, ndërsa empiristët e kishin zmadhuar rëndësinë e perceptimit të shqisave.

- Në qoftë se nuk më jep shpejt një shembull, këto mbeten vetëm fjalë.

- Në pikënisje Kanti është në një mendje me Humen dhe empiristët, se të gjitha njohuritë tona mbi botën rrjedhin nga perceptimet e shqisave. Por - dhe këtu ai e shtrin dorën nga racionalistët - edhe në arsyen tonë gjenden premisa të rëndësishme se *si* e kuptojmë botën rreth nesh. Me fjalë të tjera, ka kushte të caktuara në mendjen e njeriut që përcaktojnë kuptimin e tij mbi botën.

- Ishte shembull ky?

- Bëjmë një eksperiment. Merri pak ato syzet atje dhe vëri! Kështu, po.

Sofia i vuri syzet. Gjithçka përreth dukej e kuqe. Ngjyrat e hapura u bënë të kuqe të hapura dhe të mbyllurat, të kuqe të mbyllura.

- Si duken gjërat?

- Njëlloj si më parë, vetëm se çdo gjë është e kuqe.

- Kjo ndodh sepse syzet vendosin një kufi të qartë se si e kupton ti realitetin. Gjithçka që sheh, vjen vërtet nga bota jashtë, por se si e sheh ka të bëjë me syzet. Kështu, nuk mund të thuash se bota është e kuqe, vetëm sepse ti e sheh atë kështu.

- Jo, sigurisht...

- Në qoftë se do të dilje nëpër pyll, ose në shtëpi tek kthesa e kapitenit, do të shikoje çdo gjë si më parë, por çdo gjë që do të shikoje do të ishte e kuqe.

- Përderisa nuk do t'i kem hequr syzet, po.

- Kështu, pra, Sofi, Kanti mendonte se në vetë arsyen tonë ka predispozita të caktuara që karakterizojnë të gjithë përvojën tonë.

- Për çfarë lloj predispozitash bëhet fjalë?

- Çdo gjë që shikojmë, e perceptojmë në radhë të parë si fenomen në *kohë* dhe *hapësirë*. Kanti e quan "kohën" dhe "hapësirën" dy "forma të intuitës" njerëzore dhe ai thekson se këto dy "forma" paraprijnë çdo përvojë. Kjo do të thotë se ne mund ta dimë më parë, diçka që e perceptojmë si fenomen në kohë dhe hapësirë, sepse nuk jemi në gjendje t'i heqim "syzet" e arsyes.

- Ai mendonte se t'i perceptosh gjërat në kohë dhe hapësirë është një cilësi e lindur?

- Në njëfarë mënyre, po. Çfarë shikojmë mund të varet nga vendi ku jemi rritur, por kudo ne e jetojmë botën si një seri procesesh në kohë dhe hapësirë. Kjo është një gjë që ne e themi paraprakisht.

- Por, a nuk është hapësira dhe koha diçka që ndodhet jashtë nesh?

- Jo. Kanti ishte i bindur se koha dhe hapësira i përkasin vetë konstruktit njerëzor. Koha dhe hapësira janë në radhë të parë cilësi të arsyes sonë dhe jo cilësi që i përkasin botës jashtë.

- Kjo është një mënyrë krejt e re për t'i parë gjërat.

- Ndërgjegjja njerëzore nuk është vetëm një "tabelë" pasive që vetëm pret përshtypjet e shqisave nga jashtë. Ajo është një instancë formuese aktive dhe merr pjesë në karakterizimin e mendimit për botën. Mund ta krahasosh këtë me atë që ndodh kur mbushim një shishe me ujë. Uji merr formën e shishes. Në të njëjtën mënyrë përshtaten perceptimet tona ndaj formave të intuitës.

- Mendoj se e kuptoj se çfarë do të thuash.

- Kanti pohonte se nuk është vetëm ndërgjegjja që i përshtatet gjërave. Gjërat gjithashtu i përshtaten ndërgjegjes. Kanti e quante këtë "kthesë kopernikane" në problemin e njohurive njerëzore.

Me këtë ai kuptonte se kjo gjë ishte po aq e re dhe me po aq ndryshime radikale nga mendimet e mëparshme, sa dhe thënia e Kopernikut se toka rrotullohej rreth diellit dhe jo e kundërta.

- Tani e kuptoj se çfarë mendonte ai, kur thoshte se si racionalistët ashtu dhe empiristët kishin nga pak të drejtë. Racionalistët kishin harruar rëndësinë e përvojës, ndërsa empiristët mbyllnin sytë para faktit që arsyeja ndikon mendimin tonë mbi botën.

- Edhe vetë *ligji i shkakut*, që Hume mendonte se nuk mund të provohej, është sipas Kantit një pjesë e arsyes njerëzore.

- Më shpjego, të lutem.

- Të kujtohet si Hume pohonte se ishte vetëm forca e zakonit, ajo që na bën të shohim një lidhje shkaku të domosdoshme pas gjithë proceseve natyrore. Sipas Humes, ne nuk mund ta kuptojmë se ishte bila e zezë shkak që bila e bardhë filloi të lëvizë. Për këtë nuk mund të dëshmojmë se bila e zezë gjithmonë do ta vërë në lëvizje bilën e bardhë.

- Më kujtohet.

- Po pikërisht këtë fakt që, sipas Humes, nuk mund ta dëshmojmë, pikërisht këtë Kanti e quan cilësi të arsyes njerëzore. Ligji i shkakut është absolut dhe i përjetshëm, thjesht sepse arsyeja njerëzore percepton gjithçka që ndodh, si një marrëdhënie midis shkakut dhe pasojës.

- Përsëri do të kisha menduar se ligji i shkakut gjendet në natyrë dhe jo te njerëzit.

- Sidoqoftë, Kanti thotë se gjendet tek ne. Deri në njëfarë mase, ai është në një mendje me Humen, se nuk mund të dimë me siguri se si është bota në "vetvete". Ne dimë vetëm se si paraqitet ajo "tek unë" ose tek njerëzit e tjerë. Kjo ndarje që bën Kanti midis "*das Ding an sich*" dhe "*das Ding für mich*", është ndihmesa e tij më e madhe në filozofi.

- Nuk jam aq e fortë në gjermanisht.

- Kanti vendosi një ndarje të rëndësishme midis kategorive "gjë në vetvete" dhe "gjë për mua". Asnjëherë nuk mund ta dimë me siguri se si janë gjërat në "vetvete". Ne mund të dimë vetëm se si "paraqiten" ato tek ne. Nga ana tjetër, përpara çdo lloj përvoje, ne mund të themi diçka se si kuptohen gjërat nga arsyeja njerëzore.

- Mund ta bëjmë këtë?

- Në mëngjes, përpara se të dalësh, ti nuk mund të thuash se çfarë do të shikosh ose provosh atë ditë. Ti mund të dish që ajo që shikon dhe përjeton do të kuptohet si ndodhi në kohë dhe hapësirë. Për më tepër, je e bindur që ligji i shkakut zbatohet thjesht sepse ti e ke atë në veten tënde, si pjesë të ndërgjegjes.

- Mendon se mund të ishim krijuar ndryshe?

- Po. Ne mund të kishim një aparat tjetër ndijimesh. Po kështu mund të kishim një koncept tjetër mbi kohën dhe hapësirën. Madje mund të ishim krijuar në mënyrë të tillë që të mos kërkonim shkakun e ndodhive rreth nesh.

- Ke ndonjë shembull?

- Mendo një mace që qëndron shtrirë dhe një top që rrotullohet mbi dysheme. Çfarë do të bënte macja në këtë rast?

- Këtë e kam provuar disa herë. Macja do të hidhej pas topit.

- Mirë. Mendo se tani në vend të maces, je ti që qëndron në dhomë. Në qoftë se befas do të shikosh një top që vjen duke u rrotulluar, do të filloje të vrapoje menjëherë pas topit?

- Në fillim do të shikoja se nga vjen topi.

- Po, sepse si qenie njerëzore, në mënyrë të paevitueshme, kërkon shkakun e çdo ndodhie sepse ligji i shkakut është pjesë e ndërtimit tënd.

- Është e vërtetë kjo?

- Hume ka treguar se ne as mund të perceptojmë dhe as të verifikojmë ligjet e natyrës. Kjo e shqetësonte Kantin. Por ai mendonte se mund të provonte vlefshmërinë absolute të ligjeve të natyrës duke treguar se në realitet flitet për ligje të dijeve njerëzore.

- A do të shikonte fëmija i vogël se nga vjen topi?

- Ndoshta jo. Por Kanti tregon se arsyeja nuk zhvillohet plotësisht tek fëmija, para se ai të ketë marrë material ndijimi për të punuar me të. Sidoqoftë, në asnjë mënyrë nuk mund të bëhet fjalë për arsye bosh.

- Jo, do të kishte qenë një mendje e çuditshme.

- Tani mund të bëjmë një përmbledhje të shkurtër. Sipas Kantit, kemi dy raporte që ndihmojnë njeriun të njohë botën. Njëri është raporti i jashtëm, për të cilin nuk mund të dimë gjë para se ta perceptojmë me anë të shqisave. Këtë e quajmë *material* të njohurive. Tjetri është raporti i brendshëm tek vetë njeriu, për shembull, ne kuptojmë gjithçka si ndodh në kohë dhe hapësirë si proces që ndjek ligjin e pathyeshëm të shkakut dhe pasojës. Këtë e quajmë *formë* të njohurive.

Albertua dhe Sofia qëndruan ulur për një kohë duke shikuar nga dritarja. Befas Sofies i zuri syri një vajzë të vogël, që u shfaq midis drurëve, në anën tjetër të ujit.

- Shiko atje, - tha Sofia! - Kush është ajo?

- Me të vërtetë nuk e di.

Ajo u duk vetëm disa sekonda, pastaj u zhduk. Sofia mundi të vërë re që kishte diçka të kuqe në kokë.

- Nuk duhet të na bëjnë përshtypje gjëra të tilla.

- Vazhdo atëherë.

- Kanti mendonte se ka kufij të qartë për atë që mund të kuptohet me anën e arsyes. Ti mund të thuash ndoshta se janë "syzet" e arsyes që vendosin kufij të tillë.

- Në ç'mënyrë?

- Filozofët para Kantit kanë diskutuar pyetje me të vërtetë të rëndësishme, për shembull, a kanë njerëzit shpirt të pavdekshëm, a ka Zot, a është universi i pafund dhe a përbëhet natyra nga pjesëza të pandashme?

- Po.

- Kanti mendonte se njerëzit nuk mund të kenë dije të mjaftueshme dhe të sakta për pyetje të tilla. Kjo nuk do të thotë se i hidhte poshtë pyetje të tilla. Përkundrazi. Në qoftë se do t'i kishte mohuar ato, zor se mund të quhej filozof.

- Çfarë bëri ai?

- Tani duhet të kesh pak durim. Kur bëhet fjalë për pyetje të tilla të rëndësishme filozofike, Kanti mendon se arsyeja punon jashtë kufijve të dijeve njerëzore. Në të njëjtën kohë, është në natyrën e njeriut, ose në arsyen e tij, një nevojë themelore për të bërë pikërisht pyetje të tilla. Por kur pyesim "a është universi i pafund", këtu formulojmë një pyetje mbi një tërësi në të cilën ne jemi një pjesë e vogël e saj. Për këtë nuk mund ta njohim kurrë këtë tërësi.

- Pse?

- Kur vure syzet e kuqe, e dinim se sipas Kantit janë dy elemente që japin ndihmesë në njohuritë tona mbi botën.

- Që ishin përvoja nga shqisat dhe arsyeja.

- Po, materiali për njohuritë tona vjen nëpërmjet shqisave, por ky material përshtatet gjithashtu sipas vetive të arsyes. Për shembull, është një veti e arsyes të pyesë për shkakun e një ndodhie.

- Ose, pse rrotullohet një top mbi dysheme.

- Pikërisht. Por kur çuditemi se nga vjen toka, dhe pastaj diskutojmë përgjigjet e mundshme, këtu, në njëfarë mënyre, arsyeja punon bosh. Në këtë rast ajo nuk ka material shqisor për ta përpunuar, ajo nuk ka ndonjë përvojë për ta përdorur, sepse ne nuk e kemi provuar kurrë tërësinë e realitetit të madh, një pjesë e vogël e të cilit jemi ne.

- Në njëfarë mënyre, ne jemi një pjesë e vogël e topit që rrotullohet mbi dysheme. Prandaj nuk mund ta dimë se nga vjen ai.

- Por gjithmonë do të jetë një veti e arsyes njerëzore të pyesë se nga vjen ky top. Prandaj ne pyesim vazhdimisht, mundohemi sa s'ka më për të gjetur përgjigje për pyetjet më të vështira. Por nuk gjejmë asnjëherë diçka të qëndrueshme për t'u kapur, nuk gjejmë ndonjë përgjigje të kënaqshme, sepse arsyeja punon bosh.

- Faleminderit, pikërisht këtë ndjenjë e njoh mirë.

- Kur bëhet fjalë për pyetje të tilla të mëdha që i përkasin gjithë realitetit, Kanti tregon se gjithmonë do të ketë dy këndvështrime të kundërta njëlloj të mundshme ose të pamundshme, në vartësi të asaj që na thotë arsyeja.

- Shembull, të lutem.

- Është njëlloj e kuptueshme të thuash se bota duhet të ketë pasur një fillim në kohë, apo që nuk e ka pasur një fillim të tillë. Arsyeja nuk mund të vendosë midis tyre. Ne mund të themi se bota ka ekzistuar gjithmonë, por a ka mundësi që një gjë të ekzistojë përgjithmonë pa patur një fillim? Tani jemi të shtrënguar t'i kthehemi anës tjetër. Ne themi që bota u bë një herë e një kohë, dhe u bë nga asgjë, në qoftë se nuk duam të përmendim kalimin nga një gjendje në një gjendje tjetër. Por a mund të bëhet ndonjë gjë nga asgjë, Sofi?

- Jo, të dyja mundësitë janë njëlloj të pakapshme. Njëkohësisht, njëra prej tyre mund të jetë e drejtë dhe tjetra e gabuar.

- Demokriti dhe materialistët kanë treguar se natyra është përbërë nga pjesëza të vogla, prej të cilave janë bërë të gjitha gjërat. Të tjerë, për shembull, Dekarti, mendonin se realiteti i vëllimshëm gjithmonë mund të mendohej i ndarë në pjesëza të vogla të pandryshueshme. Cili prej tyre ka të drejtë?

- Të dy... nuk kanë.

- Më tej. Shumë filozofë e kanë quajtur lirinë e njeriut si një nga cilësitë më të rëndësishme të njerëzimit. Njëkohësisht, kemi filozofë, si stoikët dhe Spinoza, që thonë se gjithçka ndodh sipas domosdoshmërisë së ligjeve të natyrës. Edhe këtu Kanti mendonte se arsyeja njerëzore nuk është në gjendje të japë një gjykim të mirëfilltë.

- Të dyja pikëpamjet janë njëlloj të arsyeshme dhe të paarsyeshme.

- Përfundimisht jemi të dështuar në qoftë se provojmë ekzistencën

e Zotit me ndihmën e arsyes. Racionalistët me Dekartin u përpoqën të provojnë se Zoti ekziston, thjesht sepse ne kemi idenë e "qenies supreme". Të tjerë, si Aristoteli dhe Akuinasi, arritën në përfundimin se Zoti ekziston, sepse të gjitha gjërat duhet të kenë një shkak të parë.

- Çfarë mendonte Kanti?

- Ai i hodhi poshtë të dyja këto prova të ekzistencës së Zotit. As arsyeja dhe as përvoja nuk janë themele të sigurta për të provuar ekzistencën e Zotit. Për arsyen është njëlloj e mundur dhe e pamundur ekzistenca e Zotit.

- Në fillim thamë se Kanti donte të shpëtonte bazën e besimit kristian.

- Po. Ai hapi pikërisht një dimension fetar. Aty ku si arsyeja dhe përvoja nuk ia dalin, aty hapet gjithashtu një boshllëk, i cili mund të mbushet me besimin fetar.

- Në këtë mënyrë e shpëtoi ai krishterimin?

- Po, në këtë mënyrë. Vlen të përmendet se Kanti ishte protestant. Që nga koha e Reformacionit, tipari dallues i protestantizmit ka qenë besimi fetar. Kisha Katolike, prej kohës së mesjetës së hershme, kishte pasur besim të madh se arsyeja mund të ishte një mbështetje për besimin fetar.

- E kuptoj.

- Por Kanti shkoi pak më larg se konstatimi se këto dy probleme të mëdha duheshin lënë në besimin e njeriut. Ai mendonte se ishte e domosdoshme për moralin njerëzor që të supozohej se njerëzit kanë një shpirt të *pavdekshëm*, *se Zoti ekziston* dhe se njeriu ka *vullnet të lirë*.

- Kështu, ai vepron afërsisht si Dekarti. Në fillim kritikon me të madhe çdo gjë që mund të kuptohet dhe pastaj fsheh Zotin pas derës.

- Por ndryshe nga Dekarti ai thekson në mënyrë të veçantë se nuk është arsyeja, por besimi, ajo që e solli në këtë pikë. Ai vetë, besimin në pavdekësinë e shpirtit, ekzistencën e Zotit dhe vullnetin e lirë të njerëzve, i quante *postulate praktike*.

- Që do të thotë?

- Të "postulosh" do të thotë të pranosh diçka që nuk mund të vërtetohet. Me "postulat praktik" Kanti mendonte diçka që mund të konstatohet në "praktikën" njerëzore, që do të thotë në moralin njerëzor.

"Është një nevojë morale që të pranojmë ekzistencën e Zotit", thotë ai.

Me të thënë këtë u dëgjua një e trokitur në derë. Sofia u ngrit menjëherë, por meqë Alberto nuk lëvizi fare, ajo tha:

- Nuk duhet ta hapim derën?

Albertua ngriti supet, por më në fundi u ngrit. Ata hapën derën dhe panë një vajzë të vogël me fustan të bardhë veror dhe me një kësulë të kuqe në kokë. Ishte po ajo që kishin parë në anën tjetër të liqenit. Në njërën dorë mbante një shportë me ushqime.

- Përshëndetje! - tha Sofia. - Kush je ti?

- Nuk e shikon që jam Kësulëkuqja?

Sofia vështroi nga Albertua që tundi kokën.

- Ti e dëgjove se ç'të tha.

- Unë po kërkoj shtëpinë e gjyshes sime, - tha vajza. - Ajo është plakë dhe e sëmurë dhe kam sjellë ushqime për të.

- Nuk është këtu, - tha Albertua. - Shko kërkoje në vend tjetër.

Ai e tha këtë duke e shoqëruar me një lëvizje të dorës që i kujtoi Sofies mënyrën se si njeriu largon mizat.

- Por unë duhet të dorëzoj një zarf, - vazhdoi vajza me kësulën e kuqe në kokë.

Njëkohësisht nxori një zarf të vogël dhe ia dha Sofies. Momentin tjetër ajo u kthye dhe iku në rrugën e saj.

- Ruaju nga ujku, - i thirri Sofia nga pas.

Ndërkohë, Albertua ishte futur në dhomë përsëri. Sofia i vajti pas dhe ata u ulën si më parë.

- Mendo që ishte Kësulëkuqja, - tha Sofia.

- Dhe nuk ishte nevoja ta paralajmëroje. Ajo do të shkojë në shtëpinë e gjyshes dhe do ta hajë ujku. Ajo nuk do të mësojë asnjëherë. Kështu do të përsëritet e njëjta gjë gjithë kohën, pambarim.

- Por nuk kam dëgjuar të trokasë në ndonjë kasolle tjetër, para se të shkojë tek gjyshja.

- Gjëra pa rëndësi, Sofi.

Sofia i hodhi një sy zarfit që kishte marrë. Mbi të shkruhej: "Për Hilden". Ajo e hapi zarfin dhe lexoi me zë të lartë:

*E dashur Hilde. Në qoftë se mendja e njeriut qenka aq e lehtë*

*për t'u kuptuar, me sa duket, qenkemi ne aq budallenj që, megjithatë, nuk e kuptojmë dot atë.*
*Të fala babai.*

Albertua tundi kokën.

- Mëse e vërtetë. Unë besoj se Kanti do të kishte thënë diçka të ngjashme. Nuk mund të presim që të kuptojmë çfarë *jemi* ne. Ndoshta një lule apo një insekt mund ta kuptojmë, por kurrë nuk do ta kuptojmë veten tonë. Edhe më pak mund të presim që të kuptojmë të gjithë universin.

Sofies i duhej ta lexonte frazën e çuditshme dy herë të tjera, para se Albertua të vazhdonte:

- Ne nuk duhet të shqetësohemi nga gjarprinjtë e ujit, apo gjëra të tjera si këto. Para se të mbarojmë, do të flas për etikën e Kantit.

- Atëherë shpejto, sepse duhet të kthehem herët në shtëpi.

- Skepticizmi i Humes për ç'mund të na tregojnë arsyeja dhe shqisat tona, e detyroi Kantin të mendonte përsëri për shumë pyetje të rëndësishme të jetës. Kjo ndodhi edhe në fushën e etikës.

- Hume tha se nuk mund të provohet çfarë është e drejtë dhe çfarë gabim, sepse nuk mund të nxjerrim përfundim nga "është - fjalitë" tek "mundet - fjalitë".

- Sipas Humes, nuk është as arsyeja dhe as përvoja që vendosin ndryshimin midis të mirës dhe të keqes. Janë thjesht ndjenjat. Ky themel dukej shumë i brishtë për Kantin.

- Po, këtë e kuptoj mirë.

- Kanti që në pikënisje e dinte mirë se ndryshimi midis të mirës dhe të keqes ishte diçka reale. Këtu ai ishte në një mendje me racionalistët, që thoshin se është arsyeja e njerëzve që bën zgjedhjen midis së mirës dhe së keqes. Të gjithë njerëzit e dinë se ç'është e mira dhe e keqja. Ne nuk e dimë këtë vetëm sepse e kemi mësuar, ne e dimë këtë sepse ajo gjendet e ruajtur në mendjen tonë. Sipas Kantit, të gjithë njerëzit kanë një "arsye praktike", që është inteligjenca, e cila në çdo kohë na tregon se çfarë është e drejtë dhe çfarë e gabuar në fushën e moralit.

- Dhe kjo është e lindur?

- Aftësia për të zgjedhur midis të mirës dhe të keqes është njëlloj

e lindur si cilësitë e tjera të arsyes. Ashtu si kemi të gjithë të njëjtat forma kuptimi, për shembull, që kuptojmë gjithçka sikur të ketë një lidhje shkaku, po ashtu kemi hyrje për tek i njëjti ligj universal i moralit. Ky ligj morali ka të njëjtën vlerë absolute si ligjet fizike të natyrës. Është njëlloj themelore për jetën tonë morale, ashtu siç është themelore për inteligjencën tonë që çdo gjë ka një shkak dhe se 7+5=12.

- Dhe çfarë thotë ky ligj morali?

- Përderisa paraprin çdo përvojë, ai është formal. Kjo do të thotë se nuk është i lidhur me ndonjë situatë të veçantë të zgjedhjes morale. Ka vlerë për të gjithë njerëzit në të gjitha shtresat e shoqërisë dhe për të gjitha kohët. Pra nuk do të thotë që ti do të bësh këtë ose atë gjë, në këtë apo atë situatë. Ai thotë se si veprohet në të *gjitha* situatat.

- Por çfarë qëllimi ka të kesh një "ligj moral" brenda teje, në qoftë se nuk të thotë se çfarë duhet të bësh në situata të caktuara?

- Kanti e formuloi ligjin e moralit si një *kategori imperative*. Me këtë ai kupton që ligji i moralit është "kategorik", domethënë se ai vlen për të gjitha situatat. Ai madje është "imperativ", që do të thotë "urdhërues" dhe për pasojë absolutisht autoritar.

- Mirë...

- Kanti e formulon këtë "kategori imperative" në shumë mënyra. E para, ai thotë që *ti gjithmonë duhet të veprosh në mënyrë të tillë, që njëkohësisht të dëshirosh që rregulli sipas të cilit po vepron, të mund të bëhet një ligj i përgjithshëm.*

- Kur unë bëj ndonjë gjë, duhet të sigurohem se dëshiroj që gjithë të tjerët do të veprojnë në të njëjtën mënyrë, po të ndodhen në një situatë të njëjtë.

- Pikërisht. Vetëm atëherë vepron në përputhje me ligjin e moralit që ndodhet brenda teje. Kanti e formulonte këtë "kategori imperative" edhe ndryshe duke thënë se *ti gjithmonë duhet ta trajtosh një njeri si një qëllim në vetvete dhe jo vetëm si një mjet për diçka tjetër.*

- Ne nuk mund të "përdorim" njerëzit e tjerë për leverdi tonën.

- Jo, sepse të gjithë njerëzit janë qëllim në vetvete. Por kjo nuk vlen vetëm për të tjerët, kjo vlen edhe për ty si individ. Ti nuk ke të drejtë të përdorësh veten tënde si një mjet, vetëm e vetëm se do të arrish diçka.

- Kjo të kujton pak "rregullin e artë" që thotë vepro me tjetrin,

ashtu si do të doje që tjetri të vepronte me ty.

- Po, edhe ky është një "objektiv" normë që në themel përfshin të gjitha zgjedhjet etike. Mund të themi se edhe "rregulli i artë" shpreh atë që Kanti e quante "ligji i moralit".

- Por ky është vetëm një pretendim. Hume kishte plotësisht të drejtë, kur thoshte, se ne nuk mund të vërtetojmë me arsye, se ç'është e mirë dhe ç'është e keqe.

- Sipas Kantit, ligji i moralit ishte po aq absolut dhe universal sa edhe, të themi, për shembull, ligji i shkakut. Atë nuk mund ta vërtetosh me anën e arsyes, por sidoqoftë është absolutisht i detyrueshëm. Nuk ka njeri që ta kundërshtojë atë.

- Po më krijohet përshtypja se po flasim për ndërgjegjen, sepse të gjithë njerëzit kanë ndërgjegje, apo jo?

- Po, kur Kanti përshkruan ligjin e moralit, është ndërgjegjja e njerëzve ajo që përshkruan ai. Ne nuk mund ta dokumentojmë atë që na thotë ndërgjegjja, por sidoqoftë e dimë atë.

- Ndoshta ka raste kur unë sillem mirë me të tjerët vetëm se është me leverdi për mua. Për shembull, mund të jetë një mënyrë për t'u bërë popullor.

- Por, në qoftë se ti e bën këtë vetëm për t'u bërë popullor, nuk vepron sipas ligjit të moralit. Ndoshta vepron në pajtim me ligjin e moralit, dhe është shumë mirë, por që të quhet veprim i moralshëm duhet të jetë rezultat i mposhtjes së vetvetes. Vetëm kur bën diçka që e ndien se është *detyra* jote të ndjekësh ligjin e moralit, mund të flasësh për një veprim të moralshëm. Për këtë etika e Kantit quhet edhe *etikë e detyrës*.

- Unë mund të ndiej se është detyra ime të mbledh të holla për Kryqin e Kuq ose Arkën e ndihmës së Kishës.

- Po dhe ajo që është vendimtare, ti këtë e bën, sepse mendon që është e drejtë. Edhe sikur të hollat të shkojnë kot dhe të mos shpenzohen për qëllimin që janë mbledhur, ti ke vepruar sipas ligjit të moralit. Ti ke vepruar me vullnet të mirë dhe sipas Kantit, vullneti i mirë është vendimtar, për ta quajtur veprimin të drejtë moralisht. Nuk janë pasojat e veprimit vendimtare. Për këtë etikën e Kantit e quajmë edhe *etika e vullnetit të mirë*.

- Pse ishte aq e rëndësishme që të dinte se kur veprohet sipas ligjit

të moralit? A nuk është më e rëndësishme që ajo që bëjmë i shërben me të vërtetë njerëzve të tjerë?

- Po. Kanti me siguri do të ishte në një mendje me këtë. Por vetëm kur e ndiejmë brenda nesh se po veprojmë sipas ligjit të moralit, ne veprojmë *lirisht*.

- Vetëm kur i përmbahemi ligjit, ne veprojmë lirisht ? Nuk të duket pak e çuditshme kjo?

- Jo, sipas Kantit. Ndoshta të kujtohet se ai duhej të "pohonte" apo të "postulonte" që njerëzit kanë një vullnet të lirë. Kjo është një pikë e rëndësishme, sepse Kanti mendonte gjithashtu se gjithçka i përmbahet ligjit të shkakut. Si mund të kemi kështu një vullnet të lirë?

- Mos më pyet mua.

- Këtu Kanti i ndan njerëzit në dysh dhe e bën këtë në një mënyrë që të kujton Dekartin, që thoshte se njerëzit kanë një "natyrë të dyfishtë", për arsye se i kanë të dyja, trupin dhe arsyen. Si krijesa materiale ne i jemi dorëzuar katërcipërisht ligjit të shkakut, mendonte Kanti. Ne nuk vendosim atë që perceptojmë, perceptimet vijnë tek ne domosdoshmërisht dhe ndikojnë tek ne, duam apo nuk duam ne. Por njerëzit nuk janë vetëm krijesa materiale. Ne jemi gjithashtu krijesa të arsyeshme.

- Më sqaro.

- Si krijesa materiale ne i takojmë plotësisht botës materiale. Për këtë jemi subjekt i ligjit të shkakut. Si të tillë nuk kemi vullnet të lirë. Por si krijesa të arsyeshme kemi një pjesë në atë që Kanti quante "das Ding an sich", pra në botën ashtu si është në veten e saj, pavarësisht nga ajo që perceptojmë. Vetëm kur ndjekim "arsyen" tonë "praktike", që bën të ndërmarrim një zgjedhje morale, kemi vullnet të lirë, sepse kur i nënshtrohemi ligjit të moralit, jemi ne që e bëjmë ligjin të cilit i nënshtrohemi.

- Po, në njëfarë mënyre, kjo është e vërtetë. Jam unë, apo diçka brenda meje, që më thotë të mos i bezdis të tjerët.

- Kur ti zgjedh të mos bëhesh e bezdisur, edhe pse mund të jetë në dëm të interesave të tua, atëherë ti vepron lirisht.

- Në çdo rast, nuk je i lirë dhe i pavarur vetëm sepse bën çfarë të duash.

- Njeriu mund të bëhet "skllav" i njërës ose i tjetrës. Po, njeriu

mund të bëhet skllav i egoizmit të tij. Kërkohet pikërisht pavarësi dhe liri, për të qëndruar mbi veset dhe dëshirat.

- Si është puna me kafshët? Ato ndjekin vetëm instiktet dhe nevojat e tyre. Ato nuk kanë ndonjë lloj lirie për të ndjekur ndonjë ligj morali.

- Jo. Prandaj është pikërisht kjo liri që na bën njerëz.

- Këtë e kuptoj tani.

- Dhe në fund ndoshta mund të themi se Kanti ia arriti me sukses të tregojë rrugën e daljes nga gjendja e vështirë ku kishte rënë filozofia, nga lufta midis racionalistëve dhe empiristëve. Me Kantin mbyllet gjithashtu një epokë në historinë e filozofisë. Ai vdiq në vitin 1804, kur epoka kulturore, që ne e quajmë Romantizëm, ishte në lulëzim. Mbi varrin e tij në Koningsberg është gdhendur një nga citatet e tij më të njohur. Aty shkruhet: "Janë dy gjëra që e mbushin vazhdimisht shpirtin e njeriut me çudi të madhe dhe respekt të thellë. Ato janë "qielli me yje sipër meje dhe ligji i moralit brenda meje. Këto janë për mua prova se ka një Zot mbi mua dhe një Zot brenda meje".

Albertua u mbështet në karrige.

- Kjo ishte e gjitha, - tha ai. - Mendoj se kemi thënë më të rëndësishmet për Kantin.

- Dhe ora është katër e një çerek.

- Por ka edhe diçka tjetër. Prit pak, të lutem.

- Unë nuk largohem nga ora e mësimit, para se mësuesi të mbarojë.

- A nuk thashë se Kanti mendonte se ne nuk jemi të lirë, në qoftë se jetojmë vetëm si krijesa materiale?

- Po, e the një gjë të tillë.

- Mirëpo, po të ndjekim arsyen universale ne jemi të lirë dhe të pavarur. Është kështu?

- Po, pse i përsërit këto tani?

Alberto u përkul në drejtim të Sofies, e shikoi thellë në sy dhe i pëshpëriti:

- Mos i beso të gjitha ato që shikon, Sofi.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Qëndro sa më larg, bija ime.

- Tani nuk e kuptoj fare se për çfarë bëhet fjalë.

- Zakonisht thonë "nuk e besoj, po nuk e pashë me sy". Ti nuk duhet ta besosh fare këtë.

- Diçka të tillë e ke thënë edhe më parë.

- Tek Parmenidesi, po.

- Por unë vazhdoj të mos e kuptoj se ku e ke fjalën.

- Eh! A nuk po rrinim bashkë duke biseduar jashtë tek hyrja, kur u shfaq një si "gjarpër deti", që filloi të lëvizë mbi ujë.

- Nuk ishte e çuditshme?

- Hiç fare. Pastaj erdhi "Kësulëkuqja" tek dera. "Kërkoj shtëpinë e gjyshes". Kjo është banale, Sofi. Këto janë vetëm lojëra të majorit. Po kështu edhe urimi në banane dhe ajo furtuna idiote.

- Beson se...

- Po unë të thashë se kam një plan. Për sa kohë ne ndjekim arsyen tonë, ai nuk ka se si të na mashtrojë. Në njëfarë mënyre, ne jemi të lirë, sepse ai na ka lënë të "perceptojmë" të gjitha gjërat, dhe asgjë nuk më çudit më. Edhe sikur ta errësojë qiellin me elefantë fluturues, unë vetëm do të buzëqesh. Por shtatë plus pesë *bëjnë* dymbëdhjetë. Ky është një fakt që mbijeton të gjitha efektet e tilla të komikseve me kartona. Filozofia është e kundërta e përrallës.

Sofia qëndroi ulur për një kohë duke e vështruar me admirim.

- Tani mund të ikësh, - tha ai më në fund. - Unë do të telefonoj për një bisedë mbi Romantizmin. Aty do të dëgjosh edhe për Hegelin dhe Kirkegardin. Mbetet vetëm një javë derisa majori të mbërrijë në aeroportin e Kjevikut. Brenda kësaj kohe duhet të arrijmë të çlirohemi nga fantazia e tij ngjitëse. Nuk po flas më tepër, Sofi. Vetëm se dua që të dish se po përpunoj një plan të mrekullueshëm për ne të dy.

- Atëherë unë po iki.

- Prit, ne harruam ndoshta më të rëndësishmen.

- Çfarë?

- Ditëlindjen, Sofi. Sot Hilde është pesëmbëdhjetë vjeçe.

- Edhe unë.

- Ti gjithashtu, po. Prandaj të këndojmë.

U ngritën që të dy dhe kënduan:

*Happy birthday!*

Ora ishte katër e gjysmë. Sofia vrapoi tek buza e ujit dhe voziti deri në anën tjetër. Ajo e tërhoqi varkën në breg dhe shpejtoi nëpër pyll.

Kur arriti tek shtegu, papritur pa diçka që lëvizte poshtë drurëve.

Ajo kujtoi se ishte Kësulëkuqja që ecte vetëm nëpër pyll për tek gjyshja e saj, por figura midis drurëve ishte më e vogël.

Ajo u afrua. Figura nuk ishte më e madhe se një kukull, ishte ngjyrë kafe, dhe kishte edhe një triko të kuqe në trup, si Ted-arushi.

Sofia ngeli si e gozhduar kur e kuptoi se ishte një ari i vockël.

Nuk është aspak e çuditshme që dikush mund të humbasë një arush në pyll, po ky arush ishte i gjallë dhe dukej shumë i zënë.

- Përshëndetje! - tha Sofia.

Figura e vogël u kthye me rrëmbim.

- Unë quhem Ole Brumm, - tha ai. - Fatkeqësisht kam humbur rrugën në pyll, në këtë që, midis të tjerash, duhet të jetë një ditë shumë e bukur. Meqë ra fjala, nuk të kam parë ndonjëherë ty.

- Ndoshta jam unë që nuk kam qenë ndonjëherë më përpara këtu, - tha Sofia. - Kështu që vazhdo të jesh si në shtëpinë tënde në pyllin njëqindmetërsh.

- Jo, ky veprim aritmetik është shumë i vështirë për mua. Ti nuk duhet të harrosh se unë jam një arush jo fort i zgjuar.

- Kam dëgjuar për këtë.

- Atëherë mendoj se do të jesh Liza. Kristofer Robin na ka treguar një herë për ty. Në këtë mënyrë ne takuam njëri-tjetrin. Ti pive diçka nga një shishe dhe fillove të zvogëlohesh gjithnjë e më shumë, pastaj pive nga një shishe tjetër dhe fillove të rriteshe përsëri. Duhet treguar kujdes për gjërat që fusim në gojë. Njëherë unë hëngra aq shumë, saqë mbeta pa lëvizur në një strofkë lepujsh.

- Unë nuk jam Liza.

- Se kush jemi ne, nuk luan asnjë rol. E rëndësishme është që ne jemi. Këtë e thotë Bufi dhe ai është shumë i zgjuar. Shtatë plus katër bëjnë dymbëdhjetë, tha ai një herë në një ditë fare të zakonshme me diell. Të dy, Tusi dhe unë, mbetëm shumë të hutuar, sepse numrat janë të vështirë për t'u llogaritur. Është më lehtë të flasësh për kohën.

- Unë quhem Sofi.

- Jam i kënaqur që u takuam, Sofi. Siç e thashë, besoj se je për herë të parë në këto anë. Tani arushi i vogël duhet të shkojë, sepse duhet të provoj të gjej rrugën për në Nasse Nøff. Ne po shkojmë në një festë të madhe jashtë në kopsht tek Lepuri dhe miqtë e tij.

Ai bëri shenjë me njërën putër. Vetëm tani e pa Sofia se ai mbante

një copë letër në putrën tjetër.

- Çfarë është ajo që po mban në...?

Ole Brumm ngriti letrën lart dhe tha:

- Kjo më bëri të humbisja rrugën.

- Por ajo është vetëm një copë letër.

- Jo, kjo nuk është "vetëm një copë letër". Kjo është një letër për Hilde-Pasqyrën.

- Aha, atëherë mund ta marr unë.

- Pra, ti qenke vajza e pasqyrës!

- Jo, por...

- Një letër gjithmonë duhet t'i dorëzohet personit përkatës. Këtë ma mësoi dje Kristofer Robini.

- Por unë e njoh Hilden.

- Kjo nuk luan asnjë rol. Edhe pse mund ta njohësh një njeri shumë mirë, asnjëherë nuk duhet t'i lexosh letrat e tij.

- Desha të them se unë mund t'ia jap letrën Hildes.

- Kjo është një gjë krejt tjetër. Urdhëro, Sofi. Vetëm duke u liruar nga kjo letër, do të gjej gjithashtu rrugën për në Nasse Nøff. Për të gjetur Hilde-Pasqyrën në fillim duhet të gjesh një pasqyrë të madhe. Por kjo nuk është punë aq e lehtë në këto anë.

Me kaq arushi i vogël i dha letrën Sofies dhe filloi të vrapojë me ato këmbët e vogla nëpër pyll. Kur u zhduk nga sytë, Sofia shpalosi letrën dhe lexoi atë që ishte shkruar aty:

*E dashur Hilde. Është për të ardhur keq që Albertua nuk i tregoi Sofies se Kanti ka shpjeguar idenë e krijimit të një "Lidhjeje për Kombet". Në traktatin "Për paqen e përjetshme" ai ka shkruar se të gjitha shtetet duhet të bashkohen në një "lidhje kombesh", e cila duhej të kujdeset për bashkekzistencë paqësore midis kombeve të ndryshme. Ky traktat u botua në vitin 1795. Afërsisht 125 vjet pas botimit të këtij traktati, u themelua "Lidhja e Kombeve", pas Luftës së Parë Botërore. Pas Luftës së Dytë Botërore, Lidhja e Kombeve u zëvendësua nga Organizata e Kombeve të Bashkuara (OKB). Mund të themi me plot gojën, se Kanti ka qenë babai i ideve të OKB-së. Ideja e Kantit ishte që "arsyeja praktike", e njeriut, duhet ta detyronte shtetin të dilte*

*nga "gjendja e egër natyrore", që shkaktonte vazhdimisht luftëra të reja dhe të krijonte një rend juridik ndërkombëtar që të parandalonte luftën. Edhe pse rruga deri në krijimin një lidhje kombesh mund të jetë e gjatë, është detyra jonë të punojmë për "sigurimin e përgjithshëm dhe afatgjatë të paqes". Për Kantin, themelimi i një lidhje të tillë, ishte një objektiv i largët, mund të thuash se ishte objektivi më madhor i filozofisë. Tani ndodhem në Liban.*
*Të fala babai.*

Sofia futi letrën në xhep dhe vazhdoi rrugën për në shtëpi. Këto duket se ishin takimet për të cilat e kishte paralajmëruar Albertua, por ajo nuk mund ta linte arushin e vogël, të vinte rrotull në kërkimin e përjetshëm të Hilde-Pasqyrës.

# ROMANTIZMI

## *...rruga misterioze kalon nga vetja...*

Hilde e la të rrëshqasë në prehër dosjen e madhe, pastaj ajo rrëshqiti më tej në dysheme.

Në dhomë kishte më tepër dritë. Ajo pa orën. Kishte vajtur tre. U kthye dhe mbylli sytë për të fjetur. Gjumi e zuri duke menduar për babanë që kishte filluar të shkruante për Kësulëkuqen dhe Ole Brumin…

Fjeti deri në orën njëmbëdhjetë. Kur u zgjua ndjeu se kishte parë ëndrra gjithë natën, por nuk po i kujtohej se çfarë. I dukej sikur kishte qenë në një realitet krejt tjetër.

Ajo zbriti poshtë dhe përgatiti mëngjesin. Mamaja kishte veshur kominoshet blu. Siç duket, kishte ndër mend të shkonte poshtë tek kapanoni për të punuar tek motoskafi. Edhe pse nuk e kishin hedhur në ujë, duhej bërë gati para se të kthehej babai nga Libani.

- Do të vish të më ndihmosh?

- Në fillim do të lexoj pak. Do që të vij më vonë me çaj dhe mëngjes të përgatitur?

- Mëngjes, the…?

Pasi hëngri, Hilde u ngjit përsëri në dhomën e saj, rregulloi krevatin dhe u rehatua me dosjen në prehër.

Sofia kaloi nëpër gardh dhe shpejt u gjend brenda në kopshtin e madh, të cilin dikur e kishte krahasuar me Kopshtin e Edenit…

Vuri re gjethet dhe shkarpat që kishin mbuluar tokën pas furtunës së natës së kaluar. Dukej sikur kishte një lidhje midis furtunës e shkarpave, në njërën anë, dhe takimit me Kësulëkuqen e Ole Brummin, në anën tjetër.

Shkoi tek shilarësi dhe e fshiu nga gjethet dhe halat. Me ndenjëse plastike nuk ishte nevoja ta fusnin brenda, sa herë që fillonte ndonjë rrebesh.

Ajo hyri në shtëpi. E ëma sapo kishte ardhur dhe po merrej me vendosjen e disa shisheve me lëngje në frigorifer. Mbi tavolinë ishte një kek fantastik dhe një tortë e madhe.

- Presim ndonjë vizitë? - Ajo pothuajse kishte harruar që kishte ditëlindjen.

- Festën e madhe në kopsht e kemi të shtunën tjetër, por mendova që sot të bëjmë diçka të vogël.

- Çfarë atëherë?

- Kam ftuar Jorunin dhe prindërit e saj.

Sofia ngriti supet.

- Shumë mirë them unë.

Të ftuarit erdhën pak para orës 7.30. Gjithçka kaloi në mënyrë formale, sepse e ëma e Sofies nuk takohej shpesh me prindërit e Jorunit.

Pas pak Sofia me Jorunin u ngjitën lart në dhomë, për të përgatitur tekstin e ftesave për festën e madhe në kopsht. Meqenëse do të ftonin edhe Alberto Knoksin, Sofia propozoi të shtoheshin fjalët "...në një festë filozofike në kopsht". Joruni nuk tha gjë, e para sepse festa ishte e Sofies, nga ana tjetër këto lloj festash "tematike" ishin të modës për kohën.

Më në fund e përgatitën tekstin. Kishin kaluar dy orë dhe ato gjatë gjithë kohës nuk e mbanin dot të qeshurën.

*I dashur..................................*

*Ju ftojmë të merrni pjesë në festën filozofike që zhvillohet në kopsht në Kløvervejen 3, të shtunën 23 qershor (natën e shën Hansit), ora 19.00. Gjatë mbrëmjes shpresojmë të zgjidhim misterin e jetës. Merrni me vete triko leshi dhe ide të përshtatshme që mund të jenë të vlefshme për sqarimin e shpejtë të enigmave filozofike. Fatkeqësisht nuk lejohet ndezja e zjarrit, për arsye se pylli ndodhet afër, por fantazia lejohet të marrë flakë lirisht. Do të kemi të paktën një filozof të mirëfilltë në mes të të ftuarve. Për këtë festa do të ketë karakter tepër privat. (Asnjë gazetar.)*

*Me nderime: Jorun Ingebrigtsen (komiteti i festës), Sofie Amundsen (mikpritësja).*

Pastaj zbritën poshtë tek të rriturit që tani po flisnin më lirisht. Sofia i dha të ëmës tekstin e ftesave që ishte shkruar me penë kaligrafike.

- Tetëmbëdhjetë kopje të lutem, - tha ajo.

Nuk ishte hera e parë që i lutej të ëmës të fotokopjonte ndonjë gjë për të.

E ëma e lexoi shpejt e shpejt tekstin dhe ia zgjati këshilltarit financiar.

- Shikojeni dhe ju, nuk i ka mendtë në kokë kjo vajza ime.

- Por kjo duket me të vërtetë shumë tërheqëse, - tha këshilltari financiar, në momentin që po ia jepte tekstin së shoqes. - Unë do të merrja pjesë me kënaqësi në një festë të tillë.

Tani ishte radha e kukullës, Barbit, që ndërkohë e kishte mbaruar leximin e tekstit:

- Edhe unë them po. A mund të marrim pjesë edhe ne, Sofi?

- Atëherë të themi njëzet kopje, - tha Sofia, duke u kapur pas fjalëve të tyre.

- Ti je fare, - i tha Joruni.

Para se të binte për të fjetur, Sofia qëndroi gjatë duke parë nga dritarja. Asaj iu kujtua se prej këtej, një herë kishte parë konturet e Albertos në errësirë. Kishte kaluar më tepër se një muaj që atëherë. Edhe tani ishte natë vonë, por kjo ishte një natë vere me dritë.

Albertua nuk u bë i gjallë deri të martën në mëngjes. Ai telefonoi pak pasi e ëma kishte ikur në punë.

- Sofie Amundsen?!

- Dhe Alberto Knoks.

- E mora me mend.

- Kërkoj të falur që nuk kam telefonuar më parë, por kam qenë i zënë me planin tonë. Kur majori është dhënë krejtësisht pas teje, mund të mbetem vetëm dhe të punoj pa u shqetësuar.

- Është e çuditshme.

- Atëherë llogaris mundësitë e mia për t'u fshehur. Edhe gjurmuesit më të mirë të botës, kanë limitet e tyre kur kontrollohen vetëm nga një njeri... Kam marrë një letër prej teje.

- Një ftesë, deshe të thuash.

- *Ke guxim të rrezikojmë?*

- *Pse jo?*

- *Çdo gjë mund të ndodhë në një festë të tillë.*

- *Do të vish?*

- *Patjetër që* do të vij, por është edhe një gjë tjetër. E ke menduar se është e njëjta ditë që babai i Hildes kthehet ne shtëpi nga Libani?

- Jo.

- Është e pamundur që të jetë rastësi leja që të jep për të organizuar një festë filozofike në kopsht, në të njëjtën ditë që kthehet në Bjerkeli.

- Të thashë, nuk e kam menduar fare këtë.

- Por e ka menduar ai. Megjithatë, do të flasim më vonë. Mund të vish tek shtëpiza e majorit tani në mëngjes?

- Kam për të pastruar disa shtretër lulesh.

- Atëherë në orën dy, ke mundësi?

- Po.

Edhe atë ditë Alberto po rrinte tek shkallët, kur erdhi Sofia.

- Ulu këtu, - i tha dhe hyri menjëherë në temë. - Më përpara kemi folur bashkë për Rilindjen, Barokun dhe Iluminizmin. Sot do të flasim për *Romantizmin*, që mund të quhet edhe epoka e fundit e madhe kulturore. Ne po i afrohemi fundit të një historie të gjatë, bija ime.

- Zgjati shumë Romantizmi?

- Ai filloi në mbarim të viteve 1700 dhe zgjati deri në mesin e shekullit të kaluar. Por pas viti 1850 nuk ka më kuptim të flitet për "epoka" ku përfshihen poezia, filozofia, arti, shkenca dhe muzika.

- Romantizmi ishte një epokë e tillë, apo jo?

- Thuhet se Romantizmi është qëndrimi i fundit i përbashkët i Evropës ndaj jetës. Filloi në Gjermani dhe u shfaq si kundërveprim i kultivimit të njëanshëm të arsyes nga Iluminizmi. Pas Kantit dhe arsyes së tij të ftohtë, u duk sikur të rinjtë në Gjermani morën frymë të lehtësuar.

- Me çfarë e zëvendësuan?

- Parullat e reja të ditës ishin "ndjenjë", "fantazi", "përvojë" dhe "mall". Edhe mendimtarë të Iluminizmit kanë folur për rëndësinë e ndjenjës, jo më pak Rusoi, por ajo ishte më tepër një kritikë kundër rëndësisë së njëanshme që i ishte kushtuar arsyes.

- Kështu që populariteti i Kantit nuk zgjati shumë.

- Po dhe jo. Shumë romantikë e shikonin veten si pasardhës të Kantit. Kanti kishte vërejtur se kishte kufij, për çfarë mund të dimë për "das Ding an sich". Nga ana tjetër ai kishte treguar sa i rëndësishëm është për njohjen ndihmesa e "un-it". Individi tani ishte plotësisht i lirë të shpjegonte jetën sipas mënyrës së tij. Romantikët e shfrytëzuan këtë në një kultivim pa fre të "un-it", që çoi në vlerësimin e lartë të artistëve gjeni.

- Kishte shumë gjeni të tillë?

- Një prej tyre është *Bethoveni*. Në muzikën e tij janë shprehur ndjenjat dhe nostalgjia e tij. Bethoveni ishte, në njëfarë mënyre, artist i "lirë", ndryshe nga mjeshtrit barokë, si *Bahu* dhe *Hendeli*, që kompozonin veprat e tyre për lavdinë e Zotit, shpesh sipas disa rregullave të ngurta.

- Unë njoh vetëm "Sonatën e Hënës" dhe "Simfoninë e pestë".

- Por ti e ke dëgjuar sa romantike është "Sonata e Hënës" dhe se në ç'mënyrë dramatike e shpreh veten Bethoveni në "Simfoninë e pestë".

- Edhe humanistët e Rilindjes kanë qenë individualistë.

- Po, ka shumë ngjashmëri midis Rilindjes dhe Romantizmit. Tipike është rëndësia e artit për njohuritë e njeriut. Edhe këtu Kanti ka dhënë një ndihmesë të rëndësishme. Në estetikën e tij, ai ka studiuar se çfarë ndodh, kur mallëngjehemi nga diçka e bukur, për shembull, nga një vepër arti. Kur i kushtohemi një vepre arti, pa ndonjë interes tjetër veçse vetë përvojës estetike, e kemi sjellë veten më afër përjetimit të "das Ding an sich".

- Kështu që artistët mund të krijojnë diçka që filozofët nuk arrijnë ta shprehin.

- Ky është kuptimi i romantizmit. Sipas Kantit, artistët luajnë lirisht me aftësinë e tyre për njohje. Poeti gjerman, Shiler i zhvilloi mendimet e Kantit me tej. Ai ka thënë se aktiviteti i artistit është si një lojë. Vetëm kur luajnë njerëzit janë të lirë, sepse atëherë ata vendosin rregullat e tyre. Romantikët mendonin se vetëm arti mund të na sjellë më afër "të pashprehurës". Ndonjë prej tyre vajti edhe më larg, duke e krahasuar artistin me Zotin.

- Sepse artistët krijojnë realitetin e tyre, si Zoti që krijoi botën.

- Thonë se artisti ka "një forcë përfytyruese botë-krijuese". Në

ekstazë artistike, për të nuk ka kufij midis ëndrrës dhe realitetit. Novalis, që ishte një nga të rinjtë gjenialë, tha se "bota bëhet ëndërr dhe ëndrra bëhet realitet". Ai vetë shkroi një roman mesjetar që quhet "Heinrich av Ofterdingen". Romani nuk ishte plotësisht i mbaruar, kur shkrimtari vdiq në vitin 1801, megjithatë pati jehonë të madhe. Aty përshkruhet i riu Heinrich që është në kërkim të "lules blu", të cilën e kishte parë një herë në ëndërr dhe që atëherë ndiente një mall përvëlues për të. Romantiku anglez *Kolerixh,* ka shprehur të njëjtin mendim në këtë mënyrë:

> What if you slept? And what if, in your sleep, you dreamed? And what, in your dream, you went to heaven and there plucked a strange and beautiful flower? And what if, when you awoke, you had the flower in your hand? Ah, what then?

- Është me të vërtetë e bukur.

- Nostalgjia për diçka të largët dhe të pakapshme ishte tipike për romantikët. Ata përmalloheshin për kohët e kaluara, për shembull, për Mesjetën, që filloi të vlerësohej shumë, në krahasim me gjykimet negative të Iluminizmit. Madje romantikët kishin nostalgji për kulturat e largëta, për shembull, "Lindjen" me misticizmin e saj. Atyre u pëlqente shumë nata, "ndriçimi gri", gërmadhat e vjetra dhe fenomenet e mbinatyrshme. Ata ishin të interesuar më tepër për ato që i quajmë anë të errëta të jetës, që do të thotë me të errtën, fatkeqësinë dhe misticizmin.

- Më duket si një periudhë tërheqëse. Kush ishin romantikët?

- Romantikët, në radhë të parë, ishin një fenomen qytetar. Pikërisht në gjysmën e parë të shekullit të kaluar, pati një lulëzim të kulturës qytetare në shumë shtete të Evropës, jo më pak në Gjermani. Romantikët "tipikë" ishin të rinj, shumë prej tyre ishin studentë, edhe pse shpesh nuk i merrnin fort seriozisht studimet e tyre. Ata kishin një botëkuptim të spikatur "antiborgjez" dhe, për shembull, policinë dhe pronarët e shtëpive me qira i cilësonin "qytetarë të zgjedhur", ose thjesht "armiq".

- Nuk do të guxoja t'ia lëshoja dhomën me qira një romantiku.

- Brezi i parë i romantikëve, rreth vitit 1800, ishin të rinj dhe mund ta quajmë lëvizjen romantike si kryengritjen e parë të të rinjve evropianë. Hippi-të, 150 vjet më vonë, kishin shumë pika të ngjashme

me romantikët.

- Lule dhe flokë të gjatë, kitara dhe shtrihu ku të mundesh?

- Po, thuhet se "papunësia është ideal i gjeniut dhe përtacia idol i romantizmit". Ishte detyrë e romantikëve të përjetonin jetën dhe njëkohësisht ta ëndërronin veten jashtë saj. Dhe tregtinë e përditshme e bëjnë qytetarët e zgjedhur.

- A ishte Henrik Uergelandi romantik?

- Të dy, *Uergelandi - Bajroni* dhe *Uelhaveni - Shelli*, ishin romantikë që i përkisnin të ashtuquajturës shkollë satanike. Bajroni kishte shumë ideale të Iluminizmit, por këndi nga vështronte jetën, që mund të themi se ishte karakterizuar nga një inat i frymëzuar dhe i paqartë, kishte afërsisht të gjitha vijat tipike që karakterizojnë një romantik. Jo më pak dashuritë e tij ëndërrimtare, ishin tipike për romantikët. "Stella"e tij, për të cilën shkruan poezitë e dashurisë, ishte po aq e largët dhe e pakapshme, sa dhe "lulja blu" e Novalisit. Vetë Novalis ishte fejuar me një vajzë katërmbëdhjetëvjeçare. Ajo vdiq katër ditë pasi kishte mbushur pesëmbëdhjetë vjeç, por Novalisi vazhdoi ta dashuronte gjithë jetën.

- Mos the që ajo vdiq katër ditë pasi kishte mbushur pesëmbëdhjetë vjeç?

- Po...

- Unë jam *sot* pesëmbëdhjetë vjeçe e katër ditë.

- Këtu ke të drejtë për...

- Si quhej ajo?

- Ajo quhej Sofi.

- Si the?

- Po, ishte...

- Ti po më frikëson. A mund të jetë rastësi?

- Nuk e di, Sofi, por ajo quhej Sofi.

- Vazhdo.

- Vetë Novalis vdiq në moshën njëzetenëntëvjeçare. Ai ishte një, nga "të rinjtë e vdekur", sepse shumë romantikë vdiqën të rinj, kryesisht nga tuberkulozi. Ndonjë bëri dhe vetëvrasje...

- Ah!

- Ata që jetuan, pushuan së qëni romantikë rreth moshës tridhjetëvjeçare. Disa u bënë borgjezë dhe konservatorë.

- Kështu kaluan në kampin e armikut.

- Ndoshta mund të thuhet edhe kështu. Ne folëm për dashurinë romantike. Vetë dashuria ideale u paraqit në atë kohë nga Gëte në romanin e shkruar në formë letrash "Vuajtjet e djaloshit Verter", që u botua më 1774. Libri i vogël përfundon me vetëvrasjen e djaloshit Verter, pasi nuk mundi të merrte gruan që dashuronte...

- A nuk shkoi pak si larg?

- Numri i vetëvrasjeve u rrit pas botimit të romanit dhe për këtë arsye libri u ndalua përkohësisht në Danimarkë dhe Norvegji. Nuk ishte pa rrezik të ishe romantik. Ndjenja të forta ishin në qarkullim asokohe.

- Kur thua "romantik", unë përfytyroj peizazhe të mëdha të natyrës, pyje mistikë dhe natyrë të virgjër... mundësisht të mbuluara me mjegull.

- Një nga gjërat më tërheqëse të romantizmit ishte pikërisht nostalgjia për natyrën dhe të fshehtat e saj dhe, siç u tha më sipër, kjo nuk u shfaq në zonat rurale. Ndoshta të kujtohet se Rusoi hodhi parullën "pas tek natyra". Vetëm tek romantizmi kjo moto gjeti erë për lundrim. Romantizmi paraqiste jo më pak një reaksion ndaj universit mekanik të Iluminizmit. Thuhej se Romantizmi përmbante rilindjen e *ndërgjegjes së vjetër kozmike*.

- Më sqaro, të lutem.

- Kjo do të thotë ta vrojtosh natyrën si një të plotë. Këtu romantikët i zgjasin fijet pas, jo vetëm tek Spinoza, por edhe tek Plotini dhe filozofët e Rilindjes, *Jakob Bohme* dhe *Giordano Bruno*. E përbashkët për të gjithë këta ishte se ndienin një "unë" hyjnor tek natyra.

- Ata ishin panteistë...

- Si Dekarti, ashtu dhe Hume kishin vënë një kufi të qartë midis "un-it" dhe realitetit subjektiv. Edhe Kanti la pas vetes një ndarje të thellë midis "un-it" të konfirmuar dhe natyrës "në vetvete". Tani u tha se natyra nuk ishte gjë tjetër, veçse një "UNË" i madh. Romantikët përdornin gjithashtu shprehjen "fryma e botës" dhe "shpirti i botës"

- E kuptoj.

- Filozofi më i madh tondhënës romantik ishte *Schelling* (Shelling), që ka jetuar nga viti 1775 deri në vitin 1854. Ai u përpoq të fshinte dallimin midis "shpirtit" dhe "materies". E gjithë natyra, shpirti i njeriut dhe realiteti objektiv, janë shprehje e një Zoti, ose e shpirtit botëror, mendonte ai.

- Po, kjo të kujton Spinozën.

- "Natyra është shpirti i dukshëm, shpirti është natyra e padukshme", thoshte Shellingu. Ai thoshte gjithashtu se "materia është inteligjencë e përgjumur".

- Mund ta sqarosh më tej?

- Shellingu pa "shpirtin e botës" tek natyra, por ai pa të njëjtin "shpirt të botës" në ndërgjegjen e njeriut. Natyralja dhe shpirtërorja janë kështu shprehje e së njëjtës gjë.

- Po, pse jo?

- "Shpirtin e botës" mund ta kërkojmë kështu tek natyra ose tek vetja jonë. Prandaj Novalisi mundi të thoshte se "rruga misterioze kalon nga vetja". Ai mendonte se njerëzit bartin brenda vetes të gjithë universin dhe se rruga më e mirë për të përjetuar misterin e botës është të hysh në vetvete.

- Ky është një mendim i mirë.

- Për shumë romantikë, filozofia, shkencat e natyrës dhe poezia formonin një njësi sipërore. Të rrish në studion tënde duke shkruar poezi të frymëzuara dhe të studiosh jetën e luleve apo përbërjen e gurëve, janë dy anë të së njëjtës monedhë; sepse natyra nuk është një mekanizëm i vdekur, ajo është "shpirti i botës" së gjallë.

- Po të flasësh më tepër, ka rrezik që dhe unë të bëhem romantike.

- Natyralisti i lindur në Norvegji, *Henrik Stefens*, të cilin Bajroni e quante "gjethe dafine e fryrë nga Norvegjia", sepse banonte në Gjermani; shkoi në vitin 1801 në Kopenhagen, për të mbajtur leksione mbi romantizmin gjerman. Ai e karakterizoi lëvizjen romantike me këto fjalë: "Të lodhur nga përpjekjet e përjetshme për të luftuar materien e gjallë, zgjodhëm një rrugë tjetër dhe duam të shpejtojmë në takimin me pafundësinë. Ne hymë në veten tonë dhe krijuam një botë të re...".

- Si ka mundësi që e mban mend fjalë për fjalë?

- Gjëra pa rëndësi, bija ime.

- Vazhdo.

- Shellingu e shikonte natyrën në zhvillim e sipër, nga toka dhe gurët deri në ndërgjegjen njerëzore. Ai përshkroi etapat shumë të ngadalshme, nga natyra e vdekur, deri tek format më të ndërlikuara të jetës. Ishte karakteristikë se, në përgjithësi, romantikët e mendonin natyrën si një organizëm, me fjalë të tjera, si një tërësi që gjithë kohën

zhvillon mundësitë e saj të brendshme. Natyra është si një lule që çel petalet dhe sepalet e veta, ose si një poet nga frymëzimi i të cilit lind një poezi.

- Nuk të kujton Aristotelin kjo?

- Posi. Filozofia natyraliste romantike është ndikuar si nga Aristoteli ashtu dhe nga neoplatonikët. Aristoteli kishte një pikëpamje më organike mbi proceset natyrore, sesa materialistët mekanikë.

- E kuptoj.

- Mendime të njëjta i gjejmë tek pikëpamjet e reja mbi historinë. Ai që pati një rëndësi të veçantë për romantikët ishte historiani i filozofisë Johan Gotfrid *Herder*, që ka jetuar nga viti 1744 deri në vitin 1803. Ai mendonte se rrjedha e historisë karakterizohej nga vazhdimësia, zhvillimi dhe qëllimi. Ne themi se ai kishte një pikëpamje "dinamike"mbi historinë, sepse ai e shikonte atë si një proces. Filozofët iluministë kanë pasur shpesh një pikëpamje "statike" për historinë. Për ta kishte vetëm një arsye universale të plotfuqishme, që në kohë të ndryshme mund të ishte pak a shumë në pozicionin "mbyllur". Herderi tregoi se çdo epokë historike ka vlerën e saj dhe çdo popull ka karakterin dhe "shpirtin" e tij. Problemi është a mund të jetojmë në kushtet e kulturave të tjera.

- Ashtu si duhet ta vësh veten në pozicionin e tjetrit, për ta kuptuar më mirë atë, ashtu duhet edhe t'i përjetojmë kulturat e tjera për t'i kuptuar më mirë.

- Sot kjo duket një gjë e natyrshme, por për romantizmin ishte një përvojë e re. Romantizmi ndihmoi në forcimin e ndjenjës së identitetit tek popujt. Nuk ishte e rastit që lufta jonë për pavarësi mori përmasa më të gjera pikërisht në vitin 1814.

- E kuptoj.

- Për arsye se romantizmi përmban një orientim të ri në shumë fusha, zakonisht dallojmë dy forma romantizmi. Kemi *Romantizmin universal*, që nënkupton romantikët e interesuar për natyrën, shpirtin e botës dhe gjenitë artistikë. Kjo formë romantizmi lulëzoi për herë të parë dhe në mënyrë të veçantë në qytetin Jena, rreth vitit 1800.

- Dhe forma tjetër e romantizmit?

- Është ajo që quhet *romantizmi kombëtar*. Ai lulëzoi pak më vonë dhe në mënyrë të veçantë në qytetin Heidelberg. Këta lloj romantikësh

ishin të interesuar për historinë e popullit, gjuhën e popullit dhe në përgjithësi për kulturën e popullit. Kjo për arsye se edhe populli shihej si organizëm që zhvillon mundësitë e tij të brendshme, pikërisht ashtu si natyra dhe historia.

- Më thuaj se ku jeton, që të them se cili je.

- Mbi të gjitha ajo që i lidhte këto dy aspekte të romantizmit ishte fjala kyç "organizëm". Romantikët e vështronin si popullin, ashtu dhe bimën, si një organizëm të gjallë. Po kështu, edhe një poezi shihej si një organizëm i gjallë. Prandaj nuk kishte ndonjë vijë të thellë ndarëse midis romantizmit universal dhe romantizmit kombëtar. Shpirti i botës ishte po aq i pranishëm tek populli dhe tek kultura e tij, sa dhe tek natyra dhe arti.

- E kuptoj.

- Herderi kishte mbledhur tregime popullore nga shumë vende dhe i botoi nën një titull kuptimplotë "Zëra të Popullit". Po, ai i quante përrallat e popullit, "gjuha e nënës e popullit". Në Heidelberg filluan të mbledhin tregime dhe përralla të popullit. Ndoshta ke dëgjuar për përrallat e vëllezërve *Grimm*?

- Po, "Dëbora e bardhë", "Kësulëkuqja", "Vorba" dhe "Hansi dhe Greta"...

- Dhe shumë e shumë të tjera. Në Norvegji ne kemi *Asbjornsenin* dhe *Moen*, të cilët i ranë vendit kryq e tërthor për të mbledhur "përrallat e vetë popullit". Ishte njëlloj sikur vilje një frut të ëmbël që ishte diktuar papritur se ishte i mirë dhe i ushqyeshëm. Dhe duhej nxituar, pasi fruti tashmë kishte filluar të binte nga pema. *Landstadi* mblodhi tregimet popullore dhe *Ivar Aseni* studionte gjuhën e vetë popullit. Nga mesi i shekullit të kaluar u rizbuluan gjithashtu mitet e vjetra dhe përrallat pagane. Madje, kompozitorë në gjithë Evropën filluan të fusnin tone popullore në kompozimet e tyre. Në këtë mënyrë ata provuan të ndërtojnë një urë midis muzikës popullore dhe muzikës artistike.

- Muzikë artistike?

- Me muzikë artistike kuptojmë muzikën që është kompozuar nga një person i caktuar, për shembull, nga Bethoveni. Muzika popullore nuk është bërë nga një person, por nga vetë populli. Për këtë nuk e dimë me saktësi, se kur janë bërë meloditë e ndryshme popullore. Në të njëjtën mënyrë dallojmë përrallën popullore nga përralla artistike.

- Çfarë kuptojmë me përrallë artistike?

- Ajo është një përrallë e sajuar nga një shkrimtar, për shembull H. C. Andersen. Pikërisht përrallat u kultivuan me pasion të madh nga romantikët. Një nga mjeshtrit, ishte gjermani Hoffmann.

- Kam dëgjuar për "Përrallat e Hoffmann"-it.

- Përrallat ishin vetë ideali letrar i romantikëve, afërsisht siç ishte teatri formë arti në periudhën e Barokut. Kjo i dha poetëve një shtytje të madhe në krijimtarinë e tyre.

- Ai ishte zot në botën e tij të përfytyruar.

- Pikërisht. Tani është momenti i përshtatshëm për të bërë një përmbledhje.

- Je i mirëpritur.

- Filozofët romantikë e kuptonin "shpirtin e botës" si një "unë", që në gjendje pak a shumë ëndërrimtare krijon gjërat në botë. Filozofi *Fichte* thoshte se natyra vjen nga një realitet i përfytyruar sipëror i pavetëdijshëm. Shellingu tha po ashtu se bota është "tek Zoti". Ka gjëra që e vërtetojnë Zotin, tha ai, por në natyrë gjen edhe gjëra që paraqesin të panjohurën tek Zoti, sepse edhe Zoti ka anën e tij të errët.

- Mendimi është sa magjepsës aq edhe i frikshëm. Kjo më kujton Berkelein.

- Në të njëjtën mënyrë shihet edhe lidhja midis poetit dhe krijimtarisë së tij. Aventurat i dhanë mundësi poetit të shfrytëzojë "imagjinatën" e tij "krijuese universale" edhe pse veprimtaria krijuese nuk ishte gjithmonë e ndërgjegjshme. Poeti mund të ndiente se ajo që kishte shkruar, drejtohej nga një forcë e brendshme. Ai praktikisht mund të ishte në gjendje hipnoze kur shkruante.

- Vërtet?

- Por ndodhte që befas ai e prishte iluzionin. Ai mund të ndërhynte në tregim duke iu adresuar lexuesit me komente ironie, kështu që lexuesi, të paktën për momentin, kujtohej që ishte vetëm një aventurë.

- E kuptoj.

- Për më tepër në këtë mënyrë shkrimtari e bënte lexuesin të kujtonte se edhe jeta e tij ishte një aventurë. Këtë formë të prishjes së iluzioneve e quajmë "ironi romantike". Ibseni ynë, për shembull, bën tek "Per Gynti" që një nga personazhet të thotë se "njeriu nuk vdes në aktin e pestë".

- Replika është me të vërtetë zbavitëse, sepse me këtë do të thotë se është vetëm fantazi.

- Deklarata është aq paradoksale sa ne mund ta shënojmë me një kryeradhë.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Jo asgjë, Sofi. Nuk thamë se e dashura e Novalisit quhej Sofi, si ty, dhe vdiq kur ishte pesëmbëdhjetë vjeçe e katër ditë...

- Dhe ti e di mirë që u frikësova.

- Por ti nuk ke pse të frikësohesh se mos pësosh të njëjtin fat si e dashura e Novalisit.

- Pse jo?

- Sepse janë dhe gjithë ata kapituj të tjerë.

- Çfarë po thua?

- Dua të them se ai që lexon historinë e Sofies dhe Albertos e di me siguri se janë ende dhe shumë faqe të tjera për t'u lexuar. Ne kemi arritur deri tek Romantizmi.

- Po më bën të më merren mendtë.

- Në realitet është majori që provon të bëjë Hilden t'i merren mendtë. Nuk të duket punë pa mend kjo, Sofi? Kryeradhë!

Albertua nuk kishte mbaruar së foluri, kur erdhi duke vrapuar nga pylli një djalë. Ai ishte veshur si arab dhe mbante një çallmë në kokë. Në dorë mbante një llambë.

Sofia kapi Alberton fort nga krahu.

- Kush është ky?

Por djali foli vetë i pari:

- Unë quhem Aladin dhe vij nga Libani.

Albertua e vështroi rreptë:

- Dhe çfarë ke aty në llambën tënde?

Djali fërkoi llambën dhe nga llamba doli një re e dendur. Nga reja doli figura e një burri. Ai kishte mjekër të zezë, si Albertua, dhe beretë blu. Duke qëndruar pezull mbi llambë ai tha:

- Më dëgjon mua, Hilde? Jam me të vërtetë vonë me urimet e reja. Tani do të doja vetëm të thosha se edhe Bjerkeli dhe Jugu i Norvegjisë më duken si një përrallë. Do të shihemi pas pak ditësh.

Me kaq figura u kthye përsëri në re, dhe gjithë reja u fut përsëri në

llambë. Djali me turban mori llambën, vrapoi përsëri në pyll dhe u zhduk.

- Kjo... kjo është fare e pabesueshme, - tha Sofia.

- Vogëlsira, bija ime.

- Shpirti foli pikërisht si babai i Hildes.

- Kjo sepse ishte pikërisht shpirti i tij.

- Por...

- Të dy ne dhe gjithçka që ndodhet rreth nesh jeton thellë në mendjen e majorit. Është natë vonë, e shtunë 28 prill. Rreth majorit, që rri zgjuar, flenë të gjithë ushtarët e Kombeve të Bashkuara, dhe ai vetë nuk është larg prej gjumit. Por ai duhet ta mbarojë librin, në mënyrë që t'ia japë Hildes me rastin e pesëmbëdhjetëvjetorit. Prandaj ai duhet të punojë, Sofi, prandaj nuk pushon pothuajse fare i gjori.

- Unë nuk kam më kurajë.

- Kryeradhë!

Sofia dhe Albertua po rrinin ulur duke parë nga sipërfaqja e ujit. Albertua po rrinte si i ngurosur. Pas njëfarë kohe Sofia e tundi nga supi.

- Po ëndërroje?

- Po, ai ndërhyri drejt këtu. Paragrafët e fundit ishin të frymëzuar deri në germën më të vogël. Duhet t'i vijë turp nga vetja. Me këtë ai zbuloi veten dhe doli hapur. Ne tani e dimë se jetojmë në një libër që babai i Hildes do ta dërgojë në shtëpi si dhuratë ditëlindje për Hilden. Më dëgjove se ç'thashë pak më parë? E pra, nuk ishte fare "uni" që e tha këtë.

- Në qoftë se kjo është e vërtetë, unë do të provoj të largohem nga libri dhe do të shkoj në rrugën time.

- Pikërisht ky është plani im i fshehtë, por para se të ndodhë kjo duhet të bëjmë një bisedë me Hilden. Ajo lexon çdo fjalë që themi ne tani. Kur të largohemi prej këtej, do të jetë shumë e vështirë për të pasur përsëri kontakt me të. Pra, le të shfrytëzojmë rastin.

- Çfarë do t'i themi?

- Unë besoj se majorin po e zë gjumi mbi makinën e shkrimit, edhe pse gishtat e tij vazhdojnë të punojnë si në ethe...

- Pikërisht tani ai do të shkruajë gjëra për të cilat do të pendohet, Sofi, dhe ai nuk ka me çfarë ta korrigjojë. Kjo është pjesa e rëndësishme

e planit tim. Askush nuk duhet t'i japë majorit Alberto Knag ndonjë shishe me llak korrekture!

- Nga unë nuk do të marrë asnjë një pikë.

- Tani do ta shtyj vajzën e gjorë të rebelohet kundër të atit. Asaj do t'i vijë zor që përdoret si mjet i lojërave të tij të llastuara me hijet. Sikur ta kishim këtu, do t'ia tregonim vendin.

- Por ai nuk është këtu.

- Ai është këtu me shpirt e mendje, por gjithashtu ai rri i sigurt atje në Liban. Gjithçka rreth nesh është "uni" i majorit.

- Por ai është gjithashtu diçka më tepër se ajo që shikojmë përreth.

- Sepse ne jemi vetëm hije në shpirtin e majorit dhe nuk është e lehtë për një hije të kthehet kundër mjeshtrit të vet, Sofi. Kjo kërkon një strategji të zgjuar dhe kurajoze. Ne kemi mundësi të ndikojmë tek Hilde. Vetëm një engjëll mund të kthehet kundër Zotit.

- Ne mund t'i kërkojmë asaj që të ngërdheshet menjëherë sapo ai të arrijë në shtëpi. Ajo mund t'i thotë që është zuzar, mund t'ia prishë varkën, ose të paktën t'ia thyejë fenerin.

Albertua pohoi me kokë. Pastaj tha:

- Madje ajo mund të ikë prej tij. Është më lehtë për të, sesa për ne. Ajo mund të iki nga shtëpia e majorit dhe të mos duket më atje. Ashtu ta pësojë një major që luan me "imagjinatën" e tij "krijuese universale" në kurrizin tonë.

- Përfytyro majorin që udhëton nëpër botë duke kërkuar Hilden. Por Hilde është zhdukur sepse nuk do që të jetojë me një baba që zbavitet në kurriz të Albertos dhe Sofies.

- Ai zbavitet, po. Kjo është ajo që më bëri të mendoj, se do që të na përdorë si zbavitje ditëlindjeje, por ai duhet të ketë mendjen, Sofi. Po kështu edhe Hilde.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- E ndien veten mirë?

- Vetëm të mos vijnë më xhinde të tjerë.

- Përfytyro sikur gjithçka që ne përjetojmë, zhvillohet në mendjen e një tjetri. Ne *jemi* kjo mendje. Pra ne nuk kemi ndonjë shpirt tonin, ne jemi shpirti i një tjetri. Kështu që ne jemi për një shkak filozofik të mirënjohur. Të dy, Berkelei dhe Shellingu, do të befasoheshin.

- Ashtu?

- Ka mundësi që ky shpirt është babai i Hilde Moller Knag. Ai është në Liban dhe shkruan një libër filozofik për pesëmbëdhjetëvjetorin e së bijës. Kur Hilde u zgjua më 15 qershor, gjeti librin mbi komodinë. Tani ajo, ashtu dhe njerëzit e tjerë, ka mundësi të lexojë për ne. Prej kohësh është bërë aluzion që "dhurata" mund të ndahet me shumë të tjerë.

- Më kujtohet.

- Ajo që them unë tani, lexohet vërtet nga Hilde, përderisa babai i saj në Liban një herë përfytyronte se unë po të thosha ty se ai është në Liban... dhe përfytyronte se unë po të thosha ty se ai është në Liban...

Sofies po i vinte mendja vërdallë. Ajo përpiqej të sillte ndër mend atë që kishte dëgjuar për Berkelein dhe romantikët. Alberto Knoks vazhdoi:

- Por ata nuk duhet të vetëkënaqen me këtë dhe aq më pak të qeshin, sepse mund t'u mbetet e qeshura përgjysmë

- Kush kështu?

- Hilde dhe babai i saj. Nuk po flisnim për ta?

- Po pse nuk duhet të vetëkënaqen?

- Sepse nuk është e pamundur që edhe ata vetë të jenë në vetëdijen e dikujt.

- Si mund të jetë e mundur kjo?

- Kur ishte e mundur për Bjerkelin dhe romantikët, duhet të jetë e mundur edhe për ata. Ndoshta edhe majori mund të jetë hije në një libër ku flitet për të dhe Hilden, natyrisht edhe për ne, përderisa ne jemi një pjesë e jetës së tyre.

- Do të ishte edhe më keq. Ne jemi hije të hijeve.

- Por kjo mund të mendohet edhe ndryshe. Një tjetër shkrimtar ndodhet në një vend krejt tjetër dhe shkruan për një major të Kombeve të Bashkuara që quhet Albert Knag, i cili shkruan një libër për vajzën e tij Hilde. Ky libër bën fjalë për një njeri të quajtur "Alberto Knoks", që papritur filloi t'i dërgojë leksione filozofike Sofie Amundsenit në Klöververjen 3.

- E beson ti këtë?

- Unë them vetëm që është e mundur. Për ne ky shkrimtar duhet të jetë një "Zot i fshehtë", Sofi. Edhe pse çfarë jemi, çfarë themi e çfarë bëjmë dalin prej tij, sepse ne jemi ai; kurrë nuk do të mund të dinim

diçka për të. Na ka futur thellë, në xhepin e tij të brendshëm

Sofia dhe Albertua qëndruan gjatë ulur, pa thënë gjë. Pas pak Sofia e theu heshtjen:

- Në qoftë se gjendet me të vërtetë një shkrimtar i tillë që shkruan historinë e babait të Hildes në Liban, po ashtu ai mund të shkruajë edhe historinë tonë...

- Po?

- ...kështu që mund të mendohet se nuk ka përse të jetë dhe aq i vetëkënaqur.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Ai vërtet rri në ndonjë vend dhe ka thellë në mendjen e tij mua dhe Hilden, mirëpo a nuk mund të mendohet gjithashtu se ai jeton në një mendje tjetër edhe më të lartë?

Albertua qëndronte ulur dhe pohonte me kokë.

- Patjetër, Sofi. Edhe kjo është e mundur dhe në qoftë se është kështu, ai na lejoi ta zhvillonim këtë bisedë filozofike për të na dhënë këtë mundësi. Kështu ai do të ketë dashur të theksojë se edhe ai është një hije e pafuqishme dhe se ky libër, ku jetojnë Hilde dhe Sofia, në të vërtetë është një tekst filozofie.

- Tekst mësimor?

- Sepse të gjitha bisedat, gjithë dialogjet, Sofi...

- Po?

- Janë në realitet një monolog

- Kam përshtypjen se gjithçka është tretur në mendje dhe në shpirt. Jam e gëzuar që ka ende filozofë. Ajo filozofi që filloi me aq krenari me Thalesin, Empedoklesin dhe Demokritin, nuk do të fundoset këtu?!

- Sigurisht që jo. Do të flasim për Hegelin. Ai ishte filozofi i parë që u përpoq të shpëtonte pas Romantizmit.

- Jam shumë kureshtare.

- Ulemi brenda që të mos na shqetësojnë më shpirtrat apo hijet.

- Madje bën dhe pak freskët këtu.

- Kryeradhë!

# HEGELI

### *...e arsyeshme është ajo që është plot jetë...*

Hilde e la dosjen e madhe të binte me zhurmë në dysheme. Ajo qëndroi një copë herë shtrirë, duke parë tavanin. Atje sipër ishte diçka që vinte rrotull.

Vërtet kishte arritur babai ta bënte që t'i sillej mendja vërdallë? Paska qenë një... Si mundi vallë?

Sofia kishte provuar të fliste drejtpërdrejt me të. Ajo i lutej që të ngrihej kundër babait. Kishte arritur t'i jepte një mendim. Një plan...

Sofia dhe Albertua nuk mund të preknin as edhe një qime në kokën e tij. Hilde kishte mundësi. Kështu bëhej e mundur për Sofien që, nëpërmjet saj, t'i afrohej babait.

Ajo ishte në një mendje me Sofien dhe Alberton, se ai kishte shkuar larg në lojën e tij me hijet. Edhe pse kishte krijuar Alberton dhe Sofien, duhet të kishte kufi për këtë demonstrim force, që i lejonte vetes.

Të gjorët Sofie dhe Alberto. Ata ishin po aq të pambrojtur nga imagjinata e majorit, sa dhe ekrani nga projektori.

Sigurisht që Hilde duhet t'i jepte një mësim të mirë, kur të vinte në shtëpi. Ajo filloi të skicojë në mendje konturet e një plani me të vërtetë të mirë.

Hilde vajti tek dritarja. Ora ishte pothuajse dy. Hapi dritaren dhe thirri të ëmën:

- Mama!

E ëma doli jashtë.

- Do të jem aty me sanduiçët për ndonjë orë. Në rregull?
- Mirë.
- Do të lexoj vetëm Hegelin.

Albertua dhe Sofia ishin ulur secili në karrigen e vet, pranë dritares që shikonte nga liqeni i vogël.

- Georg Wilhelm Friedrich Hegel ishte fëmija legjitim i Romantizmit, - filloi Albertua. - Mund të themi se ai u rrit me shpirtin gjerman, që po zhvillohej pak nga pak në atë kohë në Gjermani. Lindi në Stuttgart në vitin 1770 dhe filloi të studionte teologji në Tübingen, në moshën tetëmbëdhjetë vjeç. Prej vitit 1799, ai bashkëpunoi me Shellingun në Jena, gjatë kohës që Lëvizja Romantike ishte në lulëzimin e saj të plotë. Pasi kishte qenë docent në Jena, u bë profesor në Haidelberg, që ishte qëndra e romantikëve gjermanë. Përfundimisht prej vitit 1818 ai ishte profesor në Berlin, pikërisht në kohën kur ky qytet u bë qendra shpirtërore e Gjermanisë. Në nëntor të vitit 1831 vdiq nga kolera, por tashmë "hegelianizmi" ishte përhapur dhe kishte një mbështetje të madhe pothuajse në të gjithë universitetet e Gjermanisë.

- Kështu që ai kishte një ndikim të madh.

- Po, dhe kjo vlen edhe për filozofinë e tij. Hegeli bashkoi dhe zhvilloi pothuajse të gjitha idetë e ndryshme që u kultivuan në mes të romantikëve. Por ai ishte edhe një kritik i mprehtë. Këtu mund të përmendim kritikën që i ka bërë filozofisë së Shellingut.

- Çfarë kritikonte?

- Si Shellingu, ashtu dhe romantikët e tjerë, mendonin se kuptimi më i thellë i jetës ishte në atë që quanin "shpirti i botës". Edhe Hegeli e përdor shprehjen "shpirti i botës, por ai i jep asaj një kuptim të ri. Kur Hegeli flet për "shpirtin e botës", ose "arsyen e botës", ai kupton shumën e të gjitha shfaqjeve njerëzore, sepse vetëm njerëzit kanë "shpirt". Në këtë kuptim, ai flet për progresin e "shpirtit të botës" gjatë gjithë historisë. Nuk duhet të harrojmë se ai flet për jetën e njerëzve, mendimet dhe kulturën e tyre.

- Dhe për këtë ky shpirt ka më pak pamje fantazme dhe nuk rri më duke dremitur si "inteligjencë e përgjumur" nëpër shkëmbinj e drurë.

- Të kujtohet Kanti që fliste për "das Ding an sich"? Duke mos pranuar që njerëzit të kenë njohuri për të fshehtat e brendshme të natyrës, ai pranonte ekzistencën e një lloj "të vërtete" të paarritshme. Hegeli tha se "e vërteta është subjektive". Me këtë ai përjashton ekzistencën e ndonjë "të vërtete" mbi ose jashtë arsyes njerëzore. Të gjitha dijet, janë dije njerëzore, thoshte ai.

- Në njëfarë mënyre, duhej ta sillte filozofinë përsëri në tokë.

- Po, mund ta thuash këtë. Filozofia e Hegelit është aq e gjerë dhe e larmishme, saqë, tani për tani, do të mjaftohemi duke folur për pikat e saj më të rëndësishme. Nuk mund të themi se Hegeli kishte "filozofinë" e tij në kuptimin e plotë të fjalës. Ajo që quajmë filozofi e Hegelit, është kryesisht një *metodë* për të kuptuar progresin e historisë. Prandaj është pothuajse e pamundur të flasësh për Hegelin, pa folur për historinë njerëzore. Filozofia e Hegelit nuk na mëson ndonjë gjë për "natyrën e brendshme të jetës", por ajo mund të na mësojë të mendojmë në mënyrë produktive.

- Dhe kjo ndoshta është shumë e rëndësishme.

- E përbashkët për të gjitha sistemet filozofike përpara Hegelit, ka qenë përpjekja për të vendosur kritere të përjetshme për atë që mund dimë mbi botën. Kjo vlen edhe për Dekartin, Spinozën, Humen dhe Kantin. Secili prej tyre ka provuar të hulumtojë se çfarë ka në themel të njohurive njerëzore dhe të gjithë kanë theksuar se dijet e njerëzve mbi botën, nuk i përkasin vetëm një kohë të caktuar.

- A nuk është kjo detyrë e filozofit?

- Hegeli mendonte se kjo nuk ishte e mundur. Ai mendonte se baza e njohurive njerëzore, ndryshon nga brezi në brez. Prandaj nuk ekzistojnë "të vërtetat e përjetshme". Nuk ekziston arsye pa kohë. E vetmja pikë fikse ku filozofët mund të mbahen është historia vetë.

- Prit pak. Këtu kam nevojë për sqarime. Historia ndryshon vazhdimisht, si ka mundësi të jetë pikë fikse?

- Edhe një lumë është në ndryshim të vazhdueshëm, por kjo nuk do të thotë që nuk mund të flasësh për lumin. Nga ana tjetër nuk mund të pyesësh se në cilën pjesë të luginës është më "origjinal" lumi.

- Jo, sepse lumi është i njëjtë gjatë gjithë rrugës së tij.

- Edhe për Hegelin historia ishte si një lumë i tillë në lëvizje. Çdo lëvizje e vogël e ujit në një pikë të caktuar të lumit, përcaktohet në fakt nga rëniet dhe vorbullat, por vendoset edhe nga gurët dhe gropat që janë në lumë, pikërisht në vendin ku rri duke vështruar lumin.

- Besoj se e kuptoj.

- Edhe historia e mendimeve, ose historia e arsyes, është si një rrjedhë e tillë lumi. Si mendimet që vijnë si rrymë me tradita nga paraardhësit, ashtu dhe kushtet materiale, ndikojnë në mënyrën e të menduarit. Për këtë arsye, nuk mund të kërkosh që një mendim të jetë

gjithmonë i drejtë. Por mendimi mund të jetë i drejtë aty ku qëndron ti.

- Kjo nuk do të thotë se çdo gjë është njëlloj e drejtë apo njëlloj e gabuar.

- Sigurisht që jo, por diçka mund të jetë e drejtë ose e gabuar në marrëdhënie me një kontekst të caktuar historik. Në qoftë se përpiqesh të argumentosh skllavërinë në ditët e sotme, do të bëhesh qesharak. Por skllavërinë nuk e kanë konsideruar qesharake 2500 vjet më parë, edhe pse në atë kohë kishte zëra përparimtarë që kërkonin heqjen e saj. Mund të marrim një shembull edhe më të afërt. Njëqind vjet më parë nuk ishte dhe aq e "paarsyeshme" të digjeshin rajone të pyllëzuara, për të përfituar tokë bujqësore. Sot kjo gjë konsiderohet fare e "paarsyeshme". Ne kemi mendime të tjera, ose më të mira, për vlerësime të tilla.

- Tani e kuptova.

- Edhe për sa i përket reflektimit filozofik, Hegeli thoshte se arsyeja është diçka dinamike, pra një proces dhe "e vërteta" është vetë ky proces. Në të vërtetë, nuk ka kritere që mund të vendosin se çfarë është "më e vërtetë" dhe "më e arsyeshme" jashtë proceseve historike.

- Shembuj, të lutem.

- Nuk mund të marrësh mendime të ndryshme nga Antikiteti, Mesjeta, Rilindja dhe Iluminizmi dhe të thuash se këto janë të drejta dhe këto të gabuara. Po për këtë arsye, nuk mund të thuash se Platoni e kishte gabim, kurse Aristoteli kishte të drejtë. Madje, ti nuk mund të thuash se Hume e kishte gabim, ndërsa Kanti dhe Shellingu kishin të drejtë. Do të ishte një mënyrë të menduari antihistorike.

- Sikur nuk tingëllon mirë.

- Në asnjë mënyrë nuk mund të shkëputësh ndonjë filozof, dhe ndonjë mendim, nga kuadri i tyre historik. Por, dhe këtu kalojmë në një pikë tjetër, për arsye se vazhdimisht vjen diçka e re, arsyeja është "progresive". Kjo do të thotë se njohuritë njerëzore zhvillohen dhe zgjerohen vazhdimisht.

- Dhe për këtë ndoshta filozofia e Kantit është më e drejtë se ajo e Platonit.

- Po, "shpiri i botës" është zhvilluar dhe zgjeruar nga Platoni deri te Kanti. Kjo është një gjë e mirë. Po të kthehemi tek lumi, do të shohim se ka më tepër ujë në të. Në të vërtetë, kanë kaluar mbi dy mijë vjet.

Vetëm se Kanti nuk duhet të mendojë se "të vërtetat" e tij do të mbeten anëve të lumit, si gurë të palëvizshëm. Edhe mendimet e Kantit përpunohen më tej, gjithashtu "arsyeja" e tij bëhet objekt i kritikës së brezave të ardhshëm. Gjë që po ndodh sot.

- Lumi për të cilin po flasim...

- Po?

- Ku derdhet?

- Hegeli thotë se "shpirti i botës"zhvillohet në vetvete drejt një vetëdije të madhe të vazhdueshme. Ndodh si me lumin që zgjerohet e zgjerohet, sa më tepër i afrohet detit. Sipas Hegelit historia trajton "shpirtin e botës", që zgjohet gradualisht në vetëdijen e tij. Edhe pse bota ka ekzistuar gjithmonë, nëpërmjet kulturës njerëzore dhe zhvillimit njerëzor, shpirti i botës bëhet shumë e më shumë i vetëdijshëm në veçoritë e tij.

- Si mund të jetë kaq i sigurt për këtë?

- Ai e cilëson këtë si realitet historik. Kjo nuk është ndonjë profeci. Cilido që studion historinë, e shikon se njerëzimi ka bërë vazhdimisht përparime të mëdha në fushën e "njohjes" dhe të "zhvillimit". Sipas Hegelit, studimi i historisë tregon një përparim të madh të njerëzimit, në drejtim të një gjykimi më racional dhe të një lirie më të madhe. Me gjithë lëvizjet zigzage, zhvillimi i historisë ecën vërtet "përpara". Ne themi se historia është "vetëtejkaluese", ose "e drejtuar nga qëllimi".

- Prandaj zhvillohet. Është mjaft e qartë.

- Po, historia është një varg i gjatë reflektimesh. Hegeli tregon disa rregulla të caktuara të vlefshme për këtë varg reflektimesh. Cilido që studion thellë historinë, vëren se një mendim shtrohet mbi bazën e disa mendimeve të tjera të shtruara më parë. Mirëpo sapo parashtrohet një mendim, kundërshtohet nga një mendim tjetër i ri. Në këtë mënyrë krijohet një tension midis dy mënyrash të menduari. Ky tension neutralizohet nga dalja i një mendimi të tretë, i cili ruan më të mirën e të dy këndvështrimeve. Këtë Hegeli e quan zhvillim *dialektik*.

- Ke ndonjë shembull?

- Të kujtohen parasokratikët që diskutonin problemin e lëndës dhe ndryshimeve?

- Pak a shumë.

- Eleatët pohonin se çdo lloj ndryshimi është në të vërtetë i

pamundur. Ata ishin të shtrënguar të mohonin çdo ndryshim, edhe pse këto ndryshime ata i regjistronin nëpërmjet shqisave. Eleatët kishin parashtruar një postulat dhe këtë këndvështrim Hegeli e quan *qëndrim*.

- Po?

- Por sa herë që parashtrohet një postulat i mprehtë si ky, do të shfaqet një postulat i kundërt me të. Këtë Hegeli e quan *mohim*. Mohimi i filozofisë së eleatëve ishte Herakliti, që tha se "gjithçka lëviz". Tani kemi një tension midis dy mënyrash të menduari diametralisht të kundërta. Ky tension u neutralizua nga Empedoklesi, i cili tha se që të dy palët kishin pak të drejtë dhe pak gabim.

- Po më kujtohet.

- Eleatët kishin të drejtë, kur thoshin se asgjë nuk ndryshon në të vërtetë, por nuk kishin të drejtë kur nuk besonin tek shqisat. Herakliti kishte të drejtë kur thoshte se duhet t'u besojmë shqisave, por nuk kishte të drejtë kur thoshte se *gjithçka* lëviz.

- Sepse ka më tepër se një lëndë bazë. Ishte vetëm raporti që ndryshonte dhe jo vetë lënda.

- Pikërisht. Pikëpamjen e Empedoklesit, që zbut dy pikëpamjet e kundërta, Hegeli e quante *mohim të mohimit*.

- Çfarë fjale!

- Ai gjithashtu këto tre faza të njohurive i quan "tezë", "antitezë" dhe "sintezë". Për shembull, mund të themi se racionalizmi i Dekartit ishte një *tezë*, që u kundërshtua nga *antiteza* empirike e Humes. Por kjo kontradiktë, vetë tensioni midis këtyre dy mënyrave të ndryshme të të menduarit, u neutralizua nga *sinteza* e Kantit. Kanti u dha racionalistëve të drejtë për diçka dhe empiristëve të drejtë për diçka tjetër. Ai tha gjithashtu, se të dy palët kishin gabime në pika të rëndësishme. Por puna nuk mbaron këtu. Vetë "sinteza" e Kantit, u bë pika e nisjes për një hallkë tjetër në vargun e reflektimeve, ose "triada". Sepse edhe vetë "sinteza" u kundërshtua nga një "antitezë" e re.

- Kjo është shumë teorike.

- Po, kjo është teori. Hegeli nuk mendonte që me anën e saj, të impononte ndonjë skemë për historinë. Ai mendonte se mund të lexonte një model të tillë dialektik jashtë vetë historisë. Kështu ai thoshte se kishte zbuluar ligje të caktuara për zhvillimin e arsyes, ose për progresin e "shpirtit të botës" në histori.

- E kuptoj.

- Dialektika e Hegelit nuk gjen zbatim vetëm në histori. Edhe kur diskutojmë diçka, mendojmë në mënyrë dialektike. Ne përpiqemi të zbulojmë mangësi në një argument. Këtë Hegeli e quan "mendim negativ". Por kur gjejmë mangësi në një argument, ruajmë anën më të mirë të tij.

- Për shembull...

- Kur një socialist dhe një konservator ulen për të zgjidhur një problem shoqëror, shfaqet menjëherë një tension midis dy mënyrave të të menduarit. Kjo nuk do të thotë se njëri ka plotësisht të drejtë dhe tjetri është krejtësisht gabim. Faktikisht, që të dy kanë pak të drejtë dhe që të dy kanë pak gabim. Pak nga pak, në diskutim e sipër, arrihet në kristalizimin e argumenteve më të mira të të dy palëve.

- Po, fatmirësisht.

- Kur ndodhemi në mes të një diskutimi të tillë, nuk është gjithmonë e lehtë të konstatosh se çfarë është më e arsyeshme. Në njëfarë mënyre, i takon historisë ta gjykojë se çfarë është e drejtë dhe çfarë është gabim. Ajo që është "e arsyeshme", është "plot jetë".

- Ajo që vazhdon të jetojë, është e drejtë.

- Ose e kundërta, ajo që është e drejtë, vazhdon të jetojë.

- Nuk ke ndonjë shembull, sa të më fusësh pakëz brenda?

- Këtu e njëqind e pesëdhjetë vjet të shkuara kishte shumë njerëz që luftonin për barazinë e gruas me burrin. Shumë të tjerë e kundërshtuan me të gjithë forcën këtë gjë. Kur lexojmë sot argumentet e të dy palëve, nuk është shumë e vështirë të thuash se kush kishte më shumë argumente "të arsyeshme". Nuk duhet harruar që ne jemi "të mençur pas kohe". Është e qartë se ata që luftuan për barazinë, kishin të drejtë. Shumë të tjerë do të turpëroheshin, po të lexonin çfarë ka thënë stërgjyshi i tyre për problemin.

- Po, kështu mendoj edhe unë. Po Hegeli çfarë mendonte?

- Për barazinë e gruas me burrin?

- Nuk po flisnim për këtë?

- Do të dëgjosh një citat?

- Me kënaqësi!

- "Ndryshimi midis burrit dhe gruas është si ndryshimi midis kafshës dhe bimës", ka shkruar ai. "Kafsha i korrespondon më shumë karakterit

të burrit, ndërsa bima më shumë gruas, sepse zhvillimi i saj kalon më tepër nëpërmjet një lulëzimi të qetë, që ka si princip një unitet të papërcaktuar ndjenjash. Gruaja në pushtet është një rrezik për shtetin, sepse ajo vepron jo sipas kërkesave universale, por sipas predispozitave të rastit dhe opinionit. Gratë janë edukuar - nuk dihet sesi - të thithin ide më tepër nëpërmjet jetës, se sa nga përfitimi i njohurive. Burri përkundrazi e arrin objektivin vetëm me tension mendimesh dhe nëpërmjet përpjekjesh të mëdha teknike."

- Faleminderit, kaq mjafton! Nuk dua të dëgjoj citate të tjera si këto.

- Por citati ishte një shembull i vogël, për të kuptuar se ajo që është "e natyrshme", është në ndryshim të vazhdueshëm. Ai tregon se Hegeli ishte pjellë e kohës së tij. Ashtu jemi edhe ne. Pikëpamjet tona "të natyrshme" sot nuk do të mund t'i rezistojnë provës së historisë.

- Ke ndonjë shembull?

- Jo, këtu nuk kam ndonjë shembull.

- Përse?

- Sepse do të kisha prekur diçka që aktualisht po pëson një ndryshim. Për shembull, nuk mund të them se është budallallëk të ngasësh makinë, për arsye se ndot natyrën. Ndërkohë, ka shumë njerëz që mendojnë si unë. Vërtet që nuk është një shembull i mirë, por historia do të na tregojë se shumë nga ato që përjetojmë sot si të natyrshme, nuk do t'i rezistojnë gjykimit të historisë.

-E kuptoj.

- Për më tepër kemi edhe diçka tjetër: Pikërisht nga parullat e ndryshme që hidheshin në kohën e Hegelit për gratë, filloi lëvizja për barazinë e gruas me burrin.

- Si është e mundur?

- Ata parashtruan një "tezë" ose një "qëndrim". Arsyeja, që u nevojitej një tezë e tillë, ishte se gratë kishin filluar të ngrinin krye. Nuk ishte nevoja të kishe një mendim për diçka që të gjithë ishin në një mendje. Sa më shumë flitej për pabarazinë e gruas, aq më fuqishëm shprehej "mohimi".

- Besoj se e kuptoj.

- E mira e të mirave është të kesh kundërshtarë energjikë. Sa më ekstremistë bëhen kundërshtarët, aq më e madhe bëhet

kundërpërgjigjja. Është si thënia: "Lëshoi ujë mullirit".

- Unë po ndiej të paktën se mulliri im filloi të punojë energjikisht pikërisht tani.

- Duke folur me një logjikë të qartë filozofi, themi se do të ketë shpesh një tension dialektik midis dy koncepteve të kundërta.

- Shembuj, të lutem.

- Në qoftë se reflektoj ndaj konceptit "jam", jam i detyruar të paraqes edhe konceptin e kundërt, domethënë "nuk jam". Ti nuk mund të reflektosh për ekzistencën tënde, pa menduar momentin tjetër se nuk mund të jesh përgjithmonë. Tensioni midis "jam" dhe "nuk jam" në këtë rast neutralizohet nga koncepti "bëhet". Sepse që diçka të bëhet, do të thotë, në njëfarë mënyre, është dhe nuk është.

- E kuptoj.

- Arsyeja e Hegelit është një *arsye dinamike*. Meqenëse realiteti karakterizohet nga të kundërtat, duhet që edhe një përshkrim i realitetit të jetë me shumë të kundërta. Një shembull: Thonë se fizikani atomist danez *Nils Bohr* mbante një patkua kali mbërthyer në portën e tij.

- Që do të thotë fat.

- Por është vetëm bestytni dhe Nils Bohri nuk ishte në të vërtetë supersticioz. Një herë i vajti për vizitë një mik, i cili duke folur për patkuan, i tha: "Ti me siguri nuk i beson gjëra të tilla". "Jo", iu përgjigj Bohri, "por kam dëgjuar se megjithatë funksionon".

- Argëtuese.

- Por përgjigjja është krejtësisht dialektike, ndonjë mund të thotë vetëkontradiktore. Nils Bohri, ashtu si poeti ynë *Vinje*, ishte i njohur për të folurën e tij me dy kuptime. Ai tha njëherë: "Ka dy lloj të vërtetash. Janë të vërtetat e sipërfaqshme, e kundërta e të cilave duket qartë se është gabim. Janë edhe të vërtetat e thella, e kundërta e të cilave është po aq e drejtë."

- Çfarë lloj të vërtetash do të kishin qenë ato?

- Në qoftë se them, për shembull, se jeta është e shkurtër...

- Jam në një mendje.

- Por mund të kthehem në anën tjetër, të hap krahët dhe të them që jeta është e gjatë.

- Ke të drejtë. Në njëfarë mënyre edhe kjo është e vërtetë.

- Më në fund do të dëgjosh një shembull se si një tension dialektik

mund të shkaktojë një veprim pa dashje, që të shpie në një ndryshim të befasishëm.

- Vazhdo.

- Mendo një vajzë që i thotë gjithmonë të ëmës: "po, mama", "si urdhëron mama", "si të duash ti mama", "po, do të shkoj ta bëj menjëherë këtë, mama".

- Po më ftohet kurrizi.

- Pak nga pak e ëma fillon të nxehet nga kjo sjellje e të bijës. Më në fund i thërret: "Mos m'u përgjigj më kështu!" Dhe vajza i përgjigjet: "Jo, si urdhëron, mama".

- Unë do t'i kisha tërhequr veshin.

- Në rregull. Çfarë do të kishe bërë në qoftë se ajo do të përgjigjej: "Po, unë dua të jem një vajzë e sjellshme".

- Do të ishte një përgjigje me mend. Mund t'ia kisha tërhequr veshin, megjithatë.

- Me fjalë të tjera, situata mbetet e pandryshuar. Tensioni dialektik arrin në një fazë kritike dhe tani *duhet* të ndodhë një ndryshim.

- Ke parasysh tërheqjen e veshit?

- Aspektin final të filozofisë së Hegelit do ta përmendim këtu.

- Po të dëgjoj.

- Të kujtohet se kemi thënë që romantikët ishin individualistë.

- "Rruga misterioze kalon nga vetja".

- Pikërisht ky individualizëm takon "mohimin" e tij, ose të kundërtën në filozofinë e Hegelit. Ai i kushtonte rëndësi asaj që e quante fuqi "objektive". Me këtë ai kuptonte familjen dhe shtetin. Ti mund të thuash se ai tregohej skeptik ndaj individit të thjeshtë. Ai mendonte se individi ishte një pjesë organike e shoqërisë. Arsyeja ose "shpirti i botës" ishte diçka që, në radhë të parë, doli në dukje nga bashkëveprimi midis njerëzve.

- Më sqaro.

- Arsyeja, mbi të gjitha, manifestohet nëpërmjet gjuhës, dhe gjuha është diçka në të cilën kemi lindur. Gjuha norvegjeze bën pa Mr. Hansenin, por Mr. Hanseni nuk bën dot pa gjuhën norvegjeze. Pra nuk është individi i thjeshtë ai që bën gjuhën, por është gjuha ajo që e bën individin e thjeshtë.

- Po, kjo mund të thuhet.

- Në të njëjtën mënyrë që individi lind brenda një gjuhe, lind edhe brenda kushteve të tij historike. Asnjë nuk ka ndonjë raport "të lirë" me këto kushte. Ai që nuk e gjen vendin e tij në shtet, është për këtë person johistorik. Ky mendim, nëse të kujtohet, ishte i rëndësishëm edhe për filozofët e mëdhenj të Athinës. Ashtu si nuk mund të mendohet një shtet pa shtetasit e tij, ashtu nuk mund të mendohen shtetas pa shtetin e tyre.

- E kuptoj.

- Sipas Hegelit, shteti është diçka më shumë se një qytetar i thjeshtë. Mbi të gjitha, është diçka më shumë se të gjithë qytetarët e tij. Sipas Hegelit, është e pamundur ta "paraqitësh veten jashtë shoqërisë", dhe sikur të mbledhësh supet dhe të kërkosh të jetosh më vete, për "të gjetur vetë shpirtin", bëhesh qesharak.

- Nuk e di a jam krejtësisht në një mendje, megjithatë dakord.

- Sipas Hegelit, nuk është individi që "gjen vetë shpirtin", por "shpirti i botës".

- Gjendet shpirti i botës?

- Hegeli tha se "shpirti i botës" kthehet në veten e tij në tri faza. Me këtë kupton që ai bëhet i ndërgjegjshëm në veten e tij, në tri faza.

- Të cilat janë.

- Në fillim, "shpirti i botës" bëhet i vetëdijshëm në vetvete, tek individi. Këtë Hegeli e quan *arsye subjektive*. "Shpirti i botës" arrin një shkallë më të lartë në familje, në shoqëri dhe në shtet dhe këtë Hegeli e quan *arsye objektive*, sepse shfaqet në bashkëveprim midis njerëzve. Por kemi edhe shkallën e tretë...

- Jam kureshtare.

- Formën më të lartë të vetënjohjes "shpirti i botës" e arrin tek *arsyeja absolute*. Dhe "arsye absolute" janë arti, feja dhe filozofia. Nga këto, filozofia është forma më e lartë e arsyes, sepse filozofia reflekton "shpirtin e botës" në aktivitetin e tij historik. Filozofia është e para ku "shpirti i botës" takon veten e tij. Ndoshta mund të thuash se filozofia është "pasqyrë" e "shpirtit të botës".

- Kjo është kaq mistike, saqë mua më duhet pak kohë për ta tretur, por më pëlqen ajo që the në fund.

- Unë thashë se filozofia është pasqyra e shpirtit të botës.

- Ishte e bukur. Mendon se ka të bëjë me pasqyrën e madhe.

- Po, meqenëse pyete.

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Them se pasqyra e madhe ka një kuptim të veçantë, përderisa vazhdon të dalë në skenë.

- Me siguri që ti e di se çfarë kuptimi ka kjo.

- Jo, jo. Unë thashë vetëm se pasqyra nuk do të vazhdonte të dilte kaq shpesh, në qoftë se nuk do të kishte ndonjë kuptim të veçantë për Hilden dhe babanë e saj. Se çfarë kuptimi ka, mund të përgjigjet vetëm Hilde.

- Mos ishte kjo ironi romantike?

- Një pyetje pa shpresë, Sofi.

- Pse kështu?

- Sepse ne nuk merremi me këto gjëra. Ne jemi vetëm viktima të pambrojtura të kësaj ironie. Në qoftë se një fëmijë vizaton diçka në një letër, nuk mund të pyesësh letrën se çfarë paraqet vizatimi.

- Po më bën të më shkojnë mornica.

## KIRKEGARDI

***...Evropa është në rrugën e falimentimit...***

Hilde pa orën. Kishte kaluar katër. E la dosjen mbi tavolinë dhe zbriti poshtë në kuzhinë. Duhet të shkonte tek kapanoni me drekën e përgatitur, përpara se e ëma të lodhej duke pritur. Në rrugë e sipër i hodhi një sy vetëtimthi pasqyrës së madhe.

Me të shpejtë vuri ujë për çajin dhe përgatiti disa feta bukë për t'u thekur.

Po. Do t'i punonte babait një lojë. Hilde e ndiente veten gjithnjë e më shumë aleate me Sofien dhe Alberton. Lojën do ta fillonte në Kopenhagen...

Pas pak ajo u gjend tek kapanoni me një tabaka të madhe në dorë.

- Ja ku erdhi ushqimi i mëngjesit, mama.

E ëma mbante një copë letër zmerile në dorë. Ajo largoi flokët nga fytyra, ku kishin mbetur disa kokrriza rëre.

- Tani është koha e drekës.

U ulën të dyja dhe filluan të hanë.

- Kur vjen babai? - pyeti Hilde.

- Të shtunën, ti e di këtë.

- Po, kur? Në fillim sikur do të shkonte në Kopenhagen?

- Po...

E ëma kafshoi një copë nga sanduiçi i saj.

- ...ai do të arrijë në aeroportin e Kopenhagenit, në Kastrup, rreth orës pesë. Avioni për në Kristiansand niset më tetë pa një çerek. Besoj se ulet në aeroportin e Kristiansandit, Kjevik, më nëntë e gjysmë.

- Kështu që ai do të rrijë disa orë në Kastrup...

- Përse pyet?

- Asgjë... vetëm doja të dija rrugën që do të bëjë.

Ato po hanin. Kur Hilde mendoi se kishte kaluar njëfarë kohe,

pyeti përsëri:

- Ke dëgjuar ndonjë të re nga Anne dhe Ole këto kohët e fundit?

- Marrin në telefon herë pas here. Do të vijnë për pushime në shtëpi, në korrik.

- Jo më përpara?

- Nuk besoj.

- Kështu që janë në Kopenhagen këtë javë...

- Si e ke punën Hilde?

- Asgjë, vetëm për t'u gjendur në bisedë.

- Por e ke përmendur Kopenhagenin dy herë.

- E kam bërë këtë?

- Ne ishim në një mendje për etapat ndërmjetëse të udhëtimit...

- Kjo ishte arsyeja që papritur u kujtova për Anën dhe Olen.

Më të mbaruar së ngrëni, Hilde i mblodhi pjatat dhe filxhanët në tabaka.

- Dua të shkoj të lexoj përsëri, mama.

- E po, shko...

Mos kishte ndonjë shenjë qortimi kjo përgjigje? Ato e kishin bërë me fjalë që varkën do ta pastronin të dyja, para se babai të kthehej në shtëpi.

- Babai, në njëfarë mënyre, më bëri t'i premtoj që, kur të kthehet, unë ta kem mbaruar librin së lexuari.

- Pikërisht kjo është pak pa mend. Jo vetëm që ndodhet larg, por përpiqet edhe të drejtojë punët e shtëpisë që andej.

- Sikur ta dije sa njerëz drejton ai, - tha Hilde në mënyrë misterioze. - Nuk mund ta marrësh me mend, se sa kënaqet ai nga kjo gjë.

Ajo u kthye në dhomën e saj dhe filloi të lexojë përsëri.

Befas, Sofia dëgjoi derën që trokiti. Albertua e pa rreptë:

- Mos u shqetëso.

Trokitja u bë më e fortë.

- Do të flas për një filozof danez, që ishte shumë i revoltuar nga filozofia e Hegelit, - tha Albertua.

Tani e trokitura u bë aq e fortë, saqë dridhej e gjithë dera.

- Natyrisht majori ka dërguar ndonjë person tjetër fantastik, për të

parë a mund të biem në grackë, - vazhdoi Albertua. - Këto gjëra nuk i kushtojnë asgjë.

- Por, po nuk e hapëm derën, që të shikojmë se kush është, nuk i kushton gjë ta hedhë gjithë shtëpinë në tokë.

- Ndoshta ke të drejtë. Do të bëjmë mirë ta hapim derën.

Vajtën tek dera. Nga trokitjet e fuqishme, Sofia priste të shihte ndonjë njeri të madh e të fortë. Mirëpo tek shkallët qëndronte një vajzë e vogël me fustan veror, me lule dhe flokë të gjatë e të shndritshëm. Në dorë mbante dy shishe të vogla. Njëra ishte e kuqe dhe tjetra blu.

- Përshëndetje, - i tha Sofia. - Kush je ti?

- Unë quhem Liza, - tha vajza, që përshëndeti pak me turp, duke thyer gjunjët.

- E mora me mend, - tha Albertua. - Kjo është Liza në Botën e Çudirave.

- Si e ka gjetur rrugën deri këtu?

Liza u përgjigj vetë:

- Bota e Çudirave është një botë pa kufi. Kjo do të thotë se Bota e Çudirave është kudo, pothuaj, njëlloj si Kombet e Bashkuara. Për këtë vendi ynë duhet të bëhet anëtar nderi i Organizatës së Kombeve të Bashkuara. Ne duhet të kemi përfaqësues në të gjithë komitetet, sepse edhe OKB-ja vjen nga bota njerëzore e çudirave.

- E po, dhe ky majori, - foli Abertua nëpër dhëmbë.

- Pse ke ardhur këtu? - e pyeti Sofia.

- Unë duhet t'i jap Sofies këto shishe filozofike.

Ajo ia zgjati shishet Sofies. Të dyja ishin prej qelqi të bardhë, por njëra kishte lëng të kuq dhe tjetra lëng blu. Mbi shishen e kuqe shkruhej "PIMË MUA", ndërsa mbi shishen blu shkruhej "PIMË MUA GJITHASHTU".

Më pas, tek shtëpiza erdhi duke vrapuar një lepur i bardhë. Ai ecte me dy këmbët e pasme dhe ishte i veshur me jelek dhe xhaketë. Para shtëpizës qëndroi, nxori një orë xhepi, e pa dhe tha:

- Jo,jo, ja ku erdha me vonesë.

Dhe filloi të vrapojë përsëri. Liza përkuli pak gjunjët dhe filloi të vrapojë pas tij, duke thënë:

- Tani, filloi përsëri.

- Përshëndeti Dinan dhe mbretëreshën, - i thirri Sofia nga pas.

Albertua dhe Sofia po rrinin tek shkallët, duke parë me kujdes shishet.

- PIMË MUA dhe PIMË MUA GJITHASHTU, - lexoi Sofia. - Nuk kam guxim, ndoshta është helm.

Albertua ngriti supet.

- Kjo vjen nga majori dhe gjithçka vjen nga majori është produkt i mendjes së majorit. Prandaj është vetëm shurup mendimesh.

Sofia hapi tapën e shishes së kuqe dhe e afroi me kujdes tek goja. Shurupi ishte i ëmbël dhe i veçantë, por nuk ishte vetëm kjo, njëkohësisht filloi të ndodhë diçka me gjithçka përreth saj.

Dukej sikur uji, pylli dhe shtëpiza u përzien dhe u bënë një person dhe ky person ishte Sofia vetë. Ajo hodhi një sy nga Albertua, por tani dukej sikur edhe ai ishte një pjesë e shpirtit të saj.

- Është shumë e çuditshme, - tha ajo. - Çdo gjë është si më parë, por tani duket sikur të gjitha janë bërë një. Unë ndiej që gjithçka është një mendim.

- Albertua tundi kokën, por dukej sikur ishte Sofia, që i tundte kokën vetes së saj.

- Është panteizmi ose idealizmi, - tha ai. - Është shpirti i botës i Romantizmit. Ata përjetonin gjithçka si një "unë" të madh. Është gjithashtu Hegeli, që ishte kritik ndaj individit dhe shikonte gjithçka si shprehje të së vetmes arsye botërore.

- Të pi edhe nga tjetra?

- Kështu shkruhet edhe në shishe.

Sofia hapi tapën e shishes blu dhe piu prej saj. Lëngu kishte një shije të freskët dhe të athët. Edhe tani ndodhi një ndryshim i madh me gjithçka përreth saj.

Në sekondë pasojat e shishes së kuqe u zhdukën dhe gjërat u kthyen në vendin e tyre përsëri. Albertua u bë Alberto, drurët e pyllit u kthyen në vendin e tyre dhe uji ishte si më parë, një liqen i vogël.

Mirëpo kjo zgjati vetëm një sekondë, sepse gjërat që shikonte tani filluan të rrëshqasin nga njëra-tjetra. Pylli, nuk ishte më pyll dhe druri më i vogël dukej tani si një botë më vete. Copëza më e vogël, dukej tani si një gjë magjepsëse, për të cilën mund të tregoheshin mijëra përralla.

Liqeni i vogël u bë një oqean i pamatë, jo në thellësi dhe gjerësi, por në detaje vezulluese dhe gjarpërime dinake. Sofia e kuptoi se do të kishte shpenzuar një jetë të tërë për të vështruar këtë ujë, dhe kur jeta të merrte fund, uji do të kthehej në një mister të padepërtueshëm.

Ajo hodhi shikimin mbi një kurorë pemësh. Tre harabela të vegjël luanin një lojë interesante. Sofia, në njëfarë mënyre, i kishte parë tre harabelat në të njëjtin dru edhe kur kishte pirë nga shishja e kuqe, por nuk i kishte parë shumë qartë. Shishja e kuqe i kishte fshirë të gjitha kontrastet dhe ndryshimet individuale.

Sofia kërceu nga shkalla e madhe prej guri ku po rrinin dhe u përkul mbi bar. Ajo zbuloi një botë të re, njëlloj si një njeri që zhytet thellë në ujë dhe hap sytë për herë të parë. Aty poshtë në tokë midis barërave, shkarpave, rrënjëve kishte një mizëri qeniesh të gjalla. Sofia pa një merimangë duke ecur nëpër tokë e sigurt dhe e vendosur... një insekt të vockël në një fije bari... dhe një ushtri të tërë milingonash të vogla që bënin punë kolektive, ku çdo milingonë i lëvizte këmbët sipas mënyrës së vet.

Megjithatë, çudia më e madhe ishte kur ngriti kokën dhe vështroi përsëri Alberton, që vazhdonte të rrinte tek shkallët para hyrjes. Tek Albertua, në atë çast ajo pa një person të çuditshëm, sikur vinte nga një planet tjetër, ose një figurë përrallash që vinte nga një përrallë tjetër. Njëkohësisht, ndjeu se ajo vetë ishte, në njëfarë mënyre, një person unik. Ajo nuk ishte vetëm njeri, nuk ishte vetëm një vajzë pesëmbëdhjetëvjeçare. Ajo ishte Sofie Amundsen dhe vetëm Sofie Amundsen.

- Çfarë po shikon? - e pyeti Albertua.

- Po të shikoj ty që dukesh si njëfarë klouni.

- Vërtet?

- Besoj se asnjëherë nuk do ta kuptoj tjetërsimin. Nuk ka në botë dy njerëz njëlloj.

- Po drurët?

- Nuk duken më të njëjtë. Duket si një univers përrallash të çuditshme.

- Këtu e kisha fjalën. Shishja blu është individualizmi. Është reagimi i Soren Kierkegaard-it ndaj idealizmit të romantikëve. Ishte edhe një danez tjetër që jetonte në të njëjtën kohë me Kirkegardin. E kam fjalën

për shkrimtarin e përrallave H.C. Andersen, i cili e vështronte po kaq mprehtë pasurinë e pabesueshme të natyrës në hollësi. Një filozof tjetër që ka thënë të njetën gjë, më shumë se njëqind vjet përpara, ishte gjermani Leibnic. Ai ka reaguar ndaj filozofisë individualiste të Spinozës, njëlloj siç reagon Kirkegardi ndaj Hegelit.

- Unë të dëgjoj se çfarë thua, por më dukesh kaq i çuditshëm, saqë më vjen për të qeshur.

- E kuptoj. Duhet të pish pakëz nga shishja e kuqe përsëri. Pastaj ulemi tek shkallët. Duhet të flasim pak për Kirkegardin, para se ta mbyllim për sot.

Sofia u ul tek shkallët afër Albertos. Ajo piu pak nga shishja e kuqe dhe gjërat filluan të lëviznin përsëri, madje lëvizën ca si shpejt, sepse Sofia filloi të ndiejë se asnjë ndryshim nuk kishte kuptim. Kështu që iu desh përsëri të fuste pakëz gjuhën tek gryka e shishes blu, që bota të kthehej përsëri në gjendjen që ishte para se të vinte Liza me dy shishet.

- Por kush është e *vërtetë*? - pyeti ajo. Është shishja e kuqe apo shishja blu, ajo që të jep pamjen e vërtetë?

- Të dyja, Sofi. Nuk mund të themi që romantikët e kishin gabim, kur thoshin se ka vetëm një realitet. Ndoshta ata ishin pak të njëanshëm.

- Po shishja blu?

- Besoj se Kirkegardi ka pirë pak si shumë prej saj. Sidoqoftë, ai kishte një vështrim të mprehtë për domethënien e individit. Ne nuk jemi gjë tjetër veçse "pjella të kohës sonë". Prandaj secili nga ne është një idivid unik, që jeton vetëm një herë.

- Dhe për këtë Hegeli nuk ishte shqetësuar seriozisht ndonjëherë.

- Jo. Ai ishte më i interesuar për linjat e mëdha të historisë. Pikërisht kjo e revoltonte Kirkegardin. Ai mendonte se si filozofia idealiste e romantikëve, ashtu dhe "historizmi" i Hegelit, kishin mbytur përgjegjësinë e individit për jetën e tij. Prandaj për Kirkegardin, Hegeli nuk ishte më i mirë se romantikët.

- E kuptoj pse ishte i revoltuar.

- Soren Kirkegardi ka lindur në vitin 1813, dhe u edukua në mënyrë të rreptë nga i ati. Nga i ati trashëgoi edhe njëfarë melankolie fetare.

- Sikur të vret veshin kjo.

- Pikërisht melankolia e bëri të prishte një fejesë, që nuk u pa me

sy të mirë nga borgjezia e Kopenhagenit. Kështu që shpejt u bë një person blasfemik dhe i papranueshëm në shoqëri. Pak nga pak ai u ftoh nga shoqëria dhe dalngadalë u bë, siç e quan Ibseni, "armik i popullit".

- Për arsye të një prishje fejese?

- Jo vetëm për këtë. Nga fundi i jetës, ai u bë në mënyrë të veçantë agresiv me kritikën ndaj kulturës. "E gjithë Evropa është në rrugën e falimentimit", tha ai. Ai mendonte se jetonte në një kohë pa vuajtje dhe angazhime. Në mënyrë të veçantë, reagonte ndaj problemeve brenda kishës dhe ishte i pamëshirshëm në kritikën ndaj asaj që quhet "e diela kristiane".

- Në ditët tona quhet "konfirmim". Shumica konfirmohen vetëm për arsye të dhuratave të shumta që marrin.

- Po, ashtu është. Për Kirkegardin kristianizmi ishte kaq bombastik dhe kaq irracional, saqë po bëhej një "...as kështu, as ashtu...". Ai nuk duronte të ishe "pak" apo "deri në njëfarë mase" i krishterë. U ngrit, apo nuk u ngrit Jezusi në qiell, ditën e parë të Pashkës? Apo, në qoftë se u ngjall me të vërtetë dhe në qoftë se me të vërtetë vdiq për mëkatet tona, atëherë kjo është kaq tronditëse, saqë duhet të përshkojë të gjitha poret e jetës sonë.

- E kuptoj.

- Por Kirkegardi vuri re se si kisha, ashtu dhe njerëzit në shumicën e rasteve kishin një marrëdhënie prozaike me problemet fetare. Për vetë Kirkegardin feja dhe arsyeja ishin si uji me zjarrin. Nuk mjafton vetëm të besosh se kristianizmi është "i vërtetë". Besimi kristian është të ecësh në gjurmët e Krishtit.

- Ç'kishte të bënte kjo me Hegelin?

- Këtu ka diçka. Ndoshta e nisëm nga fundi.

- Atëherë unë propozoj që ta kthesh makinën në anën e kundërt dhe të nisesh edhe një herë.

- Kirkegardi filloi të mësonte teologji kur ishte shtatëmbëdhjetë vjeç, por pak nga pak atij filluan t'i interesonin më shumë problemet filozofike. Në moshën 27-vjeçare mori gradën e magjistrit, me punimin shkencor "Mbi nocionin ironi". Në këtë traktat ai qëron llogaritë me ironinë romantike dhe lojën pa përgjegjësi të romantikëve me iluzionet. Kësaj forme ironie ai i kundërvë "ironinë sokratike". Edhe Sokrati e

përdorte ironinë si mjet, por kjo bëhej për të nxjerrë në pah të vërtetat themelore të jetës. Në kundërshtim me romantikët, Sokrati ishte, siç e quan Kirkegardi, një "mendimtar ekzistencial". Kjo do të thotë se në reflektimin filozofik ai fut të gjithë qenien e tij.

- Po?

- Pas prishjes së fejesës në vitin 1841, Kirkegardi vajti në Berlin, ku, midis të tjerash, dëgjoi edhe leksione të mbajtura nga Shellingu.

- E takoi Hegelin?

- Jo, Hegeli kishte vdekur dhjetë vjet përpara, por filozofia e tij ishte mbizotëruese si në Berlin, ashtu edhe në shumë vende të tjera të Evropës. "Sistemi" i tij përdorej si një lloj shpjeguesi universal për të gjitha llojet e problemeve. Kirkegardi tregoi se "të vërteta" të tilla "objektive", me të cilat merrej filozofia hegeliane, ishin krejtësisht të parëndësishme për jetën personale të individit.

- Çfarë lloj të vërtetash janë të rëndësishme?

- Më e rëndësishme se të gjesh të "Vërtetën" me shkronjë të madhe është, sipas Kirkegardit, të gjesh të vërteta të tilla, të cilat janë të rëndësishme për jetën e individit. E rëndësishme është të gjesh "të vërtetën për mua". Kështu, ai e vendos individin, ose çdo njeri të veçantë, mbi "sistemin". Kirkegardi mendonte se Hegeli kishte harruar se ishte edhe vetë një njeri. Ja se çfarë shkruan ai për tipin e profesorit hegelian: "Ndërsa Z. Profesor shpjegon gjithë misterin e jetës, ka mirësinë të harrojë se si e quajnë: se ai është një njeri, as më pak e as më shumë, por një njeri dhe jo tre të tetat fantastike të një paragrafi".

- Dhe çfarë është një njeri, sipas Kirkegardit?

- Këtë nuk mund ta thuash me terma të përgjithshëm. Një përshkrim i gjerë i natyrës njerëzore ose i qenies njerëzore, ishte krejtësisht pa interes për Kirkegardin. Thelbësore për të ishte vetëm *ekzistenca* e çdo individi. Dhe njeriu nuk e provon ekzistencën e tij pas një tavoline shkrimi. Kjo ndodh vetëm kur veprojmë, në mënyrë të veçantë kur bëjmë *zgjedhje* të rëndësishme, atëherë lidhemi ne me ekzistencën tonë. Atë që mendonte Kirkegardi e ilustron një histori mbi Budën.

- Budën?

- Po, sepse edhe filozofia e Budës ka si pikë fillimi ekzistencën e njeriut. Njëherë ishte një murg që mendonte se Buda jepte përgjigje të paqarta për pyetjet e rëndësishme, se çfarë është bota dhe çfarë është

njeriu. Buda u përgjigj, duke bërë krahasim me një njeri të plagosur nga një shigjetë e helmuar. I plagosuri nuk ka nevojë për teori që të pyesë si është bërë shigjeta, çfarë lloj helmi është përdorur dhe nga ç'drejtim ka ardhur ajo.

- Ai do vetëm që të heqë shigjetën dhe të mjekojë plagën.

- Po. Kjo është me rëndësi jetësore për të. Të dy, Buda dhe Kirkegardi, e kishin të fortë ndjenjën se ekzistonin vetëm për një moment të shkurtër. Dhe, siç thamë: Nuk duhet të qëndrosh ulur pas një tavoline shkrimi, duke u menduar thellë mbi natyrën e shpirtit të botës.

- E kuptoj.

- Kirkegardi thotë gjithashtu se "e vërteta" është subjektive. Me këtë nuk donte të thoshte se është njëlloj ajo që besojmë me atë çfarë mendojmë. Ai mendonte se të vërtetat që janë vërtet të rëndësishme, janë *personale*. Vetëm të vërteta të tilla janë "e vërtetë për mua".

- Mund të japësh ndonjë shembull, për ndonjë të vërtetë të tillë subjektive?

- Një pyetje e rëndësishme është e vërteta mbi kristianizmin. Kjo nuk është as pyetje teorike dhe as pyetje akademike. Për një që "e kupton veten në jetë", është një çështje jete ose vdekje. Nuk është një gjë që njeriu e diskuton për hir të diskutimit. Është diçka që i afrohesh me pasion dhe sinqeritet të madh.

- E kuptoj.

- Në qoftë se bie në ujë, nuk është më një çështje teorike do të pish ujë apo jo. Dhe nuk është as "interesant" dhe as "jointeresant" fakti a ka krokodilë në ujë. Kjo është një çështje jete ose vdekje.

- E kuptoj, të faleminderit.

- Kështu që duhet të bëjmë ndarjen midis pyetjes filozofike a ekziston Zoti dhe raportit të individit me të njëjtën pyetje. Përballë pyetjeve të tilla, çdo njeri është krejtësisht vetëm. Prandaj, ndaj pyetjeve të tilla të rëndësishme, ne mund të afrohemi vetëm me anën e *besimit*. Gjërat që mund t'i njohim me anën e arsyes janë të parëndësishme, sipas Kirkegardit.

- Këtu kam nevojë për sqarime.

- Tetë plus katër bëjnë dymbëdhjetë, Sofi. Këtë e dimë me siguri. Ky është një shembull për të tilla "të vërteta të arsyeshme" që kanë

thënë të gjithë filozofët pas Dekartit. Por, a mund ta fusim atë në faljet e mbrëmjes. A mund të mbështetemi tek ky shembull, kur jemi duke vdekur? Jo! Të vërteta të tilla ndoshta mund të jenë "objektive" dhe "të përgjithshme", por ato janë gjithashtu tërësisht indiferente ndaj ekzistencës së cilitdo.

- Po me besimin, si është puna?

- Ti nuk mund ta dish a të ka falur një person, kur ke bërë ndonjë gabim ndaj tij. Pikërisht për këtë, kjo gjë është ekzistencialisht e rëndësishme për ty. Kjo është një çështje me të cilën ti ke një raport jetësor. Ti nuk mund ta dish nëse një person të do ty. Kjo është një gjë që e beson dhe shpreson. Dhe kjo gjë është më e rëndësishme sesa shuma e këndeve të një trekëndëshi që bëjnë 180 gradë. Njeriu nuk mendon për "ligjin e shkakut", apo "formën e intuitës", kur puth për herë të parë.

- Jo, do të ishte marrëzi.

- Mbi të gjitha, besimi është i rëndësishëm, kur bëhet fjalë për probleme fetare. Kirkegardi ka shkruar për këtë: "A mundem objektivisht t'i afrohem Zotit? Nuk e besoj, por pikërisht se nuk e besoj, duhet të besoj. Dhe në qoftë se dua të ruaj veten në besimin tim, duhet të kujdesem vazhdimisht që ta mbaj fort pasigurinë objektive, sepse në pasigurinë time jam 70.000 pashë thellë, e megjithatë besoj".

- Është pak e rëndë.

- Më përpara shumë njerëz janë përpjekur që të vërtetojnë ekzistencën e Zotit, apo së paku t'i afrohen me arsyen. Por në qoftë se mjaftohesh vetëm me të tilla prova ose argumente të arsyeshme, e humbet vetëbesimin, dhe bashkë me të edhe sinqeritetin fetar. Thelbësore nuk është a është kristianizmi i vërtetë, por a është i vërtetë për mua. Në Mesjetë i njëjti mendim formulohej: "credo quia absurdum".

- E thua ti këtë?

- Që do të thotë "besoj, sepse është absurde". Në qoftë se kristianizmi do t'i ishte drejtuar arsyes, dhe jo pjesëve të tjera tek ne, kjo nuk do të ishte çështje besimi.

- Tani e kuptoj.

- Ne e kemi thënë se çfarë kuptonte Kirkegardi me "ekzistencë", çfarë mendonte me "të vërtetë subjektive" dhe cili ishte për të koncepti

i "besimit". Të tre konceptet ishin formuluar si një kritikë ndaj filozofisë tradicionale dhe në mënyrë të veçantë ndaj Hegelit. Por aty kishte edhe një "kritikë" të plotë ndaj "civilizimit". Në shoqërinë moderne qytetare, njerëzit janë kthyer në "publik" dhe "masë", mendonte ai, dhe karakteristikë zotëruese e turmës ishte "e folura" pa përgjegjësi. Sot për këtë ndoshta do të përdornim fjalën "konformizëm". Kjo do të thotë mënyrë "të menduari" dhe "të shprehuri" me ftohtësi dhe pa ndjenjë.

- Po vras mendjen nëse Kirkegardi nuk ka ndonjë llogari për të larë me prindërit e Jorunit.

- Ai nuk ishte gjithnjë aq i mëshirshëm në gjykimet e tij. Ai kishte një penë të mprehtë dhe ironi të hidhur. Ai thoshte gjëra të tilla si "nuk i besohet turmës", ose "e vërteta gjendet gjithmonë tek pakica". Ai thoshte gjithashtu se njerëzit shpesh kanë një gjykim të sipërfaqshëm mbi jetën.

- Mund të mbledhësh kukulla Barbi sa të duash, por është më keq të jesh vetë kukull Barbi.

- Kjo na sjell ndër mend teorinë e Kirkegardit mbi "tre stadet në rrugën e jetës".

- Nuk të kuptoj.

- Kirkegardi mendonte se ka tre forma të ndryshme të qëndrimit ndaj jetës. Ai vetë përdorte fjalën *stade*. Këto janë: "stadi estetik", "stadi etik" dhe "stadi fetar". Kur përdor termin "stad", e bën edhe për të treguar se njeriu mund të jetojë një stad më poshtë dhe pastaj, papritur kërcen një stad më sipër. Shumë njerëz jetojnë në të njëjtin stad gjatë gjithë jetës.

- Tani ma merr mendja se duhet një sqarim. Madje po bëhem kureshtare të di se në çfarë stadi ndodhem unë.

- Ai që jeton në *stadin estetik*, jeton për momentin dhe nuk le t'i shpëtojë asnjë rast kënaqësie. E mirë është ajo që është e bukur, e këndshme dhe që të kënaq. Një person i tillë jeton krejtësisht në botën e shqisave dhe është skllav i dëshirave dhe pasioneve të tij. Çdo gjë e mërzitshme, është e keqe.

- Faleminderit, besoj se e njoh këtë qëndrim.

- Për këtë gjë romantiku tipik është gjithashtu edhe një estetik tipik, sepse nuk bëhet fjalë vetëm për kënaqësi shqisash. Edhe një person

që ka një raport refleksiv me realitetin, për shembull, me artin ose filozofinë me të cilën punon, jeton në stadin estetik. Vetë keqardhjen ose vuajtjen, mund ta shikosh në raport të tillë estetik. Është kotësia që mbizotëron. Ibseni ka vizatuar një pamje të një estetiku tipik tek "Per Gynt"-i.

- Besoj se e kuptova se ç'do të thuash.

- Njeh ndonjë të tillë?

- Jo plotësisht. Por ndoshta më sjell pak ndër mend majorin.

- Po, ndoshta ashtu është Sofi... Sidoqoftë, ky është përsëri një shembull i ironisë së tij të sëmurë romantike. Duhet të shpërlash gojën.

- Çfarë?

- Asgjë, nuk është faji yt.

- Vazhdojmë atëherë.

- Ai që jeton në stadin estetik mund të provojë me lehtësi ankth dhe një ndjenjë boshllëku. Në qoftë se ndodh, kjo është edhe shpresë. Sipas Kirkegardit, *ankthi* është diçka pothuajse pozitive. Ai është një shprehje e faktit që njeriu ndodhet në "situatë ekzistenciale". Ky është momenti që estetiku zgjedh për të bërë "hop"-in e madh drejt një stadi më të lartë. Mirëpo nuk ndodh një gjë e tillë. Nuk të ndihmon fakti që je gati duke e bërë "hop"-in, në qoftë se nuk e bën të plotë. Ky është një "as kështu... as ashtu...". Asnjeri tjetër nuk e bën "hop"-in për ty. Është vetëm në dorën tënde kjo gjë.

- Kjo të kujton pak pavendosmërinë për të mos përdorur më alkool ose drogë.

- Po, ndoshta. Kur Kirkegardi përshkruan këtë "kategori të vendosmërisë", të kujton Sokratin, që thoshte se njohja reale vjen nga brenda. Edhe *zgjedhja,* që të shpie në kalimin nga mënyra e jetesës estetike, në mënyrën tjetër, etike ose fetare, vjen nga brenda. Këtë e përshkruan Ibseni tek "Per Gynt"-i . Një përshkrim tjetër prej mjeshtri, se si zgjedhja ekzistenciale shpërthen nga brenda nevojës ose humbjes, na e jep shkrimtari rus, Dostojevski, në romanin e madh "Krim e ndëshkim".

- Më e mira është të zgjedhësh një mënyrë jetese tjetër.

- Dhe kështu ndoshta njeriu fillon të jetojë në *stadin etik*. Ky stad karakterizohet nga serioziteti dhe zgjedhja konsekuente e kritereve të moralit. Kjo mënyrë jetese të kujton pakëz "etikën e detyrës", të Kantit.

Njeriu përpiqet të jetojë konform ligjit të moralit. Ashtu si Kanti, edhe Kirkegardi e drejton vëmendjen e tij kryesisht mbi temperamentin e njeriut. E rëndësishme nuk është që ajo që mendon ti është krejtësisht e drejtë apo e gabuar. E rëndësishme është që njeriu zgjedh një qëndrim ndaj asaj që është "e drejtë ose e gabuar". Estetët ishin të interesuar vetëm për atë që ishte "argëtuese ose e mërzitshme".

- Nuk bëhet njeriu pak si shumë serioz duke jetuar kështu?

- Sigurisht. Kirkegardi nuk thotë se "stadi etik" është më i miri. Edhe një njeri i detyrës më në fund do të lodhej duke qenë aq i ndërgjegjshëm dhe pedant. Shumë njerëz e provojnë një reaksion të tillë vonë, në moshë të kaluar. Ndonjë edhe kthehet pas në jetën e lehtë të stadit estetik. Por ka edhe nga ata që bëjnë një kërcim të ri drejt *stadit fetar*. Ata bëjnë kërcimin vendimtar, thellë në besimin e 70.000 pashëve ujë. Ata zgjedhin besimin, në vend të kënaqësive estetike dhe thirrjes në detyrë prej arsyes. Edhe pse mund të jetë "e tmerrshme të biesh i gjallë në duart të Zotit", siç thotë Kirkegardi, vetëm në këtë stad njeriu gjen paqe.

- Do të thuash kristianizmin.

- Po, për Kirkegardin "stadi fetar" ishte kristianizmi. Por Kirkegardi ndikoi shumë edhe tek mendimtarë jokristianë. Në shekullin e njëzetë lulëzoi "ekzistencializmi", një rrymë filozofike e frymëzuar prej filozofit danez.

Sofia pa orën.

- Po shkon shtatë. Duhet të vrapoj për në shtëpi. Mamaja do të jetë shqetësuar shumë.

Ajo përshëndeti filozofin dhe vrapoi në drejtim të varkës.

# MARKSI

## *...një fantazmë po ngrihet mbi Evropë...*

Hilde u ngrit nga krevati dhe vajti tek dritarja që binte nga deti. E kishte filluar të shtunën duke lexuar për pesëmbëdhjetëvjetorin e Sofies. Një ditë më përpara e kishte pasur Hilde ditëlindjen.

Në qoftë se babai kishte llogaritur se ajo mund ta lexonte të gjithë pjesën mbi ditëlindjen brenda një dite, e kishte gabim. Një ditë më parë, ajo vetëm kishte lexuar, por ai kishte pasur të drejtë në një gjë tjetër, kur kishte thënë se ishte edhe një urim për t'u bërë. Albertua dhe Sofia kishin kënduar "Hapy birthday!". Hilde mendonte se ishte një gjë e bukur.

Sofia kishte organizuar një "festë filozofike në kopsht", në të njëjtën ditë që babai i Hildes kthehej nga Libani. Hilde ishte e bindur se atë ditë do të ndodhte diçka që as ajo dhe as babai i saj nuk e dinte.

Për një gjë i ishte mbushur mendja top: para se i ati të vinte në shtëpi, në Bjerkeli, duhej frikësuar. Kaq mund të bënte të paktën për Sofien dhe Alberton. Ata i ishin drejtuar Hildes dhe i ishin lutur për ndihmë...

E ëma vazhdonte punën tek kapanoni. Hilde zbriti në katin e parë dhe vajti tek telefoni. Gjeti numrin e Anës dhe Oles në Kopenhagen.

-Anne Kvamsdal.

-Përshëndetje, jam Hilde.

-Gëzohem. Si jeni aty në Lillesand?

-Fare mirë. Pushime verore dhe gjithë të mirat. Edhe babai për një javë kthehet në shtëpi nga Libani.

-Mrekulli, Hilde.

-Po, prandaj jam e gëzuar. Në fakt, kjo ishte arsyeja që të mora në telefon...

-Po?

- Besoj se mbërrin në Kastrup, të shtunën në datën 23, rreth orës 5.00 pasdite. Do të jeni në Kopenhagen deri atëherë?

- Besoj se po.

- Do të lutesha të më bënit një shërbim të vogël.

- Me kënaqësi.

- Por, është pak i veçantë dhe unë as që e di se si do të realizohet.

- Po më bën kurioze...

Hilde filloi të përshkruajë planin e saj. Ajo i tregoi për dosjen, për Sofien dhe Aberton dhe për të gjitha të tjerat. Shumë herë iu desh të fillonte nga e para, sepse si ajo, ashtu dhe Ana, në anën tjetër të linjës, nuk e mbanin dot gazin. Por, kur më në fund e mbylli telefonin, plani i saj filloi të vihej në veprim.

Ajo duhet të fillonte përgatitjet edhe në shtëpi, por për këtë kishte kohë sa të doje.

Pjesën tjetër të ditës Hilde e kaloi me të ëmën. Dita mbaroi me një udhëtim me makinë deri në Kristiansand, për të parë një film. Ato e ndienin se duhej bërë diçka e veçantë, përderisa dita e djeshme nuk ishte një ditë e zakonshme. Kur po kalonin anash aeroportit të Kjevikut, asaj i lindën në kokë hollësi të reja, në lidhje me planin që kishte bërë.

Në mbrëmje vonë, me t'u shtrirë në krevat, mori dosjen e madhe dhe filloi të lexojë.

Kur Sofia po kalonte nëpër shkurret e gardhit, ora kishte vajtur tetë. E ëma po merrej me lulet para hyrjes së shtëpisë.

- Nga hyre ti?

- Nga gardhi i vjetër.

- Nga gardhi i vjetër?

- Nuk e di se ka një shteg në anën tjetër?

- Ku ishe, Sofi? Është hera e dytë që zhdukesh nga shtëpia që në drekë, pa lajmëruar fare.

- Më vjen keq për këtë. Ishte një ditë shumë e bukur dhe unë bëra një shëtitje të gjatë.

E ëma u drejtua dhe i hodhi një vështrim.

- Nuk besoj se ke takuar përsëri atë filozofin.

- Faktikisht po. Unë të kam thënë se atij i pëlqejnë shëtitjet.

- A do të vijë në festën filozofike?
- Po, dhe u gëzua shumë kur mori ftesën.
- Unë gjithashtu. Po numëroj ditët, Sofi.

Nuk kishte një hije të zbehtë sarkazme në zërin e saj? Për t'u siguruar ajo tha:

- Jam e kënaqur që kemi ftuar edhe prindërit e Jorunit. Përndryshe do të ishte pak...
- Sidoqoftë, dua të bisedoj me këtë Alberton ballë për ballë.
- Mund të përdorësh dhomën time. Jam e sigurt që ai do të të pëlqejë.
- Është edhe një gjë tjetër. Ka ardhur një letër për ty.
- Po?
- Është vulosur "UN batalion".
- Është nga vëllai i Albertos.
- Jo, kjo e mbush kupën, Sofi.

Sofia po mendonte si në ethe. Në sekondën e dytë i erdhi në mend përgjigjja e përshtatshme. Dukej sikur e frymëzonte një shpirt i padukshëm.

- Unë i kam treguar Albertos që mbledh pulla poste dhe vëllezërit kanë lidhje me njëri-tjetrin.

Me këtë përgjigje u duk sikur e qetësoi të ëmën.

- Drekën e ke në frigorifer, - i tha ajo me një ton më të butë.
- Ku është zarfi?
- Mbi frigorifer.

Sofia shpejtoi të futej brenda. Zarfi ishte vulosur më 15 qershor 1990. Ajo e hapi zarfin dhe nxori një copë të vogël letre ku shkruhej:

*Çfarë fiton krijuesi i përjetshëm në errësirë,*
*kur gjithçka krijon shkon në humbëtirë?*

Jo, për këtë pyetje Sofia nuk kishte përgjigje. Para se të fillonte të hante, e futi letrën në sirtarin e dollapit, së bashku me gjërat e tjera që kishte mbledhur javët e fundit. Do ta mësonte së shpejti përse ishte bërë pyetja.

Të nesërmen paradite erdhi Joruni për vizitë. Pasi luajtën badminton,

vazhduan të bëjnë planin e festës filozofike në kopsht. Duhet të kishin disa surpriza të përgatitura, po qe se festa do ta ulte sadopak ritmin. Edhe kur u kthye e ëma nga puna, festa ishte objekti i bisedës. Ajo e përsëriti shpesh fjalinë: "Jo, këtu nuk ka vend për të kursyer". Dhe e kishte seriozisht.

Dukej sikur ajo mendonte se ishte pikërisht "festa filozofike në kopsht", ajo që i duhej Sofies për të zbritur përsëri në tokë, pas shumë javësh të shqetësuara me mësime filozofike intensive.

Më në fund ranë në një mendje për të gjitha, nga fenerët ndriçues prej letre, deri tek konkursi filozofik, me një libër filozofie për të rinj si çmim. Sigurisht, në qoftë se gjendej ndonjë libër i tillë. Sofia për këtë gjë nuk ishte shumë e sigurt.

Të enjten, më 21 qershor, vetëm dy ditë para shën Hansit, Albertua telefonoi përsëri.

- Sofi.

- Alberto.

- Si janë punët?

- Plotësisht në rregull. Besoj se e kam gjetur rrugëdaljen.

- Për çfarë?

- Ti e di se për çfarë, Sofi. Të çlirohemi nga kjo robëri mendore që po jetojmë prej një kohE të gjatë.

- Aha, kjo...

- Nuk do të them asnjë fjalë për planin, derisa ta kem vënë në jetë.

- Nuk do të jetë vonë atëherë? Unë dua të di më përpara se me çfarë do të merrem.

- Jo, mos u trego naive. Duhet treguar kujdes, çdo gjë që themi ne e dëgjojnë të tjerët. Më e arsyeshme është të heshtim.

- Vërtet është puna kaq keq?

- Natyrisht, bija ime. Gjërat më të rëndësishme duhet të ndodhin kur të mos jemi duke folur bashkë.

- Oo...

- Ne jetojmë në një realitet **fiktiv**, prapa fjalëve të një historie të gjatë. Çdo germë e veçantë shtypet në një makinë të vogël dhe të lirë shkrimi nga majori. Asgjë e shtypur nuk i shpëton vëmendjes së tij.

- Mirë, këtë e kuptoj. Por si do të fshihemi nga ai?

Shshsht

- Çfarë?

- Diçka po ndodh midis rreshtave. Më duhet e gjithë shkathtësia ime për të vepruar në këtë rast.

- E kuptoj.

- Ne duhet ta përdorim kohën së bashku, sot dhe nesër. Të shtunën do të kërcasë. A mund të vish menjëherë?

- Do të vij.

Sofia i hodhi ushqim zogjve dhe peshkut dhe gjeti një gjethe të madhe sallate për Govindën. Hapi një kuti me ushqim macesh për Sherakanin, e hodhi në një tas dhe, ndërsa po dilte, e vuri tek shkallët.

Pastaj çau nëpër gardhin me shkurre dhe doli tek shtegu matanë gardhit. Pasi bëri një copë rrugë, i zuri syri një tavolinë shkrimi midis shqopave. Prapa tavolinës ishte ulur një burrë i vjetër, që, me sa dukej, po mbante disa llogari. Sofia vajti deri tek ai dhe e pyeti si quhej.

Burri ngriti vështrimin me përtesë.

- Skruge, - tha ai, dhe u përkul përsëri mbi letra.

- Unë quhem Sofi. Mos je tregtar?

Ai tundi kokën.

- Dhe shumë i pasur, madje. Nuk dua të më humbasë asnjë koronë. Prandaj duhet të përqendrohem tek llogaritë.

- Si nuk përton!

Sofia përshëndeti me dorë dhe u largua, por nuk kishte bërë vetëm pak hapa, kur i zuri syri një vajzë që po rrinte fare vetëm nën një dru të lartë. Ajo ishte e leckosur dhe dukej e zbehtë dhe e sëmurë. Kur Sofia i vajti pranë, ajo futi dorën në një qese dhe nxori prej andej një kuti me shkrepëse.

- Mos do të blesh shkrepëse? - e pyeti ajo.

Sofia kontrolloi xhepat, për të parë a kishte ndonjë koronë me vete. Po, gjeti një koronë.

- Sa kushton?

- Një koronë.

Sofia i dha vajzës koronën dhe po rrinte me kutinë e shkrepëseve në dorë.

- Ti je e para që bleve diçka nga unë, që prej njëqind vjetësh. Herë-herë sa nuk vdes nga uria, herë të tjera të ftohtit më bën akull.

Sofia mendonte se ndoshta nuk ishte dhe aq e çuditshme që ajo nuk shiste dot shkrepëse këtu në pyll. Pastaj ajo vajti afër tregtarit të pasur. Nuk kishte pse të vdiste nga uria vajza e vogël me shkrepëse, kur ky kishte gjithë ato para.

- Eja këtu, - i tha Sofia.

Ajo e kapi vajzën për dore dhe e çoi tek njeriu i pasur.

- Ti duhet të kujdesesh që kjo vajzë të ketë një jetë më të mirë, - tha ajo.

Burri ngriti vështrimin nga letrat dhe tha:

- Kjo gjë kushton shumë para, dhe unë ndërkohë të thashë që nuk duhet të shkojë asnjë koronë kot.

- Por nuk është e drejtë që ti të jesh kaq i pasur, ndërsa kjo vajzë të jetë kaq e varfër, - nguli këmbë Sofia.

- Fjalë boshe. Drejtësi ka vetëm midis të barabartëve.

- Çfarë kupton ti me këtë?

- Unë kam punuar sipas mënyrës sime dhe për këtë jam shpërblyer. Këtij i thonë progres.

- Në qoftë se ti nuk më ndihmon, unë do të vdes, - tha vajza e varfër.

Tregtari i hodhi përsëri një sy të shpejtë letrave. Pastaj e përplasi penën me zhurmë mbi tavolinë.

- Ti nuk figuron në llogaritë e mia. Kështu, more vesh? Shko në azilin e të varfërve.

- Po nuk më ndihmove, do t'i vë zjarrin pyllit, - tha vajza e varfër.

Kjo e bëri burrin të ngrihej nga tavolina, por ndërkohë vajza ndezi një shkrepëse dhe e hodhi mbi një grumbull bari të thatë, që mori zjarr menjëherë.

I pasuri filloi të lëvizte duart në ajër.

- Ndihmë! - thirri ai. - Këndesi i kuq po kakaris!

Vajza e vështroi me një pamje tallëse.

- Ti nuk e dije se unë isha komuniste?!

Pas disa çastesh vajza, afaristi dhe tavolina u zhdukën. Sofia mbeti përsëri vetëm, ndërsa bari vazhdonte të digjej me rrëmbim. Ajo provoi t'i shuante flakët duke shkelur mbi to me këmbë dhe në një kohë të shkurtër ia arriti qëllimit.

Më në fund!

Sofia i hodhi një vështrim barit të djegur. Në dorë mbante një kuti shkrepëse.

Sigurisht që zjarrin nuk e kishte ndezur ajo?

Kur takoi Alberton jashtë shtëpizës, i tregoi se çfarë kishte ndodhur.

- Skruge ishte një kapitalist dorështrënguar, tek "Një këngë krishtlindjeje" e Çarls Dikensit. Vajzën me shkrepëse mund ta kujtosh nga përrallat e H.C. Andersenit.

- Nuk është pak e çuditshme që i takova këtu në pyll?

- Aspak. Ky nuk është një pyll i zakonshëm, pasi tani do të flasim për *Karl Marksin*. Do të ishte mirë që njeriu ta përjetonte vetë ndonjë aspekt të luftës së madhe të klasave, që u zhvillua në mesin e shekullit të kaluar. Le të hyjmë brenda. Do të jemi pak më të mbrojtur nga ndërhyrjet e majorit.

U ulën përsëri në tavolinën afër dritares, që binte nga ana e liqenit. Sofies i dukej se ende ndiente në trupin e saj efektin e shishes blu.

Tani të dyja shishet ishin mbi oxhak. Mbi tavolinë ishte një kopje e zvogëluar e një tempulli grek.

- Ç'është kjo? - pyeti Sofia.

- Çdo gjë me radhë, bija ime.

Albertua filloi të flasë për Marksin:

- Kirkegardi erdhi në Berlin në vitin 1841 dhe ndoshta ndodhej ulur në krah të Karl Marksit, kur dëgjonte leksionet e Shellingut. Kirkegardi kishte shkruar një traktat mbi Sokratin, për mbrojtjen e titullit magjistër. Në të njëjtën kohë, Marksi shkroi një disertacion për Demokritin dhe Epikurin, pra për materializmin e kohës së vjetër, për mbrojtjen e titullit "doktor". Me këtë gjë, të dy kishin piketuar kursin e filozofive të tyre.

- Kirkegardi u bë filozof ekzistencialist ndërsa Marksi materialist.

- Marksi u bë një *materialist historik*, por për këtë do të flasim pak më vonë.

- Vazhdojmë atëherë.

- Secili sipas mënyrës së tij, Kirkegardi dhe Marksi, kishin si pikënisje filozofinë e Hegelit. Të dy janë ndikuar nga mënyra e tij e të menduarit, por që të dy distancohen nga "shpirti i botës", ose "idealizmi" i tij.

ishte pak e turbullt.

- Me sa duket, ishte pak e turbullt.

- Pa dyshim. Në mënyrë të përgjithshme, mund të themi se koha e sistemeve të mëdha filozofike kishte marrë fund me Hegelin. Pas tij filozofia mori një drejtim krejt të ri. Në vend të sistemeve të mëdha spekulative kemi ato që quhen "filozofi ekzistenciale" dhe "filozofi e veprimit". Këtë mendonte Marksi kur konstatoi se "filozofët e kanë shpjeguar botën në mënyra të ndryshme, ia vlen që ta ndryshosh atë". Pikërisht këto fjalë shënojnë një kthesë të rëndësishme në historinë e filozofisë.

- Pas takimit me Skrugen dhe vajzën me shkrepëse, nuk e kam problem për të kuptuar se çfarë mendonte Marksi.

- Mendimet e Marksit kanë kështu një objektiv praktik dhe politik. Aq më tepër, nuk duhet të harrojmë se ai nuk ishte vetëm filozof. Ai ishte historian, sociolog dhe ekonomist.

- Dhe ishte pararendës në të gjitha këto fusha?

- Të paktën nuk ka ndonjë filozof tjetër që të ketë pasur domethënie kaq të madhe për politikën praktike. Nga ana tjetër, duhet patur kujdes që të mos identifikohet gjithçka që quhet "marksizëm" me mendimet e vetë Marksit. Për Marksin vetë thuhet që u bë "marksist" nga mesi i vitit 1840, por edhe pas kësaj ai e ndiente të nevojshme të vinte në dukje që nuk ishte "marksist".

- Ishte Jezusi kristian?

- Edhe kjo natyrisht që mund të diskutohet.

- Vazhdo të lutem.

- Që në fillim, miku dhe kolegu i tij, *Frederik Engels*, kontribuoi shumë në atë që prej kohësh është quajtur "marksizëm". Në shekullin tonë ishte Lenini, Stalini, Mao Ce Duni dhe shumë të tjerë që kanë kontribuar për "marksizmin" ose "marksizëm-leninizmin".

- Unë mendoj që të përqendrohemi vetëm tek Marksi. A nuk the që ishte "materialist historik"?

- Ai nuk ishte një filozof materialist, ashtu si atomistët e antikitetit, ose filozofët e mekanikës materialiste të viteve 1600 dhe 1700. Por ai mendonte se, në njëfarë mase, janë kushtet materiale ato që vendosin se si të mendojmë. Gjithashtu, po këto kushte materiale janë vendimtare për zhvillimin e historisë.

- Kjo ishte diçka tjetër nga "shpirti i botës" i Hegelit.

- Hegeli kishte treguar se historia zhvillohet nga lufta e të kundërtave, e cila të shpie në një ndryshim të vrullshëm. Këtë mendim e zhvilloi Marksi më tej dhe sipas tij, Hegeli qëndronte në kokën e tij.

- Jo gjithë jetën.

- Hegeli vetë forcën që e shtyn historinë përpara e quante "shpirti i botës", ose "arsyeja e botës". Kjo, thoshte Marksi, është t'i kthesh gjërat kokëposhtë. Vetë ai donte të tregonte se vendimtare janë ndryshimet materiale. Kështu që nuk janë "premisat shpirtërore" ato që shkaktojnë ndryshime materiale, por e kundërta. Janë ndryshimet materiale që krijojnë premisa të reja shpirtërore. Në mënyrë krejt të veçantë, Marksi i kushtoi rëndësi faktit se forcat prodhuese të shoqërisë janë ato që shkaktojnë ndryshime, dhe në këtë mënyrë e shtyjnë historinë përpara.

- Ke ndonjë shembull?

- Shkenca dhe filozofia e vjetër kishin një objektiv të qartë teorik. Askush nuk ishte i interesuar seriozisht për t'i futur njohuritë në përdorim praktik.

- Po?

- Kjo ishte e lidhur me faktin se si ishte e organizuar jeta e përditshme ekonomike në atë kohë. Në pjesën më të madhe, prodhimi ishte bazuar në punën prej skllavi, prandaj qytetarët nuk ishin të interesuar të përmirësonin prodhimin me shpikje praktike. Ky është një shembull se si kushtet materiale karakterizojnë reflektimet filozofike në shoqëri.

- E kuptoj.

- Këto marrëdhënie materiale, ekonomike dhe sociale, në shoqëri, Marksi i quante *baza* e shoqërisë. Mënyrën e të menduarit në shoqëri (çfarë lloj institucionesh ka, çfarë ligjesh ka dhe, jo më pak, çfarë feje, moral, art, filozofi dhe shkencë ka) Marksi e quante *superstrukturë* të shoqërisë.

- Pra, baza dhe superstruktura.

- Dhe tani ndoshta do të bëje mirë të më jepje pak atë tempullin grek.

- Urdhëro, ja ku e ke.

- Kjo është një miniaturë e tempullit të Parthenonit në Akropol. Këtë e ke parë edhe në të vërtetë.

- Në video, e ke fjalën.

- Ti e shikon që pjesën e sipërme fare e ka elegante dhe të punuar me mjeshtëri. Ndoshta kjo është pjesa që i bie në sy një njeriu për herë të parë. Dhe kjo është ajo që quhet "superstruktura". Por kjo, nuk mund të qëndrojë në ajër.

- Ajo mbështetet në kolona.

- E gjithë ndërtesa ka, mbi të gjitha, një themel të fortë, ose një "bazë", që mban të gjithë konstruksionin. Marksi mendonte se, në të njëjtën mënyrë, raportet materiale mbajnë lart të gjitha mendimet dhe idetë që gjenden në shoqëri. Me fjalë të tjera, superstruktura e shoqërisë është reflektim i bazës së saj.

- Mos do të thotë kjo se idetë e Platonit janë reflektim i prodhimit të poçave prej balte dhe sasisë së prodhuar të verës?

- Jo, nuk është kaq e thjeshtë, ashtu siç shprehet qartë edhe Marksi. Ka një ndikim të ndërsjellë midis superstukturës së shoqërisë dhe bazës së saj. Po të mos e kishte thënë këtë gjë, Marksi do të kishte mbetur një "materialist mekanik". Dhe pikërisht sepse Marksi sheh një ndërsjellje apo një marrëdhënie dialektike, midis bazës dhe superstrukturës, ne themi që është *materialist dialektik*. Dhe, meqë ra fjala, nuk duhet harruar që Platoni nuk ka punuar as si poçar dhe as ka qenë pronar vreshtash.

- E kuptoj, ka ndonjë gjë tjetër për tempullin?

- Edhe pak. Vështroje me vëmendje bazën e tempullit dhe ma përshkruaj, të lutem.

- Kolonat qëndrojnë mbi themelin që përbëhet prej tri nivelesh ose shkallësh.

- Po kështu, mund të dallojmë tre nivele në bazën e shoqërisë. Niveli më "bazal" është ai që e quajmë "kushte prodhimi". Me fjalë të tjera, çfarë premisa dhe burime natyrore ka shoqëria. Këtu kam parasysh premisat që kanë të bëjnë me klimën dhe lëndën e parë. Kjo përbën themelin e shoqërisë, dhe ky themel vendos kufij të qartë se çfarë lloj prodhimi mund të ketë ajo. Në të njëjtën kohë, tregon se çfarë shoqërie dhe çfarë kulture është ajo.

- Nuk mund të merresh me harringa në Sahara, po ashtu nuk mund të kultivosh hurma në Veri të Norvegjisë.

- Ashtu është. Edhe mënyra e të menduarit është shumë e ndryshme

në një kulturë nomade, për shembull, po ta krahasosh me një lagje peshkatarësh në Norvegjinë e Veriut.

Shkalla tjetër janë "forcat prodhuese" të shoqërisë. Këtu Marksi e ka fjalën për pajisjet, veglat dhe makineritë që ka një shoqëri.

- Më përpara njerëzit vozisnin për të kapur peshkun, sot përdoren anije të mëdha për këtë punë.

- Kështu, ti ke prekur shkallën e tretë të bazës së shoqërisë, pikërisht kush i zotëron mjetet e prodhimit. Vetë organizimin e punës, pra shpërndarjen e punës dhe pronës, Marksi e quante "marrëdhënie në prodhim".

- E kuptoj.

- Tani mund të përfundojmë duke thënë se është *mënyra e prodhimit* që vendos se çfarë lloj raportesh politike dhe ideologjike gjenden në një shoqëri. Dhe nuk është e rastit, që ne sot mendojmë pak më ndryshe, ose kemi një tjetër moral, nga shoqëria e vjetër feudale.

- Marksi nuk besonte në ndonjë ligj natyre të vlefshëm për të gjitha kohët.

- Jo, çështja se çfarë është moralisht e drejtë, është sipas Marksit një produkt i bazës së shoqërisë. Për shembull, nuk është e rastit që në shoqërinë e vjetër fshatare, prindërit vendosnin me kë do të martoheshin fëmijët e tyre. Ky ishte gjithashtu një problem se kush do ta trashëgonte pronën. Në një qytet të madh modern, marrëdhëniet sociale kanë ndryshuar. Këtu njeriu mund të takojë partnerin e ardhshëm në një festë, ose në diskotekë, dhe në qoftë se është shumë i dashuruar, mjafton të gjejë një vend për të banuar.

- Unë nuk dua që prindërit e mi të vendosin se me kë do të martohem.

- Jo, sepse edhe ti je pjellë e kohës tënde. Marksi nënvizon se është klasa sunduese në shoqëri ajo që vendos se çfarë është mirë dhe çfarë është keq. Sepse e gjithë historia, është histori e luftës së klasave. Kjo do të thotë se në histori, në radhë të parë, bëhet fjalë se kush zotëron mjetet e prodhimit.

- Po mendimet dhe idetë e njerëzve, nuk e ndryshojnë historinë?

- Po dhe jo. Marksi e kishte të qartë se premisat në superstrukturën e shoqërisë mund të ndikonin në bazën e saj, por ai mohonte që superstruktura e shoqërisë të kishte histori të pavarur. Ajo që e ka shtyrë

historinë përpara, nga shoqëria e vjetër skllavopronare deri në shoqërinë e sotme industriale, në radhë të parë, ka qenë vendosur nga ndryshimet në bazën e shoqërisë.

- Po, këtë tashmë e the.

- Në të gjitha fazat e historisë ka pasur një konflikt midis dy klasave dominuese të shoqërisë, thoshte Marksi. Në shoqërinë e vjetër *skllavopronare* konflikti ishte midis qytetarëve të lirë dhe skllevërve, në *shoqërinë feudale* midis feudalëve dhe bujkrobërve, dhe, më vonë, midis fisnikëve dhe qytetarëve. Por, në kohën e Marksit, në atë që ai e quante shoqëri borgjeze, ose *shoqëri kapitaliste*, konflikti qëndron, në radhë të parë, midis kapitalistëve dhe punëtorëve, ose proletarëve. Ky është, pra, një konflikt midis atyre që zotërojnë dhe atyre që nuk zotërojnë mjetet e prodhimit. Dhe, për arsye se "superklasa" nuk e dorëzon pushtetin, ndryshimi mund të ndodhë vetëm me *revolucion*.

- Po shoqëria komuniste?

- Marksi ka qenë i interesuar në mënyrë të veçantë për kalimin nga shoqëria kapitaliste në atë komuniste. Ai ka bërë edhe një analizë të hollësishme, të mënyrës së prodhimit kapitalist, por, para se të flasim për këtë, duhet të themi diçka se ç'mendonte Marksi për *punën* e njeriut.

- Vazhdo, të lutem.

- Para se të bëhej komunist, i riu Marks trajtoi problemin se çfarë ndodh me njeriun kur ai punon. Kjo ishte diçka që e kishte analizuar edhe Hegeli. Hegeli mendonte se kishte një marrëdhënie të ndërsjellë apo "dialektike", midis njeriut dhe natyrës. Kur njeriu përpunon natyrën, përpunohet edhe vetë. Ose, ta themi në një mënyrë tjetër: Kur njeriu punon, ndërhyn tek natyra dhe lë gjurmë në të. Por në këtë proces pune edhe natyra ndërhyn tek njeriu dhe lë gjurmë në ndërgjegjen e tij.

- Më thuaj se çfarë pune bën, të them se cili je.

- Shkurt, këtu trokiste Marksi. Mënyra si punojmë, lë gjurmë në ndërgjegjen tonë, por edhe ndërgjegjja jonë lë gjurmë në mënyrën se si punojmë. Mund të thuhet se ka një marrëdhënie të ndërsjellë midis "dorës" dhe "mendjes". Kështu, mënyra se si mendon, është e lidhur ngushtë me punën që bën.

- Pa punë njeriu e ndien veten keq.

- Po, një i papunë, në njëfarë mënyre, është bosh nga brenda.

Kësaj edhe Hegeli i kishte kushtuar vëmendje. Për të dy, Hegelin dhe Marksin, puna ishte diçka pozitive, diçka që lidhet ngushtë me të qenit njeri.

- Duhet të jetë gjithashtu pozitive të jesh punëtor.

- Po, që në origjinë, por është pikërisht këtu pika ku Marksi e drejton kritikën e tij, për mënyrën kapitaliste të prodhimit.

- Më trego të lutem.

- Në sistemin kapitalist punëtori punon për një tjetër. Puna e tij në këtë mënyrë bëhet diçka që qëndron jashtë tij, ose diçka që nuk i përket atij. Punëtori bëhet i huaj për punën e tij, por në këtë mënyrë, bëhet i huaj edhe për veten e tij. Ai humbet kontaktin me vetë realitetin e tij njerëzor. Marksi thotë, me një kuptim hegelian, se punëtori u tjetërsua.

- Unë kam një teze që ka punuar në një fabrikë çokollatash dhe ka paketuar biskota për më shumë se njëzet vjet me radhë, kështu që nuk kam problem për të kuptuar se çfarë do të thuash. Ajo thotë se çdo mëngjes e urrente të vajturën në punë.

- Por, në qoftë se ajo urrente punën e saj, Sofi, në njëfarë mënyre, ajo urrente edhe veten.

- Të paktën, ajo urrente biskotat.

- Në shoqërinë kapitaliste puna është organizuar në mënyrë të tillë, që punëtori, në të vërtetë, bën një punë skllavi, për një klasë tjetër sociale. Kështu punëtori transferon fuqinë e tij punëtore tek borgjezia, dhe në këtë mënyrë të gjithë jetën e tij.

- Është vërtet kaq keq?

- Ne po flasim për Marksin dhe për këtë jemi nisur nga kushtet sociale të mesit të shekullit të kaluar, kështu që përgjigjja është një "po" kumbuese. Punëtorët kishin një ditë pune 12-orëshe, në një sallë prodhimi akull të ftohtë. Paga ishte kaq e ulët, saqë duhet të punonin edhe fëmijët dhe gratë me barrë. Kjo shpinte në marrëdhënie sociale si ato që përshkruam më lart. Në shumë vende pune, një pjesë e rrogës paguhej me pije alkoolike të lira dhe gratë ishin të detyruara të merreshin me prostitucion, për të plotësuar të ardhurat. Klientët e tyre ishin "zotërinjtë e qytetit". Shkurt: Pikërisht ajo që duhej të ishte një tregues i cilësisë njerëzore, pra puna e kthente punëtorin në kafshë.

- Kjo të zemëron.

- Marksin gjithashtu. Në të njëjtën kohë, fëmijët e borgjezëve luanin violinë në sallone të ngrohta, pasi kishin bërë një banjë për t'u freskuar, ose uleshin në piano, para se të fillonin drekën e tyre mjaft të pasur. Dhe në mbrëmje, pas një vrapimi me kalë, përsëri violina dhe pianoja.

- Kjo është e padrejtë.

- Kështu mendonte edhe Marksi. Në vitin 1848, së bashku me Engelsin, botuan *Manifestin Komunist*. Ai fillon me fjalinë: "Një fantazmë po ngrihet mbi Evropë - fantazma e komunizmit".

- Kjo të frikëson.

- Edhe borgjezia u frikësua, sepse proletarët filluan të ngriheshin. Do të dëgjosh se si mbaron manifesti?

- Me kënaqësi.

- "Komunistët përbuzin që t'i fshehin mendimet dhe qëllimet e tyre. Ata deklarojnë hapur se objektivi i tyre mund të arrihet vetëm nëpërmjet përmbysjes me forcë të pushtetit që është në fuqi. Le të dridhen klasat sunduese nga revolucioni proletar. Proletarët nuk kanë çfarë të humbasin veç prangat e tyre. Ata kanë një botë për të fituar. *Proletarë të të gjitha vendeve, bashkohuni!*"

- Në qoftë se kushtet ishin aq të këqija sa thua ti, besoj se do ta kisha nënshkruar edhe unë atë manifest. Por sot kushtet kanë ndryshuar shumë.

- Në Norvegji po, por jo në të gjitha vendet. Shumë njerëz vazhdojnë të jetojnë në kushte jonjerëzore. Në të njëjtën kohë, ata prodhojnë mallra që i pasurojnë kapitalistët gjithnjë e më shumë. Këtë Marksi e quan *shfrytëzim*.

- A mund ta shpjegosh këtë fjalë pak më tepër?

- Në qoftë se punëtori prodhon një mall, ky mall ka vlerën e tij të shitjes.

- Po?

- Sikur të heqim pagën e punëtorit dhe koston e prodhimit, nga vlera e shitjes së mallit, mbetet gjithmonë një shumë. Këtë shumë Marksi e quante *mbivlerë*, ose fitim. Kjo do të thotë se kapitalisti fut në xhep një vlerë që, në të vërtetë, është krijuar nga punëtori. Ky quhet "shfrytëzim".

- Ju kuptova drejt.

- Tani kapitalisti mund të investojë diçka nga fitimi në kapitalin e

ri, për shembull, në moderizimin e mjeteve të prodhimit. Këtë e bën sepse shpreson që ta prodhojë mallin akoma më lirë. Po kështu, ai shpreson se fitimi do të shtohet në të ardhmen.

- Kjo është logjike.

- Po, mund të duket logjike. Por, si në këtë fushë ashtu dhe në fusha të tjera, në synime afatgjata, nuk shkojnë gjithnjë punët ashtu siç i mendon kapitalisti.

- Çfarë do të thotë kjo?

- Marksi mendonte se kishte shumë kontradikta të brendshme, në mënyrën kapitaliste të prodhimit. Kapitalizmi është një sistem ekonomik vetështkatërrues sepse i mungon një drejtim i arsyeshëm.

- Në njëfarë mënyre, kjo është mirë për të shtypurit.

- Arsyeja që ai duhet të shkojë drejt shkatërrimit, ndodhet në vetë natyrën e sistemit kapitalist. I parë nga ky këndvështrim, kapitalizmi është "progresiv", ose me drejtim nga e ardhmja, sepse është një stad në rrugën drejt komunizmit.

- Mund të japësh ndonjë shembull që kapitalizmi është vetështkatërrues?

- Ne përmendëm kapitalistin, që kishte një shumë parash të tepërta dhe që përdorte një pjesë prej tyre, për të modernizuar fabrikën. Një pjesë shkon edhe për orët e violinës. Për më tepër, e shoqja është mësuar me jetën luksoze.

- Po?

- Ai blen makina të reja dhe nuk i duhen më edhe aq punëtorë. Këtë ai e bën për të rritur fuqinë konkurruese.

- E kuptoj.

- Por nuk është vetëm ai që mendon kështu. Kjo do të thotë se e gjithë jeta produktive vazhdon të bëhet më efektive. Fabrikat bëhen gjithnjë e më të mëdha dhe përqendrohen në më pak duar. Çfarë ndodh tani, Sofi?

- Jo...

- Nga kjo bie gjithnjë e më tepër nevoja për fuqi punëtore. Kështu, gjithnjë e më shumë, shtohet ushtria e të papunëve. Prandaj krijohen vazhdimisht probleme të mëdha sociale dhe *kriza* të tilla janë sinjal që kapitalizmi po i afrohet shkatërrimit të tij. Por kapitalizmi ka edhe shumë elemente të tjerë shkatërrues. Kur duhet që sa më shumë fitim të jetë i

lidhur me mjetet e prodhimit, pa krijuar mbivlerë të mjaftueshme, për të mbajtur në moto prodhimin me çmime konkurruese...

- Po?

- Çfarë bën kapitalisti atëherë? Mund të më përgjigjesh?

- Jo, nuk mundem.

- Mendo se je pronare e ndonjë fabrike. Nuk ke mjete financiare të blesh lëndë të parë, për ta mbajtur prodhimin në lëvizje. Je e kërcënuar nga falimentimi. Çfarë do bëje në këtë rast?

- Ndoshta do të ulja pagat.

- Një veprim i shkathët. Veprimi më i shkathët që mund të bëhet. Por, në qoftë se të gjithë kapitalistët janë po aq të shkathët sa ti - dhe janë të tillë - punëtorët do të varfërohen aq shumë, saqë asnjë nuk do të jetë në gjendje të blejë. Në këtë rast ne themi se fuqia blerëse ka rënë. Dhe tani jemi me të vërtetë në një rreth vicioz. "Kambanat po bien për pronën private kapitaliste", thotë Marksi. Shpejt do të gjendemi në një situatë revolucionare.

- E kuptoj.

- Për t'i rënë shkurt, kjo përfundon me proletarët që ngrihen dhe marrin pushtetin mbi mjetet e prodhimit

- Dhe çfarë ndodh tani?

- Në të ardhmen do të kemi një "klasë të re shoqërore", ku proletarët e mbajnë poshtë borgjezinë me anë të forcës. Këtë Marksi e quan *diktaturë të proletariatit*. Pas një periudhe tranzicioni, diktatura e proletariatit do të zëvendësohet nga "shoqëria pa klasa", ose *komunizmi*. Kjo do të jetë një shoqëri ku mjetet e prodhimit do të jenë pronë e "të gjithëve", pra e të gjithë popullit. Në këtë shoqëri, secili "jep sipas mundësive" dhe merr "sipas nevojës". Mbi të gjitha, puna tani i takon vetë popullit dhe "tjetërsimi" kapitalist merr fund.

- Kur e dëgjon, tingëllon bukur, por si bëhet kjo, me revolucion?

- Po dhe jo. Ekonomistët e sotëm kanë vënë në dukje se Marksi kishte gabime në shumë pika të rëndësishme. Jo më pak vlen kjo për analizën që i ka bërë ai krizave në kapitalizëm. Marksi nuk i kushtoi vëmendje fare shfrytëzimit pa kriter të natyrës, që sot e përjetojmë me shumë seriozitet. Por sidoqoftë...

- Po?

- Marksizmi shpuri në përmbysje të mëdha. Nuk ka dyshim se

socializmi, prej një kohë të gjatë, ka luftuar me sukses për një shoqëri njerëzore. Së paku, në Evropë ne jetojmë në një shoqëri më të drejtë dhe solidare, sesa në kohën e Marksit. Kjo i dedikohet, jo më pak, Marksit dhe gjithë lëvizjes socialiste.

- Çfarë ka ndodhur?

- Pas Marksit lëvizja socialiste u nda në dy rryma të mëdha. Nga njëra anë ishte *socialdemokracia*, dhe nga ana tjetër *leninizmi*. Socialdemokracia, që ishte për një afrim paqësor dhe gradual drejt socializmit, u bë rruga e Evropës Perëndimore. Këtë ne mund ta quajmë "revolucion i ngadalshëm". Leninizmi, që përmban mësimet e Marksit se vetëm revolucioni mund ta luftojë klasën e vjetër shoqërore, pati domethënie të madhe në Evropën Lindore, Azi dhe Afrikë. Sipas drejtimit të vet, secila nga lëvizjet ka luftuar mjerimin dhe shtypjen.

- Por a nuk u krijua një formë tjetër shtypjeje? Për shembull, në Bashkimin Sovjetik dhe Evropën Lindore?

- Pa dyshim, dhe këtu shohim përsëri se çdo gjë që prek njeriu, bëhet një përzierje e së mirës me të keqen. Nga ana tjetër, do të ishte pa kuptim të kritikosh Marksin për raportet negative në të ashtuquajturat vende socialiste, pesëdhjetë ose njëqind vjet pas vdekjes së tij. Por ndoshta atij nuk i kishte vajtur mendja, se do të ishin njerëzit ata që do të administronin edhe komunizmin. Ndoshta nuk do të ketë kurrë "tokë të premtuar". Njerëzit gjithmonë do të krijojnë probleme, që pastaj të luftojnë me to.

- Me siguri.

- Dhe me këtë i vëmë pikën Marksit, Sofi.

- Prit pak. A nuk the se drejtësi ka vetëm midis të barabartëve?

- Jo, këtë e ka thënë Skruge.

- Nga e di ti që e ka thënë ai?

- Po, si të them. Ne të dy kemi të njëjtin shkrimtar. E parë nga kjo pikë, ne jemi më shumë të lidhur me njëri-tjetrin, sesa mund të duket nga një vështrim i sipërfaqshëm.

- Edhe ironia na duhej tani!

- Dyfish, Sofi. Ishte ironi e dyfishtë.

- Por, të kthehemi tek drejtësia. The që Marksi mendonte se kapitalizmi ishte një shoqëri e padrejtë. Si do ta përkufizoje një shoqëri të drejtë?

- Një filozof moralist marksist, *John Rawls*, ka provuar të thotë diçka për këtë me shembullin e mëposhtëm: Mendoje veten sikur je anëtar i një këshilli suprem, që do të formulojë të gjitha ligjet e një shoqërie të ardhme.

- Do të kisha shumë dëshirë të ulesha në atë këshill.

- Ata duhet të vlerësojnë të gjitha rrethanat, sepse, sapo të kenë arritur në pajtueshmëri të plotë dhe të firmosin ligjet, do të bien të vdekur.

- Oo... o!

- Por do të ngjalleshin menjëherë përsëri, pikërisht në atë shoqëri për të cilën vendosën ligjet. Puna është se ata nuk e dinë se cilin vend kanë në këtë shoqëri.

- E kuptoj.

- Një shoqëri e tillë, do të ishte një shoqëri e drejtë. Sepse është ngritur mbi të barabartë.

- Burra dhe gra!

- Ky është një kusht i vetëkuptueshëm. Asnjë prej tyre nuk e di nëse do të ngjallet, burrë apo grua qoftë. Meqenëse shanset janë pesëdhjetë me pesëdhjetë, kjo do të thotë se shoqëria do të jetë njëlloj e barabartë, si për burrat, ashtu edhe për gratë.

- Duket joshëse.

- Tani më thuaj, ishte Evropa e kohës së Marksit një shoqëri e tillë?

- Jo!

- Por ndoshta do të mund të më tregoje një shoqëri të tillë në ditët tona?

- Në rregull... kjo është pyetje!?

- Mendohu për këtë. Nuk ka më për Marksin.

- Çfarë the?

- Kryeradhë!

# DARVINI

***...një anije me gene, që lundron nëpër jetë...***

Të dielën në mëngjes Hilde u zgjua befas nga zhurma e një përplasjeje. Ishte dosja që kishte rënë në dysheme. Ajo ishte shtrirë duke lexuar për Sofien dhe Alberton, që flisnin për Marksin, dhe e kishte zënë gjumi me dosje në prehër. Abazhuri kishte qëndruar gjithë natën ndezur.

Ora elektronike, me numra jeshilë, mbi tavolinë tregonte 8.59.

Ajo kishte parë në ëndërr fabrika gjigante dhe qytete të mëdhenj të ndotur. Në cepin e një rruge ishte ulur një vajzë e vogël që shiste shkrepëse. Njerëz të veshur mirë, me kapele të larta dhe frakë, i kalonin pranë.

Sapo u ngrit nga krevati, iu kujtuan ligjvënësit, të cilët zgjoheshin në shoqërinë që e kishin krijuar vetë. Hilde ishte e gëzuar që po zgjohej në Bjerkeli.

A do të kishte guxuar të zgjohej në Norvegji, pa e ditur se në cilin vend të Norvegjisë do të zgjohej?

Por nuk ishte puna vetëm se ku. A mund të ishte zgjuar në një kohë tjetër, në Mesjetë, për shembull, ose në epokën e gurit, dhjetë ose dymbëdhjetë mijë vjet më parë? Ajo e përfytyronte veten para hyrjes së një shpelle, duke punuar ndonjë lëkurë kafshe të egër.

Si do të kishte qenë një vajzë pesëmbëdhjetëvjeçare, para se të ekzistonte ajo që e quajmë kulturë? Si do të kishte menduar atëherë vallë?

Hilde veshi një triko, e ngriti dosjen mbi krevat dhe u rehatua për të lexuar më tej letrën shumë të gjatë të të jatit.

Sapo Albertua tha "kryeradhë", trokiti dera tek shtëpiza e majorit.

- Kemi zgjidhje tjetër? - pyeti Sofia.

- Jo, nuk kemi, - hungëroi Albertua.

Jashtë tek shkallët po rrinte një plak shumë i vjetër, me flokë dhe mjekër të gjatë e të bardhë. Në dorën e djathtë mbante një shkop

shtegtari, në të majtën një dërrasë të madhe e të rrafshtë, me pamjen e një varke të lashtë. Mbi varkë dukeshin të gjitha llojet e kafshëve.

- Kush është zotëria? - pyeti Albertua.

- Unë quhem Noe.

- E dija unë.

- Stërgjyshi yt i lashtë, biri im. Mos nuk është më e modës të kujtohen stërgjyshërit?

- Çfarë mban ashtu në dorë? - e pyeti Sofia.

- Kjo është një pamje me të gjitha kafshët që shpëtuan nga përmbytja e madhe. Urdhëro bija ime, është për ty.

Sofia e mori dërrasën e madhe dhe plaku i vjetër tha:

- Duhet të kthehem në shtëpi për të ujitur vreshtin...

Me kaq bëri një kërcim, i përplasi këmbët në ajër dhe iku me nxitim në pyll, në një mënyrë që vetëm pleqtë me humor mund ta bëjnë.

Sofia dhe Albertua u futën brenda dhe u ulën si më parë. Sofia filloi të vështrojë dërrasën, por Abertua ia mori nga dora me një pamje autoritare.

- Do të përqendrohemi në fillim tek vijat kryesore.

- Vetëm fillo.

- Harruam të themi se Marksi 34 vitet e fundit të jetës së tij, banonte në Londër. Ai u shpërngul aty në vitin 1849 dhe vdiq në vitin 1883. Gjatë gjithë kësaj kohë edhe *Çarls Darvin* banonte në një vend jashtë Londrës. Ai vdiq në vitin 1882 dhe u varros me solemnitet në abacinë e Uestminsterit, si një nga bijtë më të mëdhenj të Anglisë. Por nuk ishte vetëm koha dhe vendi, që Marksit dhe Darvinit u kryqëzohen rrugët. Marksi dëshironte që kryeveprën e tij, "Kapitali", t'ia dedikonte Darvinit, por Darvini nuk pranoi. Një vit më vonë, kur Marksi vdiq, miku i tij *Frederik Engels* tha: "Ashtu siç zbuloi Darvini ligjet e zhvillimit të natyrës organike, Marksi zbuloi ligjet e zhvillimit të historisë njerëzore".

E kuptoj.

- Një mendimtar tjetër, që e lidhi veprimtarinë e tij me Darvinin, është edhe psikologu *Sigmund Freud (Frojd)*. Edhe ai vitet e fundit të jetës i kaloi në Londër. Frojdi tha se, si teoria e evolucionit, ashtu edhe psikanaliza e Darvinit kishin sjellë si pasojë cenimin e egoizmit naiv

njerëzor.

- Tani u bënë shumë emra. Do të flasim për Marksin, Darvinin apo për Frojdin?

- Në një kuptim të gjerë do të flasim për rrymën natyraliste, nga mesi i shekullit të kaluar e deri në ditët tona. Me "natyralizëm" kuptojmë pikëpamjen reale që nuk njeh tjetër realitet veç natyrës dhe botës së shqisave. Natyralisti e sheh njeriun si pjesë të natyrës. Mbi të gjitha një shkencëtar natyralist mbështetet mbi fenomenet natyrore dhe jo mbi supozime racionaliste ose ndonjë formë të shfaqjes hyjnore.

- Dhe kjo vlen për të tre, Marksin Darvinin dhe Frojdin?

- Në mënyrë absolute. Parullat nga mesi i shekullit të kaluar ishin "natyrë", "mjedis", "histori", "evolucion" dhe "rritje". *Marksi* kishte shënuar se ideologjia njerëzore është produkt i bazës materiale të shoqërisë. *Darvini* tregoi se njerëzimi është rezultat i një evolucioni të gjatë biologjik, kurse studimet e *Frojdit* mbi subkoshiencën zbuluan se veprimet e njerëzve shpesh rezultojnë si dëshira të caktuara "kafshërore", ose si instikte.

- Unë besoj se e kuptoj se çfarë do të thuash me natyralizëm, por nuk është më mirë t'i marrim nga një me radhë?

- Do të flasim për Darvinin, Sofi. Të kujtohet se parasokratikët donin të gjenin *shpjegime natyraliste* për proceset natyrore? Ashtu si donin të çliroheshin ata nga shpjegimet e vjetra mitologjike, donte edhe Darvini të çlirohej nga mendimi i kishës mbi krijimin e njerëzve dhe kafshëve.

- Por, a ishte ai filozof në të vërtetë?

- Darvini ishte biolog dhe shkencëtar natyralist. Ai ishte njëkohësisht edhe shkencëtari i kohëve të reja, që sfidoi në mënyrë të hapur pikëpamjen e Biblës mbi vendin e njeriut në Krijim.

- Kështu që është mirë të flasësh pak për teorinë e tij të evolucionit.

- Do të fillojmë me vetë Darvinin. Ai lindi në vitin 1809, në qytetin e vogël Shrewsbury. Babai, Dr. Robert Darvin, ishte një mjek i njohur i vendit dhe njeri shumë pedant për sa i përket edukimit të djalit të tij. Kur Çarli shkoi në shkollën e përgjithshme të qytetit, drejtori e përmendte si një djalë që lëvizte lart e poshtë, duke qeshur e folur pa mend, pa u marrë me ndonjë gjë të dobishme. Me "të dobishme", ky drejtor kuptonte zgjedhimin e foljeve latine dhe greke. Me "lëvizje lart

e poshtë", kuptonte midis të tjerash, lëvizjet e Çarlit për të mbledhur kacabunj të të gjithë llojeve.

- Me siguri që më vonë i ka tërhequr mbrapsht këto fjalë.

- Edhe më vonë, kur studionte teologji, Darvini ishte më i interesuar me gjahun e zogjve dhe mbledhjen e fluturave, sesa me studimet. Kështu që nuk mori nota të mira në provimin e teologjisë. Por, krahas studimeve në teologji, ai arriti të bënte një punë të mirë si natyralist. Jo më pak u mor me gjeologji, që ndoshta ishte për kohën shkenca më e përhapur. Në vitin 1831, me të mbaruar provimet e teologjisë në Kembrixh, ai udhëtoi në Uellsin e Veriut, për të studiuar formacionet malore dhe për të kërkuar fosile. Në gusht të të njëjtit vit, kur ishte vetëm 22 vjeç, mori një letër që ndryshoi të gjithë rrjedhën e jetës së tij...

- Çfarë i shkruanin?

- Letra ishte nga miku dhe mësuesi i tij John Steven Henslow. Ai i shkruante: "Më kanë kërkuar... të rekomandoj një natyralist, për të shoqëruar kapiten Ficroin, që është ngarkuar nga qeveria për të vizatuar hartat e brigjeve jugore të Amerikës. Unë sugjerova... se ju konsideroj personin më të kualifikuar që mund të mendohet, për të marrë përsipër një detyrë të tillë. Për sa i përket anës financiare, nuk kam ndonjë të dhënë. Udhëtimi do të vazhdojë dy vjet...".

- Si e mban mend përmendësh?

- Vogëlsira, bija ime.

- Dhe ai u përgjigj po?

- Ai kishte një dëshirë të madhe për të mos e lëshuar këtë rast, por në atë kohë të rinjtë nuk mund të bënin asgjë pa lejen e prindërve. Pas shumë bisedash, i ati u bind. Ai do të paguante edhe shpenzimet e udhëtimit, përderisa "ana financiare" kishte qenë aq e dobët.

- Oo...

Anija H.M.S. "Beagle" u nis nga porti i Plimuthit më 27 dhjetor të vitit 1831 me kurs për në Amerikën e Jugut, dhe nuk u kthye në Angli përpara tetorit të vitit 1836. Dy vjetët u bënë pesë vjet të plotë. Por edhe udhëtimi për në Amerikën e Jugut u kthye në udhëtim rreth botës. Po flasim për udhëtimin më të rëndësishëm të zbulimeve shkencore të kohëve të reja.

- E bëri vërtet udhëtimin rreth botës?

- Po. Nga Amerika e Jugut rruga vazhdoi nëpër Oqeanin Paqësor

deri në Zelandën e Re, Australi dhe Afrikën e Veriut. Prej andej udhëtuan përsëri për në Amerikën e Jugut, para se të ktheheshin përsëri në Angli. Vetë Darvini shkroi se "udhëtimi me Beaglen" ishte pa dyshim udhëtimi më domethënës në jetën e tij.

- Nuk do të ketë qenë dhe aq e lehtë të ishe natyralist në mes të oqeanit.

- Vitet e para "Beagle" lundroi lart e poshtë nëpër brigjet e Amerikës së Jugut. Kjo i dha dorë Darvinit të njihej me kontinentin dhe tokën në brendësi. Një rëndësi të madhe kishin ekspeditat në ishujt e Galapagosit, në perëndim të Amerikës së Jugut. Në këtë mënyrë ai mblodhi material të mjaftueshëm, të cilin pak nga pak e dërgoi në Angli. Sidoqoftë, reflektimet për natyrën dhe shumë histori të jetuara, ai i mbajti për vete. Kur u kthye në atdhe, në moshën njëzeteshtatëvjeçare, ishte tashmë i njohur si shkencëtar natyralist. Që në atë kohë ai e kishte në kokë atë që do të bëhej më vonë teoria e evolucionit. Por kaluan shumë vjet pas kthimit të tij në atdhe, para se ta publikonte kryeveprën e tij. Sepse Darvini ishte njeri i kujdesshëm, Sofi. Kështu duhet të jetë një shkencëtar natyralist.

- Si quhet kryevepra e tij?

- Si të them, ishin disa, por libri që hapi një debat të nxehtë në Angli ishte "Origjina e llojeve", që u botua në vitin 1859. Titulli i plotë i librit ishte: "On the Origin of Species by Means of Natural Selection or the Preservation of Favoured Races in the Struggle for Life". Titulli i gjatë është në fakt përmbledhja e gjithë teorisë së Darvinit.

- Dhe si përkthehet?

- "Origjina e llojeve me ndihmën e seleksionimit natyral dhe ruajtja e racave të favorizuara në luftën për jetë."

- Po, titulli është kuptimplotë.

- Ne do ta shohim hallkë për hallkë. Tek "Origjina e llojeve", Darvini parashtron dy teori, ose teza kryesore: Në të parën thotë se të gjitha bimët dhe kafshët vijnë nga forma të hershme primitive, nëpërmjet një evolucioni biologjik. Në të dytën thotë se evolucioni ndodh si rezultat i "seleksionimit natyral".

- Sepse më të fortët mbijetojnë, apo jo?

- Ne do të përqendrohemi në fillim tek teoria e evolucionit. Kjo, në vetvete, nuk ishte dhe aq origjinale. Ideja e një evolucioni biologjik

filloi të pranohet gjerësisht në disa rrethe, që nga fillimi i viteve 1800. Ai që i dha më shumë tonin ishte zoologu francez *Lamark*. Përpara tij, gjyshi i Darvinit, *Erasmus Darvin*, kishte thënë se bimët dhe kafshët kanë dalë gradualisht nga disa forma primitive. Por asnjë prej tyre nuk kishte dhënë ndonjë shpjegim të pranueshëm se *si* kishte ndodhur ky evolucion. Prandaj edhe nuk shiheshin si kundërshtarë të rrezikshëm nga njerëzit e kishës.

- Por i tillë u bë Darvini.

- Po, dhe jo pa arsye. Mësimet e Biblës mbi pandryshueshmërinë e llojeve të bimëve dhe të kafshëve, mbështeteshin si në mjediset fetare, ashtu edhe në shumë mjedise shkencore. Mendohej se çdo bimë dhe kafshë ishte krijuar një herë e përgjithmonë nëpërmjet një akti krijimi të posaçëm. Kjo pikëpamje kristiane ishte në harmoni edhe me teorinë e Platonit dhe Aristotelit.

- Si?

- Teoria e Platonit mbi idetë mbështetej mbi idenë se të gjitha llojet e kafshëve ishin të pandryshueshme, sepse ishin bërë sipas modeleve të ideve ose formave të përjetshme. Që llojet e kafshëve ishin të pandryshueshme, ishte gur themeli edhe në filozofinë e Aristotelit. Po pikërisht në kohën e Darvinit ishin bërë një sërë vrojtimesh dhe zbulimesh, që i vunë në provë pikëpamjet tradicionale.

- Çfarë ishin këto vrojtime?

- Fillojmë me faktin e rritjes së numrit të fosileve të zbuluara. Ishin gjetur kocka të mëdha kafshësh të zhdukura. Darvini habitej me vete, kur gjente kocka të kafshëve të detit, në brendësi të vendit. Në Amerikën e Jugut ishin gjetur fosile të kafshëve të mëdha të detit, lart në malet e Andeve. Por çfarë bën një kafshë deti lart në malet e Andeve, Sofi? Mund të më përgjigjesh për këtë?

- Jo.

- Ndonjëri mendonte se i kishin hedhur atje vetë njerëzit ose kafshët. Kishte pastaj të tjerë që thoshin se Zoti kishte krijuar fosile të tilla për të gabuar të pafetë.

- Çfarë mendonin shkencëtarët?

- Shumica e gjeologëve ishin për "teorinë e katastrofave", sipas së cilës toka ka qenë goditur shumë herë nga përmbytje, tërmete dhe katastrofa të tjera, të cilat kishin shkatërruar të gjithë jetën në tokë. Një

lloj i tillë katastrofe përshkruhet edhe tek Bibla. Është fjala për përmbytjen e madhe dhe Varkën e Noes. Pas çdo katastrofe, Zoti krijonte një jetë të re mbi tokë, duke krijuar kafshë dhe bimë të reja më të përsosura.

- Dhe kështu gjurmët e fosileve ishin nga forma të hershme të jetës, që ishin zhdukur nga ndonjë katastrofë e tillë e madhe.

- Pikërisht. U tha, për shembull, se fosilet ishin gjurmë të kafshëve që nuk gjetën vend në Varkën e Noes. Por kur u nis Darvini me "Beaglen", kishte marrë me vete volumin e parë të librit të gjeologut anglez *Çarls Lyells*, "Principles of Geology". Ai mendonte se gjeografia e sotme e tokës, me male të larta dhe lugina të thella, ishte rezultat i një evolucioni të gjatë, të ngadalshëm dhe të vazhdueshëm. Mendimi ishte se, ndryshime shumë të vogla, që veprojnë në mënyrë graduale, në periudha shumë të gjata të kohës, mund të shpien në transformime të mëdha gjeografike.

- Çfarë lloj ndryshimesh janë këto?

- Ai kishte parasysh të njëjtat forca që veprojnë dhe sot: Koha dhe era, shkrirja e akujve, tërmetet dhe shkarjet e tokës. Është si pika e ujit që thyen gurin, jo me forcë, por në mënyrë të vazhdueshme. Lyelli mendonte se ndryshime të tilla të vogla graduale gjatë një periudhe të gjatë kohë, mund ta ndryshojnë natyrën krejtësisht. Vetëm se kjo teori nuk mund të shpjegonte përse mbeturinat e kockave të detit gjendeshin lart në malet e Andeve. Darvini nuk e hoqi kurrë nga mendja se, *ndryshimet e vogla graduale* mund të shpien në ndryshime dramatike, vetëm po të kenë kohën si ndihmës.

- Me siguri, ai mendonte se një shpjegim i njëjtë mund të përdorej edhe për sa i përket evolucionit të kafshëve.

- Po, ai e pyeste veten për këtë gjë, por Darvini ishte njeri i kujdesshëm. Ai e bënte pyetjen shumë më përpara se të guxonte të përgjigjej. Ai përdorte të njëjtën metodë që përdorin filozofët: Është e rëndësishme të pyesësh, por më e rëndësishme është të mos ngutesh që të përgjigjesh.

- E kuptoj.

- Një faktor vendimtar në teorinë e Lyellit ishte mosha e tokës. Në kohën e Darvinit besohej gjerësisht se kishin kaluar vetëm 6000 vjet, nga koha që Zoti e kishte krijuar tokën. Në këtë shifër kishin arritur

duke numëruar të gjithë brezat, nga koha e Adamit dhe Evës.

- Naive!

- Është e lehtë të tregohesh i zgjuar tani. Vetë Darvini e kishte llogaritur moshën e tokës 300 milionë vjet. Një gjë ishte e qartë: As teoria e Lyellit mbi evolucionin gradual gjeologjik dhe as teoria e evolucionit e Darvinit, nuk kishin kuptim në qoftë se nuk llogaritej periudha jashtëzakonisht e gjatë e kohës.

- Sa është mosha e tokës?

- Sot e dimë se mosha e tokës është 4.6 miliardë vjet.

- Deri tani jemi përqendruar vetëm në një nga argumentet e Darvinit lidhur me evolucionin biologjik dhe pikërisht me *depozitimet shtresore të fosileve* në rajone të ndryshme malore. Një argument tjetër është *shpërndarja gjeografike* e llojeve të gjalla. Këtu ndihmoi udhëtimi shkencor i Darvinit me materiale të reja dhe jashtëzakonisht të pasura. Ai kishte parë se lloje të ndryshme kafshësh të një rajoni, dallonin nga njëri-tjetri shumë pak. Ai bëri vrojtime interesante në ishujt e Galapagosit, në perëndim të ekuatorit.

- Më trego.

- Bëhet fjalë për një grup kompakt ishujsh me origjinë vullkanike. Në këta ishuj nuk kishte ndryshime të mëdha në jetën e bimëve dhe të kafshëve. Mirëpo ishin pikërisht ndryshimet e vogla me të cilat u mor Darvini. Në të gjithë ishujt ai pa breshka deti, por vuri re se ato, ndryshonin pak nga njëra-tjetra. A kishte krijuar Zoti me të vërtetë nga një lloj të veçantë breshke për çdo ishull?

- Nuk besoj.

- Edhe më të rëndësishme ishin vrojtimet e Darvinit mbi jetën e zogjve në Galapagos. Nga ishulli në ishull, ai vuri re ndryshime që binin në sy midis llojeve të harabelave për sa i përket formës së sqepit. Darvini provoi se këto ndryshime ishin në vartësi të llojit të ushqimit që harabelat gjenin në këta ishuj. Harabeli sqepmprehtë i tokës ushqehej me boçe pishe, harabeli i vogël këngëtar me insekte dhe harabeli i kaçubeve me insekte drurësh dhe folesh... Secili lloj kishte një sqep në përshtatje të plotë me llojin e ushqimit që gjente. A ishte e mundur që të gjithë këta harabela të rridhnin nga i njëjti lloj? Dhe, me kalimin e kohës, a nuk u ishin përshtatur harabelat rrethanave në ishuj të ndryshëm, derisa më në fund u krijuan lloje të reja harabelash?

- Në këtë përfundim arriti?

- Po, ndoshta ishte pikërisht Galapagosi vendi ku Darvini u bë "darvinist". Ai vuri re se fama e këtij grupi të vogël ishujsh, kishte shumë pak ndryshim nga fauna që kishte parë në Amerikën e Jugut. A i kishte krijuar Zoti të gjitha këto kafshë një herë e përgjithmonë, me pakëz ndryshim nga njëra-tjetra, apo kishte ndodhur ndonjë evolucion. Gjithnjë e më shumë, ai filloi të dyshojë në faktin që llojet ishin të pandryshueshme. Por ende nuk kishte ndonjë shpjegim se *si* ndodhte një evolucion eventual, ose një përshtatje ndaj rrethanave. Ishte edhe një argument i fundit, që tregonte se të gjitha kafshët në tokë duhet të ishin të ngjashme.

- Po?

- Ky ishte *zhvillimi embrional* tek gjitarët. Në qoftë se krahasojmë embrionin e qenit, lakuriqit, lepurit dhe njeriut në një stad të hershëm, vihet re se janë aq të ngjashëm, saqë pothuajse nuk sheh ndryshim. Vetëm në një stad të më vonshëm të zhvillimit embrional, mund të ndash fetusin e njeriut nga fetusi i lepurit. A nuk do të ishte kjo një shenjë se jemi farefis i largët?

- Por ai vazhdonte të mos kishte ndonjë shpjegim se si ndodh evolucioni.

- Ai reflektonte në mënyrë të vazhdueshme ndaj teorisë së Lyellit, mbi transformimet e vogla që mund të japin efekte të mëdha për një periudhë kohe të gjatë, por nuk gjente një shpjegim që mund të përdorej si princip universal. Ai e njihte teorinë e francezit Lamark. Lamarku kishte treguar se llojet e ndryshme të kafshëve kishin zhvilluar karakteristikat për të cilat kishte nevojë. Gjirafat, për shembull, kishin zhvilluar qafën e gjatë, sepse për breza të tërë ishin zgjatur tek gjethet e drurëve. Lamarku mendonte gjithashtu, se karakteristikat që ruan një individ nëpërmjet përpjekjeve të tij, trashëgohen tek pasardhësit e tij. Këtë teori të "karakteristikave të trashëgueshme" Darvini e la mënjanë, thjesht sepse Lamarku nuk kishte ndonjë provë për pohimet e tij të guximshme. Por tani ishte diçka tjetër, më bindëse, për të cilën mendonte në mënyrë të vazhdueshme. Ti mund të thuash se mekanizmin e evolucionit të llojit e kishte përpara hundës.

- Po pres se ku do të dalësh.

- Mirëpo unë dëshiroj që këtë mekanizëm ta zbulosh ti. Prandaj

po të pyes: Po të kishe tre lopë dhe ushqimi të mjaftonte vetëm për dy, çfarë do të bëje në këtë rast?

- Ndoshta do të therja njërën prej tyre.

- Po... dhe cilën lopë do të therje?

- Me siguri atë që jep më pak qumësht.

- Kështu mendon ti?

- Po, kjo është logjike.

- Pikërisht kështu kanë vepruar njerëzit për mijëra vjet me radhë. Por nuk nuk kemi mbaruar me lopët e tua. Të mendojmë se do që të kesh një viç prej njërës. Prej cilës do ta doje viçin?

- Nga ajo që jep më shumë qumësht. Kështu që viçi do të bëhej një lopë qumështore.

- Kështu që ti parapëlqen lopë të mira qumështore. Tani le të zgjidhim edhe një problem tjetër. Po të merreshe me gjah dhe të kishe dy zagarë e papritur të ishe e detyruar që të dëboje njërin prej tyre, cilin do të zgjidhje?

- Do të mbaja atë që do kishte nuhatje më të mirë.

- Pra, ti parapëlqen zagarin më të mirë. Kështu, Sofi, kështu i kanë përmirësuar njerëzit kafshët shtëpiake, për afro dhjetë mijë vjet. Pulat nuk kanë bërë gjithmonë pesë vezë në javë, delet nuk kanë pasur kaq lesh dhe kuajt nuk kanë qenë kaq të fortë dhe të shpejtë. Por njerëzit kanë bërë një *seleksionim artificial.* Kjo vlen edhe për botën bimore. Njeriu nuk mbjell patate të këqija, në qoftë se ka farë të mirë patatesh. Njeriu nuk i korr kallinjtë pa bukë. Darvini thekson se asnjë lopë, asnjë kalli gruri, asnjë qen dhe asnjë harabel nuk është krejtësisht njëlloj. Natyra na tregon një gamë shumë të gjerë llojesh. Edhe vetë brenda të njëjtit lloj, individët nuk janë njëlloj. Kjo është diçka që e provove kur pive nga shishja blu.

- Po, kjo duhet të jetë e vërtetë.

- Tani Darvinit i duhej të pyeste veten: A ishte e mundur që i njëjti mekanizëm të funksiononte edhe në natyrë? A mund të mendohej, se natyra bën një "seleksionim natyral" për individët që do të mbijetojnë? Dhe jo më pak: A mundej një mekanizëm i tillë, brenda një periudhe të gjatë kohe, të krijonte lloje krejt të reja bimësh dhe kafshësh?

- Me bast që përgjigjja është po.

- Përsëri Darvini nuk mund të kuptonte se si mund të punonte një

mekanizëm i tillë në natyrë. Por, në tetor të vitit 1838, pikërisht dy vjet pasi ishte kthyer në atdhe, i ra në dorë rastësisht një libër i vogël, i një eksperti mbi popullsinë që quhej *Tomas Maltus*. Libri titullohej "An Essay on the Principles of Population". Idenë për këtë libër Maltusi e kishte marrë nga *Benjamin Franklin*, amerikani që, midis të tjerash, kishte shpikur rrufepritësen. Franklini kishte treguar se po të mos ishin faktorët kufizues natyrorë, vetëm një lloj bime ose kafshe do të ishte shpërndarë në të gjithë tokën, por meqenëse ka shumë lloje, ato e mbajnë njëra-tjetrën në gjendje "shah"-u.

- E kuptoj.

- Maltusi e zhvilloi këtë mendim më tej dhe ia përshtati situatës së popullsisë mbi tokë. Ai tregoi se aftësia riprodhuese e njeriut është aq e madhe, saqë gjithmonë do të ketë më tepër fëmijë, nga ç'janë mundësitë për të jetuar. Për arsye se prodhimi i ushqimit nuk mban asnjëherë një hap me rritjen e popullsisë, një numër i madh janë të dënuar të humbasin në luftën për ekzistencë. Ata që mbijetojnë dhe që ripërtërijnë racën janë ata që ia dalin më mirë në luftën për ekzistencë.

- Duket logjike.

- Dhe ky ishte mekanizmi universal që kërkonte Darvini. Këtu qëndronte shpjegimi se si ndodhte evolucioni. Kjo bëhej në saje të *seleksionimit natyral* në luftën për ekzistencë, ata që i përshtaten më mirë rrethanave, mbijetojnë dhe përtërijnë racën. Kjo ishte teoria që parashtroi ai në librin tjetër "Origjina e llojit". Ai shkroi: "Elefanti riprodhohet më ngadalë nga të gjitha kafshët e tjera, por meqenëse të gjithë këlyshët jetojnë, pas shtatëqind e pesëdhjetë vjetësh, do të kemi nëntëmbëdhjetë milionë elefantë, pasardhës të një çifti të vetëm".

- Për të mos përmendur mijëra vezë peshku, vetëm nga një peshk.

- Darvini shpjegon më tej se lufta për ekzistencë është më e ashpër midis llojeve që janë më afër njëri-tjetrit. Ata luftojnë për të njëjtin ushqim. Këtu pakica, llojet më pozitive të mesatares, dalin me të vërtetë në pah. Sa më e ashpër të jetë lufta për ekzistencë, aq më shpejt ecën evolucioni i llojeve të reja. Këtu vetëm më të përshtaturit mbijetojnë, ndërsa të gjithë të tjerët do të zhduken.

- Sa më pak ushqim të ketë dhe sa më të mëdhenj të jenë pjellat, aq më shpejt ndodh evolucioni.

- Por nuk është fjala vetëm për ushqimin. Është po aq e rëndësishme që të mos biesh pre e kafshëve të tjera. Kështu, mund të jetë përparësi të kesh ngjyrë mbrojtëse, aftësinë për të vrapuar shpejt, për të regjistruar kafshët armike, ose, në rastin më të keq, të mbash erë të keqe. Helmi që vret armiqtë, nuk është për t'u përçmuar. Nuk është e rastit që shumë kaktuse janë helmues, Sofi. Në shkretëtirë rriten pothuajse vetëm kaktuse. Këto bimë janë krejtësisht të hapura dhe diktohen nga kafshët barngrënëse të shkretëtirës.

- Prandaj shumica e kaktuseve kanë gjemba.

- Rëndësi themelore ka gjithashtu aftësia për t'u shumëzuar. Darvini e studioi hollësisht mënyrën e zgjuar të pjalmimit të bimëve. Bimët ekspozojnë ngjyrat e tyre të bukura ose shpërndajnë aromat e tyre të këndshme, pikërisht për të tërhequr insektet që ndihmojnë në pjalmim. Për të njëjtën arsye, edhe zogjtë këndojnë këngët e tyre të bukura. Një ká i plogët dhe melankolik që nuk interesohet për lopët, është po aq i painteresuar edhe për gjenealogjinë. Me karakteristika të tilla linja e tij vdes menjëherë, sepse detyra e vetme e tij, si individ në jetë, është të rritet deri në pjekurinë seksuale për t'u shumëzuar, në mënyrë që raca të ripërtërihet. Kjo është si një stafetë e gjatë. Ata që, për një arsye, apo për një tjetër, nuk janë në gjendje të mbartin lëndën e trashëgimisë më tej, do të eliminohen në çdo kohë. Në këtë mënyrë raca rafinohet. Rezistenca ndaj sëmundjeve është një nga karakteristikat më të rëndësishme që mblidhet gjithë kohën dhe ruhet në llojet që mbijetojnë.

- Kështu, çdo gjë bëhet mirë dhe më mirë.

- Seleksionimi i vazhdueshëm bën që ata që përshtaten më mirë në një *mjedis të caktuar*, ose në një kamare okologjike, janë ata që, për një kohë të gjatë, do të përtërijnë racën në atë mjedis. Por ç'është përparësi në një mjedis, nuk është në një tjetër. Për disa nga harabelat e Galapagosit aftësia fluturuese ishte shumë e rëndësishme, por nuk është e rëndësishme të jesh fluturues i mirë, në qoftë se ushqimi është i shpërndarë në tokë, dhe nuk ka kafshë të egra aty afër. Arsyeja se pse janë krijuar kaq shumë lloje kafshësh, është pikërisht se ka kaq shumë kamare në natyrë.

- Por gjendet vetëm një lloj njeriu.

- Po, sepse njeriu ka një aftësi të pashembullt për t'iu përshtatur kushteve të ndryshme të jetës. Darvini u habit kur pa se si e përballonin

të ftohtit e akullt, indianët në Tokën e Zjarrtë. Por kjo nuk do të thotë se të gjithë njerëzit janë njëlloj. Ata që banojnë më afër ekuatorit, e kanë lëkurën më të zezë se ata që banojnë në rajonet veriore, për arsye se lëkura e errët të mbron nga rrezet djegëse të diellit. Njerëzit e bardhë, të cilët dalin shumë në diell, janë më të kapshëm nga sëmundjet e kancerit të lëkurës.

- A është përparësi të kesh lëkurë të bardhë, kur banon në viset veriore?

- Sigurisht, përndryshe do të ishin të gjithë me lëkurë të zezë. Lëkura e bardhë zbërthen më lehtë vitaminat e diellit dhe kjo gjë është e rëndësishme në vendet me pak diell. Sot kjo gjë nuk ka shumë rëndësi, sepse vitaminat i merr edhe nëpërmjet ushqimit. Por nuk ka në natyrë gjëra të rastësishme. Gjithçka ndodh për shkak të transformimeve të vogla, që kanë ndodhur gjatë një numri të pafund brezash.

- Në të vërtetë është fantastike ta mendosh.

- Po. Më poshtë po bëjmë një përmbledhje të teorisë së evolucionit të Darvinit:

- Vetëm fol.

- Mund të themi se "lënda e parë", ose materiali pas evolucionit të jetës në tokë, janë *variantet* e vazhdueshme midis individëve brenda të njëjtit lloj, shto këtu edhe *numrin e madh* të pjelljeve, i cili bën që vetëm një pjesë arrin të mbijetojë. Vetë "mekanizmi", ose forca shtytëse e evolucionit, është *seleksionimi natyral* në luftën për ekzistencë. Ky seleksionim bën që gjithmonë të jetojnë më të fortët, ose "më të përshtaturit".

- Është po aq logjike sa edhe një shumë aritmetike. Si u prit libri "Origjina e llojit"?

- U bë shkak debatesh. Kisha protestoi rreptë dhe bota shkencore në Angli u nda në dy pjesë. Në të vërtetë, nuk ishte për t'u çuditur. Darvini e kishte larguar Zotin shumë nga vetë akti i Krijimit. Ndonjë thoshte, me të drejtë, se ishte më mirë që të krijosh diçka me mundësi të lindura evoluese, sesa të thuash se gjërat janë krijuar me hollësi, njëherë e përgjithmonë.

Befas Sofia kërceu nga karrigia ku ishte ulur.

- Shiko atje, - thirri ajo.

Ajo tregoi jashtë nga dritarja. Jashtë, në buzë të ujit, po shëtisnin

një burrë dhe një grua, të zënë për dore. Ata ishin lakuriq.

- Janë Adami me Evën, - tha Albertua. - Ata duhet të ndajnë fatin gradualisht me Kësulëkuqen dhe Lizën në Botën e Çudirave. Ja se pse u dukën këtej.

Sofia vajti tek dritarja për t'i parë, por ata u zhdukën shpejt midis drurëve.

- Darvini mendonte se edhe njerëzit kanë evoluar nga kafshët.

- Në vitin 1871 ai botoi librin "The Descent of Man", ose "Prejardhja e njeriut". Këtu ai e drejton vëmendjen mbi ngjashmërinë e madhe midis njeriut dhe kafshës dhe mbi faktin që njeriu dhe njeriu-majmun dikur mund të kenë evoluar nga i njëjti paraardhës. Në këtë kohë, ishin zbuluar gjithashtu fosilet e para të kafkës të një lloji njeriu të zhdukur, në fillim në shkëmbinjtë e Gjibraltarit dhe, disa vjet më vonë, në Neandertal të Gjermanisë. Çuditërisht protestat ishin më të vogla në vitin 1871, sesa më 1859, kur Darvini botoi "Origjinën e llojit". Por prejardhja e njeriut nga kafshët fshihej edhe nëpër rreshtat e librit të parë, dhe siç e thashë: Darvini vdiq dhe u varros solemnisht, si një pionier i shkencës, në vitin 1882.

- Kështu, më në fund ai gjeti nder dhe dinjitet.

- Më në fund, po, por në fillim shihej si "njeriu më i rrezikshëm i Anglisë".

- Po kjo punë?!

- "Le të shpresojmë se kjo nuk është e vërtetë", tha një damë aristokrate për prejardhjen e njeriut, "por në qoftë se është e vërtetë, le të shpresojmë se nuk do të bëhet e njohur publikisht". Një shkencëtar i njohur shprehu diçka të njëjtë: "Një zbulim përulës, sa më pak të përmendet, aq më mirë do të jetë".

- Kështu, ata dhanë një provë se njeriu ka ngjashmëri me strucin.

- Po, këtë mund ta thuash. Siç të kam thënë, është e lehtë të tregohesh i zgjuar më pas. Në mënyrë krejt të befasishme njerëzit ishin të detyruar të rishikonin qëndrimin e tyre ndaj variantit biblik të Krijimit. Shrimtari i ri *John Ruscin* u shpreh kështu: "Sikur gjeologët të më linin të qetë. Në mbarim të çdo vargu të Biblës, dëgjoj goditjet e çekiçëve të tyre".

- Dhe goditjet e çekiçëve ishin dyshimi në fjalën e Zotit?

- Kështu mendonte ai, sepse nuk ishte vetëm shpjegimi i Biblës

mbi Krijimin. Esenca e teorisë së Darvinit qëndron në faktin se ishin plotësisht variante të *rastit* ato që më në fund krijuan njeriun dhe më shumë se kaq: Darvini i kishte bërë njerëzit produkt të diçkaje kaq josentimentale si "lufta për ekzistencë".

- A tha Darvini se si formohen të tilla "variante të rastit"?

- Tani preke pikën më të dobët të teorisë së tij. Darvini kishte një përfytyrim të vagëlluar mbi trashëgiminë. Diçka ndodh në aktin e kryqëzimit. Një baba dhe një nënë nuk bëjnë asnjëherë fëmijë të njëjtë. Aty krijohet një variant i tillë. Nga ana tjetër, është e vështirë që në këtë mënyrë të dalë diçka me të vërtetë e re. Ka bimë dhe kafshë që shumëzohen nëpërmjet bulëzimit, ose thjesht nga ndarja e qelizës. Për sa i përket problemit se si krijohen variantet, teoria e Darvinit është plotësuar nga ai që quhet *neodarvinizëm*.

- Më trego.

- Gjithë jeta dhe riprodhimi bazohet në ndarjen e qelizës. Kur ndahet një qelizë në dysh, krijohen dy qeliza krejtësisht të njëjta me të njëjtin material trashëgimie. Me ndarje të qelizës kuptojmë kështu një qelizë që kopjon veten.

Po?

- Por ka raste që në këtë proces ndodh ndonjë gabim i tillë, ku qeliza e kopjuar megjithatë nuk është krejtësisht e njëllojtë me qelizën mëmë. Këtë, biologjia moderne e quan *mutacion*. Mutacione të tilla mund të jenë të parëndësishme, por ato mund të çojnë edhe në ndryshime të theksuara të karakteristikave të individit. Ato mund të dëmtojnë drejt dhe "mutantë" të tillë seleksionohen, në mënyrë të vazhdueshme, tek pjelljet e mëdha. Gjithashtu, shumë sëmundje, në të vërtetë, shkaktohen nga mutacioni. Por mutacioni, ndonjëherë, i jep individit pikërisht karakteristikat pozitive, që i duhen për t'u shquar në luftën për ekzistencë.

- Për shembull, qafë më të gjatë.

- Shpjegimi i Lamarkut se pse e ka gjirafa qafën aq të gjatë, ishte pikërisht se gjirafa është zgjatur në mënyrë të vazhdueshme. Por, sipas darvinizmit, asnjë prej karakteristikave të tilla të fituara nuk trashëgohet. Darvini mendonte se zgjatimi i qafës tek paraardhësi i gjirafës ishte një variant i natyrshëm. Neodarvinizmi e plotëson këtë, duke treguar një shkak të qartë për krijimin e këtyre varianteve.

- Dhe këto janë mutacionet.

- Po, ndryshime krejtësisht të rastit në materialin e trashëgimisë i dhanë një prej paraardhësve të gjirafës një qafë pak më të gjatë se mesatarja. Kur pakësohej ushqimi, kjo gjë ishte mjaft e rëndësishme. Ata që mund të zgjateshin më tepër, ia dilnin më mirë. Ne mund të mendojmë se ndonjë tjetër "gjirafë e lashtë", ushqehej duke gërmuar në tokë. Pas një kohë shumë të gjatë, në këtë mënyrë, nga një lloj i zhdukur kafshe, dalin dy lloje të tjera të ndryshme.

- E kuptoj.

- Ne do të marrim ndonjë shembull më të freskët, për të parë se si funksionon seleksionimi natyral. Ky është një parim shumë i thjeshtë.

- Po të dëgjoj.

- Në Angli jeton një flutur e veçantë, që quhet flutura e mështeknës. Siç e tregon edhe emri, kjo jeton në trungjet e çelët të mështeknave. Po të shkojmë prapa në vitet 1700, shumica e fluturave të mështeknës kishin ngjyrë gri të çelët. Pse ndodhte kjo?

- Që të mos dalloheshin lehtë nga zogjtë.

- Por, kohë pas kohe, ndodhte që lindnin edhe kopje të errëta. Kjo në saje të mutacioneve të rastit. Çfarë mendon se ndodhi me këto variante të errëta?

- Ato diktoheshin lehtë, prandaj ishte e lehtë për t'u gëlltitur nga zogjtë e uritur.

- Sepse në këtë mjedis, pra në drurët e çelët, ngjyra e errët ishte një karakteristikë jo e favorshme. Prandaj, gjatë gjithë kohës fluturat e bardha u rritën në numër. Pastaj ndodhi diçka me mjedisin. Për shkak të industrializimit, trungjet e drurëve të bardhë në shumë vende u nxinë nga bloza. Çfarë mendon se ndodhi me fluturat tani?

- Tani ishin kopjet e errëta që ia dilnin më mirë.

- Po, nuk kaloi shumë kohë dhe ato u shtuan në numër. Nga viti 1848 deri në vitin 1948, numri i fluturave të zeza në disa vende u rrit nga një për qind në nëntëdhjetë e nëntë për qind. Mjedisi ndryshoi dhe nuk kishte më përparësi ngjyra e çelët. Krejt e kundërta! Të bardhat, që "humbën" me ndihmën e zogjve, zhdukeshin menjëherë, sapo dukeshin mbi trungjet e mështeknave. Përsëri ndodhi një ndryshim i rëndësishëm. Përdorimi i pakët i qymyrgurit dhe modernizimi i sistemit të filtrimit nëpër fabrika vitet e fundit, e kanë bërë mjedisin më të pastër.

- Tani trungjet e drurëve janë zbardhur përsëri.

- Për këtë arsye flutura e mështeknës po kthehet përsëri pas tek ngjyra e çelët. Kjo quhet *përshtatje*. Ky është ligj i natyrës.

- E kuptoj.

- Por ka shumë shembuj ku njerëzit përzihen në punët e natyrës.

- Për çfarë bëhet fjalë?

- Bëhen përpjekje për të luftuar dëmtuesit me lëndë të ndryshme helmuese. Në fillim kjo jep një rezultat të suksesshëm. Por kur spërkasim me insekticide një fushë, ose një kopsht, në të vërtetë shkaktojmë një ekokatastrofë të vogël për insektet që duhet të luftojmë. Për arsye të mutacioneve të vazhdushme mund që të kultivohet një grup imun dëmtuesish, ose *rezistent*, ndaj helmit që është përdorur. Tani këta "fitimtarë" kanë hapësirë të lirë veprimi. Kështu lufta kundër këtyre insekteve bëhet gjithnjë e më e vështirë, pikërisht nga përpjekjet e njerëzve për t'i zhdukur ato. Variantet më rezistente janë ato që mbijetojnë.

- Qenka rrëqethëse.

- Është diçka për të cilën ia vlen të mendohesh. Edhe në trupin tonë ne përpiqemi të luftojmë parazitët dëmtues. E kam fjalën për bakteriet.

- Ne përdorim penicilinë dhe antibiotikë të tjerë.

- Një kurë peniciline është pikërisht një "ekokatastrofë" për djajtë e vegjël. Por, pak nga pak, si t'i kemi mbushur deri në grykë me penicilinë bakterie të caktuara, i kemi bërë rezistente. Në këtë mënyrë, kemi kultivuar një grup bakteriesh, të cilat tani janë më vështirë për t'u luftuar. Kështu që gjithnjë e më shumë duhet të përdorim antibiotikë akoma më të fuqishëm, dhe në fund...

- Më në fund do të na dalin bakteriet nga goja. Ndoshta do të na duhet t'i mbysim?

- Nuk duhet të shkojmë kaq larg. Është e qartë se mjekësia moderne ka krijuar një dilemë serioze. Nuk është fjala vetëm se shumë bakterie janë bërë më agresive. Më përpara kishte shumë fëmijë që nuk arrinin të mbijetonin për arsye të sëmundjeve të ndryshme. Por shpesh vetëm një pakicë jetonte. Mirëpo mjekësia moderne, në njëfarë mënyre, e ka nxjerrë jashtë loje seleksionimin natyral. Ajo që mund ta ndihmojë një individ kundër një sëmundje serioze, në planin afatgjatë, mund të

dobësojë rezistencën e gjithë racës njerëzore kundër sëmundjeve të ndryshme. Në qoftë se mbi të gjitha nuk do të tregojmë kujdes për atë që quhet "higjenë trashëgimie", kjo do të shpjerë drejt një "degjenerimi" të racës njerëzore. Kjo do të thotë dobësim i karakteristikave trashëguese të njerëzimit për të shmangur sëmundjet serioze.

- Duket pak si perspektivë e zymtë.

- Një filozof i vërtetë nuk e lë pa e treguar këtë "zymtësi", në qoftë se beson se është e vërtetë. Do të bëjmë një tjetër përmbledhje.

- Urdhëro.

- Mund të themi se jeta është një llotari e madhe, ku vetëm numrat fitues janë të dukshëm.

- Ç'do të thuash me këtë?

- Ata që kanë humbur në luftën për ekzistencë, patjetër janë zhdukur. Seleksionimi i "numrave fitues" kërkon miliona vjet, për çdo lloj bime dhe kafshe në tokë. Dhe "numrat e humbur" duken në tokë vetëm një herë. Nuk mund të gjendet sot asnjë lloj bime apo kafshe që nuk mund të quhet "numër fitues" në llotarinë e madhe të jetës.

- Sepse vetëm më të mirët ruhen.

- Mund ta thuash edhe kështu. Tani mund të ma japësh atë dërrasën që solli ai... hëm, ai bariu.

Sofia i zgjati dërrasën. Varka e Noes ishte vetëm në njërën anë. Në anën tjetër ishte vizatuar një dru gjenealogjik i të gjitha llojeve të ndryshme të bimëve dhe të kafshëve. Kjo ishte faqja që donte t'i tregonte tani Albertua.

- Skema na tregon shpërndarjen e llojeve të ndryshme të bimëve dhe kafshëve. Ti e shikon se lloje të ndryshme i përkasin grupeve, klasave dhe rendeve të ndryshëm.

- Po.

- Bashkë me majmunët, njerëzit i takojnë primatëve. Primatët janë gjitarë dhe të gjithë gjitarët i takojnë vertebrorëve, të cilët i takojnë kafshëve shumëqelizore.

- Kjo të kujton pak Aristotelin.

- Është e vërtetë. Skema nuk tregon vetëm shpërndarjen e llojeve sot. Ajo tregon diçka edhe për historinë e evolucionit të jetës së gjallë. Ti e shikon, për shembull, që zogjtë janë shkëputur dikur nga reptilët. Reptilët janë shkëputur nga amfibët dhe amfibët janë shkëputur nga

peshqit.

- Duket qartë.

- Çdo herë që një linjë ndahet më dysh, kanë ndodhur mutacione që kanë shpënë në lloje të reja. Ky është shkaku që me vite, rritet numri i klasave dhe rendeve. Por kjo është vetëm një skemë e thjeshtë. Në të vërtetë, sot jetojnë më shumë se një milion lloje kafshësh, dhe ky milion është vetëm një pjesë e llojeve të kafshëve që kanë jetuar në tokë. Ti e sheh, për shembull, se grupi i trilobitëve është zhdukur.

- Poshtë fare janë kafshët njëqelizore.

- Ndoshta disa prej tyre nuk kanë ndryshuar fare për dy miliardë vjet. Gjithashtu, ti e sheh se kalon një linjë, nga këto kafshë njëqelizore, deri tek bota bimore, sepse ka shumë mundësi që edhe bimët rrjedhin nga e njëjta qelizë primare, si dhe kafshët.

- Tani ka diçka që më intereson.

- Po?

- Nga ka ardhur kjo qelizë primare? A kishte Darvini ndonjë përgjigje për këtë?

- Unë të thashë që ai ishte një njeri i kujdesshëm. Por, në këtë pikë, ai i lejon vetes të paraqitet me një gjëzë të pastër. Ai ka shkruar:

> "...në qoftë se (dhe oh, për këtë në qoftë se) mund të përfytyrojmë këtë ose atë pellg të nxehtë, ku të gjitha llojet e kripërave të amoniakut dhe fosforit, drita, nxehtësia, elektriciteti etj., janë të pranishëm, ku të formohet një lidhje proteinike e gatshme për të pësuar ndryshime të mëtejshme të ndërlikuara..."

- Po, dhe pastaj?

- Ajo që filozofon Darvini këtu, është se si mund të mendohet se është formuar qeliza e parë e gjallë, nga materia inorganike. Përsëri ai e ngul gozhdën në vendin e duhur. Shkenca e sotme mendon se forma e parë primitive e jetës lindi në një "pellg " të tillë "të nxehtë", pikërisht ashtu siç e kishte skicuar Darvini.

- Më trego.

- Do të bëjmë një skicë të sipërfaqshme dhe mos harro se tani po e lëmë Darvinin dhe do të hidhemi në zbulimet e fundit rreth origjinës së jetës në tokë.

- Mua nuk po më zë vendi, nuk paska njeri që ta dijë se si është krijuar jeta?

- Ndoshta jo, por shumë gjëra janë vënë nëpër vendet e tyre, për të na dhënë një pamje se si mund të ketë filluar jeta.

- Vazhdo.

- Në fillim do të vëmë në dukje se jeta në tokë, si për bimët, ashtu edhe për kafshët, është ndërtuar ekzaktësisht prej të njëjtave substanca. Përkufizimi i thjeshtë se jeta është jetë, është një lëndë, e cila, në një solucion ushqyes, ka aftësinë të ndahet në dy pjesë krejtësisht të barabarta. Ky proces drejtohet nga një lëndë që quhet DNA. Me DNA kuptojmë kromozonet, ose lëndën trashëguese, që gjendet në të gjitha qelizat e gjalla. Ne përdorim edhe termin *molekulë* e DNA-së, sepse DNA-ja në të vërtetë është një molekulë e ndërlikuar, ose makromolekulë. Çështja është se si u krijua molekula e parë e DNA-së.

- Po?

- Toka u formua kur u krijua sistemi diellor para 4.6 miliardë vjetësh. Filloi si një lëmsh i zjarrtë që erdhi duke u ftohur gradualisht. Shkenca moderne mendon se jeta këtu filloi afërsisht para tre deri katër miliardë vjetësh.

- Duket krejtësisht e pamundur.

- Këtë nuk mund ta thuash, pa i dëgjuar të gjitha. Mbi të gjitha, planeti ynë ishte krejtësisht ndryshe nga sa duket sot. Ngaqë nuk kishte jetë, nuk kishte as oksigjen në atmosferë. Oksigjeni i lirë u formua për herë të parë nga fotosinteza e bimëve. Dhe fakti që nuk kishte oksigjen, është i rëndësishëm. Nuk mund të mendohet që qelizat e jetës, të cilat mund të formojnë DNA-në përsëri, mund të krijohen në një atmosferë me oksigjen.

- Pse?

- Sepse oksigjeni është një lëndë shumë reaktive. Shumë më përpara se të formohen molekulat e ndërlikuara si DNA, qelizat molekulare të DNA-së do të jenë "oksiduar".

- Si urdhëron.

- Prandaj e dimë me siguri se në ditët tona nuk mund të krijohet një jetë e re, as edhe një bakterie ose një virus. *E gjithë* jeta në tokë ka ekzaktësisht të njëjtën moshë. Një elefant ka të njëjtin trung familjar

që ka edhe një bakterie e thjeshtë. Ti mund të thuash se një elefant, ose një njeri, në të vërtetë është një koloni e qëndrueshme krijesash njëqelizore. Sepse në çdo qelizë të trupit kemi të njëjtën lëndë trashëgimie. E gjithë receta se kush jemi ne, ndodhet e fshehur në çdo qelizë të vogël të trupit.

- Është e çuditshme, po ta mendosh.

- Një nga misteret e mëdha të jetës është se qelizat në kafshët shumëqelizore kanë një aftësi për të specializuar funksionet e tyre, sepse nuk janë aktive të gjitha karakteristikat e ndryshme trashëguese në të gjitha qelizat. Disa karakteristika të tilla, ose gene, janë në pozicionin "mbyllur" dhe disa të tjera, në pozicion "hapur". Qeliza e mëlçisë prodhon proteina të tjera nga ato që prodhon qeliza nervore, ose qeliza e lëkurës, por në të tria këto, qelizën e mëlçisë, qelizën nervore dhe qelizën e lëkurës, gjen të njëjtën molekulë DNA, që përmban të gjithë recetën e organizmit për të cilin po flasim.

- Vazhdo.

- Kur nuk kishte oksigjen në atmosferë, nuk kishte as shtresë mbrojtëse ozoni përreth tokës. Kjo do të thotë se nuk kishte asgjë që ta ndalonte rrezatimin nga kozmosi. Edhe kjo është e rëndësishme, sepse pikërisht ky rrezatim, ka luajtur një rol të rëndësishëm kur u krijuan molekulat e para të ndërlikuara. Një rrezatim i tillë kozmik, ishte vetë energjia, që bëri që lëndë të ndryshme kimike mbi tokë filluan të bashkohen, duke formuar makromolekula e ndërlikuara.

- Dakord.

- Po e saktësoj: Për të krijuar molekula të tilla, prej të cilave është e përbërë e gjithë jeta, duhet të plotësohen dy kushte: *Nuk duhet të ketë oksigjen* në atmosferë, dhe duhet të krijohet mundësi për *rrezatim kozmik*.

- E kuptoj.

- Në "pellgun e nxehtë", apo "supën prehistorike", siç e quajnë shkencëtarët sot, u formua një makromolekulë jashtëzakonisht e ndërlikuar, që kishte aftësinë e çuditshme të ndahej në dy pjesë të njëllojta. Dhe kështu fillon procesi i gjatë i evolucionit, Sofi. Po ta thjeshtojmë pak, mund të themi se po flasim për materialin e parë trashëgimor, DNA-në e parë dhe qelizën e parë të gjallë. Ajo ndahej e ndahej vazhdimisht, por që herën e parë ndodhën edhe mutacionet e

pandërprera. Pas një kohe jashtëzakonisht të gjatë, ndodhi që organizma të tilla njëqelizore, u bashkuan në organizma të tjera më të ndërlikuara shumëqelizore. Kështu, filloi fotosinteza e bimëve dhe për këtë arsye u krijua një atmosferë me oksigjen. Kjo dha dy rezultate: i pari, atmosfera lejoi zhvillimin e kafshëve që mund të merrnin frymë me mushkëri; i dyti, atmosfera mbronte jetën e gjallë nga rrezatimi shkatërrues kozmik, sepse pikërisht ky rrezatim, që mund të ketë qenë një "shkëndijë" e rëndësishme në krijimin e qelizës së parë, është gjithashtu i dëmshëm për gjithë jetën e gjallë.

- Por atmosfera nuk u bë natën. Si mbijetonin format e para të jetës?

- Jeta filloi në "detet" fillestarë, që tani i quajmë "supa prehistorike". Aty mund të mbroheshin format e para të jetës nga rrezatimi i rrezikshëm. Shumë më vonë, pra, pasi jeta në det kishte krijuar atmosferën, u zvarritën amfibët e parë në tokë. Për të tjerat ne kemi folur më lart. Ne jemi ulur në një shtëpizë këtu në pyll, dhe shohim prapa në një proces, që ka marrë tre ose katër miliardë vjet. Pikërisht tek ne, ky proces i gjatë u bë i përgjegjshëm.

- Dhe ti beson se çdo gjë ka ndodhur rastësisht?

- Jo, nuk e thashë këtë. Skema tregon se evolucioni ka pasur një *drejtim*. Gjatë disa milionë vjetësh u krijuan kafshë me një sistem nervor gjithnjë e më të ndërlikuar, dhe pak nga pak, me një tru gjithnjë e më të madh. Unë nuk besoj se kjo ishte diçka e rastit. Si mendon ti?

- Nuk mund të jetë thjesht rastësia ajo që ka krijuar sytë e njeriut. Beson se nuk ka ndonjë kuptim pas faktit që ne mund të shikojmë botën rreth e përqark?

- Zhvillimi i syve e habiste edhe Darvinin. Ai nuk mund të bindej për faktin, se një gjë kaq e përsosur sa syri, mund të krijohej vetëm me anën e seleksionimit natyral.

Sofia qëndronte ulur dhe shikonte nga Albertua. Ajo mendonte sa e çuditshme ishte që jetonte pikërisht tani, që jetonte vetëm një herë dhe që kurrë nuk do të kthehej përsëri në jetë. Papritur ajo thirri:

- Çfarë fiton krijuesi i përjetshëm në errësirë, kur gjithçka krijon shkon në humbëtirë!

Albertua e vështroi rreptë:

- Mos fol kështu, bija ime. Këto janë fjalët e djallit.

- Djallit?

- Mefistofelit, tek "Fausti" i Gëtes. "Was soll uns denn das ew'ge Schafen! Geschaffenes zu nichts hinwegzuraffen!"

- Sapo Fausti vdes, shikon prapa jetën e tij dhe thotë me triumf:

*Do mund t'i thosha çastit fluturak:*
*"Ndalo, sa i bukur je!"*
*Gjurmët e jetës sime tokësore*
*nuk mund të shuhen në shekuj.*
*Në parandjenjë të kësaj lumturie,*
*shijoj tani çastin epëror.*

- Shumë bukur.

- Por tani është radha e djallit. Me të marrë fund puna me Faustin, ai thërret:

*Mbaroi! Një fjalë e marrë.*
*Pse mbaroi?*
*Mbaroi dhe asgjë, a s'janë e njëjta fjalë?*
*Çfarë fiton krijuesi i përjetshëm në errësirë,*
*Kur gjithçka krijon shkon në humbëtirë?*
*"Kjo mori fund!" Dhe çfarë mbetet?*
*Duket sikur nuk ke jetuar kurrë.*
*Jeta fanitet ashtu si është bosh.*
*Më mirë në zbrazëtirën e amëshuar të jetosh.*

- Kjo është pesimiste. Më pëlqejnë më shumë vargjet e para. Edhe pse jeta e tij kishte marrë fund, ai pa një kuptim në gjurmët që kishte lënë pas.

- Sepse nuk është pasojë e teorisë së evolucionit të Darvinit që ne jemi pjesë e diçkaje të madhe, ku çdo formë sado e vogël e jetës ka kuptim në kontekstin e përgjithshëm. Ne jemi planeti i gjallë, Sofi! Ne jemi varka e madhe që lundron rreth një dielli përvëlues në univers dhe secili prej nesh është gjithashtu një varkë që lundron nëpër jetë, me një ngarkesë me gene. Dhe kur ta kemi çuar këtë ngarkesë më tej në portin tjetër, kjo do të thotë se nuk kemi jetuar më kot. Bjørnstjerne

Bjørnson shpreh të njëjtin mendim në poezinë "Psalmi II":

*Nderi, pranverë e përjetshme e jetës,*
*që ka krijuar gjithçka.*
*Mëngjesi i ringjalljes e pakta që të jepet etj., etj.*

- Ishte shumë e bukur.
- Dhe tani nuk kemi për të thënë gjë tjetër. Mund të them vetëm "kryeradhë".
- Mjaft me këtë ironinë tënde.
- "Kryeradhë", them unë. Ti duhet të ma dëgjosh fjalën.

## FROJDI

### *...dëshira e ulët, egoiste, që u shfaq tek ajo...*

Hilde Møller Knag kërceu nga krevati me dosjen e rëndë në duar. Ajo e la dosjen mbi tavolinë, shkoi në banjë, u zhvesh menjëherë dhe u fut për dy minuta në dush. Pastaj u vesh shpejt e shpejt dhe zbriti poshtë në katin e parë.

- Mëngjesi është gati, Hilde.

- Po dal pak të vozis me varkë.

Ajo iku me vrap nëpër kopsht deri tek moli i vogël. E zgjidhi varkën, hipi në të dhe filloi të vozisë, në fillim me rrëmbim, pastaj më me ngadalë.

"Ne jemi planeti i gjallë, Sofi! Ne jemi varka e madhe që lundron rreth një dielli të zjarrtë në hapësirë. Dhe secili nga ne është gjithashtu një varkë që lundron nëpër jetë me një ngarkesë me gene. Kur ta kemi shpënë këtë ngarkesë deri në portin tjetër, atëherë nuk kemi jetuar kot..."

Ajo e mbante mend përmendësh. Ajo ishte shkruar për të. Jo për Sofien, por për atë vetë. Gjithçka që ishte në dosje, ishte një letër e gjatë për Hilden, nga babai.

Hoqi rrematdhe i futi brenda në varkë. Varka filloi të përkundej mbi ujë. Valët përplaseshin lehtë pas saj.

Ashtu si qëndronte kjo varkë mbi ujërat e gjirit të vogël në Lillesand, ashtu qëndronte dhe ajo, vetëm, si një guaskë arre mbi sipërfaqen e jetës.

Ku ishin Albertua dhe Sofia në këtë tablo? Po, ku ishin Albertua dhe Sofia?

Ajo nuk mund ta pranonte që ata të shfaqeshin vetëm si "valë elektromagnetike" në trurin e babait të saj. Nuk mund ta kuptonte plotësisht, se ata ishin vetëm letër dhe bojë, nga shiriti i makinës së vogël të shkrimit të babait. Atëherë edhe ajo mund të thoshte, se vetë ajo ishte grumbull proteinash të lidhura, të cilat u krijuan befas dikur në "pellgun e nxehtë". Por ajo ishte diçka më tepër se kaq. Ajo ishte

Hilde Møller Knag.

Dosja e madhe ishte me të vërtetë një dhuratë fantastike për ditëlindje. Natyrisht, babai kishte prekur thelbin e diçkaje të përjetshme tek ajo, por ajo nuk e pëlqente fare tonin e përzemërt që ai përdorte në paraqitjen e Sofies dhe Albertos.

Atij i duhej punuar ndonjë reng, para se të kthehej në shtëpi. Ajo ndiente një detyrim, për të dy ata që lexonte. Tashmë e përfytyronte të atin në aeroportin e Kastrupit, në Kopenhagen, duke ardhur rrotull si i habitur.

Shpejt u qetësua plotësisht. Ajo voziti përsëri në drejtim të molit dhe kur zbriti u kujdes që ta lidhte varkën mirë. Pas mëngjesit ajo qëndroi gjatë në tavolinë me të ëmën. Ishte gjë e mirë të bisedoje për vezët e freskëta, por ndoshta dukej *pakëz* si bisedë prej kokëtuli.

Vetëm vonë në mbrëmje e kapi përsëri dosjen e madhe. Tani nuk kishin mbetur dhe shumë faqe.

Dera trokiti përsëri.

- Nuk është më mirë të mbyllim veshët? - pyeti Albertua. - Ndoshta ikën përsëri.

- Jo, dua të shoh se kush është.

Albertua i vajti pas.

Jashtë tek shkallët qëndronte një burrë lakuriq. Ai qëndronte në një mënyrë tepër solemne dhe e vetmja gjë që kishte, ishte një kurorë mbretërore mbi kokë.

- Mirë? - pyeti ai. - Çfarë mendon zotëria dhe zonjusha për rrobat e reja të mbretit?

Albertua dhe Sofia shtangën nga habia. Kjo shkaktoi njëfarë përqendrimi tek njeriu i zhveshur.

- Ju nuk bëni reveranca? - thirri ai.

Albertua e mblodhi veten.

- Është shumë e vërtetë, por mbreti është krejtësisht i zhveshur.

Njeriu i zhveshur po qëndronte në të njëjtin pozicion dinjitoz. Albertua u përkul nga Sofia dhe i pëshpëriti në vesh:

- Ai kujton se vazhdon të jetë dinjitoz.

Fytyra e njeriut lakuriq mori një pamje të vrenjtur.

- A ka kjo shtëpi ndonjë lloj censure?

- Fatkeqësisht jo, - tha Albertua. - Këtu brenda jemi vetëm ne të dy, me mendje fare të freskët. Në gjendjen skandaloze të mbretit, nuk do të guxoja të shkelja pragun e kësaj shtëpie.

Sofia u përpoq të mbante seriozitetin, por burri lakuriq ishte kaq komik, saqë nuk e mbajti dot të qeshurën. Sikur të kishte marrë ndonjë sinjal të fshehtë, burri me kurorë në kokë e kuptoi që ishte i zhveshur. Ai vuri të dyja duart përpara, u hodh pas një kaçubeje dhe u zhduk në pyll. Atje ndoshta takoi Adamin dhe Evën, Noen, Kësulëkuqen dhe Ole Bummin.

Albertua dhe Sofia po qëndronin tek shkallët dhe qeshnin. Më në fund Albertua tha:

- Ndoshta do të jetë më mirë të ulemi përsëri. Do të tregoj për Frojdin, teorinë e tij dhe pavetëdijen.

Ata u ulën përkundrejt dritares përsëri. Sofia pa orën dhe tha:

- Ka vajtur dy e gjysmë dhe unë kam gjithë ato punë për të bërë për festën.

- Gjithashtu dhe unë. Ne do të themi vetëm disa fjalë për *Zigmund Frojdin*.

- Ishte filozof ai?

- Së paku, mund ta quajmë filozof të kulturës. Frojdi ka lindur në vitin 1856 dhe ka studiuar për mjekësi në Universitetin e Vjenës. Aty kaloi dhe pjesën më të madhe të jetës, pikërisht në kohën që Vjena ishte në lulëzimin e saj kulturor. Në fillim u specializua në *neurologji*. Në mbarim të shekullit të kaluar dhe në fillim të këtij shekulli përpunoi "psikologjinë e thellë" ose "psikanalizën".

- Mendoj se duhet të shpjegosh më tej.

- Me "psikanalizë" kuptojmë si përshkrimin e mendjes së njeriut në përgjithësi, ashtu dhe terapinë e çrregullimeve mendore dhe nervore. Unë nuk do të bëj ndonjë përshkrim të plotë, as për Frojdin dhe as për veprimtarinë e tij, por teoria e tij mbi pavetëdijen është shumë e rëndësishme për të kuptuar se ç'është njeriu.

- Tashmë ke zgjuar interesimin tim, fillo!

- Frojdi mendonte se ekziston një konflikt midis njeriut dhe mjedisit që e rrethon. Në veçanti, ky është një tension, ose konflikt, midis kapaciteteve dhe nevojave të njeriut me kërkesat e shoqërisë. Nuk zmadhojmë asgjë po të themi, se Frojdi zbuloi kapacitetet jetësore të

njeriut. Kjo e bën atë një eksponent të rëndësishëm të rrymave të njohura natyraliste të fundit të shekullit të kaluar.

- Çfarë kuptojmë me "kapacitete jetësore" të njeriut?

- Nuk është gjithmonë arsyeja, ajo që i drejton veprimet tona. Njeriu nuk është një krijesë aq racionale, sa u pëlqente racionalistëve të viteve 1700. Shpesh janë impulset irracionale ato që vendosin se çfarë mendojmë, çfarë ëndërrojmë dhe çfarë bëjmë. Impulse të tilla irracionale mund të jenë shprehje e kapaciteteve ose nevojave bazale. Kapaciteti seksual i njeriut, për shembull, është po aq bazal sa dhe instikti i fëmijës për të thithur.

- E kuptoj.

- Ky në vetvete nuk është ndonjë zbulim i ri, por Frojdi tregoi se nevoja të tilla bazale mund të "kamuflohen" ose "transformohen", dhe në këtë mënyrë drejtojnë veprimet tona pa qenë ne të vetëdijshëm. Madje ai tregoi se edhe fëmijët e vegjël kanë njëfarë dëshire për seks. Ky konstatim i "dëshirës për seks tek fëmijët" e bëri borgjezinë e formuar të Vjenës të reagojë me neveri dhe ai në këtë mjedis u bë i padëshiruar.

- Nuk më çudit shumë.

- Po flasim për "kohën viktoriane", në të cilën çdo gjë që kishte të bënte me seksin ishte bërë tabu. Frojdi kishte rënë në gjurmët e asaj që thamë gjatë praktikës së tij si psikoterapeut, prandaj kishte një bazë empirike në konstatimet e tij. Ai gjithashtu kishte parë se shumë forma të neurozës ose çrregullimeve psikike, të shpinin pas tek konfliktet në fëmijëri. Ai përpunoi gradualisht një lloj terapie, që mund të quhet "arkeologjia e shpirtit".

- Çfarë është kjo?

- Një arkeolog provon të gjejë gjurmët e një të kaluare të largët, duke gërmuar nëpër shtresa të ndryshme arkeologjike. Njëherë gjen një thikë të viteve 1700, pastaj më thellë gjen një krehër të viteve 1300, dhe akoma më thellë një shtambë të viteve 400.

- Po.

- Po kështu, psikanalisti, me ndihmën e të sëmurit, gërmon brenda në vetëdijen e tij, për të nxjerrë në dritë shkakun që dikur krijoi çrregullimet në psikikën e tij. Sipas Frojdit, ne i ruajmë të gjitha kujtimet thellë brenda nesh.

- Tani e kuptoj.

- Aty ai mund të gjejë ndonjë kujtim të dhimbshëm, të cilin pacienti është përpjekur ta harrojë, por megjithatë ka mbetur thellë, duke ia shteruar të gjitha burimet. Duke nxjerrë në dritë një "përvojë" të tillë "traumatike" dhe duke e mbajtur atë para pacientit, ai ose ajo "mbarojnë punë me të", dhe në këtë mënyrë shërohen plotësisht.

- Duket logjike.

- Mirëpo u hodhëm pak përpara. Në fillim do të shikojmë se çfarë përshkrimi i bën Frojdi mendjes së njeriut. Ke parë ndonjëherë fëmijë të porsalindur?

- Kam një kushëri katër vjeç.

- Kur vijmë në këtë botë, jetojmë jashtë nevojave tona fizike dhe psikike, pothuajse drejtpërdrejt. Po të mos na japin qumësht për të pirë, qajmë. Po kështu qajmë edhe kur kemi ndonjë pelenë të lagur. Ne u japim shprehje të drejtpërdrejtë dëshirave për kontakt fizik, ose për ngrohjen e trupit. Këtë "zanafillë të kënaqësisë" Frojdi e quan *diçka*, sepse si fëmijë ne jemi afërsisht vetëm "dikush".

- Vazhdo.

- "Diçka"-në, ose zanafillën e kënaqësisë, ne e mbartim me vete gjatë gjithë jetës. Pak nga pak, mësohemi t'i rregullojmë dëshirat tona dhe, në këtë mënyrë, i përshtatemi mjedisit. Ne mësohemi që t'i përshtasim burimet e kënaqësisë, në raport me "parimet e realitetit". Frojdi thotë se në këtë mënyrë ndërtojmë një "unë" që i ka këto funksione rregulluese. Nuk mund të rrimë gjithë ditën duke bërtitur, vetëm se duam të na plotësohen dëshirat tona.

- Sigurisht që jo.

- Mirëpo mund të ndodhë që të kemi dëshirë për diçka, e cila njëkohësisht bie në kundërshtim me mjedisin që na rrethon. Në këtë rast ndodh që i *ndrydhim* dëshirat tona. Kjo do të thotë, se ne përpiqemi t'i largojmë nga mendja dhe t'i harrojmë ato.

- E kuptoj.

- Frojdi ka edhe një "instancë" të tretë në mendjen e njeriut. Që në fëmijëri ne ballafaqohemi vazhdimisht me pretendimet morale të prindërve dhe të mjedisit. Kur bëjmë ndonjë gabim, prindërit na thonë "jo, jo ashtu!", ose "jo, mos bëj kështu!". Kur rritemi, jehona e këtyre pretendimeve morale dhe paragjykimeve ndodhet brenda nesh. Këtë Frojdi e quan "mbiuni".

- Mos do të thotë ndërgjegje?

- Tek mbiuni ndodhet edhe ndërgjegjja. Frojdi thotë se mbiuni na dërgon sinjale edhe kur kemi dëshira të "neveritshme" ose "të pahijshme". Jo më pak vlen kjo edhe për dëshirat erotike dhe seksuale. Ashtu siç thamë, Frojdi shënon se këto dëshira "të pahijshme" manifestohen herët, në një stad të hershëm të fëmijërisë.

- Më sqaro.

- Sot ne e dimë dhe e shikojmë me sytë tanë që fëmijëve të vegjël u pëlqen të prekin organet e tyre gjinore. Kjo është diçka që mund ta vrojtosh në të gjitha plazhet. Në kohën e Frojdit, ndoshta nënat u binte lehtë duarve të fëmijës dy-tre vjeç, duke i thënë: "Jo, kështu!", ose, "Jo, nxirri duart mbi batanije!"

- Kjo është për të luajtur mendsh.

- Kështu, lind një ndjenjë turpi lidhur me gjithçka që ka të bëjë me organet gjinore dhe seksin. Për arsye se kjo ndjenjë qëndron e struktur tek "mbiuni", shumë njerëz, sipas Frojdit, shumica, jetojnë duke bartur gjithë jetën ndjenjën e turpit lidhur me seksin. Njëkohësisht, ai thotë se sjellja dhe dëshirat seksuale janë një pjesë e rëndësishme e prirjeve njerëzore dhe këtu, Sofi, këtu shfaqet në të vërtetë konflikti i përjetshëm midis dëshirës dhe turpit.

- Nuk mendon se konflikti ka vdekur që në kohën e Frojdit?

- Sigurisht, por shumë nga të sëmurët e Frojdit e ndienin këtë konflikt aq fort, saqë kalonin në *neurozë*. Një nga pacientet e tij ishte dashuruar në mënyrë të fshehtë me kunatin e saj. Kur vdiq e motra nga një sëmundje, ajo mendoi: "Tani ai është i lirë dhe mund të martohet me mua". Ky mendim ishte njëkohësisht në kundërshtim me "mbiunin" e saj. Kjo ishte aq groteske, saqë ajo e ndrydhi ndjenjën e saj, thotë Frojdi. Me fjalë të tjera, kjo do të thotë se ajo e varrosi thellë në pavetëdije ndjenjën e saj. Frojdi shkruan: "Vajza e re ishte sëmurë dhe shfaqte simptoma serioze të histerisë. Kur e mora për trajtim dukej se e kishte harruar fare skenën pranë shtratit të së motrës, dhe dëshira e ulët dhe egoiste dukej qartë tek ajo. Gjatë trajtimit ajo e kujtoi përsëri skenën dhe, në një gjendje të acaruar, e riprodhoi momentin patogjen. Nëpërmjet këtij trajtimi, ajo u shërua plotësisht."

- Tani e kuptoj më mirë se çfarë është "arkeologjia e shpirtit".

- Mund të bëjmë një përshkrim të përgjithshëm të psikikës së

njeriut. Pas një përvoje të gjatë në trajtimin e pacientëve, Frojdi erdhi në përfundimin se vetëdija është vetëm një pjesë e mendjes njerëzore. Ajo që njohim, është vetëm maja e ajsbergut që duket mbi sipërfaqen e ujit. Poshtë, nën sipërfaqe, ose nën kufirin e vetëdijes, ndodhet inkoshienca ose pavetëdija.

- Pavetëdija është kështu brenda nesh, por e kemi harruar dhe nuk na kujtohet.

- Ne nuk e kemi përvojën tonë vazhdimisht përpara ndërgjegjes, por gjërat që kemi menduar, ose përjetuar, dhe që na kujtohen vetëm në qoftë se "mendojmë për to", Frojdi i quante "parandërgjegje". Shprehjen "e pavetëdijshme" ai e përdor për të treguar ndjenjat dhe dëshirat që kemi ndrydhur. Kjo do të thotë, gjëra të tilla që dikur jemi munduar t'i harrojmë sepse ishin "të papëlqyeshme", "të pakëndshme" ose "të neveritshme". Në qoftë se kemi dëshira dhe ëndje të tilla, që nuk i lejon vetëdija, ose mbiuni, atëherë zbresim poshtë në bodrum. Larg nga ato!

- E kuptoj.

- Ky mekanizëm vepron tek të gjithë njerëzit e shëndetshëm. Mirëpo për disa është aq e mundimshme që të mbajnë larg ndërgjegjes mendimet e papëlqyeshme dhe dëshirat e palejueshme, saqë kjo i shpie në sëmundje mendore. Gjithçka që ndrydhet në këtë mënyrë provon të duket përsëri në ndërgjegje në një mënyrë tjetër. Për këtë disa njerëz duhet të sforcohen për të mbajtur impulse të tilla larg pikës kritike të ndërgjegjes. Kur ishte në Amerikë, në vitin 1909, për të mbajtur leksione mbi psikanalizën, Frojdi shpjegoi me anën e një shembulli se si vepron një mekanizëm i tillë shtypës.

- Ashtu?

- Ai tha: "Të mendojmë se në këtë sallë gjendet një individ, i cili shkakton rrëmujë duke folur, duke qeshur me të madhe dhe duke përplasur këmbët, dhe, në këtë mënyrë, nuk më lejon mua të kryej detyrën. Unë them që nuk mund të vazhdoj në këtë mënyrë dhe nga salla ngrihen disa djem të fortë, që, pas një kundërshtimi të shkurtër, e nxjerrin rrëmujaxhiun përjashta. Ai tashmë është "shtypur" dhe unë mund të vazhdoj ligjëratën time. Që shqetësimi të mos përsëritet, zotërinjtë që zbatuan vullnetin tim marrin karriget dhe ulen pranë derës, si "kundërshtarë" për të vazhduar shtypjen. Në qoftë se do të arrini t'i

kuptoni të dyja palët, si "vetëdije" dhe "pavetëdije", atëherë keni një pamje të qartë të proceseve shtypëse".

- Është me të vërtetë një pamje e qartë.

- Mirëpo "shamataxhiu" kërkon që të futet përsëri brenda. Kështu ndodh edhe me impulset dhe mendimet e ndrydhura. Ne jetojmë nën një "shtypje" të vazhdueshme nga mendimet e ndrydhura që provojnë të dalin me luftë nga pavetëdija. Ja sepse shpesh themi ose bëjmë gjëra, pa pasur ndër mend t'i themi ose t'i bëjmë ato. Në këtë mënyrë, reaksionet e pavetëdijshme drejtojnë ndjenjat dhe veprimet tona.

- Ke ndonjë shembull?

- Frojdi tregon shumë mekanizma të tillë. Një shembull janë gabimet e "gjuhës", pra, kur themi diçka tjetër, në vend të asaj që duhet të themi. Kjo ndodh kur themi ose bëjmë gjëra që një herë kemi provuar t'i shtypim. Ai sjell një shembull nga një kryepunëtor në fabrikë, që do të ngrinte një dolli për drejtorin, i cili ishte një derr i vërtetë.

- Vërtet?

- Kryepunëtori u ngrit nga tavolina në mënyrë solemne, ngriti gotën lart dhe tha: "Ta pimë një dolli për derrin!"

- Mbeta pa gojë.

- Po kështu edhe kryepunëtori. Ai i gjori tha vetëm atë që mendonte, por nuk kishte ndër mend ta thoshte këtë. Do të dëgjosh ndonjë shembull tjetër?

- Me kënaqësi.

- Në një familje të nderuar prifti, me shumë vajza të ëmbla dhe të sjellshme, do të shkonte për vizitë një peshkop. Qëlloi që ky peshkop kishte një hundë çuditërisht të madhe. Për këtë vajzat morën porosi të rrepta që të mos bënin komente për hundën e gjatë. Fëmijët shpesh bëjnë vërejtje të tilla spontane për njerëzit, pikërisht sepse mekanizmi i tyre i shtypjes ende nuk është zhvilluar.

- Po?

- Peshkopi erdhi në famulli dhe vajzat e ëmbla ndrydheshin për të mos komentuar hundën e gjatë të peshkopit. Për më tepër: Ato ishin të shtrënguara që të mos e shikonin fare hundën e tij, duhej ta harronin atë plotësisht. Kjo ishte diçka për të cilën ato mendonin gjithë kohën. Por ndodhi që njëra nga vajzat e vogla duhej të shërbente petat e sheqerit për kafenë. Ajo i u afrua peshkopit hijerëndë dhe i tha: Nuk

do t'i hidhni pak sheqer hundës?

- Sa keq!?

- Ndonjëherë ndodh që ne *racionalizojmë*. Këtë e bëjmë kur nuk ia themi arsyen e vërtetë të veprimit tonë, as vetes dhe as të tjerëve. Kjo ndodh pikërisht sepse arsyeja e vërtetë është e papranueshme.

- Një shembull, të lutem.

- Unë mund të të hipnotizoj ty. Gjatë hipnozës them që kur të trokas gishtat në tavolinë, duhet të ngrihesh të hapësh dritaren. Unë trokas me gishta në tavolinë dhe ti hap dritaren. Pastaj pyes se pse e hape dritaren. Ti ndoshta do të përgjigjesh sepse mendove që ishte vapë. Por ky nuk është shkaku i vërtetë. Ti nuk do që të pranosh se ke zbatuar diçka nga urdhrat e mia hipnotizuese. Në këtë rast ti "racionalizon", Sofi.

- E kuptoj.

- Kështu ndodh që afërsisht përditë bëjmë "komunikim të dyfishtë".

- Unë të tregova për kushëririn tim katërvjeçar. Meqenëse nuk ka shumë gjëra për të luajtur, gëzohet shumë kur shkoj për vizitë. Njëherë thashë se duhej të shpejtoja për në shtëpi tek mamaja. E di se si m'u përgjigj?

- Po të dëgjoj.

- "Ajo është budallaqe", tha ai.

- Po, ky ishte një shembull i mirë se çfarë mendojmë kur themi se racionalizojmë. Djali nuk donte të thoshte atë që tha. Ai donte të thoshte se ishte budallallëk që ti do të shkoje, por atij i vinte pak zor ta thoshte këtë. Ndonjëherë ndodh që ne *projektojmë*.

- Ma përkthe.

- Me projektim kuptojmë transmetimin tek të tjerët, të karakteristikave të ndryshme, që përpiqemi t'i shtypim në veten tonë. Një koprac e ka për kollaj t'i karakterizojë të tjerët si kopracë. Një tjetër që nuk do të bjerë në sy si qejfli seksi, është gati të thotë që të tjerët janë të tillë.

- E kuptoj.

- Frojdi thoshte se jeta jonë e përditshme është e mbushur me veprime të tilla të pavetëdijshme. Ndodh rëndom që harrojmë emrin e një personi të caktuar, gjatë kohës që flasim lëvizim gishtat nëpër veshjen tonë, ose lëvizim pa asnjë qëllim sendet në dhomë. Jo më

pak, ne i hamë fjalët kur flasim dhe shpesh i ngatërrojmë ato në një mënyrë që duket e pafajshme. Frojdi tregon se gabime të tilla nuk janë as të pafajshme dhe as aq të rastit sa duken. Ai thotë se ato duhen vlerësuar si *simptoma*. Të tilla "gabime" ose "rastësi" mund të zbulojnë të fshehtat më të mëdha intime.

- Këtej e tutje do të bëj kujdes për çdo fjalë që do të them.

- E megjithatë nuk do të mund t'u ikësh impulseve të tua të pavetëdijshme. Puna është të mos harxhosh shumë energji, për të groposur "të papëlqyeshmet" thellë në pavetëdijen tënde. Është njëlloj si grami, që e heq këtu dhe del pak më tutje. Është më e shëndetshme të kesh një derë gjysmë të hapur midis vetëdijes dhe pavetëdijes.

- Dhe në qoftë se e mbyll këtë derë, a mund të shfaqen sëmundje psikike?

- Po, një nevrastenik harxhon shumë energji për të mbajtur "të papëlqyeshmen" larg nga vetëdija. Shpesh ajo është një përvojë e veçantë, që bëhet e domosdoshme për shtypjen. Frojdi këto përvoja të veçanta i quante *trauma*. Fjala "traumë" është greke dhe do të thotë "plagë".

- E kuptoj.

- Në trajtimin e të sëmurëve, ishte e rëndësishme për Frojdin të provonte të linte derën gjysmë të hapur, ose ndoshta të hapte një derë të re. Duke bashkëpunuar me pacientin, ai kërkonte të nxirrte përsëri në sipërfaqe përvojën e shtypur. Pacienti nuk ishte i vetëdijshëm se çfarë ndrydhte në vetvete. Sidoqoftë, ai ishte i gatshëm për të ndihmuar mjekun në gjetjen e traumës së fshehur.

- Si bëhet kjo gjë?

- Frojdi zhvilloi atë që quhet *teknika e bashkëpunimit të lirë*. Kjo do të thotë se ai e linte pacientin në gjendje qetësie dhe bisedonte për çdo gjë që i binte ndër mend, pavarësisht sa e papëlqyshme, e rastit, turbulluese dhe e rëndë ishte ajo. Ideja ishte që të gjente "çelësin", ose "kontrollin", mbi traumat, sepse ishin pikërisht traumat me të cilat merrej i sëmuri. Ato janë aktive gjatë gjithë kohës, por nuk janë të vetëdijshme.

- Sa më shumë sforcohesh për të harruar një gjë, aq më tepër mendon për të në mënyrë të pavetëdijshme.

- Pikërisht. Prandaj është i rëndësishëm dëgjimi i sinjaleve që vijnë nga pavetëdija. Sipas Frojdit, rruga mbretërore për tek pavetëdija janë

ëndrrat. Libri i tij më i rëndësishëm është gjithashtu "Shpjegimi i ëndrrave", që u botua në vitin 1900. Në këtë libër ai tregon se nuk është e rastit që ne ëndërrojmë. Nëpërmjet ëndrrave mendimet tona të pavetëdijshme, provojnë të paraqiten tek vetëdija.

- Vazhdo.

- Pasi kishte grumbulluar një përvojë të madhe midis të sëmurëve, dhe jo më pak, pasi kishte analizuar ëndrrat e tyre, Frojdi konstatoi se të gjitha ëndrrat ishin *përmbushje dëshirash*. Sipas tij, kjo është diçka që mund ta vrojtohet tek fëmijët. Ata shohin ëndërra për akullore dhe vishnje. Mirëpo tek të rriturit ndodh shpesh që këto dëshira, të cilat plotësohen në ëndërr, janë të maskuara. Edhe kur flemë, kemi një censurë e fortë se çfarë mund t'i lejojmë vetes. Gjatë gjumit, kjo censurë, ose ky mekanizëm shtypës, është shumë më pak vigjilent po ta krahasosh me gjendjen zgjuar, por është ende aq i fortë, sa të na bëjë që në ëndërr t'i shtrembërojmë dëshirat e papranueshme.

- Për këtë arsye ëndrrat mund të shpjegohen.

- Frojdi thotë që ne duhet të zgjedhim midis ëndrrës dhe kuptimit të vërtetë të saj. Pamjet e vetë ëndrrës, si të thuash "filmin" ose "videon", ai e quante *përmbajtje e manifestuar e ëndrrës*. Kjo ëndërr e "shfaqur" përmban gjithmonë materiale ose skenar nga dita e mëparshme. Por ëndrra ka gjithashtu një kuptim të thellë, që është i fshehur për vetëdijen. Këtë Frojdi e quante *mendim i fshehtë i ëndrrës* dhe këto mendime të fshehta, me të cilat merret në të vërtetë ëndrra, mund të rrjedhin nga një kohë shumë e largët, për shembull, që nga koha e fëmijërisë së hershme.

- Kështu që duhet ta analizojmë ëndrrën, përpara se ta kuptojmë se për çfarë bën fjalë.

- Po, dhe kur bëhet fjalë për të sëmurë, kjo duhet bërë së bashku me terapinë. Mirëpo nuk është mjeku që e shpjegon ëndrrën. Ai mund ta bëjë këtë vetëm me ndihmën e të sëmurit. Në këtë gjendje mjeku sillet si një "mami" sokratike, që ndihmon në shpjegim.

- E kuptoj.

- Vetë transformimin e "mendimit të fshehtë", në "përmbajtje të manifestuar", Frojdi e quante *punë të ëndrrës*. Mund të flitet për një "maskim" ose "kodim" të përmbajtjes së ëndrrës. Gjatë shpjegimit të saj, njeriu duhet të kalojë nëpër një proces të kundërt. Duhet

"demaskuar" dhe "dekoduar" "motivi" i ëndrrës, për t'u gjendur në "temën" e saj.

- Ke ndonjë shembull?

- Libri i Frojdit ka një mizëri shembujsh të tillë, por ne do të marrim një shembull të thjeshtë dhe një shembull të tillë frojdian, ne mund ta bëjmë vetë. Në qoftë se një i ri sheh në ëndërr se merr dy tullumbace nga kushërira e tij...

- Po?

- Provo të shpjegosh ëndrrën.

- Po, ja... Kemi "manifesimin e përmbajtjes së ëndrrës", pikërisht ashtu siç the ti: Ai merr dy tullumbace nga kushërira e tij.

- Vazhdo.

- Pastaj the se i gjithë skenari vjen nga dita e mëparshme. Një ditë më parë ai ka qenë tek parku i lojërave, ose ka parë një tufë me tullumbace në revistë.

- Po, kjo është e mundur, por mjaftonte të shikonte edhe vetë fjalën "tullumbace", ose diçka që t'i kujtonte ato.

- Por cilat janë "mendimet e fshehta të ëndrrës", domethënë ajo me të cilën merret ëndrra?

- Ti je ëndërrshpjeguesja.

- Ndoshta ai dëshiron me gjithë shpirt dy tullumbace.

- Jo, tullumbacet nuk hyjnë këtu. Ti ke të drejtë në atë që ëndrra duhet të plotësojë dëshirën, por një i rritur nuk ka ndonjë dëshirë të posaçme për tullumbace. Edhe sikur ta kishte, nuk ka nevojë të ëndërrojë për këtë.

- Tani mendoj se e gjeta: Në të vërtetë ai do që të ketë kushërirën dhe dy tullumbacet janë gjoksi i saj.

- Po, ky mund të jetë një shpjegim i drejtë dhe kjo tregon se ai e sheh këtë gjë të papranueshme.

- Sepse edhe ëndrrat tona fluturojnë si tullumbacet, ose diçka e tillë.

- Po. Frojdi mendonte se ëndrrat ishin një "plotësim i maskuar i dëshirave të shtypura". Por pikërisht ajo që ndrydhim ka ndryshuar shumë që nga koha që Frojdi ishte mjek në Vjenë. Vetë mekanizmi i maskimit të ëndrrave mund të pranohet.

- E kuptoj.

- Psikanaliza e Frojdit pati rëndësi të madhe në vitet 1920, në radhë të parë për trajtimin e të sëmurëve psikikë, ndërsa teoria e tij mbi pavetëdijen pati rëndësi të veçantë për letërsinë dhe artin.

- Mendon se artistët janë më të interesuar për botën e pavetëdijshme shpirtërore?

- Ashtu është. Megjithëse kjo gjë kishte filluar më përpara në dekadën e fundit të shekullit të kaluar, pra, përpara se të njihej psikanaliza e Frojdit. Kjo do të thotë se nuk ishte e rastit që psikanaliza e Frojdit lindi pikërisht në vitet 1890.

- Mendon se ishte epiqendra e kohës?

- Frojdi as që mendonte se kishte zbuluar fenomene të tilla si shtypjen, mekanizmin e mbrojtjes dhe të menduarit në mënyrë racionale. Ai ishte i pari që përvoja të tilla njerëzore i futi në psikiatri. Ai ishte gjithashtu mjeshtër në ilustrimin e teorisë së tij me shembuj letrarë dhe, siç e thamë, në vitet 1920, psikanaliza e Frojdit ushtroi një ndikim të drejtpërdrejtë në art dhe në letërsi.

- Si?

- Poetët dhe piktorët provuan të përdornin fuqinë e pavetëdijes në punën e tyre krijuese. Kjo gjë ndodhi me *surrealistët*.

- Çfarë do të thotë kjo?

- "Surrealizmi" është një fjalë franceze, që përkthehet "Mbirealitet". Më 1924, *Andre Breton* nxori një "manifest surreal". Në këtë manifest ai tregonte se arti duhet të vijë nga pavetëdija. Në këtë mënyrë, artisti në një frymëzim mundësisht sa më të lirë, nxjerr prej vetes figura ëndrrash dhe i shtrin ato përkundrejt një "mbi realiteti", ku kufijtë midis ëndrrës dhe realitetit janë zhdukur. Gjithashtu për një artist, është shumë e rëndësishme të thyejë censurën e vetëdijes së tij, në mënyrë që fjalët dhe figurat të burojnë lirisht.

- E kuptoj.

- Frojdi, në njëfarë mënyre, ka demonstruar se të gjithë njerëzit janë artistë. Një ëndërr është si të thuash, një punim i vogël artistik dhe çdo natë ne shohim ëndrra të reja. Për të shpjeguar ëndrrat e pacientëve, Frojdit shpesh i duhej të punonte me një rrjet të dendur simbolesh, afërsisht siç bëjmë kur flasim për një pikturë ose një vepër letrare.

- Dhe ne shohim ëndrra çdo natë?

- Të dhënat e reja tregojnë se ne shohim ëndrra njëzet për qind të

kohës që flemë, që do të thotë, dy-tri orë në natë. Në qoftë se na bezdisin gjatë fazave të ëndërrimit, nxehemi dhe bëhemi nervozë. Kjo do të thotë, as më shumë dhe as më pak, që secili prej nesh ka një nevojë të lindur për t'i dhënë një shprehje artistiske situatës ekzistenciale. Në fund të fundit, ne ëndërrojmë për veten tonë. Jemi ne që kemi regjinë, jemi ne që bëjmë skenarin dhe jemi ne që luajmë të gjitha rolet. Ai ose ajo që thotë se nuk e kupton artin, nuk e njeh veten mirë.

- E kuptoj.

- Frojdi ka regjistruar prova mbresëlënëse lidhur me çudinë e mendjes njerëzore. Puna me të sëmurët e kishte bindur se ne e ruajmë çdo gjë që kemi parë dhe e përjetojmë diku thellë në vetëdijen tonë. Të gjitha këto përshtypje, mund të dalin në dritë përsëri. Kur nuk na kujtohet diçka dhe pak më vonë "e kemi në majë të gjuhës" dhe përsëri pas pak "befas na kujtohet", pikërisht atëherë bëhet fjalë për diçka që ka qenë në pavetëdije, dhe pastaj, papritur, nëpërmjet derës gjysmë të hapur, ka hyrë në vetëdijen tonë.

- Ka raste që merr më shumë kohë.

- Kjo është diçka që e kanë të gjithë artistët. Më vonë duket sikur të gjitha dyert dhe sirtarët e arkivave hapen. Ato burojnë vetiu, dhe mund të marrim pikërisht fjalët dhe pamjet që na duhen. Kjo ndodh kur "hapet kapaku" i pavetëdijes. Këtë e quajmë *frymëzim*, Sofi. Duket sikur ajo që shkruajmë ose pikturojmë, nuk vjen prej nesh.

- Duhet të jetë një ndjenjë e mrekullueshme.

- Me siguri ti e ke provuar. Një gjendje e tillë frymëzimi është lehtë të studiohet tek fëmijët. Ndodh që fëmijët nganjëherë janë aq të lodhur, saqë duken si të përgjumur. Papritmas ata fillojnë të tregojnë diçka, sikur të kenë gjetur fjalë që nuk i kanë mësuar deri tani. Në fakt, ata i dinin, por fjalët dhe mendimet ishin të "fshehura" në vetëdije dhe vetëm tani, kur gjithë kujdesi dhe censura ka ikur, ato dalin në sipërfaqe. Për një artist, është gjithashtu e rëndësishme që arsyeja dhe reflektimi të mos lejohen të kontrollojnë një lulëzim pak a shumë të pavetëdijshëm. Të tregoj një përrallë të vogël për ta ilustruar këtë?

- Me kënaqësi.

- Është një përrallë e trishtuar dhe serioze.

- Vetëm fillo.

- Ishte njëherë një shumëkëmbësh që kërcente në mënyrë të

mrekullueshme, me të gjitha këmbët e tij. Kur kërcente ai, mblidheshin të gjitha kafshët e pyllit për ta parë. Të gjithë ishin të entuziazmuar nga ky kërcim i stërholluar. Mirëpo ishte dikush që nuk i pëlqente kërcimi i shumëkëmbëshit. Dhe ky dikush ishte thithlopa...

- E kishte vetëm nga zilia.

- Si ta bëj shumëkëmbëshin që të mos kërcejë më? mendonte thithlopa. Ajo nuk mund të thoshte se nuk e pëlqente kërcimin. Po kështu nuk mund të thoshte se kërcente më bukur. Nuk do ta besonin, kështu që sajoi një plan djallëzor.

- Ma thuaj.

- Ajo u ul dhe i shkroi shumëkëmbëshit një letër. "O ti shumëkëmbëshi i pashoq!", i shkroi ajo. "Më pëlqen shumë kërcimi yt i stërholluar. Do të isha shumë e interesuar të mësoja pak nga teknika jote e kërcimit. A është e vërtetë që ti në fillim lëviz këmbën e majtë numër 228 dhe pastaj këmbën e djathtë numër 59, apo e fillon kërcimin duke lëvizur këmbën e djathtë numër 26, përpara se të lëvizësh këmbën e djathtë numër 499? Pres përgjigje me padurim. Të fala Thithlopa."

- Fy, e marrtë dreqi!

- Shumëkëmbëshi e mori letrën dhe menjëherë filloi të mendonte se çfarë bënte kur kërcente. Cilën këmbë lëvizte në fillim? Cila këmbë bënte lëvizjen tjetër? Si thua ti, çfarë ndodhi më vonë?

- Unë mendoj se ai nuk kërceu më kurrë.

- Po, kështu mbaroi kjo punë. Kështu ndodh kur fantazinë e mbyt arsyeja.

- Jam në një mendje, ishte një histori e trishtuar.

- Është e rëndësishme për një artist që "ta lësh të ecë". Surrealistët e provuan këtë, duke e vendosur veten në një gjendje ku gjërat vinin vetë. Ata merrnin një copë letër dhe fillonin të shkruanin, pa menduar se çfarë shkruanin. Këtë ata e quanin *mënyrë shkrimi automatike.* Shprehja është marrë nga spiritualizmi, ku besohej se një "mediumi" ia drejton penën një shpirt i ndier. Për këtë mendoj që të flasim më tepër nesër.

- Me kënaqësi.

- Edhe artisti surrealist është, në njëfarë mënyre, një "medium", që do të thotë një mjet, ose një hallkë e ndërmjetme. Ai është medium për nënvetëdijen e tij. Ndoshta ka ndonjë element të pavetëdijes në

çdo proces krijimi, sepse ç'është në të vërtetë ajo që quajmë "krijimtari"? Nuk është një krijim i ri?

- Nuk e di.

- Ashtu është. Dhe kjo ndodh pikërisht në një lojë të harmonishme dhe delikate midis fantazisë dhe arsyes. Mirëpo shpesh ndodh që arsyeja e mbyt fantazinë dhe kjo është serioze, sepse pa fantazi nuk krijohet asgjë me të vërtetë e re. Unë mendoj se fantazia është si një sistem darvinist.

- Të kërkoj të falur, por *këtë* nuk e kap dot.

- Darvinizmi thotë se një mutante në natyrë vjen pas tjetrës, por natyra përdor vetëm disa prej këtyre mutanteve. Vetëm pak prej tyre kanë të drejtë të jetojnë.

- Po?

- E njëjta gjë ndodh edhe kur mendojmë, kur jemi të frymëzuar dhe na vjen një masë idesh të reja. "Mutantët e mendimit" shfaqen njëri pas tjetrit, të paktën kur nuk ushtrojmë një censurë të fortë ndaj vetes. Mirëpo vetëm disa prej këtyre mendimeve mund të vihen në jetë. Këtu arsyeja vjen në vendin e saj, sepse edhe ajo ka një funksion të rëndësishëm. Kur gjahu i ditës rri mbi tavolinë, nuk duhet të harrojmë të zgjedhim.

- Nuk ishte krahasim dhe aq i keq.

- Mendo sikur gjithçka që na vjen në mendje, pra të gjitha "shkrepjet e çastit", të dilnin nga goja jonë, pa zënë në gojë shënimet e përditshme nga tavolina e punës! Bota do të fundosej nën peshën e impulsive të rastit dhe nuk do të kishte ndonjë mundësi për zgjedhje, Sofi.

- Dhe është arsyeja që bën zgjedhjen midis gjithë këtyre ideve.

- Pse, nuk është kështu? Ndoshta fantazia krijon diçka të re, por nuk është ajo që bën zgjedhjen. Nuk është fantazia që "kompozon". Një kompozim, si çdo vepër arti, krijohet nga bashkëpunimi i ngushtë midis fantazisë dhe arsyes, ose midis mendjes dhe reflektimit, sepse ka gjithmonë ndonjë element të rastit në procesin e krijimit. Në një fazë mund të jetë e rëndësishme të mos e mbyllësh rrugën për ide të tilla. Bagëtinë duhet ta mbyllësh njëherë në vathë, pastaj ta mjelësh.

Albertua qëndroi ulur duke parë nga dritarja. Ndërkohë që ai po rrinte ulur, Sofies i zuri syri një grumbull të ndritshëm shumëngjyrësh figurash

të Disney-t.

- Qenka Gufi, - tha ajo, - edhe Donald Daku me nipërit... Shiko, është edhe Miki Mausi dhe... Më dëgjon se çfarë të them Alberto?

Ai u kthye:

- Po, është e trishtueshme, bija ime.

- Ç'do të thuash me këtë?

- Ne rrimë ulur këtu, si viktima të pambrojtura të tufës së dhenve të majorit. Por, natyrisht që ky është faji im. Unë fillova të flas për ide të lira.

- Nuk është nevoja të fajësosh veten.

- Desha të them që fantazia është e rëndësishme edhe për ne filozofët. Për të menduar diçka të re, duhet të kemi horizont të lirë, por tani ai po shkon pak si larg.

- Mos e merr kaq seriozisht.

- Unë isha duke përmendur rëndësinë e reflektimit të heshtur dhe ja ku na del me budallallëkun e tij të pastër. Duhet t'i vijë turp.

- Mos je gjë ironik tani?

- Është ai ironik dhe jo unë. Por unë e kam një ngushëllim dhe ky është guri i qoshes në planin tim.

- Tani nuk kuptoj asgjë.

- Ne folëm për ëndrrat. Aty ka një dozë ironie, sepse çfarë jemi tjetër ne, veçse pamje të ëndrrave të majorit?

- Oou...

- Por ka edhe një gjë që ai nuk e ka llogaritur.

- Ç'është ajo gjë?

- Ai mund jetë i turbulluar nga ëndrra e tij. Ai është në dijeni për çdo gjë që themi dhe bëjmë ne, kështu që ai që sheh ëndrrën kujton edhe përmbajtjen e manifestuar të saj. Kjo e drejton penën e tij. Mirëpo, edhe pse ai di gjithçka që i themi njëri-tjetrit, nuk është plotësisht në gjendje zgjimi.

- Çfarë kupton me këtë?

- Ai nuk e di mendimin e fshehtë të ëndrrës, Sofi, dhe harron se kjo është një ëndërr e maskuar.

- Po flet në mënyrë të çuditshme.

- Kështu mendon edhe majori. Kjo ndodh sepse ai nuk e kupton gjuhën e ëndrrës së tij dhe një gjë e tillë duhet të na gëzojë. Kjo na jep

një pak hapësirë të lirë veprimi, dhe me këtë liri do të luftojmë të dalim jashtë nga vetëdija e tij.

- Thua se do t'i a arrijmë kësaj?

- Duhet ta bëjmë. Brenda dy ditësh do të tregoj një horizont të ri. Majori nuk do ta dijë se ku jemi dhe se kur do të dukemi përsëri.

- Por edhe pse jemi imazhe të një ëndrre, unë jam bijë e një nëne. Ora është pesë. Tani duhet të shkoj në shtëpi, për të përgatitur festën e hapur në kopsht.

- Mmm... Mund të më bësh një shërbim të vogël rrugës për në shtëpi?

- Çfarë duhet të bëj?

- Mundohu të tërheqësh vëmendjen e tij. Duhet ta bësh majorin që, gjatë gjithë rrugës, të mos i heqë sytë nga ty. Provo të mendosh për të, kur të kthehesh në shtëpi, kështu që ai do të mendojë për ty.

- Dhe çfarë të mire, ka kjo gjë?

- Kështu unë do të mund të punoj pa u shqetësuar për planin e fshehtë. Unë do të hidhem thellë në pavetëdijen e majorit, Sofi. Do të qëndroj aty, derisa të shihemi përsëri.

## KOHA JONË

***...njeriu është dënuar të jetë i lirë...***

Ora tregonte 23.55. Hilde qëndronte shtrirë duke parë në tavan. Ajo i la mendimet të fluturonin lirisht. Sa herë që e ndërpriste mendimin, pyeste veten se pse nuk po mendonte më.

Kishte ndonjë gjë për të ndrydhur në vetvete?

Sikur ta kishte lënë mënjanë të gjithë censurën, ndoshta do të kishte filluar të ëndërronte me sy hapur. Dukej pak si e errët po ta mendoje.

Sa më shumë qetësohej dhe hapej përbrenda për mendime dhe pamje të zakonshme, aq më tepër i dukej se ishte në shtëpizën e majorit, buzë ujit me pyllin përreth.

- Çfarë kishte ndër mend të bënte Albertua? Sigurisht ishte babai që sajonte, sikur Albertua kishte ndër mend të bënte ndonjë gjë. E dinte ai se çfarë zgjidhje do të gjente Albertua? Ndoshta do t'i linte dorë të lirë, derisa më në fund të ndodhte diçka, që do ta befasonte edhe atë vetë.

Nuk kishin mbetur shumë faqe. T'i hidhte një sy faqes së fundit? Jo, do të ishte mungesë korrektësie. Ishte edhe një gjë tjetër: Hilde nuk ishte e sigurt a ishte vendosur se çfarë do të ndodhte në faqet e fundit.

A nuk ishte një mendim i mirë ky? Dosja ishte aty dhe babai nuk do të kishte mundësi të arrinte në kohë, për të ndryshuar ndonjë gjë. Jo, derisa Albertua të bënte ndonjë gjë për veten e tij. Një surprizë...

Hilde do të kujdesej edhe vetë, për ndonjë surprizë. Ai nuk kishte asnjë kontroll mbi të, por a kishte ajo vetë gjithçka nën kontroll?

Çfarë është vetëdija? A nuk është një nga enigmat më të mëdha të universit? Çfarë është kujtesa? Çfarë është ajo që na bën të "kujtojmë" gjithçka shohim dhe përjetojmë.

Kush është mekanizmi që na bën të shohim ëndrra përrallore natë për natë?

Ndërsa rrinte dhe mendonte për këto gjëra, sytë i mbylleshin ngadalë. Ajo i hapte përsëri dhe vazhdonte të shikonte në tavan. Më në fund ajo harroi t'i hapte sytë përsëri.

Kështu e zuri gjumi.

Kur u zgjua nga klithma e zgalemëve, ora tregonte 6.56. A nuk ishte një numër i çuditshëm? Hilde u ngrit dhe iu afrua dritares duke parë gjiun përkundrejt. Ishte një verë e zakonshme, që dukej si dimër.

Ndërsa rrinte ashtu, iu duk sikur një kuti ngjyrash shpërtheu brenda në kokën e saj. Iu kujtua ëndrra që kishte parë. Ajo ishte diçka më tepër se një ëndërr e zakonshme. Ajo ishte aq e gjallë, si në ngjyra ashtu edhe në konture sa…

Ajo kishte parë në ëndërr sikur i ati ishte kthyer nga Libani dhe gjithë ëndrra ishte si një vazhdim i ëndrrës së Sofies, kur kishte gjetur varësen me kryq tek ura.

Hilde ishte ulur në anë të urës dhe kishte dëgjuar një zë të ulët që i kishte pëshpëritur: "Unë quhem Sofie!". Hilde kishte qëndruar pa frymë për të dalluar se nga vinte zëri. Pastaj u dëgjua një kërcitje shumë e lehtë. Dukej sikur i drejtohej ndonjë insekt: "Ti as dëgjon dhe as shikon". Pas disa minutash në kopsht kishte ardhur babai nga Libani, i veshur me uniformën e UN-së. "Hilde", thirri ai. Ajo kërceu në drejtim të tij dhe iu hodh në qafë.

Asaj i u kujtuan disa vargje nga poeti *Arnulf Overland*:

*U zgjova njëherë nga një ëndërr e gjatë,*
*Dukej sikur një zë më fliste në mesnatë,*
*që vinte si rrymë nga toka, në gjumë.*
*U ngrita dhe thashë: "Çfarë do nga unë?"*

E ëma u ngjit lart.

- Mirëmëngjes, u ngrite?
- Nuk e di…
- Do të kthehem si zakonisht rreth orës katër.
- Shumë mirë.
- Ditën e mirë, Hilde.
- Mirupafshim.

Kur dëgjoi të ëmën që mbylli pas vetes derën e jashtme, u kthye tek shtrati dhe mori dosjen.

"...Unë do të zhytem thellë në pavetëdijen e majorit, Sofi. Do të qëndroj aty derisa të shihemi përsëri."

Këtu, po. Hilde filloi të lexojë përsëri. Ajo ndiente me gishtin tregues të dorës së djathtë se kishin mbetur vetëm pak faqe.

Kur Sofia doli nga shtëpiza e majorit, pa përsëri disa nga figurat e Donaldit poshtë tek uji që filluan të zhduken pak nga pak, sa më tepër që afrohej. Me të mbërritur tek varka, ato u zhdukën plotësisht.

Si gjatë kohës që voziste dhe kur e tërhoqi varkën në bregun tjetër, ajo lëvizte duart për të tërhequr vëmendjen e majorit, në mënyrë që Albertua të qëndronte pa u shqetësuar në shtëpizën buzë ujit.

Me të mbërritur tek shtegu u hodh përpjetë si e harbuar. Pastaj provoi të ecë si robot dhe, që majori të mos mërzitej, filloi të këndojë.

Pak më vonë ndaloi dhe po mendohej lidhur me planin e Albertos. E kuptoi dhe filloi ta vrasë ndërgjegjja aq shumë, sa filloi të ngjitej lart në një pemë.

U ngjit aq lart sa mundi. Kur arriti pranë majës, kuptoi se nuk do të mund të zbriste përsëri poshtë. Pak më vonë provoi përsëri, por këtë radhë filloi të humbasë edhe kurajën. Tani majori me siguri do të mërzitej duke e parë dhe do të kthehej nga Albertua.

Sofia filloi t'i lëvizë të dyja duart, nja dy herë provoi të kakarisë si pulë dhe në fund filloi të këndojë si tirolezët. Ishte hera e parë që e bënte këtë gjë në jetën e saj dhe ishte shumë e kënaqur me rezultatin.

Provoi përsëri të zbriste, por ishte e pamundur. Befas një patok i madh erdhi dhe u ul në njërën nga degët ku ishte kapur fort. Pasi kishte parë gjithë atë paradë të Disney-t, Sofia nuk u habit aspak kur patoku filloi të flasë.

- Më quajnë Morten, - tha patoku. - Në fakt, unë jam patok i butë, por krejt rastësisht po vij me kolegët e mi të egër nga Libani. Me sa duket, ti kërkon ndihmë për të zbritur poshtë.

- Je shumë i vogël për të më ndihmuar.

- Një përfundim i nxituar, zonjushë. Je ti, që je shumë e madhe.

- Nuk është e njëjta gjë?

- Midis të tjerash, duhet të dish se unë kam bartur me vete një

djalë të moshës tënde, nëpër gjithë Suedinë. Ai quhet Nils Holgerson.

- Unë jam pesëmbëdhjetë vjeçe.

- Nilsi ishte katërmbëdhjetë. Një vit më shumë ose më pak, nuk luan ndonjë rol të madh gjatë transportit.

- Si arrite ta bartësh?

- Ai hëngri një shuplakë dhe i ra të fikët. Kur u përmend, nuk ishte më i madh se një gisht.

- Ndoshta do të provosh të më japësh edhe mua ndonjë shuplakë të vogël, sepse nuk mund të rri këtu gjithë jetën. Aq më tepër, të shtunën kam organizuar një mbrëmje filozofike në mjedis të hapur.

- Kjo është interesante. Me sa kuptoj, ky është një libër filozofie. Kur fluturoja mbi Suedi me Nils Holgersonin, ndaluam në Morbaka të Vormlandit. Aty Nilsi takoi një grua të moshuar, që kishte ndër mend të shkruante një libër mbi Suedinë për fëmijët e shkollave. Libri duhej të ishte i vërtetë dhe të përdorej si tekst mësimor. Kur dëgjoi Nilsin, ajo vendosi të shkruajë një libër për ato që kishte parë ai mbi kurrizin e patokut.

- Kjo është shumë e çuditshme.

- Të thuash të vërtetën edhe pak ironike, sepse ne ndërkohë ishim në libër.

Befas Sofia ndjeu një goditje të lehtë në faqe dhe menjëherë u zvogëlua dhe u bë sa një gisht. Druri ku kishte hipur i dukej si një pyll i madh dhe patoku sa një kalë.

- Kështu pra, tani eja këtu, - tha patoku.

Sofia eci nëpër degë dhe u ngjit në kurrizin e patokut. Pendët ishin të buta, por tani që ishte e vogël ato më shumë e shponin, sesa e ledhatonin.

Me t'u ulur, patoku filloi fluturimin. Ai fluturoi lart mbi majat e drurëve. Sofia vështroi poshtë shtëpizën e majorit. Aty brenda ishte Abertua duke bërë planet e tij të ndërlikuara.

- Do të mjaftohemi vetëm me këtë vizitë të shkurtër rreth e rrotull, - tha patoku që rrihte krahët.

Pas pak u ul në fund të drurit, në të cilin Sofia vetëm para pak kohë kishte filluar të ngjitej. Sofia kërceu dhe, pas dy-tre rrotullimesh, u gjend në këmbë. E çuditur vuri re se kishte marrë përsëri përmasat e zakonshme.

Patoku u çapit rreth saj.

- Shumë faleminderit për ndihmën, - i tha Sofia.

- Ishte gjë e vogël. Mos the që ishte një roman filozofik?

- Jo, e the ti këtë gjë.

- Epo, njëlloj është. Po të varej nga unë, do të kishim fluturuar nëpër të gjithë historinë e filozofisë, pikërisht si fluturova me Nils Holgersonin nëpër Suedi. Ne do të ishim sjellë rrotull mbi Milet dhe Athinë, Jerusalem dhe Aleksandri, Romë dhe Firence, Londër dhe Paris, Jena dhe Haidelberg, Berlin dhe Kopenhagen...

- Faleminderit, kaq mjafton.

- Për një patok ironik si unë, do të ishte një punë e gjatë udhëtimi nëpër shekuj. Është më lehtë të sillesh rrotull mbi provincat e Suedisë.

Me kaq patoku filloi vrapin, rrahu krahët dhe fluturoi.

Sofia ishte tmerrësisht e lodhur, por kur pak më vonë po kalonte nëpër gardhin me shkurre, mendoi se Albertua do të kishte mbetur i kënaqur nga manovra e saj mashtruese. Majori nuk kishte mundur të mendonte ndonjë gjë serioze për Alberton këto orët e fundit. Për këtë arsye ai do ta ketë humbur me të vërtetë toruan.

Sofia sapo kishte hyrë brenda, kur e ëma u kthye nga puna. Kjo e shpëtoi nga shpjegimet për patokun që e kishte ndihmuar për të zbritur nga një dru i lartë.

Pasi hëngrën drekë, filluan përgatitjet e festës. Ato nxorën nga tavani një tavolinë katër metra të gjatë dhe e vendosën në kopsht. Pastaj hipën përsëri në tavan për të marrë pajisje të tjera.

Tavolina e gjatë do të vendosej nën drurët frutorë. Herën e fundit, ajo ishte përdorur për dhjetëvjetorin e martesës së prindërve të Sofies. Atëherë Sofia ishte vetëm tetë vjeçe, por i kujtohej fort mirë ajo mbrëmje e bukur, me gjithë ata miq e të afërm.

Shërbimi sinoptik kishte parashikuar një kohë të mrekullueshme. Nuk kishte rënë asnjë pikë shi prej ditës që kishte ndodhur stuhia, të nesërmen e ditëlindjes së saj. Sidoqoftë, rregullimin dhe zbukurimin e tavolinës e lanë për të shtunën në mëngjes.

Natën vonë gatuan dhe poqën dy lloj simitesh. Menyja do të përmbante pulë me sallatë. Pijet freskuese kishin vendin e tyre. Sofia kishte frikë se mos ndonjë nga shokët e klasës sillte me vete birrë. Ajo

nuk e pëlqente rrëmujën.

Kur Sofia po bëhej gati për të fjetur, e ëma donte të sigurohej edhe një herë për Alberton.

- Sigurisht që do të vijë. Ai më ka premtuar se do të bëjë edhe një truk filozofik.

- Një truk filozofik? Ç'është ky truk?

- Nuk e di... në qoftë se është iluzionist, mund që të bëjë ndonjë gjë të tillë. Ndoshta nxjerr ndonjë lepur të bardhë nga ndonjë cilindër.

- Çfarë, përsëri?

- ...përderisa është filozof, ai do të bëjë në vend të kësaj, një truk filozofik. Është apo nuk është festë filozofike?

- Po hidhesh nga një degë në tjetrën.

- Po ti ke përgatitur ndonjë gjë?

- Sigurisht. Në njëfarë mënyre, është më mirë kështu.

- Fjalën e rastit?

- Nuk po ta them. Natën e mirë!

Të nesërmen Sofia u zgjua nga e ëma, e cila u ngjit lart për ta përshëndetur, para se të shkonte në punë. Ajo i la edhe një listë të vogël me gjërat që duhej të blinte në qytet për festën.

Sapo doli nga shtëpia, ra telefoni. Ishte Albertua. Ai e dinte se kur mbetej vetëm ajo.

- Si shkon puna me sekretet e tua?

- Shshtt! Asnjë fjalë. Mos i jep atij asnjë rast që të spekulojë me këtë.

- Besoj se dje kam bërë një punë të shkëlqyer për t'i tërhequr vëmendjen.

- Kjo është një gjë e mirë.

- Mbaroi kursi i filozofisë?

- Për këtë të mora. Ne kemi mbërritur deri tek shekulli ynë. Që këtej e tutje ti do të orientohesh vetë. E rëndësishme është baza që ke marrë. Sidoqoftë, ne do të takohemi për një bisedë të vogël edhe për kohën tonë.

- Mirëpo duhet të dal në qytet...

- Mrekulli. Unë të thashë që do të flasim për kohën tonë.

- Vërtet?

- Kështu që do të jetë shumë mirë takimi në qytet.
- Të vij në shtëpi?
- Jo, jo këtu. Këtu është rrëmujë. Po kërkoj mikrofonat e fshehtë.
- Oo...
- Është hapur një kafene e re tek Sheshi i Madh. "Cafè Pierre". E di se ku ndodhet?
- Po, e di. Kur duhet të vij?
- Mund të takohemi në dymbëdhjetë?
- Në orën dymbëdhjetë tek lokali.
- Në rregull.
- Mirupafshim.

Pak pas dymbëdhjetës Sofia u fut tek "Café Pierre". Ishte një nga ato baret e modës, me tavolina të rrumbullakëta dhe karrige të zeza, me shishe vermuti, me tapa të veçanta, me hamburger dhe sanduiçë.

Nuk ishte ndonjë lokal i madh dhe e para gjë që i ra në sy ishte mungesa e Albertos. Të thuash të vërtetën kjo ishte e vetmja gjë që vuri re. Kishte shumë njerëz të tjerë që rrinin rreth tavolinave, por asnjë fytyrë nuk ishte e Albertos.

Nuk e kishte zakon të hynte vetëm nëpër lokale. Mos duhej të ikte dhe të kthehej më vonë, kur të kishte ardhur Albertua?

Vajti tek banaku dhe porositi një çaj me limon. Mori filxhanin e çajit dhe u ul në njërën nga tavolinat bosh përkundrejt hyrjes. Hynin dhe dilnin shumë njerëz, por Albertua nuk po dukej.

Të kishte pasur të paktën një gazetë!

Me kalimin e kohës, nuk mundi të rrinte pa vështruar rreth e rrotull. Si përgjigje i erdhën disa vështrime nga tavolinat e tjera. Për një moment iu duk vetja si një vajzë e rritur. Ajo ishte vetëm pesëmbëdhjetë vjeçe, por me siguri dukej si shtatëmbëdhjetë, ose të paktën gjashtëmbëdhjetë e gjysmë.

Çfarë mendonin gjithë këta njerëz për jetën? Dukej sikur fati i kishte hedhur rastësisht në këtë vend dhe ata vetëm sa ishin aty. Ata flasin dhe bëjnë gjeste të ndryshme, por nuk duket se thonë ndonjë gjë të rëndësishme.

Për një moment iu kujtua Kirkegardi që kishte thënë se karakteristikë e turmës është "e folura". A jetojnë vallë të gjithë këta

njerëz në këtë fazë estetike? A kishte ndonjë gjë me rëndësi ekzistenciale tek ata?

Në një nga letrat e para, Albertua i kishte shkruar se kishte ngjashmëri midis fëmijëve dhe filozofëve. Asaj i hyri frika përsëri kur mendoi se nuk ishte më fëmijë. Mendo sikur të përfundosh e strukur në gëzofin e lepurit të bardhë që kishte dalë prej cilindrit të universit.

Gjatë gjithë kohës që mendonte, shikonte nga hyrja e lokalit. Papritur hyri Albertua. Megjithëse ishte mesi i verës në kokë mbante një beretë të zezë. Kishte veshur një frak treçerekësh të zbukuruar me skelete peshqish. Ai e pa dhe u afrua me të shpejtë. Sofia mendoi se kishte diçka krejt të re në këtë lloj takimi publik.

- Ora është e një çerek, më duket.

- Ky quhet çerek akademik. A mund t'i ofroj zonjushes diçka për të ngrënë?

Ai u ul dhe e shikoi në sy. Sofia ngriti supet.

- Është njëlloj për mua. Po marr një sanduiç.

Albertua vajti te banaku dhe pas pak u kthye me një kupë kafe dhe dy sanduiçë me djathë dhe sallam.

- Ishin shtrenjtë?

- Vogëlsira, Sofi.

- Nuk ke ndonjë justifikim për vonesën?

- Jo, sepse u bë me qëllim. Do të ta shpjegoj menjëherë.

Ai këputi një copë të madhe sanduiçi dhe tha:

- Do të flasim për shekullin tonë.

- Ka ndodhur ndonjë gjë që ka kuptim për filozofinë?

- Shumë gjëra, kaq shumë, saqë shpërndahen në të gjitha drejtimet. Në fillim do të flasim për një rrymë të rëndësishme dhe pikërisht për *ekzistencializmin*. Ky është një term i përgjithshëm për shumë rryma filozofike, që kishin si pikënisje situatën ekzistenciale të njeriut. Po flasim për filozofinë ekzistuese të shekullit të njëzetë. Shumë filozofë të tillë ekzistencialë e kishin pikënisjen, jo vetëm tek Kirkegardi, por edhe tek Hegeli dhe Marksi.

- E kuptoj.

- Një filozof tjetër që pati rëndësi të madhe për shekullin ishte gjermani *Friedrich Nietzsche*, që jetoi nga viti 1844 deri në vitin 1900. Edhe Niçe kishte reaguar ndaj filozofisë së Hegelit dhe "historizmit"

gjerman. Kundër interesit anemik për historinë dhe asaj që ai quante "moral skllavërues" kristian, ai vuri vetë jetën. Ai donte të ndërmerrte një "përmbysje të të gjitha vlerave", në mënyrë që forca jetësore e më të fortëve të mos pengohej nga të dobëtit. Sipas Niçes, si krishterimi ashtu dhe filozofia tradicionale, ishin larguar nga bota reale dhe ishin drejtuar ndaj qiellit dhe "botës së ideve". Pikërisht ajo që ishte parë si botë "reale", në të vërtetë ishte një gjoja "botë". "Besoi tokës", thoshte ai. "Mos dëgjo ata që shkojnë pas shpresave mbinatyrore."

- Mirë...

- Një tjetër filozof ekzistencialist i ndikuar nga Kirkegardi dhe Niçe, është gjermani *Martin Heidegger (Haideger)*. Ne do të përqendrohemi tek ekzistencialisti francez *Jean Paul Sartre*, që jetoi nga viti 1905 deri më 1980, dhe që i dha ton ekzistencializmit, të paktën për publikun e gjerë. Ekzistencializmi i tij u zhvillua rreth viteve '40, menjëherë pas luftës. Më vonë ai u lidh me lëvizjen marksiste në Francë, por nuk u bë anëtar i ndonjë partie.

- Kjo ishte arsyeja që u takuam në një bar francez?

- Nuk është krejt rastësi, jo. Sartri ishte një klient i rregullt i kafeneve. Filozofen ekzistencialiste *Simone de Beauvoir*, e cila u bë edhe shoqja e tij gjatë gjithë jetës, ai e kishte takuar në një lokal.

- Një grua filozofe?

- Po.

- Kështu, mund të them e çliruar se njerëzimi më në fund filloi të civilizohet.

- Megjithatë, koha jonë është një kohë me shumë probleme të reja.

- Ti do të më flisje për ekzistencializmin.

- Sartri thoshte se "ekzistencializmi është humanizëm". Me këtë ai thoshte se ekzistencializmi e ka pikën e fillimit tek njeriu. Ne ndoshta mund të shtojmë vetëm se ky është një humanizëm me një pamje më të gjerë se humanizmi i Rilindjes.

- Pse?

- Si Kirkegardi, ashtu dhe shumë filozofë të tjerë ekzistencialistë kanë qenë kristianë. Mirëpo Sartri i përket ekzistencializmit ateist. Filozofia e tij mund të shihet si një analizë e pamëshirshme e situatës së njerëzve kur "Zoti ka vdekur". Shprehja "Zoti ka vdekur" vjen nga

Niçja.

- Vazhdo.

- Parulla e filozofisë së Sartrit, ashtu si e Kirkegardit, është fjala "ekzistencë". Kjo fjalë nuk duhet marrë vetëm në kuptimin e ngushtë të saj. Edhe bimët dhe kafshët ekzistojnë, por ato nuk mund të kuptojnë se çfarë do të thotë kjo. Njeriu është e vetmja krijesë e gjallë që është e vetëdijshme për ekzistencën e tij. Sartri thotë se gjërat materiale janë vetëm "në vetvete", ndërsa njeriu është edhe "për vete". Kështu që njeriu është krejt tjetër gjë.

- Nuk jam në një mendje me këtë.

- Sartri thotë se ekzistenca e njeriut ka përparësi mbi çdo gjë tjetër. Fakti që jam në jetë, ka përparësi mbi faktin *çfarë* jam unë. "Ekzistenca ka përparësi mbi esencën", thoshte ai.

- Një fjali e ndërlikuar.

- Me "esencë" kuptojmë atë prej çfarë përbëhet diçka, "natyrën", ose "thelbin" e gjërave. Por, sipas Sartrit, njeriu nuk ka ndonjë "natyrë" të tillë të lindur. Njeriu duhet të krijojë vetveten. Ai duhet të krijojë natyrën e tij, ose "esencën", sepse kjo nuk i jepet që më parë.

- Besoj se e kuptova se çfarë do të thuash.

- Gjatë gjithë historisë së filozofisë, filozofët janë përpjekur t'i japin përgjigje pyetjes se çfarë është njeriu, ose, cila është natyra njerëzore. Por Sartri mendonte se njeriu nuk ka ndonjë natyrë të tillë "të përjetshme", si mbështetje. Prandaj është e kotë të pyesim për "kuptimin"e jetës në përgjithësi. Me fjalë të tjera, ne jemi të dënuar që të improvizojmë, jemi si aktori që futet në skenë i papërgatitur, pa fletoren e rolit dhe pa suflerin, që pëshpërit se çfarë duhet të bëjmë. Ne duhet ta zgjedhim vetë se si do të jetojmë.

- Në njëfarë mënyre, kjo është e vërtetë. Do të ishte mirë nëse Bibla, apo ndonjë libër filozofie, do të kishte këshilla për mënyrën se si të jetohet.

- I ke rënë pikës. "Kur njerëzit e kuptojnë se janë në jetë dhe një ditë do të vdesin, dhe kur nuk kanë ku të mbështeten, i kap frika", thotë Sartri. Ty të kujtohet se frika ishte karakteristikë edhe për Kirkegardin, kur i përshkruan njerëzit në një situatë ekzistenciale.

- Po.

- Sartri thotë se njerëzit e ndiejnë veten *të huaj* në një botë pa

kuptim. Kur përshkruan "tjetërsimin" e njerëzve, njëkohësisht ai i bën jehonë mendimeve kryesore të Hegelit dhe Marksit. Përshtypja se është i huaj në këtë botë krijon tek njeriu një ndjenjë dëshpërimi, mërzie, pështirosje dhe kotësie.

- Gjendja "depresive" është diçka e zakonshme dhe nganjëherë të pështirosen të gjitha.

- Sartri përshkruan njerëzit e qyteteve të shekullit të njëzetë. Të kujtohet ndoshta se humanistët e Rilindjes e përshkruanin pothuajse me triumf lirinë dhe pavarësinë e njeriut. Sartri e shikon lirinë e njeriut si një mallkim. "Njeriu është dënuar të jetë i lirë", thoshte ai. "I dënuar, sepse nuk ka krijuar veten, dhe megjithatë i lirë, sepse që kur e hodhën në tokë, është përgjegjës për gjithçka që bën."

- Ne nuk jemi lutur që të na bëjnë individë të lirë.

- Ky është edhe kuptimi i Sartrit. Ne jemi individë të lirë dhe liria na bën që gjatë gjithë jetës jemi të dënuar të zgjedhim. Nuk ka norma dhe vlera të përjetshme që mund t'u përshtatemi. Për këtë është e rëndësishme *zgjedhja*, sepse jemi plotësisht *përgjegjës* për atë që bëjmë. Sartri kërkon që njeriu asnjëherë të mos mohojë përgjegjësinë për veprimet e tij. Po kështu nuk mund të mënjanojmë përgjegjësinë në zgjedhjen e alternativave që "duhet" të shkoj në punë, ose "duhet" t'u përshtatemi rregullave qytetare mbi mënyrën e jetesës. Ai që u dredhon këtyre, bëhet njeri pa personalitet, del prej vetvetes dhe gënjen vetëm veten. Nga ana tjetër, liria e njeriut na detyron të bëjmë diçka për veten tonë në mënyrë që të jetojmë në mënyrë "autentike" dhe të pastër.

- E kuptoj.

- Jo më pak vlejnë këto në rastin e zgjedhjeve etike ose morale. Asnjëherë nuk duhet të shfajësohemi me shprehjet "natyra e njeriut", "dobësi njerëzore" ose të tjera si këto. Aty-këtu del ndonjë që sillet si derr dhe për këtë fajëson "plakun Adam". Mirëpo nuk ka ndonjë "Adam plak". Ai është vetëm një figurë pas së cilës kapen për të justifikuar sjelljet dhe veprimet e tyre.

- Duhet të ketë njëfarë kufiri edhe justifikimi.

- Edhe pse Sartri thotë se jeta nuk ka ndonjë kuptim të montuar, nuk do të thotë se ai nuk do që të jetë e tillë. Ai nuk është *nihilist*.

- Që do të thotë?

- Se asgjë nuk ka kuptim dhe çdo gjë është e lejuar. Sartri mendon

se jeta duhet të ketë një kuptim. Ky është një imperativ. Jemi ne që duhet t'ia japim këtë kuptim jetës. Të ekzistosh do të thotë të krijosh jetën tënde.

- Mund të thellohesh pak këtu?

- Sartri na tregon se vetëdija në vetvete nuk është gjë, para se të ndiejë diçka, sepse vetëdija është gjithmonë vetëdije *mbi* diçka. Dhe kjo diçka është më tepër kontributi ynë, se sa kontribut i mjedisit. Ne vendosim pjesërisht çfarë ndiejmë, duke zgjedhur atë që ka kuptim për ne.

- Nuk ke ndonjë shembull?

- Dy njerëz janë të ulur në një lokal dhe megjithatë e shohin atë në mënyra të ndryshme. Kjo ndodh sepse ne kontribuojmë me mendimet tona, ose me interesat tona, kur vërejmë diçka përreth. Një gruaje shtatzënë, i duket se rreth saj ka gra me barrë dhe kjo, jo sepse nuk ka pasur gra të tilla më parë aty, por sepse ajo i shikon gjërat tani me sy tjetër. Një i sëmurë ndoshta shikon makina të ndihmës së shpejtë gjithandej...

- E kuptoj.

- Jeta jonë ndikon në mënyrën se si i shohim gjërat në dhomë. Në qoftë se ka diçka që nuk më intereson, nuk e shoh. Tani do të shpjegoj përse erdha me vonesë.

- Ti the se kishe një arsye.

- Në fillim dua të dëgjoj se çfarë vure re kur hyre brenda në lokal.

- E para gjë ishte mungesa jote.

- A nuk është pak e çuditshme që, e para gjë që të ra në sy në këtë lokal, ishte dikush që *nuk* ishte këtu?

- Ndoshta, por do të takoja ty.

- Sartri i përdorte këto lloj takimesh për të vërtetuar se si e "asgjësojmë" atë që nuk ka rëndësi për ne.

- Vetëm për të demonstruar këtë erdhe me vonesë?

- Po, për të bërë ty që të kuptosh thelbin e filozofisë së Sartrit. Quaje si detyrë klase.

- Ti...!

- Në qoftë se ke rënë në dashuri dhe pret që ai të telefonojë, ti "dëgjon"se ai nuk të ka telefonuar ndoshta gjithë mbrëmjen. Pikërisht faktin që nuk të ka telefonuar, ti e ke regjistruar gjithë mbrëmjen. Në

qoftë se do ta takosh te treni, dhe një turmë e madhe njerëzish nuk të lejon ta dallosh të dashurin tënd, ti nuk i shikon fare këta njerëz. Ata vetëm sa ndodhen aty dhe janë pa interes për ty. Ti i shikon si pengesë, gati të bezdisin. Ata zënë gjithë atë vend. E vetmja gjë që të intereson është *ai*, që nuk është atje.

- E kuptoj.

- Simone de Beauvoir provoi të zbatonte ekzistencializmin, në rolin e përkatësisë së seksit në shoqëri. Sartri kishte treguar se njeriu nuk ka ndonjë natyrë të përjetshme, si mbështetje. Jemi ne që krijojmë veten tonë.

- Ashtu?

- Kjo vlen edhe për sa i përket pikëpamjeve tona për seksin. Simone de Beauvoir e mohonte "natyrën" e përjetshme të burrit ose të gruas. Kjo ka të bëjë më shumë me pikëpamjet tradicionale. Ka qenë e zakonshme të mendohej se burri ka një natyrë "të tejkaluar", për këtë ai kërkon një kuptim dhe një drejtim jashtë shtëpisë. Për gruan është thënë se ka një orientim të kundërt. Ajo është "imanente", që do të thotë se ajo do që të jetë atje ku është. Në këtë mënyrë ajo përkujdeset për familjen, natyrën dhe gjërat e tjera. Sot mund të themi se gruaja është më e përqendruar tek "vlerat femërore", sesa burri.

- Kështu mendonte ajo?

- Jo, do ta kesh dëgjuar gabim. Simone mendonte pikërisht se nuk mund të gjendet ndonjë "natyrë femërore" apo "natyrë mashkullore". Ajo thoshte se burri dhe gruaja duhet të lirohen nga paragjykime ose ideale të tilla të rrënjosura.

- Me këtë jam në dakord.

- Libri i saj më i rëndësishëm është "Seksi i dytë", që është botuar në vitin 1949.

- Ç'do të thotë kjo?

- Bëhet fjalë për gruan. Ajo është bërë në kohën tonë "seksi i dytë". Vetëm burri trajtohet si subjekt. Gruaja vetë është bërë objekt i burrit. Kështu, asaj i është hequr përgjegjësia për vetë jetën e saj.

- Po?

- Këtë përgjegjësi ajo duhet ta rimarrë dhe të mos e lidhë identitetin e saj vetëm me burrin. Nuk është vetëm burri ai që e mban gruan të nënshtruar. Gratë e mbajnë vetë veten e tyre të nënshtruar duke mos

marrë përgjegjësinë për jetën në duart e tyre.

- Ne gratë duhet të jemi aq të lira dhe të pavarura sa të vendosim vetë për veten tonë.

- Pikërisht kështu. Ekzistencializmi pati një ndikim të madh në letërsinë e viteve '40 e deri në ditët tona. Po kështu edhe brenda teatrit. Sartri shkroi romane dhe pjesë teatrale. Emra të tjerë të rëndësishëm janë francezi *Camy (Kamy)*, irlandezi *Becket (Beket)*, rumuni *Ionescu (Jonesku)* dhe polaku *Gombrowitch (Gombroviç)*. Karakteristikë për këta, dhe për shumë shkrimtarë të tjerë të mëdhenj, është *absurditeti*. Është fjala për "teatrin absurd".

- Si urdhëron.

- E kupton se çfarë do të thotë "absurd"?

- A nuk dot ë thotë pa kuptim dhe irracional?

- Ekzaktësisht. "Teatri absurd" përfaqëson të kundërtën e "teatrit realist". Qëllimi është të tregohet në skenë boshllëku i jetës, për ta bërë publikun që të reagojë dhe jo të kultivohet ky boshllëk. Përkundrazi: Duke treguar dhe ekspozuar boshllëkun në jetën e përditshme, shikuesit detyrohen të kërkojnë nga vetja një jetë më të pastër dhe të vërtetë.

- Vazhdo më tej.

- Shpesh teatri absurd shfaq situata tepër banale. Kjo quhet një lloj "superrealizmi". Njerëzit paraqiten pikërisht ashtu siç janë. Por në qoftë se tregon në skenën e një teatri se çfarë ndodh në banjën e një shtëpie, në një mëngjes të zakonshëm, atëherë publiku do të qeshë. Kjo e qeshur mund të shpjegohet si një mekanizëm mbrojtje ndaj faktit që po sheh veten mbi skenë.

- E kuptoj.

- Teatri absurd mund të ketë edhe nuanca surrealiste. Personazhet e tij e gjejnë shpesh veten në situata ëndërrimtare dhe jo reale. Kur kjo pranohet pa të papritura, atëherë është publiku që e ndien të nevojshme të reagojë me të papritura, pikërisht sepse mungon ajo. Kjo vlen edhe për filmat pa zë të *Çaplinit*. Komikja në këta filma pa zë, është shpesh mungesa e surprizës për të gjitha absurditetet që ndodhin aty. Kështu publiku është i shtrënguar të kërkojë në vetvete më shumë pastërti dhe vërtetësi.

- Është e çuditshme të mendosh se çfarë mund të gjejë publiku pa

reaguar.

- Nganjëherë mund të mendosh se kjo është një gjë së cilës duhet t'i qëndrosh larg, vetëm se nuk e di se ku të shkosh.

- Në qoftë se digjet shtëpia, duhet të dalësh jashtë edhe pse nuk ke ndonjë shtëpi tjetër ku të futësh kokën.

- Sigurisht. Dëshiron edhe një çaj? Ndoshta një koka-kola?

- Po, por mos kujto se kjo e zbut ardhjen tënde me vonesë.

- Unë mund jetoj me këtë.

Albertua u kthye shpejt me një kafe ekspres dhe një koka-kola. Ndërkohë, Sofia kishte pasur kohë të mendonte se jeta e kafeneve nuk ishte dhe aq e keqe. Vetëm se nuk ishte e bindur nëse bisedat në tavolinat e tjera ishin aq interesante sa duhet.

Albertua e vendosi shishen e koka-kolës mbi tavolinë, me një trokitje të fortë. Ata që ishin ulur në tavolinat reth e rrotull ngritën kokën.

- Dhe me këtë jemi duke përfunduar, - tha ai.

- Mendon se historia e filozofisë mbaron me Sartrin dhe ekzistencializmin?

- Jo, do të ishte teprim. Filozofia ekzistenciale pati një kuptim të madh për shumë njerëz në të gjithë botën. Siç e kemi thënë ajo i ka rrënjët thellë në histori nga Kirkegardi deri tek Sokrati. Në këtë mënyrë shekulli i njëzetë u bë dëshmitar i një lulëzimi dhe përtëritje për shumë rryma filozofike që kemi përmendur më parë.

- Ndonjë shembull?

- Një nga këto rryma është *neotomizmi*, pra mendime që vijnë tradicionalisht nga Thomas Aquinas (Tomas Akuinas). Tjetër rrymë është *filozofia analitike* ose *empirizmi logjik*, me rrënjë tek Hume dhe empirizmi britanik, gjithashtu tek logjika e Aristotelit. Në mënyrë të veçantë, shekulli i njëzetë është ndikuar nga i ashtuquajturi *neomarksizëm* me shumë drejtime. Për *neodarvinizmin* ne kemi folur, po kështu edhe për rëndësinë e *psikanalizës*.

- E kuptoj.

- Një nga rrymat e kohëve të fundit është *materializmi*, edhe ky me rrënjë të thella në histori. Shumë shkencëtarë modernë bëjnë kërkime me origjinë parasokratike. Vazhdojnë kërkimet për "pjesën" e pandashme "elementare", prej së cilës është përbërë gjithçka. Asnjë

deri tani nuk ka dhënë ndonjë përgjigje të kënaqshme se çfarë është "materia". Shkencat moderne natyrore, fizika bërthamore ose biokimia, janë kaq mahnitëse, saqë për shumë njerëz janë bërë pjesë e rëndësishme e konceptit të tyre filozofik.

- E reja dhe e vjetra janë kapërthyer bashkë.

- Ashtu është, sepse vetë pyetjet me të cilat e filluam kursin, nuk kanë ndonjë përgjigje. Këtu Sartri fiton një pikë të madhe, kur thotë se pyetjeve ekzistenciale nuk mund t'u përgjigjesh një herë e përgjithmonë. Një pyetje filozofike është përkufizuar si diçka që çdo gjeneratë, ose çdo njeri i thjeshtë, mund ta bëjë vazhdimisht.

- Pak si e pabesueshme, po ta mendosh.

- Nuk jam i sigurt a jam në një mendje për këtë. Sigurisht që duke bërë pyetje të tilla, ne provojmë se jetojmë. Mbi të gjitha, gjithmonë ka ndodhur që kur njerëzit kanë shtruar pyetje të tilla, për probleme tepër të rëndësishme, kanë gjetur zgjidhje të qarta. Si shkenca, ashtu dhe kërkimet e teknologjia, kanë lindur nga reflektimi filozofik. A nuk ishte çudia njerëzore mbi jetën, që e hodhi njeriun në hënë?

- Kjo është e vërtetë.

- Kur shkeli për herë të parë në hënë *Armstrongu* tha: "Një hap i vogël për një njeri, por një hap i madh për njerëzimin". Me këto fjalë ai tërhoqi pranë vetes të gjithë njerëzit që kishin jetuar para tij dhe tregoi se çfarë ndien një njeri në një moment të tillë të madh. Si të thuash, nuk ishte vetëm merita e tij.

- Sigurisht që jo.

- Koha jonë përballohet me probleme krejt të reja. Në radhë të parë janë problemet e mjedisit. Një nga rrymat më të rëndësishme të filozofisë së shekullit të njëzetë, është *ekofilozofia*, ose *ekozofia* si e ka quajtur filozofi norvegjez *Arne Naess*. Shumë filozofë perëndimorë kanë treguar se i gjithë civilizimi perëndimor po ndjek një vijë të gabuar, një kurs përplasje me atë çka planeti ynë mund të durojë. Ata janë përpjekur të futen më thellë se efekti konkret i ndotjes dhe shkatërrimit të natyrës. Ka diçka të gabuar në mënyrën perëndimore të të menduarit, thonë ata.

- Kanë të drejtë.

- Ekofilozofët për shembull, kanë problematizuar vetë teorinë e evolucionit. Ajo bazohet mbi faktin se njeriu është në majë, dhe jemi

ne zotërit e natyrës. Kjo mënyrë të menduari është e rrezikshme për gjithë planetin e gjallë.

- Më vjen të çmendem, kur e mendoj.

- Në kritikën e tyre për këtë mënyrë të menduari, shumë ekofilozofë kanë gërmuar edhe në idetë dhe mendimet e kulturave të tjera, për shembull në kulturën indiane. Ata kanë studiuar mendimet dhe zakonet e popujve të ashtuquajtur primitivë, ose të popullsisë indigjene, si indianët e Amerikës, për të gjetur atë që ka humbur.

- E kuptoj.

- Edhe brenda rretheve shkencore vitet e fundit ka njerëz që kanë treguar se e gjithë mënyra shkencore e mendimit qëndron para një "këmbim modeli", që do të thotë ndryshim rrënjësor në vetë mënyrën e të menduarit shkencor. Në disa fusha të veçanta, kjo i ka dhënë frytet e para. Ne kemi shumë shembuj nga e quajtura "lëvizje alternative", që i kushton rëndësi tërësisë së mendimeve dhe lufton për një mënyrë të re jetese.

- Kjo është një gjë e mirë.

- Edhe pse ka shumë njerëz që merren me këtë punë, dikush duhet të zgjedhë midis të mirës dhe të keqes. Dikush thotë se po shkojmë drejt një kohe krejt të re, ose "epoke të re". Mirëpo jo çdo gjë e re është e mirë dhe jo çdo gjë e vjetër është për t'u hedhur. Kjo është edhe një nga arsyet që po bëjmë këtë kurs filozofik. Tani ti ke një bazë historike për t'u orientuar në jetë.

- Të faleminderit për kujdesin.

- Mendoj se shumë nga ata që marshojnë nën flamurin e "epokës së re", do të duken pakëz të kripur, sepse edhe "feja e re", "okultizmi i ri" dhe "bestytnitë moderne" kanë ndikuar në botën perëndimore këto dhjetë vjetët e fundit. Ata janë bërë një industri e vërtetë. Në ujin e ftohtë, ku kristianizmi ka humbur mbështetje, oferta të reja në tregun e botëkuptimit filozofik kanë mbirë si kërpudha.

- Ke ndonjë shembull?

- Lista është kaq e gjatë, saqë nuk guxoj të filloj. Nga ana tjetër nuk është dhe aq lehtë të përshkruash kohën tënde. Tani mendoj të bëjmë një shëtitje nëpër qytet, dua të tregoj diçka.

Sofia mblodhi supet.

- Nuk mund të rri shumë. Sigurisht që nuk e ke harruar festën që

bëhet nesër?

- Në asnjë mënyrë, sepse do të ndodhë diçka mahnitëse. Duhet vetëm që të mbarojmë kursin e filozofisë me Hilden. Majori nuk ka menduar më tepër. Në këtë rast, ai humbet diçka nga mjeshtëria e vet.

Ai e ngriti përsëri shishen e koka-kolës, dhe e përplasi mbi tavolinë.

Dolën në rrugë. Njerëz që nxitonin ecnin lart e poshtë rrugës si milingonat para shiut. Sofia ishte kureshtare të dinte se çfarë do t'i tregonte Albertua.

Ata kaluan para një dyqani elektrik. Aty shiteshin të gjitha, nga televizorët, videot dhe antenat parabolike, deri tek telefonat celularë, kompjuterat dhe telefakset.

Albertua tregoi vitrinën e madhe dhe tha:

- Këtu ke shekullin e njëzetë, Sofi. Prej Rilindjes e këtej bota ka shpërthyer. Me zbulimet e mëdha, evropianët filluan të udhëtojnë në të gjithë botën. Sot është e kundërta. Ne mund ta quajmë këtë "shpërthim i kundërt".

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Me këtë dua të them se gjithë bota është mbuluar nga një rrjet i vetëm komunikacioni. Jo shumë kohë më parë filozofëve u duhej të udhëtonin ditë të tëra me karroca dhe kuaj, për të bërë kërkime, ose për të takuar mendimtarë të tjerë. Sot njeriu mund të rrijë në cilëndo pikë të planetit dhe, me anën e një kompjuteri, të mbledhë të gjithë përvojën njerëzore.

- Fantastike, po ta mendosh, por edhe pak si e zymtë.

- Çështja është nëse historisë po i vjen fundi, apo ndodhemi në prag të një jete krejt të re. Ne nuk i përkasim vetëm një qyteti apo një shteti. Ne jetojmë në një civilizim planetar.

- Kjo është e vërtetë.

- Zhvillimi teknologjik, jo më pak zhvillimi i komunikacionit, ka qenë më dramatik këto 30-40 vjetët e fundit, sesa gjatë gjithë historisë njerëzore. Dhe ky është vetëm fillimi...

- Kjo ishte ajo që do të më tregoje?

- Jo, është në anën tjetër të kishës.

Në momentin që deshën të largoheshin, në një nga ekranet e TV-ve, doli një pamje me ushtarë të UN-së.

- Shiko, - i tha Sofia.

Tani një nga ushtarët u fokusua. Ai kishte një mjekër të zezë si të Albertos. Befas ngriti një pankartë: "Do të vij shpejt, Hilde!" Ai tundi pankartën me njërën dorë dhe u largua.

- Ç'njeri që është! - shfryu Alberto.

- Ishte majori?

- As që dua të përgjigjem për këtë.

Ata kaluan nëpër parkun përpara kishës dhe dolën në një nga rrugët kryesore. Albertua ishte pak i pezmatuar, por tani tregoi me dorë një librari të madhe. Ajo quhej "LIBRIS" dhe ishte libraria më e madhe në qytet.

- Këtu doje të më tregoje diçka?

- Hyjmë brenda.

Në librari Albertua tregoi një nga muret e mëdhenj. Ai ishte ndarë në tre pjesë: EPOKA E RE, ALTERNATIVAT E MËNYRËS SË JETESËS dhe MISTIKA.

Nëpër të ndarat kishte libra me tituj shumë tërheqës: "Jeta pas vdekjes", "Të fshehtat e spiritizmit", "Tarot", "Fenomeni UFO", "Healing", "Perënditë kthehen", "Ti ke qenë këtu më parë?", "Çfarë është astrologjia?", e kështu me radhë. Kishte qindra tituj të ndryshëm. Në një të ndarë poshtë rafteve kishte libra të vendosur stivë.

- Këtu është gjithashtu shekulli i njëzetë, Sofi. Ky është tempulli i ditëve tona.

- Ti nuk beson në gjëra të tilla?

- Megjithatë, këtu ka shumë mashtrime dhe ato shiten po aq mirë, sa edhe pornografia. Shumë prej tyre mund t'i quash një lloj pornografie. Të rinjtë vijnë dhe blejnë mendimet që i ngacmojnë më shumë. Filozofia, në krahasim me këto libra, është, pak a shumë, si dashuria e vërtetë me pornografinë.

- Tani po bëhesh pak i keq.

- Shkojmë dhe ulemi pak në park.

Me kaq ata u larguan nga libraria. Përpara kishës gjetën një stol të lirë. Poshtë drurëve gugisnin pëllumbat. Midis tyre fluturonte rrëmbimthi edhe ndonjë harabel.

- Kjo quhet ESP, ose parapsikologji, - tha ai. - Kjo quhet telepati, clairvoyance, parashikim i fatit dhe kinezologji. Ky quhet spiritizëm,

astrologji dhe ufologji.

- Përgjigjmu tani, mendon se të gjitha këto janë mashtrime?

- Natyrisht nuk do të ishte qëndrim i drejtë për një filozof që të thoshte se të gjitha janë njëlloj të këqija. Nuk kam ndër mend të them se të gjitha këto vizatojnë një hartë të hollësishme të një vendi që nuk ekziston. Aq më tepër që këtu ka shumë "fantazma", të cilat Hume i hidhte në zjarr. Shumë prej këtyre librave nuk kanë as më të voglën shenjë të përvojës.

- Atëherë si ka mundësi që shkruhen kaq shumë libra të këtij lloji?

- Bëhet fjalë për biznesin më të madh në botë. Kjo është ajo që shumica e njerëzve duan të kenë.

- Dhe pse duan të kenë gjëra të tilla?

- Kjo është natyrisht shprehje e etjes për diçka "mistike", për diçka që është "ndryshe", për të thyer monotoninë e jetës së përditshme.

- Për çfarë bëhet fjalë?

- Ne shohim përreth një aventurë të çuditshme. Përpara syve tanë ngrihet një punë e vërtetë krijuese. Në dritën e plotë të diellit, Sofi! Nuk është një mrekulli kjo?

- Po.

- Pse duhet të shkojmë tek tendat e ciganëve apo bodrumet e akademive për të provuar diçka "tërheqëse" ose "të pakufizuar"?

- Beson se ata që shkruajnë libra të tillë janë gënjeshtarë dhe mashtrues?

- Jo, nuk e thashë këtë, por edhe këtu mund të flasim për një "sistem darvinist".

- Më sqaro.

- Mendo se çfarë ndodh gjatë një dite. Kufizohu në veprimtarinë e një dite të jetës tënde. Mendo se çfarë shikon dhe ndien.

- Po?

- Ndonjëherë ti përjeton rastësi të çuditshme. Shkon në dyqan, për shembull, dhe ble diçka që kushton njëzet e tetë korona. Pak më vonë vjen Joruni dhe të kthen njëzet e tetë korona që t'i ka marrë hua. Pastaj shkoni në kinema dhe ulesh në vendin numër 28.

- Po, kjo rastësi është misterioze.

- E megjithatë është rastësi. Puna është se njerëzit i mbledhin rastësi të tilla. Ata mbledhin përvoja të tilla mistike dhe të paqarta. Kur këto

përvoja, nga disa miliarda jetë njerëzish, mblidhen në libra, kjo pak nga pak të jep përshtypjen e materialit bindës. Dhe ky material vazhdon t'i rrisë përmasat. Mirëpo edhe këtu jemi përballë një llotarie, ku duken vetëm numrat fitues.

- Personat që shikojnë vizione ose "mediumet", a nuk e përjetojnë këtë gjë vazhdimisht?

- Po dhe po të lëmë mënjanë mashtrimet e pastra, do të gjejmë një shpjegim të rëndësishëm për "rastësi" të tilla "misterioze".

- Më trego.

- Të kujtohet teoria e Frojdit mbi pavetëdijen?

- Po.

- Frojdi pak a shumë ka treguar se ne mund të paraqitemi si një lloj "mediumi" në nënvetëdijen tonë. Ne biem befasisht në një gjendje ku nuk e kuptojmë plotësisht atë që mendojmë ose bëjmë. Arsyeja është se kemi më shumë përvoja, mendime dhe përjetime brenda nesh, sesa jemi të vetëdijshëm.

- Vërtet?

Ndodh që njerëzit ecin ose flasin, kur janë në gjumë. Ky është një lloj "automatizmi shpirtëror". Edhe nën hipnozë njerëzit bëjnë gjëra "jashtë vullnetit" dhe ty të kujtohen surrealistët që shkruanin me "shkrim automatik". Kështu ata paraqiten si "mediume" për nënvetëdijen e tyre.

- Edhe kjo më kujtohet.

- Kohë pas kohe, ka ndodhur një lloj "zgjimi spiritual" në këtë shekull. Mendohet se një "medium" mund të kontaktojë me një të vdekur. Si duke folur me zërin e të vdekurit, ashtu edhe me anën e shkrimit automatik, "mediumi" sjell një mesazh, për shembull, nga një njeri që ka vdekur qindra vjet më parë. Kjo është quajtur provë, si për faktin që ka jetë pas vdekjes, ashtu edhe që ne jetojmë shumë jetë.

- E kuptoj.

- Nuk them se të gjithë mediumet janë mashtrim. Disa edhe janë të besueshëm. Ata kanë qenë me të vërtetë "mediume", por kanë qenë mediume për nënvetëdijen e tyre. Ka shumë shembuj të studimit të kujdesshëm të mediumeve, që, në një gjendje të pavetëdijshme, kanë demonstruar njohuri dhe aftësi të tilla, që, as ata dhe as të tjerët, nuk e kanë kuptuar se si i kanë bërë. Dikush që nuk dinte asnjë fjalë hebraisht filloi të sillte mesazhe në këtë gjuhë. Kështu që ajo duhet të ketë jetuar më përpara, Sofi, ose duhet të ketë qenë në kontakt me shpirtin e një të

vdekuri.

- Si mendon ti?

- Kuptohet vetiu se ajo do të ketë pasur mëndeshë çifute, kur ka qenë e vogël.

- Ah...

- U zhgënjeve tani? Por kjo tregon në vetvete se çfarë aftësie të jashtëzakonshme kanë disa njerëz për të ruajtur në nënvetëdije përvoja të kaluara.

- E kuptoj se çfarë do të thuash.

- Me teorinë e Frojdit mbi pavetëdijen mund të shpjegohen shumë ngjarje të çuditshme të jetës së përditshme. Në qoftë se më telefonon një miku im që nuk e kam parë prej kohësh, pikërisht në momentin që unë kërkoj numrin e tij...

- Po më shkojnë djersë të ftohta.

- Por shpjegimi për këtë mund të jetë, për shembull, se që të dy, në të njëjtën kohë, kemi dëgjuar në radio një melodi të vjetër, një melodi që e dëgjonim kur kemi qenë bashkë herën e fundit. Puna është vetëm se tek ne kjo lidhje e fshehtë nuk është e vetëdijshme.

- As mashtrim... ose efekt i numrit fitues... ose "pavetëdije"?

- Këto lloj librash është mirë t'i shikosh me njëfarë skepticizmi dhe kjo nuk është pa rëndësi për një filozof. Në Angli ka një shoqatë skeptikësh. Para disa vjetësh ata caktuan një çmim të madh në para për atë që do t'u tregonte provën më të vogël për ekzistencën e diçkaje të mbinatyrshme. Nuk ishte e nevoja të ishte ndonjë mrekulli e madhe, një shembull i vockël telepatie do të mjaftonte. Deri tani nuk është paraqitur askush.

- E kuptoj.

- Nga ana tjetër, ne njerëzit shumë gjëra nuk i kuptojmë. Ndoshta nuk i njohim të gjitha ligjet e natyrës. Shekullin e kaluar, shumë njerëz fenomene të tilla si magnetizmi dhe elektriciteti i konsideronin një lloj magjie. Vë bast se stërgjyshes sime do t'i kishin kërcyer sytë nga vendi, po t'i tregonte njeri për televizorin apo kompjuterin.

- Nuk beson ti në asgjë të mbinatyrshme?

- Për këtë kemi folur më parë. Vetë shprehja "e mbinatyrshme" është pak e çuditshme. Jo, unë besoj vetëm në një natyrë dhe kjo natyrë është me të vërtetë e çuditshme.

- Gjërat misterioze që janë tek këto libra që më tregove mua?

- Të gjithë filozofët e vërtetë duhet t'i mbajnë sytë hapur. Edhe pse nuk kemi parë ndonjëherë korb të bardhë, duhet të jemi gjithmonë në kërkim të tij. Vjen një ditë dhe një skeptik si unë pranon një fenomen që më parë nuk e ka pranuar. Po të mos e kisha lënë të hapur këtë mundësi, do të isha dogmatik dhe jo filozof i vërtetë.

Albertua dhe Sofia po rrinin ulur pa thënë asnjë fjalë. Pëllumbat lëviznin qafën dhe gugisnin. Herë pas here i trembte ndonjë biçikletë që kalonte aty pranë.

- Tani duhet të shkoj në shtëpi për të përgatitur festën, - tha më në fund Sofia.

- Por para se të ndahemi, do të tregoj një korb të tillë të bardhë. Është më afër nga sa e mendojmë ne.

Ai u ngrit nga stoli dhe bëri një shenjë për t'u futur përsëri në librari.

Këtë herë ata kaluan anash librave me fenomene paranormale. Albertua ndaloi para një rafti të hollë që ndodhej fare në fund të librarisë. Mbi të ndodhej një pllakë e vogël ku shkruhej: "FILOZOFI".

Albertua tregoi me gisht një libër dhe Sofies iu mbajt fryma kur lexoi titullin: "BOTA E SOFIES".

- Ta blej për ty?

- Nuk e di nëse do të guxoja.

Pak më vonë ajo ishte rrugës për në shtëpi, me librin në njërën dorë dhe me një çantë me gjërat që kishte blerë për festën, në dorën tjetër.

# FESTA NË KOPSHT

## *...një korb i bardhë...*

Hilde po rrinte e mbërthyer në krevat. Krahët i ishin ngurosur dhe i dridheshin duart që mbanin dosjen e madhe.

Ora kishte shkuar rreth njëmbëdhjetë. Ajo kishte lexuar shtrirë mbi dy orë. Herë pas here ngrinte kokën nga dosja dhe qeshte me zë të lartë, por nganjëherë edhe ishte strukur mënjanë dhe kishte psherëtirë. Ishte mirë që nuk kishte njeri tjetër në shtëpi.

Çfarë nuk kishte lexuar këto dy orë! Fillonte me Sofien që donte të tërhiqte vemendjen e majorit rrugës për në shtëpi dhe mbaronte me patokun Morten, që vinte si engjëll mbrojtës nga Libani për ta ndihmuar që të zbriste nga pema.

Edhe pse kishte kaluar një kohë e gjatë, Hilde nuk mund të harronte babanë që i lexonte "Udhëtimet e çuditshme të Nils Holgersonit". Për shumë vjet ata kishin pasur një gjuhë të fshehtë që kishte lidhje me këtë libër. Tani e kishte nxjerrë patokun e vjetër përsëri në skenë.

Pastaj Sofia u fut për herë të parë në një kafene. Hilde i kishte kushtuar kujdes të posaçëm pjesës ku Albertua tregonte për Sartrin dhe ekzistencializmin. Ai kishte arritur ta ndryshonte pothuajse krejtësisht mendimin e saj, por kjo kishte ndodhur edhe herë të tjera më parë.

Para një viti, Hilde kishte blerë një libër mbi astrologjinë. Një herë tjetër kishte ardhur në shtëpi me biletë TAROT, ndërsa herën e tretë me një libër mbi spiritizmin. Çdo herë babai kishte thënë disa fjalë paralajmëruese mbi "sensin e kritikës" dhe "supersticionin", por tani duket se i kishte ardhur dita. Kundërsulmi i tij ishte i furishëm. Dukej qartë se ai nuk lejonte që vajza e tij të rritej me gjëra të këtij lloji. Për të qenë i sigurt kishte sinjalizuar edhe nga një aparat TV, në një dyqan elektrik. Mund të mos e merrte mundimin për këtë...

Ajo që e bënte të vriste më shumë mendjen ishte vajza me flokë

të zeza.

Sofi, Sofi! Kush je ti? Prej nga vjen? Pse u fute në jetën time?

Në fund i kishin dhënë një libër ku bëhej fjalë për atë vetë. A ishte i njëjti libër që kishte në dorë Hilde. Kjo që mbante në dorë ishte vetëm një dosje. Mirëpo edhe pse mund ishte kështu, si ka mundësi që të gjendet një libër për veten, në një libër për veten? Çfarë do të ndodhë në qoftë se Sofia do të fillojë të lexojë librin?

Çfarë do të ndodhte tani? Çfarë do të ndodhë tani?

Hilde e dallonte me gishta se kishin mbetur edhe shumë pak faqe.

Sofia takoi të ëmën në autobusin që kishte hipur për t'u kthyer në shtëpi. Ta marrë e mira! Çdo t'i thoshte për librin që mbante në dorë?

Ajo provoi ta fuste poshtë gjërave që kishte blerë për festën, por nuk ia arriti qëllimit.

- Përshëndetje, Sofi! Sa mirë që po kthehemi me të njëjtin autobus.

- Përshëndetje...

- Paske blerë një libër?

- Jo, jo tamam.

- *Bota e Sofies*! Kjo qenka e çuditshme.

Sofia e kuptoi se nuk kishte nga t'ia mbante.

- Ma dha Albertua.

- Po, nga ai do ta kesh marrë, patjetër. Pres me padurim ditën që do ta takoj këtë njeri. Mund ta shoh pak?

- Nuk mund të presësh, të paktën, derisa të shkojmë në shtëpi. Ky është libri im, mama.

- Posi, ky është libri yt, bija ime. Dua t'i hedh një sy vetëm faqes së parë, kupton? Kështu... "Sofie Amundsen ishte rrugës duke u kthyer nga shkolla për në shtëpi. Një pjesë të rrugës e bëri me shoqen e saj Jorunin. Ato kishin folur për robotët..."

- Shkruan me të vërtetë ashtu?

- Po, me të vërtetë shkruan ashtu, Sofi, dhe është shkruar nga një njeri që quhet Albert Knag. Do të jetë ndonjë fillestar. Meqë ra fjala, si quhet ai Albertua yt?

- Knoks.

- Kjo do të thotë se ky njeri i çuditshëm ka shkruar një libër të tërë

për ty, Sofi dhe ka përdorur pseudonim.

- Nuk është ai mama. Lëre me kaq këtë punë. Sidoqoftë, ti nuk di gjë.

- Jo, nuk bëhet kjo punë kështu. Nesër kemi festën dhe çdo gjë do të bëhet mirë përsëri, ti e kupton këtë.

- Albert Knag jeton në një realitet krejt tjetër. Për këtë, ky libër është një korb i bardhë.

- Jo, tani lëre me kaq këtë punë. A nuk e kishim një lepur të bardhë?

- Mjaft tani!

Nënë e bijë nuk folën më tepër, derisa zbritën nga autobusi në hyrje të rrugës së Tërfilit. Aty u ndodhën përballë një demonstrate.

- Edhe kjo punë, - thirri Helenë Amundsen. - Unë kujtoja se këto rrethina kanë qenë larg rrugës së parlamentit.

Nuk ishin më shumë se dhjetë-dymbëdhjetë vetë. Në pllakat shkruhej:

"MAJORI VJEN SË SHPEJTI. PO! - USHQIMIT TË MIRË TË SHËN HANSIT" dhe "MË SHUMË FUQI KOMBEVE TË BASHKUARA".

Sofies i erdhi keq për të ëmën.

- Mos u shqetëso prej tyre, - tha ajo.

- Por ishte një demonstrim i çuditshëm, Sofi, pothuajse pa kuptim.

- Ishte një gjë pa rëndësi.

- Bota po ndryshon me një shpejtësi të madhe dhe kjo nuk më çudit më.

- Ti duhet të çuditesh që nuk po çuditesh më, mama.

- Në asnjë mënyrë. Ata nuk demonstruan forcë. Shpresoj të mos kenë kaluar nëpër gardhin tonë me trëndafila. Nuk është e nevojshme të demonstrosh në një kopsht. Të shpejtojmë në shtëpi për të parë se mos ka ndodhur gjë.

- Ishte vetëm një demonstratë filozofike, mama. Filozofët e vërtetë nuk kërcejnë nëpër gardhet me trëndafila.

- E di si është puna, Sofi? Nuk e di a besoj më në filozofë të vërtetë. Në ditët tona çdo gjë është sintetike.

Pasditja dhe mbrëmja kaluan me përgatitje. Ato vazhduan edhe të

nesërmen paradite, pastaj erdhi Joruni.

- Hata e madhe, - tha ajo. - Mamaja dhe babai do të vijnë me të tjerët, për fajin tënd, Sofi.

Gjysmë ore para se të vinin të ftuarit, çdo gjë ishte gati. Nëpër drurë ishin vënë qirinj dhe fenerë prej letre. Ishte vendosur një kabëll i gjatë që vinte nga një dritare e qilarit. Porta e kopshtit, pemët gjatë hyrjes dhe hyrja kryesore e shtëpisë ishin zbukuruar me tullumbace. Sofia me Jorunin i kishin fryrë ato gjatë gjithë pasdites.

Tavolina ishte mbushur me copa pulash të pjekura, sallata të ndryshme dhe simite të shumëllojshme. Brenda në kuzhinë kishte lloje të ndryshme biskotash dhe ëmbëlsira të tjera, megjithëse jashtë ishte vendosur në mes të tavolinës një tortë e madhe ditëlindje me njëzet e katër rrathë. Në majën e saj ishte vendosur një kukull e vogël, e veshur me fustan të gjatë të bardhë, që përfaqësonte vajzën e konfirmuar në kishë. E ëma nuk e bënte veten, por Sofia ishte e sigurt që ajo e kishte vënë kukullën, vetëm se Sofia kishte thënë se nuk e dinte nëse do të konfirmohej. Duket se për të ëmën konfirmimi qëndronte në vetë këtë lloj ceremonie të thjeshtë.

- Nuk kemi kursyer asgjë, - tha ajo disa herë, para se të vinin të ftuarit.

Pastaj erdhën të ftuarit. Të parat erdhën tre shoqe të klasës veshur me bluza verore, triko të holla, funde të gjata dhe sy të lyer. Pak më vonë erdhën Jorgeni dhe Lase, duke hyrë pa u nxituar nga porta, pakëz të turpshëm dhe pakëz të hedhur.

- Urime!

- Ja ku u rrite edhe ti.

Sofia kishte vënë re se Joruni dhe Jorgeni kishin filluar t'i hidhnin shikime njëri-tjetrit. Ishte diçka që binte në sy dhe kot nuk thonë se është edhe stina.

Të gjithë kishin ardhur me dhurata dhe, meqenëse ishte një festë filozofike, shumë nga të ftuarit, para se të vinin, kishin hapur librat për të parë se ç'është filozofia. Edhe pse nuk kishin mundur të gjenin të gjithë dhurata filozofike, shumica e kishin lodhur mendjen për të shkruar diçka filozofike mbi kartolinën që shoqëronte dhuratën. Sofia mori një fjalor filozofik dhe një bllok kujtimesh me çelës, ku ishte shkruar: "MENDIMET E MIA FILOZOFIKE". Pak pas ardhjes së të ftuarve, filloi

të shërbehej lëng molle i gazuar në gota të gjata vere. Këtë e bënte e ëma e Sofies.

- Mirë se erdhët! Si quhet djaloshi?... Ty nuk të kam takuar më parë... Sa mirë bëre që erdhe, Sesile.

Pasi të gjithë të rinjtë kishin ardhur dhe shëtisnin nën pemë me gota në duar, prindërit e Jorunit ndaluan "Mercedes"-in e bardhë para derës së kopshtit. Këshilltari financiar kishte veshur një kostum gri të shtrenjtë. E shoqja po ashtu, me një kostum të kuq me konture vishnje. Sofia betohej me vete se ajo do të kishte vajtur në ndonjë dyqan lodrash dhe do të kishte blerë ndonjë Barbi me të njëjtën veshje. Pastaj kishte vajtur tek rrobaqepësja dhe kishte kërkuar t'i priste të njëjtin model me përmasat e saj. Asaj i vajti në mendje edhe një mundësi tjetër. Mund të kishte qenë këshilltari financiar që e kishte blerë kukullën dhe pastaj kishte vajtur tek ndonjë magjistar, për ta kthyer në një grua të gjallë prej mishi dhe gjaku. Pasi u mendua pak, Sofia e hodhi poshtë variantin e fundit.

Ata dolën nga "Mercedesi" dhe u futën në kopsht, ku të rinjtë e ftuar po hapnin sytë nga habia. Ishte personalisht këshilltari financiar që po dorëzonte në mënyrë solemne një dhuratë të gjatë dhe të ngushtë nga familja Ingebrigtsen. Sofia u përpoq ta mbante veten kur vuri re se ishte një... po, pikërisht një kukull. Kur pa këtë, Joruni nuk u përmbajt:

- Jeni në vete? Sofia nuk luan më me kukulla!

Zonja Ingebrigtsen ndërhyri me shpejtësi, duke pasur kujdes kostumin:

- Përdoret vetëm për zbukurim, a nuk e kupton.

- Sidoqoftë, ju faleminderit shumë, - tha Sofia për të zbutur situatën. - Do të filloj të bëj një koleksion.

Njerëzit filluan të mblidhen rreth tavolinës.

- Po presim vetëm Alberton, - tha e ëma e Sofies, me një ton ku fshihej një shqetësim i lehtë.

Ndërkohë, fjalët për të ftuarin e veçantë ishin përhapur midis të pranishmëve.

- Ai më premtoi se do të vijë. Dhe do të vijë.

- Por ne nuk mund të ulemi, para se të vijë ai.

- Posi, ne mund të ulemi.

Helenë Amundseni filloi t'u tregojë të ftuarve vendet. Ajo u kujdes

që vendi bosh të ishte midis Sofies dhe saj. Pastaj tha disa fjalë për shërbimin, për kohën e bukur dhe për Sofien që ishte tani një vajzë e rritur.

Ata kishin gjysmë ore që ishin ulur në tavolinë, kur një burrë me moshë mesatare, me mjekër me majë dhe beretë, erdhi nga rruga dhe hyri në portën e kopshtit. Ai kishte një buqetë të madhe me pesëmbëdhjetë trëndafila në dorë.

- Alberto!

Sofia u ngrit nga tavolina dhe i doli përpara. I hodhi duart në qafë dhe mori prej tij buqetën me trëndafila. Ai iu përgjigj përshëndetjeve duke hallakatur xhepat, prej nga nxori dy fishekzjarre, të cilat i ndezi dhe i hodhi në kopsht. Duke iu afruar tavolinës, ndezi një xixalëshues tjetër që e vuri në majë të tortës së madhe të ditëlindjes, dhe pastaj u drejtua nga vendi i lirë, midis Sofies dhe Helenës.

- Jam i nderuar që ndodhem midis jush.

Të ftuarit rrinin si të goditur. Zonja Ingebrigsten i hodhi të shoqit një vështrim kuptimplotë. E ëma e Sofies ishte lehtësuar që ai e kishte kuptuar menjëherë se ajo ishte gati ta falte, për ato që mund të faleshin. Sofia përpiqej të mbante të qeshurën.

Helenë Amundsen ngriti gotën dhe tha:

- Edhe ne i urojmë Alberto Knoksit mirëseardhjen në këtë festë filozofike. Ai nuk është i dashuri im. Edhe pse burri im ndodhet në udhëtim për një kohë të gjatë, unë nuk kam të dashur. Përkundrazi, ky njeri i çuditshëm është mësuesi i ri i filozofisë i Sofies. Ai di më shumë sesa ndezja e një fishekzjarri. Ky njeri mund të nxjerrë një lepur të bardhë nga një cilindër i zi, apo mos ishte korb, Sofi?

- Faleminderit, faleminderit, - tha Albertua dhe u ul.

- Gëzuar! - tha Sofia dhe të ftuarit ngritën gotat e verës të mbushura me pije freskuese.

Ata ndenjën një copë herë duke ngrënë pulë me sallatë. Papritur, Joruni u ngrit nga tavolina, u drejtua me hap të vendosur nga Jorgeni dhe i dha një të puthur të gjatë në buzë. Ai u përgjigj duke e shtrirë mbi tavolinë, në mënyrë që ta kishte më të lehtë kthimin e puthjes.

- Me duket se po më bie të fikët, - thirri zonja Ingebritsen.

- Jo mbi tavolinë, fëmijë, - ishte komenti i vetëm i zonjës Amundsen.

- Pse jo? - pyeti Albertua, duke u kthyer nga ajo.

- Kjo është një pyetje e çuditshme.

- Asnjëherë një filozof i vërtetë nuk bën gabim të pyesë.

Në atë moment, dy djem që, me sa duket, nuk kishin marrë ndonjë të puthur, filluan të hedhin kockat e pulave në çati. Edhe për këtë e ëma e Sofies tha me të butë:

- Mos veproni ashtu, ju lutem. Nuk është lehtë të pastrohet çatia nga kockat e pulave.

- Kërkojmë të falur, - thanë djemtë dhe filluan t'i hedhin kockat e pulave mbi gardhin e kopshtit.

- Mos erdhi koha të heqim pjatat dhe të servirim pak kek, - tha më në fund zonja Amundsen. - Sa veta duan kafe?

Çifti Ingebrigtsen, Albertua dhe disa të ftuar të tjerë ngritën dorën.

- Sofia dhe Joruni mund të më ndihmojnë pak...

Rrugës për në kuzhinë shoqet patën kohë të shkëmbenin dy fjalë.

- Pse e puthe atë?

- Unë po rrija dhe shikoja buzët e tij, pastaj më erdhi një dëshirë e frikshme për këtë gjë. Atij nuk mund t'i rezistosh.

- Si t'u duk?

- Pak më ndryshe nga sa kisha menduar, por...

- Nuk ishte hera e parë?

- Dhe nuk do të mbetet e fundit.

Kafeja dhe llojet e ndryshme të kekut u shërbyen në tavolinë. Albertua kishte filluar t'u shpërndante djemve fishekzjarre, por e ëma e Sofies i ra përsëri filxhanit të kafesë.

- Nuk do të mbaj ndonjë fjalë të gjatë, - filloi ajo, - por unë kam vetëm një vajzë, ajo mbush pesëmbëdhjetë vjeçe vetëm një herë, dhe prej asaj dite ka kaluar vetëm një javë e një ditë. Siç e shikoni ne nuk kemi kursyer asgjë. Torta e ditëlindjes ka njëzet e katër rrathë, të paktën një rreth për secilin nga ju. Ata që do të vetëshërbehen të parët, mund të marrin nga dy rrathë, sepse ne do të fillojmë nga sipër dhe rrathët zmadhohen sa më tepër i afrohen fundit. Kështu ndodh edhe me jetën tonë. Kur ishte e vogël, Sofia vinte rrotull nëpër dhomë, pastaj nëpër shtëpi dhe kështu rrathët vazhduan të zgjeroheshin me kalimin e viteve. Tani ata kanë kapur pjesën e vjetër të qytetit. Me një baba që është vazhdimisht në udhëtim, ajo telefonon në të gjithë botën. Të urojmë pesëmbëdhjetëvjetorin e lindjes, Sofi!

- Magjepsëse, - thirri zonja Ingebrigtsen.

Sofia nuk ishte e sigurt nëse ajo kishte parasysh të ëmën, fjalën e rastit, tortën e ditëlindjes apo vetë Sofien.

Të ftuarit u kapën nga duart dhe njëri nga djemtë hodhi përpjetë një fishekzjarr. Joruni u ngrit përsëri nga tavolina dhe u përpoq ta ngrinte Jorgenin nga vendi ku ishte ulur. Ai e la veten të tërhiqej dhe të dy u shtrinë në bar ku vazhduan të putheshin. Pas pak u rrotulluan pas disa busheve.

- Sot janë vajzat që marrin iniciativën, - tha këshilltari financiar.

Me këto fjalë ai u ngrit dhe vajti tek bushet për të studiuar fenomenin nga afër. Të njëjtën gjë bënë edhe të ftuarit e tjerë. Vetëm Sofia dhe Alberto qëndruan ulur në vendet e tyre. Pas pak të ftuarit kishin formuar një hark rreth Jorunit dhe Jorgenit, të cilët e kishin lënë pas të puthurën e parë të pafajshme, për t'i dhënë përparësi një forme të re puthjeje.

- Nuk ka zot që i ndan, - tha zonja Ingebrigtsen, jo pa njëfarë krenarie.

- Dardha bie nën dardhë, - tha i shoqi.

Ai shikoi përreth për ndonjë duartrokitje të rastit për fjalët e zgjedhura që kishte thënë, por kur u përballua vetëm me ndonjë të tundur koke të heshtur, shtoi:

- Në këtë rast nuk mund të bëhet asgjë.

Nga vendi ku ishte ulur, Sofia vure re se Jorgeni po përpiqej të shkopsiste bluzën e bardhë të Jorunit, që tashmë ishte bërë me njolla jeshile. Ajo po merrej me rripin e tij.

- Mos merrni ndonjë të ftohur, - tha zonja Ingebrigtsen.

Sofia i hodhi një vështrim të dëshpëruar Albertos.

- Ndodhi më shpejt sesa e kisha parashikuar, - tha ai. - Duhet të ikim prej këtej sa më shpejt që të jetë e mundur, vetëm se më duhet të mbaj një fjalim të shkurtër.

Sofia përplasi duart, për të tërhequr vëmendjen.

- A mund të zini përsëri vendet, ju lutem? Albertua do të flasë.

Të gjithë, përveç Jorunit dhe Jorgenit, zunë vendet e tyre.

- Me të vërtetë ju do të mbani një fjalim? - pyeti Helenë Amundseni.

- Do ta keni mirësinë?

- Ju falënderoj për vëmendjen.

- Juve ju pëlqen shumë të shëtisni. Duhet të jetë e rëndësishme për ju që të ruani formën. Akoma më e këndshme bëhet shëtitja kur ke edhe një qen me vete. Nuk quhet Hermes qeni juaj?

Albertua u ngrit dhe trokiti tek filxhani i kafesë.

- E dashur Sofi, - filloi ai. - Meqenëse kjo është një festë filozofike edhe përmbajtja e fjalës sime do të jetë filozofike.

Atë e ndërpreu një breshër duartrokitjesh.

- Në këtë shoqëri të zhurmshme me siguri do të gjendet një vend për pak arsye, por të mos e lëmë veten të harrojmë pa uruar vajzën për pesëmbëdhjetëvjetorin e lindjes.

Pa mbaruar mirë këto fjalë u dëgjua një avion që po afrohej. Shpejt ai u duk në lartësi të vogël mbi kopsht. Pas tij varej një banderolë e gjatë ku shkruhej: "Gëzuar pesëmbëdhjetëvjetorin!".

Kjo u bë shkas për një duartrokitje të re edhe më të fuqishme.

- Ju e shikoni se ky njeri di më tepër se një e ndezur fishekzjarri, - thirri zonja Amundsen.

- Faleminderit, ishte vetëm një gjë e vogël. Gjatë këtyre javëve të fundit, Sofia dhe unë kemi bërë një hulumtim të madh filozofik. Pikërisht tani dhe në këtë vend do t'ju bëjmë të njohur rezultatet e tij. Ne do t'ju njohim me sekretet më të thella të ekzistencës sonë.

Qetësia midis të ftuarve ishte e tillë, saqë në ajër dëgjohej cicërima e zogjve. Dëgjoheshin gjithashtu edhe puthjet që vinin pas busheve.

- Vazhdo, - tha Sofia.

- Pas një hulumtimi të kujdesshëm filozofik, prej filozofëve grekë deri në ditët tona, zbuluam se ne jetojmë në mendjen e një majori. Aktualisht ai shërben si mbikëqyrës i Kombeve të Bashkuara në Liban, por ai ka shkruar edhe një libër për vajzën e tij, që banon në Lillesand. Ajo quhet Hilde Møller Knag dhe mbushi pesëmbëdhjetë vjeçe të njëjtën ditë me Sofien. Libri gjendej mbi komodinën e saj, kur ajo u zgjua herët në mëngjesin e datës 15 qershor. Për të qenë më i saktë, bëhet fjalë për një dosje të madhe. Në këtë moment që po flasim, ajo po ndien faqet e fundit në mollëzën e gishtit të saj tregues.

Rreth tavolinës filloi të dëgjohej një zhurmë nervoze.

- Jeta jonë është kështu, as më shumë dhe as më pak, një lloj zbavitje për ditëlindjen e Hilde Møller Knag, sepse të gjithë jemi krijuar si një kornizë e mësimeve filozofike të majorit, për vajzën e tij. Kjo do

të thotë se "Mercedesi" i bardhë para derës së kopshtit, nuk vlen as pesë para. Me një fjalë është një hiç. Ai nuk ka më shumë vlerë se një Mercedes i bardhë që sillet rrotull në kokën e një majori të gjorë të UN-së, i cili sapo është ulur në hijen e një palme që të mos i bjerë pika e diellit. Ka ditë të nxehta në Liban, miqtë e mi.

- Pallavra, - thirri këshilltari financiar.

- Ju mbajeni mendimin tuaj për vete, - tha Albertua pa u shqetësuar. - E vërteta është se kjo festë është një absurditet i kulluar. E vetmja dozë e vogël arsyeje në këtë festë është kjo fjalë që po mbaj unë.

Këshilltari financiar u ngrit dhe tha:

- Këtu po bëjmë të pamundurën për të bërë një biznes dhe duam të sigurohemi nga çdo rrezik. Tani vjen një dikush që, të thuash të drejtën, i druhet punës dhe kërkon të na prishë punë me ato thëniet e tij "filozofike".

Albertua tundi kokën me miratim.

- Kundër këtij tipi njohurish filozofike nuk mund të ketë asnjë lloj sigurie. Ne po flasim për diçka që është më e keqe se një katastrofë natyrore, zoti këshilltar i financës dhe sikundër e dini shumë mirë dhe ju, këtë lloj nuk e mbulojnë kompanitë e sigurimeve.

- Kjo nuk është katastrofë natyrore.

- Kjo është një katastrofë ekzistenciale. Hidhni një sy nga bushet dhe do ta kuptoni se çfarë dua të them me këtë. Ti nuk mund të sigurohesh për kolapsin e gjithë jetës tënde. Ti nuk mund të sigurohesh për diellin që mund të të gllabërojë.

- Mund të ndodhë kjo? - pyeti i ati i Jorunit, duke parë nga e shoqja.

Ajo tundi kokën, po kështu edhe e ëma e Sofies.

- Kjo është e trishtueshme, - tha ajo. - Të mendosh se nuk kursyem asgjë.

Të rinjtë rrinin me sytë mbi Alberton. Ndodh shpesh që të rinjtë janë më të hapur për mendimet dhe idetë e reja, sesa të vjetrit.

- Ne do të dëgjonim më tepër me kënaqësi, - tha një djalë me kaçurrela të verdhë dhe syze.

- Faleminderit për këtë, por më tepër se kaq nuk ka. Kur njeriu kupton se është një ëndërr e një vetëdije të përgjumur të një njeriu tjetër, është më mirë të heshtë. Unë do ta mbyll duke u këshilluar të rinjve një kurs të historisë së filozofisë. Kështu do të mësoheni të mbani

një qëndrim kritik ndaj botës ku jetoni. Jo më pak duhet të jeni kritikë ndaj vlerave të brezave të kaluar. Nëse ka ndonjë gjë që unë doja t'i mësoja Sofies, është pikërisht të menduarit në mënyrë kritike. Hegeli këtë e quante, të mendosh negativisht.

Këshilltari financiar tani nuk mund të rrinte ulur. Ai ishte ngritur dhe kërciste gishtat mbi tavolinë.

- Ky kërkon të hedhë poshtë të gjitha gjërat me vlerë që shkolla, kisha dhe ne vetë përpiqemi t'i ngulim në mendje brezit që po rritet. Janë ata që kanë të ardhmen përpara dhe që do të trashëgojnë pronat tona. Në qoftë se ky nuk do të largohet menjëherë nga kjo shoqëri, unë do t'i telefonoj avokatit të familjes. Ai di si të veprojë në situata të tilla.

- Nuk luan asnjë rol nëse merresh apo nuk merresh me këtë situatë, sepse ti nuk je gjë tjetër veçse një hije. Së shpejti unë dhe Sofia do të largohemi nga kjo shoqëri. Kursi i filozofisë nuk ka qenë vetëm një projekt i pastër teorik. Ai ka edhe anën e tij praktike. Kur të vijë koha, unë dhe Sofia do të zhdukemi prej këtej. Në këtë mënyrë do t'i shpëtojmë edhe vetëdijes së majorit.

Helenë Amundseni kapi dorën e së bijës.

- Me të vërtetë do të largohesh nga unë, Sofi?

Sofia i hodhi dorën në shpatulla. Ajo shikoi nga Albertua.

- Mamaja do të mërzitet shumë...

- Këto janë gjëra pa kuptim. Nuk duhet të harrosh çfarë ke mësuar. Janë pikërisht këto gjëra pa kuptim prej të cilave duhet të çlirohemi. Nëna jote është një grua po aq e sjellshme dhe e ëmbël, sa dhe Kësulëkuqja me shportën e mbushur plot me të mira për gjyshen. Por ajo nuk është më e mërzitur si ai aeroplani që sapo kaloi, dhe që i duhej benzinë për urimet e tij.

- E kuptoj se çfarë do të thuash, - tha Sofia dhe u kthye nga e ëma. - Unë duhet të bëj si thotë ai mama. Sidoqoftë, një ditë unë do të largohem prej teje.

- Do të më marrë malli për ty, - tha e ëma, - por në qoftë se ka një qiell mbi këtë, fluturo e lirë. Të premtoj se do të kujdesem për Govindën. Sa gjethe sallate t'i hedh në ditë, një apo dy?

Albertua i vuri një dorë në sup.

- Asnjërin nga ju nuk do ta marrë malli për ne për faktin e thjeshtë

se ju nuk ekzistoni. Kështu që nuk keni se si ta provoni këtë ndjenjë.

- Kjo është me të vërtetë fyerja më e madhe që mund të bëhet, - thirri zonja Ingebrigtsen.

Këshilltari financiar pohoi:

- Pavarësisht, ne mund ta mbërthejmë atë për cenim nderi. Ti e shikon se ai është një komunist. Ai do që të grabisë prej nesh gjërat që duam më shumë. Një maskara, ja se ç'është ai. Ai është një imoral...

Me kaq u ulën të dy, Albertua dhe këshilltari financiar. I dyti ishte i kuq në fytyrë nga inati. Tani erdhën edhe Joruni me Jorgenin dhe u ulën në tavolinë me rroba të zhubravitura dhe të fëlliqura. Flokët bjondë të Jorunit ishin me baltë.

- Mama unë do të bëhem me fëmijë, - i tha ajo.

- Mirë, nuk mund të prisje sa të shkonim në shtëpi?

Asaj i erdhi menjëherë në ndihmë i shoqi:

- Ajo duhej ta mbante vetëm për vete, po. Në qoftë se do të kemi pagëzim sonte, ajo duhet t'i rregullojë vetë gjërat.

Albertua vështroi serioz nga Sofia.

- Erdhi koha.

- Nuk mund të sjellësh pak kafe, para se të nisesh? - pyeti e ëma.

- Si urdhëron, mama. Do ta sjell menjëherë.

Ajo mori një termus nga tavolina. E vuri kafenë për t'u ngrohur dhe ndërkohë ushqeu zogjtë dhe peshqit, pastaj i vuri një gjethe sallate Govindës. Nuk e pa gjëkundi macen, por hapi një kuti të madhe me ushqim për macet dhe e hodhi në një tas të thellë, të cilin e vendosi tek shkallët. Lotët i digjnin sytë.

Kur u kthye me kafenë në dorë, festa ngjante më tepër me një festë fëmijësh, sesa me një festë filozofike. Shumica e shisheve të pijeve freskuese ishin përmbysur, tavolina ishte mbushur me njolla çokollate dhe pjatat e përmbysura ishin gjithandej nëpër tokë. Sapo erdhi Sofia, një nga djemtë hodhi një fishekzjarr brenda një keku. Ajo plasi dhe kremi u ra në fytyrë atyre që ndodheshin më afër. Më keq e pësoi kostumi i kuq i zonjës Ingebrigtsen.

Për t'u habitur ishte se si ajo ashtu dhe të pranishmit, e pritën këtë gjë me një qetësi apostolike. Joruni mori një copë të madhe torte dhe ia zgërlaqi Jorgenit në fytyrë. Menjëherë pas kësaj, filloi ta lëpijë në fytyrë.

E ëma dhe Albertua po rrinin ulur tek shilarësi pak më larg të tjerëve. Ata u kthyen nga Sofia.

- Më në fund e bëtë një bisedë vetëm për vetëm, - tha Sofia.

- Dhe ti kishe plotësisht të drejtë, - tha e ëma e ngazëllyer. - Albertua është një njeri me shpirt të madh. Unë po të besoj tek krahët e tij të fuqishëm.

Sofia u ul midis tyre.

Dy nga djemtë arritën të ngjiten mbi çati. Një vajzë po shponte tullumbacet me një karficë flokësh. Tani erdhi edhe një mysafir i paftuar me një motor. Me vete kishte një arkë me birra dhe pije alkoolike.

Në këtë moment këshilltari finaciar u ngrit nga tavolina. Ai përplasi duart dhe tha:

- Ejani të luajmë, fëmijë.

Ai kapi një shishe birre, e piu deri në fund dhe e vendosi në mes të barit. Pastaj u kthye te talovolina dhe mori pesë rrathët e poshtëm të kekut të ditëlindjes. Ai filloi t'u tregojë të ftuarve se si hidheshin rrathët mbi grykën e shishes.

- Këto janë spazma, - tha Albertua. - Tani duhet të ikim para se majori të vërë pikën dhe Hilde të mbyllë dosjen.

- Mbete vetëm me gjithë këto gjëra për të pastruar, mama.

- Nuk ka rëndësi, bija ime. Sidoqoftë, kjo nuk ishte jetë për ty. Në qoftë se Albertua mund të japë një jetë më të mirë, asnjë nuk do të ishte më e gëzuar se unë. Nuk the që kishte një kalë të bardhë?

Sofia i hodhi një sy kopshtit. Ç'të shihte! Shishe dhe kocka pulash, pasta dhe tullumbace ishin përzier poshtë mbi bar.

- Dikur kjo ka qenë parajsa ime e vogël, - tha ajo.

- Tani po të përzënë nga parajsa, - iu përgjigj Albertua.

Një nga djemtë ishte ulur në "Mercedesin" e bardhë. Ai e ndezi, u fut në portën e hyrjes dhe u drejtua nga kopshti.

Sofia ndjeu një dorë që i kapi fort krahun. Dikush e tërhoqi në rrugicë. Pastaj ajo dëgjoi zërin e Albertos:

- Tani!

Në të njëjtën kohë "Mercedesi" u përplas tek një dru molle. Mollët e papjekura ranë me zhurmë mbi makinë.

- Tani u teprua, - thirri këshilltari financiar. - Kërkoj me këmbëngulje të zhdëmtohem.

Ai gjeti mbështetje të plotë tek e shoqja:

- Është faji i atij maskarait. Ku është ai?

- Ata fluturuan, - tha Helenë Amundseni, jo pa krenari.

Ajo u ngrit, vajti tek tavolina e gjatë dhe filloi të pastrojë festën filozofike në mjedis të hapur.

- Dëshiron njeri kafe?

# KONTRATEMPO

***...dy ose më shumë melodi, që tingëllojnë në të njëjtën kohë...***

Hilde u ngrit mbi krevat. Këtu mbaron historia e Sofies dhe Albertos. Mirëpo çfarë ka ndodhur me ata në të vërtetë?

Pse e ka shkruar babai kapitullin e fundit? Vetëm për të treguar fuqinë e tij mbi botën e Sofies?

Ajo doli nga banja dhe u vesh e zhytur në mendime të thella. Pas një mëngjesi të shpejtë doli në kopsht dhe u ul tek shilarësi.

Ajo ishte në një mendje me Albertон, se e vetmja gjë e arsyeshme në festën filozofike ishte fjala e tij. Babai nuk mund të mendonte kurrë se bota e Hildes ishte po aq e çrregullt, sa festa në kopshtin e Sofies, apo që jeta e saj do të tretej po ashtu.

Kështu, Sofia dhe Albertua arritën deri këtu. Çfarë do të ketë ndodhur me planin e fshehtë?

Mos duhej ta përpunonte vetë? Apo kishin ikur fshehurazi nga tregimi?

Por, ku ishin ata tani?

Papritur i erdhi një mendim: Në qoftë se Sofia dhe Albertua kishin dalë nga tregimi, atëherë nuk duhet të ketë gjë të shkruar për ta në dosje. Gjithçka që shkruhet aty, fatkeqësisht është e qartë për babanë.

Kishte ndonjë gjë midis rreshtave? Diçka të tillë ia kishin thënë fare hapur. Duke ndenjur mbi shilarës, Hilde kuptoi se duhet ta lexonte edhe nja dy herë të gjithë librin.

Sapo "Mercedesi" i bardhë u fut në kopsht, Albertua e tërhoqi Sofien në rrugicë. Pastaj vrapuan në pyll në drejtim të shtëpizës së majorit.

- Shpejt! - thirri Albertua. - Gjithçka duhet të ndodhë përpara se ai të na shikojë.

- Jemi jashtë vëmendjes së majorit tani?

- Jemi në kufi.

Ata vozitën nëpër liqenin e vogël dhe hynë me rrëmbim në

shtëpizën e majorit. Aty Albertua hapi një deriçkë qilari dhe e tërhoqi Sofien brenda. Pastaj çdo gjë u errësua.

Ditët që pasuan e gjetën Hilden duke punuar me planin e saj. Ajo i dërgoi shumë letra Anne Kvamsdalit në Kopenhagen dhe foli me të në telefon dy herë. Edhe në Lillesand atë e ndihmuan miq dhe të njohur. Afërsisht gjysma e klasës punonte për këtë gjë.

Ndërkohë, ajo lexonte vazhdimisht "Botën e Sofies". Ajo nuk ishte një histori që mbaronte vetëm me një të lexuar. Herë pas here i vinin në kokë mendime të reja lidhur me atë që mund të kishte ndodhur me Sofien dhe Alberton pasi u larguan nga kopshti.

Të shtunën, më 23 qershor, rreth orës nëntë u ngrit me vrull. Ajo e dinte se babai ishte nisur nga kampi në Liban. Tani duhej vetëm të prisnin. Pjesa e fundit e ditës ishte planifikuar deri në hollësinë më të vogël.

Gjatë paradites ajo u mor me përgatitjet e natës së shën Hansit së bashku me të ëmën. Hildes nuk i hiqej nga mendja se si e kishin organizuar festën e tyre Sofia me mamanë e saj.

Ajo ishte diçka që ato e *kishin* bërë. A ishin duke ardhur rrotull tani, duke zbukuruar gjithandej?

Albertua dhe Sofia po qëndronin në një fushë me bar të mbjellë para dy godinave të mëdha me ventilatorë të mëdhenj dhe gypa ajrimi nga jashtë. Dy të rinj po dilnin nga njëra prej godinave, ai kishte një çantë bojëkafe, ndërsa ajo një çantë shpine të kuqe. Më poshtë një makinë po kalonte në një rrugë të ngushtë.

- Çfarë ndodhi? - pyeti Sofia.

- Mbaroi kjo punë!

- Por, ku jemi tani?

- Majorstua, quhet ky vendi këtu.

- Por... Majorstua?

- Është në Oslo.

- Je i sigurt për këtë?

- Fare i sigurt. Një nga ndërtesat quhet "Chateau Neuf", që do të thotë "Kështjella e Re". Aty mësohet muzikë. Tjetra është ndërtesa e "Fakultetit të Bashkësive Fetare". Aty mësohet teologji. Pak më sipër,

në kodër, mësohen shkencat e natyrës, dhe akoma më lart, literaturë dhe filozofi.

- A jemi jashtë librit të Hildes dhe fare jashtë kontrollit të majorit?

- Plotësisht. Ai nuk do të na gjejë kurrë këtu.

- Ku ishim, kur po vraponim nëpër pyll?

- Ndërsa majori ishte zënë me përplasjen e makinës së këshilltarit financiar, ne arritëm të fshiheshim në rrugicë. Aty ishim në fazën e parë, Sofi, dhe i përkisnim njëkohësisht botës së vjetër dhe botës së re, por ne duhej të fshiheshim në një vend ku majorit të mos i shkonte mendja.

- Pse?

- Ai nuk do të na linte të iknim kaq lehtë. Kaloi si një ëndërr. Në njëfarë mënyre mund të thuhet se ai ishte bashkëlojtar.

- Çfarë do të thotë kjo?

- Ai e ndezi "Mercedesin" e bardhë. Ndoshta është sforcuar në maksimum për të na humbur nga sytë. Ndoshta ka qenë i trullosur pas gjithë asaj që ndodhi...

Çifti i të rinjve ishte vetëm pak metra larg tyre. Sofia mendoi se nuk ishte mirë që po rrinte ulur në bar me një burrë që ishte shumë më i madh në moshë se ajo. Aq më tepër, ajo donte të vërtetonte ato që kishte thënë Alberto.

U ngrit dhe u drejtua nga ata.

- A ka mundësi të më thoni ju lutem, si quhet ky vendi këtu?

Ata as i kthyen përgjigje dhe as e vështruan.

Sofia e ndjeu veten të provokuar dhe iu drejtua përsëri atyre.

- Nuk besoj të jetë e jashtëzakonshme t'i përgjigjesh atij që pyet?

Dukej qartë se i riu po i shpjegonte diçka vajzës së re:

- Format e kompozimit kontrapunktal punojnë në dy dimensione: horizontale, ose melodike, edhe vertikale, ose harmonike. Bëhet fjalë për dy ose më shumë melodi që tingëllojnë në të njëjtën kohë...

- Më falni që po ju ndërpres, por...

- Meloditë kombinohen në mënyrë të tillë që të zhvillohen sa të jetë e mundur më shumë, pavarësisht se si tingëllojnë së bashku, duhet të ketë edhe harmoni. Këtë e quajmë kontratempo. Në të vërtetë, kjo do të thotë notë kundër notës.

- Sa të paturpshëm! Nuk ishin as shurdhë dhe as memecë. - Sofia

u përpoq për të tretën herë dhe u zuri rrugën.

Ata i kaluan anash pa e vënë re.

- Filloi të fryjë, - tha vajza.

Sofia u kthye tek Albertua.

- Ata nuk dëgjojnë, - tha ajo, dhe menjëherë iu kujtua ëndrra me Hilden dhe varësen me kryq të artë.

- Ky është çmimi që duhet të paguajmë. Ne kemi ikur fshehurazi nga një libër dhe nuk mund të presim që të kemi të njëjtin status me shkrimtarin e atij libri. Por ne jemi këtu. Që sot e tutje nuk do të jemi as edhe një ditë më të vjetër se ditën që u larguam nga festa filozofike.

- Nuk do të kemi kurrë kontakt të zakonshëm me njerëzit rreth e rrotull?

- Një filozof i vërtetë nuk thotë kurrë, "kurrë". Ke orë?

- Është tetë.

- Aq sa ishte kur ikëm nga rruga e kapitenit, apo jo?

- Sot vjen edhe babai i Hildes nga Libani.

- Prandaj duhet të shpejtojmë.

- Po kjo, çfarë do të thuash me këtë?

- Nuk do që ta dish se çfarë do të ndodhë kur të kthehet majori në shtëpi, në Bjerkeli?

- Sigurisht, por...

- Eja pra!

Ata filluan të zbresin në qytet. Disa herë takuan njerëz të ndryshëm, por ata u kalonin pranë sikur të ishin të tejdukshëm.

Përgjatë rrugë kishte makina të parkuara në një rresht të gjatë. Papritur, Albertua ndaloi para një makine sportive të hapur.

- Mendoj se mund ta marrim këtë. Vetëm se duhet të sigurohemi që është makina jonë.

- Nuk di gjë.

- Atëherë po të sqaroj unë. Ne nuk mund të marrim ndonjë makinë të zakonshme që i përket ndonjë banori të qytetit. Çfarë do të mendonin njerëzit, kur të shikonin makinën që ecën pa shofer? Tjetër gjë është, kur arrijmë ta bëjmë vetë këtë gjë.

- Po ç'hyn automobili sportiv këtu?

- Unë di ta drejtoj, sepse kam parë një film të vjetër.

- Më fal, por fillova të lodhem nga të gjitha këto aluzione të fshehta.

- Kjo është një makinë-fantazi, Sofi. Kjo është si ne. Njerëzit në qytet shikojnë vetëm një vend bosh. Kjo është diçka që duhet ta provojmë para se të nisemi.

Ata qëndruan në pritje. Pas pak erdhi një djalë i vogël që po ecte me biçikletë në trotuar. Ai kaloi përmes makinës së kuqe dhe doli në rrugë.

- E shikon? Është jona!

Alberto hapi derën e djathtë.

- Ju lutem, - tha ai, dhe Sofia u ul në makinë.

Ai u ul në vendin e shoferit. Çelësi ishte në vendin e vet, ai e rrotulloi dhe makina u ndez.

Pasi kaluan Kirkeveien, dolën tek Drammensveien, kaluan Lysaken dhe Sandvikan. Gjithandej dukeshin zjarret e natës së shën Hansit, dhe akoma më shumë pasi kaluan Drammen.

- Është mesi i verës, Sofi. A nuk është një mrekulli?

- Fryn dhe është freskët me makinë të hapur. Është e vërtetë se nuk na shikon njeri?

- Vetëm njerëzit e llojit tonë. Ka mundësi që të takojmë ndonjë. Sa është ora tani?

- Tetë e gjysmë.

- Duhet t'i biem shkurt. Nuk mund të rrimë pas këtij kamioni.

Ai u kthye në një fushë të madhe me grurë. Sofia ktheu kokën dhe pa që kishin lënë prapa një brez të gjerë me grurë të shkelur.

- Nesër njerëzit do të thonë se ishte era që e rrëzoi grurin, - tha Albertua.

Major Albert Knag arriti në aeroportin e Kastrupit. Ora ishte katër e gjysmë e datës 23 qershor. Ajo ditë për të kishte qenë tepër e gjatë. Avionin e fundit e kishte marrë nga Roma.

Ai e kaloi pikën e kalimit të kufirit i veshur me uniformën e Kombeve të Bashkuara, për të cilën ishte krenar. Ai nuk paraqiste vetëm veten e tij dhe as vetëm vendin e tij. Albert Knag paraqiste një sistem legal ndërkombëtar, dhe kështu një traditë qindvjeçare, që tani përfshinte të gjithë planetin.

Ai kishte vetëm një çantë në shpinë, pjesa tjetër e bagazhit ishte nisur nga Roma drejt në shtëpi. Atij iu desh vetëm të tundte pak pasaportën e tij të kuqe.

"Asgjë për të deklaruar."

Majori Albert Knag duhej të priste tri orë në Kastrup, para se të merrte avionin për Kristiansand. Ai vajti për të blerë disa dhurata për familjen. Dhuratën më të madhe në jetën e tij, ia kishte nisur Hildes dy javë më parë. Marita e kishte vendosur atë mbi komodinën e së bijës, në mënyrë që ajo ta gjente aty, kur të zgjohej mëngjesin e ditëlindjes. Ai nuk kishte folur me Hilden që nga nata e ditëlindjes.

Alberti bleu disa gazeta norvegjeze, u ul në bar dhe porositi një kafe. Nuk arriti t'i hedhë një sy artikujve kryesorë, kur dëgjoi diçka në altoparlant.

"Njoftim për Albert Knag. Albert Knag, i lutemi të paraqitet tek informacioni i SAS-it."

Po kjo, ç'të jetë vallë? Albert Knag ndjeu disa mornica në trup. Nuk besoj të më urdhërojnë të kthehem përsëri në Liban. Mos ka ndodhur ndonjë gjë në shtëpi?

Ai vajti me të shpejtë tek zyra e informacionit të kompanisë ajrore:

- Albert Knag.

- Urdhëroni. Është urgjent.

Ai e hapi zarfin menjëherë. Brenda ishte një zarf tjetër: "Major Albert Knag, c/o informacioni i SAS-it, Kastrup, Kopenhagen".

Alberti u bë nervoz, e hapi zarfin e vogël dhe gjeti një copë letër:

*I dashur baba! Të uroj nga zemra mirëseardhjen nga Libani. Siç e shikon nuk mund të pres derisa të vish në shtëpi. Më fal për thirrjen nga altoparlanti. Kështu ishte më lehtë.*
*P.S. Me keqardhje të lajmëroj se ka ardhur një kërkesë dëmshpërblimi nga këshilltari financiar, Ingebrigtsen, ku bëhet fjalë për përplasjen e një Mercedesi të vjedhur.*
*P.P.S. Kur të vish, ndoshta do të jem në kopsht. Kjo nuk do të thotë se nuk do të dëgjohemi më përpara.*
*P.P.P.S. Kam pak frikë të rri në kopsht për një kohë të gjatë. Në vende të tilla është shumë lehtë të fluturosh.*
*Të fala Hilde, që kishte kohë të mjaftueshme për të përgatitur mirëseardhjen.*

Reagimi i parë i majorit ishte buzëqeshja. Por atij nuk i pëlqente të luanin me të në këtë mënyrë. Ai ishte mësuar që t'i kishte gjithmonë gjërat nën kontroll. Kështu ajo picirukja rri atje në Lillesand dhe drejton lëvizjet e tij atje në aeroportin e Kastrupit. Si ka mundur ta bëjë këtë gjë?

Ai e futi letrën në njërin nga xhepat e sipërm dhe filloi të shëtisë nëpër rrugën plot me dyqane. Në momentin që po futej në dyqanin me ushqime daneze i zuri syri një zarf të vogël të ngjitur tek xhami i madh i dyqanit. Mbi zarf shkruhej: *MAJOR KNAG.* Alberti e mori zarf in dhe e hapi.

> *Mesazh personal për major Albert Knag c/o dyqani me ushqime daneze, aeroporti i Kastrupit.*
>
> *I dashur baba!*
> *Do të më pëlqente shumë sikur të blije një sallam të madh danez dy kilogramësh. Mamaja do të kënaqej me siguri me salsiçe. Haviari "Limfjord" nuk është për t'u përbuzur.*
> *Të fala Hilde.*

Alberti shikoi rreth e rrotull. Me siguri nuk ishte këtu afër. Mos i ka bërë Marita ndonjë shëtitje deri në Kopenhagen, me qëllim që ta prisnin këtu? Ishte tamam shkrimi i Hildes…

Kështu vëzhguesi i Kombeve të Bashkuara filloi ta ndiejë veten të vëzhguar. Dukej sikur dikush i komandonte lëvizjet e tij me telekomandë. I dukej vetja si një kukull në duart e një fëmije.

Hyri në dyqan dhe bleu një sallam danez dy kilogramësh, salsiçe, dhe tri gota me haviar "Limfjord". Pastaj vazhdoi shëtitjen gjatë rrugës plot me dyqane. Ai kishte menduar t'i blinte edhe një dhuratë të zakonshme ditëlindjeje Hildes. T'i blinte një makinë llogaritëse, apo një radio të vogël portative? Kjo po, kjo ishte ajo që duhej.

Kur iu afrua dyqanit të pajisjeve elektrike vuri re se tek xhami i derës ndodhej një tjetër zarf i ngjitur. "Major Albert Knag c/o, dyqani më interesant në Kastrup." Ai e mori, e hapi dhe filloi të lexojë:

*I dashur baba!*

*Të përshëndes në emër të Sofies dhe të falënderoj për dhuratën që ajo mori nga babai i saj shumë bujar. Ishte shumë mbresëlënëse, nga ana tjetër ishte vetëm një vogëlsirë. Ndërkohë, më duhet të pohoj se më pëlqen shumë interesimi i Sofies për vogëlsira të tilla.*

*P.S. Në qoftë se nuk ke qenë deri tani tek dyqani i ushqimeve dhe ai i "duty free", ku shiten cigare dhe verë. Nëpër raftet e tyre ka fletushka dhe revista të ndryshme me udhëzime,*

*P.P.S. Me rastin e ditëlindjes mora ca para, kështu që me treqind e pesëdhjetë korona, mund të sponsorizoj mini TV-në.*

*Te fala Hilde, që tashmë e ka mbushur gjelin e detit dhe mbaruar sallatën "Waldorf".*

Mini TV-ja kushtonte 985 korona daneze. Kjo me të vërtetë mund të quhej vogëlimë, në krahasim me çfarë ndiente Albert Knag përbrenda, duke qenë i drejtuar nga tekat dinake të vajzës së tij. Ishte apo nuk ishte ajo këtu?

Ai filloi të shikojë në të katër anët kudo që shkonte. I dukej vetja si spiun dhe si kukull teatri njëkohësisht. Mos i kishin hequr edhe të drejtat dhe lirinë e tij si njeri?

Duhet të shkonte edhe tek dyqani i madh "Free Shop". Edhe aty ishte varur një zarf i vogël me emrin e tij. I dukej se i gjithë aeroporti ishte një kompjuter i madh me lojëra, ku ai luante rolin e kursorit. Në letër shkruhej:

*Major Knag c/o dyqani i madh "Free Shop", Kastrup.*
*Gjithçka dua këtu është një qese me çamçakëza dhe disa qese me "Anthon Berg-marsipan". Mos harro se këtu në Norvegji janë shtrenjtë. Me sa më kujtohet, mamasë i pëlqen kampari.*
*P.S. Gjatë rrugës duhet t'i mprehësh shqisat, në qoftë se nuk do që të humbasë ndonjë mesazh.*
*Përshëndetje, vajza dhe nxënësja jote e devotshme, Hilde.*

Alberti, në gjendje pothuajse të dëshpëruar, hyri në dyqan dhe mbaroi punë me listën e porosive. Me tre qese plastike dhe një çantë shpine ai shkoi tek hyrja numër 28, për të pritur nisjen e avionit. Në qoftë se

kishte mesazhe të tjera, le të rrinin varur aty ku ishin.

Por edhe në një nga shtyllat e hyrjes 28 ishte ngjitur një zarf i bardhë: "Për major Knag c/o, hyrja 28, aeroporti Kastrup". Edhe ky ishte shkrimi i Hildes, por a nuk ndryshonte shkrimi i numrit të hyrjes? Nuk ishte lehtë për ta dalluar, sepse nuk kishte shkronja për ta krahasuar. Aty shkruhej vetëm "Nuk do të zgjasë shumë".

Ai u ul në një karrige me shpinë nga muri. Qeset i mbante fort në prehër. Kështu rrinte ulur ky major krenar duke parë si i ngrirë përpara, tamam si një fëmijë që udhëton për herë të parë. Në qoftë se do të ishte këtu, ajo nuk do të kishte fatin që ta shikonte e para.

Ai shikonte me ankth çdo pasagjer që afrohej. Për njëfarë kohe e ndjeu veten si një armik që ndiqej nga afër. Kur filloi hyrja e pasagjerëve, mori frymë i lehtësuar. U fut në bord i fundit.

Sapo dorëzoi kuponin e hyrjes, i zuri syri edhe një zarf tjetër të ngjitur mbi njërin nga xhamat anësorë të hyrjes.

Sofia dhe Albertua kishin kaluar urën e Brevikut dhe pak më vonë daljen për në Kragerø.

- Po ecën me 180 në orë, - tha Sofia.

- Ora po shkon nëntë. Pas pak ai do të ulet në aeroportin e Kjevikut. Ne nuk na kontrollon njeri për shpejtësinë.

- Po sikur të përplasemi?

- Nuk do të thotë gjë po të jetë makinë e zakonshme, por, po të jetë ndonjë nga tanët...

- Po?

- Duhet të kemi kujdes. Nuk e vure re që kaluam tragetin "Il Tempo Gigante"?

- Jo?

- Ai qëndron në një vend diku lart Vestfoldit.

- Nuk është edhe aq lehtë që të parakalosh autobusët turistikë. Pylli nga të dy anët është shumë i dendur.

- Nuk ka rëndësi, Sofi. Tani duhen mësuar gjërat shpejt.

Ai e ktheu makinën në pyll dhe filloi ta ngiste midis drurëve të dendur.

Sofia mori frymë e lehtësuar.

- Më trembe.

- Nuk do ta ndienim ndryshimin edhe po të kalonim mes për mes një muri prej hekuri.

- Kjo do të thotë se jemi vetëm shpirtra në ajër, në krahasim me gjërat që kemi përreth.

- Jo, tani i ktheve të gjitha kokë poshtë. Është realiteti që na rrethon, një aventurë ajrore për ne.

- Më sqaro pak më tepër.

- Më dëgjo me kujdes. Është një keqkuptim i përhapur që shpirti është diçka më "ajrore" se avulli. Në fakt, është e kundërta. Shpirti është më i fortë se akulli.

- Nuk kam menduar ndonjëherë për këtë gjë.

- Do të tregoj një histori. Ishte një herë një njeri që nuk besonte tek engjëjt. Një ditë, ndërsa po punonte në pyll, i vajti një engjëll.

- Po?

- Ata shëtitën një copë herë. Më në fund njeriu u kthye nga engjëlli dhe tha: "Tani e pranoj faktin se ka engjëj, vetëm se ju nuk jeni të vërtetë si ne". "Çfarë do të thuash me këtë?" e pyeti engjëlli. Burri u përgjigj: "Kur arritëm tek një shkëmb, unë i rashë rrotull shkëmbit, ndërsa ti kalove nëpër të, ndërsa kur na kishte zënë shtegun një trung i madh, unë kalova sipër tij kurse ti kalove nëpër trug". Kjo përgjigje e habiti engjëllin. Pastaj engjëlli tha: "Nuk e vure re se kur kaluam në kënetë ne rrëshqitëm nëpër mjegull që të dy. Kjo ndodhi sepse ne kishim një dendësi më të madhe se mjegulla".

- Oo...

- Kështu ndodh edhe me ne, Sofi. Shpirti kalon nëpër dyer hekuri, po të dojë. Nuk ka tank ose bombë atomike që të shkatërrojë një shpirt.

- Është e çuditshme ta mendosh.

- Shpejt do të jemi në Risør dhe nuk ka kaluar më shumë se një orë që jemi nisur nga Majorstua. Tani më pihet një kafe.

Kur arritën në Fiane, pak para Søndeledit, kaluan para një bari të vogël në buzë të rrugës. Ai quhej "Cinderella". Albertua e ktheu makinën dhe parkoi para barit.

Sofia u fut brenda dhe mori një shishe koka-kola nga frigoriferi. Mirëpo shishja nuk lëvizte nga vendi. Dukej sikur ishte ngjitur fort. Pak më vonë Albertua provoi të hidhte kafe në një gotë plastike që e kishte gjetur në makinë. Ai donte të rrotullonte tapën e termusit me

kafe, por ishte e pamundur.

Kjo e zemëroi aq shumë, saqë u kthye nga klientët me lutje që ta ndihmonin. Meqenëse asnjë nuk foli, ai thirri aq fort sa Sofia mbylli veshët:

- Dua kafe!

Zemërimi nuk zgjati shumë dhe ai ia plasi të qeshurit.

- Ata nuk na dëgjojnë. Ne as që mund të na shërbejnë në barin e tyre.

Ata ishin duke u kthyer për të dalë, kur një grua e moshuar u ngrit nga një prej tavolinave dhe u afrua. Kishte veshur një fund të kuq, bluzë blu dhe në kokë kishte mbështjellë një shall të bardhë. Ajo binte në sy më shumë se të tjerët që ishin në bar.

Vajti deri tek Albertua dhe tha:

- Nuk bën mirë që thërret kështu, biri im.

- Më fal.

- Sikur doje të pije kafe?

- Po, por...

- Kemi një kopsht të vogël shfaqjesh këtu jashtë.

Ata e ndoqën në një rrugicë të ngushtë pas kafenesë. Rrugës ajo i pyeti:

- Mos jeni të rinj në këto anë?

- Duhet ta pranojmë këtë, - tha Albertua.

- Po, po. Atëherë mirë se vini në përjetësi, bijtë e mi.

- Po ju?

- Unë vij nga një përrallë e vëllezërve Grimm. Ka nja dyqind vjet kjo punë. Nga vijnë të porsaardhurit?

- Ne vijmë nga një libër filozofie. Unë jam mësues filozofie dhe Sofia është nxënësja ime.

- Ti... tihi... Po, kjo është diçka e re.

Pas pak ata dolën nga pemët në një vend të hapur me shumë shtëpiza të këndshme bojëkafe. Në një shesh midis shtëpizave ishte ndezur një zjarr i madh i shën Hansit dhe rrotull zjarrit gëlonin silueta shumëngjyrëshe. Shumë prej tyre ishin të njohura për Sofien. Ishte Borëbardha me disa shkurtabiqë, Askeladeri dhe Sherlok Holmsi, Peter Pani dhe Pipi çorapegjata, Kësulkuqja dhe Askepoti. Rreth zjarrit kishte edhe figura të tjera që nuk kishin ndonjë emër: xhuxhë me mjekra dhe

shtojzovalle, shtriga dhe shtriganë, engjëj dhe djaj të vegjël. Sofies i zuri syri edhe një troll gjigant me hundë të madhe dhe me barishte në kokë.

- Sa zhurmë e madhe, - tha Albertua.

- Kjo sepse është shën Hansi, - tha plaka. - Kështu nuk jemi mbledhur qysh prej natës së Valborgut. Atëherë ishim në Gjermani. Unë jam këtu vetëm për një vizitë të shkurtër. Sikur the se deshe kafe?

- Po, faleminderit.

Vetëm në atë çast Sofia vuri re se shtëpitë ishin të bëra prej keku, kremi dhe karameli. Shumica e figurave shërbehej direkt nga shtëpitë, por një pastabërëse vinte vërdallë dhe riparonte dëmet. Sofia mori një copë të vogël çatie. Ishte gjëja më e ëmbël dhe më e këndshme që kishte provuar deri tani.

Pas pak plaka erdhi me një kupë kafe.

- Shumë faleminderit, - tha Albertua.

- Dhe sa do të paguajnë miqtë për kafenë?

- Me të vërtetë do paguajmë?

- Ne përdorim si pagesë ndonjë histori. Për kafenë do të mjaftonte një fabul.

- Ne mund të tregonim të gjithë historinë e pabesueshme të njerëzimit, - tha Albertua, por për fat të keq nuk kemi kohë. A mund të paguajmë njëherë tjetër?

- Natyrisht, po pse nuk ka kohë zotëria?

Albertua i shpjegoi punën e tij dhe plaka më në fund tha:

- Duket se jeni fytyra me të vërtetë të freskëta, por duhet ta këpusni sa më shpejt kërthizën që ju lidh me origjinën tuaj. Ne nuk varemi më prej asaj bote. Ne i përkasim "njerëzve të padukshëm".

Pak më vonë, Albertua dhe Sofia u kthyen tek "Cinderella", ku kishin lënë makinën e tyre. Ngjitur me makinën një nënë po ndihmonte me nxitim fëmijën e saj të bënte pipinë.

Duke i rënë shkurt nëpër disa rrugë anësore, pas pak kohe ata u gjendën në Lillesand.

Avioni SK 876, nga Kopenhageni, u ul sipas orarit në orën 21.35, në aeroportin e Kjevikut. Ndërsa avioni po manovronte në pistën e Kopenhagenit, majori hapi zarfin që kishte marrë dhe lexoi:

*Majorit Knag, sapo të dorëzojë kartonin e hyrjes në bord, në Kastrup.*

*I dashur baba. Ndoshta ke kujtuar se do të dukem në Kopenhagen, por kontrolli mbi lëvizjet e tua është më i ngatërruar sesa duket. Unë të shoh ngado që shkon, baba. Në të vërtetë kam vizituar një familje cigane të pasur me tradita, e cila para shumë e shumë vjetësh i kishte shitur stërgjyshes një pasqyrë të madhe magjike. Tani unë kam marrë prej tyre një glob kristali. Për momentin po shoh se je ulur në avion, kështu që po të kujtoj të mbërthesh rripin e sigurimit dhe të qëndrosh në pozicionin drejt, derisa drita "shtrëngoni rripin e sigurimit" të shuhet. Sapo avioni të kalojë në fluturim normal, mund të kalosh në pozicionin gjysmështrirë dhe të pushosh pak, domethënë mund të pushosh derisa të vish në shtëpi. Moti në Lillesand është i mirë, por temperatura është më e ulët se në Liban. Dëshiroj që të kesh një udhëtim të këndshëm.*
*Përshëndetje, vajza jote magjistare, Mbretëreshë e Pasqyrës dhe Mbrojtëse e Madhe e Ironisë.*

Alberti nuk mund ta kuptonte nëse ishte i zemëruar, apo ishe vetëm i lodhur dhe i dëshpëruar. Papritur filloi të qeshë dhe qeshi me zë aq të lartë, saqë pasagjerët e tjerë u kthyen dhe po e shikonin. Pastaj avioni u ngrit.

Atij i kishin dhënë të provonte ilaçin e tij, vetëm me një ndryshim të madh. Ilaçi i tij bënte efekt në radhë të parë mbi Sofien dhe Alberton. Dhe ata ishin vetëm fantazi.

Tani ai bëri ashtu si e kishin porositur, uli mbështetësen dhe u rehatua. Nuk ishte zgjuar plotësisht, kur kaloi pikën e kontrollit të pasaportave dhe doli në sallën e pritjes të aeroportit të Kjevikut. Këtu u ndodh përballë një kolone demonstruesish.

Ishin 8-10 vetë, të gjithë moshatarë të Hildes. Në pllakata shkruhej: "MIRË SE VJEN NË SHTËPI, BABA", "HILDE TË PRET NË KOPSHT" dhe "IRONIA VAZHDON".

E keqja ishte se nuk mund të merrte menjëherë taksi, duhet të priste bagazhet. Ndërkohë që shokët e shkollës së Hildes i vinin rrotull.

atij i duhej të lexonte pllakatet shumë herë me radhë. Vetëm kur njëra nga vajzat u afrua dhe i dha një buqetë me lule, i shkriu gjaku. Hapi qeset plastike dhe i dha secilit demonstrues nga një marsipan. Mbetën vetëm dy copë për Hilden. Pasi erdhën bagazhet në elevator, erdhi një djalë i ri, që i shpjegoi se ishte në shërbim të Mbretëreshës së Pasqyrës dhe se kishte porosi ta shpinte me makinë deri në Bjerkeli. Demonstruesit e tjerë u shpërndanë.

Ata u kthyen tek E18-ta. Në të gjitha urat dhe hyrjet e tuneleve vareshin pllakate të ndryshme me fjalët: "Mirë se vjen në shtëpi!", "Gjeli i detit po pret", "Unë të shikoj baba".

Albert Knag mori frymë lehtë dhe e falënderoi shoferin me një qindëshe dhe tre birra Carlsberg, kur ndaluan para portës në Bjerkeli.

Marita, e shoqja, kishte dalë jashtë shtëpisë për ta pritur. Pas një përqafimi të gjatë, ai pyeti:

- Ku është ajo?

- Është ulur tek ura, Albert.

Albertua dhe Sofia e parkuan makinën e kuqe sportive tek sheshi në Lillesand, para hotel "Norge". Ora ishte dhjetë e një çerek. Prej aty dukej një zjarr i madh poshtë tek arkipelagu.

- Si do ta gjejmë Bjerkelin? - pyeti Sofia.

- Duke e kërkuar. Të kujtohet piktura tek shtëpiza e majorit?

- Duhet të shpejtojmë. Unë dua që të jemi atje, para se të vijë ai.

Ata u nisën përsëri. Makina kalonte nëpër disa rrugë të ngushta, pastaj edhe mbi gurë dhe shkëmbinj. Fakti që Bjerkeli ndodhej buzë detit, i ndihmoi shumë.

Papritur Sofia thirri:

- Ja ku është. E gjetëm më në fund.

- Ke të drejtë, por nuk duhet të thërrasësh kështu.

- Nuk na dëgjon njeri.

- E dashur Sofi, pas një kursi të gjatë filozofie, më zhgënjen fakti që ti shpejtohesh në nxjerrjen e përfundimeve.

- Por...

- Nuk mendon fare se ky vend është plot me shtojzovalle dhe trollër me hundë të madhe, shpirtra pylli dhe zana të mira?

- Ah, më fal!

Tani makina u fut në portë dhe ndaloi tek hyrja para shtëpisë. Albertua e parkoi në bar afër një shilarësi. Pak më tej ishte shtruar një tavolinë për tre persona.

- Unë e shoh atë, - pëshpëriti Sofia. - Po rri poshtë tek ura, ashtu si e pashë në ëndërr.

- E shikon se kopshti është njëlloj si kopshti në Kløverveien?

- Po, është e vërtetë. Me shilarësin dhe me të gjitha. A mund të shkoj poshtë tek ajo?

- Sigurisht. Unë po pres këtu...

Sofia iku në drejtim të urës. Ajo pothuajse u pengua pas Hildes, por pastaj u ul anash saj. Ajo po rrinte dhe luante me gishta me litarin, me të cilin varka ishte lidhur pas urës. Në dorën e majtë mbante një letër. Ishte e qartë që priste. Herë pas here shikonte orën.

Sofia mendonte se ajo ishte shumë e bukur, kishte kaçurrela të ndritshëm dhe sy jeshilë që shkëlqenin. Kishte veshur një fustan veror ngjyrë ari. Ajo të kujtonte pak Jorunin.

Sofia provoi të fliste me të edhe pse e dinte se ishte përpjekje e kotë.

- Hilde, jam Sofia!

Ajo nuk lëvizi fare.

Sofia qëndroi në gjunjë dhe i thirri në vesh:

- Më dëgjon, apo jo Hilde. Mos je shurdhmemece?

A nuk i përpëliti sytë tani? Nuk ishte kjo një shenjë e vogël që ajo kishte dëgjuar diçka, sado të dobët?

Pastaj ajo ktheu kokën djathtas dhe po shikonte Sofien drejt në sy, megjithëse nuk i kishte fiksuar sytë tek ajo, dukej sikur shikonte tej për tej saj.

- Jo me zë kaq të lartë, Sofi.

Ishte Albertua mbi makinën e kuqe sportive.

- Nuk e dua kopshtin të mbushur me sirena.

Sofia ndenji urtë. Ishte e kënaqur, duke qenë kaq afër Hildes.

Pas pak u dëgjua një zë i thellë burri:

- Hilde!

Ishte majori me uniformë dhe beretë bojë qielli. Ai po qëndronte në anën e sipërme të kopshtit.

Hilde u ngrit me rrëmbim dhe vrapoi në drejtim të tij. Ata u takuan

midis shilarësit dhe makinës së kuqe sportive. Ai e ngriti lart në ajër dhe e rrotulloi disa herë.

Hilde ishte ulur mbi urë duke pritur babanë. Çdo çerek ore që kur ishte nisur nga Kastrupi, përpiqej të merrte me mend se ku ishte, çfarë bënte dhe si e trajtonte problemin. Ajo kishte shkruar të gjitha oraret në një copë letër që e mbajti gjithë ditën me vete.

Kishte ndonjë gjë që mund ta zemëronte? Megjithatë, nuk mund të mendonte se, duke shkruar një libër mistik për të, çdo gjë do të ishte si më parë.

Ajo pa përsëri orën. Dhjetë e një çerek. Tani duhet të vinte këtu nga çasti në çast.

Por, çfarë ishte kjo? Nuk i dukej se dëgjonte frymëmarrjen e dobët të dikujt, pikërisht si në ëndrrën që kishte parë për Sofien?

Ajo u kthye me rrëmbim. Diçka ishte aty, për këtë ishte krejt e sigurt. Por çfarë?

Ndoshta ishte nata e verës.

Disa sekonda ajo pati frikë se diçka kishte dëgjuar.

- Hilde!

Ajo u kthye nga ana tjetër. Ishte babai! Ai po rrinte lart në kopsht.

Hilde u ngrit dhe vrapoi në drejtim të tij. U takuan tek shilarësi. Ai e ngriti lart dhe e rrotulloi disa herë.

Hilde filloi të qajë. Edhe majorit iu desh të gëlltitej disa herë

- Tashmë je një vajzë e rritur, Hilde.

- Edhe ti je bërë një shkrimtar i vërtetë.

Hilde fshiu sytë me mëngën e fustanit.

- Si thua, do jemi pat?

- Ne jemi pat.

Pastaj u ulën në tavolinë. Në fillim Hilde dëgjoi një përshkrim të plotë të atyre që kishin ndodhur në Kastrup dhe rrugës për në shtëpi. Të qeshurat nuk kishin të mbaruar.

- Nuk e pe zarfin tek kafeneja?

- Nuk kisha mundësi të ulesha një herë dhe të haja, moj mickë. Tani kam një uri prej ujku.

- I gjori baba!

- Ajo puna e gjelit të detit, ishte ashtu kot?

- Jo. I kam përgatitur të gjitha si jo më mirë. Mamaja do të të shërbejë.

Ata biseduan për dosjen dhe për historinë e Sofies dhe Albertos kryq e tërthor. Pas pak erdhën në tavolinë gjeli i detit dhe sallata e Valdorfit, vera e kuqe dhe buka e bërë prej duarve të Hildes.

Ndërsa i ati po thoshte diçka për Platonin, Hilde e ndërpreu papandehur:

- Sst!

- Ç'është?

- Nuk dëgjove gjë?

- Jo.

- Por unë jam e sigurt që ishte diçka. Ndoshta ishte ndonjë mi fushe.

Ndërsa e ëma kishte vajtur për të marrë verën, i ati tha:

- E di ti që kursi i filozofisë nuk ka mbaruar plotësisht?

- Çfarë do të thuash me këtë?

- Sonte do të tregoj për gjithësinë.

Para se të fillonin të hanin familiarisht, ai tha:

- Hilde është rritur shumë për t'u marrë në prehër, por ti jo!

Ai e kapi Maritën dhe e uli në prehërin e tij. Ajo qëndroi aty derisa e lejuan për të ngrënë.

- Thirri mendjes, po bëhesh dyzet vjeç…

Pasi Hilde kishte ikur për të takuar babanë e saj, Sofia ndiente se po i rridhnin lotët.

Nuk do të mund ta arrinte kurrë atë!

Sofia ndiente njëfarë zilie për Hilden që ishte njeri i vërtetë prej gjaku dhe mishi.

Kur Hilde dhe majori u ulën në tavolinën e shtruar, Albertua i ra borisë së makinës.

Sofia vështroi lart. Nuk bëri edhe Hilde pikërisht të njëjtën gjë?

Ajo kërceu lart tek Albertua dhe zuri vend përpara, në krah të tij.

- Presim pak të shohim se çfarë do të ndodhë, - tha ai.

Sofia tundi kokën.

- Ke qarë?

Ajo tundi kokën përsëri.

- Ç'ka ndodhur?

- Ajo është kaq me fat që është njeri i vërtetë... Do të rritet dhe do të bëhet grua dhe me siguri do të ketë edhe fëmijë të vërtetë...

- Edhe nipër e mbesa, Sofi. Çdo gjë ka dy anë. Kjo është diçka që doja ta thosha që në fillim të kursit.

- Për çfarë e ke fjalën?

- Unë mendoj gjithashtu se ajo është me fat. Mirëpo, ai që tërheq shortin e jetës, tërheq edhe shortin e vdekjes, sepse shorti i jetës është vdekja.

- Megjithatë, a nuk do të ishte më mirë të jetosh një herë me të vërtetë, sesa të mos kesh jetuar kurrë?

- Ne nuk mund të jetojmë një jetë si të Hildes... apo, të themi edhe si të majorit. Si shpërblim ne nuk vdesim kurrë. Nuk të kujtohet se çfarë na tha ajo plaka në pyll? Ne i përkasim "njerëzve të padukshëm". Ajo tha edhe se ishte afro dyqind vjeçe, por në festën e shën Hansit unë pashë disa figura, që ishin më shumë se tremijëvjeçare.

- Ndoshta e kam zili Hilden mbi të gjitha për... jetën familjare.

- Edhe ti ke një familje. Ke edhe një mace, dy zogj dhe një breshkë...

- Atë realitet e kemi lënë mbrapa.

- Në asnjë mënyrë. Atë e ka bërë vetëm majori. Ai i ka vënë pikë, bija ime. Dhe ai nuk do të na gjejë përsëri.

- Mendon se mund të kthehemi prapa?

- Kur të duam. Do të takojmë edhe miq të rinj në pyllin pas "Cinderella"-s në Fiane.

Familja Knag u ul për të ngrënë. Për një moment Sofia pati frikë se mos darka merrte të njëjtën kthesë si festa filozofike në kopsht, në Kløverveien. Dukej sikur majori kishte ndër mend ta shtrinte Maritën mbi tavolinë, por jo, ai e mori në prehër.

Makina qëndroi një copë herë pranë familjes që po hante. Aty-këtu ata dëgjonin ndonjë fjalë. Sofia dhe Albertua po rrinin duke parë poshtë në kopsht. Ata patën kohë të mendonin gjatë për festën e pafat.

Familja u ngrit nga tavolina vonë në mesnatë. Hilde dhe majori u drejtuan nga shilarësi. Ata e përshëndetën me dorë mamanë që po shkonte në drejtim të shtëpisë së bardhë.

- Shko për të fjetur, mama. Ne kemi gjithë ato gjëra për të biseduar.

# BUMI I MADH

## *...edhe ne jemi pluhur yjor...*

Hilde u ul mbi shilarës karshi të atit. Ora ishte afër dymbëdhjetës. Ata po rrinin duke parë gjirin e detit, ndërsa lart në qiell dukeshin yje të zbehtë. Dallgë të lehta përplaseshin tek gurët poshtë molit të vogël.

Heshtjen e theu i ati:

- Është e çuditshme të mendosh se jetojmë në një planet të vogël të universit.

- Po...

- Toka është një nga planetet që rrotullohen rreth diellit, por vetëm në tokë ka jetë.

- Ndoshta është i vetmi planet me jetë në hapësirën qiellore.

- Po, ka mundësi. Mund të mendohet se universi është plot jetë, sepse është pafundësisht i madh. Largësitë janë aq të mëdha, saqë maten me "minuta dritë" dhe "vjet dritë".

- Çfarë janë këto në të vërtetë?

- Një minutë dritë është largësia që përshkon drita në një minutë. Kjo është një distancë relativisht e madhe, po të marrim parasysh se drita e ka shpejtësinë treqind mijë kilometra në sekondë. Një minutë dritë, me fjalë të tjera, është treqind mijë shumëzim për gjashtëdhjetë, që bëjnë tetëmbëdhjetë milionë kilometra. Një vit dritë është afërsisht dhjetë bilionë kilometra.

- Sa është distanca deri tek dielli?

- Pak më shumë se tetë minuta dritë. Rrezet e diellit që na ngrohin faqen në ditët e ngrohta të qershorit, kanë udhëtuar tetë minuta nëpër univers, për të ardhur deri këtu.

- Vazhdo.

- Distanca deri tek Plutoni, që është planeti më i largët i sistemit diellor, është pesë orë dritë. Kur një astronom shikon Plutonin me teleskopin e tij, në të vërtetë ai e shikon me pesë orë vonesë. Mund të themi edhe se figurës së Plutonit i duhen pesë orë që të vijë deri këtu.

- Është pak e vështirë, por mendoj se e kuptoj se çfarë thua.

- Shumë mirë, Hilde, por ne sapo kemi filluar. Dielli ynë është midis katërqind miliardë yjeve të tjerë në një "galaktikë", që quhet "Rruga e Qumështit" ose "Kashta e Kumtrit". Kjo galaktikë duket si disk i madh, ku dielli ynë qëndron në njërën prej spiraleve. Kur vështrojmë qiellin në një natë të qartë dimri, shohim një brez të gjerë me yje. Kjo ndodh sepse shikojmë në qendër të "Rrugës së Qumështit".

- Ja sepse suedisht quhet "Rruga e Dimrit".

- Distanca deri tek ylli më i afërt i "Rrugës së Qumështit" është katër vjet dritë. Ndoshta është ylli që po shikojmë mbi atë ishullin e vogël atje. Në qoftë se do të përfytyrosh në këtë moment një njeri që shikon me teleskop në drejtim të Bjerkelit, ai do ta shikonte Bjerkelin ashtu si dukej para katër vjetësh. Ndoshta ai shikon një vajzë të vogël njëmbëdhjetëvjeçare, të ulur tek shilarësi, duke tundur këmbët.

- E pabesueshme.

- Por ky është ylli më i afërt. E gjithë galaktika, ose nebuloza, është nëntëdhjetë mijë vjet dritë e gjerë. Kjo do të thotë se dritës i duhen kaq vjet për të vajtur nga njëri cep i saj, deri në cepin tjetër. Kur shohim një yll në "Rrugën e Qumështit", që është pesëdhjetë mijë vjet dritë larg nga sistemi ynë diellor, do të thotë se ne e shohim atë me pesëdhjetë mijë vjet vonesë.

- Ideja është shumë e madhe për këtë kokën time të vogël.

- Mënyra e vetme për të parë universin është ta shohim prapa në kohë. Asnjëherë nuk e dimë se si *është* universi. Ne dimë vetëm si *ka qenë*. Kur shikojmë një yll që është disa mijëra vjet dritë larg, atëherë ne kemi udhëtuar disa mijëra vjet prapa në historinë e universit.

- Është plotësisht e pakapshme.

- Gjithçka shohim, sytë e kapin në formën e valëve të dritës dhe këtyre valëve u duhet kohë që të përshkojnë largësitë e universit. Kur prishet koha dhe fillon të shkreptijë, në fillim ne shohim dritën, pastaj dëgjojmë bubullimën. Kjo ndodh sepse valët e zërit lëvizin më ngadalë se valët e dritës. Kur dëgjojmë bubullimën, dëgjojmë zhurmën e diçkaje që ka ndodhur pak më parë. E njëjta gjë ndodh edhe me yjet. Kur shikojmë një yll që ndodhet mijëra vjet dritë larg, kemi parë, si të thuash, "bubullimën" e një ngjarje që ka ndodhur mijëra vjet më parë.

- E kuptoj.

- Por deri tani kemi folur vetëm për galaktikën tonë. Astronomët mendojnë se gjenden afro njëqind miliardë galaktika të tilla në univers dhe secila nga këto përbëhet nga afro njëqind miliardë yje. Galaktika më e afërt e Rrugës së Qumështit është nebuloza e Andromedës. Ajo gjendet dy milionë vjet dritë larg nga galaktika jonë. Siç e thamë, dritës i duhen dy milionë vjet për të ardhur deri këtu, që do të thotë se ne e shikojmë nebulozën e Andromedës me dy milionë vjet vonesë. Po të ishte ndonjë kureshtar i zgjuar tani në atë nebulozë - po e përfytyroj, duke drejtuar teleskopin këtej nga toka, pikërisht tani - nuk do të mund të na shikonte ne. Në rastin më të mirë, do të kishte parë fytyrështypurit parahistorikë.

- Mbeta pa gojë.

- Galaktikat më të largëta që njohim deri më sot, gjenden afro dhjetë miliardë vjet dritë larg prej nesh. Kur kapim sinjale nga këto galaktika, shikojmë dhjetë miliardë vjet prapa historisë së universit. Kjo është pak a shumë dyfishi i moshës së sistemit tonë diellor.

- Po më merren mendtë.

- Tani është e vështirë të thuash se ç'do të thotë të shikosh kaq larg prapa në kohë, por astronomët kanë zbuluar diçka, që ka një rëndësi akoma më të madhe për pamjen që kemi mbi botën.

- Më trego.

- Dihet se asnjë galaktikë nuk qëndron në vend. Të gjitha galaktikat e universit lëvizin duke u larguar nga njëra-tjetra me një shpejtësi të papërfytyrueshme. Sa më larg nesh janë, aq më shpejt lëvizin. Kjo do të thotë se distanca midis galaktikave gradualisht bëhet gjithnjë e më e madhe.

- Po provoj ta përfytyroj.

- Në qoftë se ke një tullumbace me pika të zeza, sa më shumë ta frysh, aq më tepër do të largohen pikat nga njëra-tjetra. E njëjta gjë ndodh edhe me galaktikat në univers. Në këtë rast themi që universi po zgjerohet.

- Çfarë mund të sjellë kjo?

- Shumica e astronomëve janë të një mendimi se zgjerimi i universit ka vetëm një shpjegim. Dikur, para pesëmbëdhjetë miliardë vjetësh, e gjithë lënda e universit ishte e grumbulluar në një rajon fare të vogël. Materia ishte aq e dendur, saqë forca e gravitetit e

bënte jashtëzakonisht të nxehtë. Më në fund u dendësua dhe u nxeh kaq shumë, saqë shpërtheu. Këtë shpërthim e quajmë *Bumi i Madh*, ose anglisht "The Big Bang".

- Vetëm duke menduar për këtë të shkojnë mornica.

- "Bumi i Madh" bëri që e gjithë lënda e universit të shpërndahej në të gjitha anët dhe duke u ftohur gradualisht formoi yjet, galaktikat, hënat dhe planetet…

- Por a nuk the që universi vazhdon të zgjerohet?

- Po, dhe kjo i detyrohet pikërisht këtij shpërthimi që ndodhi miliarda vjet më parë. Sepse universi nuk ka gjeografi kohore. Universi është një ndodhi. Universi është një shpërthim. Galaktikat vazhdojnë të largohen nga njëra-tjetra me një shpejtësi të madhe.

- Dhe kështu do të vazhdojë përgjithmonë?

- Kjo është një mundësi, por ka edhe një mundësi tjetër. Të kujtohet kur i tregonte Albertua Sofies për dy forcat që i mbajnë planetet në orbita të pandryshueshme rreth diellit?

- Forca e gravitetit dhe forca e inercisë.

- Po kështu është edhe raporti midis galaktikave. Edhe pse universi vazhdon të zgjerohet, forca e gravitetit vepron në anën tjetër. Dhe një ditë, pas disa miliardë vjetësh, forca e gravitetit do t'i detyrojë trupat qiellorë të bashkohen përsëri, gradualisht me fillimin e dobësimit të fuqisë së shpërthimit. Atëherë do të kemi një shpërthim të anasjellë, atë që quhet "implozion", por distanca është kaq e madhe, saqë kjo do të ndodhë si në një film të ngadalësuar. Mund të krahasohet me atë që ndodh kur nxjerrim ajrin prej një balone.

- Do të mblidhen të gjitha galaktikat përsëri në qendër?

- Po, ti e kupton këtë, por çfarë do të ndodhë më vonë?

- Do të kemi një shpërthim të ri që do ta bëjë universin të zgjerohet përsëri, sepse vazhdojnë të veprojnë të njëjtat ligje të natyrës. Në këtë mënyrë do të formohen yje të rinj dhe galaktika të reja.

- Mendim i drejtë. për sa i përket të ardhmes së universit, astronomët shikojnë dy mundësi: ose universi do të vazhdojë të zgjerohet në të ardhmen dhe galaktikat gradualisht do të largohen nga njëra-tjetra, ose universi do të fillojë të mblidhet përsëri. Vendimtare për atë që do të ndodhë është dendësia dhe masiviteti i universit, dhe për këtë, tani për tani, astronomët nuk kanë asnjë të dhënë të saktë.

- Por, në qoftë se universi është aq i rëndë, saqë një ditë do të tkurret, ndoshta ai mund të jetë tkurrur shumë herë të tjera edhe më përpara?

- Ky është një përfundim i kuptueshëm, por këtu teoria ndahet në dysh. Mund të mendohet se zgjerimi i universit ndodh vetëm një herë dhe në qoftë se universi vazhdon të zgjerohet në përjetësi, atëherë bëhet më e domosdoshme pyetja se si ka filluar e gjithë kjo.

- Por nga erdhi e gjithë lënda që shpërtheu papritur?

- Për një kristian do të ishte e kuptueshme të thoshte se "Bumi i Madh" ishte momenti aktual i krijimit. Në Bibël thuhet se Zoti tha: "Të bëhet dritë!". Ty të kujtohet se Albertua tregonte gjithashtu se kristianizmi kishte një vështrim "linear" mbi historinë. Në bazë të besimit kristian mbi krijimin, është më mirë të mendohet se universi vazhdon të zgjerohet.

- Me të vërtetë?

- Lindja ka një vështrim "ciklik" mbi historinë, që do të thotë se historia përsëritet në vazhdimësi. Në Indi gjen një teori të vjetër që thotë se bota hapet dhe mbyllet vazhdimisht. Kështu alternohet ajo që indianët e quajnë "dita e Brahmës" me "natën e Brahmës". Kjo teori harmonizon sigurisht shumë mirë me universin që zgjerohet dhe tkurret, për t'u zgjeruar përsëri, në një proces ciklik të përjetshëm. Unë do ta krahasoja me një zemër të madhe kozmike që rreh, dhe rreh, dhe rreh…

- Unë mendoj se të dyja teoritë janë njëlloj të pakapshme dhe tërheqëse.

- Mund të krahasohen me paradoksin e përjetësisë, që Sofia mendonte një ditë në kopshtin e saj: Ka qenë universi i përjetshëm, apo një ditë u shfaq papritur nga asgjë…

- Au!

Hilde vuri dorën në ballë.

- Çfarë ke?

- Më duket se më pickoi një zekth.

- Do të jetë Sokrati që provon të të zgjojë nga gjumi…

Sofia dhe Albertua po rrinin në makinën e kuqe sportive, duke dëgjuar majorin që i tregonte Hildes për universin.

- A ke menduar se rolet janë pëmbysur plotësisht? - pyeti Albertua pas pak.

- Çfarë ke parasysh me këtë?

- Më përpara ishin ata që na dëgjonin dhe ne nuk mund t'i shikonim. Tani jemi ne që i dëgjojmë dhe ata nuk na shohin dot.

- Ka edhe diçka më tepër.

- Për çfarë e ke fjalën?

- Në fillim ne nuk e dinim se kishte edhe një realitet tjetër, ku jetonin Hilde dhe majori. Tani janë ata që nuk e njohin realitetin tonë.

- Revanshi është i këndshëm.

- Por majori mund të ndërhyjë në botën tonë...

- Bota jonë nuk është gjë tjetër veçse ndërhyrja e tij.

- Nuk dua ta heq shpresën se edhe ne mund të ndërhyjmë në botën e tyre.

- Por, ti e di që kjo është krejtësisht e pamundur. Të kujtohet se çfarë ndodhi tek "Cinderella"? Të pashë se si mbete, duke tërhequr shishen e koka-kolës.

Sofia po rrinte duke parë rreth kopshtit, ndërsa majori po tregonte për "Bumin e Madh". Kishte diçka tek kjo shprehje që e bëri të mendohej.

Ajo filloi të kërkojë nëpër makinë.

- Si është puna? - pyeti Alberto.

- Asgjë.

Ajo hapi kroskotin, aty ndodhej një çelës anglez. E mori dhe kërceu nga makina. Vajti tek shilarësi dhe qëndroi përballë Hildes dhe atit të saj. Në fillim u përpoq të kapte vështrimin e Hildes, por ishte krejt e pamundur. Më në fund ngriti çelësin lart dhe e goditi në ballë.

- Au! - tha Hilde.

Pastaj ajo goditi edhe majorin në ballë, por ai nuk reagoi fare.

- Çfarë ke? - pyeti ai.

Hilde e vështroi:

- Më duket se më pickoi një zekth.

- Do të jetë Sokrati që provon të të zgjojë nga gjumi. Sofia u shtri në bar dhe provoi të shtynte shilarësin, por ai nuk lëvizte. Apo mos e kishte lëvizur një milimetër?

- Po fillon të fryjë erë e ftohtë nga kodra, - tha Hilde.

- Jo, është vetëm pak freskët.

- Por nuk është vetëm kjo. Ka diçka tjetër këtu.

- Jemi vetëm ne të dy dhe nata e ngrohtë e verës.

- Jo, ka diçka në ajër.

- Çfarë është?

- Të kujtohet plani i fshehtë i Albertos?

- Po. Nuk do të më kujtohej thua ti?

- Ata vetëm sa u zhdukën nga festa në kopsht. Ata sikur u tretën në ajër...

- Por...

- "Sikur u tretën në ajër..."

- Diku do të mbaronte historia dhe kjo është diçka që e kam shkruar unë.

- Atë po, por jo atë që ndodh më vonë. Mendo sikur të jenë këtu...

- E beson ti këtë?

- Unë e ndiej këtë, baba.

Sofia vrapoi tek makina

- Për t'u çuditur! - pranoi Albertua, ndërsa ajo ngjitej lart me çelësin në dorë. - Kjo vajzë ka aftësi me të vërtetë të jashtëzakonshme.

Majori kishte hedhur dorën mbi supet e Hildes.

- I dëgjon përplasjet e valëve në breg?

- Po.

- Nesër do të hedhim varkën në ujë.

- Dëgjo se si fishkëllen era, shiko si dridhen gjethet.

- Ky është nja planet me jetë...

- Ti ke shkruar diçka për atë që është "midis rreshtave".

- Po?

- Ndoshta ka diçka "midis rreshtave" edhe këtu në kopsht.

- Natyra është plot me enigma. Tani po flasim për yjet në qiell.

- Pastaj edhe për yjet në ujë.

- Por ti, kur ishe e vogël, e quaje fosforeshencë. Në njëfarë mënyre, kishe të drejtë, sepse si planktoni fosforeshent ashtu dhe organizmat e tjera, janë bërë nga të njëjtat lëndë bazë që dikur ishin përzier bashkë në një yll.

- Edhe ne?

- Po, edhe ne jemi pluhur yjor.

- Tingëllon bukur.

- Kur radioteleskopët kapin dritë nga galaktika që janë miliarda vjet dritë larg, ata e paraqesin universin si ka qenë në kohët e para të

"Bumit të Madh". Të gjitha ato që njeriu shikon në qiell, janë fosile kozmike të mijëra e miliona vjetëve më parë. E vetmja gjë që mund të bëjë një astrolog, është të flasë për të kaluarën.

- Sepse yjet në konstelacione kanë lëvizur përpara se drita e tyre të arrijë në tokë, apo jo?

- Edhe vetëm dy mijë vjet më parë, një konstelacion dukej krejt ndryshe nga sa duket sot.

- Këtë nuk e dija.

- Në qoftë se nata është e qartë, ne shikojmë miliona, ose miliarda vjet prapa, në historinë e universit. Në njëfarë mënyre ne kthehemi në shtëpi.

- Këtë dua të ma shpjegosh më mirë.

- Edhe ti, edhe unë e kemi origjinën tek "Bumi i Madh", sepse e gjithë lënda e universit është një unitet organik. Dikur e gjithë materia ka qenë një masë me dendësi kaq kolosale, saqë një kokë gjilpëre peshonte disa miliarda ton. Ky "atom i lashtë" shpërtheu për shkak të gravitacionit shumë të madh. Atëherë u duk sikur diçka u shpërbë. Kur ngremë sytë lart dhe shohim qiellin provojmë të gjejmë një rrugë prapa në veten tonë.

- Është një mënyrë e çuditshme për ta thënë këtë gjë.

- Të gjitha yjet dhe galaktikat janë të përbëra nga e njëjta lëndë. Disa janë bashkuar këtu, e disa të tjera atje. Largësia nga një galaktikë tek tjetra është miliarda vjet dritë, por të gjitha kanë të njëjtën origjinë. Të gjithë yjet dhe planetet i përkasin së njëjtës familje…

- E kuptoj.

- Çfarë është lënda bazë e tokës? Çfarë ishte ajo që shpërtheu miliarda vjet më parë? Prej nga erdhi ajo?

- Këto janë enigmat e mëdha.

- Por janë pyetje që na interesojnë thellë, sepse ne jemi të përbërë nga kjo lëndë. Ne jemi një shkëndijë nga zjarri i madh që u ndez para miliarda vjetësh.

- Edhe kjo u tha në mënyrë të veçantë.

- Por ne nuk mund të themi se po e zmadhojmë rëndësinë e këtyre shifrave. Mjafton të marrim një gur në dorë. Universi do të ishte njëlloj i pakapshëm edhe sikur të ishte sa ky guri në madhësinë e një portokalli. Nga ka ardhur ky gur?

Sofia u ngrit befas në makinën e kuqe sportive dhe tregoi me gisht nga gjiri i detit.

- Dua të provoj varkën, - thirri ajo.

- Ajo është e lidhur, pastaj as që do të mund të vozisnim.

- A nuk mund të provojmë? - Është shën Hansi...

- Sidoqoftë, mund të shkojmë poshtë deri te bregu i detit.

Ata kërcyen nga makina dhe vrapuan poshtë nëpër kopsht.

Te moli u përpoqën ta lironin litarin që ishte lidhur fort pas një ganxhe, por nuk mundën të lëvizin as edhe një cep të tij.

- Është lidhur fort, - tha Albertua.

- Por ne kemi mjaft kohë.

- Një filozof i vërtetë nuk jepet kurrë. Sikur vetëm... të mundnim... ta zgjidhnim...

- Qielli po mbushet me yje, - tha Hilde.

- Po, tani është kulmi i errësirës në një natë vere.

- Por në dimër ata shkëlqejnë. Të kujtohet nata para se të niseshe në Liban? Ishte dita e parë e Vitit të Ri.

- Pikërisht atëherë vendosa të shkruaj një libër filozofie për ty. Kisha qenë në një librari të madhe në Kristiansand, po kështu edhe në bibliotekë. Nuk gjeta asgjë që mund t'i përshtatej një të riu.

- Duket sikur jemi ulur në pjesën e sipërme të gëzofit të lepurit të bardhë.

- Mendon se mund të jetë dikush jashtë në këtë natë të viteve dritë?

- Varka është zgjidhur!

- Po, me të vërtetë...

- Është e pakuptueshme. Unë isha poshtë dhe e kontrollova para se të vije ti.

- Me të vërtetë?

- Kjo më kujton Sofien kur mori varkën për të vajtur tek Albertua. E mban mend si lundronte varka vetëm, në mes të ujit?

- Mos do të thuash se është përsëri ajo, që i bën këto punë?

- Ti po, vetëm shaka di të bësh. Unë e ndjeva se këtu ka qenë dikush gjatë gjithë mbrëmjes.

- Njëri nga ne duhet të hidhet në ujë.

- Ne do ta bëjmë të dy këtë gjë, baba.

## PËRMBAJTJA

**KOPSHTI I EDENIT**
*...në njëfarë mënyre, diçka duhet të ketë ardhur nga asgjë............7*

**CILINDRI**
*... e vetmja gjë që kërkohet për t'u bërë filozof i mirë*
*është aftësia për t'u çuditur... ........................................................15*

**MITET**
*...një balancë me vlerë midis forcave të së mirës*
*dhe të së keqes.........................................................................26*

**FILOZOFËT NATYRALISTË**
*...asgjë nuk del nga asgjë.............................................................32*

**DEMOKRITI**
*...loja më gjeniale në botë.............................................................44*

**FATI**
*...fallxhoret përpiqen të parashikojnë diçka*
*që në të vërtertë është krejt e paparashikueshme...........................50*

**SOKRATI**......................................................................................*58*
*...i zgjuar është ai që di atë që nuk di.*

**ATHINA**
*...mbi rrënoja ishin ngritur shumë ndërtesa të larta*....................72

**PLATONI**
*...një mall për t'u kthyer në banesën e vërtetë të shpirtit*..............78

**SHTËPIZA E MAJORIT**
*...vajza në pasqyrë përpëlit të dy sytë*..........................................92

**ARISTOTELI**
*...një organizator i përsosur që kërkonte të spastronte konceptet e njerëzve*..........................................................101

**HELENIZMI**
*... një shkëndijë nga zjarri*..........................................................117

**KARTOLINAT**
*...i kam vënë vetes një censurë të fortë*......................................134

**DY KULTURA**
*...vetëm kështu nuk mund të shpërbëhesh në vakuum*.................142

**MESJETA**
*...të shmangesh pak nga rruga, nuk do të thotë se ke marrë rrugë të gabuar*...............................156

**RILINDJA**
*...o gjini hyjnore me veshje njerëzore*..........................................178

**BAROKU**
*...ashtu si bëhen ëndrrat*..........................................................204

**DEKARTI**
*...ai donte të hiqte të gjitha materialet e vjetra nga sheshi i ndërtimit*..........................................................220

SPINOZA
*...Zoti nuk është aktor teatri kukullash*......233

LOKE
*...si një tabelë e pashkruar, para se të hyjë mësuesi në klasë*......242

HUME
*...hidhini në zjarr ato atje*......252

BERKELEI
*...si një planet marramendës rreth një dielli që digjet*......266

BJERKELI
*...një pasqyrë e vjetër magjike,*
*që stërgjyshja e kishte blerë nga një cigane*......271

ILUMINIZMI
*...nga gjilpëra deri tek topi*......287

KANTI
*...qielli me yje sipër meje dhe ligji i moralit brenda meje*......305

ROMANTIZMI
*....rruga misterioze kalon nga vetja*......325

HEGELI
*...e arsyeshme është ajo që është plot jetë*......342

KIRKEGARDI
*...Evropa është në rrugën e falimentimit*......354

MARKSI
*...një fantazmë po ngrihet mbi Evropë*......367

DARVINI
*...një anije me gene, që lundron nëpër jetë*......385

**FROJDI**
*...dëshira e ulët, egoiste, që u shfaq tek ajo*..............................409

**KOHA JONË**
*...njeriu është dënuar të jetë i lirë*..............................427

**FESTA NË KOPSHT**
*...një korb i bardhë*..............................450

**KONTRATEMPO**
*...dy ose më shumë melodi, që tingëllojnë në të njëjtën kohë*....464

**BUMI I MADH**
*...edhe ne jemi pluhur yjor*..............................482